SPIRO N. KONDA

# SHQIPTARËT
# DHE
# PROBLEMI PELLAZGJIK

TIRANË, 1964

SPIRO N. KONDA

FILOLOG, I DIPLOMUAR PREJ FAKULTETIT FILOSOFIK TË UNIVERSITETIT TË ATHINËS

# "SHQIPTARËT DHE PROBLEMI PELLASGJIK"

TIRANË, 1964



*"O mbret Zeus Dodoneas Pellazgjik. . . . . . . . . .*
*Kujdestari i Dodonës dimërmadhe. . . . . . . . . . ":*

(Iliada, e Homerit, Rap: P: Varg: 233-234).

## TRYEZA E LËNDËS

Faqe



Kapitulli i tretë

Faqe

Faqe

Libër i njëmbëdhjetë — Faqe



**Shënim:** Të gjitha fragmentet e Iliadës në vargje janë marrë nga përkthimi i Gjon Shllakut që është duke u shtypur.

## SHKRIMTARË DHE VEPRA TË CILËVE U REFEROHET KJO VEPËR

1. Homeri.
2. Hesiodi.
3. Demokrit Abderiti.
4. Skylaks Karyanieus.
5. Theokriti.
6. Herodoti.
7. Thuqididi.
8. Ksenofoni.
9. Aristofani.
10. Eskili.
11. Euripidi.
12. Pindari.
13. Platoni.
14. Aristoteli.
15. Dikaiarku.
16. Polibi.
17. Dionis Alikarnasi.
18. Skymni prej Hios.
19. Straboni.
20. Diodor Sikelioti
21. Tit Livi.
22. Plutarku.
23. Arriani.
24. Apoloni
25. Dionis Periegeti.
26. Markiani.
27. Virgjili
28. Hesyh Aleksandreusi.
29. Pausania.
30. Aulus Gellius.
31. Makrovi.
32. Appiani.
33. Arati.
34. Dion Kasi.
35. **Kostantin aparigopuli**, ish profesor i Universitetit Kombëtar të Athinës ("Historia e Kombit grek" dhe "Manual i Historisë së Përgjithëshme").
36. **Spiridon. P. Lambrou**, ish profesor i Universitetit Kombëtar të Athinës ("Historia e Greqisë").
37. **Ioanis Pantazidis**, ish profesor i Universitetit Kombëtar të Athinës ("Fjalor Homerik").
38. **Dhimitrios H. Semitelos**, ish profesor i Filologjisë Greke në Universitetin Kombëtar të Athinës ("Metrika greke").
39. **Francisko Bopp** "Glossarium Comparativum linguae sanscritae").
40. **Gjeorgjos N. Haxhidaqis**, ish profesor i gjuhësisë në Universitetin Kombëtar të Athinës. 1) Akademika Anagnosmata; 2) "Mesaionika dhe Nea Elenika Anagnosnata, 3) Anagnosmata peri ton gjenikon arhon tis singritikis glossis prej Whitney-Jolly").
41. **Nikolaos Politis**, ish profesor i Universitetit Kombëtar të Athinës (Alvanikai Toponimiai).
42. **A.M. Pizzagalli**, profesore incaricato di Sanscrite e civiltà Indiana, nella Regia Universita di Milano. ("Elementi di Grammatica Sanscrita").
43. **Giulio Gianelli**, profesore nell' Università Cattolica di Milano (Mitologia Classica).
44. **Adamantios Adamantiu**, ish profesor i historis së artit bizantin në Universitetin Kombëtar të Athinës.
45. **K. Amantos**, profesor i historisë bizantine në Universitetin Kombëtar të Athinës.
46. **Apostolos Arvanitopulos**, profesor i Arkeologjisë në Universitetin Kombëtar të Athinës.
47. **J.G. Kumaris**, profesor i Anthropologjisë në Universitetin Kombëtar të Athinës.

48. Sokrat Kugeas, Akademik, profesor i Historisë së vjetër në Universitetin Kombëtar të Athinës.
49. Panagjot Kupitori, ("Alvanikai Meletai").
50. G.P. Anagnostopulos, ish profesor i gjuhësisë në Universitetin Kombëtar të Athinës.
51. Decharme ("Mithologjia").
52. Victor Berard ("Ithaque et la Grèce des Acheens").
53. Louis Benloew, doyen de la Faculté des Lettres de Dijon ("La Grèce avant les grecs").
54. Andre Lefevre ("Les Origines helleniques").
55. Albert Malet et Jules Isaac ("L'orient et la Grèce").
56. Georg Autenrieth ("Fjalor Homerik").
57. Anastasios Polizoidis ("Historia e Përgjithëshme që nga kohët më të vjetra gjer në kohët tona").
58. N.P. Eleftheriadis, këshilltar juridik special, orientalist. (Greqia Pelasgjike — Parahelenët").
59. Andreas Kordelas ("Ai Athinai ypo udravliqin epopsin").
60. Tryfon Evangjelidhis, ish Drejtor Gjimnazi ("Historia e Kolonizimit të Hydrës").
61. Kostantinos Karapanos ("Gërmime në Epir").
62. K.F. Ameis (gjuhëtar gjerman, komentator i Homerit).
63. A.Ks. Karapanajotis (ish drejtor gjimnazi).
64. Gjeorgjios Papandreu (ish drejtor gjimnazi).
65. P.H. Dukas ish drejtor gjimnazi ("Sparta përmes shekujve").
66. Dr. Eqrem Çabej, gjuhëtar shqiptar ("Elemente të gjuhësisë e të literaturës shqipe").
67. Ioanis Vretos ("Apologjia në "Djepi i Helenizmit) Epir-Shqipëri").
68. D. Pippas, Inspektor i antikiteteve të cikladeve.
69. Spiros Marinatos, Inspektor i antikiteteve.
70. K. Romaios, Inspektor i antikiteteve.
71. H. Makaronas, Kujdestar i antikiteteve në muzeun arkeologjik të Selanikut.
72. S. Ksanthulidis, ish drejtor i muzeut të qytetit Herakleion në Kretë.
73. G.S. Papantonaqis, Dr. në Drejtësi.
74. T.H. Kandilaros, historian.
75. G. Miliadis, inspektor i antikiteteve.
76. G. Bart, Dr. në Filologji.
77. M.I. Panagjotopullos, profesor.
78. B.D. Theofanidis, kujdestar i muzeut Arkeologjik Kombëtar.
79. N.J. Papadaqis, drejtor i Arkivit Historik të Kretës.
80. Gjerasimos D. Kapsalis, kryetar i Këshillit Arësimor të Arësimit të Mesëm.
81. P. Ducati ("L'arte classica").
82. K. Aleksandris, nënkapiten i Flotës së luftës.
83. S.E. Lykudis, profesor i shkollës së oficerëve të Marinës, kapiten i flotës së luftës, Drejtor i Farove (Fenereve) Akademik.
84. K. Gjerojanis, arkeolog.
85. D.P. Paskalis, historian.
86. Stefanos A. Vasilopulos, profesor.
87. M. Volonaqis, profesor i Historisë në Universitetin Kombëtar të Athinës.
88. G.K. Gjeorgalas, profesor i Shkollës së Lartë Bujqësore.
89. N.G. Mavris, mjek.
90. S.G. Zervos, mjek, ish deputet.
91. A,N. Pahnos, avokat-politikan.
92. Stam (atios) Stam (atiu), gazetar.
93. A.TH. Samothrakis, mjek.
94. Thomopulos, mjek ("Pelasgjika").
95. Hymnoi Homerikoi
96. Anthologjia Lirica
97. Palaia Dhrathiqi (Dhiata e Vjetër) ("Gjeneza" dhe "Eksodi").
98. Kaini Dhuathiqi (Dhiata e Re) ("Ungjilli").
99. Ipirotika Kronika
100. Hendrik Van Loon
101. Karta e Greqisë së re (Shtëpi Botonjëse, Sideri).
102. Gazetat e Athinës ("Ethnos" dhe "Vradyni").
103. Fjalor i gjuhës greke, Skarllatu Bizantiu.
104. Fjalor latinogrek, Stefan Kumanudhi.
105. Enciklopedia e madhe greke
106. Fjalor enciklopedik, Eleftrerudhaqi
107. Fjalor i arkeologjisë greke, Rangavi.
108. Fjalor emrash të përveçëm. A. Kostantinidhi.
109. Fjalor i historisë dhe gjeografisë, prej Vafiadit, Vretu dhe Vutira.

110. Enciklopedia Britannica.
111. Enciklopedia Italiana — Treccani.
112. Larousse en six volumes.
113. Il Novissimo Melzi — Dizionario Italiano in due parti — Linguistica scientifica.
114. Dictionnaire Sanskrit — Français, par N. Stchupak, L. Niti et L. Renou.
115. Gjeografikos Hartis (M. Salivecu).
116. Harta austriake "Verkerkarte der Balkanunsel-binsel, prej J. I. Kettler.
117. Fjalor, prej M. Papakonstantinu.
118. Helanik Lesviani
119. Sofokliu
120. Ovidi
121. Valerius Maksimus
122. Albius Tibullus
123. Spiro Vasi
124. Richard Norton
125. Robert Seymeur Connay
126. N. Andrioti
127. D. Drosos
128. Giacomo Devoto
129. Amedeo Maiurt
130. M. Pallottino
131. Nik. Haxhidaqis.

## LEXUESVE

Ai që do të marrë përsipër të shkruajë historinë e kombit shqiptar që nga kohët parahistorike dhe gjer në ditët e Gjergj Kastriotit ose Skënderbeut, duhet medoemos të ketë këto cilësira: Të jetë d.m.th.

1) Filolog helenist
2) Filolog latinist [Filolog sllavist]
3) Gjuhëtar (glosolog)
4) Indolog. Dhe
5) Gjuhën shqipe ta ketë gjuhë amtare dhe ta zotërojë shkencërisht.

Këto cilësira janë të nevojshme, se kështu do t'i dijë shkrimtarët e vjetër grekë dhe latinë (poetët, historianët, gjeografët etj.), si edhe historianët bizantinë, të cilët kanë shkruar shumë dhe të ndryshme mbi të gjithë kombet bashkëkohas të tyre, në të cilët përfshihet edhe kombi shqiptar (epirotët dhe ilirët — janë fqinjë të afërm me grekët dhe me latinët). Kështu do të jetë në gjëndje të hartojë parahistorinë dhe historinë e vërtetë e reale të kombit shqiptar, që nga kohët më të lashta e gjer në shekullin pesëmbëdhjetë e.r., d.m.th. gjer në kohët e Skënderbeut, duke u përfshirë edhe ky.

Autori
SPIRO N. KONDA

Korçë, Korrik 1961.

*P y e t j e:*

Në ç'degë (gjuhësore) hyn gjuha shqipe?

*P ë r g j i g j e*

| | | | |
|---|---|---|---|
| Kash asti? (Rig-veda, 2500 vjet p.e.r.) | Kush asht? | Tis esti? | Quis est? |
| Ku-as-ti? Rig-veda 2000 vjet p.e.r.) | Ku asht? | Pu dhe ku (Ionisht) esti? | Ubi est? |
| | shqip | greqisht | latinisht |

## PARATHËNIE

Lexonja një ditë retorikën e Aristotelit, filozofit nga Stagjera. Duke lexua' arriva gjer në kapitullin e pestë. Në këtë kapitull bëhet fjalë mbi **Lumturinë** dhe mbi elementet që e përbëjnë. Filozofi, duke shqyrtuar natyrën e lumturisë, thotë se një nga elementet e saj është dhe **fisi i mirë** (Eugjeneia). "Fisnikëri është për një komb ose për një qytet, kur të parët edhe prijësit e tyre janë autoktonë ose shumë të vjetër dhe kanë rrjedhur prej tyre shumë njerëz, që janë për t'u pasur zili.,,

Këtu qëndrova. E ndërpreva leximin e mëtejshëm. Nisa të mendohem e të them me vete: Ne që quhemi shqipëtarë a i kemi cilësitë e **Lumturisë**, jemi d.m.th. autoktonë dhe të vjetër? Banojmë këtu ku jemi sot prej kohësh parahistorike. prej kohësh që s'mbahen mend, apo kemi ardhur në kohët historike si bullgarët, sërbët etj.? Vallë kemi pasur dikur burra të shquar që kanë bërë vepra të admirueshme, vepra që t'u kesh zili? Këto mendime në formë pyetjesh dita ditës bëheshin më të ngulura dhe të paprera, kërkonin nga unë t'i përvishem studimit dhe gjurmimit për të gjetur zgjidhjen e tyre. E kur po mendohesha se ç'rrugë të ndjek më ardhën ndër mend ato që shkruan profesori im i historisë Spiridon Lambros, i cili shkruan edhe këto: "Kush do na thotë për banorët e parë të Greqisë? Kush do t'i verë emrin atij që shkeli i pari tokën e papunuar të Greqisë, birin (pa asnjë ndihmë) e natyrës që u gjet në mes të pyjeve të harbuara, të maleve plot me egërsira, të shpellave, të ujrave që mbysnin tokën, të kënetave plot sëmundje të Greqisë? Historia nuk ja din emrin. Sikundër foshnja lindet dhe vjen në botë pa emër, gjer sa të çfaqet nuni (për t'ja vënë emrin), kështu edhe popujt jetojnë në histori pa emër, gjer sa të dalë shpesh herë fqinji ose armiku, që t'u japë emrin e parë. Shumë herë kalojnë shekuj të tërë, gjer sa të jepet ky emër, gjer sa një popull të njihe me popuj të tjerë, gjer sa të fitojë rëndësi historike. Kjo sëri shekujsh, për të cilët historia hesht, do mbetej përgjithmonë e mbuluar me mbulesë të errët, në qoftëse shkenca të tjera, arkeologjia parahistorike dhe gjuhësia, nuk do të merrnin përsipër të heqin të paktën një kënd të kësaj mbulese. Këto shkenca hapin si me kyç magjik misteret e kohëve shumë të lashta". (Historia e Greqisë, Vol. I, faqe 19, Athinë 1886)

Edhe studimi dhe kërkimi i ynë mbështetet mbi dy burime: Mbi shkrimtarët e vjetër grekë dhe latinë dhe mbi gjuhën shqipe, që është kyçi i zgjidhjes së këtyre çështjeve.

# KAPITULLI I PARË

## MENDIMET QË KANË ÇFAQUR HERË PAS HERE HISTORIANË, GJUHËTARË DHE FILOLOGË MBI ORIGJINËN E SHQIPTARËVE DHE TË GJUHËS SHQIPE

I

Në kohët shumë të vjetra, autokton quhej ai që lindej nga gjiri i tokës ku banonte. Në këto kohë të lashta parahistorike njerëzit besonin se, kur Dheu s'qe forcuar edhe, po ndodhej në gjëndje baltake, këta si edhe gjithë kafshët e tjera lindeshin prej dheut të gjallë; kur toka me kalimin e kohës u forcua prej zjarrit rreth diellit dhe prej erërave që frynin e kështu s'ish e mundur më të nxjerrë krijesa të gjalla, që ahere njerëzit, si dhe kafshët e tjera, lindeshin me anën e martesës. Këtë mendim, d.m.th. lindjen e njerëzve dhe të kafshëve prej dheut e çfaq edhe nxënësi i filozofit Anakagora, poeti tragjik Euripidi, i cili në dramën e humbur "Melanippi" ja se ç'thotë:

"Kështu qielli e dheu ishin një;
po kur u ndanë njeri prej tjetrit.
Të gjitha i prodhuan dhe në drit i nxuarnë
d.m.th. dru, shpendë, egërsira,
çdo q'ushqen deti, dhe fisin e të vdekëshmëve"
*(Diodor Sikelioti, vol. I. Libër i parë, f. 7,7).*

Në ato kohra të lashta, pra, dheu, nga gjiri i të cilit lindnin njerëzit, konsiderohej me të drejtë dhe atdheu i tyre i parë. Po këtu çështja është jo mbi lindjen e njerëzisë prej dheu, po mbi **autoktoninë** e popullit shqiptar të sotshëm (Kombit Shqiptar) d.m.th. mbi origjinën e tij.

Por para se të kalojmë në kërkimin e autoktonisë dhe të dukjes së stërgjyshërve të shqiptarëve të sotshëm, e konsiderojmë për mirë të shohim më parë, se çfarë është thënë gjer tani mbi këtë çështje prej historianëve dhe gjuhëtarëve të kohrave të ndryshme.

Profesori Panajot Kupitori nga Hydra, në veprën e tij "Studime shqiptare": trajtim historik dhe filologjik mbi gjuhën dhe mbi kombin e shqiptarëve, Athinë, (viti i botimit 1879) flet mbi këto çështje. E quajmë të arsyeshme t'i përmendim këtu këto mendime.

Historianët bizantinë të shekujve XIV, XV dhe XVI shqiptarët i quajnë "Arvanitas, Alvanus, Ilirius, Trivallus, Skithas, Misus, Kroatius, Polanius dhe Sarmatas" (faqe 6-7). Vetëm Kalkokondili thotë se "shqiptarët numurohen më tepër për maqedonas, se sa për ndonjë tjetër komb të botës"

(Ibid., f. 7).

Nga historianët e rinj Leibnitzi (Opera philologica edit. Geneva 1768, vol. VI, pjesë II) thotë: "shqiptarët janë keltë nga origjina dhe gjuha e tyre është fis me gjermanishten dhe frëngjishten.

(Ibid., f. 7-8).

**Thummanni**, profesor në Laipcig në gjurmimet e tij "Mbi historinë e Kombeve të Europës Lindore" (1774) shqiptarët i quan "pasardhës të drejtpërdrejtë të ilirıve të Gencit, të Teutës dhe të Pirros.

(Ib. f. 8).

**Malte Bruni** në veprën e tij "Annales des voyages" V. III, Paris 1808, si edhe në "Gjeografinë e tij të përbotëshme" (libër 118) thotë se shqiptarët janë pasardhës të ilirëve.

(Ib. f. 9).

Englezi **W.M. Leake** (1814) që udhëtoi në disa pjesë të Shqipërisë thotë se shqiptarët janë ilirët e vjetër.

(Ib., f. 10).

Konsulli francez **Pouqueville**, që qëndroi dhjetë vjet në mes të shqiptarëve dhe studjoi gjuhën, karakterin, veprat dhe jetën e popullit shqiptar dhe të prijësave të tij, shqiptarët i konsideron skithas, të cilët nga Albania e Kaukazit u shpërngulën në kohë shumë të lashta dhe erdhën në Albaninë e Europës ku banojnë sot.

(Ib. f. 11-12).

**G. Nikokliu** "Mbi autoktoninë e albanëve d.m.th. shqiptarëve, Gotingë, 1855" thotë se: "Shqiptarët prej Albanisë së Kaukazit pas shekullit VII e.r. u shpërngulën nëpër mes e Skithisë dhe Taurikës në Albaninë e Epirit dhe të Ilirisë".

(Ib. f. 17).

**Fallmerayeri**, që shkroi historinë e shqipëtarëve (Mynhen 1857-1860) që prej çfaqjes së tyre të parë në histori e gjer në pushtimin e tyre prej turqëve, pas vdekjes së Skënderbeut, thotë:

1) "Gjuha shqipe s'ngjet fare as me greqishten, as me turqishten as me dialektet sllave që fliten sot në vende në jugë të Danubit.

2) Në kohët e erës së vjetër asgjëkundi s'përmendet as kombi shqiptar, as atdheu i tyre.

3) Origjina e këtij populli, si edhe natyra e gjuhës së tij diskutohet për së tepërmi.

"Neologos" gazeta e përditëshme e Stambollit (15 maj, 1878) shkruan këto: "Raca barbare e shqiptarëve, raca që s'ka asnjë rëndësi, është mbeturinë e ndonjë populli, që gjeti strehë në malet e Epirit gjatë përmbytjeve që suallën emigracionet në kohët e fundit".

(Shih "Apologjia" në "Djepi i Helenizmit", Epiri Albania, prej Janı Vreto, Stamboll 1878).

Këtë mendim të "Neologos" duke e kundërshtuar Jani Vretua thotë se shqiptarët janë pasardhësit e pellazgëve, por nuk sjell asnjë provë.

(Shih veprën e sipërme, e veças faq. 94 dhe 96).

Historiani **Konstantin Paparigopullos** thotë se kombet iliriane, me kalimin e kohës pjesërisht u zhdukën, pjesërisht u përzien me kombe të një origjine tjetër dhe nga më të shumtit gjurmues të kohëve të reja vetëm shqiptarët konsiderohen si pasardhësit e racës së ilirëve.

(Shih, "Enhiridion Gjenikis Istorias" — Athinë 1849).

**Konstantin Amanti**, profesor i historisë bizantine në Universitetin e Athinës, thotë se shqiptarët janë pasardhësit e thrakasve, mbasi artikulli në gjuhën shqipe vihet në fund të fjalës, gjë që është karakteristikë e gjuhës së thrakasve, sikundër thonë gjuhëtarët **Airt** dhe **Weigand**.

**Jakov Thomopuli** në veprën e tij voluminoze me titullin "Pelasgjika" duke krahasuar fjalë pellasgjike (gjoja), me fjalë shqipe, mundohet të provojë se shqiptarët e sotmë janë pasardhësit e vërtetë të pellasgëve. Po fjalët që janë shkruar mbi mbishkrime, s'dihet në janë pellasgjike, apo jo.

Nga sa u thanë më sipër, del se të parët e shqiptarëve të sotmë ishin:

1) Sarmatë, ose
2) Dalmatë, "
3) Kroatë, "
4) Polanë, "
5) Skithë, "
6) Keltë, "
7) Gallatë, "
8) Thrakas, "
9) Persë, "
10) Ilirë, "
11) Pellasgë, "
12) Epirotë, "
13) Maqedonas, "
14) Racë thrakofrigjike, ose
15) Misë, **(Μυσοί)** ose
16) Albanë, **(Ἀλβανοί)** të ardhur nga Kaukazi i Azisë së Vogël në shekullin VII e.v., ose
17) Popull i ardhur nga Apigjia e Italisë, ose
18) Popull i vogël që hyri në Epir gjatë dyndjes të popujve.

Gjuhëtari gjirokastrit **Dr. Eqrem Çabej** në veprën e tij "Elemente të gjuhësisë e të literaturës shqipe" Tiranë 1936, boton edhe tri theori mbi origjinën ipotetike të gjuhës shqipe, që janë këto:

**THEORI E PARË**

Gjuha shqipe rrjedh nga ilirishtja. Përfaqësonjës të kësaj theorie janë:

1) Gustav Meyeri, albanollog.
2) Leibnitz, filozof.
3) Thumann, historian.
4) Diefenbach, historian.
5) Falmerayer, historian.
6) Hahn, historian.
7) Niebuhr, historian.
8) Benfey, filolog.
9) Miclosich, filolog.
10) Paul Kretshmer, profesor i gjuhësisë krahasuëse në Vjenë.
11) Francesco Ribezzo, gjuhëtar.

**THEORI E DYTË**

Gjuha shqipe rrjedh nga Thrakishtja. Përfaqësonjës të kësaj teorie janë:

1) Potti
2) Tomascheku
3) Vasmer
4) Herman Hirt, profesor në Universitetin e Giesenit në Gjermani.
5) Whatmough, gjuhëtar amerikan.
6) Gustav Veigand, profesor në Leipsig të Gjermanisë.
7) Schuchardt
8) Hasdeu

**THEORI E TRETË**

Gjuha shqipe është përzjerje e ilirishtes dhe thrakishtes. Përfaqësues së kësaj teorie janë:

1) Arbois De Jubainville, historian.
2) Carl Patsch, historian.
3) Baron Nopcsa, albanolog hungarez.
4) Norbert Jokl, albanolog, profesor në Vjenë.

Me gjithë që janë çfaqur aq mendime, çështja e origjinës së gjuhës shqipe mbetet ende problem i pazgjidhur, siç thotë gjuhëtari shqiptar Dr. Eqrem Çabej, në veprën e tij që u përmend më sipër. Pra, mbasi s'dihet origjina e gjuhës shqipe, s'dihet edhe origjina e shqiptarëve.

# KAPITULLI I DYTË

## SHQIPTARËT DHE GJUHA E TYRE HYJNË NË DEGËN JAPETIKE

1

Asnjë popull i Europës së sotme, para njëqind e pesëdhjetë vjetësh, nuk e dinin se pati dikur ndonjë atdhe të përbashkët, as se në kohë shumë të lashta jetoi me vëllezër të përbashkët në ndonjë vend larg tokës që banon sot. Megjithatë me anë të gjuhësisë, që është pjella e shekullit XIX — u muar vesh se ka qenë një kohë kur gjithë këta popuj kanë jetuar bashkë në atdhe e vatër të njëjtë. Ky zbulim i mrekullueshëm, që hodhi dritë mbi një epokë shumë të vjetër — për të cilën as popujt në fjalë s'kanë kujtime të qarta, as historia s'ka dhënë njoftime — u bë në këtë mënyrë: Gjuhëtarë të ditur, duke kqyrur e krahasuar gjuhët e ndryshme të botës, gjetën se, megjithëqë këto janë aq të shumta e aq të ndryshme sa që njerëzit të mos mundin të merren vesh secili me gjuhën e vet, prapëseprapë në mes të një trazire të gjuhëve gjendet një farë lidhje midis tyre. Disa nga këto gjuhë ndodhen në shkallën më të ulët të zhvillimit, duke pasur fjalë vetëm njërrokëshe dhe të palakueshme, një palë të tjera kanë arritur në shkallë më të lartë dhe kanë formuar fjalë duke ngjitur rrënja dhe disa grimëza, po të palakueshme: disa të tjera, më në fund, kanë arritur në shkallën më të lartë të përparimit duke formuar fjalë të lakueshme, për të shprehur marrëdhëniet e kuptimeve në mes të tyre me anë ndryshimesh të brëndëshme e të jashtëme të fjalëve. Gjuhë më të përsosura janë ato të popujve të racës kaukaziane që banojnë në Europë, në Azi dhe në Afrikë. Këtyre gjuhëve shkencëtarët — gjuhëtarë u dhanë emrat e të tre djemve të Noes, duke i quajtur hametike, semitike dhe japetike. Popujt që flasin gjuhët japetike hyjnë në familjen ariane, ose indogjermane, ose indo-europiane. Këto gjuhë i flasin ata që banojnë në Europë, përveç turqve, hungarezëve, lapogëve, finëve dhe gaskonëve, që banojnë në Francën jugore dhe në Spanjë. Në të njëjtën familje hyjnë indianët, persët dhe armenët prej popujve të Azisë.

Nuk janë ruajtur kujtime mbi vendin ku kanë jetuar bashkë popujt arianë. Por duket se atdheu i tyre i përbashkët ka qenë në Azinë qëndrore, aty nga veriu i Indisë. Prej këtej zunë të shkëputen dhe të drejtohen nga perëndimi disa nga këta popuj që përbënin familjen japetike.

*(Shih "Histori e Greqisë" prej Sp. Lambru, Vol. I, 1886, f. 25-27).*

2

Origjina e shqiptarëve d.m.th. atdheu i tyre i parë, gjëndet, po të zgjidhet më parë çështja e gjuhës; se kjo është për të gjithë karakteristika kryesore e kombësisë. Çështja, në cilën prej të tri familjeve të mëdha hyn gjuha shqipe,

zgjidhet duke e krahasuar këtë me të tri familjet d.m.th. me semitiken hametiken dhe japetiken. Këtë krahasim e kemi bërë në radhë të parë me anë të emrave **numërorë**, mbasi këto nuk ndërrojnë kuptim; kurse ato të sendeve të tjerë ndërrojnë kuptim shpesh herë. U gjet se **numërorët** e shqipes ngjasin vetëm me ato të japetikes, si nga kuptimi ashtu edhe nga fthonget. Por u gjet se krahas me numërorët edhe fjalë të sendeve të tjera të shqipes ngjasin me ato të japetikes e të gjuhëve të tjera, bijave të saj, si nga fthonget ashtu edhe nga kuptimi. Ndërsa të njëjtat fjalë, kur u krahasuan me fjalët koresponduese të hametikes, e semitikes, u gjet se s'kanë asgjë të përbashkët. Krahasimi i fjalëve shqipe me ato të japetikes e të gjuhëve të tjera të kësaj familje bëhet mbi këtë bazë: atje ku midis fjalëve që krahasohen ka ngjashmëri si nga kuptimi edhe nga fthonget, midis këtyre gjuhëve ka afrim.

Për të gjetur origjinën e një kombi, mjafton për provë edhe një fjalë e vetme P.sh. fjala japetike **Matar-s** që do të thotë **mëmë** (sanskritisht: **Mata**) mjafton të provojë se popujt që e kanë këtë fjalë, qoft'edhe të ndryshuar pak, zbresin nga familja japetike. Kjo tregohet qartë nga **Tabela I** e Amerikanit Hendrik Van Lon, nënë titullin **"Historia e një fjale"**. Në **tabelën I** shtuam edhe fjalën shqipe **motër**, ndonse kjo ka sot kuptim të ndryshëm. Se, sikundër do të provojmë më poshtë, shqipja e vjetër kishte edhe fjalën **Matar-s** (gjuha japetike) dhe **Mata** (sanskritisntja) d.m.th. **mëmë.** (Shih tabellën I "Historia e një fjale"). Përveç **Tabellës I,** pregatitëm edhe **tabelën II** nënë titullin: **"Popujt që kanë fjalët: Pater (japetikisht), Pitr dhe Pita (sanskritisht), Matar-s (japetikisht), Mata (sanskritisht) dhe Bhratr (japetikisht) dhe Bhratar (sanskritisht).** këta popuj janë të një fisi (shih **tabellën II**). Përveç këtyre paraqitim edhe **tabellën III** nënë titullin **"Krahasim i gjuhës shqipe me japetiken, gjuhën mëmë, dhe me të tjerat gjuhë motra që janë të një *fisi*...** (me qëllim që të forcohet bindja se gjuha shqipe është japetike, pra edhe atdheu i parë i shqiptarëve është India dhe që të kuptojmë në vija të përgjithëshme nga fjalët e krahasuara që përmblidhen në këtë tabellë, (tabella III) se ç'elemente qytetërimi kanë pasur të parët e shqiptarëve, kur u larguan nga India. Fjalët që përfshihen në tabellat II dhe III u konsiderua se janë të mjafta për të theksuar se me të vërtetë Shqipja është bija e vërtetë e japetikes dhe motër me gjuhët e tjera, bija dhe këto të japetikes. Rrjeshtimi i gjuhëve që krahasohen në tabellën III është bërë kështu: E para vihet mëma e të gjithave, japetikja; pas kësaj vjen sanskritishtja, gjuhë e shkruar, më e vjetra nga gjuhët e tjera; pastaj vijnë greqishtja, latinishtja, gjermanishtja, anglishtja, sllavishtja dhe shqipja.

Sanskritishtja, nga San-Scrita d.m.th. gjuhë e përsosur, është gjuhë e periudhës klasike të intelektualëve të Indisë. Kjo gjuhë mori një formë të caktuar, e cila u konsiderua si forma klasike e përsosur dhe nga e cila të diturit indianë s'kishin leje të largohen gjatë shekullit IV e.v. Me gjithë që, aty e dymijë e pesëqind vjet e.v. sanskritishtja pushoi të jetë gjuhë e gjallë dhe e folur, vazhdoi dhe vazhdon ende të jetë gjuhë e shenjtë e filozofisë dhe e shkencës indiane.

Pas sanskritishtes vihet greqishtja e vjetër, se kjo u fol dhe u shkrua në shekullin XI e.v. (Homeri-Derpiel). Është pra përmbi 3000 vjet m'e afërme me sanskritishten. Merret me mend, pra, se kjo gjuhë ka ruajtur më të pastra nga kuptimi e nga forma ato fjalë që trashëgoi nga gjuha japetike.

Pas greqishtes vjen latinishtja; është 2000 vjet më e afërme me sanskritishten, për të njëjtat arësye me greqishten.

Çdo fjalë shqipe e **tabellës III** do të krahasohet më parë me japetiken, **ose sanskritishten,** pastaj edhe me gjuhët e tjera që përfshin tabella në fjalë.

Po para se ta bëjmë këtë krahasim, është nevoja të paraqitim edhe dy tabela të tjera: njërën me titull "**Pësimet e fthongeve (zanoreve dhe bashkëzanoreve) të gjuhës indiane (sanskritishtes)**" (tabella IV), dhe tjetrën me titull "**Metatezë reciproke e fthongeve**" (tabella V). Po të mos studjohen këto dy tabella, zor është që të besojë njeriu se nga fjala **nam** e sanskritishtes vjen **nom** e latinishtes, **onoma** e greqishtes, **emn** dhe **embër** e shqipes dhe **imen** e sllavishtes. Gjithashtu kurrë s'mund të kuptohet, se si fjala **jour** e frëngjishtes dhe **dita** e shqipes janë e njëjta fjalë me dy trajta; se fjala **frère** e frëngjishtes është një me fjalën **vlla** e shqipes etj. Para se të bëjmë krahasimin **e tabellës III**, e konsiderojmë të nevojëshme të bëjmë më parë e menjëherë **një studim mbi zanoret japetike a,e,i,o,u në përdorim në shqipen e në gjuhët e tjera japetike, si përemra dëftorë dhe si nyje.** Se me anën e këtij studimi lexuesi do të kuptojë më lehtë ato që përfshihen në **tabelën IV (Pësimet e zanoreve dhe bashkë-zanoreve të gjuhës indiane (sanskritishtes)** si dhe ato të **tabellës V "Metatezë reciproke e ftongeve"**).




3

Zanoret japetike A,E,I,O,U të përdorura si **përemra dëftorë dhe si nyje** në shqipet e në gjuhët e tjera japetike.

Çdo gjuhë që rrjedh prej gjuhës japetike, nyjet i ve në fund të fjalës dhe ja se si:

1. Sanskritisht : Candr-a
2) Shqip : Han-a
3) Greqisht e vjetër Selan-a
4) Latinisht : Lun-a
5) Rusisht : Lun-a

Kjo **a-ja**, që vihet në fund të këtyre fjalëve, quhet në gramatikë **mbaresë** (prosfima). Po në fillim d.m.th. në kohën kur të parët e popujve që flisnin

këto gjuhë ishin në atdheun e tyre të parë d.m.th. në **japetiken**, kjo **a**, thomi, përdorej si **përemër dëftor**. P.sh. fjala greke **selana** simbas orthografisë së sotme, do të shkruhej atëhere: selan a, d.m.th. selan është, ose thuhet, ajo që shohim. Shembuj: Lun-a është, ose thuhet, ajo që shohim.

Simbas orthografisë që kemi sot, do të shkruhej ahere kështu:

1) Selan a
2) Lun a
3) Candr a
4) Han a

Fjalët **selan, Lun, Han, Candr, etj.** ishin ahere jo **rrënja**, siç quhen sot në gramatikë, po ishin fjalë të tëra.

Kjo është periudha e parë e **përemrave dëftorë.** Po me kohë u errësua kuptimi i **a**-së si përemër dëftor, dhe **a**-ja mori kuptimin e **nyjes së shquar.** Dhe ahere thuhej pa nyje **selan** dhe me nyje **selan a**.

Kjo është **periudha e dytë.** Në këtë periudhë fjala do të vazhdonte të ruante ekzistencën e saj si fjalë të tërë dhe do të shkruhej e **ndarë nga nyja,** si ndër ne sot. Të kësaj periudhe janë **emrat** e gjuhës shqipe. Se ne thomi pa nyje, **Han** me nyje **Hana**. **Motr** pa nyje dhe **Motra** me nyje. Me kohë a-ja, humbi pothuaj kuptimin e nyjes dhe u bashkua me fjalën. Edhe fjala humbi ekzistencën e saj si e tërë dhe u bashkua me nyjen. Në këtë periudhë fjalët merreshin edhe të nyjëshme edhe të panyjëshme, si e kërkonte kuptimi i fjalisë. Në këtë periudhë gjendej gjuha e Homerit e të Hesiodit, pjesërisht edhe ajo e poetëve klasikë. Këtu qëndruan edhe latinishtja dhe rusishtja. Shëmbëlla:

1) "Andhra moi ennepe Musa...." (Këndomë, o Muzë, burrin..." (Hom. Odise I,1). Këtu fjala **andhra** d.m.th. burrin, jo burrë.

2) "Arma virumque..." (Virgj. Aen. I,1)

3) Rusishtja: Luna d.m.th. edhe Hënë, edhe Hëna.

A-ja nuk vihet për të treguar vetëm gjininë femrore, po dhe atë mashkullore në greqishten, latinishten dhe shqipen. Këtu hyjnë: "**Zeus nefeligereta**" — "**Euryopa Zeus**" etj. "**Kyanohaita Poseidon**" — "**Ippota Nestor**" — "**Ippilata Pileys**" — "**akakita Hermis**" "**Iheta Tettiks**" etj.

" **Nauta**" etj.

"**Gega**", "**Toska**", etj.

Kjo është **periudha e tretë.**

**Periudha e katërt.** Gjatë kësaj periudhe, emrat që konsideroheshin më parë edhe si **të nyjëshëm** edhe si të **panyjëshëm** merren si **një fjalë**; se nyja kishte humbur kuptimin e nyjes jo përafërsisht por krejt. Prandaj nevoja e **kërkoi** që të përsëritet. Dhe u përsërit në greqishten e latinishten, përpara emrave. Kështu p.sh. Saphoja tha:

"Detyke men a selana ego dhe mona kathevdho"

(Shih Anthologjia Lyrica, Leipzig, 1813, f. 197, 50-55).

Italiani tha: "(illa) la Luna".

Këto të dy gjuhë i vunë nyjet përpara emrave dhe jo pas tyre, për shkak se ishin larguar shumë nga influenca japetike. Ndërsa gjuha bullgare, duke ruajtur traditën, e ve nyjen në fund. P.sh. **Nevestat a** e shkruan **Nevestata**.

Këtu më sipër folëm për nyjen vetëm të rasës emërore të numurit njëjës. E njëjta gjë ndodh edhe në rasat e tjera dhe në numurat e tjerë.

U shtrënguam të zgjatemi pak më shumë që të mos na thonë se thomi gjëra paradoksale, duke i quajtur përemra **dëftorë** dhe **nyje** ato që i quan gramatika **mbaresa**. Për të kuptuar më mirë, paraqitim këtu dy ose tre shëmbëlla, të cilat do vërtetojnë ato që thamë më sipër.

NEVESTA ATA ?

TABELA II

Popujt që kanë fjalët: Pater, Matar-s dhe Bhratr, janë të një fisi dhe bashkombësie midis tyre.

| Japetikja | Sanskritishtja | Greqishtja e vjetër | Latinishtja | Umbrikja | Gotikja | Gjermanishtja e vjetër | Armenishja | Iranishtja e vjetër | Lithuanishtja | Litonishtja | Prusishtja e vjetër | Islandishtja | Sllavishtja | Shqipja e vjetër |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Pater. | Pitr. pita | πατήρ | pater | Voc: Jupater Lat: Jupitar Gr. Ζεῦ πᾶτερ. Ind. e vjetër Dyaus pita | Fatar | Fatar | — | — | — | — | — | — | — | pater, pater-di dhe perëndi |
| Matar-s | Mata | Μήτηρ (Δωρ) Μάτηρ | matar | — | — | Muetar | Mair | Mathir | Motë | Mate | Muti (mothe) | — | — | mater dhe motër me kuptim të ndryshuar |
| Bhratr. | Bratar dhe Persishtja e vjetër | φρήτηρ | frater | — | — | bruder | etbair | Brathir | Brotëralis | Bralis | Brote (Brati) | brodir | bradr (bratr) | Brazer |

## TABELA III

**Krahasim i gjuhës shqipe me gjuhën nënë japetike edhe me gjuhët e tjera motra të një fisi edhe bashkëkombësie.**

| Nr. | Japetikja | Sanskritisht. | Greqishtja e vjetër | Latinishtja | Gjermanishtja | Anglishja | Sllavishtja | Shqipja e vjetër |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | pater | pitr, pita | pater (πατήρ) | pater | vater | father (fadhër) | — | pater, pater-di dhe perëndi |
| 2 | matar-s | mata | μήτηρ | mater | muter | mother (mëdhër) | mat | mater, motër |
| 3 | bhratr | bhratar | φράτηρ | frater | bruder | brother (brëdhër) | brat | brazer |
| 4 | nr | nar-o | ἀνήρ | nero | — | — | — | njer-i |
| 5 | gnu | gnu-a | γυνή | — | — | — | — | gru-a |
| 6 | — | snus-a | νυ-ός | nurus | shnur | — | snucha | nus-e |
| 7 | — | nama | ὄνομα | nomen | name | name | imen | nam (emn) |
| 8 | — | gna | γνῶσις | co-gnosco | — | gnow | — | njo |
| 9 | — | bham | φα-μί | fa-ri | — | — | — | tham. them, thom |
| 10 | — | asti | Ἔστίν | est | ist | ist | — | asht |
| 11 | — | dyer, dvar | θύρα | foris | thur | door | dveri | dyer-t, der-a |
| 12 | Bhrag | bhrag | φλόγ-ς | flagro | — | — | — | flag-a |
| 13 | dru | dru | Δρῦ-ς | — | — | — | derevo | dru |
| 14 | kak | pak | πέπ-τω | cooquo | — | bake | peç | pek (pjek) |
| 15 | mus | mus | μῦ-ς | mus | — | mouse | mish | mi-u |
| 16 | — | gaus | βοῦς | bos | — | cow | — | ka-u |
| 17 | — | dam | δάμαλις | dama | — | — | — | dem |
| 18 | — | vat-sa | | vitulus | — | — | — | vit-she |
| 19 | — | kakërda | κακαράντζα | — | — | — | — | kadërdhi |
| 20 | — | çvan | κύων | — | — | — | — | qen |
| 21 | — | kun-as | σκύλαξ | canis | — | — | — | kon-a |
| 22 | — | varkas | λύκος | lupus | wolf | wolf | vluku | ulk-u |
| 23 | — | karg | ἀ-μέλγω | mulgeo | — | milk | molloko | mjel |
| 24 | — | iras | ὀρρός | — | — | — | — | irr-a |
| 25 | ves | vas | ἐσθής | vestis | wesche | wear | — | vesh |
| 26 | — | ajr-as | | — | — | — | — | ar-a |
| 27 | rath-as | rath-as | | rot-a | — | — | — | rath, reth |
| 28 | — | jug | ζυγός | jugum | — | — | — | zheg-linë |
| 29 | — | mat | μέτρον | metior | — | — | — | mat, masë |
| 30 | — | bhar | φόρ-τος | — | — | burdën | — | barr |
| 31 | — | dati | δαίω | daps | — | — | — | da-j |
| 32 | — | dadami | διδόναι | dare | — | — | dat | dham, dhat, dhan. |
| 33 | — | kaput | κεφαλή | caput | — | — | — | kok-a |
| 34 | — | asthan | ὀστοῦν | os | — | — | — | eshtn (asht num. njëjës) |
| 35 | — | pur-sas | | — | — | — | — | burra-ANDPES |
| 36 | — | nakta | νύκ-ς | noks (noctis) | — | night | noç | nat-a |
| 37 | — | dina | δῖ-ος | di-os | — | da-y | dej | di-t-a |
| 38 | — | ma | μέ | — | — | (mine) Me | moja | më, mua |
| 39 | — | tu-am | τύ,σύ, | — | — | — | — | ti, ty |
| 40 | — | luvam | ὑμεῖς | — | — | (you | — | ju |
| 41 | ku | ku | κοῦ(ποῦ) | — | — | — | — | ku |
| 42 | — | kas | τίς | quis | — | — | — | kush |
| 43 | — | apa | ὀπίσω | — | — | — | — | pr-apa |
| 44 | — | puras | πάρος (πρότερον) | — | — | — | — | para |
| 45 | dwa | dua | δύο | duo | — | two | dva | dy |
| 46 | tri | tri | τρία | tres | — | three | tri | tri, tre |
| 47 | Katvar | katur | τέσσαρα | quatuor | — | — | çetiri | katr |
| 48 | Kankan | pankan | πέντε | quique | — | — | pjat | pens |
| 49 | — | saptam | ἑπτά | septem | sieben | sevën | sem | shtat |
| 50 | aktu | astan | ὀκτώ | octo | — | — | — | tet |
| 51 | navan | navan | ἐννέα | novem | — | nine | — | nant |
| 52 | dakan | daçan | δέκα | decem | — | ten | deset | et (Dhet) |
| 53 | dva-dakan | dua-daçan | δώ-δεκα | duodecim | — | — | dva-nacaq | dy-mbëdhet (dy-mbëdhjet) |

## TABELA IV

### Pesime të tingujve (zanore e bashkëtingëllore) të gjuhës Hindase (Sanskritishte)

| Nr. Rend. | Tinguj | Japetike | Sanskritishte | Greqishte e vjetër | Latinishte | Gjermanishte | Anglishte | Sllavishte | Shqipe e vjetër |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | a = e | matars | — | μέτερ(μήτηρ) | — | — | — | — | — |
| 2 | " | — | asti | ἐστίν | est | — | — | — | — |
| 3 | " | — | pak | πέπ-τω | — | — | — | peç | pek (pjek) |
| 4 | " | — | mat | μέτρον | metior | — | — | — | — |
| 5 | " | — | kaput | κεφαλή | — | — | — | — | — |
| 6 | a = i | pater | pitr, pita | — | — | — | — | — | — |
| 7 | " | — | asti | — | — | ist | is | — | — |
| 8 | " | — | dadani | διδόναι | — | — | — | — | — |
| 9 | " | — | kas | τίς | cuis | — | — | — | — |
| 10 | a = o | matar-s | — | — | — | — | — | — | — |
| 11 | " | — | nama | όνομα | nomen | — | — | — | motr. |
| 12 | " | — | gna | γνῶσις | co-gnosco | — | know | — | njo |
| 13 | " | — | bham | — | for | — | — | — | thom |
| 14 | " | bhrag | bhrag | Φλογς | — | — | — | — | — |
| 15 | " | — | gaus | βοῦς | bos | — | — | — | — |
| 16 | " | — | asthan | όστοῦν | os | — | — | — | — |
| 17 | " | — | nakta | — | nok-s | — | — | noç | — |
| 18 | " | — | ma | — | — | — | — | moja | — |
| 19 | " | aktu | — | όκτώ | octo | — | — | — | — |
| 20 | ,, | bhratr | bhratar | — | — | — | brother | — | — |
| 21 | a = u | matar | mata | — | — | mater | — | — | — |
| 22 | " | bhratr | bhratar | — | — | bruder | — | — | — |
| 23 | " | bhar | bhar | — | — | — | burden | — | — |
| 24 | " | — | nakta | νύκ-ς | — | — | — | — | — |
| 25 | ,, | — | kas | — | quis | — | — | — | kush |
| 26 | i = a | — | dina | — | — | — | day | — | — |
| 27 | i = e | — | dina | — | — | — | — | denj | — |
| 28 | u = a | — | puras | πάρος | — | — | — | — | parë |
| 29 | u = e | dru | dru | — | — | — | — | derevo | — |
| 20 | " | — | jug | — | — | — | — | — | zheg-linë |
| 31 | u = i | mus | mus | — | — | — | — | mish | mi—u |
| 32 | " | — | tu-am | — | — | — | — | — | ti |
| 33 | u = o | mus | mus | — | — | — | mouse | — | — |
| 34 | " | — | kun-as | — | — | — | — | — | koņ-a |
| 35 | bh = F | bhratr | bhratar | φράτηρ | frater | — | — | — | — |
| 36 | ,, | bhrag | bhrag | φλόγ-ς | flagro | — | — | — | flag—a |
| 37 | ,, | bhar | bhar | φόρτος | — | — | — | — | — |
| 38 | b = th | — | bham | — | — | — | — | — | tham, them |
| 39 | ç = k= q | — | çvan | κύων | — | — | — | — | qen |
| 40 | | — | daçan | δέκα | — | — | — | — | — |
| 41 | d = dh | dru | dru | δρῦς | — | — | — | — | — |
| 42 | ,, | — | kakerda | — | — | — | — | — | kakërdhi |
| 43 | ,, | — | dadami | διδόναι | — | — | — | — | dham. dhat,dha |
| 44 | " | — | dina | δῖ—ος | — | — | — | — | — |
| 45 | d = t | — | dua | — | — | — | (two), tu, | — | — |
| 46 | " | dakan | daçan | — | — | — | ten | — | — |
| 47 | g = b | — | gauS | BOYS | BOS | — | — | — | — |
| 48 | k = t | — | kaS | TIS | — | — | — | — | — |
| 49 | " | kat var | katur | τέσσαρα | — | — | — | — | — |
| 50 | p = b | — | pur-SaS | — | — | — | — | — | burr-a |
| 51 | p = f | pater | — | — | — | — | father | — | — |
| 5? | p = v | pater | — | — | — | vater | — | — | — |
| 53 | s = sh | — | Snus-a | — | — | shnur | — | — | — |
| 54 | ,, | — | aSti | — | — | — | — | — | asht |
| 55 | t = d | bhratr | — | — | — | bruder | — | — | — |
| 56 | t = th | matar | — | — | — | — | mother | — | — |
| 57 | v = u | — | VarkaS | Λύκος (Πρόφερε Λοῦκος) | lUpus | — | — | — | Ulk-u |

**Shëmbëll i parë**

Hrestoi
Hreston
Hrestois
Hrestous

Fjalëzat **toi, ton, tois, tous** gjatë periudhës së parë janë **përemra dëftorë**, kur fjala **hrestoi** ishte barabar me frazën: hresim-oi eisin outoi (= të dobishëm janë këta). Gjatë periudhës së dytë merret si nyje.

Hrestoi
Hreston
Hrestois
Hrestous

Është periudha e tretë, kur këto merreshin herë si të nyjëshme, herë si të panyjëshme, simbas kuptimit të fjalisë ose të periudhës.

Toi [1])Hrestoi
Ton Hreston
Tois Hrestois
Tous Hrestus

Është periudha e katërt, kur meqenëse ish zhdukur krejt kuptimi i nyjes, gjuha u shtrëngua ta sjellë përsëri dhe e solli, po me kuptim **përemër dëftor** (krahaso italishten që thoshte: **illa luna** dhe sot: **la luna**; dhe **ille padre**, po sot **il padre**).

**Shëmbull i dytë**

Hrestai
Hreston
Hrestais
Hrestas

Periudha e parë dhe e dytë

Hrestai
Hreston
Hrestais
Hrestas

Periudha e tretë

Tai [2]) Hrestai
ton Hreston
tais Hrestais
tas Hrestas

Periudha e katërt

**Shëmbëll i tretë**

Hresta
Hreston
Hrestois
Hresta

Periudha e parë dhe e dytë

Hresta
Hreston
Hrestois
Hresta

Periudha e tretë

Ta Hresta
Ton Hreston
Tois Hrestois
Ta Hresta

Periudha e katërt

1) ... "Peinonti tondres" = foi andres (s'kanë të hanë burrat) (Ksenof. Helenika, I,1,23; fraza historike dhe lakonike e tëra është kështu: Aniet u prishnë; Mindari u vra; burrat s'kanë të hanë; s'dimë ç'të bëjmë".

2) "O tai liparai..." (Pindari Carmina, Fragmenta Selecta, Dithyrambe, 5 (48), f. 203 Leipzig 1862).

Nga sa u tha më sipër, del në shesh se tërë gjuhët japetike e vinin nyjen në fund të fjalëve. Ky fenomen pra s'është cilësi e veçantë vetëm e shqipes dhe thrakishtes — siç pretendon profesori i historisë bizantine në Fakultetin e Athinës K. Amantos — që thotë se gjuhëtarët Airt dhe Weigand besojnë se shqiptarët janë pasardhësit e thrakasve dhe jo të ilirëve, për arësyen se e venë nyjen në fund të fjalëve, gjë që është fenomen i gjuhës së thrakasve. Po ky konkluzion është i gabuar për arësyet që thamë, si dhe për këto që do thomi këtu më poshtë:

1) Se mund të thuhet e kundërta, d.m.th. se thrakasit janë pasardhësit e Shqiptarëve, mbasi e vënë nyjen në fund të fjalëve.

2) Se të vënit e nyjes në fund të fjalëve, në njerën ose tjetrën menyrë, s'ka fuqinë të verë një popull nën një tjetër, dhe ja pse:

a) Rumunët dhe bullgarët nyjet i venë në fund të fjalëve; me gjithatë as bullgarët nuk rrjedhin nga rumunët, as rumunët nga bullgarët.

b) Italianët dhe francezët i venë nyjet përpara emrave; po as francezët s'rrjedhin prej italianëve, as këta prej francezëve.

Këto arësyetime dhe konkluzione do t'ishin të drejta, po të thuheshin kështu: thrakasit e shqiptarët hyjnë në familjen japetike, se nyjet i venë në fund të emrave, gjë q'është fenomen i gjuhës japetike.

Simbas gjuhëtarëve në fjalë, shqiptarët s'janë pasardhësit e ilirëve, mbasi këta nyjet i vinin përpara emrave, kurse shqiptarët i venë në fund të emrave. Mirëpo gjuhë ilirike e shkruar s'është gjetur. Pastaj këta gjuhëtarë s'muarën parasysh se çdo gjuhë që rrjedh nga gjuha japetike i ve nyjet në fund të emrave.

### 4

Zanoret **u** dhe **o** përdoren si përemra dëftorë në gjuhën **shqipe** dhe **greke**.

**Përemër dëftor.**

| | |
|---|---|
| Mashkullore: | u = ay. |
| Femërore: | o = ajo. |
| Mashkullore: | a + U = au = ay. |
| Femërore: | a + o = ao = ajo. |
| Mashkullore | a + y + tos = aytos = (ay). |
| Femërore· | a + y + ti = aute = ajo. |

### 5

Zanorja **E** përdoret si nyje dhe si përemër në gjuhën greke dhe shqipe.

selen **e** (Periudha e parë dhe e dytë)
selene: (Periudha e tretë)
**E** selene (Hëna) (Periudha e katërt)

**Në gjuhën shqipe**

Nus — **e** (Periudha e parë dhe e dytë)
Nuse (Periudha e tretë)
Nuse **a** (Nusja) (Periudha e katërt)

Në shqipen e sotme E-ja ka humbur kuptimin e përemrit dhe të nyjes; prandaj A-ja merret si nyje e shquar.

6

Zanorja: i, si përemër dëftor në gjuhën shqipe.

Gur (Periudha e parë)
Gur i (Periudha e parë dhe e dytë).
Gur = Petro
Gur-i = Petrua.

Edhe në gjuhën shqipe ka ca fjalë që arritën gjer në periudhën e katërt P.sh.

Nus e (Periudha e parë dhe e dytë)
Nuse (Periudha e tretë)
Nuse a (Nusja) (Periudha e katërt)

Njer i (Periudha e parë dhe e dytë)
Njeri (Periudha e tretë)
Njeriu (Periudha e katërt)

Gru a (Periudha e parë dhe e dytë)
Grua (Periudha e tretè)
Gruaja (Periudha e katërt)

7

Folja **eimi** në gjuhën japetike, greke, latine dhe shqipe. Krahasim i saj.

a

Folja **eimi** në gjuhën japetike.

Në gjuhën japetike folja eimi kish në fillim dy trajta: trajtën: **a** dhe **as**. Të dy këto trajta s'kanë mbaresa për të treguar personat dhe numërat, ishin d.m.th. pavetore. Nga kuptimi i frazës kuptohej se ç'vetë tregonte folja. Ishin pavetore foljet as dhe a në njëjës edhe në shumës.

**Njëjës**

Person i parë: as — eimi (jam)
" i dytë: as — ei (je)
" i tretë: as — esti (është)

**Shumës**

Personi i parë: as — esmen (jemi)
" i dytë: as (este) (jini)
" i tretë: as (eisi) (janë)

**Njëjës**

Personi i parë: a (eimi) (jam)
" i dytë: a (ei) (je)
" i tretë: a (esti) (është)

**Shumës**

Personi i parë: a (esmen) (jemi)
" i dytë: a (este) (jini)
" i tretë: a (eisi) (janë)

b

Folja pavetore **as** me mbaresa vetore.

**Njëjës**

Personi i parë: as — mi = jam
Personi i dytë: as — si = je
Personi i tretë: as — ti = është

**Shumës**

Personi i parë: as — mas = jemi
Personi i dytë: as — tas = jini
Personi i tretë: as — nti = janë.

**Shënim:**

Mbaresat mi, si, ti, mas, tas, nti tregojnë se dikur folja ka qenë pa mbaresa dhe ato korespondojnë me përemrat vetorë. Kështu këto trajta janë të kohës së mëvonëshme. Këtë e thomi duke u bazuar mbi konkluzionin e njohur të gjuhësisë: "Çdo kompozim bëhet në bazë elementesh të thjeshta, d.m.th. fjalësh më vete".

c

Krahasimi i foljes së greqishtes së vjetër: **eimi** me foljen japetike: **asmi**.

| **Japetike** | **Greke** |
|---|---|
| as-mi | es-mi |
| as-si | es-si |
| as-ti | es-ti |
| as-mas | es-men |
| as-tas | es-te |
| as-nti | e-nti |

**Vërejtje**

1) A-ja japetike në greqishte kthehet në: **e** në tërë vetat.

2) S-ja japetike u ruajt në tërë vetat, përveç vetës së tretë të shumësit, ku u zhduk.

3) Mbaresat vetore të njëjësit japetik u ruajtën të paprekura në greqishten e vjetër.

4) Në numurin shumës mbaresa japetike **mas** u kthye në **men** në greqishten **-tas** në **-te** dhe **-nti** mbeti siç qe.

ç

Krahasimi i foljes latine: **sum** me foljen japetike: **asmi**

| **Japetike** | **Latine** |
|---|---|
| as-mi | e Sum |
| as-si | eS |
| as-ti | eS-t |
| as-mas | eS — mus = eSm = e Sumus = Sumus. |
| as-tas | eS-tiS |
| as-nti | e s-u-nt = sunt. |

**Vërejtje**

1) Latini në fillim veten e parë të njëjësit a-në japetike e kthen në e: esmi (Periudha e parë). Këtë e provojnë trajtat: es, est, dhe estis. Më vonë i-në e fundit të trajtës esmi e humbi dhe mbeti trajta es-m (Periudha e dytë) Pastaj midis fthongeve: S dhe M lindi fthongu zanor: u dhe u tha: esum (Periudha e tretë). Më në fund fthongu zanor i fillimit: e, u zhduk dhe mbeti: sum. Sot trashëgimtari i trajtës: sum është: io sono. duke ruajtur vetëm s-në dhe u-në, e cila, siç dihet, shqiptohet në frëngjisht si shqipja y.

2) Në vetën e dytë të njëjësit, japetikja as u kthye në es dhe mbaresa si u zhduk.

3) Në vetën e tretë të njëjësit, japetikja: as u kthye në: es dhe u zhduk i e mbaresës: ti.

4) Në vetën e parë të shumësit, as kthehet në es.Mbaresa mas kthehet në mus; dhe midis shkronjave S dhe M lind ftongu U. Më në fund bie zanorja e parë e dhe kështu mbetet sumus.

5) Në vetën e dytë të shumësit; as bëhet es, dhe tas u kthye në tis.

6) Në vetën e tretë të shumësit: as bëhet: es. Midis shkronjave S dhe N zhvillohet ftongu U. Më në fund ftongu i fillimit E hiqet dhe kështu mbetet: sunt.

**d**

Krahasim i foljes shqipe: jam me foljen japetike: asmi.

| Japetike | Shqipe | |
|---|---|---|
| as-mi | a-m | |
| as-si | E | |
| as-ti | as-t | |
| as-mas | es-min | (Periudhè 1) |
| | e-mi | ( " 2) |
| | je-mi | ( " 3) |
| as-tas | es-tin | ( " 1) |
| | es-nit | ( " 2) |
| | e-ni | ( " 3) |
| | Je-ni | ( " 4) |
| | I-ni | ( " 5) |
| as-nti. | a-n | ( " 1) |
| | Ja-n | ( " 2) |

**Vërejtje**

1) Në vetën e parë të njëjësit S-ja Japetike dhe E-ja u zhdukën dhe kështu mbeti trajta am = unë jam.

2) Në vetën e dytë të njëjësit a-ja u kthye në -E. S-ja e a-së u zhduk, si dhe rrokja: Si.

3) Në vetën e tretë të njëjësit ftongu i fundit i u zhduk.

4) Në vetën e parë të shumësit -aS u kthye në -ES,dhe mbaresa -mas u kthye në -min (Periudha e parë) d.m.th. u bë es-min. Pastaj ra S-ja dhe N-ja dhe u bë: E-MI (Periudha e dytë). Krahas me trajtën E-MI kemi dhe trajtën E-NA, që korespondon me trajtën ES-NA (jemi). Pastaj u bë: JE-MI, (Periudha e tretë) Si emi u bë jemi, ose si am u bë jam.

**Shëmbëll**

U **am**. Hasmodia midis zanoreve **u** dhe **a** zhduket, duke vënë midis tyre gjysmë zanoren **j**. Kështu pra u bë **u-j-am**. Në këtë rast j-a ose do të ngjitej e do shqiptohej me **am**, d.m.th. **uj-am**, ose do shqiptohej **u-jam**. Dhe u ngjit me foljen, d.m.th. u bë: Jam.

5) Në vetën e dytë të shumësit **-aS** u kthye në **-ES**, dhe **-TAS** në: **TIN**-(Periudha e parë). **Es-tin** bëhet **es-nit** d.m.th. **N**-ja vete në vendin e t-së dhe **t**-ja në vëndin e N-së (Periudha e dytë) d.m.th. u bë metatezë reciproke e fthongeve (tingujve) **N** dhe **T**. E-NI = ENI, d.m.th. s-ja me **t**-në u zhdukën (Periudha e tretë) **Ju-j-eni** = Ju jeni (Periudha e katërt). **Jeni** sot u bë **ini** d.m.th. **e**-ja **ejeni-t** asimilohet me i-n e fundit dhe bëhet **ini** (Periudha e pestë).

6) Në vetën e tretë të shumësit ftongjet **S,T** dhe **I** u zhdukën. (Periudha e parë) dhe u bë: **AN**. Në periudhën e dytë u vu përpara **j**-a dhe u bë **jam**.

**Shënim** — Në gjuhën shqipe vetja e parë e shumësit të përemrit vetor **unë**, është **-na**. Vetja e parë e shumësit të foljes (**jam**) përveç trajtave: **es-min**, **emi** - **jemi** ka dhe këtë formim: **es-na** (Periudha e parë) **e-na** (Periudha e dytë) je-na (Periudha e tretë).

Zgjedhimi i foljes **am** (jam) në kohën e tashme të mënyrës dëftore.

| **Njëjës** | **Shumës** |
|---|---|
| a-m | e-na, dhe e-mi |
| E | e-ni |
| aS-t dhe a | a-n |

**e tashmja e lidhores**

| **Njëjës** | **Shumës** |
|---|---|
| e-m | e-na dhe e-mi |
| e-s | e-ni |
| e-t | e-n |

Po t'i vemë kësaj folje në fillim shkronjën **k** që do të thote: **me patur**, do të kemi foljen e kohës së tashme në mënyrën dëftore:

| **Njejës** | **Shumës** |
|---|---|
| k-a-m | k-e-n-a dhe k-e-m-i |
| k-e | k-e-n-i |
| k-a | k-a-n |

**E tashmja e lidhores së foljes: a-m**

| **Njëjës** | **Shumës** |
|---|---|
| e-m | e-na dhe e-mi |
| es | e-ni |
| e-t | e-n |

**Vërejtje**

Foljet mesore dhe pësore të shqipes janë kryesisht të përbëra nga tema kryesore e foljes dhe nga mënyra lidhore të foljes a-m. D.m.th. EM, ES, ET, etj.

P.sh.

Pill-em
pill-esh
pill-et
pill-emi
pill-eni
pill-en

**Vini re.** — Në lidhje me vetën e parë të shumësit të foljes japetike **as-man** (në shqipet: es-min) theksojmë se kryesisht **es-min** s'është kohë e tashme, po e pakryer, do të thotë d.m.th. po **jemi**, po **ishim**. Kjo është periudha e parë. Në periudhën e dytë në pjesën **-min** të trajtës **es-min** u bë metatezë reciproke e ftongeve dhe u tha es-min. D.m.th. ftongu N zuri vendin e ftongut M, dhe ftongu M zuri vendin e ftongut N. Kjo është periudha e dytë, e vetes së parë të shumësit, në kohën e pakryer, në gjuhën e sotme letrare.

Për vetën e dytë të shumësit të foljes japetike **as-tas** (në shqipet: **es-tin**), thomi këto: **ES-TIN** në shqipet është e pakryer dhe do të thotë: ishit, jo jini; kjo është periudha e parë e së pakryerës. Në periudhën e dytë të së pakryerës **es-tin** u bë **es-nit** d.m.th. **n**'ja zuri vendin e **t**-së dhe **t'** ja të **n**-së. Kjo është periudha e dytë dhe e sotmja e së pakryerës. Prej kësaj trajte të së pakryerës, po të hiqet shkronja finale **t**, do të kemi vetën e dytë të shumësit të së tashmes veprore q'është në përdorim edhe sot. d.m.th. **es-ni, eni, jeni.**

Vetja e parë e shumësit të së tashmes veprore formohet duke u hequr shkronja **s** (në fund) e rrokjes **es** dhe shkronja **n** e fundit. Kështu bëhet Emi (periudha e parë) **Jemi** (periudha e dytë).

**Konkluzion**

Greqishtja e Homerit ka trajtat:

esmi
essi
esti
esmen
este
enti. (siç u tha).

Në vërejtjet thamë se folja homerike ndryshon pak nga ajo e japetikes. D.m.th. aja fillestare e foljes japetike **asmi** u kthye në **-e** dhe u bë **esmi** etj. Folja e shqipes: **jam, je-est** etj. që krahasohet me trajtën: **as-mi** të japetikes, është e shqipes së sotme, dhe jo e shqipes së kohëve të Homerit. Pra homerike trajtat: **esmi, essi, esti,** etj. janë 3000 vjet më afër me ato të japetikës: **as mi, assi, asti** etj.

Po të krahasojmë gjuhët e sotme që rrjedhin nga japetikja — sikundër bëmë me gjuhën shqipe — me trajtat **asmi, assi, asti** etj. do të shohim se ndryshimi i këtyre gjuhëve me japetikën është shumë i madh (përveç lituanishtes) gjë që nuk vërtetohet me shqipen. Për të provuar këtë, paraqitim më poshtë **tabellën VI,** që përfshin disa trajta të foljes **(einai) me qenë** që shohim në gjuhët e sotme të rrjedhura nga familja japetike. (shih **tabellën VI**).

## TABELLA V

## METATEZË RECIPROKE E FTHONGEVE

### (Shëmbëlla)

1) Av-va. Avlona-Valona (Vlorë). Trajta e drejtë është: avlona; ftongu i dytë (v) merr vendin e të parit (a) dhe ky atë të të dytit.

2) Ar-ra. Tharsos — thrasos. Trajta e drejtë është tharsos.

3) Al-la Albania — Labania. Trajta e drejtë është **Albania**. Albania — **Arbëria**, Banori-Arbër. **Labënia** — Labëria; banori **Labër-Labën** dhe **Lap**. Edhe këtu ndodh ajo që ndodhi në të dy shëmbëllat e mësipërme. d.m.th. ftongu i dytë merr vendin e të parit dhe i pari vendin e të dytit.

4) Am-ma. Amnari — Manari —. Edhe këtu ndodh e njëjta gjë si në shembujt që u cituan më lart.

5) Fi-if. Profit (profet) = proift = prift.

**Shënim**

Këtu fjala **prift** dolli nga **fjala profitis.** Prifti shqiptar, kur lexonte profecitë shqip, thoshte: "Dëgjoni ç'thotë Profiti", në periudhën e parë. Në periudhën e dytë prifti shqiptar thoshte: "Dëgjoni ç'thotë Proifti". Në periudhën e tretë thoshte: "Dëgjoni ç'thotë Prifti".

Populli i paditur duke dëgjuar fjalët: Profiti — Proifti — Prifti e merrte këtë emër të **profitit** si emër të priftit. Kështu në mënyrë paretimologjike fjala profiti u bë në gjuhën shqipe **prift**.

6) Ul-k-lu-k. ul-k = Lu-k (shqip) — **Lykos** (greqisht) — **lupus** (Latinisht). Edhe këtu ftongu i dytë merr vendin e të parit, dhe i pari vendin e të dytit.

7) Vr-rv. Nevra-Nerva. Dhe këtu ftongu i katërt merr vendin e të tretit dhe i treti vendin e të katërtit. Trajta e drejtë është **nevra**.

8) Sap-Spa. Saptam-Spatam (Indisht) — epta (greqisht) — septem (Latinisht) — shtat (shqip) d.m.th. ftongu i tretë **p** vihet midis të parit (s) dhe të dytit (a); shkronja **p** asimilohet me ftongun **t**.

9) Egjyptios. E-gyp-t-E-pgi-t-E-vgit, ftongu **p** kthehet në **v**. D.m.th. ftongu i tretë (p) vihet përpara ftongut të parë (g) dhe bëhet Evgit.

10) Egypt (os). E-vgit. Këtu ftongu i katërt merr vendin e të dytit dhe i dyti vendin e të katërtit.

11) Mel-lme A-mel-go-A-lme-go-Armego. (mjell në shqip). Këtu fthongu i tretë vihet përpara ftongut të parë.

12) Huf-Fuh. Hufta-Fuhta. (Sh. grushe) Ftongu i tretë (f) merr vendin e të parit (h) dhe ftongu (h) merr vendin e ftongut të tretë (f).

13) Vel-lev. Velenxa — Levenxa. Ftongu i tretë merr vendin e të parit, dhe i pari atë të të tretit.

14) Fab-Baf. BATHË Faba — Bafa — Batha. Edhe këtu ftongu i tretë merr vendin e të parit, dhe i pari vendin e të tretit. D.m.th. shkronja **B** shkon në vendin e shkronjës F dhe kjo në vendin e **B**-së, duke u kthyer **F**-ja në **th**.

15) Nol-lon. Fai-nol-i-Failon-i (rrobe e priftërve). Dhe këtu ndodh e njëjta gjë: d.m.th. ftongu i tretë (**L**) shkon në vendin e parë të ftongut **n** dhe anasjelltas.

16) Min-Nim Shëmbëlla:

a) Qesh-min — Qesh-nim.
b) Ish-min — ish-nim.
c) Pi -min — Pi-nim.

Edhe këtu ngjet ajo që pamë në shëmbëllat e mëparëshme.

17) Dip-Bit = asgjë. Edhe këtu shihet ajo e shëmbëllit të mëparëshëm.

LAM LËMI 18) Mal-Lam. Malia — Lamia. Këtu ftongu i tretë **L** merr vendin e ftongut të parë **M** dhe ky atë të ftongut L. (Shënim — Më gjatë mbi fjalët Malias Lamias shih: Pjesa e dytë, Libër i katërt "**Maleiaon oros**")

19) Rol-Lor. R'ol-ogi-Lor-ogi. d.m.th. ftongu i tretë 1 merr vendin e të parit **r**, dhe ky vendin e të tretit L.

20) S-pit-S-tip. SHTËPI S-pit-S-tip-s-tëp-i (Hospitium, Latinisht). Këtu ftongu i tretë **p**, duke kapërxyer një ftong, merr vendin e ftongut të parë **t** dhe ky merr vendin e ftongut të tretë **p**.

21) Plek-Klep. Pleko-Klep-sit (shqip). D.m.th. ftongu i katërt **k** duke kapërxyer dy ftonge, merr vendin e të parit ftong **p** dhe ky (p) duke kapërxyer dy ftonge, merr vendin e ftongut k.

22) Morf-Form. Morfe — Forma d.m.th. ftongu i katërt (f), duke kapërxyer dy ftonge, merr vendin e të parit ftong (m) dhe anasjelltas.

23) Ropl-Lopr. A-ropl-ano-a-lopr-ano d.m.th. ftongu i katërt (l) duke kapërxyer dy ftonge, merr vendin e ftongut **r**, dhe ky vendin e ftongut l.

24) Ravd-Davr. Ravdos-Davros d.m.th. ftongu i katërt **d**, duke kapërxyer dy ftonge, merr vendin e ftongut të parë **r** dhe anasjelltas.

25) Lgar-Rgal. Bulgar-Burgal d.m.th. ftongu l duke kapërxyer dy ftonget (a-në dhe g-në) merr vendin e ftongut r. Dhe anasjelltas: ftongu r, duke kapërxyer dy ftonge (g-në dhe a-në) merr vendin e ftongut l.

26) Thaut-Tauth. En-thaut-a-En-tauth-a. D.m.th. ftongu i katërt t, duke kapërxyer dy ftonge (u dhe a) merr vendin e ftongut të parë th; dhe ky, duke kapërxyer dy ftonge (a dhe u) merr vendin e ftongut të katërt t.

27) Relg-Legr. Karegl-a-ka-legr-a d.m.th. ftongu l merr vendin e ftongut të parë r, duke kapërxyer të dy ftonget g dhe e. Dhe anasjelltas, ftongu r (i pari) duke kapërxyer dy ftonge (e dhe g) merr vendin e ftongut l.

28) Or-ro. P-or-tokali-P-ro-tokali; ftongu i dytë r merr vendin e ftongut o dhe ky vendin e ftongut r.

29) Er-Re. St-er-go =st-re-go; ftongu i dytë r merr vendin e ftongut të parë e dhe ky atë të ftongut r, që vjen pas tij.

30) çf-fç. Çfarë — Fçarë; ftongu i dytë f merr vendin e ftongut të parë ç dhe ky atë të ftongut F (Dialekti i Korçës).

31) Stro-stor, Stronnymi — Stornnymi; ftongu i katërt r merr vendin e ftongut të tretë o dhe ky atë të ftongut r.

32) Llamar-Ramall Llamarina — Ramallina; këtu ftongu i pestë, duke kapërxyer tre ftonge (a, m, dhe a) merr vendin e ftongut të parë l. Dhe ky duke kapërxyer ftonget a m dhe a merr vendin e ftongut të pestë r.

33) Molyv-volym Molyv-i-Volym-i; ftongu i pestë v, duke kapërxyer tre ftonge (y, l dhe o) merr vendin e ftongut të parë m, dhe anasjelltas, ftongu i parë m, duke kapërxyer tre ftonge (o, l dhe y) merr vendin e ftongut të pestë v.

34) Avlon-a = Navlon-a; ftongu i pestë n, i fjalës Avlona, duke kapërxyer katër ftonge për para tij (o, l,v,a) vihet në fillim të kësaj fjale d.m.th. përpara shkronjës fillestare a, duke ruajtur njëkohësisht edhe vendin e pestë, që ka në trajtën Avlona.

**Shënim:** Në turqishten Avlona thuhet Navlona

35) Dam-Mad. d.m.th. Ra-dam-an (thus) Ramad-An (thus)

**Shënim:** Nër arabët fjala **Ramadan** do të thotë:
1) Muaji i nxehtë;
2) muaji i agjërimeve që thuhet prej musulmanëve **Ramazan;** dhe
3) tërësia e parimeve morale.

Duket se kuptimi i fundit i fjalës Ramazan i përgjigjet kuptimit të fjalës homerike: **Radamanthys**. Radamanthys nga Kreta shquhej si njeri shum'i drejtë, aq sa edhe në Fer u bë gjykatës. **Ramadanthy**, pra ishte njeriu i shquar për drejtësi, që është parimi moral m'i lartë. Pra, fjala, **Fer Ramadan** dhe e vjetra **Radamanthys** janë fjalë libike, arabe.

Ku osht?

## Vērejtje mbi tabellēn V

Mund të pyesë dikush: pse u hartua kjo tabellë mbi ndryshimet e fjalëve me anën e metatezës reciproke të ftongeve të tyre? Përgjigja jonë është (përveç atyreve që thamë më lart,) dhe për këto arësye:

1) Që të dalë në shesh pa asnjë dyshim se emri **Albania** kthehet në **Labania,** me anën e metatezës reciproke të ftongeve **a** dhe **l** (L).

2) Që të bëhet e ditur se fjala **Arnaut,** nuk rrjedh nga emri **Arianites,** siç thotë Falmerayer (shih studime shqiptare prej P. Kupitorit, Athinë në 1879), po prej fjalës **Arnanit** duke u kthyer pjesa **van** e fjalës Arnanit në **nav** (d.m.th. Arnabit). Fjala arnavit u kthye në **Arnavut,** duke ruajtur fthongun v, sepse turqisht thuhet **arnavut** dhe **Arnaut** veprohet zakonisht në trajtat çifut (Israilit) dhe ajdut (Kusar); se shumë israilitë matrapazë vinin pas ushtrisë turke, dhe shumë serbë (ajdutë) si dhe shqiptarë të tillë.

3) Që të bëhet e ditur pa pikë dyshimi — me anën e rrugës etimologjike — se kryeqyteti i sotëm i prefekturës së Fthiotidës dhe Foqidës (në Greqi) që quhet sot **Lamia,** më parë quhej **Malia** (shih më gjërësisht mbi këtë temë: Pjesë e dytë, Lib. IV, "**Maleiaon oros**" të kësaj vepre).

4) Që të bëhet gjithashtu e ditur se fjala **Radaman** ndërrohet në **Ramadan** me anën e metatezës reciproke të ftongeve. Dhe, përgjithësisht, që të kuptohen ndryshimet e fjalëve të shënuara në tabellën V.

Kjo pjesë ka pak vlera.

## TABELLA VI

Krahasim i foljes së sotme **eimi** (jam) i gjuhës shqipe, greke, frënge, italiane, rumune, gjermane, engleze, bullgare, lithuane dhe ermene, me japetiken **as mi.** Koha e tashme e dëftores së foljes **eimi.**

| Japetike | Shqipe | Greke | Frënge |
|---|---|---|---|
| As-mi | Jam | Ime | Je suis |
| As-si | Je | Ise | Tu es |
| As-ti | Asht | Ine | Il est |
| As-mas | Jena dhe Jemi | Imaste | Nous Sommes |
| As-tas | Jeni (Ini) | Isaste | Vous êtes |
| As-nti | Jan | Ine | Ils sont |

| Italiane | Rumune | Gjermane | Engleze |
|---|---|---|---|
| Io sono | Eu Sunt | Joh bin | I am |
| Tu sei | Tu esht | Tu bist | Thou art |
| Egli è | El este | Er ist | He is |
| Noi siamo | Noi suntem | Wir sint | We are |
| Voi siete | Voi sunteo | Ihr seit | You are. |
| Essi sono | Ei sunt | Sie sind | They are. |

| Bullgare | Lithuane | | Ermene |
|---|---|---|---|
| Az Sem | Esmi | | Em |
| Ti si | Esi | | Es |
| On je | Esti | | E |
| Mi sme | Esme | | Enk |
| Vi se | Estre | | Ek |
| Oni su | (Esti) | | En |

8

## KRAHASIMI I FJALËVE TË TABELLËS III

Tani fillojmë krahasimin e fjalëve të gjuhëve që përfshin tabella III, duke nisur nga fjala **pater.**

1) Në shqipen e vjetër **patër,** në japetiken **patër,** në greqishten **patër,** në latinishten **patër.** Këtu kemi katër fjalë me të njëjtin kuptim dhe të njejtat ftonge. Kanë pra origjinë të njëjtë, dhe popujt që i flasin janë të së njëjtës familje. Që greqishtja e vjetër kishte fjalën **patër,** e nxjerrim nga këto:

Hesýhu nga Aleksandria në fjalorin e tij thotë: "Pelasgët perendinë e quajnë: **dipatyron.**

(Shih Mithologjia Desharme, përkth. greqisht, botim 1, Athinë).

Kjo frazë e Hesyhut, në formën pësore, bëhet kështu: "**Prej pellasgëve perëndia quhet Dipatyros.** (Di-patur) Nga kjo fjalë po të heqim shtesën greke os-, mbetet **dipatyr.** Kjo fjalë përbëhet nga fjala **Di** dhe **patyr.** Di-ja = de; patyr = pater. Pra Dipatyr = depater = De (është për mua) at. Kjo **depater** korespondon me: **Pater-de.** Pater = per, de = di = Per-di = = Peren-di (në shqipet). Pellasgët pra, duke e quajtur perëndinë: **Dipatyron,** është sikur thoshnin "**Dheu është për mua at**" (përpara hyjnizimit të Dheut). Pas hyjnizimit thoshnin "At im është i hyjnizuari dhe. (De)

Fjala **Dipatyros** është një me fjalën shqipe **Perendi** me ndryshimin se **në** fjalën **Dipatyros** vjen përpara Di-ja d.m.th. Perendi dhe pas saj fjala **pater;** kurse në shqipet përpara vihet fjala **per-pater** dhe pason fjala di (de) d.m.th. Per-di = Perendia është ati im.

Kjo frazë **De-pater** d.m.th. **Dipatyros** që takohet në veprën e Hesyhut prej Aleksandrisë, (që korespondon me shqipen: pater de Per-di), gjëndet pothuaj gjithmonë te Homeri nënë trajtën: **Zeu Pater,** ku emri i Perëndise vihet përpara, dhe pas fjala **pater,** që tregon cilësin'e perendisë. Rrallë përdoret trajta: **Pater Zeu,** po jo te Homeri. Shëmbëlla:

"O Zeu pater, mbret i hyjve të Olimpit"

*(shih anthologia Lyrica, Leipzig, 1813 f. 58 — fragmentum: 26 (2) —)*

Kjo dëshmi e Hesyhut nga Aleksandria që thotë se: "Nër pellasgët perendia quhej: Dipatyros" ka shumë rëndësi, se korespondon me trajtën e shqipes së sotme: "**Pater-de**" dhe kështu vërteton se pellasgët e shqiptarët janë të një race.

Që të thomi shkurt:

Nër pellasgët, simbas Hesikit, **De-pater** (trajta 1)

Nër shqiptarët e sotmë: **Pater-de** (trajta 1).

Nër pellasgët, simbas Hesikit prej Aleksandrisë, **Dipatyros**.

Nër shqiptarët e sotmë: e pashquara **Perëndi** dhe e shquara **Perëndia** (trajta 2).

Kjo dëshmi e Hesikit, pra ka shumë rëndësi mbasi ky thotë shprehimisht se fjala **Dipatyros** është pellasgjike. Meqenëse kjo fjalë korespondon me: De-pater=pater-de=perendi, del se në këtë fjalë pellasgët dhe shqiptarët takohen dhe ky është takimi i parë i pellasgëve dhe i shqiptarëve.

Fjala **mater, motër** (shih tab. III, Nr. 2) Shqipja e vjetër kish fjalën **mater**. Ja prova:

Le të marrim fjalën: **Demeter**. Është fjalë e përbërë nga **de**-edhe **meter**; kjo **de** dikur shqiptohej si De (Krah. Demosthenes etj.) kurse sot shqiptohet **dhe**. Pra Dhe-meter=Dhe-mëmë. Pra edhe fjala meter-mater është edhe shqip, mbasi formohet me fjalën shqipe de (dhe). Kjo është prova e parë, se fjala meter është edhe shqip. Prova e dytë është fakti që kjo **fjalë** ndodhet në gjuhën shqipe në trajtën; **motër**. Po fjala **meter** është edhe pellasgjike, se, e lidhur me fjalën shqipe **de(dhe)** d.m.th. nënë trajtën: Demetër, pastaj De me ter dhe së fundi Dimitër, shprehte **teorinë kozmogonike të pellasgëve të vjetër**, simbas së cilës.

"Dheu, mëma e të gjithave, Demeter pasuri-dhënëse".

(Diod. Sikeliot I, Lib. e parë, 12,4-5).

Plus këtyre fjala **Demeter** është pellasgjike dhe kjo vërtetohet **nga** ky citat:

"Kundrejt monumentit të grave ndodhet faltorja e Demetrës e **quajtur** "Pellasgjidos" nga emri i pellasgut Triopa, që e ndërtoi këtë faltore; jo larg faltores ndodhet varri i Pellasgut".

(Pausania, Vol. Primum liber II, 22).

Në këtë fjalë pra Demeter bëhet **takimi i dytë** i **pellasgëve dhe shqiptarëve.**

Fjala: **brazer** (shih tab. III, num. 3) ruajti ftonget: b,r,a, zhduku ftongun **h** të sanskritishtes: **Bhratar, t-në** e ktheu në **z** dhe **a**-në e dytë në **e**. Shkaku i këtyre ndryshimeve është ky: gjuha në të folur kërkon gjithmonë lehtësi në të shqiptuarit, deklamuarit, prandaj prish trajta fjalësh që janë në rregull dhe nga këto krijon fjalë të tjera sinonime, ose jo. Shembuj:

Participi "on" i foljes "eimi" s'ka asgjë të përbashkët me këtë **folje**: Eo-mi, particip e-son = eon (Herodoti) "on".

Ndërrimi i T-së në Z ndoqi këtë rrugë:

T = Th = D = Dh = Z. Kështu sanskritishtja: Bhratar=Brother (Anglisht), — Bruder (gjermanisht) = Brazer (shqip). Përveç trajtës **brazer** është dhe trajta tjetër **byrazer.** Ja shpjegimi i trajtës së dytë: kur grumbullohen dy ose tri shkronja të pazëshme njera pas tjetrës, ahere gjuha e ka të vështirë t'i shqiptojë; këtë vështirësi gjuha e eviton duke vënë në mes të parët e të dytët të pazëzhme një farë zanore. Këtu në fjalën **byrazer** u vu shkronja zanore (y). Ky fenomen ndodh ndër ata që shqiptojnë me një farë pakujdesi ftonget e pazëshme. (Krahaso: fjalën greke **kapinos** në vend të **kapnos**, psalitiri në vend të psaltiri, volita në vend të volta, etj. (Shih Mesaionika-Anagnosenata prej G.N. Haxhidaqit, Athinë, 1905. Që trajta **brazer** është e drejtë dhe jo **byrazer**, provohet nga trajta **e** dytë e fjalës **vllazën**; kjo ka dhe trajtën **vlla**, e cila rrjedh nga trajta **vllazën**, duke u hequr mbaresa **zën** dhe mbeti fjalë më vete, sikundër fjala **brat** e sllavishtes **që** rrjedh nga trajta **bhrater**.

Tani do ndodhemi përpara një fenomeni të papritur e të pabesuar: simbas Hesyhut, prej Aleksandrisë në Arkadi dhe Elidë vëllait i thoshnin **vra**, që në kohë të vjetra shqiptohej **bra**; kjo është një me fjalën **brat** të sllavishtes, me **bhratar** dhe **brazer**. Po meqenëse grekërit e Arkadisë dhe t'Elidës meqë ishin akej s'qe e mundur t'i thoshin vëllait **bra**, ose nga ana tjetër ishte e pamundur të egzistonte në greqishten fjala **bra** me kuptimin e vëllait, del se duhet kërkuar ç'është kjo fjalë **bra**. Nga Herodoti mësojmë se në Arkadi kishin qenë pellasgë... "Arkades Pellasgë" (Lib. I, Kap. 143-148). Siç shihet, Herodoti s'thotë Arkades **dhe** Pellasgë" po "Arkades Pellasgë" d.m.th. Pellasgë që banojnë në Arkadi". Edhe **Pausania** thotë gjithashtu se vend-banimi i parë i pellasgëve ishte Arkadia.

"Arkadët thonë se **Pellasgu** erdhi i pari në këtë tokë... Edhe prej poetit Azios janë thënë për atë këto: Pellasgun hyjnor në malet e larta e lindi toka e zezë, që të jetë gjinia e vdekëtarëve" (Paus. Arkad. Lib. VIII, 2).

Pellasgët e Arkadisë quheshin gjithashtu "Proselanaioi" d.m.th. të lindur më parë se Hëna.

..."Njeriun toka e lindi e para, duke sjellë dhuratë të bukur... Pastaj **Arkadia** Pellasgun "proselanaion" (lindur më parë se Hëna).

(Antologia Lyrica, faq. 300-301 Leipziae, MDCCCLC.)

Nga Herodoti pra dhe nga Pausania mësojmë se në Arkadi dhe Elidë banonin **pellasgë**. Prej kësaj del se fjala **bra** ishte fjalë **pellasgjike** dhe se **kjo bra** është pjesë e fjalës shqipe **brazer**, e cila më pas u bë fjala **vlla**, e sotshme. Çdo **b** e trashëguar prej japetikes kthehet në greqishte në shkronjën **v**. Gjithashtu kjo ndodhi edhe në gjuhën shqipe. B-ja e fjalës **bra** u kthye në v. (latine) dhe shkronja **r** në **l**, gjë që është një fenomen i zakonëshëm. Kështu pra fjala pellasgjike **bra** është e barabartë me fjalën shqipe **vlla**.

Është i lutur lexuesi shkencëtar të mbajë shënime në një fletore të veçantë që të shënojë me numur rendor, se, sa herë gjenden fjalë që shpjegohen me anën e shqipes aty do t'i gjejë edhe **pellasgët**; se këtë fenomen — që s'është i rastit — do ta takojmë shumë herë. Dhe takimet — me anë të fjalëve — e **shqiptarëve me pellasgët** janë prova aq të shumta, sa që e detyrojnë lexuesin të formojë, edhe pa dashje, mendimin e drejtë se **shqiptarët** dhe **pellasgët janë të një fisi dhe race**. Këto takime shihen që në fillim e gjer në fund të kësaj vepre.

Fjala **njer-i** (shih tab. III, Nr. 4), japetikisht **nr.** sanskritisht **nar-o**, greqisht (e vjetër) **aner**. Ftongu **nj** i shqipes së vjetër korespondon me ftongun **n** të sanskritishtes dhe japetikes, dhe me ftongun (n) të greqishtes. Ftongu **e** korespondon me ftongun **a** të sanskritishtes dhe me **n**-në të greqishtes që shqiptohej si e e gjatë. Ftongu **n** u ruajt në tërë gjuhët e krahasuara, si edhe ftongu **r**. Mbaresa e shqipes **i** korespondon me mbaresën **o** të sanskritishtes.

Fjala **grua** (shih tab. III Nr. 5); japetikisht **gnu**, sanskritisht **gnu-a**, greqisht **gyne**, (jonikisht **gune**, dorikisht **guna**).

G-ja e fjalës shqipe **gru-a** korespondon me japetikën dhe sanskritishten **g** dhe me greqishten **γ**. **R**-ja me **n**-në të japetikes dhe sanskritishtes dhe me **n**-në (V) të greqishtes. **U**-ja e shqipes me **u**-në të japetikes dhe sanskritishtes dhe me ipsillonin **υ** të greqishtes. **A**-ja u ruajt në sanskritishten e në shqipen; në greqishte u ruajt vetëm në dialektin dorik, ndërsa në dialektin jonik u kthye në e të gjatë. Midis trajtës **gnua** të sanskritishtes dhe **guna** të greqishtes u bë metatezë reciproke e ftongeve **u** dhe **n**. D.m.th. fthongu **u** zuri vendin e fthongut **n** dhe fthongu **n** zuri vendin e ftongut **u**, gjë që ndodh shpesh herë (krah. thrasos-tharsos etj).

Yllg: NEVJESTA ← NUESTA ← NUSETË

Fjala nus-e (shih tab. III, Nr. 6), sanskritisht snus-a në greqishten e vjetër nyos = nu(s)os (Itongu y gjer në shekullin e dytë e.v. shqiptohej si u-ja e latinishtes; nga shekulli i dytë gjer në të dhjetin e.r. shqiptohej si u-ja e frëngjishtes dhe që ahere gjer më sot shqiptohet si i (jota), latinisht nurus, gjermanisht shnur, sllavisht shucha. N-ja e shqipes korespondon me n-në që u ruajt në tërë gjuhët e krahasuara. U-ja korespondon me sanskritishten u, me greqishten y — që shqiptohej në kohën e Homerit si u — dhe me u-në, që u ruajt në tërë gjuhët e krahasuara këtu. S-ja korespondon me s-në të sanskritishtes, me (s) të greqishtes, të fjalës nyos trajta pro-homerike e së cilës do t'ishte nys-os, dhe me r-në të latinishtes e të gjermanishtes.

Fjala emn (shih tabell. III, Nr. 7) sanskritisht nama, greqisht onoma, latinisht nomen, gjermanisht dhe anglisht name, sllavisht imen. Në shqipet ka dy trajta: nam pa nyje, dhe nami me nyje, si dhe emn pa nyje dhe emni me nyje. Shkronja n e nam-it korespondon me n-në të sanskritishtes dhe të gjuhëve të tjera që krahasohen këtu. A-ja me a-në e gjermanishtes dhe t'Anglishtes dhe me o-në e parë të fjalës greke onoma. Ja zhvillimi: Nam= =amn = onm = onom = onoma.

Gjithashtu korespondon a-ja me latinishten -o. Zhvillimi: Nam= nomn=nomen.

M-ja u ruajt në tërë gjuhët e krahasuara.

Në trajtën e dytë emn (zhvillimi i të cilit u bë kështu: nam=man=amn= =emn) e-ja korespondon me a-në të sanskritishtes, gjermanishtes dhe anglishtes dhe me o-në të greqishtes dhe latinishtes. M-ja dhe n-ja u ruajtën.

Fjala: njo (shih tabell. III, N. 8) e shqipes, korespondon me gn të sanskritishtes, me greqishten gn, me latinishten gn dhe anglishten en. O-ja e shqipes korespondon me a-në të sanskritishtes, me Ω të greqishtes dhe me o-në të Latinishtes e të anglishtes.

Fjala tham, them, thom e shqipes (shih tab. III, Nr. 9) thuhet sanskritisht bham, greqisht fami, latinisht fari. Th-ja korespondon me bh-në të sanskritishtes, me f-në të greqishtes, me f-në të latinishtes. A-ja me a-në të gjuhëve të tjera të krahasuara. M-ja me m-në të sanskritishtes dhe Greqishtes.

Fjala asht (shih tab. III, Nr. 10) thuhet sanskritisht asti, greqisht estin, latinisht est, gjermanisht ist, anglisht S. A-ja korespondon me a-në të sanskritishtes, me e-në të greqishtes e latinishtes, dhe me i-në të gjermanishtes dhe Anglishtes. S-ja korespondon me s-në të gjuhëve të tjera të krahasuara. Gjithashtu edhe t'ja me t-në të gjuhëve të tjera, përveç anglishtes. (Krah. sanskritisht: kash-as-ti? = shqip: kush asht? = latinisht: quis est? = greqisht: tis estin? — ku asti? shqip: ku asht? (Ndajfolja kohore ku në këtë formë ndodhet në Rik Veda, 2000 e.v. "simbas Gj. N. Haxhidaqis). Greqisht: Kou dhe pou estin. Yllg: jest "DA, JEST"

gr: D→TH

Fjala dyert dera (shih tab. III, Nr. 11) thuhet sanskritisht dyer-dvar, Greqisht thyra, latinisht foris gjermanisht thur anglisht door, sllavisht dveri. Shkronja d korespondon me d në të sanskritishtes, me th-në të greqishtes, me f-në të latinishtes, me th-në të gjermanishtes, me d-në të anglishtes dhe me d-në të sllavishtes. Shkronja Y korespondon me sanskritishten y, me greqishten v, me latinishten dhe anglishten o, me gjermanishten ü dhe ? sllavishten Y. E-ja korespondon me sanskritishten dhe sllavishten e. R-ja korespondon me r-në e gjuhëve të tjera të krahasuara.

Fjala flag-a (shih tab. III Nr. 12) sanskritisht bhrag, greqisht (flo-gs, latinisht flagro. F-ja është bh në sanskritishten, f-në në greqishten e latinishten. L-ja është r në sanskritishten dhe l në greqishten e latinishtena-ja është a në sanskritishten dhe latinishten dhe o në greqishten. G-ja mbetet



FLAKË

g në tri gjuhët e tjera. Fjala **dru** (shih tab. III Nr. 13) japetikisht dhe sanskritisht **dru**, greqisht **dry-s** sllavisht **derevo**. **D**-ja korespondon me **d** në japetike sanskritisht e sllave si dhe me **δ** të greqishtes. **R**-ja me **z**-në e gjuhëve të tjera të krahasuara. **U**-ja me **u**-në jap. dhe sanskr. dhe me **v** greke. **E**-ja e parë e sllavishtes derevo është zhvillimi i fthongut **e** midis fthongeve **d** dhe **r**. (I njëjti fenomen ndodhi edhe në fjalën **dr-y**, e cila u shndrua në fjalën **dory**. (Krahaso **Doureios** ippos) (Kali i Trojës).

Fjala **pek** (shih tab. III, Nr. 14) sanskritisht **pak**, greqisht **pep-pto**, latinisht **cooquo**, anglisht **bake**, sllavisht **pec**. P-ja mbetet në sanskritishten, greqishten dhe sllavishten; në latinishten është **c** dhe në anglishten **b**. **E**-ja është **a** në sanskritishten, **o** në latinishten, **e** në greqishten dhe sllavishten dhe **a** në anglishten. K-ja është **k** në sanskritishten dhe anglishten, **P** në greqishten, **O** në latinishten dhe **c** në sllavishten. **P**-ja u ndryshua në **K** dhe **B**. **A**-ja në **E** dhe **O**-ja dhe **K**-ja në **P** dhe **K**.

Fjala **mi-u** (shih tab. III, Nr. 15) japetisht dhe sanskritisht dhe latinisht **mu-s**, greqisht **my-s**, anglisht **mouse**, sllavisht **mish**. **M**-ja mbetet në tërë gjuhët e krahasuara. **I**-ja është **u** në japetiken, sanskritishten, latinishten dhe anglishten; në greqishten është **y** dhe në sllavishten **i**. U-ja e shqipes në fjalën **miu** është nyje e shquar. Këtu **U**-ja u shndrua në y (që në kohën e Homerit shqiptohej si **U** dhe **i**).

Fjala **ka-u** (shih tab. III, Nr. 16) sanskritisht **gaus**, greqisht **vus**, që në kohën e Homerit shqiptohej si **bus**, latinisht **bos**, anglisht **cow**. K-ja është **g** në sanskritishten, **b** në greqishten, që në kohën e vjetër shqiptohej si **b** latine në **b** në latinishten, **c** në anglishten. A-ja korespondon me **a**-në të sanskritishtes dhe me **o** në greqishten, latinishten dhe anglishten. **U**-ja e fjalës shqipe **kau** është nyje.

**Ndryshimet e ftongeve.**

Sanskritishtja **g** u kthye në **k**, në **v** (Beta), në **b** dhe në **C**. A-ja u kthye në **o** në greqishten, latinishten dhe anglishten. **Us**- korespondon me **u**-në të shqipes. Në greqishten u ruajt **us**-i, e sanskritishtes, ndërsa në latinishten **U**-ja u zhduk. Në anglishten **us** u kthye në **o** d.m.th. **u**-ja u kthye në **o** dhe ftongu **s** u zhduk.

Është për të vënë re konservatizmi i madh i gjuhës shqipe, e cila gjer më sot ka ruajtur trajtën **gaus** pothuaj të pacënuar, kurse Homeri që gjendej 3000 vjet më afër me sanskritishten e ndryshoi në **vus = bus**. Kallzorja e **gaus** në sanskristishten është **ga-m**, në shqipet **ka-n** dhe në gjuhën homerike **bo-n**. Kjo trajtë gjendet te Homeri, ku lexojmë këto:

Hektori, duke iu përgjegjur Ajaksit Telamonit, thotë:

"Aian diogenes Telamonie, Koirane laon,

. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

auta egon eu oida mahas t'androktasias te

"oid 'epi deksia, oid'e p'aristera nomesai von"

(Ajaks hyjnor, i Telomonit, pris **fisesh**, unë jam i zoti në betejat e në gjakderdhjet po jam i zoti edhe **kaun** ta kthej nga e majta e nga e djathta").

(Iliad. H. 234,237,-238).

Fjala **dem** (shih tab. III Nr. 17) sanskritisht **dam**, greqisht **dhamalis**, latinisht **dama**. D-ja është e njëjtë në sanskritishten dhe latinishten dhe me **dh**-në të greqishtes. E-ja korespondon me **a**-në të gjuhëve të tjera që krahasojmë, ashtu edhe m-ja u ruajt në tërë këto gjuhë. Latinishtja **dama** është një lloj zarkadhe ose gomar i egër.

Fjala **Vit-she** (femërore) (shih tab. III, Nr. 18) sanskritisht **Vat-sa**, latinisht **Vitulus**. V-ja ruhet në tërë gjuhët e krahasuara. **I**-ja në Latinishten

mbetet **i** dhe në sanskritishten kthehet në **a.** Edhe ftongu **t** mbetet në tërë këto gjuhë.

Fjala **kakërdi** (shih tab .III, Nr. 18) sanskritisht **kakerda,** greqisht **kakarantza.** Shkronja **k** e para dhe e dyta si dhe **a** janë të njëjta në këto gjuhë; **d**-ja korespondon me **d**-në të sanskritishtes dhe me t-në dhe z-në të greqishtes

Fjala **qen** (shih tab. III, Nr. 20) sanskritisht çvan, greqisht **qyon. Q**-ja korespondon me **s** të sanskritishtes dhe **k** të greqishtes; e-ja me a-në të sanskritishtes dhe me **o**-në të greqishtes: **n**-ja është e përbashkët.

Fjala **kon-a** (shih tab. III, Nr. 21). sanskritisht **kun-as, greqisht skylaks,** latinisht **canis. K**-ja korespondon me **k**-në të sanskritishtes, dhe me **c**-në të latinishtes; **o**-ja me sanskritishten **u**, me greqishten **y** dhe latinishten **a; n**-ja korrespondon me N-në e gjuhëve të tjera që krahasojmë, përveç greqishtes.

Fjala **ulk-u** (shih tab. III, Nr. 22) sanskritisht **varkas,** greqisht **lykos,** latinisht **lupus,** gjermanisht **wolf,** anglisht **wolf,** sllavisht **vluku. U**-ja e fjalës shqipe ulk-u, korespondon me **v** të sanskritishtes, **y** të greqishtes, (që siç u tha gjer në shekullin e II p.e.r shqiptohej si u) u të latinishtes, **w** të gjermanishtes dhe anglishtes dhe **v** të sllavishtes. **L**-ja e shqipes korespondon me **r**-në të sanskritishtes dhe **l**-në e gjuhëve të tjera; **k**-ja e shqipes korespondon me **k**-në të sanskritishtes, greqishtes dhe sllavishtes, me p-në të latinishtes dhe **f** të gjermanishtes dhe anglishtes.

Duhet vënë re se fjalët **lykos, lupus, wolf** dhe **vluku** kanë pësuar metatezë reciproke të ftongeve. d.m.th. në vend që të thuhej ylkos, u tha lykos; në vend të ulpus u tha lupus; në vend të **owlf** u tha **w**olf dhe në vend të lvuku u tha vluku. (Krahaso Albania, Labania, Alben-Laben = Arber-Laber. Pra **W** indiane u shndrua në **u** dhe **o. r** në **l, k** diku mbeti e pandryshuar, diku u shndrua në **r** dhe **f.**

Fjala **mjel** (shih tab. III, Nr. 23) sanskritisht **marg,** greqisht **a-melgo,** latinisht **mulgeo,** anglisht **milk,** sllavisht **molloko. M**-ja është e përbashkët; e-ja korespondon me a-në të sanskritishtes me **e**-në të greqishtes, me **u**-në të latinishtes, me **i**-në të anglishtes, dhe me **o**-në të sllavishtes; **l**-ja korespondon me **r**-në të sanskritishtes dhe është ruajtur në tërë gjuhët që krahasohen këtu. **M**-ja e fjalës sanskritisht **marg** u ruajt edhe në gjuhët e tjera motra që krahasohen. Këtu **a**-ja korespondon me **e**-në të greqishtes si edhe të shqipes, me u-në të latinishtes, me i-në e anglishtes dhe me o-në e sllavishtes. **R**-ja korespondon me **l**-në e gjuhëve të tjera. **G**-ja korespondon me **g** e greqishtes me **g**-në e latinishtes, me **k**-në e anglishtes dhe të sllavishtes. Ftongu **g** në gjuhën shqipe u zhduk.

Fjala **irr-a** (shih tab. III, Nr. 24) sanskritisht **iras,** greqisht **orros. L**-ja korespondon me **i**-në të sanskritishtes dhe **o**-në të greqishtes; **T**-ja me **r**-në të sanskritishtes dhe të greqishtes, dhe **a**-ja korespondon me **a**-në e sanskritishtes dhe me **o**-në e greqishtes.

Fjala **vesh** (shih tab. III, Nr. 25) japetisht **ves,** sanskritisht **vas,** greqisht **esthes,** latinisht **vestis,** gjermanisht (Gotisht) wesche, anglisht wear. **V**-ja është e përbashkët, si dhe me digamën e zhdukur të greqishtes që përdorej në kohën e Homerit; **e**-ja në sanskritishten është **-a-** ndërsa në të tjerat gjuhë është e përbashkët; **s**-ja korespondon me **s** e gjuhëve të tjera që krahasohen.

Fjala **ar-a** (shih tab. III, Nr. 26) sanskritisht **ajr-as; a**-ja korespondon me **a**-në dhe **r**-në të sanskritishtes.

Fjala **rath** dhe **reth** (shih tab. III, Nr. 27) japetikisht dhe sanskritisht **rath-as,** latinisht rota; **a**-ja e fjalës rath dhe **e**-ja e fjalës reth, korespondojnë

me **a**-në të japetikes dhe sanskritishtes dhe me **o**-në të latinishtes; **r-ja është** e përbashkët, **th**-ja korespondon me **th**-në në japetikën e sanskritishten, me **t**-në të latinishtes.

**Rreth** është njëjës, **rath** shumës.

Fjala **Zheg-line** (shih Tab, III, Nr. 28) sanskritisht **jug**, greqisht **zygos**, latinisht **jugum**. **Z**-ja korespondon me **j**-në të sanskritishtes dhe latinishtes dhe me **z**-në të greqishtes; **e**-ja me **u**-në të sanskritishtes dhe latinishtes dhe me **y**-në të greqishtes; **g**-ja me **g**-në të sanskritishtes dhe latinishtes dhe me **γ**-në të greqishtes.

Fjala **mat** dhe masë (shih tab. III; Nr. 29) sanskritisht **mat**, greqisht **metron**, latinisht **metior**. **M**-ja është e përbashkët; **a**-ja është **a**, në Sanskritishten dhe **e** në greqishten e latinishten. **T**-ja është e përbashkët, si edhe **s-ja** e fjalës shqipe **masë** korespondon me **t**-në të gjuhëve që krahasohen. Mat = metro-Masë = metron.

Fjala **barr** (shih tab. III; Nr. 30) sanskritisht **bhar**, greqisht **fortos**, anglisht **burdën**; **b**-ja e shqipes korespondon me **bh**-në të sanskritishtes, me **b**-në te anglisht s dhe me **f**-në të greqishtes; **a**-ja me **a**-në të sanskritishtes, me **u**-në të anglishtes dhe **o**-në të greqishtes; **r**-ja është e përbashkët në gjuhët që krahasojmë.

Fjala **daj** (ndaj) (shih tab. III, 31); sanskritisht **datl**, greqisht **dhaio**, latinisht **daps**. **D**-ja korespondon me **d**-në e sanskritishtes e të latinishtes dhe me dh e greqishtes që në kohët e lashta shqiptohej si **d**. **A**-ja korespondon me **a**-në e gjuhëve të tjera, që krahasohen.

Fjala **dham** (shih tab. III, Nr. 32) sanskritisht **dadami**, greqisht **dhidhonai**, latinisht **dare**, sllavisht **dat**. **D**-ja korespondon me **dh** e greqishtes dhe me **d** e gjuhëve të tjera që krahasohen; këtu e kemi fjalën për **d**-në **e** dytë të fjalës sanskritishte **dadami** dhe me **dh**-në e dytë të fjalës greke **dhidhonai**. **A**-ja korespondon me **a**-në e dytë të fjalës sanskritishte **dadami**, me **a**-në e fjalës latine **dare** dhe me **o**-në e fjalës greke **dhidhonai**. Gjithashtu edhe me **a**-në e fjalës sllave **dat**.

Fjala **koka** (shih tab. III, Nr. 33) sanskritisht **kaput**, greqisht **kefalé**, latinisht **caput**. **K**-ja korespondon me **k**-në të sanskritishtes dhe greqishten dhe me **c**-në të latinishtes; **o**-ja me **a**-në të sanskritishtes dhe latinishtes dhe me **e**-në të greqishtes; **k**-ja e dytë e fjalës shqipe koka me **p**-në të sanskritishtes dhe latinishtes dhe me **f**-në të greqishtes. (Krah. fjalën pek Nr. 14).

Fjala **eshtn** nj. asht) (shih tab. III, Nr. 34) sanskritisht **Asthan**, greqisht **ostun**, latinisht **os**. **A**-ja korespondon me **a**-në të sanskritishtes dhe me **o**-në të greqishtes dhe latinishtes. **S**-ja me **s**-në të gjuhëve të tjera dhe **t-ja** me **t**-në të sanskritishtes dhe greqishtes.

Fjala **burra** (shih tab. III, Nr. 35) sanskritisht **Pur-sas. Ftonget b,u,r,** janë të njëjtë me të sanskritishtes.

Fjala **Nat-a** (shih tab. III, Nr. 36) sanskritisht **nak-ta**, greqisht **nyks**, gjind. **nyktos**, latinisht **nox**, anglisht **night**, sllavisht **noç**. **N**-ja është e përbashkët; **a**-ja është **a** në sanskritishten, **y** në greqishten, **o** në latinishten e sllavishten dhe **i** në anglishten.

Fjala **dita** (shih tab. III, Nr. 37) sanskritisht **dina**, greqisht **dios**, latinisht **di-es**, anglisht **day**, sllavisht **dej**. **D**-ja është e përbashkët me gjuhët e tjera dhe me **dh**-në e greqishtes; **i**-ja me **i**-të e sanskritishtes, greqishtes dhe latinishtes, me **a**-në të anglishtes dhe me **e**-në të sllavishtes.

Rrënja **di** në sanskritishten do të thotë: ndrit, shkëlqej (krah. **udi** dhe **u-gdi** të shqipes). Trajta më e vjetër e fjalës **dita** është **dia**; Makrobi thotë se kretasit e vjetër ditës i thoshnin dhia, që shqiptohej si **dia**. Dhe u bë **dita** e tërhequr nga fjala **nata**, si në greqishten fjala **skia** (hije) u rregullua

AFËRDITA → DI+T

sipas fjalës **e lios** (dielli). Thuhej për sh. "Mos rri në diell (eljo), po në hije (isqo)".

"Sipas Makrobit — thotë St. Kumannudhi — kretasit i thoshin ditës dia". (Fjalor latinisht — greqisht), (1884, Athinë f. 222 në fjalën "dies").

Duhet shtuar se në Kretën e vjetër banonin edhe pellasgë (dioi Pellasgoi). Ja se ç'thotë Homeri:

"Është një vend i quajtur Kretë tokë e bukur dhe pjellore, që vaditet rreth e rrotull prej detit që ndrit; në këtë banojnë njerëz të panumërt dhe ndodhen nëntëdhjetë qytete; gjuhët e tyre janë të ndryshme; ka akej, eteokretas **hima**, kydonë, dorianë flokëgjatë dhe **pellasgë hyjnor** ".

(Odisea. T. 172-177).

S'mbetet asnjë dyshim se fjala **dia** korespondon me fjalën shqipe **dita**, e cila më parë ishte **dia**, dhe më vonë u bë **dita** e tërhequr nga fjala **nakta** ose **nata**, duke marrë **t**-në. Në Kretë banonin eteokretas, kydonë, dorianë dhe pellasgë. Fjala **dia** s'mund të jetë as akaike, as dorike, se këta ditës i thoshin **emar, amar, emera** dhe **amera**.

Kushdo që do të dëgjojë se në Kretën e vjetër ditës i thoshin **dia**, do të gjykojë me të drejtë se kjo fjalë s'është e gjuhës së Kretës. Se po t'ish, nuk do përmendej si një gjë eksepsionale, ashtu sikur të na thoshte dikush se në Kretë *dita* quhet *giorno*, do të formohej menjëherë bindja se kjo fjalë nuk është e gjuhës së Kretës. Del pra se kjo fjalë **dia** është e huaj; është **pellasgjike.** Dhe meqenëse është edhe shqipe, del se shqiptarët dhe pellasgët janë një racë. Këtu pra gjejmë tjetër takim shqiptarësh e pellasgësh.

Mund të thotë dikush se këto katër takime shqiptarësh e pellasgësh d.m.th. në fjalët **dipatyros** dhe të fjalës shqipe. **Perendi,** të fjalës pelasgjike **Demeter-mater,** (motër në kuptimin dhe në formën e sotme) të fjalës pellasgjike **bra** dhe të fjalës shqipe **brazer** dhe **dia-dita,** e përsërisim — mund pra të thotë se këto takime janë të rastit. Le të pranojmë edhe neve se janë të rastit, gjersa të provohet më poshtë se si ato ashtu edhe të tjera nuk janë të rastit.

Fjala **me, mua** (shih tab. III Nr. 38) sanskritisht **ma,** greqisht **me,** anglisht **mine,** sllavisht **moja. M**-ja është e përbashkët; **e**-ja korespondon me **a**-në të sanskritishtes, me **e**-në të greqishtes, me **i**-në të anglishtes dhe me **o**-në të sllavishtes.

Fjala **ti, ty** (shih tab. III, Nr. 39) sanskritisht **tu-am,** greqisht **ty. sy. T**-ja korespondon me **t**-në e sanskritishtes dhe të greqishtes si dhe me **s**-në e greqishtes. **I**-ja korespondon me **u**-në të sanskritishtes dhe **y**-në të greqishtes.

Fjalë **ju** (shih tab. III, Nr. 40) sanskritisht **juvam,** greqisht **Ymeis,** anglisht **You. J**-ja korespondon me **j**-në të sanskritishtes, **y**-në të greqishtes dhe **y**-të të anglishtes. **U**-ja me **u**-në e sanskritishtes dhe t'anglishtes dhe me **y** e greqishtes.

Fjala **ku** (shih tab. III, Nr. 41). Japetikisht **ku,** sanskritisht **ku,** greqisht **kou** (pou). **K**-ja korespondon me **k**-në e gjuhëve të tjera që krahasohen dhe me **p**-në të greqishtes; edhe **u**-ja është e përbashkët.

Ku është?

Kjo ndajfolje pyetëse vendi (ku-kou-pou) gjendet nënë këtë formë në Rig-Veda, e cila 2000 vjet p.e.r. simbas Gj. Haxhidaqit, është koleksion hymnesh ndaj perëndive.

Fjalë **kush** (shih tab. III, Nr. 42) sanskritisht **kas,** greqisht **tis,** latinisht **quis. K**-ja korespondon me **k**-në të sanskritishtes, me **t**-në të greqishtes dhe me **q**-në të latinishtes; **u**-ja me **a**-në të sanskritishtes, me **i**-në të greqishtes dhe me **u**-në të latinishtes; **s**-ja është e përbashkët.

Fjala **pr-apa** (shih tab. III, Nr. 43) sanskritisht **apa,** greqisht **opiso. A**-ja

korespondon me a-në të sanskritishtes dhe me o-në të greqishtes; p-ja është e përbashkët.

Fjala **para** (shih tab. III, Nr. 44) sanskritisht **puras**, greqisht **paros** (**proteros**). P-ja është e përbashkët, a-ja korespondon me **u**-në të sanskritishtes dhe me **a**-në dhe **o**-në të greqishtes; **r**-ja është **e** përbashkët.

Fjala **dy** (shih tab. III, Nr. 45) japetisht **dwa**, sanskritisht **dua**, greqisht **dhyo**, latinisht **duo**, anglisht **two**, sllavisht **dva**. **D**-ja korespondon me **d**-në të japetishtes, sanskritishtes, latinishtes, sllavishtes, me **dh**-në të greqishtes dhe me **t**-në të anglishtes; **y**-ja e shqipes me **w**-në të japetishtes dhe anglishtes, me **u**-në të sanskritishtes dhe latinishtes dhe me **y**-në të greqishtes.

Fjala **tri, tre** (shih Tab. III, Nr. 46) japetisht dhe sanskritisht **tri**, greqisht **tria**, latinisht **tres**, anglisht **three**, sllavisht **tvi**. T-ja është e përbashkët e gjuhëve që krahasohen këtu; edhe **r**-ja e përbashkët; **i**-ja është **i** në japetishten, sanskritishten, greqishten, sllavishten, dhe **e** në latinishten dhe anglishten.

Duhet thënë se trajta **tri** në shqipet është femërore p.sh. **tri gra**, kurse trajta **tre** është mashkullore p.sh. **tre burra**.

Fjala **katr** (shih tab. III, Nr. 47), japetisht **katvar**, sanskritisht **katur**, greqisht **tessara**, latinisht **quator**, sllavisht **çetiri**. Ftongu **k** korespondon me **k**-në të japetishtes dhe sanskritishtes, me **t**-në të greqishtes, me **q**-në të latinishtes dhe me **ç**-në të sllavishtes. **A**-ja me **a**-në të japetishtes, sanskritishtes dhe latinishtes; me **e**-në të greqishtes dhe sllavishtes; **t**-ja me **t**-në e të tjerave dhe **σ** -në të greqishtes, **r**-ja e përbashkët.

Fjala **pens** (pesë) (shih. tab. III, Nr. 48) japetisht **kankan**, sanskritisht **pankan**, greqisht **pente**, latinisht **quinque**, sllavisht **pjat**, p-ja korespondon me **k**-në të japetishtes, **p**-në të sanskritishtes, greqishtes dhe sllavishtes dhe me **q**-në e latinishtes, **e**-ja me **a**-në të japetishtes, sanskritishtes dhe sllavishtes, me **e**-në të greqishtes dhe **i**-në të latinishtes.

Fjala **shtat** (shih tab. III, Nr. 49) sanskritisht **saptam**, greqisht **epta**, latinisht **septem**, gjermanisht **sieben**, anglisht **seven**, sllavisht **sem**. **S**-ja korrespondon me **S** e gjuhëve të tjera që po krahasojmë dhe me shenjën (ε) e fjalës **shtat**. Nga sanskritishtja **saptam**, pas rënies së rrokjes **am**, mbeti trajta **sapt**, u bë **spat** me anën e metatezës së shkronjave **a** dhe **p**; **p**-ja u bë **t**-e terhequr nga shkronja e fundit **t**. Kuptohet se zhvillimi i fjalës sapt në shtat d.m.th. saptam = sapt = spat = shtat është bërë brenda mijra vjetësh me anë të metatezës reciproke të ftongeve të kësaj fjale.

Fjala **tet** (shih tab. III, 50) japetisht **aktu**, sanskritisht **as-tan**, greqisht **okto**, latinisht **octo**. Zhvillimi i fjalës shqipe tet nga japetishtja **aktu** ndoqi këtë rrugë nëpërmjet shekujve. **aktu** = **akt** = **kat** (metatezë reciproke) e **ak** në **ka**; ashtu si në foljen greke **ἀρ·πάζω** = rapio s'aptam = s'patam. - Albania = La-bania-Al-bëria, fenomen ky i zakonshëm i metatezës së fthongeve tat = tet. Në kthimin e **a**-së në **e** ka influencuar ndoshta fthongu e i gjuhës shqipe.

Fjala **nant** (nëntë) (shih tab. III, Nr. 51) japetisht e sanskritisht **navan**, greqisht **ennea**, latinisht **novem**, anglisht **nine**. A-ja japetike dhe sanskrite është **a**-ja e shqipes, **e**-ja e greqishtes, **o**-ja e latinishtes dhe **i**-ja e anglishtes.

Fjala **det** (sot dhet) (shih tab. III, Nr. 52) japetisht **dakan**, sanskritisht **daçan**, greqisht **deka**, latinisht **decem**, anglisht **ten**, sllavisht **deset**: D-ja (dh) korespondon me **dh**-në e greqishtes, **t**-në e anglishtes dhe me **d**-në e gjuhëve të tjera që krahasohen, e-ja është **e** e greqishtes, latinishtes, anglishtes dhe sllavishtes, dhe **a** në japetiken dhe sanskritishten. Fjala **dymbëdet** (shih tab. III, Nr.53) japetisht **dva-dakan**, sanskritisht **dua-daçan**, greqisht **dhodheka**, latinisht **duodecim**, sllavisht **dva-nacaq**. Fjala **dymbëdet** u vu që të provohet se dhe shqipja **e** ka sistemin dhjetor në numërimet.

## KONKLUZIONE

Nga krahasimi i fjalëve të tab. III, dalin këto konkluzione të përgjithëshme:

1) Gjuha shqipe ka trashëguar nga japetikja, ose sanskritishtja zanoret: a,e,i,o,u dhe bashkëzanoret b,d,g,k,m,n,p,r,s,t dhe v.

Nga këto fthonge ca i ka ruajtur të pandryshuara, ca të tjera i ka ndryshuar. P.sh. ftongun **a** në fjalët shqipe: **kau, brazer, katr** etj; Ftongun **e** në fjalët **vesh, kakerd** (dh) i, ku e-ja është e pazëshme etj; fthongun **i** në fjalët **tri, irra, dita,** etj. Ftongun **u** në fjalët **grua, dru** etj. s'e ka ndryshuar. Përkundrazi në raste të tjera të njëjtat fthonge në të njëjtën ose në një tjetër fjalë ndryshohen. P.sh. në fjalën shqipe **brazer a**-ja **e** dytë e fjalës sanskrite **bhratar** u ndërrua në **e,** kurse **a**-ja e parë mbeti e pandryshuar. Në fjalët **dem, kush, vit**-she, **kona, miu, zheg-linë, dy** etj. fthonget e japetikes dhe sanskritishtes janë ndryshuar: **a**-ja në **e,** në **u,** në **i; u**-ja në **o,** në **i,** në **e,** në **y** etj.

E njëjta gjë shihet edhe në bashkëzanoret, të cilat herë ruhen, herë ndërrohen. P.sh. b,d,k,m,n dhe të tjera ruhen si në fjalët **brazer, dem, kush, mi-u,** nuse etj. Përkundrazi në fjalët **kau, brazer, shtat** etj. ndërrohen: g-ja në **k,** t-ja në **z,** p-ja në **t** dhe kështu me radhë.

2) Gjuha shqipe është pjestare e familjes së gjuhëve japetike dhe motër e gjuhëve që krahasojmë. Ky konkluzion rrjedh nga konkluzioni i parë që dolli prej krahasimit të tabellës III. Po edhe sikur të mos egzistonin fjalët e tjera të tabellës së III, do të mjaftonin **numërorët, përemrat** dhe emrat **familiare** (pater, mater, frater) që ta mbështesin në mënyrë bindëse këtë konkluzion. Se ''në ndonjë nga gjuhët tona kurrë s'është parë tendenca për të krijuar sinonime për numërorët dhe përemrat'' thotë mësuesi im dhe profesori i paharruar i gjuhësisë në universitetin e Athinës G.N. Haxhidaqi (shih ''Mbi parimet e përgjithëshme të gjuhësisë së krahasuar, prej Whitney-Jolly, Athinë 1898, f. 303).

3) Gjuha shqipe është më konservatore nga tërë gjuhët e krahasuara, në krahasim me gjuhën mëmë japetike ose sanskritike.

4) Populli shqiptar është vëlla me popujt e tjerë që flasin gjuhët e krahasuara në tab. III.

5) Prandaj populli shqipëtar është popull shumë i vjetër.

Ka dy lloje të pjesëve të ligjëratës:
1. Pjesë ligjërate me numër të kufizuar fjalësh
2. Pjesë ligjërate me numër të pakufizuar fjalësh.
Numërorët, përemrat, nyjat, parafjalët,
emrat, mbiemrat, foljet, ndajfoljet, thirrorët (?),
Pjesëzat

# KAPITULLI I TRETË

1

## ELEMENTE QYTETËRIMI TË TË PARËVE TË LASHTË TË SHQIPTARËVE TË SOTMË.

Në bazë të atyre që kemi trajtuar, e quajmë të nevojshme të tregojmë dhe nënvizojmë në vija të përgjithëshme **elementet e qytetërimit**, që muarën me vete të parët e lashtë të shqiptarëve të sotmë, kur u ndanë nga atdheu i tyre i parë, nga India. Elementet në fjalë janë shkurt këto:

1) **Të familjes: (Pater, mater, motër, bhratr, brazer, snusa, nus-e).**

2) **Të banesës: (Dyer-dvar)**

3) **Të blegtorisë (Gaus, dam, vat-sa, mus, çvan, marg)**

4) **Të të thururit (vas-esthes)**

5) **Të bujqësisë (Jug-zygos), ajr-as, = ar-a, rath-as);**

6) **Të masave** dhe **peshave (Mat=metron, bhar=fortos)**

7) **Të numurimit sipas sistemit dhjetor. (dya, tri, katur,** etj).

8) **Feja:** mbi këtë do të flasim gjatë në pjesën e dytë. ("Libër XI) të kësaj vepre nënë titullin **"Perënditë e pellasgëve"**.

Në lidhje me elementet e qytetërimit dhe me gjendjen shoqërore të popujve arianë, nën të cilët përfshihen edhe të parët e lashtë të shqiptarëve të sotmë, para se të ndahen nga atdheu dhe vatrat e tyre e parë (India), ja se ç'shkruan fjalë për fjalë Sp. Llambros, ish profesori i Historisë në Universitetin e Athinës:

"Janë ca fjalë, dhe me rëndësi, të cilat i gjejmë të njëjta në tërë këto gjuhë, ose në më të shumtat prej tyre; këto fjalë, në se kanë disa ndryshime, këto s'janë aq të mëdha, sa që të pengojnë të njohish se fjalët kanë të njëjtën rrënjë. Prej kësaj del se ka qenë një kohë, kur gjuhët që ndryshojnë sot aq shumë, përbënin një gjuhë të vetme dhe se popujt që i flasin dhe që banojnë sot larg njeri prej tjetrit, përbënin një popull me banesë të njëjtë. Përveç kësaj, nga lloji i fjalëve që përdorte ky popull shumë i vjetër para se të ndahet në shumë popuj dhe të përhapet në shumë vise, mësojmë edhe **gjendjen shoqërore** në të cilën ndodhej kur ish i bashkuar. Kur shohim p.sh. se ishin të njëjta në popujt arianë fjalët që tregonin **atin, nënën, bijën, fisin,** kuptojmë se ata në atdheun e tyre të përbashkët nuk rronin të veçuar krejt, po kishin iden'e familjes dhe familjet e tyre s'jetonin të ndara, po kishin iden'e bashkimit familiar, atë bashkim që duhet për t'u formuar dhe jetuar bashkë një grumbull familjesh; fjalët që tregojnë **kaun, kalin, demin, delen, qenin, patën** na japin të kuptojmë se kishin kafshë shtëpiake dhe se mbrehnin nëpër qerre dhe kuaj. Fjalët **domos, oikos, derë,** tregojnë se s'ishin më nomadë, po kishin banesa të stabilizuara; gjithashtu të njëjta i kishin edhe fjalët, që tregonin anije dhe lundrim; fjala **esthes** na tregon se arti i të thu-

.urit s'ish i panjohur për ta; edhe gjellët i pregatitnin me anë të zjarrit duke përdorur kripën.

Arianët pra në kohën e bashkëjetesës ishin popull që merrej me blegtori, me bujqësi dhe me lundrim dhe me një zhvillim të mirë kultural. Ata kishin parimet e lesë, e cila kishte për bazë besimin te një zot dhe kultin e një perëndie që qëndronte mbi të gjithë dhe kishte cilësi të ndryshme dhe secila prej këtyre cilësive kishte një egzistencë të veçantë dhe personifikohej veças. Kështu, monotheizmi i arianëve kishte elementet dhe karakteret e politheizmit.

Për vendin ku zhvilluan këtë shkallë qytetërimi, arianët s'kanë ruajtur kujtime. Duket se vatra e tyre e përbashkët ka qenë në Azinë qëndrore diku në veri të Indisë. Prej këtej zunë të shkëputen e të drejtohen nga perëndimi, për arësye që s'dihen dhe në kohën që s'dihet, disa prej popujve që përbënin familjen japetike. (Historia e Greqisë Vol. I, faqe 26-27, Athinë 1886).

2

**Katër takime të shqiptarëve dhe pellasgëve**

Siç thamë në parathënien e kësaj vepre, qëllimi ynë është të provojmë se shqiptarët që prej kohëve parahistorike banojnë në këto vise, se janë **autoktonë** (sipas konceptit të vjetër) dhe se të parët e tyre kanë qenë njerës të shquar, që kanë bërë vepra për t'u pasur zili.

Nga studimi që kemi bërë gjer këtu, u provua origjina e vjetër e shqiptarëve dhe e gjuhës shqiptare, si edhe se shqiptarët janë të familjes japetike. Kjo provohet edhe nga vepra "**Parime të përgjithëshme të gjuhësisë së krahasuar**" e gjuhëtarëve të dëgjuar Whitney dhe Jolly; të cilën e ka adaptuar në gjuhën greke G. Haxhidaqi, profesor i gjuhësisë në Univeritetin e Athinës në vitin 1898. Në këtë vepër lexojmë midis të tjerave edhe këto:

"Në gadishullin e Ballkanit, në veri të Greqisë dhe në jugë të Malit të Zi, në Shqipëri, u ruajt një gjuhë e veçantë japetike, gjuha shqipe që rrjedh nga ilirishtja. Ndahet në dy dialekte të mëdha: në gegërishten në veri, që shkruhet më shumë me shkronja latine, dhe toskërishten në jugë që shkruhet me shkronja greke. Toskërishten e përdorin edhe pothuaj të 200.000 shqiptarët që banojnë në Greqi, si edhe pothuaj të 100.000 shqiptarët që gjatë shekullit XV dhe XVI u shpërngulën prej Greqisë dhe u vendosën në *Itali* e *Kalabri*". (f. 296) "Të dhjetë gjuhët për të cilat folëm më sipër dhe *të cilat janë* të një fisi d.m.th. indishtja, iranishtja, armenishtja, greqishtja, **shqipja**, latinishtja, italishtja, sllavishtja, baltishtja, gjermanishtja dhe keltishtja, bashkë me dialektet e tyre të shumta, formojnë një familje gjuhësh të madhe e të rëndësishme, të cilën në krye e quajtën me emrat e dy popujve që gjenden në dy skajet më të largëta dhe përmbledhin krejt familjen e madhe të këtyre kombeve, d.m.th. të indianëve dhe gjermanëve duke e quajtur "familje indogjermane" (f. 298).

"Kemi mundur të gjejmë origjinën e gjuhëve japetike, nër të cilat hyn edhe gjuha jonë edhe tërë pothuaj gjuhët evropiane dhe disa të Azisë. Kështu mësuam se e gjithë familja jonë gjuhësore ndahet në dhjetë gjuhë d.m.th. në indishten, iranishten, armenishten, greqishten, **shqipen**, italishten, keltishten, gjermanishten, sllavishten dhe baltishten; dy të parat shpesh herë përmenden me emrin **ariane**, dhe të dy të fundit me emrin **sllavobaltike** ose **sllavolithuanike.** Tërë grumbullin e këtyre gjuhëve e quajtëm "**Familja japetike**" (f., 339-340).

Përveç provës mbi origjinën e shqiptarëve dhe të gjuhës shqipe, siç pamë më sipër, si edhe faktit që shqiptarët janë pjesëtarë të familjes gjuhësore japetike, të katër takimet e shqiptarëve dhe pellasgëve, q'u përmendën më sipër bindin çdo njeri se shqiptarët dhe pellasgët janë një racë. Të këtilla takime do t'i kemi paskëtaj si udhëheqës të sigurt në këtë studim, për të provuar vjetërsinë e shqiptarëve dhe çfaqjen e të parëve të tyre. Tani që mbaruam pjesën e parë të kësaj vepre, do të vazhdojmë studimin tonë "Mbi gjurmat e shqiptarëve të vjetër d.m.th. të pellasgëve".

Mbarim i **pjesës së parë** (Librit të parë)

# P J E S A   E   D Y T Ë

## "MBI GJURMAT E SHQIPTARËVE TË VJETËR, D.M.TH. TË PELLASGËVE"

# LIBËR I DYTË

"Emra vendesh, burrash e grash në Greqinë e re dhe gjetiu, të shpjeguara dhe etimolloguara me anën e gjuhës shqipe"

## I

## NË VËND TË HYRJES

Në parathënien e kësaj vepre u tha se, simbas Aristotelit, "Një qytet a një popull është fisnik (prej fisi) kur është autokton, kur krerët e tij janë njerës të shquar, dhe kanë bërë vepra për të cilat t'u ketë zili tjetri". Pasi gjetmë origjinën e shqiptarëve dhe të gjuhës shqipe, do të kërkojmë tani vjetërsinë e tyre. Po këtu na del pyetja: Nga të nisim? Cila do të jetë pikënisja jonë?

Greku i ri, po t'i bënte vetes këtë pyetje, ja se ç'do bënte për të gjetur përgjigjen: do të merrte poemat e Homerit, do të krahasonte gjuhën e këtyre me gjuhën e tij të sotme popullore dhe do të gjente se gjuha e tij e sotme është e pastër bijë e gjuhës homerike, me gjithë ndryshimet që ka pësuar me kalimin e kohës. Po, ç'të bëjë e ku të drejtohet shqiptari, që s'ka as poema homerike, as letërsi të vjetër? Është i shtrënguar të marrë dhe të këndojë shkrimtarët e vjetër grekë së pari (poetë, prozatorë, historianë etj.) e pastaj edhe ata të Romës së vjetër, se këta kanë folur dhe kanë shkruar shumë mbi pothuaj tërë kombet e kohës së tyre, e pra s'është e mundur të mos kenë shkruar diçka edhe mbi fqinjët e tyre më të afërm, d.m.th. mbi shqiptarët. Dhe me të vërtetë mësojmë nga këta shkrimtarë se vendi ku banojnë shqiptarët quheshe ahere **Iliria** dhe **Epiri** dhe banorët e tyre **ilirë** dhe **epirotë**.

Këtu tani lind pyetja: A janë shqiptarët pasardhësit e ilirëve dhe epirotëve? Për të zgjidhur këtë problem kemi një mjet fort të sigurt që i mbyll gojën çdo kundërshtari: **toponimitë** d.m.th. emra vendesh, kombesh, kontinentesh, detesh, malesh, shkëmbinjsh, qytetesh, ishujsh, lumenjsh, perëndish, perendeshash, burrash dhe grash që gjenden në veprat e shkrimtarëve të vjetër grekë dhe latinë dhe që shpjegohen me anën e gjuhës shqipe.

HOMONIMET

## II

### Cilësia e Toponimeve

**Toponimitë**, po të etimologohen dhe shpjegohen drejt, janë dëshmuese të vërteta, që provojnë se **atje ku** ndodhen këto, banonte populli me gjuhën e të cilit shpjegohen. Toponimitë janë si zbulimet arkeologjike që dalin në shesh me anën e gërmimeve. Si këto, ashtu edhe ato, nxjerrin në dritë popuj që jetuan dhe lulëzuan në kohë parahistorike që s'mbahen mend. Zbulimet arkeologjike nxjerrin në dritë jetën e atyre popujve parahistorikë, ndërsa toponimitë tregojnë edhe emrin edhe gjuhën që flisnin, pra edhe kombësin'e tyre. Që të dyja këto kur kombinohen formojnë histori të pagabuar për popuj, emri i të cilëve ndryshe do të mbetej i panjohur për gjithmonë. Shkurt, toponimitë janë gjurmat e popullit që ka banuar **atje ku** gjenden këto toponimi.

Punuam në bazë të toponimeve që mblodhën sidomos nga shkrimtarët grekë, që prej Homerit e këtej, pastaj edhe nga latinët. Përfundimet në të cilat arritëm janë aq të sigurta e pozitive, por edhe të papritura dhe të pabesuara, sa që dhe unë vetë i thashë vetes atë që i tha Kremili vobekesisë "Edhe sikur të më bindësh, s'do më bindësh" (Aristofani, Pluti, 590).

Por, që t'i bëjmë përfundimet të besuarshme edhe prej të tjerëve, e quajtëm të nevojshme të paraqitim më parë një studim të veçantë mbi toponimitë e reja në Greqinë e re dhe gjetiu. Konkluzionet që do të dalin prej këtij studimi, mbasi janë të kohës sonë dhe pra evidente e të besuarshme—se i shohim dhe i dëgjojmë—do të na bëjnë të besojmë edhe ato që dalin nga studimi i toponimeve të vjetra.

# KAPITULLI I PARË

## EMRA TOPONIMIKE NË GREQINË E RE DHE GJETIU, QË ETIMOLOGOHEN DHE SHPJEGOHEN ME ANEN E GJUHËS SHQIPE

### A

### Toponimi që kanë për bazë fjalën shqipe: gur

1) "Mali Kylene që është në prefekturën e Argolidës dhe Korintit, quhet **Gura**".
   (Karta e Greqisë së Re, Shtëpia Botonjëse N. Sideri, Athinë 1915).
2) "**Gura**, emri popullor i malit **Orthrys**".
   (Enciklopedia e Madhe greke, vol. VIII, Athinë 1929, f. 505).
3) "**Gura**, katund në ish lokalitetin Feneos të krahinës së Korintit në prefekturen e Argolido-Korintias".
   (Ibid).
4) "**Gura**, katund në krahinën e Janinës, që mori emrin "**Baptistes**"
   (Ibid).
5) "Nga këto burime më me rëndësi është **burimi i Gurës**, që është një orë larg vendit Alonaqi, ose tri orë larg katundit **Hasias**".
   (Athina e këqyrur nga ana hidraulike prej Andr. Kordella, gjeollog Athinë 1879, f. 142).
6) "Nga **burimi i Gurës** kur kthehesh dhe drejtohesh nga jugë perëndimi, arrin pas një ore e gjysmë te burimi i **Fyles**".
   (Ibid. f. 143, shih edhe f. 144-160 të veprës së përmendur më sipër).
7) "**Gura**, qytet i kolonisë Italiane në Eritre"
   (Enciklopedi e Madhe greke, vol. VIII, Athinë, 1929, f. 505).
8) "**Guristan** ose **vendi i Gurit**, krahinë malore në perëndim të Afganistanit, midis Keratit dhe Kandahartit. Mbeturinat e vjetra të shumta dëshmojnë se aty dikur ka qenë qytetërim i lulëzuar".
   (Ibid. f. 506).
9) "Gura. Katund në **rrethin** e krahinës së Almirosë" (prefektura e Larisës).
   (Ibid. f. 506)
10) "Mbi Kiafën ndodhet lagja **Guri-Madhi** me kamare për t'u mbrojtur".
   (Historia e kolonizimit të Idrës" prej Tr. Evangjelidi, Athinë, 1934, f. 11)

Shënime:—Më sipër (shih Nr. 5) pame frazen "**burimi i Gurës**" Më poshtë autori shton edhe këto: "Ky burim (d.m.th. i Gurës) ndodhet 975 m. përmbi sipërfaqen e detit, buron pa pushim dhe tërë stinat e vitit, në dimër sidomos derdhen ujra të shumta nga gurët **që ndodhen rreth burimit**"

Gjithashtu më sipër (N. 10) thamë se mbi **Kiafën** ndodhet lagja: **Guri-Madhi.** Fjala gur do të thotë greqisht: **petra** dhe madhi i megali: pra gur i madh (petra megali).

B

**Topoiimi që kanë për bazë fjalën shqipe mal.**

1) "**Males**,varg-mal në Maqedoni".
(Enciklopedia e Madhe greke, XVI, Athinë 1931, f. 578).
2) "**Males:** katund në Kretë".
(Ibid.)
3) "**Malesi:** Emri i vjetër i katundit **Petrotos** në prefekturën e Larisës".
(Ibid.)
4) "**Malesina:** Katund në krahinën e Lokridës të Prefekturës Ftiotidës dhe Foqidës".
(ibid.)
5) "**Malesiada:** Katund në krahinën e Valtos në prefekturën e Etolisë dhe t'Akarnanisë".
(ibid.)
6) "**Maletsi:** Hundë në bregdetin verior të Kretës".
(ibid.)
7) "**Male:** Katund në krahinën e Trifilisë të prefekturës së Mesinisë".
(ibid.)
8) "**Malios:** Mal në ishullin e Karpathos".
(ibid. f. 581)
9) "**Maliçina:** Katund në krahinën e Laqedomonës, në Lakoni"
(ibid. f. 582)
10) "**Malion:** (gjiri)"
(ibid.f. 582).
11) "**Maliotes:** Përrua që ka marrë emrin prej katundit **Malion** (Kretë) që formohet prej ujrave të shirave të pllajave veriore të Diktis."
(ibid).
12) "**Malles:** Qendra e një lokaliteti me të njëjtin emër në krahinën Serapetra të prefekturës Lasith të Kretës.
(ibid. f. 583)'
13) "**Mallesi:** Katund në krahinën e Valtos, në Etoli-Akarnani".
(ibid. f. 583).
14) "**Mallia:** Katund i krahinës së Pediadës në prefekturën Hereklion (Kretë)"
(ibid. f. 583)
15) "**Mallia:** katund i lokalitetit Pagu të krahinës së Siros në prefekturën e Cikladeve".
(ibid. f. 583)
16) "**Maluni(on):** katund i krahinës së Tyamit (Filiate) në Epir, në rrëzët e malit me të njëjtin emër, lartësi 1420 met.
(ibid. f. 587).
17) "**Malevos** ose **Malevo**. Kështu quhen malet Artemision dhe Parnon në Pelopones."
(ibid. f. 577).
18) "**Malevica:** Trungu qëndror i malit Rila në Bullgari, në veri të Manastirit të Rilas, plot me bredha dhe ujra (lart. 2731 met.)"
(ibid. f. 577).

19) "**Malia Zonja**: Mal në jugë të Shën-Triadhës; kështu e quajnë banorët e **Hasias**".
("Athina nga ana hidraulike" prej A. Kordella gjeolog, Athinë 1879 f. 153).

**Shënime:** Emrat qe përmendën në këtë paragraf (B) kanë si bazë fjalën shqip: mal.
Përsa i përket malit "Malia Zonja" autori, po të kishte parasysh shqiptimin e shqiptarit, do të shkruante: **Malizonjës** = **Mali i Zonjës**; Zonja në shqipet quhet Shën Maria; pra Mali i Zonjes = **Mali i Shën Marisë**, mbase është ose ka qenë në mal ndonjë kishë e vogël n'emër të Shën Marisë.

C

Toponimi që kanë për bazë fjalën shqipe: **pyll.**

1) "**Peli:** Katund i prefekturës së Halqidhës në ishullin Eube". (Enciklopedi e madhe Greke, vol. XX, Athinë, 1932, f. 160).
2) "**Pyla:** Katund i krahinës së Pylisë në prefekturën e Mesinisë", (ibid. f. 883).
3) "**Pyla:** Katund malor në prefekturën e Larnakut në Qipro." (ibid. f. 883).
4) "**Pyla:** Hundë në anën jugëlindore të Qipros." (ibid. f. 883).
5) "**Pylos:** Ishull i vogël në jugë të Sfaktirisë" (ibid. f. 887)
6) "**Pylos:** Ishull i lartë me dy maja, 2 mila në J.L. të kështjellës së Njokastrës, në portin e Pilos" (ibid. f. 887).
7) "**Pylorygi:** Katund në krahinën e Gjaniçasë në prefekturën e Pellës," (ibid. f. 888)
8) "**Pylaia:** Katund në krahinën e Aleksandropullit në prefekturën e Evros." (ibid. f. 884)
9) "**Pylaia:** Katund në prefekturën e Thesalonimit të prefekturës me të njëjtin emër". (ibid. f. 884)
10) "**Pylareon:** Një nga të katër lokalitetet që formonin dikur krahinën e Samës në prefekturën e Qefallonisë." (ibid. f. 884)
11) "**Pylaros:** Liman i vogël në anën lindore të Qefallonisë." (ibid. f. 884)
12) "**Pyle:** Katund në krahinën e Tebës të prefekturës Atiqi e Beoci, një nga Dervenohoret, (ai më perëndimori) që gjenden në rrafshultën e Skurtas." (ibid. f. 885)
13) "**Pyle:** Katund në Thesali". (ibid. f. 885).
14) "**Pyle:** Katund i vogël i Maqedonisë, në krahinën Peoni të pref. së Thesaloniqit." (ibid. f. 885).

15) "**Pyle:** Katund i Maqedonisë në bregun e Prespës së Vogël; prefektura e Florinës."
(ibid. f. 885).

16) "**Pylides:** Pjesa e tretë malore e Korfuzit"
(ibid. f. 885)

17) "**Pylion:** Një nga të 6 lokalitetet, që formonin dikur krahinën e Pylisë në Mesini."
(ibid. f. 885).

18) "**Pyllna:** Katund i Çekosllovakisë afër qytetit Bryks.. Ka ujra minerale të dëgjuara".
(Ibid. f. 885).

19) "**Pyleza:** (Në Peloponesë)"
(shih "Sparta për mes shekujve" prej P.H. Duka, ish drejtor gjimnazi, New York, 1922, f. 498),

20) "**Paljopeli:** Katund në ishullin Kos."
(Enciklopedi e Madhe Greke, vol. XIX, Athinë, 1932, f. 471).

**Shënime:** Atje ku ndodhen emrat Pyli - Paliopyli-pyli atje ka shqip-ë tarë. Se këto fjalë, dhe të tjera si këto që kemi shënuar me sipër—s'janë fjalë greke, po shqipe. Këtej rrjedhin edh ndryshime në gram. e në ortografi. Po të priten mbaresat **-i, n,** mbeten **pil, pyl;** këto shkruhen me **n** dhe **u,** po këndohen sikur t'ishin shkruar me **i;** këto duhet të shkruhen me **y,** siç shkruhet në gjuhën shqipe dhe në kartën austriake (Verkerkarte der Balkanhalbinsel" të J.I. Kettlerit).
Greqishtja e re s'e ka fthongun **y;** prandaj do shqiptojë ose: **pul,** ose: **pil.**

## Ç

Toponimi që kanë për bazë fjalën shqipe: **s(h) ur.**

1) "**Suri:** Katund në krahinën Apokoronu (prefektura e Hanias-Kretë)".
(Enciklopedia e Madhe Greke, vol. XXII, Athinë, 1933, f. 162).

2) "**Surion:** Katund në Thrakën Lindore."
(ibid. f. 162)

3) "**Suri:** greqisht — **amnos**"
("Sparta përmes shekujve" prej P.H. Duka... 1922, f. 498 — Toponimi shqiptare).

4) "**Sur:** Term fenikas, që do të thotë: **Shkëmb**, pastaj u kthye në toponimi, (Sur) ose në pjesën e parë përbërëse të saj. Kjo fjalë mori formën e greqishtes në emërtimin e ishullit Siros, emër që në greqisht nuk ka asnjë kuptim.
(Enc. e Madhe Greke, vol. XXII, Athinë, 1933, f. 160).

5) "**Sur:** Dikur ishull në Siri dhe tani gadishull shkëmbor dhe qytet me të njëjtin emër që zinte vendin e Tiros. Emri është fenikas."
(ibid. f. 160).

6) "**Sur** ose **Syr:** (Sur, sor); Qytet i kolonisë Britanike në Oman ose Maskat (Arabi). Është kryeqendra e krahinës më lindore me të njëjtin emër të Omanit dhe ndahet në dy pjesë: në qytetin bregdetar, që shtrihet në një sipërfaqe të çveshur ranore, pranë gjirit që shërben si port, dhe në qytetin tregëtar që quhet Sonk-sur, me një distancë prej 3 km. prej detit; kjo pjesë ka shtëpi të mira prej guri dhe një kështjellë."
(ibid. f. 160)

7) "**Sura:** Degë e djathtë e lumit Volga në Rusi"
(ibid. f. 160)

8) "**Surat:** (Surat). Qytet dhe rreth i Indisë."
(ibid. f. 160)

9) "**Suratte:** (Suratte): Ngushticë, që ndan anën veriperëndimore të ishullit Sumatra d.m.th. bregdetin e Akinit midis Königs Punt dhe Kepit Panxur, nga ishujt Gomes"
(ibid. f. 161).

10) "**Surafend Ras:** 1) Hundë në Siri 2) Katund në Palestinë."
(ibid.) f. 161.

11) "**Sura:** antica C. di Babilone sul Eufrate (pag. 1124)".
(Il novissimo melzi — Dizionario Italiano in due parti — Linguistica — scientifica — XXIX — Edizione Ampliata, riveduta e aggiornata 1942, Antonio Vallardi Milano)

12) "**Surabaja:**p. di Gjava 342000 ab."
(ibid. f. 1124).

13) "**suracarta:** G. di gjava 166000 ab."
(ibid. f. 1124).

14) "**Surbo:** G. Prov. Lecce 4960 ab."
(ibid. f. 1124)

## D

### Toponimi që kanë për bazë fjalë të tjera shqipe.

1) "**Aliverion:** Qyteti i vogël dhe gjiri omonim në anëdetjen e ishullit Eube, atje ku ishin Tamynat e vjetra. Emri ka rrjedhur nga ndonjë feudal i fuqishëm që quhej **Aliveros,** siç dëshmon përdorimi dialektal i emrit; në kohët pak më të vjetra askush s'e quante këtë vend **Aliverion,** po t'Aliveru, d.m.th. thoshnin "po vi prej t'aliveru..."

(Enciklopedia e Madhe Greke, v. III, Athinë 1927, f. 760).

Kjo është etimologjia e emrit simbas enciklopedisë greke. Mbasi ndonjë nga Aliveri i Peloponesit (siç do shohim pak më poshtë) u shpërngul me shokë të tjerë në Eube, duke sjellë me vete edhe emrin e katundit si llagap. Nër shqiptarët, e sidomos muslmanët, është zakon, kur ndodhen në vend të huaj, të mbajnë si llagap emrin e katundit të tyre.

Mbi këtë themë ja se ç'shkruan gazetari i ditur dhe plot me humor Stam-Stam; "Nga vjen emri **Aliveri,** mbasi ka dhe në Pelopones një Aliveri tjetër? Vendasit thonë se rrjedh nga fjala turke **Allishverishi** që do të thotë "**blerje-shitje**". Të tjerë, historianë këta, thonë se vjen nga një turk pronar tokash që quhej **Ali Vero.** Simbas Harakut nga Pergama që e përmend doktor Gunaropuli" "Në kohët e vjetra ka pasë në Greqi një katund me emrin **Alladumion**".

(Shih, gazetën e përditëshme të Athinës "Ethnos" të datës 14 shtator 1937).

Fjala **Aliveri** është fjalë shqip dhe do të thotë "Ylberi" ose "Brezi i **Shën Marisë**". Banorët e Aliverit do t'ishin patjetër shqiptarë, po pastaj janë greqizuar. Kjo provohet nga katundi i afërm Krieza, që edhe sot flet shqip. Është për të vënë re (siç thotë Stam-Stami) se aty ka mure ciklopësh dhe u gjetën varre me fletë të arta mersine dhe një punishte kandilesh prej balte. Të gjitha këto janë patjetër vepra të shqiptarëve të vjetër d.m.th. **të pellasgëve,** (siç do provohet më poshtë).

ΣULËNA

2) ''**Varympopi:** Katund në ish lokalitetin Poalinë prefekturën e Trikalës (Thesali)''
(Ecikl. e Madhe Greke, vol. VI, Athinë 1928, f. 736).
3) ''**Varympopi:** Katund në ish lokalitetin e Aulonës në krahinën e Kristisë në prefekt. e Eubesë''.
(ibid. f. 736).
4) ''**Varympopi:** Katund i vogël pranë Ishatit të madh Aharnë në krahinën e Atikës të prefekturës së Atikës e Beotisë.''
(ibid. f. 736).
5) ''**Varympopi:** Emri i vjetër i një katundi të krahinës Trifilia.''
(ibid. f. 736).
6) ''**Varympopi.** Emri i vjetër i qytetit të vogël Makrakomi i prefekt. Ftiot e Foqidë.''

''**Varympopi** është fjalë shqipe e përbërë; kryesisht është: **Varri i Bopit**. Grekët e shkruajnë me y (vary), ndërsa duhet shkruar me **i**, se etimologjia e fjalës nuk është yr **varys**, siç thonë grekët, por **varri**''.

7) ''Maja m'e lartërgati në mes të ishullit (Hydhra) quhet **ere;** aty ka kësolla dhe kështjella''.
(Shih, ''Historia e kolonizimit të Hydhrës'' prej T. Evangjelidhu, Athinë, 1935, f. 9).

Autori thotë se fjala **erë** korespondon në greqisht me fjalën: **anemos**.

8) ''Së pari u ndërtuan banesa në kodrën Qafë përmbi liman''.
(ibid. f. 11)

Fjala **qafa** është fjalë shqipe; përveç qafës së njeriut tregon edhe majat më të larta të një vargmali, vendkalimin, bregun etj.

9) ''**Kompothekra:** Katund në lokalitetin e Qehrinjasë në krahinën e Valtos (pref. Etoloakarnania)''.
(Enckl. e Madhe Greke, vol. XIV, Athinë 1930, f. 793).
10) ''**Kompothekrata:** Katund afër Argostolit në ishullin Qefalinia''.
(ibid. f. 793).

Fjala **kompothekra** është fjalë shqipe e përbërë nga fjalët: këmbë ose **kamb, dhe thekër**; kjo e fundit kur është e shquar, bëhet **thekri**. Këmbëthekër pra = ai që i ka këmbët të gjta e të holla si thekri. Këmba paretimologjikisht u bë **kompos**.

11) ''**Kriekuqi** (on): Qytet i vogël në Beoti; i përket krahinës së Megaridos, në pref. e Atikës e të Beocisë.''
(Enckl. e Madhe Greke, vol. XV, Athinë, 1931, f. 218).
12) ''**Kriekuqi** (on): Emri i vjetër i katundit Kastraqi në prefek. e Etaloakarnanisë.''
(ibid. f. 218).
13) ''**Kriekuqi** (on): Emri i vjetër i katundit **Pelopion** në pref. e **Elidës**''.
(ibid. f. 218).
14) ''**Kriekuqiotiko:** Përrua në Elidë që zbret prej bregoreve të Foloes afër katundit Pelopion (Kriekuqi). Është degë e shkurtër e lumit Alfia dhe përshkon fushën **Kriekuqiote** para se të derdhet në lumin Alfios.''
(ibid. f. 218).

Fjala ''Kryekuqi'' është fjalë shqipe e përbërë nga fjalët **Krye** dhe **kuq** — **Kryekuq** (grek. **Kokino-qefalos**).

15) ''Një orë larg nga ana e veriut ndodhet çezme të cilën barinjtë e quajnë shqip **Krua**''.
(N.G. Politu'' Toponimi shqiptare'' Athinë, 1915 f. 142).

**Fjala Krua** është shqip (greqisht: **Krini**)



Nobelka POPIT ...
...(PRIFTIT)

KRONI → KRINI

16) "**Lopesi:** Emri i vjetër i katundit Leontion, në prefekturën e Argolido-Korinthisë".
(Enc. e Madhe Greke, vol. XVI, Athinë 1931 f. 159).

17) "**Lopesi:** Katund në Atikë që quhet sot **Peonia**".
(ibid. f. 159).

18) "**Lopesi ose Lopa:** Majë e malit Parnis në pjesën veriore".
(ibid. f. 159).

Fjala: **Lopesi** ose **Lopa** është fjalë shqipe (greqisht: **agjelas**).

19) "**Lumi:** Emri i vjetër i katundit Rematja në Mesini".
(ibid. f. 296).

20) **Lumis** dhe **Lumi:** Kështu quhet zakonisht në shqipëri lumi **Apso.**
(ibid f. 161)

21) "Me nga ana e Lindjes është gjiri **Lumo-kritami** (lumi i Kritamëve) i bimëve të detit që përdoret për t'i dhënë shije gjellës".
(Historia e Kolonizimit të Hydhrës Tr. Evangjelidhu, Athinë, 1935, f. 11)

Fjala **lumi** është shqipe (greqisht; **potamos**)

22) "Hydra nga shkaku i formës së saj të gjatë e të ngushtë ka hunda, nga ana e lindjes Zurbanë... në perëndim **Bistin** (greqisht: **ura**)".
(ibid. f. 10)

**Bisti** (shqip: bishti) është fjalë shqipe.

23) "**Bruma:** Emri i vjetër i katundit Heraklia në prefekturën e Elidës."
(Enc. e Madhe Greke. Vol. XVII, Athinë. 1931, f. 793).

24) "**Brumazi:** Emri më i vjetër i katundit Diasella në Mesini."
(ibid. f. 793)

**Bruma:** Është fjalë shqipe; pa nyje është: **brum,** me nyje është: **bruma.** (**Brumës** greqisht i thonë **Zymi** ose **zymari**).

Në gjuhën shqipe është dhe fjala **Bryma** që do të thotë greqisht **pahni.** Meqenëse nomadët vendin që zgjidhnin për ndalesë e quanin nga ndonjë element natyror që binte në sy — dhe i tillë element sidomos në vjeshtë e në dimër është bryma — emri i vendeve që përmendëm sipër (bruma....) është **bryma** dhe jo brumë, që s'ka të bëjë fare me banesat e nomadëve.

25) "**Brumbuthi:** Emri shqip në anën V. Per. të ishullit Spece."
(ibid f. 793).

26) "**Brumbullo:** Ishull i vogël në detin **Myrtoon**".
(ibid. f. 783)

**Brumbulli-**Brumbull (greqisht: **Kantharos**) është fjalë shqipe; duket se u quajt kështu ishulli i vogël nga që ka formën e **brumbullit.**

27) "Pas asaj (d.m.th. majës **ere**) është maja e quajtur **Obori**".
(Shih "Historia e kolonizimit të Hydhrës" prej Tr. Evangjelidhu, Athinë, 1935, f. 9)

**Obor-i** është fjalë shqipe dhe do të thotë greqisht avli".

28) **Pusi:** Emër me të cilin populli quan mjergullën.
(Enckl. e Madhe Greke, vol. XX, Athinë, 1932, f. 629).

29) **Pusi:** Vend në Elidë të Peloponesit, ku u bë beteja e Lalës.
(ibid. f. 629).

Edhe kjo është fjalë shqipe; pus-pusi do të thotë greqisht **frear-pigadi.**

30) **Skurta:** Katund në krahinën e Tebës (prefekt, e Atikobeotisë)
(Enckl. e Madhe Greke, vol. XXII, Athinë, 1933, f. 4)

31) Rrafshnalta e Shkurtas. Kështu quhet pjesa që ndodhet midis malit Kiteron dhe Parnis që ka gjatësi 9 km., gjërësi 3 ½ km. dhe lartësi 520 m.
(ibid. f. 4)

Fjala **Shkurta** (skurta) është shqip dhe tregon shpendin që quhet greqisht: **ortiqi,** Meqenëse shkurtat sillen zakonisht rreth pyjeve dhe fushave

që janë nër malet, edhe vendi në fjalë u quajt rrafshnalta e **Shkurtas** d.m.th. **vendi i shkurtave.**

32) **Toskesi:** Katund në krahinën e Dodonës, në pref. e Janinës.
(Enc. e Madhe Greke, vol XXIII, Athinë 1933, f 135)

33) **Toskesi:** Emri i vjetër i katundit **Prinos** nè pref e Trikallës
(ibid. f. 135).

34) **Toskesati:** Lagje e fshatit të Skandalës në krahina e Paramithisë të Pref. së Janinës.
(ibid. f. 135).

35) "Emri i sotëm barbar dhe pa rëndësi **Toskesi**, me mbaresë bile shqiptare, duhej ndërruar" (pref. e Mèsinisë).
(Shih, N.G. Politu: "Toponime Shqiptare" Athinë, 1915, f. 265).

"**Toskesi**" është fjalë shqipe; tregon njerin nga të dy fiset e mëdhenj (Toskë-Gegë) që përbëjnë kombin shqiptar.

36) Në rrethet e Elikonit dhe pranë përroit që tani thërritet me një fjalë shqipe "Fiqeza" ndodhej një qytet i vjetër me emrin "**Korsiai**".
(Ibid. Pref. e Atikobeotisë, faqe 8).

Fjala "Fiqeza" është shqip, është diminutivi i fjalës shqipe "**fik**"; fik është pa nyje, fiqi me nyje.

## EPILOGU

Nga sa u tha më sipër, del se në Greqinë e re dhe gjetiu ndodhen **toponimi** që etimologohen dhe shpjegohen me anën e gjuhës shqipe. Në Greqi nuk ka toponime vetëm shqipe, po edhe sllave dhe turke. Po është për të vënë re, se disa grekë intelektualë ndërsa fjalët shqipe i konsiderojnë barbare dhe propozojnë të nxirren nga fjalori grek, përkundrazi ato sllavet i konsiderojnë se mund të ruhen. Kështu p.sh. profesori im fort i ditur N.G. Politis për emrin "Toskës" thotë më sipër se është fjalë barbare me mbaresë shqiptare dhe si e tillë duhej zhdukur, po ky profesor në veprën e tij që u përmend më sipër (f. 70) ja se ç'shkruan për fjalën "Skllavohori":

"Emri "Skllavohori" duhet patjetër të ruhet, se ka arësye historike, tregon d.m.th. se këtu dikur u instaluan sllavë. Monumentet e historisë sonë, edhe kur janë dëshmitare fatkeqësirash, s'duhet t'i prekim. Prandaj çdo orvatje për t'i zhdukur është sakrilezh i vërtetë, që me të drejtë mund të karakterizohet si tendencë për të shtrembëruar historinë".

Kjo sjellje e grekëve kundrejt shqiptarëve është jo vetëm e çuditëshme dhe e paarësyeshme, po edhe e padrejtë, se shqiptarët e Psarasë, e Hydhrës, e Specës, e Sulit dhe e viseve të tjera të Greqisë kanë ndihmuar kanë dhënë shumë dhe kanë bërë sakrifica të mëdha për Greqinë si përpara luftës së saj për liri, ashtu edhe gjatë luftës edhe më vonë. Çdo koment është i tepërt.

# KAPITULLI I DYTË

## EMRA BURRASH DHE GRASH NË GREQINË E RE, QË ETIMOLOGOHEN DHE SHPJEGOHEN ME ANËN E GJUHËS SHQIPE

Gazetat e Athinës e kanë për zakon që në faqet e fundit të përmbajnë herë pas here lajmërime për fejesa dhe martesa. Do të përmendim disa emra të fejuarish dhe dhëndurësh bashkë me mbiemrat e tyre, të marra nga gazetat "Ethnos" dhe "Vradhini" të vitit 1940.

| | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1) Stylian Madhi | "Vradhini", | fq. | 2, | radha | 5, | dt. | 2 | prill |
| 2) Sofija Trimi | " | " | 3 | " | 1 | " | 9 | maj |
| 3) Andrea Brumi | " | " | 3 | " | 1 | " | 11 | " |
| 4) Dhespina Busderi | " | " | 2 | " | 19 | " | 12 | " |
| 5) A. Shkurti | "Ethnos" | " | 3 | " | 3 | " | 21 | " |
| 6) Kristo Kordha | " | " | 5 | " | 5 | " | 21 | " |
| 7) Il. Molla | " | " | 3 | " | 5 | " | 21 | " |

Shtatë emrat e mësipërme janë emra të fejuarish dhe dhëndurësh.

8) Kakridhi | Profesorë, të Universitetit Kombëtar t'Athinës
9) Furiqi |
10) Ap. Arvanitopulli |
11) Arvanitidhi farmacist — Farmacia "Arvinitidhi".
12) Sqipis, poet (i njohur).
13) Gura Jani, luftëtar lindur në Parnasidë më 1791 dhe vdekur n'Athinë më 1826 një nga luftëtarët më trima të Kryengritjes.

(Enciklopedia e Madhe Greke: Vol. VIII, Athinë 1929 f. 505-506).

Të gjitha këto llagape (mbiemra), që nuk kuptohen në gjuhën greke, shpjegohen me anë të shqipes. Kështu:

1. Madhi do të thotë i madh.

2. Trimi — Trim = palikar, trim.

3. Brumi = brumë. — **Dhespina Busderi**. Ndoshta dikush do të kujtojë se fjala (**Busderi**) është e përbërë nga fjala bus = kau, dhe deri = gushë, dhe do të dojë ta shpjegojë: ajo që ka gushë kau, duke u tërhequr nga shprehja e Homerit "Hera symyshqerrë". Fjala bus dhe derë janë fjalë të Homerit dhe të Pindarit, dhe janë eliminuar nga përdorimi prej shumë kohësh. Prandaj ky shpjegim s'qëndron.

4. Fjala **Busderi** është shqipe, e përbërë nga **buzë** dhe **deri**. = ai që ka buzëderri.

5. A. Shkurti = i shkurtër në bojë.

6. Kristo Kordha. Fjala shqip **kordhë** do të thotë **jatagani** greqisht pra: Jataganas.

7. Ilia Molla. — Molle shqip i thonë mollë.

8. **Kakridhis**. — shqip: Kakërdhi. Sanskritisht: Kakërda. I thonë kryesisht plehut të dhivet — greqisht: Kakaranxa.

9. **Furiqi**.— shqip: Furiq-i = Foleja, sidomos foleja e pulavet, ku bëjnë vezët.

10. **Arvanitopulli**. Ky emër është i njohur ndër grekët. Mjaftojnë këto, sepse mbiemrat (llagapet) shqiptare në Greqi janë të panumurta.

**Konkluzion**: Shqiptari që e njeh gjuhën greke, po t'i rastisë të lexojë gazetat që i përmbajnë këto mbiemra, ose edhe librat që përmbajnë emra toponimike, si edhe emra grash ose burrash si ato që përmendëm më lart, vallë a mos gabon po të formojë mendimin d.m.th. po të nxjerrë konkluzion se dikur banonin ose banojnë shqiptarë në Athinë dhe në vende të tjera të Greqisë? Është e qartë se *nuk* gabon. Pikërisht, pra, në një konkluzion të këtillë të sigurt, të padyshimtë dhe të pakundërshtueshëm do të përfundojë ky shqiptar, në rast se emrat e shumta dhe të ndryshme të vendeve (toponimike) dhe të njerëzvet (anthroponimike) do t'i lexojë në veprat e shkrimtarëve grekë të vjetër, që prej Homerit e këndej; d.m.th. se edhe në Greqinë e vjetër, (sikurse edhe në të sotmen), banonin shqiptarë, me të vetmin ndryshim se, duke lexuar emrat toponimike të Greqisë së sotme, ai mëson njëkohësisht se në Greqinë e tanishme njihet jo me emnin shqiptar, por me emrin ALVANOS. Ndërsa, kur lexon emrat toponimike të Greqisë së vjetër ai nuk mëson, në mënyrë direkte, se cili qe emri i tij nacional. Kështu edhe ne nuk gabojmë, në punën tonë për të nxjerrë etimologjinë dhe për t'i shpjeguar emrat toponimikë, duke filluar që nga Homeri e këndej. Në këtë mënyrë edhe përfundimet tona do të jenë të besueshme dhe që mund t'i presë njeriu.

Me vend!

Tani, para se të mbarojmë këtë libër, paraqitim më poshtë tabelën VII që tregon toponimet, që i përmendëm më sipër dhe të cilët janë të gjitha me rrënjë shqipe; gjithashtu tabela tregon edhe vendet ku ndodhen këto fjalë. Përveç emrave të burrave që paraqitëm më sipër shtojmë edhe disa të tjera që kanë për bazë fjalët shqipe: mal = oros, dhe pyll = dhasos. Këtë tabelë po e paraqitim këtu më poshtë në faqen që vjen.

## TABELA VII.

Tregon emrat toponimike që ndodhen në Greqinë e re dhe gjetiu, si edhe emra burrash e grash që janë të gjitha shqip, mbasi kanë rrënjë shqipe.

| Fjalët shqipe | | Vende ku ndodhen |
|---|---|---|
| Shkrim shqip | Shkrim greqisht | |
| 1) Gurra | Γκούρα | Mal në pref. e Argolidës e të Korinthisë. (Greqi). |
| 2) Gurra | Γκούρα | Mal-Greqi Kontinentale-Thesali |
| 3) Gurra. | Γκούρα | Katund, në prefek. e Argolido-Korinthisë. |
| 4) Gurra. | Γκούρα | Katund, në rrethin e Janinës (Greqi). |
| 5) Gurra. | Γκούρα | Burim në Atikë (Greqi) |
| 6) Gurra. | Γκούρα | Qytet në Erithre (Afrikë) |

| Fjalët shqip | | Vende ku ndodhen |
|---|---|---|
| Shkrim shqip | Shkrim greqisht | |
| 7) Guristan. | Γκουριστάν ἤ Χωρα τοῦ Γκούρ | Vënd malor në Afganistanin perëndimor (Asi). |
| 8) Gurra. | Γκούρα | Katund (Prefekt. e Larisës. (Greqi). |
| 9) Gur i madh | Γκούρι-Μάδι | Lagje në ishullin Ydra. (Greqi). |
| 10) Males | Μάλες | Varg-mal në Maqedoni. |
| 11) Males | Μάλες | Katund, në Kretë (Greqi) |
| 12) Malesi | Μάλεσι | Katund në prefekt. e Larisës (Greqi). |
| 13) Malesina | Μαλεσινα | Katund në Prefekt. e Ftiotido-Foqidës (Greqi) |
| 14) Malesiadha | Μαλεσιάδα | Katund në prefekt. e Etolisë dhe t'Akarnanise. (Greqi) |
| 15) Maleci | Μαλέτσι | Hundë në Kretë (Greqi) |
| 16) Mali | Μαλη | Katund në prefek. e Mesinisë (Greqi) |
| 17) Malios | Μαλιός | Mal në ishullin Karpath. (Greqi) |
| 18) Malicina | Μαλιτσίνα | Katund në Lakoni (Greqi) |
| 19) Malion | Μαλιῶν | Gji në Kretë. (Greqi) |
| 20) Maliotis | Μαλιώτης | Përrua në Kretë (Greqi) |
| 21) Malles | Μάλλες | Katund në Kretë (Greqi). |
| 22. Malesi | Μαλλέσι | Katund në prefek. e Etolisë e t'Akarnamisë. (Greqi) |
| 23. Malia | Μάλλια | Katund në Kretë (Greqi) |
| 24. Malia | Μάλλια | Katund në ishullin Siro (Greqi) |
| 25. Maluni (on) | Μαλούνι(ον) | Katund në Epir (Greqi) |
| 26. Malevos, ose Maleve | Μαλεβός ἤ Μαλεβό | Emra malesh në Peloponez (Greqi). |
| 27. Malevica | Μαλεβίτσα | Emër i trungut qëndror të malit Pila. (Bullgari). |
| 28. Malia Zonja | Μάλια Ζώνια | Mal në Atikë (Greqi) |
| 29. Pylli | Πηλι | Katund në ishullin Eube (Greqi) |

| Fjalët shqip | | Vende ku ndodhen |
|---|---|---|
| Shkrim shqip | Shkrim greqish | |
| 30. Pylla | Πύλα | Katund në Mesini (Greqi) |
| 31. Pylla | Πύλα | Katund në Qipro. |
| 32. Pylla | Πύλα | Hundë në Qipro. |
| 33. Pyllos | Πύλος | Ishull i vogël (Greqi) |
| 34. Pyllos | Πύλος | ....me dy maja në Peloponez. (Greqi). |
| 35. Pyllorigji | Πυλωρύγι | Katund në prefekt. e Pëllës së Maqedonisë. (Greqi) |
| 36. Pylea | Πυλαία | Katund në prefek. e Evros (Greqi). |
| 37. Pylea | Πυλαία | Katund i madh në prefekt. e Selanikut (Greqi). |
| 38. Pyllareon | Πυλαρέων | Lokalitet në Qefalini (Greqi) |
| 39. Pyllaros | Πύλαρος | Liman i vogël në Qefalini (Greqi). |
| 40. Pylli. | Πύλη | Katund në pref. e Atikës e të Beotisë. (Greqi). |
| 41. Pylli. | Πύλη | Katund në Thesali (Greqi) |
| 42. Pylli. | Πύλη | Katund i vogël në Maqedoni (Greqi). |
| 43. Pylli. | Πύλη | Katund në prefek. e Fllorinës (Greqi) |
| 44. Pyllides. | Πυλίδες | Pjesë malore në Korfuz (Greqi) |
| 45. Pyllion. | Πυλίων | Lokalitet në pref. e Mesinisë (Greqi) |
| 46. Pyllna. | Πύλλνα | Katund në Çekosllovaki. |
| 47. Pyllëza. | Πύλλεζα | Pyll i vogël në Peloponez. |
| 48. Paliopylli. | Παλιοπήλι | Katund në ishullin Kos. (Greqi) |
| 49. Shuri | Σοῦρι | Katund në Kretë (Greqi) |
| 50. Shuri | Σούριον | Katund në Thrakën Lindore. |
| 51. Shuri | Σούρι | Vend me zhur në Peloponez. |
| 52. Shur | Σούρ | Emër shkëmbi në gjuhën fenikase. |

| Fjalët shqip | | Vende ku ndodhen |
|---|---|---|
| Shkrim shqip | Shkrim greqisht | |
| 53. Shur | Σούρ | Dikur ishull në Siri, sot gadishulli shkëmbor (Mesdhe). |
| 54. Shur, apo Syr | Σούρ ἤ Σύρ | Qytet në kolonitë Britanike. (Arabi). |
| 55. Shura | Σουρά | Degë e lumit Vollga (Rusi). |
| 56. Shuratte | Σουράττε | Qytet dhe qark në Indi |
| 57. Shuratte | Σουράττε | Ngushticë që ndan ishullin e Sumatrës nga ishujt e Gomës (Indonezi) |
| 58. Shurafend. | Σουραφένδ | Hundë në Siri dhe katund në Palestinë (Azi). |
| 59. Shura | Sura (Italisht) | Qytet i vjetër i Babilonisë (Azi). |
| 60. Shurabaja | Surabaja (ital.) | Liman në ishullin Java (Indonezi). |
| 61. Shuracarta | Suracarta (ital.) | Qytet në ishullin Java (Indonezi). |
| 62. Shurbo | Surbo (ital.) | Qytet në ishullin Java. (Indonezi. |
| 63. Aliverion | Ἀλιβέριον | Katund i madh në ishullin Eube. (Greqi) |
| 64. Aliveri | Ἀλιβέρι | Katund në Peloponez. (Greqi) |
| 65. Varr i Bobit | Βαρυπμόπη | Katund në prefek. e Trikales (Greqi) |
| 66. Varr i Bobit | Βαρυμπόπη | Katund në ishullin Eube. (Greqi). |
| 67. Varr i Bobit | Βαρυμπόπη | Vend i banuar në Aharne, pref. e Atikës e Beotisë (Greqi) |
| 68. Varr i Bobit | Βαρυμπόπη | Emër i vjetër i Trifilisë së Peloponezit (Greqi). |
| 69. Varr i Bobit | Βαρυμπόπη | Katund në pref. e Ethiotidës dhe Foqidës (Greqi). |
| 70. Erë | Ἔρε | Majë mali në ishullin Hidhra (Greqi). |
| 71. Qafa | Κιάφα | Kodër në ishullin Hidhra. |

| Fjalët shqip | | Vende ku ndodhen |
| --- | --- | --- |
| Shkrim shqip | Shkrim greqisht | |
| 72. Këmbëthekra | Κομποθέκρα | Katund ne Etoloakarnani (Greqi). |
| 73. Këmbëthekrata | Κομποθεκρᾶτα | Katund në ishullin Kefaleni (Greqi). |
| 74. Krye Kuqi | Κριεκούκι(ον) | Katund i madh nė pref. e Atikës e të Beotisë. |
| 75. Krye Kuqi | Κριεκούκιο(ν) | Emri i vjetër i katundit Krastraqi në pref. e Etolisë dhe Akarnanisë. |
| 76. Krye Kuqi | Κριεκούκι(ον) | Emri i vjetër i katundit Pelopion në Peloponez (Greqi). |
| 77. Krye Kuqjotiko potami | Κριεκουκιώτικο Ποτάμι | Përrua në Elidë të Peloponezit (Greqi). |
| 78. Krua | Κρούα | Burim në Atikë (Greqi). |
| 79. Lopësi | Λιόπεσι | Emri i vjetër i katundit Leontion në pref. e Argolido Korinthisë. (Greqi). |
| 80 Lopësi | Λιόπεσι | Katund në Stikë (Greqi). |
| 81. Lopësi apo lopa | Λοπεσι ἤ Λιόπα | Majë e malit Parnis në Atikë. (Greqi). |
| 82. Lumi | Λούμι | Emri i vjetër i katundit Rematja në pref. e Mesinisë (Greqi). |
| 83. Lumi-s edhe Lumi | Λούμης καί Λιούμη | Emri i lumit Apse në Shqipëri |
| 84. Lumo | Λοῦμο | Gji i vogël në ishullin Hidhra (Greqi). |
| 85. Bishti | Μπίστη = οὐρά | Hundë në ishullin Hidhra. (Greqi). |
| 86. Bruma | Μπρούμα | Emri i vjetër i katundit Heraklia, në prefek. e Helidës. (Greqi) |
| 87. Brumazi | Μπρουμάζι | Emri i vjetër i katundit Diasela në pref. e Mesinisë (Greqi). |
| 88. Brumbuthi | Μπρουμπουθι | Emër shqip i anës veriperëndimore të ishullit Specë (Greqi). |
| 89. Brumbullo | Μπρούμπουλο | Ishull i vogël në detin Egé. |
| 90. Obori | Οβορι | Majë mali në ishullin Hidhra (Greqi). |

| Fjalët shqipe | | Vende ku ndodhen |
|---|---|---|
| Shkrim shqip | Shkrim greqisht | |
| 91. Pusi | Πούσι | Emër popullor i mjegullës (Greqi). |
| 92. Pusi | Πούσι | Vend në Elidë të Peloponezit. (Greqi). |
| 93. Shkurta | Σκοῦρτα | Katund në Thebë në pref. e Atikobeotisë (Greqi). |
| 94. Shkurtas | Σκοῦρτας | Rafshnaltë në pref. e Atikësë të Beotisë. (Greqi). |
| 95. Toskesi | Τόσκεσι | Katund në pref. e Janinës (Greqi). |
| 96. Toskesi | Τόσκεσι | Emri i vjetër i katundit Prinos në pref. e Trikallës. (Greqi) |
| 97. Toskesati | Τοσκεσάτι | Vend në krahinën e Paramithisë (Greqi). |
| 98. Toskesi | Τόσκεσι | Katund në pref. e Mesinisë (Greqi). |
| 99. Fiqëza | Φίκεζα | Emër i një përroi në pref. e Atikës e të Beotisë (Greqi) |
| 100. Stilianos Madhis | Στυλιανός Μάδης | Greqi |
| 101. Sofia Trimi | Σοφία Τρίμη | Greqi |
| 102. Andrea Brumis | Ἀνδρέας Μπρούμης | " |
| 103. Dhespina Busderri | Δέσποινα Βουσδέρη | " |
| 104. A. Shkurtis | Α. Σκούρτης | " |
| 105. Kristo Kordha | Χρῆστος Κόρδας | " |
| 106. Il. Molla | Ἡλ. Μόλας | " |
| 107. Kakërdhiu | Κακριδῆς | " |
| 108. Furiqi | Φουρίκης | " |
| 109. Ap. Arvanitopuli | Ἀπ. Ἀρβανιτόπουλος | " |
| 110. Arvanitidhi | Ἀρβανιτίδη | |
| Farmacia | Φαρμακεῖον- | |
| "ARVANITIDHI" | -Ἀρβανιτίδης- | " |
| 111. Shqipi (poeti) | Σκίπης Ὁ ποιητής) | " |

| Fjalët Shqipe | | Vende ku ndodhen |
|---|---|---|
| Shkrim shqip | Shkrim greqisht | |
| 112. Jovan Gurra | Ἰωάνης Γκούρας | Greqi |
| 113. Maliinoj Vasil | Μαλιηνός Βασίλειος | ,, |
| 114. Maliionoj Kostandin | Μαλιηνός Κωνσταντῖνος σελ. | ,, |
| 115. Pyllarinoj Zisimi | Πυλαρινός Ζήσιμος (Μεγάλη ἑλληνική ἐγκυκλοπαιδεια τομ. 20, Ἀθῆναι ἔτ. 193?, σελ. 884) | Greqi |
| 116. Pyllarinoj Jakovi | Πυλαρινός Ἰάκωβος (Ibid. σελ. 884 | Greqi |

Mbarim
i Librit të dytë (Pjesa e Dytë)

FIGURA A

"GYRAI PETRAI — GYRAIE — PETRE".



1) Shqiptari prohomerik (= para Homerit): **Gur**
2) Greku: Petra (ΠΕΤΡΑ).

**Shqiptari** i kohëvet para Homerit, duke shtënë sytë në këto **bokëri** [1]) dallon në to karakteristika të gurëve dhe prandaj i quan: **Gur.** Gjithashtu **greku**, duke vënë re në këto bokëri karakteristikat e gurëvet (petron), i quan **Petras**. Fjala shqip Gur, që është e gjinisë mashkullore, vihet si ndajshtim i fjalës Petra, por nën trajtën e mbiemrit.

1) Fjala bokëri përkthen fjalën greke: skopelos (lat.: scopulus) = Shkëmb deti.

"GYRAI PETRAI"

(Shih figurën A në faqen 79).

# KAPITULLI I PARË

## EMRA TOPONIMIKË DHE TE TJERE NE GREQINE E VJETER E GJETIU, MBI BAZEN'E FJALES SHQIPE "GUR" - VENDE KU TAKOHEN

1. "Gyreissin....... petreisin". (Odis. e Hom. varg. 500-501).
2. "Gyraien petren" (Ibid varg. 507).

(Gurin e gurtë)

Ajaksi, i biri Oileut, prijës i Lokridasvet, si u largua nga Troja pas pushtimit të saj, u afrua bashkë me anijet e veta në gurët Gyras (Gyras Petras). Këtu e zë një furtunë e tmerrëshme, por e shpëton për një çast Perëndia Poseidon. Por ky thotë se shpëtoi me zotësinë e vetë dhe jo me ndihmën e perëndivet. Atëhere Poseidoni u inatos, rrëmbeu tërfurkun e tij, goditi me të "gurin Gyrajë" (= gurin e Gurtë) dhe një pjesë e këtij guri mbeti në vend, kurse pjesa tjetër u zhyt në det, duke marrë me vete edhe udhëtarin e kobshëm).

Poseidoni në fillim e solli afër (Ajaksin).
Gurëvet të mëdhenj dhe nga deti e shpëtoi;
Dhe thuaj se atëhere vdekjes i shpëtoi me gjithë mënin' e Athinasë.
Po të mos kishte nxjerrë fjalë mburracake, si i lojtur menç;
Sepse tha që pa dëshirën e perëndivet i kishte shpëtuar fundit të thellë të detit.
Por këto fjalë të tija të mëdha i dëgjoi Poseidoni;
Ky menjëherë pas kësaj rrëmbeu përfurkën me duart e tij të forta;
Ja solli Guri Gyraie dhe e bëri copa-copa
Dhe një pjes'e këtij guri mbeti në vend, kurse pjesa tjetër e thyer u zhyt në det.
Duke qëndruar mbi këtë pjesë, në fillim, Ajaksi u bë si i çmendur,
Sepse kjo duke u zhytur po e sillte me vehte në fundin e detit plot dallgë.

(Odiseja, Kënga IV. v. 500-510).

Por çfarë kuptim të kenë pasur fjalët: Gyrai dhe Gyraie (**Γυραί** dhe **Γυραίη**), që sillen në trajtë mbiemrash?

Nër fjalorët e Homerit këto fjalë shënohen si të prejardhura nga mbiemri Gyros, e, on (**γυρὸς, ή, όν**) i cili shpjegohet me kuptimin, e fjalës Kyrtos (**κυρτός**) i përkulur, gungaç. Mbiemri gyros (**γυρός**) me kuptimin e fjalës Kyrtos (**κυρτός**) është përdorur vetëm një herë në Odise (Kënga T, varg, 246), ku thuhet se Kasneci i Odiseut Eurybat ishte:"

"d.m.th. se i kishte supet të përkulur. Prandaj, pra, edhe gurët u quajtën (γυραί αἱ πέτραι) me që kanë qenë të rrumbullakët (të përkulur si në formë rrethi).

"Dhe kasneci pak më moshatar se ai
po e ndiqte prapa dhe do t'ju them se si ishte.
Me supe të harkuar, zeshkan, flokëdredhur,
emrin e kishte Eurybat. Dhe nga shokët e tjerë
Më shumë këtë e mbronte Odhiseu, sepse arësyetonte drejt"

(Odhiseja, Kënga XXI varg. 245-248) bashkë me fjalën Petrai.

Por fjala gyrai (γυραί) bashkë me fjalën **Petrai** nuk është mbiemër, por emër, që shpjegohet prej Homerit — kupëtohet se Homeri e bën këtë pa ditur — me fjalën "**πέτραι**". Po shpjegohemi: Në gjuhën shqipe ekziston fjala "gur", e cila ka kupëtimin e fjalës (greke) "**πέτρα**" (petra). Ata që e nxjerrin etimologjinë e fjalëvet "**γυραί**" dhe "**γυραίη**" (gyrai dhe gyraie) nga fjala "**γυρός**" (Kyrtos) mbështeten në identitetin e tingujvet.

### Etimologjia dhe shpjegimi

Fjala "**γυραί**" (gyrai) këtu vetështpjegohet, shpjegohet me fjalën "**πέτραι**" (gur). Vetë Homeri, pa dashur, e shpjegon. Ai nuk e di se fjala "**πέτραι**" shpjegon fjalën "**γυραί**", sikurse edhe komentatorët e vjetër dhe të rinj të Homerit dhe filologët grekë dhe jo grekë gjer më sot.

Po të heqim nga fjalët "**γυραί**" dhe "γυραίη" (gyrai dhe gyraie) mbaresat: ai ose sufiksin ai dhe aie, do të mbetet trungu "**γυρ**" (gyr-gur), të cilin gramatika e quan rrënjë. Kjo rrënjë "**γυρ**" në greqishten e sotme shqiptohet pa asnjë ndryshim sikur të shkruhej me jota d.m.th. "**γῖρ**" (gir). Sot në shqiptimin e "**γύρ-γίρ**" (=gur dhe gir) nuk ka asnjë ndryshim. Por para Homerit dhe në kohën e Homerit e gjer në shekullin e dytë p.e.r. zanorja **υ** (y) shqiptohej ashtu sikurse shqiptohet sot diftongu: ou (diftong ka emrin, por në të vërtetë është një zanore e thjeshtë), ose si zanorja latine: (u). Dhe qysh nga shekulli i dytë p.e.r. e gjer në shekullin e X të e.r. **υ** (ipsiloni) shqiptohej si zanorje e frëngjishtes **u** ose e shqipes **y**. Sipas deshmivet që kemi nga mbishkrimet dhe kopjimet, zanorja ipsilon (**υ**) u identifikua me zanoren jota (i) vetëm pas shekullit të X-të të e.r. (shih Gj. N. Haxhidaqi, "Lexime Akademike" vol. II, f. 211 e më poshtë dhe Vol. I "Lexime të Mesjetës dhe të Greqisë së Re" f. 387 e më poshtë.

Por edhe gërma **γ** (=gama) e trupit **γυρ** nuk shqiptohej si në gjuhën e sotme greke, d.m.th. nuk ishte një (bashkëtingëllore) qjellëzore, por laryngore (grykore), duke u shqiptuar si k (=kapa) d.m.th. pa u dëgjuar hundorja v përpara gërmës k; ose sikurse shqiptohet shkronja frënge: g përpara zanorevet: a, o dhe **u** p.sh. garçon. Gjuha e sotme greke për të paraqitur grykoren: (g) përdor: (bashkëtingëlloret) **γκ**.

Ata që për herën e parë i quajtën këto bokëri (sepse puna është këtu për bokëri shikonin në to karakteristika të gurëvet dhe prandaj i quajtën edhe gurë. Por Homeri dhe bashkëkohësit e tij nuk e dinin kuptimin e fjalës Gur. Këta e kujtonin fjalën Gur, si emër vendi (toponimi) me një kuptim të paditur për ta. Por ashtu sikurse ata, që për herë të parë i quajtën këto shkrepa Gur, shikonin në to, sikurse u tha, elementet përbërëse të gurit, kështu edhe Homeri si edhe bashkëkohësit e tij vinin re shënjat e gurit dhe prandaj vunë pranë fjalës "**Γυράς**" (gyra) ndajshtimin epeksegematik "**πέτρας**". Të tilla fjalë të dyfishta, që shpjegojnë njera tjetrën, dëgjohen

edhe sot. Kështu, një ushtar grek, duke u treguar disa të rinjve korçarë, të një moshe me të, mbi luftimet që u bënë në Moravë kundër italianëvet, (Nëndor 1940) thoshte: "Italjanët, që po ngjiteshin për në Moravë aty ndaj zemërherë, i ndeshëm të fortifikuar brënda në llogoret e tyre, pranë Πetra (gur) "Gur i Capit". Pas një rezistence të mirë i nxuarëm nga llogoret e tyre duke sulmuar me bajonetë".

Gur i Capit është një kon prej rëre që ngrihet në një lartësi gati 50 m. Ushtari grek nuk e dinte se fjala gur do të thotë greqisht (πέτρα) prandaj ai e merrte të gjithë shprehjen Gur i Capit si një fjalë të përveçme vendi (guricapi). Por meqenëse ky, sikurse ata që për herën e parë e krijuan këtë fjalë, dallonte karakteristikat e gurit, tha: "pranë gurit Guricapit". Në Selanik shpesh herë dëgjohet të thonë: "hunda Karaburnu". Por Karaburunu është fjalë turke e përbërë, që do të thotë hundë e zezë. Pra: hunda Karaburnu = hunda hundëzezë.

Në Kretë dëgjohet të thuhet: "hunda Vuza" (në të vërtetë duhet shkrojtur: Buza).

Fjala "Buza" nuk është greke, por shqipe. Kuptimi i vërtetë i kësaj fjale është: buza (τό χεῖλος,), por pastaj ajo do të thotë edhe anë, hundë. Këtu, pra, fjala greke "ἀκρωτήριον" (hundë) shpjegon fjalën Buzë, sikurse fjala "πέτρα" fjalën gur. Por një gjë e tillë ndodh edhe në fjalë të së njëjtës gjuhë. "Është një rrugë nga Methona për në hundën Koryfasion, e gjatë të shumtën njëqind Stade: mbi këtë rrugë ndodhet "Pylos" (Pausanias. Mess. vol. Periu. 36,I). "Koryfasion" do të thotë: majë. Pra edhe këtu kemi dy fjalë me të njëjtin kuptim.

Fjala gur është emër, gjinia mashkullore, numuri njëjës, pa nyjë. Me nyje është gur-i, në numur njëjës. Në numurin shumës me nyjën është gur-t. Në gjuhën shqipe, sikurse u tha më lart, nyjet në emrat vihen në fund. Pra Gur-i është baras me "ἡ πέτρα" por është njësoj sikur të thoshim sot në greqisht: πέτρα ἡ dhe në shumës: gur-t, jo "αἱ πέτραι", por "πέτραι αἱ". Por edhe në gjuhën greke shumë të vjetër, kur mbaresat ishin përemra dëftorë, dhe pastaj edhe nyje, ishte sikur të thoshim: "πέτρ-α" (në njëjës) dhe "πέτρ-αι" (në shumës).

Sikur Homeri të thoshte se anijet e Ajaksit u përplasën në "Gyras" Γυρός) pa përmendur "πέτρας" (gurë) d.m.th. po të thoshte vetëm "Gyreisi" dhe jo "gyreisi petreisi" atëhere shpjegimi me anë të gjuhës shqipe, se "gyrai" (Γυραί) do të ishte baras me fjalën greke "πετραι" (gurë), nuk do të ishte i paqëllueshëm por r.doshta, nuk do të konsiderohej i besuarshëm dhe do të merrej si i rastit. Por kur pranë "Gyrai" ('Γυραί") vihet edhe "Petrai" (πέτραι), atëhere shpjegimi bëhet i besueshëm, dhe bile i pakundërshtuar kur ndeshen disa herë shprehjet e dyfishta "γυραί-πέτραι", (gyrai-petrai). Dhe meqenëse vërtetohen të dyfishtat, vërtetohen dhe të thjeshtat. Po të vërtetohen "Γυραίπέτραι" (Gyrai petrai) dhe "Γυραίην πέτρ ην" (Gyraien Petren), atëhere shpjegohen qëllueshëm dhe u nxirret etimologjia e tyre edhe elementëvet të thjeshtë, që pasojnë.

Por ku, vallë, ndodheshin gurët Gurai?

Sipas komentatorëvet të ditëvet tona:

"Gurët Gyrai ose Guraiai janë ishuj shkëmborë të thepisur, identiteti i të cilëvet nuk është përcaktuar me saktësi; disa i identifikojnë ato me Stapodet, në Jugë Perëndim të Mykonos, të tjerë me Lanathin, në Jugë Perëndim të asaj, kurse të tjerë me ishullin shkëmbor Doro, që ndodhet

*QAFËREJA ?

përpara Kafereut. Duket probabël identifikimi me Guras i bokërivet të vetmuara në mes të detit Egje (Kalogjerë), që ndodhen pranë vijës së udhëtimit të anijevet, që lundrojnë nga Ilioni për në Kafereja''.

(Lykudhi St. E. Enciklopedia e Madhe Greke Vol. VIII, Athinë 1929, f. 791).

3) ''Gurët Gyrai ose Gyraiai''. Janë ishuj të vegjël të përmendur prej Homerit si shkëmborë, të thepisur dhe në formë bokërish. Këtu u mbyt nga dallgët Ajaksi, i biri i Oileut, kur po kthehej në atdheun e vet pas pushtimit të Trojës. Të vjetrit i vendosnin këta ishuj pranë Mykonos dhe në Jugë-Lindje të Tenit, të tjerë pranë Kaferesë, gjë që është më e besueshme''.

(Ap. Arbanitopullos: Fjalori Enciklopedik: Eleftherydakis v. 4, f. 194, Athinë).

Ne të parët, për fat të mirë, patëm lumturinë të zbulojmë pa dyshim se ''Gyrai Petrai'' ndodhen pranë ishullit Paro. Simbas poemës së Arkilokut, poetit prej Paros, që jetoi në shekullin VIII p.e.r. fjala ''Gyrai'' përmendet pa fjalën ''Petrai'', duke thënë ''kepi Guraion''.

**-Γλαῦχ' ὅρα βαθύς γάρ κύμασιν ταράσσεται -ποντός ἀμφίδακρα Γυρέων ὀρθόν ἵστατω νέφος σῆμα χειμῶνας**

''Shiko, o Glauk, deti po lëkundet thellë''.

nga dallgët dhe rreth kepit Guraion qëndron reja, lajmëtari furtunës''.

(Anthologia Lyrica, Leipcig, Viti 1813 Jambë Tetrametra — 51 (36) f. 8.

Kjo vjerrshë e Arkilokut, që i drejtohet Glaukut, na thotëse ''**Γυραῖαι Πέτραι**'' (Gyrai Petrai, d.m.th. Gurët Gurë) duhet të kërkohen në zonën e ishullit të Paros. Po të pyeten ata që banojnë rreth këtij ishulli, nuk është aspak një gjë e pabesueshme që të dëgjohet akoma edhe emri i këtyre bokërive ndënë trajtën: ''Gyropetra'' (**Γυρόπετρα**), ashtu si thuhet në Kretë.

4. ''**Hyrtios**'' ''Ajaksi i pari, i biri i Telamonit, e plagosi Hyrtion, të mbiquajtur Gyrtiade, prijësin e Muzavet shpirtduruese''

(Iliada Kënga 13 f. 511-512).

5. ''**Gyrtiades**'' ''Hyrtios'' duhet të korrigjohet dhe të shkruhet: Gyrtios, sipas mbiemrit Gyrtiadis. Sepse duke thënë ''Hyrtios Gyrtiades'' është sikur të themi ''Petros Petrides''. Femërorja e trajtës Gyrtios është Gyrtias, (gjend. Gyrtiados) për të cilën bëhet fjalë menjëherë; Pra ''Hyrtios'' ka për bazë (si edhe Gyrtiades) fjalën shqipe gur dhe shumës **gurt**.

6. ''**Gyrtias**.— Spartane, vajzë e Akrotatit'' Plutarku ''Apofthegmata të spartanëvet''.

7. **Gyr-as**.- ''Një mal i ishullit Tenos, që mban gjer në ditët e sotme emrin e tij të vjetër''.

(Fjalori i emravet të përveçëm — Av. Konstandinidhi, Athinë).

8. **Oligyrtis – ('Ολι-ΓΥΡτ-**IS) ''Filipi (jo babai i Aleksandrit) si udhëtoi përmes Arkadisë dhe si ndeshi shumë dëborë e vështirësi në kalimin e tij përmbi Oligyrtin, ditën e tretë u nis natën për në Kafyas''.

**(Polyb. Lufta aleate, IV, 70).**

9.— **Gyridas** — Senator spartan. "Në këtë kohë disa të rinj nga ata që po i përcillnin në luftë, vranë ata nga pleqtë që ishin rreth Gyridës" (Polyb. IV, 3-5).

10.— **Gyron**.- Mali Gyron në Etoli (shiko fig. B).

FIGURA B

"GYRON", MAL NË ETOLI



Shqiptari para kohës së Homerit: Gur (G U R)

Greku: Oros (O R O S)

Shqiptarit përpara Homerit i bën përshtypje pamja shkëmbore e këtij mali që nuk ka asnjë bimë, prandaj këtë e quan Gur.

Grekut përkundrazi i bëjnë përshtypje më të madhe karakteristikat e malit. Prandaj edhe e quan **Oros**. Fjala Gur emër mashkullor në trajtë mbiemri përcakton emrin **Oros**, d.m.th. thuhet **Gyron-Oros**.

"Pranë lumit Akelos të Etolisë ndodhet një mal, i quajtur Kalydon, i cili e ka marrë këtë emër nga Kalydoni, djalë i Aresit dhe i Astynomës. Sepse ky, duke mos ditur gjë, ndërsa po shikonte Artemisin të lahesh, u transformua në gur. Për providencën hyjnore mali i quajtur "Gyron" u quajt pas kësaj Kalydon". (Plutark. Mbi lumenjtë "Akeloos").

11.- **Gyras Argeios**.- "Në gërmimet e bëra në Dodonë prej 1920 e këndej, u gjet një mbishkrim lirimi, ku ndodhet emri "GYRAS" me mbiemrin "ARGEIOS". Mbishkrimi është mbi një fletë bakëri, në formë orthogonale.

"Perënditë u dhënçin fatin e mirë, Boisku e la të lirë Leukinë, atë vetë dhe familjen dhe pasardhësit e familjes. Dëshmitarë: Straton Orraitas. Erkelaos Dodonaios; Gyras Argeios".

Sipas formës që kanë gërmat, ky mbishkrim i përket shek. të IV-të p.e.r. (Ipirotika Kronika, vol. X, pjesët B + C, f. 247 e më poshtë).

Këtu mbiemri "Argeios" në të vërtetë nuk tregon familjen, por kombin (krahaso Herodotas Halikarnasseus, Thukydides Athenaios etj.). Nuk

tregon atë që është nga Argos i Peloponezit, por atë nga Argos Orestikon; sepse mollosët pandehej se kishin si kryeqytet Argos Orestikon. Pra: "Guras Argeios = Guras Molosos".

Si vërtetim se kjo çështje është kështu, është një mbishkrim tjetër i këtij lloji, në të cilin nënëshkruajnë si dëshmitarë: Simia Lykota, Filonik Euryma, Antino Dokimi, Orestët Molossë, Filipi i biri i Hierit, Seimias i Polikleut, Dodonas" (Ipir. Kron. ibidem).

"Ku takojmë Mollosë—Orestë, atje kemi = Mollosë Argeioi, = Molosë nga Argos Orestikon".

12. Gyaros (Γύαρος).- Një nga ishujt e Kykladevet: sot quhet Gjuaros"... të tjerat, pra, i quaj nga të dymbëdhjetat, kurse Prepesinthen dhe Oliaron dhe Gyaron me pak. Nga këto kur zbarkova në Gyaro, gjeta një fshat të banuar prej peshkatarësh. Kur u larguam pranuam të zgjedhur si delegat për tek Cezari një nga peshkatarët e këtushëm (Cezari ndodhej në Korinth, duke marshuar për triumfin e tij të Aktionit); ky duke lundruar bashkë me të tjerët u thoshte atyre që e pyesnin se shkonte si delegat për të lehtësuar taksat. Sepse paguanin njëqind e pesëdhjetë dhrami, ndërsa me vështirësi do të mund të paguanin edhe vetëm njëqind. Vështirësitë e këtyre, i tregoi edhe Arati:

"Ti, o Latonë zemërgur, mua të mjerën do të më lësh prapa në **Folegandër apo në Gyaro**". (Strabon kap. 485-486).

13. **Gyrt-on** — "Vëlla i Flegysë, themelues i Gyrtonës në Thesali."
(Enciklopedi e Madhe Greke, vol. VIII, Athinë, 1929, faqe 795).

14. — **Gyrt-on-e** "Qytet shumë i vjetër i Pellazgiotidës të Thesalisë, që përmëndet prej Homerit si qytet i Flegjyasve". (Il. B. 738). (Ibid, faqe 795) (Kjo Gjyrtonë përmëndet dhe quhet prej Strabonit Gjyron Cap. 439).

15. — **Gyrt-on-e** — "Vajza e Flegjysë, nga e cila ka marrë emrin edhe qyteti". (Ibid., faqe 795).

**Shënim:** Simbas Skoliastit Apollonit Rodhias (1, 57) qyteti e mori këtë emër jo nga Gjyrtoni, por nga vajza e Flegjysë që quhej Gyrtone. (Ibid, faqe 795).

16.— Gyropetra (**Γυρόπετρα**). Shprehje e Homerit "**Γυραί Πέτραι** = (Gyrai Petrai — Gyraic petre) ndodhet edhe sot në Kretë nën trajtën Gyropetra.

"Ndarja kishëtare mbeti (në kohën e zotërimit të Kretës nga Venedikasit) ashtu sikurse ishte në kohën e sundimit byzantin, d.m.th. vazhdoi të ekzistojë froni arkiepiskopal i Kretës bashkë me pesë Episkopata, d.m.th. të Gironës, Sithisë, Rethymnit, Mylopotamit dhe "Gyropetras" (sic)" (Historia tueliniku ethnus, Athinë, 1874, 42, vol. V, prej K. Paparigopulit).

Kështu, pra, gjatë vitevet 1211-1212, kur Kreta u pushtua nga venedikasit, ishin atje episkopatat e Gironës dhe të Gyropetrës. Fjala që përmendet këtu është Gironë = Gyrtonë. Kjo fjalë shkruhet Girone (**Γιρόνη**) sipas shqiptimit fonetik; por sipas shkrimit historik, duhej të shkruhej: Gyronë (**Γυρώνη**) që është baraz me **Γυρτώνη** Gyrtone.

Në veprat e Homerit nuk përmendet se ekziston në Kretë qyteti Gyrtone; por ky fakt nuk përjashton ose më mirë vërteton, se kjo fjalë ekzistonte, sikurse duket nga trajta që ka mbetur gjer tani, Gironë e që shkruhet gabimisht (**Γιρόνη**). Në Kretë ka një qytet me emrin Gortyn, ose Gortys, që e përmend Homeri. Pra Episkopata e Gironës në Kretë duhet të shkruhet: Episkopata e **Gyrtonës.**

17. **Gortys** (qytet në Kretë).

"Kretasit kishin në krye Idomeneun, të dëgjuar për heshtën e tij. Këta banonin Knosonë dhe Gortynën e rrethuar me mure".

(Ibid. Këng. B.V. 645-646).

"Në fushë ndodhet edhe qyteti i Gortynasve" (Strabon Kap. 478).

"Thonë se ata fëmijë të Tegeatit që mbetën u shpërngulën për të banuar në Kretë me dëshirën e tyre, d.m.th. Kydoni, Arkedi dhe Gortyni, dhe se nga këta u quajtën qytetet Kydonia, Gortyna dhe Katrea. Por Kretasit duke mos qenë dakord me fjalën e Tegeatëve thonë se Kydoni është nga bija e Minosit Akakallidë dhe nga Hermeu, kurse Katrea thonë se është i Minosit, ndërsa Gortyni i Radamauthyt.

(Pausan. Arkadika, vol. Sekundum Lib.VIII, 53, 4-5).

18.— **Gortynaia.**— "Emri i vjetër i një fushe të vogël që formon rrethin e Gortynës në Kretë"

(Enciklopedia e Madhe Greke, vol. VIII, Athinë, 1929, faqe 633).

19.— **Gortys.**— "I biri i Ramadanthyt, vëllait të Minosit në Kretë".

(Pausan. arkadika Vol. secundum VIII, 53,4-5).

20.— **Gortys.**— "I biri i Tegeatit, i cili themeloi, sikurse thoshin Tegeatët, qytetin e Kretës Gortys".

(Pausan. Ibid).

21.— **Gortys.**— "I biri i Stymfelit. Gortys i biri i Stymfelit ndërtoi qytetin Gortyn pranë një lumi, i cili quhet edhe ai Gortynios"

(Paus. Ark. secundum VIII, 4,8).

22.— **Gortys** "Qytet në Arkadi, i ndërtuar nga Gortyni, biri i Stymfelit"

(Pausan, Ibid).

23.— **Gortynios** "Lumi i Arkadisë, degë e lumit Alfeios".

(Pausan. ibid. Shih edhe Enciklopedinë e Madhe Greke Vol. VIII, Athinë 1929, faqe 633).

24.— **Gortynia** – Qytet në Maqedhoni. "Ushtria e thrakasvet prej Doberit hyri së pari së shtetin e Filipit dhe pushtoi Eidomenën, Gortyninë, Atalantën edhe disa vende të tjera me marrëveshje, mbasi këto vende iu nënshtruan Filipit, birit të Amindës që e kishin mik"

(Thukyd. II, cap. 100, 3-4).

25.— **Gortynaia** "Qytet në Tyrreni".

(Fjalori i emrave të përv. A. Konstandinidu, Athinë).

26.— **Gortynaia.**— "Emri i vjetër i fushës së vogël që formon rethin e Gortynës në Kretë. Simbas mithologjisë në Gortynaia takoheshin Zeusi dhe Europa."

(Enciklopedi e Madhe Greke, vol. VIII, Athinë, 1929, faqe 633).

27.— **Kortona** "Qytet i Etrurisë (në Itali), qytet Tyrrenik."

(Fjalori latino-grek, prej Stefan Kumanudit, Athinë, 1884, faqe 179).

28.— **Gurasion.**— "Romanët duke luftuar me Volsinitët rreth vendit Gurasion, vranë shumë armiq. (Diodor Sikelioti, vol. III, lib. XIV, 109).

(Shih edhe Enciklopedinë e Madhe Greke, vol. VIII Athinë 1929, faqe 656, ku shkruhen edhe këto: "kështjellë e Etrurisë. Vendi i tij nuk dihet me saktësi, Diodori përmend vetëm (XIV, 108) se reth këtij lëftuan romanët me volsinitët (378 p.e.r.).

29.— **Guraioi** (Indoi).— "Aleksandri vetë, duke pasur me vete mburojtarët dhe shigjetarët .... dhe agrianët..... po marshonte nëpërmjet vendit të Guraivet. Si kaloi një rrugë malore dhe të ashpër, urdhëroi që më të shumtët nga këmbësorët ta ndjekin pas më këmbë, kurse ai vetë mori gjithë kalorësit... dhe po marshonte me vrap, sepse mori një lajm se gjithë barbarët e atij vendi kishin ikur nëpër male"

(Arrian. Anav. Alek.4, 23).

30 *.— **Guraioi**.— "Një tribu indiane në pref. e Kabulit në Afganistan. Kur kaloi andej Aleksandri i Madh, Guraioi banonin rreth lumit Guraion...

(Enciklopedia e Madhe Greke, vol. VIII Athinë 1929, faqe 656)".

31.— (Lumi) **Guraios** "... Aleksandri i Madh kaloi përmes krahinës së Gurajve dhe lumin e vendit që quhej Guraion e kaloi me vështirësi për shkak të thellësisë dhe të rrjedhjes së shpejtë të tij, por edhe sepse gurët që ishin brënda në lumë ishin të rrumbullaktë dhe kështu nuk ishin të sigurtë për ata që hidhnin këmbët mbi ta. (Arian. Anav. Aleko. 4,25, 6-7).

(Shih edhe Enciklopedinë e Madhe Greke, vol. VIII, faqe 656 ku shkruhen edhe këto: Guraios: është dega më e madhe e lumit Kofinos në Afganistan, siç e përshkruajnë gjurmuesit që shkuan aty bashkë me Aleksandrin e Madh).

32.— **Kyrtonion** — Qytet i Etrurisë në Itali.

"Hanibali, pra, po marshonte përpara duke iu drejtuar Romës përmes Tyrrenisë, duke pasur më të majtë qytetin e quajtur Kyrtonion"

(Polyb. III, 82,9).

33.— **Kyrtone** — Qytet malor i Llokridës. "Qyrtonët janë larg detit pothuajse 20 stade; thonë se emri i vjetër i qytetit të vogël ka qenë Kyrtone; është ndërtuar mbi një mal të lartë..... aty ka edhe ujë të ftohët që buron prej shkembi. (Pausania, Beotika, vol. III, lib. IX, 24, 4-5). Qyteti ndodhet mbi mal, pra, mbi një vend shkëmbor. Dhe në qytet është një burim që buron prej shkëmbit. Emri "Kyrtone" që ka kuptimin e fjalës gur, identifikonet me Gyrtonën.

34.— **Hyrtakides Asios**.— "Këtyre pastaj u priu Asi, prijës burrash; Asi Hyrtakid"

(Iliad. II. Varg 837-838).

35.— **Asios**, i biri i Hyrtakut. Hektori duke qortuar të vëllanë Paridin i thotë këto: "O Parid i keq, i bukur nga fytyra, po i çmendur pas grave, i o mburracak, ku janë Deifobi dhe mbreti Eleni dhe Asiadi dhe Adamasi dhe Asi, bir i Yrtakut? Ku është Otarioneu? Tani Ilioni i tërë u shkatërrua krejt, tani kudo shkatërrim i tmerrëshëm.

(Iliad. Kën. 13 Varg. 769-773).

Ky Asi, biri i Yrtakut ishte nga Frygjia

(Homeri, II. 15., 717-719).

Nga sa u thanë më sipër, mund të bëjmë këtë vërejtje të përgjithëshme: se **prohelenët** kombësinë e të cilëve do ta shohim më poshtë, u vinin emra vendeve, qyteteve, etj. nga elemente të ambientit natyror që u bënte përshtypje të thellë. E njëjta gjë ndodhte edhe me grekët e vjetër, po edhe sot ndodh me grekët, shqiptarët dhe përgjithësisht me të gjithë popujt e botës. Kështu p.sh. në Greqin'e vjetër gjejmë qytete që kanë emrin "**Petra**" (**Πέτρα**) P.sh. "Petra, qyteti Korinthit".

"Jetioni, biri i Eqekratit, që ishte nga lokaliteti **Petra**."

(Herodoti, Lib. 9, Kap. 92)

"Petra, qytet në Siqeli"... "Demostheni dhe Evrymedonti...
....arritën në Petren e Regjinës"
(Thuqididi, L. VII, 35)

(Krahaso qytetet e Greqisë së vjetër: 1) **Elateia** (në Foqidë në Thesali, në Epir) (Fjalor i emrave të përveçëm i Skarlat Bizantit Athinë, 1852. f. 53) 2) **Pityusa** (me këtë emër quheshin më parë **Hios-i, Salamina, Lamcaku** dhe ishuj e qytete të tjerë (ibid. f. 147). 3) **Pitya** dhe **Pityeia** (qytet në Mysi dhe Propontidë ib. f. 147,) në Itali. 4) Selinus (qyteti i Siqelisë — ib. f. 162) etj. Në Greqin'e re, katunde: 1) **Varibopi**, 2) **Kombothekër**, 3) **Kriekuqi** etj. Në Shqipërin'e sotme emra katundesh: 1) **Dardha**, 2) **Arrëza**, 3) **Misrasi** (qarku i Korçës) etj.

Tani, para se ta mbarojmë kapitullin e Parë të këtij libri të tretë, theksojmë se në fund të këtij libri, parashtrojmë tabellën VIII, që përfshin toponimitë në Greqinë e vjetër dhe gjetiu, që kanë për bazë fjalën shqipe **gur** (petra greqisht) (sikundër vepruam dhe për **toponimitë**, emrat burrash dhe grash që ndodhen në Greqinë e re dhe gjetiu, shih **tabellën** VII me qëllim që shkurtimisht dhe në mënyrë më të qartë të provojmë faktin se **toponimiket** dhe emra të tjera, që ndodhen në Greqinë e vjetër, janë më të shumta se ato të Greqisë së re, si edhe se ajo që ndodh sot ndodhte dhe në kohën e vjetër. Nga tabella në fjalë VIII, del në shesh se emrat e qyteteve merreshin edhe si emra burrash dhe grash. Kështu p.sh. **Gyrtone**, qytet në Pelasgjiotidë të Thesalisë, dhe Gyrtone, bija e mbretit të Lapithëve Flegys. **Gortys**, qytet në Kretë dhe Arkadi, **Gortys**, bir i Ramadanthit, vëllait të Minosit në Kretë, **Gortys**, bir i Tegjeatit, dhe **Gortys**, bir'i Stymfelit.

# KAPITULLI I DYTË

## ETIMOLOGJIA DHE SHPJEGIMI

Tërë **toponimitë, emrat burrash dhe grash** që përmendmë më sipër, kanë për bazë vetëm një fjalë: fjalën shqipe **gur (γύρ)** dhe format e saj të ndryshme d.m.th. **gur-t** (shumës i fjalës **gur**), **gort, kurt** dhe **kort.** Trajta **gort** është një me trajtën **gurt,** duke u kthyer **u-ja** në **o**; gjithashtu edhe trajtat **kurt** dhe **kort** janë një me trajtën **gurt,** duke u kthyer shkronja **g** në **k** (si **gaus** në **kau**). Fjala pra e parë dhe trajta e parë janë **gur,** ndërsa të tjera trajta të gjitha janë variante të fjalës **gur.**

Duhet vënë re se në shekullin II e.r. shkronja greke **υ** (y) nuk shqiptohej si u-ja e latinishtes, po si u-ja e frëngjishtes, ose si y-ja e shqipes. Po, meqenëse kështjella (në Etruri të Italisë) vazhdonte të thuhej **Gurasion** dhe jo **Gyrasius**(Gurassius), prandaj, për të çfaqur shqiptimin e vjetër të fthongut **u,** u gjet simboli i ri **oy (ου)** për greqishten. Kështu Flavi Arriani shkruan: ''Guraios potamos'' ''Gouraioi Indoi'' etj. Po kjo mund të thuhet edhe për kështjellën **Gurasion (Γουράσιον),** në Etruri t'Italisë.

# KAPITULLI I TRETË

## TË GJETURIT E KOMBËSISË SË PARË TË FJALËS GUR DHE TË POPULLIT QË E FLISTE.

Shpesh herë u tha më sipër se fjala **gur** është shqipe. Po meqenëse kjo fjalë prej Homerit përmendet bashkë me fjalën **petra** (gur) si ndajshtim, ose si bazë e shumë emrave, dhe meqenëse Homeri nuk përmend se fjala **gur** i përkiste një populli të quajtur shqiptar dhe që banonte në Greqi përpara helenëve, mund dikush të kundërshtojë dhe të thotë se s'është në parim fjalë shqipe. Kështu pra na del çështja të gjejmë kombësinë e parë të fjalës **gur** d.m.th. popullin që e fliste përpara shqiptarëve të sotmë. Cili ka qenë ky popull? Ky popull është ai që zotëronte dhe banonte në Greqi para se të zbrisnin në të dhe t'installoheri helenët. Pra edhe fjala **gur** është e gjuhës së këtij populli; dhe ky popull ishin pellasgët. Dhe ja prova:

Në Greqinë e vjetër, parahomerike, përpara **zbritjes** së akejve, d.m.th. përpara vitit 1500 e. vj. banonin **pellasgë**. Dëshmi historike për këtë, janë këto:

**1) Dëshmi.** **"ARGOS PELLASGJIK"**

"Tani prapë ata që banonin në **Argos Pellasgjik**; dhe ata që shfrytëzonin Alon, Alypen, Trehona, ata që sundonin në Ftijë dhe në Greqinë me gra të bukura, quheshin mirmidonë, helenë dhe akej; komandant i pesëdhjetë anijeve ishte Akili".

(Homeri, Iliadë kënga II 681-685)

Argos-i quhet prej Homerit **pellasgjik** dhe jo **Akaik**. Kjo tregon se pushtonjësit akej, respektuan emrin e vjetër pellasgjik të qytetit. Për fat të mirë në konën e Homerit s'qe krijuar ende (siç ndodh sot) komisioni mbi shuarjen e emrave të huaja, kur sigurisht edhe kjo dëshmi historike mbi pellasgët do të humbiste në thellësin'e shekujve si një fjalë barbare.

**2) Dëshmi.**

"Në kohën kur pellasgët kishin vendin e quajtur sot Greqi, athinasit ishin pellasgë duke u quajtur **kranaoi.** Në kohën e Kekropit u quajtnë **kekropidë**".

(Herodoti, Lib. VIII, Kap. 44).

**3) Dëshmi.**

"Banorët e ishujve, të armatosur si grekët, kishin dhënë shtatëmbëdhjetë anie; dhe këta, fis **pellasgjik,** u quajt më vonë **fis Jonik**.

(Herodoti, Lib. VII, kap. 95)

**4) Dëshmi.**

"Fisi atik ish **pellasgjik,** sapo u kthye në atë të helenëve, ndroi edhe gjuhën".

(Herodoti, Lib. I, Kap. 57).

* Dhekalon, që ka kaluar, ka ndërruar DHE. Pra, I ARDHURI.

5) **Dëshmi**.

"Para helenit Deukalion ky emër (Hellas) aspak nuk ekzistonte, popuj veç e veç të tjerë, dhe populli pellasgjik i dhanë vendit emrin e tyre në një gjërësi të madhe".

(Thuqididi, Lib. I, kap. 3)

6) **Dëshmi**.

"Jonët, sa kohë banonin krahinën e quajtur sot **Akaia** në Pelopones dhe para se të vinin në Pelopones Danau dhe Ksuthi, quheshin, siç thonë helenët, **pellasgë aigialees**, dhe në kohën e Jonit e të Ksuthit (quheshin) jonë".

(Herodoti, Lib. VII, Kap. 94)

7) **Dëshmi**.

"Më duket se kjo grua nga vendi që quhet sot Greqi dhe më parë quhej Pellasgjia, iu shit thesprotëve"

(Herodoti, Lib. II, Kap. 56).

Pra, sipas Herodotit, Greqia përpara atij quhej **Pellasgjia**.

8) **Dëshmi**.

"Të gjithë pothuaj thonë se pellasgët, popull i vjetër ishin shtrirë në tërë Greqinë e sidomos në Eoleasit të Thesalisë".

(Straboni, Kap. 220-221)

9) **Dëshmi**.

a) "Arkadët thonë se në këtë toke **Pellasgu** lindi i pari". (në Arkadi)".

b) "Me qenë se **Pellasgu** u bë mbret edhe vendi mori emrin **Pellasgjia**".

(Pausanias, Arkadika, Lib. VIII, 1,4 dhe 6)

10) **Dëshmi**.

...' 'Njeriun toka e lindi e para dhe kështu solli një dhuratë të bukur... ose Arkadia **Pellasgun** hyjnor më parë se hëna".

(Pindari Carmina, Fragmenta Selecta, 182, Lipsiae, 1862, f. 240).

Pra, nga këto dëshmi del se populli që banonte në Greqi përpara helenëve, ishte pellasgjik, dhe helenët nga pellasgët i muarën fjalët në bazë të fjalës shqipe **gur**, duke u dhënë trajtë greke. Në se është e vërtetë kjo, e vërtetë do te jetë dhe konkluzioni që del pa tjetër se fjala **gur** është **pellasgjike**. Pra kombësia e parë e fjalës **gur** është **pellasgjike**. Po kete konkluzion mund ta kundërshtojë dikush, duke thënë se në Greqi s'banonin përpara helenëve vetëm pellasgë, po edhe popuj të tjerë që përmenden prej Homerit dhe shkrimtarëve të tjerë grekë. Le të shohim në se ky kundërshtim mund të qëndrojë. Për kete veç le t'i shohim në çdo vend të 35 fjalët që thamë më sipër.

## 1) KRETA

Gjetëm se në Kretën e vjetër kishte qytete qe quheshin: **Gortys** dhe Gyrtone (Girone-sic-Episkopatë e Kretës) dhe **Gortys**, biri i Radamanthit, vëllait të Minosit, mbretit të Kretës, dhe **Gortynaia**, fushë e vjetër e **Gortynës**. Më sipër pamë se këto fjalë janë shqipe me veshje greke. Nga kjo del ky konkluzion: se banorët e Kretës së vjetër ishin shqiptarë. Mirë. Po simbas Homerit, në Kretë banonin në kohën e tij pesë kombe me gjuhë të ndryshme: eteokretasit, kydonët, akejtë, dorianët dhe pellasgët (Odis. kën. 19 v. 172-177). Po midis këtyre kombeve, s'përmendet emri shqiptar (Albanoi). Që një nga këto pesë kombe përdorte fjalët: **gur** dhe **gurt**, është e qartë. Po cili është ky komb? Fjalët: **Gyrtone**, **Gortys** dhe **Gortynaia** s'janë fjalë të eteo-



Këtu ia fut kot profesori i ndërruar!

kretasve dhe të kydonëve, se eteokretasit dhe kydonët gjenden vetëm në Kretë, ndërsa fjalët **gur** dhe **gurt**, siç pamë, gjenden dhe në vende të tjera të Greqisë, ose edhe gjetiu, ku banonin **pellasgë**. Po as në grupin e akejve dhe dorianëve nuk hyjnë këto fjalë, se këta gurit i thonë: **lithos** dhe **laas** dhe **petra.** Pra këto fjalë me doemos janë të grupit të pellasgëve. Shqiptarët, pra, mbasi përdorin fjalë **pellasgjike,** si fjalë të gjuhës së tyre, janë pellasgë, dhe gjuha shqipe është gjuhë pellasgjike.

## 2) ARKADIA

Në Arkadi gjetëm emrat: **Gortys** (qytet), **Gortynios** (lumë), **Gortys** (bir i Stymfelit) dhe **Gortys** (bir i Tegeatit).

Arkadia është një vend shumë shkëmbor (gurishte) (shih gjeografitë greke). Fjalët e mësipërme janë, siç u tha, fjalë shqipe me veshje greke. Përdorimi i këtyre fjalëve në Arkadi provon se banorët e saj ishin shqiptarë. (Albanoi). Prova e parë është kjo: përdorimi i fjalëve shqipe **gurt** dhe **gort;** prova e dytë se në Arkadi banonin shqiptarë është kjo: banorët në Arkadi vëllait i thoshin **vra** (shqipto: bra), simbas Hesiqit prej Aleksandrisë. Me të vërtetë gjer më sot shqiptarët thonë **vlla.** Po fjalët **gur** dhe **bra** s'janë greke, po parahelene; dhe në Arkadinë parahelene banonin "Pellasgë proselanas", po jo eteokretas dhe kydonë. Pra fjala **gur** është patjetër në krye vetëm pellasgjike. Shqiptarët, pra, që e kanë të tyren këtë fjalë **gur,** jan pasardhës të pellasgëve. Ky konkluzion i ynë vërtetohet edhe nga dëshmi historike (Pausania, Arkadika, lib. VIII, 4 dhe Antologjia Lyrica, Leipcig V. 1813, f. 300-301).

## 3) PELLASGJIKON-ARGOS (THESALI)

**Gyrtone** (qytet në Thesali), **Gyrton** (vëllai i **Flegysit, Gyrtone** (Bija e mbretit të lapithëve Flegys).

Këto fjalë jane shqipe. Po, meqenëse në Thesali permenden vetëm helenë dhe pellasgë dhe jo shqiptarë (albanoi), këto fjalë janë pellasgjike, deri sa tashmë dimë se s'janë greke. Edhe këtu na del pra konkluzioni se kombësia e parë e fjalës **gur** është **pellasgjike.** Dhe shqiptarët, pra, që e kanë të tyre këtë fjalë, janë pasardhësit e pellasgëve.

## 4. SPARTA

**Gyrtias** (grua spartane) dhe Gyridas (senator). Të dy këta emra, shpesh është thënë se janë shqipe, duke pasur për bazë fjalën **gur** dhe **gurt.** Në Lakoni, përveç lakonëve, banonin edhe **pellasgë,** siç duket nga citati i mëposhtëm:

"Është një faltore e Demetrës së quajtur Eleusinia; laqedomonasit thonë se këtu u fsheh Herakliu, kur Asklepi i shëronte plagën: këtu është edhe një fytyrë e drunjtë e Orfeut, vepër, siç thonë, e **pellasgëve**".

(Pausan. Lakon. Lib. III, 20,5)

Meqenëse lakonët, si grekër q'ishin, gurit i thoshnin: **petra, lithos,** dhe **laas,** del se fjalët **gur gurt** i përkasin grupit të **pellasgëve.** Pra kombësia e parë fjalës **gur** është **pellasgjike.** Dhe, meqë shqiptarët e sotshëm i përdorin këto fjalë, del se ata janë pasardhësit e **pellasgëve.**

Emrat Gyrtias dhe Gyridas përmenden prej Polibit dhe Plutarkut d.m.th. rreth shekullit të dytë p.e.r. dhe më pas. Po këta emra janë formuat

në kohën kur ishin pellasgë në Lakoni d.m.th. para se të zbrisnin akejtë në Greqi. U ruajtën pra gjatë **një mijë e njëqind vjet**, si emra familjesh fisnike **pellasgjike** të trashëguara brez pas brezi.

## 5) AZIA E VOGËL

**Gyrtiades, Gyrtios** dhe (g) **Yrtakides**. Të tria këto fjalë **janë fjalë shqipe**, se kanë për bazë fjalën **pellasgjike** gurt. Këto fjalë gjenden në Azin'e Vogël. Nga kjo del se në Azin'e Vogël kishte **pellasgë** në kohën e luftës trojane. Dihet se në Azin'e Vogël, përveç **pellasgëve**, kishte dhe fise të tjera, siç dëshmojnë vargjet e poshtme të Iliadës së Homerit.

"Unë pra edhe këto do t'i numëroj një nga një dhe me përpikmëni; pranë detit gjenden karësit dhe paionët me shigjeta të përkulura, dhe lelegët e kaukonët dhe **pellasgët** hyjnorë, pranë Thymbrës ishin lykianët dhe mysët kryelartë dhe frygët kuajzbutës dhe meonët që luftojnë mbi kuaj".

(Hom. Iliad. Kën. X v. 427-431).

Tani lind pyetja: Cilit nga këto fise të ndryshme i përkasin fjalët **gur dhe gurt?** Nga sa e mësuam gjer këtu, këto fjalë pa dyshim i përkasin grupit të **pellasgëve**. Se këto fjalë gjenden edhe atje ku s'ndodhen këto fise, po ndodhen **pellasgët**.

Nga të pesë shëmbëllat që u përmendën më sipër, del ky konkluzion: ata nga banorët e Greqisë së vjetër që përdornin fjalët **gur** dhe **gurt** ishin Pellasgë, se u provua që ato fjalë janë pellasgjike. Po meqenëse dhe **shqiptarët** e sotëm i përdorin këto fjalë si fjalë të gjuhës së tyre, del se këta janë medoemos pasardhësit e **pellasgëve**, d.m.th. janë **pellasgë**. Pra edhe gjuha shqipe, ësht'gjuhë **pellasgjike**. Prandaj paskëtaj fjalët **gur** dhe **gurt** (shumësi) i quajmë fjalë **shqipe** ose **pellasgjike**, ashtu edhe trajtat e ndryshme të kësaj fjale.

## 6) ETRURIA

**Gourasion** (keshtjellë e Etrurisë) — **Gortona** (qytet i Etrurisë) — **Kyrtonion** (qytet i Etrurisë) — **Gortynaia** (qytet në Tirenë). Edhe këto fjalë me veshje greke dhe latine, janë formuar në bazë të fjalës **pellasgjike gur** dhe provojnë se në Etruri banonin **pellasgë**; në Etruri përmenden si banorë **etruskët** ose **juskët**. Po, simbas Strabonit, etruskë ose juskë quheshin prej romanëve tyrenët.

"Tyrenët pra quhen prej romanëve **etruskë** dhe **tuskë**,

(Strab., Kap.219,2)

Po, simbas Dionisit Alikarnaseas, Tyrenë u quajtën **pellasgët** që u vendosën në Itali.

"Elaniku Lesbiani thotë se **tyrenët** që quheshin më parë **pellasgë**, pasi erdhën dhe banuan në Itali, e muarën emrin që kanë sot".

(Dion. Alikarn. Vol. A XXVIII, 3)

Mbi banimin e pellasgëve në Itali, dëshmojnë edhe Virgjili dhe Aulus **Gelius**, duke thënë këto:

"Thuhet se Silvanit, perëndisë së tushave dhe bagëtive, i bënë fli **pellasgët**, që banuan të parët dikur në viset latine".

(Virg. En. VIII, 600-602)

"Thuhet se pellasgët të parët banuan në Itali"

(Aul. Gel. "Noctes Atticae", I,10)

Pra në Itali banonin **pellasgë**. Dhe fjala **gur**, në bazë të së cilës u formuan emrat e sipërme, është fjalë **pellasgjike**, se latinët, bashkëbanorët e **pellasgëve** i thoshnin gurit: **lapidem** (em. **Lapi**).

## 7) MAQEDONIA

Gortynia (qytet në Maqedoni) Edhe në këtë rast kemi fjalën **pellasgjike gur,** që tregon se në Maqedoni banonin **pellasgë.** Këtë e vërteton Tuqididi, i cili thotë: "Ka qytete si Sanen, Kolloni e andriasve, pranë Kanalit e kthyer nga deti i Eubesë, si edhe qytetet e tjera: Thyson, Kleonas, Akrothoen, Olofykson dhe Dion, që banohen nga fise të përzjera barbarësh që flasin dy gjuhë. Një pjese e vogël e këtyre janë kalkidikas, ndërsa më të shumtët janë **pellasgë** nga tyrsenët që dikur banuan në Lemno e **në Athinë,** si edhe nga fisi **Bisaltik, Krestonik** dhe Edonas".

(Thuq. Lib. IV, kap. 109)

## 8) ETOLIA

Gyron (mal në Etoli). Ky mal, (siç u tha) mori emrin Kalydon, që ahere kur Artemida fytyrën e Kalidonit, birit të Arit e të Astynomes, e ktheu në gur. Ky shpjegim mithologjik shpjegon faktin se grekët, si pushtuan Greqinë, ndërruan emrin e vjetër pellasgjik të këtij mali shkëmbor (Gyron) dhe i vunë emrin Kalydon. Ky mal është me të vërtetë shkëmbor dhe shqiptari parahomerik d.m.th. **pellasgu** duke parë këtë karakteristikë të malit e quajti **Gyron** d.m.th. **mal gurishtor.** Këtu fjala pellasgjike **gur,** prej së cilës u quajt **Gyron,** është në greqishten si mbiemër i fjalës mal si të thoshim "**gyron oros**". Po me kohë fjala **Gyron** u be emër.

**Fjala Gyron,** si emër mali gurishtor tregon se në Etoli banonin **pellasgë,** siç vërtetohet edhe nga fjala **Potidania,** për të cilën (qytet i vjetër i Etolisë) do të bëjmë fjalë më poshtë. Që edhe këtu fjala **gyron** është fjala pelasgjike **gur** s'mbetet asnjë dyshim, mbasi fjala gur nuk ndodhet n'asnjë vend, ku s'ka **pellasgë.**

## 9) TENOS

Gyras (mal në Teno). Edhe kjo fjalë ka për bazë fjalën **pellasgjike gur** dhe provon se edhe në këtë ishull d.m.th. Teno banonin dikur **pellasgë.**

Prapaslitesa AS.

## 10) ORAKULLI I DODONËS

**Gyras Argeios** (Malosos në Dodonë). Fjala **Gyras: = gyras-gur,** është pellasgjike dhe tregon se në Dodonë banonin **pellasgë.** Kjo vërtetohet prej Homerit **(Zeus-Pellasgjik-** Iliad. II, 233-234), (Odis. IX, 316 dhe **XIX** 287), prej Hesiodit, Eforit e Strabonit (Strab. 221, 327).

## 11) GYAROS (KIKLADET)

Gyaros (sot Giouaros), ishull i grupit të Cikladëve. Simbas Herodotit (Lib. VII, kap. 95) banorët e ishujve ishin **pellasgë.** Edhe këtu pra emri i këtij ishulli (Gyraros) është në bazë të pellasgjikes **gur.**

## 12) PAROS

Pamë më sipër se "**Akra-Gyraion**" e Arqilokut është po ajo që Homeri e quan "Gyrai Petrai" dhe se këto ndodheshin në rrethin e ishullit **Paros** dhe pikërisht kundrejt qytetit omonim Paros. Duke qenë se **banorët e ishujve**

ishin **pellasgë** (Herod. VII, 95) dhe se në njëmbëdhjetë raste gjer këtu u provua se fjala **gur** është pellasgjike, del se dhe në këtë rast kjo fjalë është **pellasgjike** dhe se në ishullin Paros banuan përpara helenëve. **pellasgë**. Këtë e vërteton vetë emri i ishullit. Në fakt fjala Paros lidhet me fjalën shqipe: **parë** (në Korçë thonë edhe **paros**) që do të thotë: i pari e i mëparëshmi dhe femërore "e parë". Pra emri **Paros** do të përkthehej greqisht: **prote** (e para), ose: **më e mëparëshmja** (proteza). Me emrin "prote" kemi dy ishuj: 1) "Prote", ishull kundrejt anëdetjes së Mesenisë dhe 2) "Prote", ishull në Propondìtë, që e ruan këtë emër edhe sot (Fjalor i emrave të përveçëm, prej Skarllat Bizantit — Athinë 1852, f. 153).

Simbas legjendës, emri "Paros" iu dha ishullit nga emri i Parit Parrasit, prisit të arkadasve që erdhnë në ishull pas kretasve. Po dihet se arkadasit ishin pellasgë, pra edhe në këtë legjendë është ruajtur thelbi i së vërtetës, se emri i ishullit është pellasgjik, ose pse u pushtua prej tyre në krye, — kur erdhnë në detin Egje — ose për ndonjë arësye tjetër. Pra kombësia e parë e fjalës **gur** është vetëm **pellasgjike** dhe çdo kundërshtim kundër këtij konkluzioni është pa bazë. Të tridhjetë e pesë emrat **toponimike, emra burrash e grash,** që gjetmë gjer këtu, dhe që kanë për bazë fjalën pellasgjike **gur** (shumësi **gurt**) dhe trajtat e ndryshme të saj, janë tridhjetë e pesë dëshmitarë, që dëshmojnë dhe vërtetojnë se atje ku ndodhen këto emra, atje janë **prezent** pellasgët. Në këtë konkluzion na solli studimi ynë "Mbi gjurmat e shqiptarëve të vjetër ose të pellasgëve". Nga kombësia e parë pelasgjike e fjalës **gur** del edhe kombësia e parë e shqiptarëve të sotëm, që është patjetër **pellasgjike.** Pra edhe emri i vjetër i shqiptarëve eshtë **pellasgjik,** d.m.th. shqiptarët quheshin në fillim pellasgë dhe tyrrenë dhe etruskë dhe tuskë.

---

Më poshtë paraqitim tabellën VIII, që tregon emrat **toponimike, të burrave e të grave** që ndodhen në Greqinë e vjetër dhe gjetiu dhe që kanë për rrënjë fjalën shqipe **gur**.

Tabela. VIII

TOPONIMI DHE EMRA TË TJERA NË GREQINË E VJETËR DHE GJETIU QË KANË SI RRËNJË FJALËN SHQIPE GUR.

| Nr. R. | Emra malesh | Emra lumejsh | Emra fushash | Emra qytetesh | Emra kështjellash | Emra ishujsh | Emra bokerish | Emra burrash | Emra grash | Vende ku ndodhen | Tërësia e gjurmave |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | 1 | 2 | 3 | 4 | 5 | 6 | 7 | 8 | 9 | 10 | 11 |
| 1 | — | — | — | — | — | — | Guresin-Petresin | — | — | Paros (Greqi) | 1 |
| 2 | — | — | — | — | — | — | Guraen-Petren | — | — | Paros (Greqi) | 1 |
| 3 | — | — | — | — | — | — | Gurai-Petrai | — | — | Paros (Greqi) | 1 |
| 4 | — | — | — | — | — | — | — | Yrtios | — | Azi e Vogël | 1 |
| 5 | — | — | — | — | — | — | — | Gyrtiades | — | Azi e Vogël | 1 |
| 6 | — | — | — | — | — | — | — | — | Gyrtias | Sparta (Greqi) | 1 |
| 7 | Gyras | — | — | — | — | — | — | — | — | Tenos (Greqi) | 1 |
| 8 | Oligjyrtis | — | — | — | — | — | — | — | — | Arkadia (Greqi) | 1 |
| 9 | — | — | — | — | — | — | — | Gyridas | — | Sparta (Greqi) | 1 |
| 10 | Gyron | — | — | — | — | — | — | — | — | Etolia (Greqi) | 1 |
| 11 | — | — | — | — | — | — | — | Gyras (Argeios) | — | Dodono (Epir) | 1 |
| 12 | — | — | — | — | — | Gyaros | — | — | — | Ciklladee | 1 |
| 13 | — | — | — | Gyrtone | — | — | — | — | — | Thesali | 1 |
| 14 | — | — | — | — | — | — | — | — | Gyrtone | Thesati | 1 |
| 15 | — | — | — | — | — | — | — | Gyrton | — | Thesali | 1 |
| 16 | — | — | — | — | — | — | Gyropetra | — | — | Kreta | 1 |
| 17 | — | — | — | Gortys | — | — | — | — | — | Kreta | 1 |
| 18 | — | — | Gortynaia | — | — | — | — | — | — | Kreta | 1 |
| 19 | — | — | — | — | — | — | — | Gortys | — | Kreta | 1 |
| 20 | — | — | — | — | — | — | — | Gortys | — | Kreta | 1 |
| 21 | — | — | — | — | — | — | — | Gortys | — | Arkadi | 1 |
| 22 | — | — | — | Gortys | — | — | — | — | — | Arkadi | 1 |
| 23 | — | Gortynios | — | — | — | — | — | — | — | Arkadi | 1 |
| 24 | — | — | — | Gortynia | — | — | — | — | — | Maqedoni | 1 |
| 25 | — | — | — | Gortynaia | — | — | — | — | — | Tireni (Itali) | 1 |
| 26 | — | — | Gyrtynaia | — | — | — | — | — | — | Kreta | 1 |
| 27 | — | — | — | Gortona | — | — | — | — | — | Etruri (Itali) | 1 |
| 28 | — | — | — | — | Gurasion | — | — | — | — | Etruri (Itali) | 1 |
| 29 | — | — | — | — | — | — | — | Guraioi (Indoi) | — | Indi | 1 |
| 30 | — | — | — | — | — | — | — | Guraioi (Fis indian) | — | Afganistan | 1 |
| 31 | — | Guraios | — | — | — | — | — | — | — | Indi | 1 |
| 32 | — | — | — | Kyrtonion | — | — | — | — | — | Etruri (Itali) | 1 |
| 33 | — | — | — | Kyrtone | — | — | — | — | — | Llokridë (Greqi) | 1 |
| 34 | — | — | — | — | — | — | — | Yrtakides Asios | — | Azi e Vogël (Frigji) | 1 |
| 35 | — | — | — | — | — | — | — | Asios Yrtakides | — | Azi e vogël (Frigji) | 1 |

SHËNIM: Emrat Geraioi që figurojnë në shtyllën tetë dhe numur 29 dhe 30 janë njëkohësisht edhe emra nacionalë.

Mbarim
i librit të tratë (Pjesa e dytë)

''Oros Maleiaon''



Shqiptari parahomerik tha: **Mal** dhe **Male**
Greku tha: **Oros**

"**Maleiaon oros**" (**Mali Maleiaon**)
(Shih figurën Nr. III)

# KAPITULLI I PARË

## TOPONIMI DHE EMRA TË TJERA NË GREQINË E VJETËR DHE GJETIU NË BAZË TË FJALËS SHQIPE "MAL" – VENDET KU TAKOHEN.

1) "**Maleiaon oros**" (Hom. Odis. Këng III, 287, Kën. IV 514)
"**Maleian**" (Hom. Odis. IX, 80)
"**Maleion**" (Hom. Odis. XIX, 187).
"Malean" (Tuq. Lib. IV, Kap. 53)

Odiseu pritet si mik në pallatet e mbretit të feakëve Alqinout. Simbas lutjes së këtij, Odiseu tregon peripecitë e tij: Pasi u nis, thotë, nga Troja, erërat e shtynë dhe e suallën në vendin e kikonëve. Pas një beteje fatale për të dhe shokët e tij, vazhdoi lundrimin. Dhe atje ku shpresonte se do t'arrinte shëndosh e mirë në atdheun e tij, një furtunë e detit dhe një veri i egër e shtyri përtej ishullit Kytherë.

"Dhe po arrinja shëndosh'e mirë në atdhe,
kur mua dallga dhe rryma, ndërsa lundronja
Pranë Maleias, dhe veriu më shtyri dhe më hodhi
përtej Kytherës".
(Hom. Odis. IX, 79-81).

Alqinou e dërgon në Ithakë; i çfaqet gruas së tij Penelop si njeri i panjohur. Ajo e pyet si quhet, nga është dhe në se di gjë për të shoqin Odisenë. Ky s'deshi akoma t'i tregojë se kush ishte, prandaj i thotë se quhet **Ethon**, se është nga Kreta, se Odisenë e kish njohur, po aty e njëzet vjet më parë, bile e kish pritur si mik në shtëpi të tij.

Po si u ndodh në Kretë Odiseu, kurse ky lundronte për në Trojë? Erëra të forta, thotë, i shtyjnë anijet e tij gjer në Kretë, kur po lundronte pranë **Maleias**.

"Se fuqia e erës e shtyri atë (Odisenë) në Kretë, ndërsa drejtohej për në Trojë, duke ja ngatërruar rrugën pranë **Maleion'**".
(Hom. Odis. Këng. XIX 186-187).

Këtu kemi dy trajta të kësaj hunde që ndodhet midis gjirit Lakonik dheArgolik; njerën trajtë e kemi në njëjës; (**Maleian**) dhe tjetrën në shumës: **Maleion**. Tek Tyqididi, Straboni dhe Pausania gjenden edhe trajtat: **Malea, Maleai, Maleon, Maleàs**. Dihet proverbi: "Kalove Maleas, harro shtëpinë". Kjo hundë e ruajti gjer më sot emrin që kishte: "**Kavo-Maleas**" ose "Kava-Maleas". Emri zyrtar i sotëm është: "**Maleas**".

Para 20 vjetësh. Andej/c kā rrugën, nga ITAKA

Prapashtesa AS.

Agamemnoni, i biri i Atreut, kur po kthehej në atdhe nga Troja, u rrëmbye prej një dallge të fortë, kur iu afrua **''Malit Maleiaon''**; duke rënkuar rëndë sillej mbi detin plot me peshq.

''Po ndërsa i afrohej malit të lartë Maleiaon
ahere pikërisht e rrëmbeu stuhia dhe atë, duke rënkuar
rëndë, e hodhi në detin plot me peshq''.
(Hom. Odis, Kën. IV, v. 514-516).

Edhe Menelau, vëllai i Agamemnonit, kur arriti afër ''Malit Maleiaon'' goditet prej një stuhie të tmershme dhe valë vigane ja shpërndanë aniet.

''Po kur dhe ai (Menelau) duke lundruar mbi detin ngjyrë vere dhe me aniet e tij të zgavruara, arrin në malin e lartë **Maleiaon**, ahere pikërisht Zeusi sygjërë ja mbylli rrugën e urrejtur dhe e hodhi në rrymën e erërave zhurmë-mëdha''.

(Hom. Odis. Kën. III, v. 286-289)

2) **''Malea''** (qytet në Arkadi)

''Aq qytete ishin saqë arkadasve iu mbush mendja t'i lenë me dashjen e tyre për shkak të urrejtjes kundër laqedemonasve, me gjithë që ishin atdheu i tyre, Alea, Pallantion, Eftaia, Sumateion dhe **Malea''**.

(Pausan. Arkadika Lib. VIII, 27, 3-5).

3) **''Maloitas''** (lumë në Arkadi)

''U quajt Methydrion, sepse ishte një kodrinë në mes të lumit **Maloita** dhe **Mylaontit**, mbi të cilin themeloi qytetin Orhomenosi''.

(Paus. Ark., Lib. VIII, 36, 1-2)

4) **''Malous''** (lumë në Arkadi)

''**Malousi** dhe **Skyrosi** derdhen në të (në Alfeion), pasi më parë bashkojnë ujrat e tyre''.

(Pausan. Arkad. Lib. VIII, 35, 1-2)

5) **''Maleates''** Apollon (në krahinën e epidaurëve)

''Janë male edhe mbi pyllin Titthion edhe mbi një tjetër të quajtur Kynortion, në te cilën ndodhet faltore e Apollonit **Maleat**; kjo është e të vjetërve; sa për të tjerat rreth faltores së Maleatit dhe për cisternën e Kroit, në të cilën mblidhet për ta ujë nga Zoti, këto ua bëri epidaurëve Antonini''.

(Pausan. Korinthiaka (Epidauris), Lib. II, 27, 7).

6) **''Maleates''** Apollon (në Lakoni).

''Laqedemonasit kanë altarin e Apollonit Akrita.; kanë edhe një vend që quhet Gasepton, mbi këtë ngrihet faltorja e Apollonit ''**Maleat**''.

(Pausan. Lakon. Lib. III, 8-9).

7) **Malia**: ''qytet i vjetër i Thesalisë mbi gjirin Maliak, afër Thermopyleve dhe malit Oite''.

(Fjalor i Historisë dhe Gjeografisë prej Vafiadit, Vretos dhe Vutira, në Kostantinopojë, 1881, Vol. IV, f. 479).

8) **''Maliakos''** gjiri, që është pranë Thermopyleve, gjiri i Lamisë.

''Dhe përsëri nga lindja ndodhet hunda e Athonit.......... duke qenë kështu larg njeri tjetrit, Maliaku, Pagasitiku, Thermaiu, Toronaiu, Singjitiku, Strymoniku; nga hundat, ajo që quhet Poseidion është midis gjirit Maliakos dhe Pagasitikos''.

(Straboni, kap. 330, 32).

(Krahaso dhe ''Fjalorin e Historisë dhe Gjeografisë prej Vafiadit, Vretos dhe Vutira, në Kostantinopojë, 1881, Vol. IV, f. 479, ku shkruhen dhe këto: ''Gjiri **Maliak**'' i formuar prej detit Ege në Jugëlindje të Thesalisë'').

Prapashtesa AK.

Gjiri në fjalë përmendet edhe me trajtën jonike:

Melieus (**Μηλιεύς**) (Shih Herod. L. IV, 33 - Skyllaka Karyandea "Përmbledhje e studimeve gjeografike që janë bërë shkurtimisht nga të vjetrit". Vjenë, 1807, Vol. I, f. 50 — Polibi, 11).

9) **Malis**: Trajta doriane, në vend të: **Melis** (**Μηλίς**). "Një nga nymfet Amadryades, mbrojtëse e kopeve, simbas Theokritit".

(Encikl. e Madhe Greke, vol. XVI, Athinë, 1931, f. 582).

10) **Males** (Μάλης), vëllai i Titormit.

"Erdhi Etoli, i biri i Titormit, që ua kish kaluar grekëve nga fuqia dhe ishte tërhequr larg njerëzve në krahinat më të fundit të Etolisë; vëlla i këtij ka qenë **Malesi**.

(Herod. L. IV, K. 127).

11) **Malaos**, themeluesi i Kymës së Frikonidës.

"Klevi i biri i Dhorit, dhe Malau.. " themeluan Kymen të quajtur Frikonidë nga mali i Lokridës".

(Straboni, kap. 582,3)

12) **Malus** (Μαλοῦς): (Vend pranë Tenedit)

"Karesi buron prej **Maluntit**, një vend që ndodhet midis Palaiskepsës dhe Akajiut të bregdetit përbri Tenedit; derdhet në **Esepin**".

(Straboni, kap. 603, 10-15).

13) **"Malea"** (Hundë në Lesbo)

"Ata (athinasit) kishin hedhur ankorat në Malea në veri të qytetit".

(Tuqid. Lib. III, 4.)

14) **Malia** (Hundë në Lesbo)

"Mitilena ndodhet midis Methemnës dhe **Malias**, qytet më i madh, shtatëdhjetë stade larg **Malias**"

(Straboni, Kap. 617-25-30).

15) **Malia** Hundë (gjeograf. e vjetër). Emri i vjetër i hundës **Malea** të Lesbos, simbas Strabonit XIII, 616, 617).

(Encikl. e Madhe Greke, Vol. XVI, Athinë, 1931, f. 579)

16) **Maloeis** Apolloni (në Lesbo)

"Se u lajmëruan (athinasit) që festohej festa e Apollonit Malloeis jashtë qytetit; këtë e festojnë mitilenasit të gjithë".

(Herod. L. III, kap. 3)

17) **Malla** — qytet i vjetër autonom i Kretës, që e njohim sidomos nga mbishkrimet... Vendi i tij gjeografik duhet kërkuar afër katundit të sotëm **Malles** (në krahinën Jerapetra), i cili gjer më sot e ruajti këtë emër; këtu u gjet dhe mbishkrimi përkatës. Malla, si qytet autonom, preu monedha të veta".

(Encikl. e Madhe Greke, vol. XVI, Athinë, v. 1931 f. 582)

18) **Malles** Kryeqytet i lokalitet omonim në Krahinën e Jerapetrës, të prefek. së Lasethit në Kretë...... Këtu pa dyshim ndodhej **Malla** e vjetër, emrin e së cilës e ruan aq pastër katundi i sotëm me shumë populsi.

(Encikl. e Madhe Greke, vol. XVI, Athinë, 1931, f. 583).

19) **Mallia** Katund i krahinës Pediade në prefek. Heraklion të Kretës, që formon një komunë të veçantë... Pranë katundit **Mallia** ishte një qytet shumë i vjetër me emër të panjohur, që lulëzoi gjatë mijëvjeçarit të II ose të III p.e.r., sikundër supozojnë arkeologët nga shtëpitë Minoike që u gjetën aty. Para disa dhjetra vjetësh J. Haxhidaqi zbuloi në verilindje të katundit një pallat Minoik, gërmimi i të cilit iu dha shkollës arkeologjike franceze".

(Encikl. e Madhe Greke, v. XVI, Athinë, 1931, f. 583).

20) **''Maleagonos''**, Silenos.

''Disa thonë se Sileni banoi këtu, pasi erdhi nga Malea. Që Sileni u rrit në **Malea** e tregon kjo pjesë nga një këngë e Pindarit:

''Sileni, i shoqi i Naidës,
Shumë i fuqishëm dhe valltar
Që e rriti mali **Maleas''**.

(Pausan. Lakon. L. III, kap. 25, 2)

(Shih edhe ''Pindari Carmina'' Fragmenta Selecta, 15 (121), Lejpcig, 1863, f. 2,5, ku shkruhen këto:

''Sileni, i shoqi i Naidës
Shumë i fuqishëm dhe valltar
Që e rriti Maleagoni''.

21) ''**Mallion** gji në anën veriore të Kretës, gjatë kësaj pjerrësinat e maleve të Meramvelit marrin fund''.

(Encikl. e Madhe Greke, vol. XVI, Athinë, v. 1931 f. 584).

22) ''**Malloia** Qytet i Perevisë në Thesali, që ndodhet në bregun e djathtë të lumit Titarës (Europu). Simbas mendimit të disave vendoset afër katundit Vllahojani në krahinën e Elasonës, ku shihen gjurma banimi të vjetër''.

(Enciklop. e Madhe Greke Vol. XVI, Athinë, 1931 f. 584).

23) ''**Malos** Mbret dhe një hero vendas i Epidaurit; ky mori për grua muzën Erato, nga e cila i lindi bija Kleofema, mëma e Aiglës Koronidë. Flitej se ky caktoi dhe solli adhurimin e Apollonit **Maleat**.

(Fjalori Encikl. i Eleftherudhaqit, Vol. IX, Athinë, f. 93).

24) ''**Mallos** Mal në veri të ishullit Karpathë dhe pranë Vrykuntës së vjetër, me lartësi 716 m''.

(Fjalori Encikl. i Eleftherudhaqit, Vol. IX, f. 92, Athinë).

(Mali në fjalë në Encikl. e Madhe Greke vol. XVI Athinë, 1931, f. 581 quhet kështu: **Malios**, mal i Karpathës).

25) ''**Malieis**'' Një nga të shumëtat fise greke në jugë të Thesalisë rreth lumit Sperheios dhe në bregdetin e gjirit Maliak, që mori emrin prej tyre....... Homeri nuk i njeh Maliejtë... Këta fisin e nxirrnin nga **Malida**, gruaja e Herakliut, ose nga Mali që mbante emrin e tyre dhe q'ish bir i Amfiktionit; ky kishte faltore në Thermopylet dhe për këtë Maliejtë kishin dy vota në Delfë...''

(Encikl. e Madhe Greke, Vol. XVI, Athinë, 1931, f. 580).

26) ''**Maleatis** Krahinë e Peloponesit në Arkadi, pranë Megalopolis, u quajt kështu nga qyteti **Maleas''**.

(Ksenofontos Helenika, VI, -5,24)

27) ''**Maleos''** i Pelasgut (në Itali).

''Ndërmjet ndodhet një vend që quhet Regisuella; thuhet se ky vend ka qenë mbretëri e Maleo Pelasgut, për të cilin thonë se ka qenë sundimtar i këtyre vendeve dhe se së **këtejmi** shkoi në Athinë bashkë me pellasgët me të cilët bashkëbanonte''.

(Straboni, Kap. 225-226)

28) ''**Malene** Qytet i vogël i Eolidës në krahinën e Atarnitës, pranë të cilit Arpagu, gjeneral i Darit zuri rob më 494 p.k. Istieun nga Mileti, Kryeshkaktarin e kryengritjes së jonëve''.

(Encikl. e Madhe Greke, vol. XVI, Athinë, 1931, f. 578)

29. ''**Mallos''** (qytet i Kilikisë)

''Për Amfilokun ka altar edhe në qytetin e athinasve edhe në Mallo të Kilikisë që është më i pagabueshmi orakull i kohës sime''.

(Pausan. L. I, 34, 3-4)

30. **''Male''** (Qytet i Kolkiđës, në Kaukaz, Azi).

''Pas këtyre (Gjelonëve) janë fisi i kolkëve dhe qytet i đioskurëve... dhe Fasis, qytet grek dhe.... në qytetin Malen, qytet barbar, prej ku ka qenë Medea.

(Skyllaks Karyandeus, Përmbl. gjeogr. bërë shkurtimisht nga të vjetrit, Vjenë 1807, vol. I, faqe 69)

31. **''Malloi''** (ark.). Fis trim dhe luftëtar indian i Indasve autonomë''. (Arr. Anab. VI, 6,1)

Për të paraqitur në mënyrë të përmbledhur ato që u thanë gjer këtu në këtë libër (të katërtën), parashtrojmë në fund të këtij libri tabellën IX, që përfshin toponimi dhe emra të tjera që ndodhen në Greqinë e vjetër e gjetiu dhe që kanë për bazë fjalën shqipe **mal**. (Shih tabellën në fjalë IX). Dhe tani në kapitullin që vjen do të bëjmë etimologjinë dhe shpjegimin e fjalëve të mësipërme.

# KAPITULLI I DYTË

## ETIMOLOGJIA DHE SHPJEGIMI

Si në rastin e **''Gyraion Petron''**, ashtu edhe këtu, të gjitha emrat q'u përmendën më sipër, etimologjinë dhe shpjegimin e kanë në gjuhën shqipe.

Në gjuhën shqipe ekziston fjala: **mal** që do të thotë greqisht: **oros.** Baza dhe rrënja e gjithë këtyre emrave është pikërisht kjo fjalë shqipe **mal;** pra edhe kuptimi i parë i këtyre fjalëve është ai i **malit.** Po ky kuptim që kanë emrat e përmendura me veshje greke, si: **''Maleia''**, **''Maleiaon oros''**, **''Malea''** etj. ishte i panjohur për Homerin dhe ata pas tij, po edhe për shkrimtarët e sotëm grekër dhe të huaj. Prandaj pikërisht edhe këtu kemi rastin e çiaqjes së të ''dyfishtave'' ku njera shpjegon tjetrën, si në rastin e ''Gyrai Petrai''. Homeri tha: **Maleiaon oros** d.m.th. **to oros** (mali). Mali ose **Mal to oros;** sikur ta kthejmë në greqishte, duhet të thomi: to **oros oros** ose: **oros** të **oros.** Me fjalë të tjera kemi një rast të qartë të dyfishtash d.m.th. **tautologji.**

Fjala shqipe **mal** është emër, gjinije mashkullore, në rasën emërore (kallzore dhe tnirrore), në numurin njëjës, pa nyje. Me nyjën **i** në fund të emërores së njëjësit bënet: **mali.** Shumësi pa nyje është: male dhe me nyje: **malet.** Toponimitë dhe emra të tjera q'u përmendën sipër, formohen ose drejt për drejt nga rrënja **mal,** ose nga njëjësi **mal-i,** ose nga shumësi **mal-e.** Kështu pra:

a) Nga rrënja **mal,** formohen drejt për drejt këto:

1. Mal-os
2. Mal (l) -os
3. Mal(l)-a
4. Mal-oeis
5. Mal-us
6. Mal-oitas
7. Mal(l)-oi

b) Nga emërorja e njëjësit: mal-i, formohen këto:

1. Mal-i-s
2. Mal-i-a
3. Mal-i-a
4. Mal(l) -i-on (gjiri)
5. Mal(l)-i-a
6. Mali-eis (Njëjësi: Mali-eus)

c) Nga shumësi **mal-e** formohen këto:

1) *Mal-e-ia*
2) *Mal-e-iaon*
3) *Mal-e-a*
4) *Male-ates*
5) *Mal-e-os*
6) *Mal-enë*

Fakti që grekët e vjetër i formojnë trajtat jo vetëm nga emërorja e thjeshtë d.m.th. nga rrënja **mal** po edhe nga emërorja me nyje të njëjësit (mal-i) dhe nga emrorja e shumësit male, (mbase edhe malet (mal-e-t-os =) shpjegohet nga se ata duke dëgjuar fjalën e huaj me trajta të ndryshme, nuk i dallonin trajtat e saj, por e merrnin ashtu si e dëgjonin.

Trajtat që shkruhen me **dy l** janë të gabuara dhe tregojnë se ata që i shkruajnë kështu tërhiqen dhe gabohen nga ngjashmëria fonetike e trajtave të fjalës shqipe mal me trajta të fjalës greke **μάλον** ose **μαλλίον** (lesh). Kjo duket edhe nga fakti që nuk pajtohen midis tyre disa grekë etimologë, të cilët disa fjalë që kanë për bazë fjalën shqipe **mal** i etimologojnë keq. Kështu p.sh. fjalën **maloeis** (mbiemër i Apollonit) me një etimologji të gabuar disa e lidhën me fjalën greke **"μῆλα"** (mollë) (trajta doriane: **"μᾶλα"**) nga vendi që kishte shumë mollë; të tjerë e lidhën me fjalën **"μῆλα"** (tr. doriane **μᾶλα"**) si **perendi të "deleve"**. Po këto etimologji nuk pajtohen me rastet e të dytishtave si: **"Maliaon oros" "Malea akra"** etj. Për këtë shkak tërë trajtat që shkruhen me **dy l** ((**Λ**)λ), duhet të shkruhen me një **l** ((Λ)**λ**) .... Shtojmë se në bazë të fjalës **mal** janë formuar dhe trajtat jonike si: **Melieus (Μηλεύς) "melis" (μηλίς)** etj. Këtu do të flasim veçanërisht për etimologjin'e fjalës: **Malia,** se ka rëndësi të veçantë për qëllimin e kësaj vepre.

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës: Malia-Lamia

**Malia** është qytet i vjetër i Thesalisë, Lamia e sotme, që rrjedh nga fjala **Malia** me anë të metatezës së fthongeve m (**μ**) dhe l (**λ**). Ajo që thuhet se qyteti **Lamia** e mori këtë emër nga Ladoni, biri i Herakliut dhe Omfales, (Encikl. e Madhe Greke, Vol. XV, Athinë, f. 744) është mithologjike dhe e gabuar, është si ato përgjigjet që merrnin **Straboni, Dionis Alikarnaseu, Skymni nga Hio, Pausania** dhe të tjerë historianë dhe gjeografë të Antikitetit. Sa herë që këta pyesnin banorët e qyteteve që vizitonin, se nga e kish marrë emrin qyteti, këta të fundit u përgjigjeshin duke e nxjerrë emrin e themeluesit nga emri i qytetit. Shëmbëlla:

1) "**Tarantë** e quajtën qytetin nga emri i ndonjë heroi". (Strabon, kap. 279).
2) "Emri **Kyme** thonë se iu dha qytetit nga një Amazone" (Strabon, kap. 623).
3) "**Thasos**" e mori emrin që ka sot prej Thasit". (Skymnos nga Hio, Periegesis, prej përmbl. gjeog. Viena viti 1807, vol. I, f. 542 V. 660-661).
4) "**Italia** u quajt kështu nga emri i një sunduesi që quhej "Italos". (Dion. Alikarnaseu, V. I. f. 55).
5) "**Ellopia** (ishulli Eube) e mori këtë emër prej Elloit të Jonit". (Strabon, Kap. 445).

6) "**Sparta** u quajt kështu nga Sparta, bija e Eurotës".
(Paus. Lakon, III, 1,2,3).

7) "**Ishulli Eube** u quajt "**avantis**" nga heroi Avantos"
(Strabon, Kap. 445)

8) "**Marathoni** u quajt nga ndonjë hero Marathon".
(Pausan. Attika, I,15, 5-10).

9) "**Kromyon** u quajt nga Kromi, biri i Poseidonit".
(Paus. Korinthiaka, II, 1,3).

etj. etj.

D.m.th. banorët s'ishin në gjendje të kuptojnë se Marathoni u quajt kështu nga **marathat** që rriten aty (**μάραθα**).

**Kromyon** u quajt kështu nga qepët (gr. kromia) që bëhen në atë vend.

**Sparta** u quajt nga gjineshtrat dhe drizat që dalin në atë vend (Lat. iuncus) etj.

Që **Lamia** ka rrjedhur nga **Malia** me anë metateze fthongësh, provohet kështu:

Fjalët që shënohen këtu poshtë dhe që kanë rrënjë fjalën **mal: Malis, Malidos,** dhe **Melis Melidos, Malieus, Melieus, Maliakos** dhe **Meliakos** dëshmojnë dhe thonë se qyteti i vjetër **Malia** u kthye në **Lamia** me anë metateze të fthongeve l dhe m: l-ja mori vendin e shkronjës m, dhe kjo atë të shkronjës l. Po edhe kuptimi i qytetit **Malia** d.m.th. malore tregon se vendi i tij është po ai i qytetit të sotëm **Lamia**. Dhe me të vërtetë qyteti **Malia** ishte mbi malin, ku ndodhet **Lamia** e sotme. Pastaj asnjë nga shkrimtarët e vjetër s'ka thënë: **Lamis, Lamidos, Lamiakos** Kolpos (gji), Lamieis, po ka thënë: **Melieus Kolpos, Maliakos Kolpos, Melieis, Malieis fis, Melisge...** Për këtë dëshmojnë:

a) **Skylaks Karyandeu** në veprën e tij që kemi përmendur më sipër Vjenë, 1807, V.I., f. 50, shkruan:

"Pas foqeasve vijnë melieus të (**Μηλιεῖς**) dhe gjiri Miliak (**Μιλιακός**). Dhe më poshtë (f. 51) thotë: "Pas këtyre janë kombi Malieis (**Μαλιεῖς**)". Duhet shënuar kalimthi se trajtat **Malieis** dhe **Maliakos** (**Μαλιεῖς** dhe **μα**) janë trajta jonike, ndërsa trajtat **Malieis** dhe **Maliakos** janë dorjane.

(Shih mbi këtë komente të gjëra në veprën e Sk. Karyandeasin mbi pjesët e përmendura sipër, f. 51-54).

b) **Herodoti:** (VII, 196) shkruan këto:

1) "Kserksi dhe ushtria këmbësore duke kaluar përmes Thesalisë dhe Akajës hyri të tretën ditë në vendin e **melieasve**".

2) "Rreth vendit male të larta dhe të pakalueshme e rrethojnë tërë **Melidën**".
(Lib. VII, Kap. 198)

3) "Midis atyre që dhanë (dhe e ujë) ishin këta: thesalianët, dolopët, enianët, perrevejtë, Pokridasit, magnetët, **meliejtë**, akejtë, ftiotët dhe thebanët dhe beotasit e tjerë, përveç thespieasve dhe plateasve".
(Lib. VII, Kap. 132)

4) "Një rryp i ngushtë dhe i gjerë gjer 30 stade pothuaj shtrihet gjer këtu midis **Melidës** dhe **Fokidës**, e cila quhej qëmoti Dryopis".
(Lib. VIII, Kap. 31).

5) Ermionasit janë dryopë, këta prej Herakliut dhe **Meliejve** u dbuan nga krahina që quhet sot "**Doris**".

6) "...ata që humbnë prej furtunës, në Thermopyle dhe në betejat navale rreth Artemisit... **meliejtë** dhe dorianët... që s'kishin shkuar akoma pas mbretit".
(Lib. VIII, Kap. 66),.

7) "Ngjitur me indasit vuri sakasit, (Kap. Mardoniusi), të cilët kishin kundrejt ambrakiotët, anarktorianët, leukadët dhe paleasit... dhe **meliejtë** dhe thesalianët dhe një mijë fokeas.

(Lib. IX Kap 3I)

8) "Nga këto vise (të dodonasve) zbrisnin në gjirin **Maliak** dhe kalonin në Eube".

(Lib. IV, Kap. 33)

c) **Straboni** shkruan këto:

1) "... Dhe nga lindja ndodhet maja e Athonit, që ndan gjirin Singjitik... gjirin Maliak, Pagasitik..."

(Kap. 330, fragm. 32).

2) "Pas Maqedonisë thesalianët gjer te **maliejtë**"

(kap. 333).

3) "Epiknemidasit nga mali Knemidë fqinjë me itejtë dhe **maliejtë**".

(Kap. 416, 30).

4) "Banojnë pranë **Eubes** dhe Thermopyleve **maliejtë** dhe fthiotasit akej".

(Kap. 429, 30)

5) ..."Bylake nënë Protesilaun është i Ethrotidës ngjitur me **maliejtë**".

(Kap. 433).

6) "Antemidori e ve në anëdetjen Alonin, që ndodhet jashtë gjirit **Maliak**

(Kap. 433).

7) "Enianët pra më të shumtët në Iten u dbuan prej lapithëve, dhe aty sunduan duke rrëmbyer disa vise të dioranëve dhe të **maliejve** gjer në Heraklen dhe Ehini"

(Kap. 442, 10).

8) "Gjëndet pra përballë Atikës dhe Beotisë dhe Lokridës dhe Maliejve"

(Kap. 444).

ç) **Pausania** thotë këto:

1) "Vrenosi urdhëroi ata që banojnë rreth gjirit **Maliak**, të bëjnë urë mbi Sperheion (lumë)"

(L. X, 20,8).

2) "**Maliejtë** qëndroi kujdesi për harqet"

(L.I. 23, L.X, 8,2-3 dhe 23,13).

3) "Thonë se prej Amfiktronit vetë u mblodhën aty në kuvend të përbashkët aq shumë fise të Greqisë, d.m.th. jonët, dolopët, thesalianët, enianët, magnetët, **maliejtë**"

(L. X; 8,2-3).

4) "Si arritën (barbarët) në lumin Sperheion, thesalianët dhe malejtë, që kishin zënë pusi këtu, u sulmuan aq sa asnjë nga ata s'u kthye gjallë në atdhe".

(L. X, 23-13).

**Shënim**: Emri i përsëritur aq herë: "**Malieus, Melieus, Maliakos** dhe **Meliakos** do të thotë se ka qenë një qytet më emrin **Malia** ose **Melia.** Dhe ky qytet pa dyshim është **Lamia** e sotme, që rrodhi nga fjala e vjetër pellasgjike **Malia**, siç e provuam me prova gjuhësore dhe sikur vërtetohet historikisht me ato që thamë në këtë libër. Prandaj komisioni mbi ndërrimin e emrave të huaja (në Greqi) duhet të shuajë emrin e sotëm **Lamia** dhe ta zëvendësojë me të vjetrin pellasgjik **Malia**.

# KAPITULLI I TRETË

## KOMBËSIA FILLESTARE E FJALËS: MAL DHE E POPULLIT QË E FLISTE

Fjala **Mal** është nga fjalët më të vjetra dhe më autentike të gjuhës shqipe. E thomi këtë se kjo është një nga trashëgimet, që patën shqiptarët nga të parët e tyre, pellasgët **para hënës**, të cilat u ruajtën pa u ndryshuar fare. Kombësia fillestare e fjalës Mal, siç mund të kuptohet dhe bile të nxirret si konkluzion, është pellasgjike. Pikërisht që ta bëjmë këtë konkluzion të patundur e të pakontestuar, e quajmë të nevojshme të përjashtojmë (siç bëmë dhe për fjalën pellasgjike **gur**) çdo tjetër kombësi të fjalës **mal.**

### 1. ARKADI

Në këtë vend gjetmë toponimitë: Malea (qytet), Maloitas (lumtë) **Malus** (lumë). Thamë se në Arkadi përpara grekëve banonin **pellasgë.** Simbas Herodotit dhe arkadasit ishin në krye **pellazgë** "Arkadasit.... pellasgë" (Lib. I, Kap. 146, 5-10) Pausania tha: "Arkadasit thonë se në këtë tokë i pari erdhi **Pellasgu**" d.m.th. në Arkadi. "Meqë mbret ishte **Pellasgu**, thonë se edhe vendi mori emrin **Pellasgia**". (Arkad. VIII, 1,4 dhe 6). D.m.th. emri i parë i Arkadisë ishte **Pellasgjia.** Kuptohet se arkadasit pellasgë, pasi erdhën grekët në Arkadi, u asimiluan prej tyre dhe u bënë arkadas grekë. Pra toponimitë që shënuam sipër janë të pellasgëve, dhe jo të grekëve. Këta u dhanë këtyre fjalëve vetëm veshjen greke, duke mbuluar me anë të saj por duke mos arritur të zbulojnë, kuptimin fillestar të fjalës pellasgjike **mal.** Dhe, simbas dëshmisë historike, pra, fjala **mal** del se është **pellasgjike.**

### 2. THESALI

Këtu gjetmë **Malia** (qytet i vjetër), **Maliakos** (gji), **Malias** dhe **Melieis** (fis), **Mal (l)oia** (qytet). Këta emra janë në bazë të fjalës pellasgjike **mal.** "Pellasgjikon Argos" ishte vendi ku sundonte heroi grek Akili (Hom. Il. II, 6 81-685). Kjo vërteton se në Thesali përpara grekëve banonin **pellasgë.** Straboni vërteton duke thënë: "Edhe në Osse është vend i quajtur Larisa; edhe Kremasteja që quhet prej disave **Pellasgjia**". (Kap. 440, 10-15). Atje ku është emri **Larisa**, atje janë pellasgë, siç thotë dhe Homeri (**Iliad.** Këngë II, 840-843). Mbasi fjalët "oros **Maleiaon**" provon, siç u tha, pa kundërshtim se fjala **mal** është pellasgjike, del se çdo fjalë që ka për bazë fjalën **mal,** është fjalë **pellasgjike.**

### 3. LESBI

Këtu kemi: **Malea** (hundë), **Malia** (majë), **Maloeis** (Apollon). Që edhe në këtë ishull banonin **pellasgë**, dëshmojnë dhe shkrimtarët e vjetër. Kështu Straboni thotë:

"Pesëdhjetë stade nga Mitylena janë gurët Larisee në rrugën për në Methymna"

(Kap. 440,15-20).

"Lesbianët thonë se ishin nënë **Pyleun** e quajtur sundimtar i pellasgeve prej poetit; prej këtij edhe mali i tyre quhet akoma **pyleon.**

(Kap. 621, 20-25).

"Se edhe Lesbon e kanë quajtur Pellasgji".

(Kap. 221, 10-15)

Herodoti tha se banorët e ishujve ishin fis **pellasgjik**" (VII, Kap. 95).

Pra, simbas dëshmive të mësipërme historike, ku kemi elemente **pellasgjike "Guri Larisei" "Mal Pyleon"** dhe emrin e Lesbos "Pellasgjia", provohet se edhe në Lesbo banonin **pellasgë.**

"Oros Pyleon", siç do shpjegohet në librin e pestë që vjen më poshtë, është nga të **dyfishtat** të pakundërshtuarshme. Pyl-eon është fjalë me rrënjë shqipe (pellasgjike), d.m.th. me fjalën **pyll**. Pra "oros Pyleon" do të thotë mal plot me pyje" "plot me dru".

Tërë këto pra provojnë historikisht se baza e toponimeve në fjalë është fjala Pellasgjike: **mal.**

## 4. LAKONI

**"Maleiaon oros", "Maleia", "Maleates"** (Apollon), **Maleagonos** (Silenos). Këtu kemi të dyfishtën **"Maleiaon oros"**, që është baza e provës gjuhësore se baza e gjithë këtyre toponimive dhe emrave të tjera është fjala **pellasgjike mal.** Që pellasgë kanë qenë në Lakoni, e dëshmojnë në shumë raste dhe shkrimtarët e vjetër. Kështu, Pausania thotë:

"Këtu është statuje e Orfeut, siç thonë, e pellasgëve".

(Lib. III, 5-6)

Efori Peloponezin e quan **Pellasgjia.**

"Efori thotë se Peloponezi është quajtur **Pellasgjia**".

(Strab. Kap. 221, 20-25)

Përveç dy dëshmive të mësipërme historike, kemi edhe një tjetër dëshmi d.m.th. faktin se pleqtë quheshin prej lakonëve "Peligonë" ashtu si dëshmon Straboni duke thënë:

"Peligonë i quajnë ata që duan t'i nderojnë, sikundër lakonët dhe masaliotët i quajnë pleqtë.

(Kap. 329, 20-25)

Fjala **Peligon** është etimologji e shtrëmbëruar e fjalës **Pelagon**, për të cilën do të flasim gjër e gjatë më poshtë (Pjesë e tretë, Libër i Dymbëdhjetë).

Po në Lakoni banonin edhe lelegë dhe Lakonia quhej edhe **Lelegia** përpara grekërve, siç dëshmon Pausania, i cili thotë:

"Pas Ermasit ndodhet Lakonia nga ana e perëndimit; dhe, siç thonë laqedemonasit vetë, Elegsi, që ish autokton, u bë i pari mbret në këtë vend edhe prej këtij u quajtnë lelegë ata që sundonte ai".

(Lib. III, 1)

"Pas vdekjes së Lelegut, që ka qenë mbret në Lakoninë e sotme, e cila quhej ahere **Lelegia** nga emri i tij".

(Lib. IV, 1)

Po kjo nuk e rrëzon konkluzionin se fjala **mal** është **pellasgjike;** se është provuar më sipër se fjala gjendet n'ato vise ku banonin **pellasgë,** dhe jo lelegë. Po edhe sikur të provohej se është lelegjike, kjo do të tregonte se lelegët ishin te një fisi me pellasgët.

## 5. KRETË

Mal(l)a, qytet i vjetër; Mal(l)a, katund, Mal(l)ion (gji).

Në Kretë banonin **pellasgë**, po edhe kombe te tjerë (Hom. Odis. Kën. XIX v. 172-177). Po fjalët e mësipërme u përkasin vetëm **pellasgëve**, për arësyet që zhvilluam kur bëmë fjalë mbi fjalën **gur**, (shih përmbajtjen e librit të mëparëshëm).

## 6. KORINTHI

Maleates (Apollon në Epidaurë). Edhe këtu **Maleates** është fjala **pellasgjike mal**. Në Epidaurë përpara grekëve banonin **pellasgë**: Po grekët **malit** i thonë **oros**. Prandaj **mal** është fjalë **pellasgjike**.

Epidauri është në Peloponez, që quhej **Pelasgjia**. (Straboni, kap. 221). Po dhe në **fqinjën** Lakoni banonin **pellasgë**, përveç lelegëve. Gjithashtu dhe Argosi që është afër, banohej prej pellasgësh, siç dëshmohet prej Eskilit. i cili thotë:

"Jam Pellasgu bir i Pellasgut të vjetër
që lindi nga toka".
(Eskil. Lutëset. var. 250-251).

Dhe meqenëse u provua se **mal** është fjalë **pellasgjike** del se edhe këtu, në Epidaurë, patjetër do banonin **pellasgë**. Pra fjala **mal** u përket **pellasgëve**,

## 7. TENEDI

"**Malus**" (vend). Ky vend u quajt "**Malus**", se lumi Karesus, që derdhet përmes tij, buron prej **mali**. Shih Strab. Kap. 603, 10-15). Kjo tregon se dhe në Tened do të banonin **pellasgë**, gjë që del nga fakti se anëdetja jonike dhe ishujt që janë afër, banoheshin prej pellasgësh. Me të vërtetë këto banoheshin prej pellasgësh, siç dëshmohet nga Straboni, i cili shkruan këto:

"Që **pellasgët** ishin **një komb i madh**, thonë se dhe nga historia tjetër vërtetohet; Menekrati Elaiti në veprën mbi kolonitë thotë se tërë anëdetja e sotme jonike, duke filluar nga Mykali, si edhe ishujt e afërm, banohej më parë prej **pellasgësh**".

(Kap. 621, 3, 15-25).

## 8) KILIKI

"**Mal(l)os**". (Qytet). Ky qytet ndodhej mbi mal. Kjo tregon se dhe **Mal-(l)os** ka për bazë fjalën **pellasgjike mal**. **Mal(l)os** duhet të shkruhet **Mal-os**. Straboni thotë se dhe në Azinë e Vogël banonin **pellasgë**.

(Kap. 620, 2, 5-10).

## 9. ETRURI (Italia)

"**Maleos**" e Pellasgut.

"**Maleos**" është mal-e dhe mbaresa greke **os**. Këtu duket qartë se "Maleos" ishte bir i Pellasgut, gjë që tregon se kjo fjalë **është** pellasgjike.

## 10. LOKRIDË

**''Malaos''** (Themeluesi i Kymes së Frikonidës). Ato që u thanë për **''Maleos''** e Pellasgut, duhet të thuhen edhe këtu.
(Shih Strabonin kap. 682, 3, 25-30).

## 11. SIKELI

**''Malis''** (Nymfe Amadryas). **''Malis''** do të thotë **''nuse e maleve''**. Nga kjo del se dhe në Sikeli banonin **pellasgë**.

## 12. INDI

''Mal(l)oi'' (Fis në Indi). **Mal(l)oi Indoi** është baraz me: **''Indoi malësorë''** (shih ato që u thanë për **''guraioi Indoi)''**. Edhe fjala pra ''Mal(l)oi ka për bazë fjalën Mal, gjë që e tregon edhe kuptimi i saj.

## 13) KOLKIDË (Kaukazë, Azi)

**''Male''** (qytet). Edhe kjo fjalë tregon qartë se në Kolkidë banonin dikur **pellasgë.**

Nga sa u thanë më sipër, s'mbetet asnjë dyshim se emrat e mësipërme të gjitha kanë për bazë fjalën shqipe **mal.** Siç u zotuam dhe në faqen 168 dhe siç vepruam edhe për fjalën **gur**, paraqitim në faqen që vjen tabellën IX, që tregon toponimit dhe emra të tjera të Greqisë së vjetër dhe gjetiu që janë të gjitha emra shqipe me bazë d.m.th. rrënjë, fjalën shqipe **mal.**

---

Tabela IX

## TOPONIMIKE DHE EMRA TË TJERA NË GREQINË E VJETËR DHE GJETIU QË KANË SI KRËNJË FJALËN SHQIPE MAL.

| Nr. R. | Emra malesh | Emra lumejsh | Emra gjirësh | Emra hundësh | Emra vendesh | Emra kombesh | Emra burrash | Emra perendish | Emra Nymfesh | Emra qytetesh | Vende ku ndodhen | Sasia e gjurmave |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | 1 | 2 | 3 | 4 | 5 | 6 | 7 | 8 | 9 | 10 | 11 | 12 |
| 1 | Maleiaon | — | — | Maleion | — | — | — | — | — | — | Pellopones | 2 |
| 2 | Maleia | — | — | Maleia | — | — | — | — | — | — | Pellopones | 2 |
| 3 | Maleion | — | — | Maleion | — | — | — | — | — | — | Pellopones | 2 |
| 4 | — | — | — | Malea | — | — | — | — | — | — | Pellopones | 1 |
| 5 | — | — | — | — | — | — | — | — | — | Malea | Arkadi | 1 |
| 6 | — | Maloitas | — | — | — | — | — | — | — | — | Arkadi | 1 |
| 7 | — | Malous | — | — | — | — | — | — | — | — | Arkadi | 1 |
| 8 | — | — | — | — | — | — | — | Maleates | — | — | Epidauri | 1 |
| 9 | — | — | — | — | — | — | — | Maleates | — | — | Lakoni | 1 |
| 10 | — | — | — | — | — | — | — | — | — | Malia | Thesali | 1 |
| 11 | — | — | Maliakos | — | — | — | — | — | — | — | Thesali | 1 |
| 12 | — | — | — | — | — | — | — | — | Malis | — | Siqeli | 1 |
| 13 | — | — | — | — | — | — | Malis | — | — | — | Etoli | 1 |
| 14 | — | — | — | — | — | — | Malaos | — | — | — | Azi e Vogël | 1 |
| 15 | — | — | — | — | Malous | — | — | — | — | — | Ishulli Tened | 1 |
| 16 | — | — | — | Malea | — | — | — | — | — | — | Ishulli Lezbos | 1 |
| 17 | — | — | — | Malia | — | — | — | — | — | — | " " | 1 |
| 18 | — | — | — | — | — | — | — | Malloeis | — | — | " " | 1 |
| 19 | — | — | — | — | — | — | — | — | — | Malla | Kreta | 1 |
| 20 | — | — | — | — | — | — | — | — | — | Malles | Kreta | 1 |
| 21 | — | — | — | — | — | — | — | — | — | Mallia | Kreta | 1 |
| 22 | — | — | — | — | — | — | Maleogonos | — | — | — | Pollopones | 1 |
| 23 | — | — | Malion | — | — | — | — | — | — | — | Kreta | 1 |
| 24 | — | — | — | — | — | — | — | — | — | Malloia | Thesali | 1 |
| 25 | — | — | — | — | — | — | Malos | — | — | — | Epidauri | 1 |
| 26 | Mallos | — | — | — | — | — | — | — | — | — | Ishulli Karpath | 1 |
| 27 | — | — | — | — | — | Malieis | — | — | — | — | Thesali | 1 |
| 28 | — | — | — | — | Maleatis | — | — | — | — | — | Pollopones | 1 |
| 29 | — | — | — | — | — | — | Maleos | — | — | — | Itali | 1 |
| 30 | — | — | — | — | — | — | — | — | — | Malene | Azi e Vogël | 1 |
| 31 | — | — | — | — | — | — | — | — | — | Mallos | Qiliqi | 1 |
| 32 | — | — | — | — | — | — | — | — | — | Mali | Kollkidë-Kaukaz (Azi) | 1 |
| 33 | — | — | — | — | — | Malloi | — | — | — | — | Indi | 1 |

Mbarim
i librit të katërtë (pjesa e dytë)

# P J E S A   E   D Y T Ë

## "MBI GJURMAT E SHQIPTARËVE TË VJETER, D.M.TH. TË PELLASGEVE"

FIGURA NR. 4

PYLLAI-THERMOPYLLAI



Shqiptari proomerik tha: Pyll.
Greku tha: Pyllai.

# PJESË E DYTË - LIBRI I PESTË

"Pyllai — Thermopyllai"
(Shih FIGURËN 4)

## TOPONIMI DHE EMRA TË TJERË NË GREQINË E VJETËR DHE GJETIU, NË BAZË TË FJALËS PUL (PYLL) – VENDET KU TAKOHEN.

## KAPITULLI I PARË

**Etimologjia dhe spjegimi i fjalës "Pyllai" dhe "Thermopyllai".**

Toponimi "Thermopyllai" na kujton neve si edhe çdo lexonjësi në radhë të parë heronjtë e shkëlqyer të Leonidhës dhe trimëritë e tyre të jashtëzakonëshme kundra persëve barbarë... Këto pa dyshim kanë rëndësi shumë të madhe edhe i japin shkëlqim historisë greke. Por fjala "Thermopyllai" na kujton, në radhë të dytë, dhe veçanërisht ne shqiptarëve, kohëra të kaluara, kohëra proelenike; se në këto shqiptari sheh gjurma të të parëve të tij, të pellazgëve. Thermopyllajt ndodhen në prefekturën e Fthitidës dhe Foqidës, ku ka toponimi pelazgjike si Malia, Malis (Melis në dialektin jonik), gjiri Maliak, (Melieus në dialektin jonik) Malieis (fis në Thesalinë jugore); këtu siç pamë ndodhej mbretëria e Akilit, ARGOSI PELLASGJIK (shih, librin e katërtë "MALEIAON OROS"), si edhe LLARISA KREMASTE që quhet edhe Pellazgia. Në ARGOSIN PELLAZGJIK ndodhej kryeqyteti i tij i quajtur FTIE; kjo na kujton neve fjalët që sipas Homerit i ka thënë Akili Odhiseut dhe Ajaksi Telamonit:

"Në të tretën ditë do të arrij në Fthijen Pjellore"
(Homeri, Iliada, K.I, varg 363)

Gjithashtu na kujton mbretëreshën Fthien, të shoqen e ADMETIT, Mbretit të mollosëve, të pellazgëve në Epir, ku kërkoi strehë Themistokliu i ndjekur prej athinasve.

(Shih, Plutarkun "THEMISTOKLIU", JETAT PARALELE, Volumi i dytë, Llaipsih 1837, faqe 226-228).

Thermopyllajt pra, ndodhen në ambientin pellazgjik dhe kanë gjurma pellazgjike. Pikërisht për këtë arësye kanë një rëndësi të veçantë dhe më të gjërë për shqiptarin e sotmë, që është stërnip i pellazgëve parahelenik. Që të gjejmë ndër to gjurmë pellasgjike dhe të provojmë se edhe këtu banonin pellazgë përpara helenëve, do të bazohemi në burimet tona të zakonëshme, d.m.th. në shkrimtarët e vjetër dhe në gjuhën shqipe.

Së pari le të shohim si përshkruhen Thermopyllajt prej Herodotit.

Herodoti thotë kështu:

1) "Te Termopyllajt mali që është nga ana e perëndimit, është i pakalueshëm dhe i rrëpjetë, lart duke u ngjitur deri te OITE; mali që është nga lindja zbret gjer në det dhe është plot me Baltovinë; aty, në hyrje, ndodhen ujra të nxehta, të cilat vendasit i quajnë HYTRUS, dhe aty ndodhet dhe një altar për nder të Herakliut. Pranë këtyre hyrjeve ishte ndërtuar një mur që në kohët e vjetra ka pasur edhe porta. [1]) Këtë mur e ndërtuan foqeasit, të cilët u trembën nga thesalianët që erdhën nga thesprotasit për të banuar në Eolidë. Meqenëse thesalianët kishin ndër mend t'i pushtojn këta, foqeasit e bënë këtë për t'u mbrojtur dhe ujin e nxehtë e suallën ahere deri në hyrje, me qëllim që të forcohet vendi. Shkurt, çdo gjë e bënë që të mos hyjnë thesalianët në vendin e tyre. Muri i sotmë është ndërtuar nga kohët e vjetra dhe pjesa më e madhe është rrëxuar me kalimin e kohës; grekët vendosën ta ngrejnë përsëri murin, që me anën e tij ta mprojnë Greqinë nga barbari; fare afër udhës ndodhet një katund i quajtur Alpenoi; prej këtij grekët mendonin të furnizoheshin"

(Libër VII, Kap. 176).

2) "Mbreti Kserksi ngriti çadëret në Trihininë të Melidës, ndërsa grekët në ngushticë. Ky vend quhet nga shumica e grekëve **Thermopyllai** dhe nga vendësit edhe fqinjët quhet **Pyllai**".

(Libri VII, Kap. 201).

3) "Foqeasit në këtë mënyrë muarnë vesh se ata (persët) ishin ngjitur; se kur ngjiteshin persët nuk i muarën dot vesh foqeasit, mbasi mali ishte plot me lisa".

(Libri VII, Kap. 218).

4) "Nga mendimet që u thanë dominoi mendimi që të ruajmë grykën e Thermopyllajve; se kjo grykë iu duk atyre më e ngushtë nga ajo e Thesalisë".

(Libër VII, Kap. 175).

5) "Gryka e Traqinës shpinte në Greqi"

(Libri VII, Kap. 176).

6) "Ngushtica më e madhe e vendit s'ka qenë këtu, po përpara Thermopyllajve edhe prapa, aty nga vendi Alpenus, që ndodhej prapa Thermopyllajve. Këtu ishte e vetëmja rrugë qerresh, kurse një tjetër rrugë qerresh ndodhej pranë lumit Fenik dhe qytetit Anthele".

(Libri VII, Kap. 176).

7) "Rreth vendit male të larta dhe të pakalueshme e mbyllin tërë fushën e Melidës, dhe këto male quhen gurë trihinianë".

(Libri VII, Kap. 198).

8) "Grekët që ishin në Thermopyllai, mbasi u afrua në grykë Mbreti i Persisë".

(Libri VII, Kap. 207).

9) "Këta burra kanë ardhur këtu që të lëftojnë me ne për të pushtuar grykën".

(Libri VII, Kap. 209).

10) "Mbasi persët në asnjë mënyrë nuk mundën të pushtojnë grykën".

(Libri VII, Kap. 211).

11) "Foqeasit duke e mbyllur grykën me mur mbroheshin gjatë luftës".

(Libri VII, Kap. 215)

12) "Gryka e poshtëme ruhej nga ata që u përmendën më sipër".

(Libri VII, Kap. 217)

---

1) Me fjalën Pyllai — gr. dera — Herodoti kupton dyert e murit.

Vërejtje

Nga këto del se emrat "Thermopyllai" dhe "Pyllai" janë një, simbas Herodotit, dhe se "Thermopyllai" ose "Pyllai" quhet venai i ngushticës nëpërmjet të cilëve u bë sulmi nga Thesalia për në Greqi. Po gjëja për t'u çuditur është kjo se emri "Pyllai" nuk është emri që përdorte shumica e grekërve por është emri që e përdornin vendësit dhe fqinjët, të cilët natyrisht i ruanin me saktësi më të madhe emrat e vjetra të vendeve. Dhe pse nga këta d.m.th. nga vendësit dhe nga fqinjët quheshin "Pyllai" dhe jo "Thermopyllai", këtë do ta shpjegojmë tashti menjëherë duke bërë etimologjinë dhe shpjegimin e këtyre fjalëve.

**Etimologjia dhe shpjegimi i fjalëve "Thermopyllai" dhe "Pyllai".**

Fjala "Thermopyllai" përbëhet nga fjalët "Thermos" (i nxehtë) dhe "Pyllai" (portë). Fjala "Pyllai" e vendasve dhe e fqinjëve vetëm ftongologjikisht ka lidhje me fjalën "Pyllaj" të "Thermopyllajve", kurse nga ana e kuptimit nuk kanë asnjë lidhje në mes të tyre. Sepse fjala "Thermopyllai" do të thotë portat pranë burimesh të nxehta, kurse fjala "Pyllai" e vendësve dhe e fqinjëve është fjala pellasgjike (Pyll) që do të thotë greqisht Dhasos.

Por e përsëritim edhe një herë se fjala "Thermopyllai" nuk do të thotë porta të nxehta, sikundër besojnë disa, po porta pranë ujrash të nxehta.

Kur dhe ku u krijua kjo fjalë **"Thermopyllai?"**

Sikundër thamë edhe më sipër, Herodoti thotë se në murin që kishin ndërtuar foqeasit në kalimin prej Thesalisë pak më larg nga rruga që shpie në krahinën e foqeasve, në këtë mur pra, që u ndërtua siç u tha për t'u mbrojtur nga thesalianët, ishin ndërtuar dhe **"Pyllai** d.m.th. **"portat"** të vërteta.

"Edhe në kohët e vjetra ka pasur edhe porta"

(Herodoti, Libri VII, Kap. 175, 5-10)

Prandaj, meqenëse portat e këtij muri ndodheshin pranë ujrash të nxehta (edhe sot akoma janë këto ujrat), këto portat e murit të përmendur u quajtnë "Thermopyllai". Këto porta, simbas nevojës, herë hapeshin herë mbylleshin. Duhet shtuar se kjo rrugë e ngushtë që shpie nga Thesalia në krahinën e foqeasve dhe që ka nga perëndimi malin Oiten, dhe nga lindja detin (gjirin MALIAK), kishte një gjatësi prej 48 stadesh d.m.th. 7392 metra. [1]). Kështu pra, emri Thermopyllai" rrjedh nga portat e vërteta të murit të foqeasve dhe nga ujrat e nxehta që burojnë pranë atyre. Po disa shkencëtarë të rinj janë të mendimit se emri "Thermopyllai" vërtet ka rrjedhur nga ujrat e nxehta, po ka lidhje edhe me hyrjen edhe daljen e grykës, të cilat i quajnë "Pyllas" (veri-perëndimore dhe jug-lindore) duke i quajtur këto si porta të vërteta. Këta shkencëtarë janë:

1) **Kostandin Paparigopulli,** ish profesor i Historisë në Universitetin Kombëtar të Athinës, në vepren e tij: "HISTORIA E KOMBIT GREK" volumi I, Botim III, Athinë më 1901 shkruan këto:

Ky kalim i ngushtë formon **Pylen** veri-perëndimore të Thermopyllajve. Jo larg prej kësaj, nja 10 minuta, ndodhet mali qe zbret gjer në det dhe që formon **Pylen** jug-lindore të "Thermopyllajve", afër **Alpenit** qytetit të parë të llokreasve".

(faqe 401).

---

1) Jemi bazuar në matjen që ka bërë Skarlati Bizanti, auktori i fjalorit të gjuhës greke. (Athina 1852 faqe 71).

2) **Spiridhon P. Llambru**, edhe ky ish profesor i Historisë në Universitetin Kombëtar të Athinës, në veprën e tij: "HISTORIA E GREQISË" Volumi I, Athinë, 1886, shkruan këto:

"Midis KALIDROMIT edhe detit ka mbetur një rrugë e ngushtë, aq e ngushtë sa në një distancë që mund të përshkohet prej një gjysmë ore mezi mund të kalojë një qerre. Kjo rrugë mbylleshe në të dy anët nga çipat e malit në mënyrë që formoheshin si dy porta".

(Faqe 416-417).

3) **G.D. Kapsali**, anëtar i Këshillit arsimor, shkruan në "ENCIKLOPEDINË E MADHE GREKE", Athinë, viti 1930, volumi XII, faqe 581, në lidhje me këtë çështje edhe këto:

"Këto të dy vendet e ngushta formonin portën e ngushticës veri-perëndimore dhe jugë-lindore. Vendi që është midis të dy portave ka qenë më i gjerë dhe me anën e tij derdheshin në det ujërat që burojnë nga pllajat e Kalidromit dhe që janë të kripura dhe të sqyfurta (këto quheshin nga vendësit Hytroi); nga këto ujra edhe rruga e ngushtë me dy porta u quajt "Thermopyllai" (prej vendësve dhe fqinjëve kjo quheshe Pyllai).

4) Në fjalorin frëng LAROUSSE, EN SIX VOLUMES, Vol. VI, page 676, autori francez, duke folur mbi Thermopyllajt shkruan ndër të tjera edhe këto:

"Thermopyllas" (les) (C'est-a-dire les P o r t e s C h a u d e s)...... Cet étroit passage entre la mer et la montagne... tirait son nom de deux Sources Chaudes".

5) Në "ENCIKLOPEDIA ITALIANA — TRECCANI", Vol. XXXIII, pag. 599, Profesori i Historisë së **Vjetër** në Universitetin e Romës "Gaetano de Sanctis" shkruan mbi Thermopyllajt edhe **këto**:

"THERMOPILI (o TERMOPILE — **Θερμοπῦλαι**), porte calde, da Thermos "caldo" e Pyle "porta", per le vicine sorgenti termali".

6) Në ENCIKLOPEDIA BRITANNICA Vol. XXVI, Botim i XI viti 1910 — 1911, faqe 836, shkruhen edhe këto mbi Thermopylajt:

"THERMOPYLAE... është një rrugë e ngushtë që drejtohet nga LLOKRIDA për në Thesali, midis malit Oite dhe detit (Gjirit Maliak)... Burimet e nxehta nga të cilat e muar emrin ndodhen edhe sot akoma në këmbët e Kodrës".

**Se** hyrja e kësaj rruge të ngushtë (që shpie nga Thesalia për në krahinat e foqeasve dhe llokreasve) nuk quhej Pyle, këtë e dëshmon Herodoti vetë, duke thënë kështu:

1) "Esbole" (Libri VII, Kapitulli 175, 201, 215, 217).
2) "Esodos" (Libri VII, Kapitulli 176, 209, 211).
3) "Enprosthe" dhe "Opisthe" (Libri VII, Kap. 176-177).

**Herodoti** pra e quan këtë hyrje të Thermopylajve me fjalët: **Esbole Esodos Enprosthe** dhe **Opisthe.**

Pamë më sipër se simbas **Herodotit**, Thermopyllait quheshin nga vendësit edhe nga fqinjët vetëm me emrin "Pyllai", dhe se ujrat e ngrohta vendësit i quanin "**Hytrus**".

Po këtu tashti na del kjo pyetje: Kur vendësit i quanin ujrat e nxehta me fjalën "hytrus", pse të mos i quanin edhe portat Thermopyllajt?

**Përgjigjemi:**

Tërheqim vemendjen mbi atë që kemi thënë në krye, d.m.th. se ndodhemi në një ambjent pelazgjik. Dihet mirë dhe është e natyrëshme që njerëzve që u vendosën në këtë ose n'atë vend u bënin përshtypje të madhe "malet

e larta '', ''pyjet'', ''shkëmbinjt e mëdhenj'' që quheshin prej grekërve ''Traheniai'' etj. Kjo përshtypje shprehet në fjalët e gjuhës së çdo populli dhe për këtë arësye shihet fenomeni i të dyfishtave sikundër u tha. Kështu pra edhe pellazgëve, që erdhën në këto vende në kohët e lashta para-historike u bënë përshtypje të madhe dhe u tërhoqën vërejtjen ''malet e larta dhe të pakaluarshme'' siç i quan Herodoti, ose ''shkëmbinjtë Trehiniai'', (Libër VII, kap. 198) sidomos u bëri përshtypje ''mali i pakaluarshëm dhe i rrëpjetë, mali i lartë që drejtohet nga mali Oite'' (Herodoti, libri VII, kap. 176) ''mali që ishte plot me lisa'' (Herodoti libri VII. Kap. 218). Malet plot me dru greku do t'i quante **''Dase''**, ndërsa pellazgu i quajti **''pylle''** që është barabar me fjalën shqip pyll në numurin njëjës. 1)

Pellasgu, pra, shikonte vetem ''pyje **(dase)**''. Pikërisht për këtë shkak i dha embrin **''pule''**. Se në malet e larta dhe plot me lisa, pellazgu shikonte vetëm dru dhe jo ujëra të nxehta. Po mbasi pellasgu shikonte vetëm pyje dhe jo ujëra, pse ahere Herodoti thotë se vendasit i quajtnë ujërat e nxehta **Hytrus**? (Libri VII, kap. 176).

**Përgjigjemi:**

Sepse ata që i quajtnë ujërat e nxehta me emrin **Hytrus** (kjo fjalë është fjalë greke) s'kanë qenë pellazgët të parët, po pasardhësit e pellazgëve, të cilët me kalimin e kohës qenë greqizuar fare. Pikërisht për këtë shkak ujërat e nxehta u quajtnë me fjalën greke **''Hytrus''**. Që pasardhësit e pellazgëve ishin greqizuar kemi dëshmite e Herodotit (Libri I, kap. 57, 10-15. Libri VIII, kap. 44, 10-20. Libri VIII, kap. 94-96. dhe Libri II kap. 56). Emri pra **''Pyllai''** që përdorej nga vendasit edhe nga fqinjët në kohën e Herodotit është emri i vjetër pellazgjik **''Pule''** 2) dhe jo emri grek **Pyllae** (porta), e cila nuk ka asnjë lidhje me Pyllai e Thermopyllajve. Kjo tregon se pellazgët e greqizuar kishin harruar kuptimin e parë të pyllit që kish dhe që ka kjo fjalë (pul-e).

Fjala ''**pyle**'' që përdornin vendësit është fjalë pellazgjike bashkëkohëse me fjalët **''Gyraion Petron''** dhe **''Maleiaon oros''**, si edhe me fjalët homerike **''Gjyrtonas''** dhe **''Gortynas''**, që gjenden në Kretën e vjetër dhe në Argosin pellazgjik. Është një nga fjalët me të vjetra dhe më të kulluara të gjuhës së pasardhësve të pellazgëve d.m.th. të gjuhës së pavdekur të shqiptarëve.

Ftonget e fjalës greke ''Pyllai'' (dyert) kanë shqiptim të njëjtë me ftonget e fjalës pellazgjike **''pule''** që përmendet prej Herodotit si me vente. Nga që kanë shqiptim te njëjtë, kujtuan ca se kanë edhe kuptim te njëjtë d.m.th. kujtuan se fjala **''Dhasos''** ka kuptim të njëjtë me fjalën pyle (derë). Por fakti që banorët vendas dhe fqinjët i quanin Thermopyllajt vetëm me emrin ''Pyllai'' tregon, sikundër u tha, se kjo Pyllai është e ndryshme nga

---

1) Sikundër kemi thënë edhe tjetër herë, e përsëritim edhe një herë se shkronja v e gjuhës greke deri në shekullin e II era e vjetër shqiptohesh si diftongu—. Prej shekullit II (era e vjetër) deri në shekullin X era e re shqiptohesh si frëngjishtja: u. Dhe prej shekullit X era e re deri më sot shqiptohet si i. Megjithatë edhe sot edhe kësaj dite janë disa fjalë (sidomos në fshatrat rreth Spartës në Peloponez) të cilat ndonëse shkruhen me v, shqiptohen si u p. sh. Gynaika (grua) shqiptohet: Gunaika) — Anyra (Kasnte) (shqiptohet Anura). (Shih G.N. Haxhidaki: ''*Mesaionika Kai Nea Elenika Anagnozmata*'' Athinë viti 1905. faqe 53.)

2) Ajo që u tha në shënimin për shkronjën greke v ajo mund të thuhet edhe për shkronjën u të gjuhës shqipe. Kjo shkronjë në fillim shqiptohesh si u (**pule**) po më vonë filloi të shqiptohet si y (**pyll**). edhe në rethin e Gjirokastrës shqiptohet si i (**pill**).

pylai të Thermopyllajve, prandaj është gabim të besohet se këto dy fjalë kanë kuptim të njëjtë. Fjala pellazgjike **''pule''** s'është e mundur të kish kuptimin e fjalës **''pyles''** (derës), sepse në këtë rast duhet të besojmë se pelazgët paraelenë me anën e kësaj çfaqnin kuptimin e **''Pyles''** edhe këtë do ta bënin nga ngjashmëria që ka kjo fjalë me ''pylen'' të cilën Herodoti e shpreh me fjalët **''Esodos''** dhe **''Eksodhos''** d.m.th. me të dy ekstremet e Thermopylajve. Po fakti se Herodoti këto ekstreme të ngushticës së Thermopylajve nuk i ka quajtur kurrë **''Pyllas''**, por i ka quajtur me emrat **''Ezpole''**, **''Esodos''**, **''Enprosthe''**, **''Opisthe''**, tregon se forma e atyre ekstremeve të ngushticës s'ka ngjarë kurrë me formën e portës; prandaj pra s'ka qenë e mundur që të formohet përshtypja se Pyla është një me portën. Kështu pra, ''Thermopyllai'' s'kanë qenë **rrugica e ngushtë me dy porta, siç i quan këto G.D. Kapsalis.** E me të vërtetë rrugica e ngushtë e Thermopylajve ishte dhe është **vetëm me një anë** duke pasur përposh detin. Po edhe dyanëshe po të ishte, prapë nuk do të ishte portë, po vetëm një koridor **i ngushtë** përmes maleve, të cilën gjuha e vjetër greke e quan **''Kleisoreia''** dhe gjuha e re e quan **''Kleisura''**. Edhe ''pylet''(portat) e BABILLONISË KILIKISË, KASPISË, ose KAUKASISË, PERSISË ose SUISIDET të ALLBANISË mund të besojë dikush se u quajtnë kështu më tepër nga shkaku i ''pyjeve të dendura'' që mbulonin malet (pule) se sa nga ngjashmëria me portat. Në tërë këto vise do të gjejmë se ishin vendosur dhe përhapur pellazgët, d.m.th. paraardhësit e shqiptarëve të sotëm. Që në tërë këto raste fjala **''Pyllai''** do të thotë ''Dhasos'' (pyll), dhe jo thyra (dera) kjo vërtetohet nga dëshmitë e shkrimtarëve të vjetër, të cilat dëshmi do t'i shënojmë në kapitullin që vjen të këtij libri. Dhe me të vërtetë qyteti **''Pyllos''** që ndodhet, simbas PAUSANIASIT në majën **Korifasion** (''Volumen Primum, Liber IV. 36, 1-2) u ndërtua aty sepse aty kanë qenë pyje **(dases)** dhe jo pse kanë qenë Pyllai (dyer).

Po qyteti Pyllos në Trifili dhe qyteti Pillos në Elidë ishin ndërtuar atje ku kish pyje apo atje ku kish dyer?

Përgjigja në këto pyetje sigurisht është një: ajo që pason:

Këto qytete ishin ndërtuar atje ku kish pyje dhe jo atje ku ishin dyer. Pra fjala **''Pyllos''** do të thotë pyel (Dhasos), dhe jo Thyra (derë). Fjala **''Pyllos''** këtu është trajta tjetër e fjalës ''Pyllai'', dhe kuptimi i saj nuk diheshe as prej Homerit as prej shkrimtarëve pas tij. Dhe kjo fjalë herë është gjini mashkullore, herë është gjini femërore. Kështu p.sh. Homeri thotë:

''Do të sjellë luftëtarë nga Pilloja plot me ranishta''

(Odise, K.B. varg 326).

Në Iliadë (K.A. varg 252) shkruan kështu:

''Në Pillon hyjnore mbretëronte me tre të tjerë''.

Gjithashtu edhe Straboni e përmend fjalën **''Pyllos''** në gjininë mashkullore (Kapitull 336, 351, 353 dhe 355), kurse shkrimtarë të tjerë e konsiderojnë këtë fjalë si femërore.

Para se t'i japim fund këtij kapitulli, e quajmë të nevojshme të shtojmë edhe këto:

1) Se prej Herodotit të dy ekstremet e ngushticës së Thermopyllajve quhen **''Opisthe''**, **''Enprosthe''**, **''Esodos''**, dhe **''Esbole''** (Libri VII, kap. 175, 201, 215, 217, 176, 209, 211, 177), dhe ky asnjëherë s' përdor fjalën **''pyle''**. Gabohen pra ata historianë, që këto të dy anë të Ngushticës së Termopileve i quajnë ''pyllas'' (dyer).

2) Gabohen ata historianë që thonë se Thermopyllait u quajtnë kështu gjoja nga të dy dyert e ngushticës d.m.th. nga dera veriore dhe jugore. Në të vërtetë Thermopyllai e muar këtë emër nga dyert e vërteta, d.m.th. nga

ato dyer që ndodheshin në murin e ndërtuar prej foqeasve, ahere kur këta hynë në Thermopilet nga Thesalia, dhe këto dyer ndodheshin pranë ujrave të nxehta që burojnë aty.

3) **Kostandin Paparigopolli**, siç thamë më sipër, thotë se distanca në mes të dy ekstremeve, përshkohet për nja dhjetë minuta.

Siç dihet një burrë i fuqishëm në një orë ecën pesë kilometra. Pra në dhjetë minuta do të bëjë 833 metra. Grekët, që ishin nënë Leonidën dhe që kishin zënë vend në ngushticën e Termopileve, ishin aproksimativisht trembëdhjetëmijë deri katërmbëdhjetëmijë burra, simbas Kostandin Paparigopullit. (Shih "Historia e Kombit Grek" Volumi I, botim III, Athinë viti 1901, faqe 403). Ishte pra e mundur që një vend kaq i vogël (833 metra) dhe kaq i ngushtë, saqë mezi kalonte një qerre, të mjaftonte për t'u shërbyer aq mijë burrave (trembëdhjetë mijë gjer më katërmbëdhjetë mijë)

4) Gjithashtu edhe **Spiridhon Llambru** thotë se distanca midis këtyre dy ekstremeve kishte një gjatësi prej dymijë e pesëqind metrash d.m.th. gjy më orë. Po edhe një vend i tillë nuk ishte e mundur t'i shërbente një ushtrie që përfshinte katërmbëdhjetëmijë burra. Pra që të dy këta historianë gabohen përsa i përket gjatësisë të kësaj ngushtice dhe gjatësia e vërtetë është ajo e dyzetetetë stadeve, d.m.th. 7392 metro, gjë që e kemi pranuar edhe ne. Historianët dhe përgjithësisht ata që merren me zgjidhjen e problemeve të këtilla, nuk duhet të lenë mënjanë disa çështje të cilat mund të zgjidhen fare lehtë, (siç është kjo çështja e matjes së Ngushticës së Termopileve).

## FIGURË — V

## ''P Y L L O S'' Në Elidë dhe Trifili



Shqiptari paraomerik tha: (Pul).

Greku tha: Pyllos (duke shtuar mbaresën OS)

F I G U R A — VI

"PYLLAION" — (Mal në Lesbo)



Shqiptari parahomerik tha: P u l)

G r e k u tha: Oros-mali.

Kjo pul vërtet është emër po këtu është si mbiemër dhe vihet si me thënë si shpjegim i fjalës Oros (mali). Kështu pra u bë "Pyllaion Oros".

# KAPITULLI I DYTË

## TOPONIMI DHE EMRA TË TJERA NË GREQINË E VJETËR DHE GJETIU NË BAZË TË FJALËS: PUL (Tani Pyll) – (Gr. Dhasos). VËNDE KU TAKOHEN.

1) **''Pyllai'' — ''Thermopyllai''**

''Këtë vend shumica e grekërve e quajnë ''Thermopyllai'' kurse vendasit dhe fqinjët e quajnë ''Pyllai''.

(Herodoti, libri VII, kapitulli 201).

2) **''Pyllos''** (Në Mesini).

''Rruga prej Methonës gjer në majën Korifasion është pothuajse njëqind stade; mbi këtë ndodhet qyteti Pyllos; këtë qytet e ndërtoi Pyllosi, i biri Klisonit duke sjellë nga Megaridha për të banuar këtu lelegët që banonin ahere në Megaridë; po nuk përfitoi mbasi u zbua prej Nileut edhe prej pellazgëve që erdhën nga Jollke''.

(Pausania, Mesiniaka, libri IV, 36 2)

3) **''Pyllos''** (në Elidë) (Shih Figurën V)

''Këtë (domethënë Pyllon) e ndërtoi Pyllosi i biri Klisonit dhe solli banorë...; po kur dolli prej kësaj ndërtoi Pyllon në Elidë''.

(Pausania, ibidem).

4) **''Pyllos'' (qytet në Trifili).**

''Midis lumit Peneios dhe derdhjes së Seliendos ndodhej qyteti Pyllos pranë vendit SKOLION; ky qytet nuk është qyteti i Nestorit por një tjetër qytet, i cili nuk ka lidhje me lumin Anfeios, as me lumin Pamisos ose Amathos. Disa mundohen të fitojnë lavdinë dhe fisnikërinë e Nestorit; në Pelopones tregohen tri qytete me emrin Pyllos sikundër thotë edhe poezia me këtë varg ''ndodhet Pyllos përpara një pyllos tjetër''. Këto janë Pyllosi Lepreatik (në Trifili) i dyti në Pisatidë, dhe i treti në Mesini pranë Korifasit''.

(Straboni kapitulli 339, 7, 1 — 15).

5) **''Pulia'' (Vendi i puliasve)**

''Thonë se ndër ta, mbasi Herakliu pushtoi dhe shkatëroi Pulinë aq sa tërë rinia u zhduk, nga 12 djem që kishte, Nileut i mbeti vetem Nestori''.

(Straboni, kapitulli 351, 1-5).

6) **''Pulios'' (banori i Pylloit)**

''Edhe tregimi i Nestorit që i bën Patroklit për luftën midis puliasve dhe elidasve, u ep të drejtë këtyre që themi ne, po të marrë parasysh poezitë''.

(Straboni, ibidem).

7) **''Pyllaion''**, mal në Lesbo (Shih figurën VI)

Sikundër pamë lezbianët kishin marrë pjesë në luftën trojane si aleatë të Prijamit, duke pasur si kryetar të qojturin Pullaion, për të cilin Homeri (Iliada K. II vargje 840-843), thotë se ishte kryetar i pellazgëve të Azisë.

8) **"Pyllaios"**, — i biri i Lethit.

(Homeri, Iliada, K. II. vargje 842-843).

9) **"Pyllon" (vend).**

"E gjithë kjo quhet Egnatia,...... dhe pjesa e parë kalon përmes qytetit Lihnidës dhe Pyllonës që ndan Ilirinë nga Maqedonia".

(Straboni, kapitull 323, 10-15).

10) **"Pylleion" (hundë në Qipro").**

(Karta gjeografike, M. Saliberi, Athinë, viti 1914).

Për ishullin Qipro, si ishull pellazgjik, bëhet fjalë në librin e nëntë (pjesa e dytë) të kësaj vepre "DETI MESDHE-ISHUJ"), si edhe në librin njëmbëdhjetë (pjesa e tretë), po të kësaj vepre.

11) **"Pyllas" (hundë në Qipro).**

(Karta e Qipros, në "ENCIKLOPEDINË E MADHE GREKE", Athinë, viti 1931, voujmi XV, faqe 408-409).

12) **"Pylleion" (qytet në Thesali).**

"Perseu, mbreti i Maqedonisë, duke biseduar me Kointin Marcini thoshte:

"At cum processi SSem inde (ἀπὸ Δωδώνης) ad visendas Larissam et Antrona et P Y L L E O N .... Delphos sacrificandi causa adscehdi"

(TITUS LIVIUS, Tom: 14. L XII, 1, XII).

13) **"Pyllos"**: i Biri i ARIT edhe i DEMONIKËS, vëllai i Thespit"

(Fjalori i gjuhës greke — emra të përveçëm — prej Skaralatit Bizantin, Athinë viti 1852, faqe 156).

14) **"Pyleos"** i biri i Klymenit.

(Pausania, Beotika, Libri IX, 37, I-5).

15) **"Pyllai"** (Gjeografi e vjetër). Kështu quheshin prej grekëve të vjetër përgjithësisht tërë rrugicat e ngushta që shpinin prej një vendi në një tjetër përmes malesh të larta dhe të vështira për kalim.

Nga këto më të njohura ishin këto:

1) THERMOPYLLET
2) TË BABILLONISË
3) TË QILIQISË
4) TË KASPISË ose KAUKAZIT
5) TË PERSISË, PERSIDET ose SUSIDET
6) ALBANISE ose ALLBANET

(Enciklopedia e Madhe Greke, Athinë, viti 1932, volumi XX, faqe 883-884).

16) **"Pyllaon"** (Mitholl). I biri Pileut dhe i Kllorides.

(Ibid. Faqe 885).

17) **"Pyllaia"** (Gjeografi e vjetër) një nga emrat e vjetër të ishullit Astypalea, në kohët e vjetra.

(Ibidem faqe 884).

18) **"Pyllas"**, **"Pyllos"** ose **"Pyllon"** (mithologji) "I biri i Klisonit, stërnipi i Lelegut, mbret i megarasve".

(Ibid. faqe 885).

19) **"Pylia"** (Mithologji) E bija e Pyllantit, gruas së Pandionit.

(Ibidem, faqe 885).

20) **"Pylene"** (qytet në Etoli) "Kryetar i etolianëve ishte Thoasi i biri Andremonit, të cilët banonin në Plevronën, në Olenën dhe Pylenën".

(Homeri, Iliada, K. II. vargje 638-639).

Në tërë këto vise banonin pellazgë (sikundër u provua në të dy librat e mëparëshme "GYRAI PETRAI" dhe "MALEIAON OROS").

Le të na lejohet të theksojmë se në Greqinë e vjetër ka pasur tri qytete me emrin "Pyllos". Thomi pra se nuk është e mundur të thuhet e të besohet se "mbi malin Korifasion" ndodhej "Pyle" (portë), po vetëm "pyll" (dhasos); se qytetet në Trifili dhe në Elidë, që kanë emrin Pyllos, "të ndërtuara në vende fushore" u quajtnë kështu jo pse aty ishin Pyllai (porta) po pse ishin aty pule (pyje) (greqisht dhases). Dihet se edhe nër grekët e vjetër kish qytete që quheshin **yle.** D.m.th. pyll **(dhasos)** ka pasur të njëjtin kuptim leksik që kishin edhe qytetet me emrin Pyle.

Kështu Homeri thotë: "kryetarë të beotasve ishin PENELEU DHE LEITI. . . . . . . . . . . . . . . Këta banonin në Eleinën, në Ylen dhe Peteonën" (Iliada K. II. vargje 494 deri 500).

(Shih dhe Iliadën K. V 705-710 dhe VII. 219-221).

Edhe në ishullin Lesbo ndodhej një mal i quajtur "Pylaion" d.m.th. një mal i mbuluar me dru. Pra edhe këtu kemi një rast të "dyfishtash", si në "Gyraion Petron" dhe "Maleiaon oros". Kjo tregon se "Pyllaion" është emri që iu dha malit me pyje prej pellasgëve, dhe jo prej grekërve, të cilët respektuan emrin e vjetër duke i dhënë trajtë greke. Të gjitha këto provojnë se toponimitë dhe emrat e tjera që u paraqitën më sipër, kanë për bazë fjalën pellasgjike "pul" dhe se kombësia e parë e fjalës shqipe: pul (tani: pyll), është vetëm pellasgjike; pra edhe shqiptarët janë pellasgë.

Për të paraqitur në mënyrë të shkurtër ato që thamë gjer tani në këtə libër (të Pestë), ngjitet në fund të këtij libri Tabella X, e cila përmban toponimi dhe emra të tjera në Greqinë e vjetër dhe gjetiu, që kanë për bazë fjalën shqipe: pul (tani pyll).

# KAPITULLI I TRETË

## PYLAIA AMFIKTIONIA

Pylaia Amfiktionia ishte Amfiktionia, që mblidheshe afër Termopileve d.m.th. afër Anthelës, qytetit të Thesalisë. Cili qe statuti, si të thuash, i këtyre amfiktionive, le të lemë të flasin vetë grekët e ditur të kohës së sotme. "Amfiktyoniai dhe Amfiktioniai. Shkrimi i dyfishtë i kësaj fjale rrjedh nga një etimologji e dyfishtë që kishin bërë grekët e vjetër. Shkrimi me y (υ) është etimologjia e traditës mitologjike, simbas së cilës Amfiktyonia e Termopileve ishte një lloj lidhje e themeluar prej Amfiktyonit, birit të Deukalionit, vëlla i Helenit. Shkrimi me (i), q'është i drejtë, tregon se ç'qe kjo Amfiktioni d.m.th. se ishte mbledhje fisesh fqinjë (amfiktionësh, d.m.th. banorë të një rrethi) në një faltore të përbashkët dhe në ditë të caktuar, për të kremtuar festën në faltoren e kësaj perëndie. **Ky zakon fetar ka qenë shumë i vjetër, është mbase më i vjetër nga koha kur helenët u vendosën në viset greke, kur perëndia amfiktionike ishte Zeusi Pellasgjik.** Po organizimi i tij në një lidhje të fuqishme fetaro-politike u bë prej grekëve të vjetër, historia politike e të cilëve fillon, mund të thuash, që nga themelimi i kësaj lidhjeje. Se fakti që anfiktionët pranuan të adhurojnë perëndinë amfiktionike në të njëjtën mënyrë të gjithë, u imponoi anëtarëve të tyre detyrime të caktuara, të cilat qenë fara e parë e jetës politike të përbashkët të këtyre amfiktionëve. Bashkimi i fiseve që ishin më parë të ndarë dhe secili kishte zakone dhe altare të veçanta, bashkimi, pra, i këtyre në një popull, krijoi nevojën edhe për një emër të përbashkët, i cili do t'i dallonte këta nga fiset që s'përfshiheshin në Amfiktioninë. **Prandaj grekët. të dy përfaqësuesit simbolikë të bashkimit të tyre amfiktionik, d.m.th. Helenin dhe Deukalionin, i quajtnë vëllezër dhe bij të Deukalionit, stërgjyshit të përbashkët të helenëve, pas kataklizmës mithologjike".**

(G. D. Kapsalis, në Enciklopedinë e Madhe Greke Athinë, vol. IV, 1928, faqe 405).

Duke vazhduar autori i sipërpërmendur, thotë dhe këto:

"Nga Amfiktionitë greke më e vjetra duket se ka qenë... ajo e **thesprotëve**, e **kaonëve** dhe e **mollosëve...** Faltore amfiktionike shumë të vjetra duket se ishin ajo e **Poseidonit** në Kalauri (Poros), ajo e **Apollonit** në Delo, e përmendur prej hymnit homerik për Apollonin (v. 146) ku **"në kohët e vjetra mblidheshin jonë dhe banorë të ishujve që ishin afër; se jonët vinin në festat publike bashkë me gratë dhe fëmijët"** (Thuqididi, III, 104)... **faltorja e Demetrës, e cila, simbas kronikës së Paros, ka qenë më e vjetër nga të gjitha dhe ndodhej në buzë të gjirit Maliak...**; ajo e Apollonit në Pagase dhe po të Apollonit në fushën e Tempëve; ajo e Poseidonit në Onhesto të Beotisë" —

(Ibid. f. 405).

"Sistemi i amfiktionive u përhap edhe në Greqinë e Madhe..., sidomos Era Lakinia e Krotonës, faltorja e së cilës ka qenë qendër festash të mëdha;

faltorja e saj e ndërtuar në pyll bredhash, ka qenë vendi ku mblidheshin të gjithë banorët q'ishin rrotull"

(Ibid. f. 406).

Mbi amfiktioninë "Pylaia", njerën nga amfiktionitë e tjera, Herodoti shkruan këto:

"Midis lumit Foiniks dhe Termopileve ndodhet një katund i quajtur Anthele; pranë këtij shkon lumi Asopi që derdhet në det; rreth tij shtrihet sheshi i gjërë, ku ndodhet faltorja e Demetrës Amfiktionike, frona për amfiktionët dhe faltorja e Amfiktionit".

(Lib. VII, Kap. 200)

Me këto më sipër, Herodoti cakton vendin, ku mblidheshe kjo Amfiktioni. Më poshtë e quan këtë vend d.m.th. vendin e Termopileve "**Pylaien**" dhe përfaqësuesit e qyteteve të ndryshme, që merrnin pjesë në mbledhjet anfiktionike "**Pylagorus**".

"Mëvonë i trembur (Efialti), iku në Thesali dhe **Pylagorët** e Amfiktionisë të mbledhur në **Pylaien** caktuan shpërblim për atë që do ta vriste"

(Ibid. k. 213).

Pra, simbas autorit G.D. Kapsalis (siç u tha më sipër) "faltorja e **Demetrës** ishte më e vjetër nga të gjitha". Po perendesha **Demeter** quhej **Pylaia**; dhe ja prova:

"Këtë faltore e ndërtoi Akrisi prej **pellasgëve; për Demetrën Pylaia**; këto (thotë) Naukratiti".

("**Heliniqi Metriqi**" prej D.H. Semitelos, ish profesor i rregullt i filologjisë greke në Universitetin Kombëtar të Athinës, Athinë 1894, f. 505).

Këtu fjala "**Pylaia**" është pa dyshim mbiemër i formuar prej fjalës **pellasgjike**: pul e d.m.th. pyll (dhasos greq.), dhe jo **portë (thyra)**.

Nga sa u tha mbi amfiktionitë përgjithësisht, dhe veçanërisht mbi "**Amfiktioninë Pylaien**", ndjen njeriu lehtë se ndodhet në ambient krejt **pellasgjik**, në të cilin veprojnë për qëllime politike të tyre helenët, që erdhnë pas **pellasgëve** në këto vise dhe u instaluan nër to. Këtë e thomi, se në shkrimtarët grekë, të vjetër e të rinj, gjejmë shumë **elemente pellasgjike** në lidhje me amfiktionitë. Këto elemente janë për ne provë e fortë, se **sistemi i amfiktionive rrjedh nga pellasgët**. Këto amfiktioni, që kishin në fillim vetëm karakter fetar, dhe më vonë me kalimin e kohës muarën edhe karakter politik, mbasi në kohërat më të largme dhe parahistorike i rregullonin marrëdhëniet e qyteteve që merrnin pjesë në këto amfiktioni, këto, thomi, kanë qenë pjellë dhe krijesë e **pellasgëve**, d.m.th. e të parëve të shqiptarëve të sotmë. Cilat janë këto elemente pelasgjike që janë edhe prova njëkohësisht të forta?

1) Emri "**Pulaia**". Me këtë emër quhej amfiktionia, që mblidhej pranë **Termopileve**. Po fjala "Pulaia" u provua se është **pellasgjike**, d.m.th. shqipe (Pul-e).

2) Vendi ku mblidhej kjo amfiktioni e parë. Ky vend, siç u tha më sipër, (Herodoti, VII, 200) ndodhej pranë faltores së Demetrës së quajtur **Amfiktionide**, për nder të së cilës bëhej festa. Po **Demetër** ishte perëndeshë pellasgjike (faq. 378-381).

3) Ambienti pellasgjik, ku ndodhej **Amfiktionia Pulaia** (Malia, Malis, gjiri Maliak, Malieas, **Argos Pellasgjik** etj. për të cilat kemi folur më sipër). Këtë pikërisht kish parasysh Spiridon P. Llambru, kur shkruante:

"Përpara zbritjes së dorianëve, **popujt që banonin rreth Oites, mblidheshin një herë në vit atje ku derdhet lumi Asopi, pranë katundit Anthele afër Pyleve ose Thermopyleve, për të falenderuar Demetrën me rastin e korrjeve**".

(Historia e Greqisë, vol. I, Athinë, 1886, faqe 308).

4) **Deukalioni**, ati i Amfiktionit. Kjo fjalë është pellasgjike dhe kuptimi i saj shpjegohet në librin XI (Pjesë e tretë) të kësaj vepre. Emri **Anfiktionia** prej **Amfiktionit** dëshmon sipas shpjegimit mitologjik rrjedhjen e saj **pellasgjike.**

5) **Thesprotët, kaonët dhe mollosët** (epirotë). Amfiktionia e këtyre konsiderohet si një nga më të vjetrat. Po fiset **epirote** ishin pellasgjike.
(Strabon, kap. 221).

6) Perëndité **Apolloni, Poseidoni, Era** etj. për nder të të cilëve bëheshin festat **amfiktionike.** Po këta perendi (si dhe të tjerë perëndi) janë **Perendi pellasgjike,** sikundër do provohet më poshtë.
(Shih librin X të kësaj vepre, pjesa e dytë).

Duke i dhënë fund studimit tonë mbi **''Pylet Thermopylet''** thomi se (përveç të tjerave) edhe emri **''Pylaia Amfiktionia''** provon se fjala pul-eu është **pellasgjike:** Njëkohësisht provon se **pellasgë** janë **shqiptarët** e sotmë, të cilët e ruajtën këtë fjalë (pul-e) në gjuhën e tyre me trajtën e sotme pyll (gr. dhasos). Tani, duke i dhënë fund këtij libri, paraqitim në faqen që vjen **listën X,** sikundër kemi premtuar me një përmbledhje të shkurtër të atyre q'u thanë në **këtë** libër.

TABELA X

## TOPONIMIKE DHE EMRA TË TJERA NË GREQINË E VJETËR DHE GJETIU QË KANË RRËNJË TË TYRE FJALËN SHQIPE PUL (PYLL) = DHASOS

| Nr. R. | 1<br>Emra malesh | 2<br>Emra visesh | 3<br>Emra qytetesh | 4<br>Emra krahinash | 5<br>Emra hundash | 6<br>Emra racash | 7<br>Emra ishujsh | 8<br>Emra burash | 9<br>Emra grash | 10<br>Vise | 11<br>Tërësia gjurmave |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | — | — | — | Pylai Thermopylai | — | — | — | — | — | Thesalia | 1 |
| 2 | — | — | Pylos (Mesinia) | — | — | — | — | — | — | Peloponezi | 1 |
| 3 | — | — | Pylos (Elidës) | — | — | — | — | — | — | Peloponezi | 1 |
| 4 | — | — | Pylos (Trifilja) | — | — | — | — | — | — | Peloponezi | 1 |
| 5 | — | — | — | Pylia | — | — | — | — | — | Peloponezi | 1 |
| 6 | — | — | — | — | — | Pylios | — | — | — | Peloponezi | 1 |
| 7 | Pylaion | — | — | — | — | — | — | — | — | Lesvos (ishull) | 1 |
| 8 | — | — | — | — | — | — | — | Pylaios | — | Azia e vogël | 1 |
| 9 | — | Pylon | — | — | — | — | — | — | — | Ilyria Maqedonia | 1 |
| 10 | — | — | — | — | Pyleion | — | — | — | — | Qipro | 1 |
| 11 | — | — | — | — | Pylas | — | — | — | — | Qipro | 1 |
| 12 | — | — | Pylleon | — | — | — | — | — | — | Thesalia | 1 |
| 13 | — | — | — | — | — | — | — | Pylos | — | Ellas | 1 |
| 14 | — | — | — | — | — | — | — | Pyleos | — | Beotia | 1 |
| 15 | — | — | — | Pylai | — | — | — | — | — | Azia e Madhe | 1 |
| 16 | — | — | — | — | — | — | — | Pylaon | — | Ellas | 1 |
| 17 | — | — | — | — | — | — | Pylaia | — | — | Astypalaia (ishull) | 1 |
| 18 | — | — | — | — | — | — | — | Pylas, Pylos, Pylon | — | Atikë Beoti | 1 |
| 19 | — | — | — | — | — | — | — | — | Pylaia | Ellas | 1 |
| 20 | — | — | Pylene | — | — | — | — | — | — | Aitolia (Ellas) | 1 |

MBARIMI I LIBRIT V. (Pjesë e dytë)

# P J E S A  E  D Y T Ë

## "MBI GJURMAT E SHQIPTARËVE TË VJETËR, D.M.TH. PELLASGËVE"

# PJESA E DYTË

## *LIBËR VI*

I

''Athenai''

II

''Potidania''

III

''Potidaia''

# P J E S A   E   D Y T Ë

## *LIBËR VI*

## EMRA TOPONIMIKË NË GREQINË E VJETËR DHE GJETIU, TË ETIMOLOGUAR DHE TË SHPJEGUAR ME ANËN E GJUHËS SHQIPE. VISE KU NDODHEN KËTO EMRA:

## KAPITULLI I PARË

### I

### "A T H E N A I"

Attika, para se të zbresin grekët në Greqin'e sotme, ka qenë vend pellasgjik. Kjo dëshmohet nga vetë shkrimtarët e vjetër të Greqisë. Kështu p.sh. Herodoti shkruan:

1) **"Kombi attik, që ka qenë komb pellasgjik,** me t'u asimiluar me helenët, mësoi edhe gjuhën e tyre".

(Libri I, kap. 57)

2) "Athinasit, në kohën e pellasgëve që banonin në vendin e quajtur sotHellas, ishin pellasgë dhe quheshin **Kranaoi**. . . . . , kur mori pushtetin Erekteu, ndërruan emrin dhe u quajtën **"Athenaioi"** **(Athinas)**.

(Libri VIII, kap. 44)

3) "Duke pyetur (Krezi) gjeti se llaqedemonasit dhe athinasit shquheshin të parët nër fisin dorian, të dytët nër jonët. Se këto ishin fise të zgjedhur, dhe ishin qëmoti njeri **pellasgjik**, tjetri **helenik"**.

(Libri I, kap. 56)

("Krah. dhe Pausanian, Lib. I, 28,3").

Nga sa u thanë më sipër del se ambienti i Athinës ishte **pellasgjik**. Kjo tregon se **pellasgët**, kur helenët pushtuan dhe u instaluan në vendin e tyre, u asimiluan nga ata, harruan gjuhën e vet dhe mësuan gjuhën greke. Po edhe helenët muarën disa elemente pellasgjike, sidomos nga gjuha e tyre. Një element i tillë që e zbulojmë me anën e gjuhës sonë shqipe, është edhe emri i kryeqytetit të Greqisë, d.m.th. i Athinës. Ambjenti pellasgjik i Athinës dhe gjurmat pellasgjike të saj, vërtetohen edhe prej shkencës së re, e cila bazohet mbi zbulimet që duallën në shesh me anë të gërmimeve arkeologjike.

1) Në lidhje me këtë Sp. P. Llambru shkruan këto:

**"Kranaoi, banorët pellazgjikë më të vjetër të Athinës, kanë lënë gjurma të banesave të tyre nëpër kodrat shkëmbore që ndodhen nga perëndimi dhe jugë-perëndimi i Akropolit... Mbi këta shkëmbinj u gjetën dëshmi të**

qarta të jetës së kranajve, gjurma me rëndësi për qytetin parahistorik të Athinës... Këto janë: themele banesash, varre, mbeturina rrugësh e shkallësh, depo të nëndheshme, të gjitha me shumicë, dhe disa altare. Banesat numërohen rreth nëntëqind. Është pra një qytet i tërë ndërtuar mbi shkëmbinj. Në qoftë se këto janë punëra të kranajve, si ka të ngjarë, shohim se pellasgët e Atikës kishin qytetërim të zhvilluar. S'ishin shpërndarë nëpër ara dhe kasolla, po kishin banesa të qëndrueshme, që përbënin një qendër banimi të tërë. Qytetin e tyre e çanin rrugë, të cilat në disa vende ishin të rregullta, dhe përjashta qytetit ishin rrugë të gjëra që kalonin qerre... Qytetit nuk i mungonin faltore për ceremonitë fetare, po edhe sot akoma shihen altare në formë shkalle të ndërtuara mbi sheshe, anët e të cilave mbahen prej muresh të forta të ndërtuara me gurë të mëdhenj. Kjo mënyrë ndërtimi muresh është një karakteristikë e veçantë e pellazgëve, të cilët në këtë mënyrë, sipas traditës, rrethuan një pjesë të Akropolit me mur që u quajt "mur pellasgjik"

(Histori e Greqisë, Vol. V.A. Athinë 1886, faqe 32-33).

2) K. Romeu thotë këto:

"Çfaqja e parë mbi shkëmbin më të lavdishëm të planetit tonë u bë aty nga mesi i mijëvjeçarit të tretë p.e.r. Monumenti më i rëndësishëm i Akropolit (të Athinës) nga periudha parahistorike është muri që të vjetrit e periudhës historike e quanin "pellasgjik" dhe thoshin se e ndërtuan banorët më të vjetër të vendit, d.m.th. pellasgët".

(Enciklopedia e Madhe Greke, Athinë, 1927, v. III, f. 194).

3) Adamanti Adamantiu mbi akropolet përgjithësisht thotë këto: "Ndoshta më të shumtat e akropoleve kanë sot gjurma ndërtimi të kohëve pellasgjike".

(Ibid. faq. 192)

4) G.D. Kapsali shkruan këto:

"Përveç atyre të huajve që erdhnë bashkë me Kekropin, pranoi dhe kolonia pellasgjike q'ish pranë Akropolit, si edhe kolonira të tjera pellasgjike që s'ishin rrethuar me mure...

Kështu pra komunikacioni me detin zhduku monotoninë e jetës pastorale të pellasgëve në tërë Atikën që banohej e ndarë në katunde".

("Enciklopedia e Madhe Greke" Athinë, viti 1927, vol. II, f. 45)

Tani para se të provojmë me anën e glosologjisë se emri Athinë (athana) është pellasgjik, le të shohim etimologjitë që janë bërë gjer më sot mbi këtë emër:

K.G. Georgalas, profesor në shkollën bujqësore më të Lartë dhe Drejtor i shërbimit gjeologjik të Greqisë, midis të tjerave shkruan edhe këto në lidhje me etimologjinë e fjalës "Athinë". "Etimologjia e emrit lidhet me fjalën "athos=anthes (lule). Lobeck-u (Ruems, 300) Athinën e përktheu me fjalën: Florenta d.m.th. Athinë që "lulëzojnë" ose "mungullojnë" (të afërme me këtë konsiderohen edhe emrat Anthene, Anthele, Anthedon, Curt, Grundz num. 304). Po Doederlein e nxjerr emrin Athinë nga folja thao (thesai=thelasai) dhe do të thotë, simbas tij, "tokë pjellore". Të tjerë e shpjegojnë emrin duke thënë se do të thotë: qytet që është mbi vend të lartër, ose qytet ujrash; një palë tjetër e lidhin emrin me atë të perendeshës Athina (Athene, Athenaie, Athenaia, Athenaa, Athena) dhe kujtojnë se që të dyja rrjedhin nga e njëjta rrënjë: adh. Janë dy versione: ose perendesha e mori emrin nga qyteti, ose qyteti e mori emrin nga perendesha".

(Enciklop. e Madhe Greke, Athinë 1927, V. II, f. 30)

Mbi etimologjin'e fjalës "Athenai" Yoani Pantazidi shkruan këto: 'Athenai dhe Athene dhe Athena... në fillim kur ishte **akropol,** quhej

**Kekropi** nga emri i themeluesit të saj Kekropi; më vonë, kur u zmadhua prej Theseut, mori emrin që ka gjer më sot nga Athena mbrojtëse e qytetit (B 546, Y. Ap. 30) ''**akron Atheneon**'' quhej hunda e Sunit, III 278... Një tjetër etimologji nga rrënja: **thao,** s'ka aspak të ngjarë, bile as meriton të përmendet''.

(Fjalori homerik, Athinë, 1885, botimi VI, f. 18)

Dijetarët në fjalë që spiegojnë kështu etimologjinë e fjalës ''Athenai'' gabohen se s'marrin parasysh që qyteti **Athinai** përpara grekërve banohej prej pellasgëve, të cilët padyshim do t'i kishin dhënë qytetit emrin e tyre d.m.th. emër **pelasgjik**, dhe s'ish e mundur të prisnin **që të** vinin grekët për t'i vënë qytetit këtë emër.

Shpjegimi i vërtetë dhe etimologjia e fjalës ''**Athnai**'' gjendet me anën e gjuhës shqipe dhe është kjo:

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës ''Athana'' (Athenai).

Në gjuhën shqip është fjala: than d.m.th. greq. **kranja,** pa nyje dhe me nyje në fund të fjalës bëhet: **thana.** Greku duke dëgjuar se qyteti quhet **Thana** e merr për një fjalë dhe jo të përbërë nga rrënja e fjalës **than** dhe nyja **a.** Prandaj i vuri në krye nyjen greke **a,** dhe thotë: **Athana.** Me kohë nyja a u përzie me fjalën **thana** dhe u bë **Athana.** Më vonë greku u shtrëngua të përsëritë nyjen në fillim të fjalës dhe tha: **A Athana** (Njëjës) dhe **tai Athanai** (shumës).

''O Athinë e shkëlqyer, e nàritur dhe e mbuluar me
vjollca, e dëgjuar, themeli i Greqisë, qytet hyjnor''.

(Pindari Carmina, Lipsiae, 1862, f. 203).

Nyja **a** ose ē përpara fjalës **Athana-Athene** është përsëritje e më vonëshme.

Kështu pra emri **Athana** (dhe jonikisht **Athene**) do të thotë Krania d.m.th. nga pema e njohur **Kranja** (thana). Janë të shumta qytetet që kanë marrë emrin e tyre nga **dru dhe bimë** të ndryshme. Për ata që kanë kureshti të mësojnë, paraqitim këtu disa shëmbëlla:

1) **Shoinos,** qytet në Beoti (Iliad. K. II. v. 497). do të thotë xunkth. (Lat. iuncus).

2) **Skolos,** qytet në Beoti. (Iliad. II. 497), do të thotë **hu** (greq. paluqi).

3) **Eleon,** qytet në Beoti. (Iliad II. 500), do të thotë vend plot me ullinj.

4) Hyle, qytet në Beoti (Iliad. II. 500), do të thotë: pyll (greq. dhasos). (Stefan Bizanti dhe Likofroni përmendin një qytet të Qipros me emrin ''Yle'' Encikl. e Madhe Greke, vol. XXIII, Athinë, 1933, f. 635).

5) **Kyparissos,** qytet (Iliad II. 519); është një lloj druri që quhet në shqipet **selvi.**

6) **Skarfe,** qytet në **Beoci** (Iliad. II. 532). Kryesisht ''Skarfe'' është bima që njihet në botanikë edhe me emra adhonis, reratron dhe elevoros (Encikl. e Madhe Greke, vol. XXI, 1933, f. 909). Kjo bimë quhet shqip **taçe.**

7) **Pylos,** qytet në Peloponesë (Iliad. II. 591,) Kjo fjalë është fjala shqipe **pyll** (greq. dhasos).

8) **Kyparissieis,** qytet i Trifilisë (Iliad II. 503) në Peloponesë. Rrjedh nga fjala Kyparisos, për të cilën folëm më lartë, në paragrafin 5.

9) **Pteleon,** qytet në Peloponesë (Iliad. II. 593); fjala rrjedh nga bima e quajtur **ptelea** (popul. ftylja) Lat. ulmus, shqip. vidh.

10) **Helos**, qytet i Lakonisë (Peloponesë) (Iliad. II. 594); fjala helos do të thotë kryesisht **kënetë**.

11) **Nisyros**, ishull në jugë të detit Ege (Iliad II. 676); kjo fjalë ka për bazë fjalën shqipe **sur** (sot shur) (gr. ammos).

12) **Krapathos**, ishull në Ege (Iliad. II 676); rrjedh nga fjala **Karpasos**, që do të thotë një llojë liri i hollë. Shqip quhet kërp.

13) **Karyai**

a) Qytet në Lakoni me faltore të Artemiedës Karyfatide.

b) Qytet në Arkadi, pranë Feneos-it.

(Shih Fjalori i emrave të përveçëm. Prej Sk. Bizantin, Athinë, 1859, f. 86). Fjala rrjedh nga pema e njohur Karya (popul. Karydhja) shqip: arra.

14) **Selinus**, qytet i Sikelisë (ibid. f. 162); fjala rrjedh nga bima **selinon**.

15) **Kydonia**, qytet i Kretës anës detit, themeluar prej Minosit. (Ibid. f. 98)

Kjo fjalë rrjedh nga pema e njohur **Kydonia** (shqip. ftua).

16) **Elateia**

a) Qytet i Fokidës

b) " i Thesalisë

c) " — Epirit

(ibid. f. 53)

Fjala rrjedh nga druri **elate** (shqip: bredh)

17) **Pityusa** (ishujt dhe qytetet Hios, Salamina, Lamcaku etj. në kohrat e lashta).

(Ibid. f. 147).

Fjala rrjedh nga: **pityus**, që do të thotë: vend plot me pisha.

18) **Pitya** dhe **Pityeia**, qytet i Misisë mbi Propontidën.

(ibid. f. 147).

Edhe këto fjalë rrjedhin si e mëparëshmja.

19) **Kranon**, qytet i Pelasgjiotidës në Thesali

(shih, ibid. f. 96)

20) **Kranioi**, qytet i Qefalenisë.

(shih. ibid. f. 96)

21) **Kranaa, Athina**

(shih Eskil. Eumenidet v. 1010).

Të trija fjalët që u shënuan më sipër (**Kranon, Kranioi**, Kranaa) rrjedhin nga druri i njohur (Kranja), (shqip. **thana**).

Mendimi se emri i **Athinës** u muar nga emri i perëndeshës **Athina**, është i gabuar, siç provohet nga etimologjia dhe shpjegimi i këtij emri (Shih librin e Dhjetë të kësaj vepre nënë titullin e veçantë "Perënditë e pelasgëve", faqe 439-447). Ky gabim ka rrjedhur nga që rastësisht fthonget e të dy fjalëve janë të njëjta. Shtojmë kalimthi se grekët e vjetër, duke dashur të shpjegojnë emrat e qyteteve ose të vendeve, pandehnin se këto kishin rrjedhur nga emrat omonime të gjoja themeluesve ose kolonizuesve të tyre. Ja disa shëmbëlla:

1) "Italia prej kohe u quajt kështu, nga emri i burrit sundues të quajtur: **Italos**".

(Dion. Alikarnas. Vol. I,A, XXXV).

2) "Ky (Lykaoni) u martua me Kulenen, nynfën nereidë, nga e cila mori emrin mali: **Kylene**.

(ibid. A. XII)

3) "Dhe **Peuketi**, nga i cili muarën emrin **Peuketët** në detin jonian.

(Ibid. A, XIII)

4) "Pra pasi zbritën aty (d.m.th. në ishullin që quhej më parë Trinakri dhe pastaj Sikani) Sikelianët, në fillim banuan në vendet e perëndimit, pastaj dhe në vendet e tjera të shumta; dhe ishulli në kohën e këtyre filloi të quhet **Sikelia**.

(Ibid. A, XII)

5) "Albanët dërguan kolloni nënë prisat Romyli dhe Remi dhe ndër tuan **Romën**".

(ibid. L XXI, vol. I, A).

6) Arkadasit Dionizi i quan **apidanë**; më të rinjtë, simbas gjeografit, i quajnë **apidonë** nga një i quajtur **Apidë**.

**(Dionizi, Ikumenis Periegesis,** f. 113)

7) "Dhe u quajt (Kup. Eubea) nga Ellopi i **Jonit**

(Straboni, kap. 445).

8)..."Se pas lumit Nestos nga lindja ndodhet qyteti **Abderë** prej emrit të Abderit, të cilin e hëngrën kuajt e Diomedit".

(Strab. kap. 331-47).

9) "Thonë se gjith'ata që janë gjer te Daunia u quajtnë **japygë** nga emri i **Japygit**, i cili ishte biri i Dedalit nga grua kretase".

(Strab. Kap. 279).

10) "Etoli nga Elida e quajti: "**Etolia**".

(Skymnu Hiu Periegesis, f. 536, v. 475-476).

11) "Qyteti **Megara** u quajt nga **Megari**".

(ibid. f. 537, v. 501-505).

12) Prej Aigjinës u quajt "**Aigina**".

(ibid. f. 538 v. 545-546).

13) "**Dardania** (Troja) u quajt prej Dardanit".

(ibid. f. 544, v. 685).

14) "**Thasos** u quajt prej Thasit, emrin e të cilit e ka edhe sot".

(ibid. f. 542, v. 660-661).

15) "**Melos**" emrin e mori nga heroi **Melos**".

(Encikl. e Madhe Greke, Athinë Vol. XVII, 1931, f. 136).

(Krahaso dhe **Dionizi "Ikumenis Periegesis"** f. 146)

16) "**Paros** i ("Parasit'); prej këtij e mori emrın ishulli "**Paros**".

(Encikl. e Madhe Greke, Ath. vol. XIX, f. 743, 1932).

17) "Kipros".... në kohët e vjetra pat dhe emra të tjera si. . . . .Aspelia. . . Po emri që dominoi ishte **Kipros** nga Kipri, biri ose bija e Kinyrit, simbas traditës mitologjike".

(Fjalor Enciklopedik i Eleftherudaqit, Vol. VIII, Athinë, f. 311).

Që emri **Athana (Athena)** dhe **Athanai (Athenai)** është krijuar në bazë të fjalës shqipe d.m.th. pelasgjike **than,** provohet edhe nga fakti se qyteti quhej në kohët më të vjetra: "**Kranae**" ose "**Kranaon polis**" = **(qytet i kranajve)** ose edhe "**Kranaa**". Mbi këtë u bë fjalë pak më sipër. E theksuam dhe një herë, që të mos mbetet pikë dyshimi mbi rrjedhjen e fjalës dhe të rrënjës së saj prej gjuhës shqipe d.m.th. prej gjuhës pelasgjike.

**Shëmbëlla:**

1) "**Kranae**", qytet. Emër shumë i vjetër i Athinës".

(Encikl. e Madhe Greke, Athinë, Vol. XV, 1931, f. 115).

2) "**Kranaon,** qytet. Emri i vjetër i Athinës; forma tjetër "Kranaa".

(Ibid. f. 116).

3) "Kranaa" qendra e banuar me e vjetër pelasgjike në Akropolin e Athinës, që njihet edhe me emrat: "**Kranae polis**" ose "**Kranaon polis**"

(Ibid. f. 115).

4) "**Kranais**", një Lokalitet shumë i vjetër i Atikës; përmendet një herë vetëm prej Polydeukut".

(Ibid. f. 115).

Duket sheshit se grekët e kanë quajtur qytetin e Athinës duke ndjekur pellasgët. Sikundër këta i quanin qytetet ose vendet nga gjërat e rrethit q'u bënin përshtypje, ashtu edhe grekët e quajtnë Athinën nga druri i thanës (**Kraneia ose Krania**) që ndodhej në atë rreth dhe q'u bëri përshtypje të thellë. Duhet shënuar se përpara Homerit emri i këtij qyteti ka qenë vetëm "Athene" dhe Athenai" dhe jo **Kranae**", ose **Kranaa** ose **Kranaon polis** etj.

**Shëmbëlla:**

1) "Arriti në Marathonë dhe Athene me rrugë të gjëra" (Nënkup. perëndesha Athina).

(Odis. **Kën**. VII. v 80).

2) Ata kishin **Athinën**, qytet të ndërtuar mirë".

(Iliad. II v 546).

Kjo tregon se emri **Kranae** etj. i qytetit të Athinës s'ishte më i vjetër, siç thonë disa, po më i ri; se grekët erdhnë më pastaj se pellasgët. Po dominoi emri pellasgjik **Athana, Athanai** ose **Athene, Athenai** dhe jo emri grek **Kranae**, mbasi emri **Athana** u lidh me emrin e perendeshës pellasgjike **Athena**, q'ishte mbrojtëse e qytetit të Athinës.

Emrin **Kranaa**, siç u tha, e shpjegon gabimisht tradita mithologjike, duke thënë se rrjedh nga mbreti Kranau. Simbas arkeologëve të rinj, emri rrjedh nga mbiemri "**Kranaos**" d.m.th. i **ashpër**, shkëmbor. (Shih më sipër vol. XV. f. 115 të Encikl. së Madhe Greke). Po ky mendim s'mund të mbështetet, mbasi emrat e qyteteve merren nga **emra**, dhe jo **mbiemra**. "Athenai" pra është emër pellasgjik d.m.th. qytet që ndërtuan dhe i vunë emrin **pellasgët**, që kanë qenë banorët e parë të këtij qyteti në kohët fort të lashta dhe parahistorike, pra edhe themeluesit e parë të këtij qyteti (të Athinës).

Fjalët homerike "**Athene me rrugë të gjëra**" dhe "**qytet i ndërtuar mirë**" dëshmojnë se qyteti i Athinës në kohët e pellasgëve, ka pasur rrugë të **gjëra** dhe të **bukura**. Athina pellasgjike kishte pra ndërtim rrugësh të përsosura, shije artistike dhe komunikacion, që janë elemente dëshmonjëse të qytetërimit të pellasgëve. Që në kohët e vjetra, kur këta jetuan e kudo që jetuan, përhapën dritën e përparimit dhe të qytetërimit të tyre; këtë më vonë e muarën pushtonjësit grekë (siç thotë me shumë të drejtë autori i ditur i veprës "**Greqia pellasgjike-Parahelenët**" P. **Eleftheriadhis** Shih faqe 124 të veprës në fjalë, botuar në Athinë më 1931).

# KAPITULLI I DYTË

II

**''Potidania''**

(Në Etoli)

III

**''Potidaia''**

(Në Maqedoni)

Të dy këta emra qytetesh të grekëve të vjetër në Greqi dhe Maqedoni, janë dy gjurma të tjera **pellasgjike**, që provojnë se në Greqi e Maqedoni kanë banuar përpara grekëve pellasgët, të parët e shqiptarëve të sotëm. Këto toponimi **(Potidania** dhe **Potidaia)** i gjejmë te shkrimtarët e vjetër grekë pas Homerit dhe Herodotit. Po elementet që i përbëjnë këto **fjalë** janë shumë të vjetra **japetike** dhe **pellasgjike,** si duket nga etimologjia e tyre e mëposhtme, që arrihet vetëm me anën e gjuhës shqipe, që është më konservatorja nga gjuhët japetike dhe trashëgimtare e gjuhës **pellasgjike.** Tani fillojmë të bëjmë studimin etimologjik të këtyre toponimeve e veç e veç, pasi më parë të përmendim ç'thonë shkrimtarët e vjetër për secilin nga këto dy toponimi.

II

**''Potidania** (në Etoli)

Tuqididi thotë këto:

''Si nguli çadëret (Demostheni, gjenerali i athinasve) e ushtrisë në faltoren e Zeusit Nemeas, ku, siç thuhet, prej banorëve të këtij vendi vdiq poeti Hesiodi (orakulli i kish thënë se në Nemea do ta pësonte këtë) sapo u gdhi u nis për në Etoli dhe të parën ditë e pushtoi Potidaninë ....''.

(Lib. III, kap. 96)

**Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Potidania**

Filologu grek dhe latin mbi fjalën **Potidania** do të hedhë vetëm një vështrim dhe do të kalojë. Po filologu helenist shqiptar do të qëndrojë dhe do ta ndajë këtë fjalë në këto pesë pjesë: **Pot-i-dan-i-a.**

**''Pot''** nënë trajtën ''pat'' është fjalë japetike dhe do të thotë me pasë, me **zotërue.**

Në gjuhën shqipe fjala **pat** përdoret si aorist i foljes ''kam'' në mënyrën dëftore dhe në formën veprore.

**Shëmbëlla:**

Pat-a
Pat-e
pat dhe pat-i
pat-më
pat-të
pat-në

Në gjuhën greke fjala **pat** korespondon me **pot.** Po **pot-** (greke) është emër dhe do të thotë: **pronar, zot, ai që ka.**

Ftongu i parë **i** (jota), ose pjesa e dytë e fjalës **pot-i-dan-i-a** ka kuptimin e përemrit dëftor dhe do të thotë: **ky.** Siç thamë në pjesën e parë të kësaj vepre, zanoret japetike a,e,i,o,u përdoreshin edhe si përemra dëftorë. Pjesa e tretë e kësaj fjale, d.m.th. **dan,** në pikpamje të trajtës është kryesisht **në rasën kallzore,** kurse në atë të kuptimit është në rasën gjindore të numurit njëjës të fjalës **da** (trajtë doriane) të fjalës **de,** e cila në trajtën doriane është **da,** gjindore **das,** kallëzore — **dan.** Pra **po-t-i-dan** = zoti ky i tokës (i dheut). Fjalë për fjalë:

Pot. = Zot
i = ky
dan = tokës

Pastaj fjala pot-i-dan merret si një fjalë, pa nyje d.m.th. bëhet **potidan** dhe kësaj fjale të bashkuar i u harrua kuptimi i parë i të tri pjesëve, nga të cilat u formua. Kështu pra greku mund të vinte përpara fjalës nyjen **o** dhe të thoshte: **O potidan, tu potidanos, to potidani, ton potidana,** ndërsa pellasgu, duke vënë në fund të fjalës fthongun **i,** që kishte në fillim **kuptim përemri dëftor** dhe pastaj nyjeje të shquar, do të thoshte (pellasgu) **Potidani;** d.m.th. ky (burrë) që shohim është ose quhet: **Potidan;** vendi i tij quhet: **Potidan-i.** Pastaj theksi hidhet në shkronjën **i** (jota), ahere kjo humbet kuptimin e nyjes dhe përsëritet nyja në **ftongun e fundit a** dhe bëhet fjala **potidania = pronë, çiflik.** (*Shih* fjalën pat-i = zot në: "**Glossarium comparativum linguae sanscritae**" prej Francisco Bopp, Editio Tertia, Berolini, v. 1867 f. 227).

**Konkluzion:**

Nga sa thamë, del se Etolia (ku ndodhej qyteti **Potidania**) banohej **prej** pellasgësh. (Më shumë për këtë fjalë **Potidania** shih Lib. X. të kësaj **vepre** në kap. "Perëndit'e pellasgëve", në fjalën: **Poseidon**).

III

"**Potidaia** (në Maqedoni)

Tuqididi shkruan për këtë qytet të Maqedonisë:

"Duke pasur frikë (Perdika, mbreti i Maqedonisë) dërgoi edhe në Laqedemonë delegatë për t'i nxitur që të shpallet luftë midis atyre dhe peloponesianëve; korinthasit përpiqej t'i bëjë me vete, që të këshillojnë **Potidaian** të bëjë kryengritje.

(Lib. I, kap. 57)

(Krah. dhe Kap. 62,63,64,65, Lib. I, 66,67 dhe 124 Lib. II, kap. 58 dhe 70 lib. IV, kap. 135).

Straboni thotë këto:

"Mbi të (mbi ngushticën) është një qytet, ndërtuar prej korinthasve, që quhej më parë **Potidaia** e pastaj u quajt Kasçandzeia nga mbreti Kasandri që e mori të shkatërruar".

(Kap. 330, 25)

"Që gadishulli **Palene**, në ngushticën e së cilës ndodhet qyteti i quajtur më parë **Potidaia**, dhe tani Kasandreia më parë quhej **Flegra**".

(Kap. 330, 27).

Gjithashtu edhe Pausania thotë për Potidaian këto:

"Pas këtyre eliasit dhe potideasit dhe **anaktorianët**.... Potideasit dy herë i prishën dhe i dbuan nga atdheu i tyre, një herë prej Filipit birit të Amintës dhe një herë tjetër më parë prej athinasve; pastaj Kasandri i solli përsëri potideasit me **atdhen'e** tyre dhe qyteti nuk mori emrin e vjetër, po emrin Kasandreia prej Kasandrit".

(Lib. V, 23, 2-4, Eliakon A).

Fjala **Potidaia** gjer te **Potida** është e njëjtë me fjalën **Potidania**, mbasi përbëhet nga të njëjtat elemente: **pot-i-da**. Prej kësaj **Potida** erdhi fjala: **Potida-ia**, prej kësaj fjala **Potidaia** dhe **Potidaiates**, me shtesa greke, etj. Dhe fjala **Potidaia** pra do të thotë: zot = **pot, ky = i, da, tokës"**. Pastaj u quajt edhe vendi: **Potidaia**, që më në fund ka kuptimin e një ferme, prone çifligu.

**Konkluzion:**

Pra edhe banorët e këtij qyteti d.m.th. të Potidaisë, ishin **pellasgë**. Nga sa thamë më lart rezulton se edhe në Maqedoni banonin dikur **pellasgë**.

**Konkluzioni i fundit**

Nga sa thamë në këtë libër të gjashtë mbi: **"Athinën" "Potidanian"** dhe **"Potidaian"**, etimologjia dhe shpjegimi i të cilave u bë vetëm me anën e gjuhës shqipe, provohet se kjo **gjuhë** është trashëgimtare e gjuhës pellasgjike; pra edhe shqiptarët janë stërnipërit e **pellasgëve**.

Duke mbaruar këtë Libër, paraqitim në faqen që vjen tabellën XI, që përfshin emrat **toponimike** të Greqisë së vjetër dhe të Maqedonisë, të cilat i shpjeguam dhe ua gjetëm etimologjinë me anën e gjuhës shqipe, që është rrënja edhe e emrave **toponimike** të këtij libri.

———

**Tabella XI**

## QË PËRFSHIN EMRAT TOPONIMIKE TË GREQISË SË VJETËR DHE MAQEDONISË ME RRËNJË GJUHËN SHQIPE.

———

1) **"Athana"** dhe **"Athanai"** qytet në **Atikë** (Greqi).
2) **"Potidania,** qytet në Etoli (Greqi).
3) **"Potidaia"** qytet në gadishullin Kalcidikë **(Maqedoni).**

**Mbarim**

**i librit të gjashtë, të pjesës së dytë**

# PJESA E DYTË

## *LIBËR I SHTATË*

### I

### "EPEIROS"

### II

### "JONION PELAGOS"

# PJESA E DYTË

## *LIBËR I SHTATË*

## EMRA TOPONIMIKË NË KOHËT E VJETRA, ETIMOLOGJIA DHE SHPJEGIMI I TË CILAVE BËHET ME ANËN E GJUHËS SHQIPE. VENDE KU TAKOHEN

# KAPITULLI I PARË

## I

## "E P E I R O S" (EPIRI)

E p i r i, E p i r i **pellasgjik**, shtrihej që nga Iliria gjer në Ambraqi (duke përfshirë dhe këtë të fundit). Vendet që e përbënin ishin **Kaonia Thesprotia, Kassopaia** dhe **Mollosia.** Kufitë e saj dëshmohen nga shkrimtarët e mëposhtëm:

1) Skylaks Karyandeus **(Periplus)** shkruan këto:

"Prej këtej (prej Ambraqisë) fillon të jetë e pandërprerë Greqia gjer në lumin Peneios".

(shih "Përmbledhje e shkurtër e atyre që kanë thënë gjeografët e vjetër" vol. I, Vjenë, 1807, f. 31-32).

2) **Dikaiarku** (Vios Ellados = Jeta e Greqisë), thotë këto:

"Qytet i parë i Greqisë është Ambraqia; kjo, si thuhet, është koloni e Korinthasve".

(Ibid. f. 480. v. 24-26).

Më poshtë po ky thotë edhe këto:

"Greqia duket se fillon të jetë e pandërprerë gjer në fund që nga Ambraqia).

(Ibid. f. 481, v. 31-32).

3) Straboni thotë këto:

"Pastaj që nga gjiri i Ambraqisë ato që banojnë me radhë nga lindja... janë vende të Greqisë".

(Kap. 323, 20-30)

Ajo që thotë Dikaiarku se Ambraqia është qyteti i parë i Greqisë në Epir, s'është e vërtetë, se kolonitë s'qe e mundur të themelohen brenda në tokë greke. Pra Ambraqia ishte koloni e korinthasve në tokë pellasgjike, të Epirit. Epiri s'ishte vend grek, po pellasgjik, banuar prej pellasgësh. Kjo provohet nga gjurmat e shumta **pellasgjike,** që gjejmë në të, duke u

**bazuar** edhe mbi dëshmitë e shkrimtarëve të vjetër grekë, dhe mbi **gjuhën shqipe,** trashëgimtaren e **pellasgjikes''.**

Homeri thotë se mbrojtës i Dodonës (qytet në Thesproti) ishte **Zeusi pellasgjik,** ku ndodhej dhe faltorja e tij. Akili duke i bërë lutje Zeusit thotë:

''Zeus, perendi e Dodonës pellasgjike, që banon larg, Zot i Dodonës **rrahur** prej stuhive, dhe rreth janë sellët''.

(Hom. Iliad. II, v. 233-234)

Efori (përmendur prej Strabonit) thotë:

''U zhduk edhe faltorja e Dodonës si të tjerat, që, siç thotë Efori, është ndërtuar prej pellasgëve''.

(Strab. Kap. 327, 10,1-5)

Gjithashtu edhe Hesiodi (permendur prej Strabonit) thotë:

''Dodona dhe dushku ishin banesa të pellasgëve''

(Strab. Ibid).

Straboni shkruan gjithashtu këto:

''Shumë (veta) i quajnë **pellasgjike** kombet epirote''

(Kap. 221, 5-10)

Po ky gjeograf thotë se ato arrinin gjer më katërmbëdhjetë.

''Theopompi thotë se Kombet epirote janë katërmbëdhjetë''.

(Kap. 323, 15-20)

Këto fise pellasgjike ishin:

1) Kaonët
2) Thesprotët
3) Kassopejtë
4) Amfilokët
5) Molossët
6) Athamanët
7) Aithikët
8) Tymfejtë
9) Orestët
10) Parorejtë
11) Atintanët
12) Perrevejtë
13) Enienët (Ainianët)
14) Euritanët.

Artikullshkronjësi i ''Encikl. së Madhe Greke'' Vol. XII, 1930, f. 316, **Athinë,** shënon vetëm njëmbëdhjetë kombet e para dhe tre të fundit u shtuan **prej** nesh; që perrevejtë dhe enienët ishin **pellasgë** në Epir, dëshmohet prej **Homerit** (Iliad. II, 748-750).

''Guneusi prej Kyfos solli njëzet e dy anije; këtij i vinin pas **enienët** luftëtarë dhe **perrevejtë,** që banonin rreth Dodonës rrahur prej stuhinash''. Këto dëshmi forcohen edhe nga etimologjia dhe shpjegimi i fjalës **''Epeiros''** d.m.th. se **Epeiros-i** ishte vend **pellasgjik,** banuar prej **fisesh pellasgjike.**

## Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës ''Epeir os''

Në rapsodinë VII të Odisesë (v. 8-9) lexojmë këto fjalë për fjalë: ''Plaka Apeiraie[1]), Kameriera Enrymedusa, të cilën dikur e suallën nga **Apeira**[2]) anijet e shpejta''.

1) ''Apeiraie'' është emri kombëtar i plakës.
2) Në origjinal ''Apeirethe n'' që është ndajfolje vendi.

Fjalët "**Apeiraie**" dhe "**Apeirethen**" lidhen ngushtë me fjalën "Epeiros". Dihet se ftongu **n** shqiptohej si **e** e gjatë ē në dialektin jonik, dhesi **a** e gjatë (ā) në dialektin dorian. Kështu pra fjala: "Epeiros (Epir) në dialektin dorian thuhet "**Apeiros**". Duket pra sheshit se fjala "**Epeiros**" dhe "**Apeiros**" lidhen ngushtë me fjalët "**Apeiraie**" dhe "**Apeirethen**" dhe **a**-ja duhet të jetë medoemos e **gjatë**.

Vargjet e sipërme janë me ekzametër daktilik. Këmbët e ekzametrit daktilik kanë përgjithësisht dy trajta: trajtën e daktilit (—**υυ**) dhe atë të spondeut (— —); këmba e fundi ose e gjashta herë është sponde (— —), herë trokaike (_'υ). Le të shohim tani ç'trajtë ka këmba e parë e vargut 8 të rapsodisë VII të Odisesë.

Komentatori i Homerit, filologu gjerman **K.F. Ameis** këmbës së parë të këtij vargu ekzametrik i jep trajtën e daktilit (—**υυ**): prandaj shtrëngohet të ndajë fjalën **γρηῦς** (greys — plakë) në dy rrokje d.m.th. në rrokjen **γρη** = gre, e cila si e gjatë që është d.m.th. dykohore, formon **thezën** e daktilit, dhe në rrokjen **υ**; = — ys q'është koha e parë e asaj që quhet: arsis. Për të plotësuar kohën e dytë të **arsit** merr ftongun e parë **a** të fjalës "Apeiraie" dhe kështu formohet:

— υ υ
"Γρη υς Ἀ"

Tani vimë në ekzametrin e dytë d.m.th. në vargun 9 të Raps VII së Odisesë. Edhe këtu vemë re se theza e këmbës daktilike është kallëzorja e nyjes hē n' q'është rrokje e gjatë d.m.th. tēn (**τήν**), ndërsa **arsis** bëhet prej—**pot** (**ποτ**) dhe ftongut të parë **a** të fjalës **Apeirethen**. Si në **Apeiraie** ashtu edhe në **Apeirethen** filologu gjerman shkronjën **a** e merr për të shkurtër. Kështu pra këmba merr këtë formë:

— υ υ
"Τήν ποτ' Ἀ"

Kështu, sipas atij, në të dy vargjet këmba e parë e ekzametrit konsiderohet se ka trajtën e daktilit.

Komentatorët e vargjeve të sipërme (shpjegim: **A. Ks. Karapanajotu**, Drejtor Gjimnazi, Athinë 1894, Vol. I, Pjesë B. fq. 6, dhe **Gjeorgjiu Papandreu**, Drejtor Gjimnazi, Vol. I, Athinë, f. 117) duke ecur pas gjurmave të gjermanit **Ameis** thonë se "**Apeiraie** — Apeirethen" rrjedhin nga fjala "**Apeire**" (**Ἀπείρης**) një vend mithologjik që do të thotë kryesisht: **i pafund, shumë i madh**".

Komentatorët në fjalë i lidhin fjalët "**Apeiraie**" dhe "**Apeirethen**" jo me fjalën "**Epeiros** (**Ἀπείρος**) (=**Apeiros**), po me fjalën "**Apeire**" (**Ἀπείρη**) që nuk egziston dhe që ata e spjegojnë se qënka një vend mithologjik dhe që paska kuptimin i pafund. Duke pretenduar se "Apeire" do të thotë vend i pafund, konsiderojnë se **a**-ja e fillimit është **privuese**. Kujtojnë d.m.th. se fjala "Apeire" (**Ἀπείρη**) përbëhet nga privuesja **a** dhe **peire** = **peras** që do të thotë fund. Po te Homeri fjala "Apeire" s'gjendet. Patjetër pra fjalët "Apeiraie" dhe "Apeirethen" lidhen me fjalën "**Epeiros**" (**Ἤπειρος**); siç thamë më sipër ftongu i parë ē (**η**) në dialektin jonik shqiptonej si **e** e gjatë, ndërsa në dialektin dorian si **a** e gjatë (ā). Këtë e thotë edhe George Autenrieth në fjalorin homerik (përkthyer nga gjermanishtja prej Dh. Olimpiut, Athinë 1900, f.12) se "**Apeiraie** ose **Apeirethen** ajo që rrjedh nga Apeira (Epirit). Edhe Joan Pantazidi në fjalorin homerik (Athinë 1885 botim VI, faqe 80) thotë këto:

"Apeiraie, Epeirotis greys (**γρηῦς**) n. 8 (nga trajta e vjetër "Apeiros" (**Ἄπειρος**) në vend të mevonshëm "Epeiros" (**Ἤπειρος**). Me këtë Nietzsche-i kupton një vend të madh e të panjohur, që ndodhej nga

veriu, Ameis-i një vend mithologjike; Do derlain-i një **epir stere**, e kundërta e ishullit. Këto mund të thuhen edhe për fjalën''

Mbasi a-ja është, pra, patjetër e **gjatë**, këmba e vargjeve të sipërme s'mund të jetë daktil. Po të ndajmë fjalën ''greys'' (γρηῦς) në dy rrokje, simbas Ameisit, d.m.th. në të **gjatë** dhe në të **shkurtër**, atere do ta kishim këmbën e parë të këtyre vargjeve **kretike** (κρητικόν) ose **amfimakre** (ἀμφίμακρον). Siç dihet, këmba **kretike** ose **amfimakre** përbëhet përgjithësisht nga dy rrokje të gjata dhe një të shkurtër. Rrokja e shkurtër ndodhet gjithmonë në mes të dy të gjatave, nga kjo e mori edhe emrin **amfimakros**.

Me parasemantikën e vjetër merr këtë formë:

a) Duke nisur nga **theza**: —̈υ—̇ (d.m.th. i analizuar: **ύ′ υ υ  ύ υ**).

b) Duke nisur nga **arsis**: —̇ύ′— (d.m.th. i analizuar: **ύ′ υ ύ  υ ῡ**).

Sipas këtyre do të kishim:

— υ — ’— — —
**Γ ρ η ῦ ς 'Α π ε ι ρ α ί η**
**G r e y s A p e i r a i e**

Mbasi gre- (γρη) është e gjatë (—), ys (υς) është e shkurtër (υ), me doemos ftongu **a** i fjalës **Apeiraie**, do t'ish i gjatë. Se do t'ishte **arsis dykohore** (**δίχρονος ἄρσις**) e këmbës **kretike** (**τοῦ κρητικοῦ ποδός**).

— υ — — — —
1) **T ή ν π ο τ' 'Α π ε ί ρ η θ ε ν.**
**T e n p o t A p e i r e t h e n**

Meqenëse rrokja ten (**τήν**) është e gjatë, rrokja **pot** (**ποτ'**) e shkurtër, **a**-ja me doemos është e gjatë, se do t'ishte **arsis bikrone** e **këmbës kretike.** Poeti ka leje të përdorë ngandonjëherë në vend të daktilit tetrasem (**τοῦ τετρασήμου δακτύλου**) këmbën **pentasem paionik** (**τόν πεντάσημον παιονικόν πόδα**), nënë trajtën e këmbës kretike ose amfimakre. Po kjo bëhet, kur është puna për poetët lirikë dhe jo për poemat homerike. Por mbas studimesh mësuam se në këto poema këmbët e para të ekzametrit daktilik përdorin vetëm **daktilin** dhe **spondenë**, po jo këmbën amfimakre kretike paionike. Kur puna qëndron kështu, fjala **greys** (**γρηῦς**) s'duhet ndarë në dy rrokje — (siç bën filologu gjerman Ameis-i) po duhet të shqiptohet si një fjalë, ashtu siç e shqiptojmë këtë fjalë në trajtën grays (**γραῦς**). Po të shqiptohet kjo si një rrokje, formohet gjysma e parë e këmbës d.m.th. theza e saj. Po këmba këtu duhet të jetë **sponde** dhe jo daktil; se po të bëhet daktil, ahere **a**-ja e fjalës **''Apeiraie''** do të jetë e shkurtër (**υ**) ndërsa **a**-ja e kësaj fjale duhet të jetë patjetër e gjatë (—). Kështu provohet se **a**-ja e fjalës **Apeiraie** është e gjatë. Kështu vargu 8 i këngës VII t'Odisesë ka këte formë me parasemantikën e vjetër:

— — — — — υ υ — υ υ — υ υ — υ
''**Γρη ῦς 'Α πει ραί η, θα λα μη πό λος Εὐ ρυ μέ δου σα**''
''Gre ys A pei rai e tha la me po los Ey ry me du sa''.

Gjithashtu edhe nga vargu 9 i këngës në fjalë po të heqim fjalën **''pot''** të këmbës së parë (dhe mund të hiqet pa u dëmtuar kuptimi), formohet gjysma tjetër e këmbës me **a**-në e fillimit të fjalës **Apeirethen.** Kështu pra këmba bëhet **sponde** Kështu del se **a**-ja është e gjatë (—).

— — — — — υ υ — υ υ — — — —
''**Τὴν (ποτ') ά πεί ρη θεν νέ ες ἤ γα γον ἄμ φιέ λισ σαι**''
Ten (pot') a pei re then ve-es e ga gon am fie lis sai

Thomi pra dhe një herë se a-ja e fjalëve ''**Apeiraie**'' dhe ''**Apeirethen**'' është patjetër e gjatë, dhe jo e shkurtër dhe **privuese**. Se kjo a privuese kurrë nuk zgjatet në fjalët e kompozuara prej saj (shih në lidhje me etimologjinë e fjalës **Epeiros**, artikullin e ish profesorit të Gjuhësisë në Universitetin Kombëtar të Athinës G.P. Anagnostopullit në Encikl. e Madhe Greke, Athinë, 1930, XII, f. 317). Në gjuhën greke kemi fjalët ''**apeiros**'' dhe ''**apeiros**'' (**ἄπειρος καί ἄπειρος**, me të njëjtën trajtë, po me kuptim të ndryshëm. Njëra do të thotë: **i pafund, shumë i madh**, tjetra do të thotë: ai që s'ka përvojë. A-ja fillestare e të dyjave është privuese, që siç u tha, është gjithmonë e shkurtër.

Kuptimi i parë i fjalës **Epeiros** është i panjohur: pra gabohen ata që e lidhin nga kuptimi me fjalën greke **aperantos** (**ἀπέραντος**) = i pafund. Fjalët homerike: **Apeiraie** dhe **Apeirithen**, meqenëse a-në e kanë të gjatë d.m.th. jo **privuese**, s'është e mundur të lidhen me fjalët greke: **apeiros, apeiron** etj. po me fjalën **Epeiros** dhe (me trajtë doriane) **Apeiros**. Kështu pra fjalët **Apeiraie** dhe **Apeirethen** në dukje janë greke, po me të vërtetë janë të një kombësie parahelenike dhe konkretisht **pellasgjike**. Vështirësia që gjejnë gjuhëtarët grekë për të bërë etimologjinë dhe shpjegimin e fjalës ''**Epeiros**'', i detyron të pranojnë se fjala është parahelenike. Kështu p.sh. G.P. Anagnostopulli q'e përmendmë më sipër, shkruan këto:

**''Megjithëqë emri i përveçëm Epeiros (Ἤπειρος) ka etimologji të njëjtë me emrin epeiros, ose është fjalë parahelenike (si shumë nga toponimitë e vjetra greke, e veçan ato që mbarojnë në (σσος), ssos ose (ττος) ttos dhe (νθος nthos) që më vonë pat etimologji të gabuar, s'mund të thuash me siguri''.**

(Shih cit. e përmendur më lart. Encikl. e Madhe Greke, vol. XII, f. 317, 1930, Athinë)

Etimologjia e vërtetë dhe shpjegimi i drejtë i fjalës ''**Epeiros**'' bëhet dhe arrihet vetëm me anën e gjuhës shqipe, trashëgimtares së gjuhës **pellasgjike**.

Në gjuhën shqipe kemi fjalën **epër**, e cila **e**-në e ka të gjatë nër shqiptarët e veriut. Kjo **epër** është ndajfolje vendi dhe do të thotë: sipër (greq. **ἄνω**). Kjo me nyjen mashkullore —i— të vënë në fund, bëhet **eper-i** = i sipërm (**ὁ ἄνω**). Greku, kësaj trajte që mori nga pellasgët i shtoi edhe mbaresën e tij — **os** dhe tha **epëri-os** (periudha e parë); pastaj tha **epeir-os** (periudha e dytë) nga shkaku i metatezës së ftongjeve **i** dhe e; më vonë u bë **Epeir-os** (periudha e tretë) dhe më në fund tha: **Epeiros** (**Ἤπειρος**) dhe në dialektin dorian: **Apeiros** (periudha e katërt), se, siç u tha më sipër, e-ja e fjalës epër është e gjatë.

**Vërejtje**

Gjatë periudhës së tretë **ei** u kthye në i, d.m.th. filloi të shqiptohet si **i**, ndonëse shkruhej dhe shkruhet me **ei** (**ει**). Kuptimi, pra, i fjalës **epeiros** është: ''**Vendi sipër detit**'' ose ''**Vendi që është sipër**''. Këtu ''**Epeiros**'' si emër i përveçëm i një vendi të caktuar d.m.th. i Epirit, tregon sterenë që ndodhet kundrejt Korfuzit (në këtë stere ndodheshin të katërmbëdhjetë kombet **pellasgjike**, siç dëshmon Straboni në kap. 323).

Që fjala **Epeiros** rrjedh me të vërtetë prej fjalës **epër**, mund ta nxjerrësh nga të tri antitezat që vuri re njeriu që nga kohët më të vjetra, antiteza midis **steres** dhe **detit**. Kjo antitezë është e trifishtë.

a) Deti lot (tundet)
Epeiros (Sterea) është e qëndrueshme.
b) Deti është e lëngët.
Epeiros (Sterea) është e ngurtë.
c). Deti është poshtë.
Epeiros (Sterea) është sipër, lart (përmbi detin).

Nga të trija këto antiteza në fjalën: Epeiros është pikërisht e **treta** (duke u nënkuptuar edhe të dy të tjerat); që fjala **Epiros** është e kundërta e: **detit, pellgut, pontit,** etj. dhe është sinonime pothuaj me: **tokën, dhenë, të thatën,** etj. Këtë e shohim edhe te Homeri, pjesët e të cilit kanë lidhje me themën tonë dhe ne i paraqitim më poshtë:

Qirkeja Odiseut:

"....Unë do të të tregoj rrugën dhe çdo gjë do të të rrëfej, që të mos pësoni, për shkak të ndonjë ................ të hidhur, ndonjë të keqe **në det** ose në **tokë**".

(Odis. XII. 25-27).

Telemaku Nestorit:

"S'mund të thotë njeri me siguri se kur humbi, në **stere** prej burrash armiq, apo në **det** prej dallgëve të Amfitritës".

(Odis. K. III, 89-91).

Hermes-i me urdhër të Zeusit shkon në ishullin **Aiaien** që t'i thotë Kalipsos ta lëshojë Odisenë të shkojë:

"Po kur arriti në ishullin që ndodhej larg, ku prej **detit** ngjyrë manushaqe zbriti në **stere** (tokë)"

(Odis. V, 55-57).

Hera Zeusit:

"Kuajt në rrëzë të Idës plot me burime, Kanë qëndruar, për të më shpënë në **tokë** e në **det** (në vendin e thatë dhe vendin e lagur).

(Iljad. XIV, 307-308).

Gjumiperendeshës Hera:

"Me njerën dorë zuri **tokën** që jep shumë ushqime dhe me tjetrën **detin** që shkëlqen...

(Iliad. XIV 272-273).

**Hera dhe Gjumi**

"...ku së pari lanë detin dhe zbritën në tokë dhe pylli i fundit tundej nënë këmbë..."

(Iliad. XIV, 284-285).

Fjala **Epeiros** përmendet edhe si emër i përveçëm prej Pindarit, i cili thotë këto:

"Ftia; Neoptolemi në **Apiren** e gjerë ku shtrihen sheshe që fillojnë nga Dodona në detin jonian".

("Pindari Carmina", Lipsia), B.G. Teubneci, 1862, f. 138 "Nemea: IV, 51-52).

Nga sa thamë në këtë kapitull, u provua se fjala "Epeiros" (**Ἤπειρος**) është fjalë pellasgjike d.m.th. shqipe; e pra edhe ky vend (Epiri) banohej prej **pellasgëve, të parëve të shqiptarëve të sotmë.**

# KAPITULLI I DYTË

## KOHËT PARAHISTORIKE

**Pellasgët d.m.th. shqiptarët e Epirit ishin si komb përpara luftës trojane d.m.th. përpara shekullit XIII p.e.r.**

**Provë e parë:**

U tha më sipër se Guneu nga Kyfo me njëzet e dy anije në krye të enianëve dhe perrevejve mori pjesë në luftën trojane nënë komandën e Agamemnonit. U provua më sipër se enianët dhe perrevejtë ishin kombe **epirote,** se banonin rreth Dodonës, e cila, u provua se ndodhej në Thesproti të Epirit. Meqenëse lufta trojane ndodhi aty nga shekulli XIII p.e.r. (1270 — shih "Historia e Kombit grek" prej K. Paparigopullos Athinë, vol. I, 1901, f. 45), del e qartë se pellasgët e Epirit d.m.th. **shqiptarët e vjetër** ekzistonin si komb shumë përpara luftës në fjalë d.m.th. përpara shekullit XIII p.e.r.

**Provë e dytë:**

Në Mollosi (e cila, siç u provua më sipër, përfshihet në Epir, i cili banohej prej **pellasgëve**) në kohët e luftës trojane, si edhe përpara kësaj lufte, ekzistonte mbretëria e **pellasgëve** d.m.th. e shqiptarëve të vjetër me mbret **Aidonenë.** Që ky rronte gjatë luftës trojane dhe para kësaj lufte provohet nga fakti se ishte bashkëkohas me Heraklinë, Teseun dhe Peirithin, siç e dëshmon Plutarku, i cili thotë këto: "Erdhën në Spartë që të dy (Teseu dhe Peirithi) dhe duke gjetur vajzën që vallëzonte në tempullin e Artemidës Orthia, e rrëmbyen dhe ikën; meqenëse ata që u dërguan për t'i ndjekur, si i ndoqnë përtej Tegjeas, ata (Teseu dhe Peirithi) si u siguruan dhe kaluan Peloponesin bënë një marrëveshje të këtillë: atij që do t'i binte shorti, ta merrte Elenën për grua, dhe tjetrit t'i ndihmojë që të marrë një grua tjetër. Shorti i ra Teseut, i cili e mori vajzën dhe meqenëse kjo s'ish akoma në moshë martese, e solli në Afidnë; këtu bashkë me t'ëmën ja dorëzoi mikut të tij Afidnos, duke e porositur që ta ruajë dhe ta fshehë nga të tjerët. **Ai** vetë ja dorëzoi shërbimin Peirithit dhe iku në **Epir** te e bija e Aidoneut, mbretit të mollosëve; ky gruas i vuri emrin Ferseloni, së bijës Kore dhe qenit Cerber, të cilin e urdhëroi të luftojë me ata që do të kërkojnë vajzën; po kur mori vesh se ata të Peirithit kishin ardhur jo për të kërkuar vajzën, po për ta rrëmbyer, i kapi të dy dhe Peirithin menjëherë e zhduku me anën e qenit, ndërsa Tesenë e burgosi dhe e ruante".

(Plutarku, Jetët Paralele" Teseu, XXXI, f. 28).

"Kur Aidoneu Mollosi e priti si mysafir Heraklinë, gjatë bisedës zuri në gojë rastësisht Tesenë dhe Peirithin dhe i tregoi se me ç'qëllim kishin ardhur tek ai dhe ç'pësuan kur u zunë me presh në dorë. Herakliu, duke dëgjuar këto, u hidhërua fort, se njeri nga ata u vra në mënyrë të shëmtuar dhe tjetri ish duke u vrarë. Sa për Peirithin s'u ankua, mbasi s'kish **ç'të**

bënte, po për Tesenë iu lut t'ja falë dhe ta lirojë. Aidoneu ja dëgjoi lutjen dhe e liroi Tesenë, i cili u kthye në Athinë dhe tërë ato prona që ja kish falur qyteti, ja kushtoi Herakliut dhe të gjitha i quajti — për veç katër — pasuri të Herakliut dhe jo të Teseut, siç ishin më parë, ashtu si tregon Filokori".

(Ibid. XXXV, f. 31)

Që Teseu dhe Perithi ishin bashkëkohas me luftën trojane, kemi këto dëshmi:

Nestori duke folur me Akilin dhe Agamemnonin thotë:

N'mes tyne u ngrit ligjruesi i fortë i Pylve
Nestor fjalambli, që nga goja i rridhnin
gurra bisedash ma t'ambla se mjalti.
N'Pylin hyjnor ai kaloi dy breza
me njerz t'uruem që s'bashku lenë e u rritën,
të tretin tash vallon Me fjalë të matuna
i urti plak kështu atyne u foli :
— "Mjer na! a ka ma kob për dhe t'akejve
e shend ma t'madh ku ka vërtet për Priamin
dhe bijt e tij? trojanët do t'kënaqen
me shpirt kur t'marrin vesh që grindja e zezë
plasi mes jush, që për trimni e urti
ua dilni t'gjithve. Nji këshill m'ndigjoni,
ma t'rinj se un të dy nga mosha jeni.
Edh'un dikur jetova me fatosa,
burra ma t'fortë se ju; kurrë s'më përbuzën ;
burra si ata nuk pashë as kam për të pa
Si Peirithon, e Drjantin, bari popujsh,
Qeneun dhe Eksadin dhe si Polifemin
hyjnor (Egid Teseun baras me zota).
Trima drangoj si ata kurr s'polli toka:
ishin t'fuqishëm, dhe me t'fortë luftonin,
në shkerbej (1) malesh shumë kërdi ata banin.
Për të kuvendë me ta, pse vetë më thirrnin,
vija nga Pyli e vendi i largtë i Apit,
sa fuqi kisha edhe un luftoja.
Por vdekatar që rron mbi faqe t'rruzullit
s'guxoi me u matë me ta. E sa me andje
këshillin tim e prisnin t'gjithë me bindje.
M'ndigjoni pra edhe ju, mirë ju del puna.
Ti Atrid zamadh, me gjithse je i pushtetshëm,
mos rrëmbe vashën, porse lenja Akilit,
pse Argejt shpërblim këtij ja dhanë ma s'pari;
as ti, Pelid, ndesh mos i bjer me urrejtje
të lartit mbret, se nuk duron që tjerët
baras si ai nderime t'kenë, pse Zeusi
e rriti vetë, dhe me lavdi e mveshi.
E n'qofsh ti ma i fuqishëm, je pse u linde
nga 'i nanë hyjneshë, por ai asht ma i pushtetshëm
pse fise shumë sundon. Ti pra, o Atrid,
shuej mëninë tande, pse e baj un Akilin
t'heqë dorë nga mllefi: mbi të gjithë argejt
e kemi shtyllë ndër luftat e përgjakshme".

(Iliad. I. 247-284)

Në vargjet e sipërme Nestori flet për luftën që bëri Teseu dhe Peirithi me centaurët; për këtë luftë ja se ç'shkruan Plutarku:

"Pas kësaj Peirithi u martua me Deidameian dhe iu lut Teseut të vijë që ta njohë vendin dhe të bashkohet me lapithët. Në darkë i kish ftuar edhe centaurët, po këta meqenëse ishin dehur bënin gjeste të shëmtuara dhe s'largoheshin nga gratë, lapithët i sulmuan dhe ca prej tyre i vranë, ca të tjerë i mundën në luftë dhe i nxuarën nga vendi duke pasur aleat dhe bashkëluftëtar edhe Tesenë".

(Teseu XXX, f. 27).

Pikërisht këtë betejë me centaurët dhe shpartallimin e tyre (gjatë martesës së Peirithit me Deidameian, ku ishin ftuar edhe centaurët) për dërmimin e të cilëve ndihmoi Teseu kupton Nestori me anën e vargjeve 262-272 (Iliad. K. I.) duke marrë pjesë dhe ky vetë në dasmën, edhe në betejën kundër centaurëve (shih dhe vargjet 295-304 të Kën.XXI të Odisesë). Që Herakliu ishte bashkëkohas i Teseut dhe Peirithit dhe rronte gjatë luftës trojane bile edhe ca më përpara nga kjo luftë dihet nga të gjithë dhe s'ka asnjë dyshim dhe diskutim. Kjo vërtetohet prej Homerit me ato vargje ku perëndesha Hera i thotë Gjumit këto:

"Pse tash, o gjumë, ti me këto mendime
po më mërzitë? A por kujton se Zeusi
që vren gjithshkafen, krah u mban trojanëve
Si u nxe aso kohe për Heraklin, t'birin
Luej, ec me mue, pse njenën prej tri hireve
ty do ta fali fat me te të qesësh,
me Pasithenë ma t'bukrën e tri motrave
pse ditë e natë nga ajo s'të hiqet mendja.

Provë e tretë

**Në thesproti**, e cila, siç vërtetuam, përbën pjesë të Epirit, gjatë kohës së luftës Trojane ekzistonte mbretëria e Thesprotëve, që kish mbret Feidonin. Kjo ngjarje pikërisht përmendet gjër e gjatë në rap. XIV të odisesë. Po shpjegohemi: Odiseu, mbas shumë peripecirash dhe të endurash, arrin në ishullin e Feakëve, ku pritet si mik prej mbretit të tyre Alqino. Ky e dërgon Odiseun me një gjemi të veçantë dhe me dhurata të shumta në Itakë, ku marinarët e zbresin në gjumë nga anija, e cila mori përsëri udhën drejt ishullit të flakëve, por u shkatërrua gjatë kthimit (Shih. rap. XIII të odisesë.) Këtu, pra domethënë në Itakë Odiseu takohet, krejt i panjohur, me barin e derrave Euman, të cilin e siguron se i zoti i tij, d.m.th, odiseu, do të kthehet në Atdhe, duke u hakmarur kundër çdo njeriu që ofendon të shoqen dhe të birin (shih. rap. XIV. var. 148-164). Duke vazhduar më poshtë odiseu (gjithëmonë i pa njohur kundrejt bariut Eume) i rrëfen se si dallgët e detit e hodhën të zotin (odisenë) në dhe të thesprotëve (afër Dodonës së Epirit) ku mbreti i thesprotëve Feidoni e priti me nderime të mëdhaja si mik e me dashuri. Duke vazhduar odiseu bisedën e tij me Eumën (kuptohet i pa njohur gjithnjë ndaj tij) i thotë se mbreti i Thesprotëve Feidoni ka pregatitur dhe ka pajisur odisen me dhurata të shumta, dhe të çmuara. shih. var.

324 të rap. XIV të Odisesë) me të cilat do ta dërgojë në Atdheun e vet (në Itakë) sapo Odiseu të kthehet nga orakulli i dodonës, ku ka vajtur për tu këshilluar se me çmënyrë do të kthehet në Atdhe, në Itakë (var. 327-333 të rap. së më sipërme), me një anije që kaloi rastësisht nga Thesprotia, te Akasti, mbreti i Dulikiut. Por detarët më xhveshën; më në fund munda të arrij pas shumë vuajtjesh në bregdetin e Itakës. (Shih më gjërë v. 310-359 të K. XIV të Odisesë). (Krahaso edhe v. 261-307 të Kën. XIX të Odisesë, ku Odiseu fjaloset si i panjohur me të shoqen, Penelopen, dhe i tregon kësaj si e priti Feidoni, si i dha shumë dhurata dhe si do ta dërgojë në Itakë, pasi të kthehet nga faltorja e Dodonës, ku kish vajtur për ta pyetur se në ç'mënyrë do kthehej në Itakë).

# KAPITULLI I TRETË

## KOHËT HISTORIKE

(Shekulli V p.e.r.)

Themistokliu, i dyshuar për tradhëti prej athinasve dhe i ndjekur prej këtyre, erdhi si lutës te mbreti i mollosëve Admeti (gruaja e të cilit quhej **Fthia**) megjithëse kishte armiqësi të vjetër me të. Këto vërtetohen prej Plutarkut, i cili thotë:

"S'andejmi (prej Korfuzit) Themistokliu shkoi në Epir dhe i ndjekur prej athinasve dhe laqedemonasve, duke u gënjyer me shpresa pa baza, kërkoi azil te Admeti, mbret i mollosëve. Ky dikur u kish kërkuar diçka athinasve, po Themistokliu kur kishte fuqi në Athinë, e kish sharë dhe e dish dbuar. Admeti ishte zemëruar fort dhe kish thënë se po t'i binte në dorë Themistokliu, do t'ja merrte hakun. Kështu Themistokliu, i trembur më shumë nga zemërimi i vjetër i mbretit, erdhi si lutës te Admeti dhe u paraqit përpara këtij në një mënyrë të veçantë dhe jo si tërë lutësit. Mori birin e Admetit, q'ish djal'i vogël, dhe me këtë në krahë u gjunjëzua pranë oxhakut, gjë që kishte rëndësi të madhe për mollosët. Një palë thonë se Fthia, e shoqja e mbretit, i tregoi Themistokliut këtë mënyrë lutjeje duke e vënë pranë oxhakut bashkë me të birin e vogël; ca të tjerë prapë thonë se vetë Admeti, pasi u spjegoi ndjekësve përse nuk ua dorëzonte Themistoklinë, e sajoi këtë mënyrë lutjeje".

(Themistokliu, f. 226, Leipsig 1837 vol. II)

Pra edhe në kohët historike ekzistonte një mbretëri në Thesproti ku mbretëronte Admeti. Me fjalë të tjera kish mbretëri epirote, ashtu si edhe më vonë, kur mbretëruan në Epir Aleksandër Mollosi, mbreti heroik Pirro dhe të tjerë, gjer sa Epiri dhe Iliria u pushtuan prej romanëve.

Nga studimi ynë mbi Epirin e vjetër i cili quhej Pellasgia prej Eskilit (shih "Prometheu i Lidhur v. 859) ku Prometheu i thotë Ios, bijës së Inakut, se atë do ta presë dheu pellasgjik (sipas Prometeut Io kishte vajtur në tokën e mollosëve). Nga ky studim del se në Epir banonin shumë përpara shekullit XIII p.e.r. katërmbëdhjetë kombe pellasgjike d.m.th. shqiptarët e vjetër; se kufit'e Epirit arrinin gjer në Ambraqi (duke u përfshirë edhe kjo) dhe se fjala **Epeiros** s'është fjalë greke, po pellasgjike d.m.th. shqipe. Më në fund se Epiri dhe më tutje Iliria, që përbëjnë Shqipërinë, kishin burra të shquar në ato kohë, siç e vërteton Straboni (Kap. 323) i cili thotë: **"Epiri i gjithë dhe Iliria kanë pasur burra të mirë"** d.m.th. të shquar për veprimet e tyre që janë për t'u pasur zili, sipas definicionit të Aristotelit.

Mbarim i studimit mbi Epirin e vjetër.

# KAPITULLI I KATËRTË

## II

## "JONION PELAGOS" (Deti Jonik)

"Jonion Pelagos" është deti që ndodhet në perëndim të Greqisë dhe në kohët e vjetra identifikohej prej shumë shkrimtarësh me detin Adriatik. Kufit'e tij ishin të ndryshëm në kohë të ndryshme. Po pamvarësisht nga çështja e kufive, **Jonion Pelagos ishte në fillim Pellasgjik, siç e tregon emri, i cili, i përkthyer fjalë për fjalë do të thotë Pellgu ynë ose deti ynë.** Për të kuptuar këtë mënyrë shpjegimi, le të marrim parasysh se edhe grekët e vjetër, edhe latinët, edhe italianët e sotmë i quanin dhe i quajnë detet e tyre kështu: (Greq). "e par'emin thalasa" **(ἡ πάρ' ἡ μῖν θά-λασσα)** = deti i ynë — ose "e **eso thallasa**" **(ἡ ἔσω θάλασσα)** = deti i brendëshëm lat) **"mare nostrum"** (deti ynë) ose **"aequor nostrum"** — mare **nostra**, sinus nostrum (gjiri i ynë) etj. Pellgun Jonian e quanin edhe **"Ionia als" (Ἰονία ἅλς)** — **"Jonius Sinus"** etj. Le të shohim disa shëmbëlla·

1) **Eskili** përmend këto që i tha Prometheu Ios së Inakut.

"Kjo hapsir'e detit — dije fare sak —
në një kohë t'ardhme do quhet **"Joni"**
gjë që do **të jetë** për të gjithë njerzit
një far përmendore e kalimit tënd".

("Prometheu i Lidhur" v. 839-841, f. 33' 1814, Lipsiae)

2) **Pindari** thotë:
"Fthia; Neoptolemi në **Epirin e gjërë**
ku shtrihen sheshe që fillojnë
nga Dodona gjer në detin Jonian".

(Pindari Carmina, Lipsiae, botim i B.G. Teubneri 1862, f. 138, "Nemea", IV. 51-52).

Po ay (Nemea, VII, v. 64-65, f. 152), thotë:
"...burrë akeas që banon mbi **detin Jonian**".

3) **Herodoti** shkruan:
"Këta.....erdhën nga Italia, dhe nga **Gjiri Jonian** Amfimneist. etj.

(Lib. IV, kap. 127)

Po ai thotë dhe këto:
"Këta (fenikasit) nga deti që quhet i **Kuq** arritën në **këtë det.**

(Lib. I, kap. 1)

Këtu **"në këtë det"** do të thotë; "në **detin tonë**".

4) **Tuqididi** detin Mesdhe e quan **"Det Grek"**.
"Minosi shumë i vjetër nga sa kemi dëgjuar, pregatiti flotë dhe në **detin grek** sundoi një kohë të gjatë".

(Lib. I, kap. 4)

5) **Aristoteli** Mesdetin e quan **''Det i brendshëm''**.
(Mbi Botën, 3,8)
6) **Platoni** Mesdetin e quan **''deti pranë nesh''** (**'Η παρ' ἡμῖν θάλασσα**).
(Fedoni, 113, a)
7) **Polibi** e quan ''deti ynë'' (**'Ηκαθ' ἡμᾶς θάλασα**)
(I,3,9).
8) **Straboni** thotë:
''Pas Apollonisë.... fillimi i grykës së **Gjirit Jonian''**
(Kap. 317)
9) **Virgjili** detin Jonian dhe Adriatik i quan **''aequor nostrum''** (deti i ynë).
''Nga këto toka dhe këtë bregdet të anëdetjes së Italisë që është shumë afër detit tonë''...
largohu.
(Aen. Lib. III, v. 396-398).

Shëmbëllat e sipërme provojnë se **''Pellgu Jonian''** për pellasgët ka pasur kuptim **''deti ynë''** etj. Kjo do të bëhet e besueshme me anën e etimologjisë. Po para se të gjejmë etimologjinë me anën e gjuhës shqipe, le të shohim ca nga etimologjitë e gjermësotme.

1) **Apiani** pranon shpjegimin mitologjik, duke thënë se ''Jonion'' u quajt kështu nga biri i Dyrakut ''Jonion'', i cili pa ditur u vra nga Herakliu, aleati i Dyrakut; trupin e këtij e hodhi Herakliu në këtë ''Pellg'', që mori emrin e të vrarit''.
(Apian, Enfylion, B. 39)

2) **Fjalorët** e **Sk. Bizantiu** dhe **M. Papakonstantinu** pranojnë mendimin **e Eskilit**, që ''Jonion'' u quajt kështu nga **Ioja** q'u ndoq pa mëshirë prej Herës, e cila e kaloi atë.
(Shih f. 77)

3) Artikullëshkronjësi i **''Fjalorit Enciklopedik Eleftherudaqi**, përveç mendimit të sipërm, thotë se emrin ''Jonion'' ca e nxjerrin nga italiani **Jaonu**, ca nga Iliriani **Joniu** ose nga **Jonet** që humbnë në të.

4) Artikullshkronjësi i **''Enciklopedisë së Madhe Greke''** S. Likudis (Vol. XIII, f. 86, Athinë 1930) thotë këto:

''Simbas Theopombit, si thotë Straboni, emri rrjedh nga **Joniu** prej Issës, i cili sundoi në viset anëdetjet e të cilëve i lag deti që mori emrin e tij; simbas Arkimakut u quajt nga joanët që humbën në të. Nga të rinjtë, Ernesti Kurtius (Die Jonien etj, f. 3, shën. 9) thotë se emrin e mori nga kolonitë **jonike** në anëdetjet e Adrias. Semiteloja (Epirot. faqe 35) thotë se rodhi nga kaonët që i identifikon me Jaonët dhe Aonët. G.G. Cuko (Die Hellenischen Tiranen in Sicilien f. 3) thotë se emri është semitik.

Shpjegimet dhe etimologjitë në fjalë nuk janë të drejta. Ionion po të formohej nga emri ''Io (**'Ιώ**), do të kishim trajtën (duke shtuar në fund mbaresën: **ios** ose **ion**) **''Ioios''**, ose ''Ioos'' dhe jo ''Ionios'', se mbaresë — nios s'kishte. Po dhe sikur të kishte, do të shkruhej: **''Ιώνιος''** dhe jo **'Ιονιος''**. Pra etimologjia e Eskilit është e gabuar, dhe gabimi etimologjik rrjedh nga që të dy zanoret e para janë të njëjta ( **'Ιώ** dhe **'Ιό**). Edhe etimologjia nga Jonët (**''Ιωνες**) është e gabuar, se do të shkruhej me **ω** dhe jo me **ο** ( **'Ιώνιος** dhe jo **'Ιονιος**). Po të merrte emrin nga Jaonu, do të bëhej mbas kontraktimit **''Ιώνιος''** dhe **'''Ιόνιος''**. Etimologjia prej ilirianit **Jon** nuk do t'ishte në kundërshtim me etimologjinë tonë, po u tha se s'ka bazë. Pranimi i mendimit se është fjalë semitike, do të tregonte se **Pellasgët** ishin semitë, gjë që s'e pranon shkenca. Shpjegimi dhe etimologjia e vërtetë e fjalës **Jonion** bëhet vetëm me anën e gjuhës shqipe dhe është kjo:

Që të kuptohet kjo etimologji dhe ky shpjegim paraqitim shëmbëllat që pasojnë:

**Në gjuhën shqipe:**

a) 1) **Të ashprin** = **(τόν σκληρόν)** (rasë kallzore).
2) **T'ashprin** = **(τόν σκληρόν)** (me ndryshimin se e pazëshmja ë bie dhe shkruhet nyja **Të** me apostrof (T').
3) **Tashprin**, ku nyja bashkohet me fjalën krejt.

b) 1) **Të egrin** = **(τόν ἄγριον)** (rasë kallzore).
2) **T'egrin** = **(τόν ἄγριον)** (edhe këtu e-ja bie dhe në vend të saj vihet apostrof (T').
3) **Tegrin** = **(τόν ἄγριον)** nyja bashkohet me fjalën.

c) 1) Të urtin = **(τόν ἥσυχον)** (rasë kallzore).
2) T'urtin = **(τόν ἥσυχον)** (e-ja bie dhe vihet apostrof T').
3) Turtin = **(τόν ἥσυχον)** (nyja bashkohet me fjalën)

**Fraza shqipe:**

Birin të ne =**Υιόν τόν ἡμῶν (ἡ μέτερον)** fjalë për fjalë
Birin tënë = **Υιόν τόν ἡμῶν (τόν ἡμέτεδον)** " "
Birin tonë =**Υιόν τόν ἡμῶν τόν ἡμέτερον** " "

Kështu edhe fraza "Pellgu jonë" = **ἡ ἡμετέρα θάλασσα** e **shqiptarëve** të vjetër d.m.th. **pellasgëve** me kalimin e kohës u përzie dhe u bë **"Pellgu Jon"**, duke rënë e pazëshmja **e** e gjuhës së vjetër të **shqiptarëve** d.m.th. të **pellasgëve**. Pikërisht këtë frazë e gjetën helenët dhe latinët që erdhën më vonë dhe e formuan simbas gjuhës së tyre duke thënë: **ἡμετέρα θάλασσα»**, "**ἡ καθ' ἡμᾶς θάλασσα»**, **aequor nostrum**" etj: Këta bile e ruajtnë frazën e njohur në gjithë botën **"Pellgu jonë (Ἰόνιον Πέλαγος)** q'është, si thamë e shqipes së vjetër **"Pellgu Jon"** d.m.th. **«ἡ ἡμετέρα θάλασσα»** Simbas gjuhës shqipe është fjalë për fjalë kështu:
**Pellgu** = **ἡ θάλασσα.**
**Jon** =**ἡ ἡ μετέρα.**

Nga sa u thanë pra më sipër, duket sheshit se etimologjitë dhe shpjegimet e ndryshme që janë bërë për —**"Jonion Pelagos"** s'kanë bazë dhe janë mitologjike.

**Konkluzion i fundit**

**"Jonion Pelagos"** **(Pellgu jon)** u quajt kështu së pari prej **shqiptarëve të vjetërsisë** që banonin anës këtij deti, d.m.th. prej **pellasgëve**; dhe konkretisht prej **ilirëve** dhe **epirotëve (kaonëve** dhe **thesprotëve)**, shumë përpara çfaqjes së helenëve dhe latinëve, të cilët — si thamë më sipër — e muarën këtë frazë shqipe dhe në gjuhën e tyre duke thënë **"Υόνιον Πέλαγος"** ose **"Pelagus Ionium"**. Fjalët e kësaj fraze s'janë gjë tjetër, përveç se fjalë **shqipe.**
**Pellgu** = **Τό Πέλαγος** (Lat. Pelagus)
**Jon-i** = **τό ἡμέτερον** (Lat. Ionium)

Duke i dhënë fund studimit mbi **''Jonion Pelagos''** themi edhe një herë, se këtë frazë e muarën së pari helenët dhe latinët nga të vjetrit **ilirë** dhe **epirotë** (që banonin anës detit), d.m.th. nga shqiptarët e vjetër d.m.th pellasgët; këtë frazë pra **''Jonion Pelagos''** e muarën (helenët dhe latinët q'erdhnë pas pellasgëve) ja përshtatën gjuhës së tyre dhe e mbajtnë gjer më sot jo vetëm këta, po, duke imituar helenët dhe Latinët, edhe popujt e tjerë të botës mbarë.

Mbarimi i studimit mbi **''Jonion Pelagos''**.

Tabella XII

## E CILA TREGON EMRAT TOPONIMIKË TË VJETËRSISË QË KANË PËR RRËNJË GJUHËN SHQIPE

1) **Epeiros** dhe **Apeiros** (**Ἡ χώρα «Ἤπειρος»**)
2) **''Jonion Pelagos''** (pranë **Epirit** dhe **Ilirisë**)

Mbarim i librit të shtatë të pjesës së dytë

# PJESA E DYTË

## *LIBËR VIII*

I

**''DETI MESDHE — ISHUJT''** (Μεσόγειος θάλασσα-Νῆσος).

II

**''SYRIA** (Συρία)

III

**''ASSYRIA''** (Ασουρία)

# PJESA E DYTË

## *L I B Ë R VIII*

## EMRA TOPONOMIKË NË GREQIN'E VJETËR DHE GJETIU, ETIMOLOGJIA DHE SHPJEGIMI I TË CILAVE BËHET ME ANËN E GJUHËS SHQIPE - VENDE KU TAKOHEN

### I

### ''Deti Mesdhe — Ishujt''

''Banorët e ishujve (nisiotët) dhanë shtatëmbëdhjetë anije të armatosur si helenët, edhe ky komb është **pellasgjik''.**

(Herod. L. VII, Kap. 95,20-25)

Pasi kaluam **Pellgun Jon;** hyjmë tani në Detin Mesdhe, **''në detin e brendëshmë''** të Aristotelit, të udhëhequr gjithmonë prej gjuhës shqipe, me anën e së cilës gjejmë se edhe këtu të shumta janë gjurmat e shqiptarëve d.m.th. **gjurmat pellasgjike.** Me anën e këtyre vërtetohet për mrekulli citati i sipërm i Herodotit që thotë ''Nisiotët... komb pellasgjik'' (VII, 95,20-25) d.m.th. banorët e ishujve të Mesdheut që banonin këtu përpara grekëve, ishin **pellasgë.** Ishujt e Mesdheut janë të shumtë. Po ne gjer më sot kemi mundur të shpjegojmë dhe t'ua gjejmë etimologjinë vetëm disave prej tyre.

Këto jane:

1) **Delos**
2) **Renaia**
3) **Syrie**
4) **Syros**
5) **Nisyros**
6) **Skopelos**
7) **Karpathos**
8) **Astypale**
9) **Hydra**
10) **Kythnos**
11) **Kypros**
12) **Paros**

Le të bëjmë tani shpjegimin dhe etimologjin'e secilit nga këta ishuj.

# KAPITULLI I PARË

## ISHUJ, ETIMOLOGJIA DHE SHPJEGIMI I TË CILËVE BËHET ME ANËN E GJUHËS SHQIPE.

### 1) Delos (Δῆλος)

Ky ishull, pellasgjik edhe nga emri edhe nga kuptimi, u bë një nga ishujt më të nderuar të detit Egje nga shkaku i perëndive (që adhuroheshin këtu). Për këtë ishull Straboni, nër të tjerat, shkruan edhe këto:

"Në detin Egje gjenden edhe **Delosi** edhe Cikladet rreth saj dhe Sporadet afër tyre, nër të cilat janë edhe ato rreth Kretës q'u përmendën.

Delosi i ndërtuar në fushë ka qytetin dhe faltoren e Apollonit dhe atë të Latonës; mbi qytet është Kynthoja, mal i ashpër dhe i lartë, dhe lumi Inopos, jo shumë i madh, kalon përmes ishullit; ishulli është i vogël; është nderuar që nga kohët heroike për shkak të perendive; thuhet se këtu Latona vuajti nga dhëmbjet kur lindi Apollonin dhe Artemida... Lavdi të madhe i dhanë ishujt rreth e rrotull, të quajtura **Ciklade**, ku dërgoheshin aty publikisht delegatë, therorë dhe kore vajzash dhe ku organizoheshin panaire madhështore".

(Kap. 485, 2,10-25).

**Delosi** banohej prej kohëve më të lashta, siç tregojnë gërmimet që janë bërë, për të cilat në "Encikl. e Madhe Greke" shkruhen edhe këto:

"Nga gërmimet e gjertanishme dolli në shesh, se **Delosi** banohej që nga koha parahistorike dhe parahelenike ashtu si edhe Cikladet e tjera; dhe në mënyrë më të përcaktuar mbas mbarimit të epokës neolitike, gjatë asaj **litokalke** që u quajt nga Tsunta cikladike, d.m.th. nga fundi i mijvjeçarit III p.e.r. dhe nga fillimi i mijvjeçarit II. Në Delo u gjetnë mbeturina t'asaj kohe d.m.th. gërmadha banesash të përkulëta si dhe vija të drejta mbi malin Kynthos.

Në **Delos** u gjet edhe një varr i epokës cikladike, që ka formën e arkës dhe është lidhur me pllaka; ky shpëtoi nga **pastrimet** që bënë athinasit në kohët historike... U gjetën edhe mbeturina të tjera aty këtu të së njëjtës epokë, si edhe sende të tjera që përdornin njerëzit e asaj kohe dhe që ndodhen sot në muzen'e Delos; këto janë brisqe, havane të gurta..... mbulesa qypesh, çekanë të vegjël, copë enësh prej balte, pa ngjyrë, me një ngjyrë, me vija, me të cilat mundën të bëjnë disa enë dhe qypa si dhe një skarë për nevojat shtëpiake. Duket se banorët e ishullit në atë kohë shumë të lashtë kanë qenë shumë të pakët, aq sa ka qenë e mundur të ushqehen me prodhimet e ishullit dhe me peshkim. Grumbulli i banesave, po të supozohet se ka pasë një grumbullim të tillë, do të ketë qenë mbi ndonjë kodër që i siguronte dhe sigurisht mbi Kynthon dhe do të ketë qenë shumë i vogël. **Nga erdhën në Delos këta banorë të pakët dhe të ç'kombësie ishin, s'mund ta dimë me siguri... Kështu pra banorët më të vjetër të Delos dhe të ishujve ciklade gjatë**

epokës në fjalë janë të panjohur dhe anonime, dhe një gjë mund të thomi për ta: se s'ishin Helenë...

(Vol. IX, f. 96-Athinë, 1929 — Artikullshkronjës: D. Pippas, Inspektor i Antikiteteve të Cikladeve)

## Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Delos (Δῆλος)

Fjala **Delos** është e përbërë nga rrënja: **Del** dhe mbaresa: **os.** Kjo **del** është fjala e sotme shqipe **Djell** = që rrjedh nga fjala pellasgjike **Del.**

Në gjuhën shqipe shkronja **d** në disa fjalë ka mbetur ashtu siç shqiptohej në kohët e vjetra. Kështu: **(δύο)** thuhet **dy**, **(δρῦ)** dru, dhe **(δρέπανον)** thuhet: **drap.** Në disa të tjera është bërë (dhelta). Kështu: **decem** thuhet **dhet** (Krahaso për greqishten dhe—damus, datis, dant — **(Δῶμεν, δῶτε κ.λ).** Gjithashtu në gjuhën shqipe, në disa fjalë që fillojnë me bashkëtingëllore dhe zanore, midis bashkëtingëllores së fillimit dhe zanores **e** lind një **j e** gjysmëzëshme. Shëmbëlla: numuri dhjetë nër shqiptarët e veriut thuhet: **dhet,** ndërsa në jugë thuhet: dhjet. Thonë **Lepur** në veri, ljepur në jugë. Trajtat e veriut janë të vjetra. Pra po të duam të gjejmë trajtën më të vjetër të: **dhjet,** e heqim **j** dhe gjejmë se trajta e vjetër është: **dhet,** e ljepurit është: lepur etj.

Në shqipet, siç u tha, fjala **elios** (ἥλιος) thuhet sot **djell.** Trajta e saj më e vjetër gjendet po të heqim **j** që është midis **d** dhe **e.** Dhe kjo **trajtë** është: **del** d.m.th. **deel;** del u bë **djel** dhe më vonë **djell.** Tjetra trajtë është **diell.** Në trajtën **del** ose **deel, j**-a mund të vihej dhe midis dy **e** dhe ahere kemi trajtën d-e-j-e-l me kuptim të njëjtë d.m.th. **djelli.** Prej kësaj dolli fjala greke **(δείελος)** (duke u kthyer **j**-a në **i** dhe duke u shtuar mbaresa greke — os). Grekerit, kur **ει** u bë **i** në shqiptim, fjalën **deielos** e shqiptonin **dielos** **(δίελος).** Pra **Delos.** **(Δῆλος)** do të thotë: **djelli** **(ἥλιος)** dhe kjo fjalë s'është greke, po **pellasgjike** d.m.th. shqipe. Këtë kuptim të vërtetë të **Djellit,** q'e zbulojmë vetëm me anën e gjuhës shqipe, çfaq dhe ajo që thuhet prej grekërve, ishulli **Delos** **(Δῆλος)** quhej ishulli i Djellit. I. Pantazidis në fjalorin e tij homerik, Athinë, botim i gjashtë, 1885, faqe 151 shkruan:

**"Është për të vënë re afrimi që ka fjala "Delos" me fjalën shqipe: diel ose djel (d.m.th. "ἥλιος".)**

Fjala Deielas ( **δείελος** ) gjëndet te Homeri si mbiemër pas fjalës **(ἦμαρ)** (ditë), po edhe si emër. Kështu p.sh. lumi Skamandri i thotë Apollonit:

"Medet! ti o bir i Zeusit, harkargjenti,
Kështu e qitke mbrapa shpine urdhnin,
që t'dha Kronjoni krah t'u mbahesh trojsve
e t'u dalsh zot deri që muzgu i mbramjes
tokën pjellore ta mbulojë me hiç".

(Iliad. v. 229-232).

Edhe në **Odise,** (K. XVII 606) lexojmë këto:

".... se tani erdhi zemërherë".

Simbas astronomit **Aratos** (118);

"Drejtësia (Diqe) në kohët shumë të lashta zbriste te njerëzit në zemërherë".

Këtu: **epideielos** ( **ἐπιδείελος**) është mbiemër dhe do të thotë: zemër — zemërherë.

Pse e quajtnë **pellasgët Delosin** ishull të Djellit?

Emri **Delos** iu dha ishullit në fillim prej pellasgëve, se ai që lundron drejt ishullit nga perëndimi në lindje kur djelli lind, ose nga lindja në perëndimi, kur djelli perëndon, do të shohë se ishulli i tërë digjet nga rrezet e arta të djellit që lind ose që perëndon; është një pamje kjo shumë madhështore. Meqenëse kur i afrohet dikush ishullit duke lundruar, kujton se ishulli lëviz dhe vjen tek ai, dhe jo ky tek ai, kjo rrenë optike shtrëngoi Pindarin të thotë këto:

"Se në kohët e vjetra lëviz nga dallga dhe nga erërat e ndryshme".

(Pindari Carmina, Frag. Selecta, Lipsiae, 1862, f. 206- shih dhe Strabonin kap. 485).

Nga sa u tha më sipër, provohet sheshit se ishulli **Delos** në kohët shumë të vjetra ka qenë **pellasgjik.**

## 2. Renaia ( Ρήναια )

**Renaia** dhe **Renaie, Reneia** dhe **Rene** është ishull afër Delos, një kilometër larg saj; sot quhet **Delos e madhe (Μελάλη Δῆλος)** në kundërshtim me Delon, që quhet i vogël. Këtë ishull e gjejmë me këto trajta:

1) **Renaia (Ρήναια)** (Himni i Homerit për Apollonin e Delosit).

2) **Renaie ( Ρηναίη )**, (Rhenea) e përmend Herodoti duke thënë:

"Kur lundronte ushtria (e persëve) Dati (s) shkoi përpara me anijen dhe nuk i la anijet të hyjnë në portin e ishullit, po përtej në **Renaie (Ρηναίη)**.

(L. VI, 97, 15-20).

3. **Renea (Ρήνεα)**; me këtë trajtë përmëndet prej Plutarkut e Pausanias, të cilët thonë kështu:

I. "Ai (Niqia, gjeneral i athinasve) zbriti në **Reneian** me korin, kafshët për therore dhe sendet e tjera... hodhi urë në ngushticën midis Reneia, dhe Delos që s'ishte e madhe"

(Plut. Niqias, Vol. III, 3,10-20).

II. "Ishulli Sfakteria i del portit përpara, sikurse **Reneia** portit të Delos".

(Pausan. Messiniaka, L. IV, 36,6)

4) **Rene ( Ρήνη )**. Nën këtë trajtë përmendet prej **Skylakut Karyandeos** (Përmbledhje e . . . . . Vjenë, 1807, f. 48) i cili thotë këto:

"...Kythnos ishull... Serifos ishull... Sifnos, Paros... Naksos, Delos, Rene..."

(volumi i parë)

Edhe **Straboni** e përmend këte ishull nënë trajtën **Renaier ( Ρήναια )** duke shkruar këto:

"Renaia" është një ishull i vogël dhe i shkretë; është katër stade nga Delos, ku janë varret e banorëve të Delos"

(Kap. 486,5)

Kemi pra **Renaia,** ose **Renaie,** ose **Reneia,** ose **Rene** ishull i Cikladeve, si edhe Delos. Tani duhet kërkuar kuptimi i kësaj fjale.

Trajta **Rene** e Skylakut Karyandeos është trajtë jonike, dhe kjo është një me trajtën doriane **Rana.** Fjala **rana** përkthehet në greqishten: (ἄμμος). Në gjuhën shqipe kemi katër fjalë me këtë kuptim:

1) **Shur**
2) **Kum**
3) **ran** dhe **(rara)**
4) **Tin**

Fjala **ran** (ἄμμος) me nyjen bëhet **rana** nër shqiptarët e veriut, ndërsa nër ata të jugut thuhet **rara**. Këtu **Ran-a** është emri i ishullit dhe barazohet me emrat: ''**Amathus**''(**Ἀμαθοῦς**) dhe ''**Psamathus**'' (**ψαμαθοῦς**) nga shkaku se toka është shurishtë. Kështu pra emri i ishullit është fo, muar në bazë të fjalës shqipe **ran**, që është trajta e vjetër.

Në qytetin Eleusinë, q'ish ndeja e perendeshës **pellasgjike** Demetra, ishte një fushë që quhej ''**Raria**'' që do të thotë ''**fushë e mbuluar me shur**''. Pindari thotë se banuesi i parë i **Rarisë** ka qenë Diauli, një nga ata që u lindën të parët prej dheut.

''Diauli banues të parë në **Rarin**'e Eleusinës''.

(Antol. Lyrica, Fragmenta Melica adespota, Lipsiae, 1813, f. 301).

**Raria** është formuar nga trajta më e re e fjalës shqipe: **ran** d.m.th. nga trajta **rar.** Pra etimologjia e fjalëve: **Delos** dhe **Reneia** provon se grekët i muarën këto nga banorë të këtyre ishujve më të vjetër se ata. Këta, siç dihet, ishin vetëm pellasgët, siç thotë dhe Herodoti: ''**Banorët e ishujve** (nesiotët)... **dhe këta Kombi pellasgjik,**'' (Lib. VII, kap. 95, 20-25) Është për të vënë re edhe kjo: se fusha e Eleusinës, ku adhurohej shumë perendesha pellasgjike Demetra, quhej: **Razion**''; se këtu së pari u mbuall gruri prej Triptolemit dhe Demetrës; se biri i Triptolemit, Eleusini, quhej **Raros** (Fjalori i emrave të përveçëm prej Skarllatit Bizantit, Athinë, 1852, f. 127) dhe se ishulli Delos quhej **Pellasgjia** prej të vjetërve.

(Shih ''Encikl. e Madhe Greke'' vol. IX, Athinë 1929 f. 98).

Me këto q'u thanë më sipër provohet sheshit se **Renaia** ka qenë **pellasgjike.**

### 3) Syrie — (Συρίη) ( = Keos, Kea)

''**Syrie** ishte një nga ishujt pellasgjikë të Mesdheut; përveç këtij emrikish dhe të tjerë: quhej dhe **Euksantis, Kianos Merrpie** dhe **Ydrusa.** Ky ishull identifikohet me ishullin **Keo** (**Κέω**) ose **Kea** (**Κέα**) q'është nga Cikladet në anën më veri-perëndimore, ka mure shumë të mëdha me gurë të bardha, që u detyrohen **pellasgëve.**

(Shih Encikl. e Madhe Greke'' vol. XIV, Athinë 1930 f. 173-174). Këtë ishull me emrin **Syrie** (**Συρίη**) e përmend **Homeri** në **Odise:** Shpjegohemi:

Bariu i derrave Eumaiu priti në kasollën e tij të zotin, Odiseun, pa e njohur. Hanë e pinë dhe i tregojnë njeri tjetrit vuajtjet dhe mundimet. ''Unë (thotë Eumaiu) jam nga një ishull që quhet **Syrie**''. Mbase do t'ja kesh dëgjuar emrin. Shumë popullatë nuk ka, po është pjellor me kullota të bukura, me shumë dele e dhi, plot verë dhe grurë. Urinë dhe sëmundjen nuk i njohin. Mbret i këtij ishulli ishte im atë Ktesiu, q'ish si perendia''. Këtu më poshtë paraqitim pjesën përkatëse: ''Një farë ishulli quhet **Syrie,** në se ke dëgjuar, përmbi Ortygjën, ku djelli ndërron lëvizje, jo me shumë popullatë po me tokë të mirë, i pasur në kullota, i pasur në dele, në verë, e në drithë. Uria kurrë s'e ka kapur popullin as ndonjë sëmundje s'i zë njerëzit e mjerë; po kur në qytet pleqëria i kap fiset e njerëzve, vjen Apolloni (me harkun prej argjëndi) bashkë me Artemidën dhe me shigjetat që ndritin i vret. Aty dy qytete (janë) dhe të gjitha janë ndarë në dy; në të dy mbretëronte im atë, Ktesin Ormemidi, q'u ngjet të pavdekshmëve''.

(Odis. K. XV. Vargje 403-414).

Të dy këto qytete ishin buzë detit; Homeri thotë se fenikasit tregëtarë kishin shkuar aty me anije.

''Këtu erdhën fenikas, burra të dëgjuar si detarë, po edhe spekulatorë, duke sjellë lodra të panumurta me anijet e tyre të zeza''.

(Ibid. V. 415-416).

Fjala **Syrie** dhe në dialektin dorian: **Syria** është fjalë shqipe d.m.th. pellasgjike dhe do të thotë: **shur** (ἄμμος). Trajta **Syrie** ose **Syria** analizohet kështu: **Syr-i-a. Syr (sir,** sot në shqipet **shur)** është fjala e parë pellasgjike: **syr** (= sur) d.m.th. **shur; i-ja** është nyja e shquar i, pra **syr-i (suri)** = **shuri.** A-ja është dhe kjo nyja e shquar **a** që iu shtua trajtës **sur-i,** kur theksi vajti nga rrokja e dytë në të parën (**sur-i** = **syri**). Kjo **syri** për **pellasgun** ishte emër vendi në përgjithësi me shur, pa nyje. Dhe me nyjën **a Syria.** Greku duke dëgjuar fjalën: **sýr-i** ose **syr-i,** i merrte për fjalë të thjeshta dhe shtoi mbaresat e tij: **os** dhe **a** (fem.) kështu formoi trajtat **syrios** dhe **syria** ( Σύριος-Συρία ). Nga trajta e thjeshtë **sur** (Συρ) formoi trajtat **Syr-os** dhe Syra. **Syr-ios** ose **syr-os** merren edhe si emra të përveçëm personalë ose kombëtarë. Emri i ishullit pra u vu nga **shuri,** element i vendit, ku zbritën dhe ngulën tendat e tyre pellasgët parahelenë, të parët e shqiptarëve të sotëm.

Nga fjala e vjetër **pellasgjike sur** janë formuar edhe emrat e dy ishujve **Syros** dhe **Nisyros,** për të cilat do të flasim më poshtë.

### 4) Syros (Σῦρος)

**Syros** (sur-os), ishull i Cikladeve, që quhet sot Syra. Vikter Berardi këtë emër e quan semitik që do të thotë: shkëmb (la roche). Koincidencë e dy ftongeve të njëjtë po me kuptim të ndryshëm (siç ngjet pikërisht me fjalët: **pyle** (Πύλη) (dera), dhe **pyle** (δάσος) për të cilat u bë fjalë në librin e pestë të kësaj vepre.

### 5) Nisyros (Νίσυρος).

**Nisyr-os.** Ishull i vogël i Egjeut, një nga Sporadet. Në këtë fjalë ne shohim fjalën fillestare pellasgjike **sur** (Συρ). Ni-ja s'dimë se ç'kuptim mund të ketë. Po që edhe ky ishull është pellasgjik, provohet edhe nga fakti se lidhet me **gjigantët** dhe **Poseidonin,** për të cilët Straboni (Kap. 488-489, 16-17) thotë këto:

"**Nisyros** ndodhet në veri të Telos pothuaj gjashtëdhjetë stade larg saj, d.m.th. se edhe nga ishulli **Ko;** është i rrumbullakët, i lartë dhe shkëmbor; ka gurë për mullinj dhe fqinjët prej këtej marrin gurë për mullinjtë e tyre. Ka dhe qytet omonim dhe portë dhe ujëra të nxehta dhe tempull të Poseidonit... Thonë se Nisyros është pjesë e shkëputur nga ishulli **Ko,** duke shtuar edhe këtë legjendë mithologjike: Poseidoni, duke ndjekur një nga gjigantët të quajtur Polybotën, me anën e **trienës** shkëputi nga ishulli Ko një copë të madhe dhe ja hodhi gjigantit; kjo copë e hedhur u bë ishulli Nisyros, duke pasur nënë të gjigandin; ca thonë se ky është nën sundim të ishullit **Ko''.** Kjo legjendë dëshmon se edhe ky ishull ishte **pellasgjik.**

### 6) Skopelos (Σκόπελος).

"Skopelos është një nga Sporadet në veri të Eubesë. Gjatë ishullit shtrihet një masiv malor... ka anëdetje të ndërprera të formuara nga shkëmbinjt gjigandeskë të çarë ose nga volume gurësh në mes të një shuri të ashpër".

(Encikl. e Madhe Greke, Athinë. vol. XXI, 1933, f. 949)

Etimologjia e fjalës është kjo: Në gjuhën shqipe është fjala: **shkop,** që thuhet sot **shkomp** ose **shkamp** dhe do të thotë **gur shkembor** (πέτρινος

βράχος). Nga kjo del se atje ku gjendet toponimikja Skopelos, atje banonin one pellasgë.

7) Karpathos (Κάρπαθος).

Është ishull i Cikladeve, siç thotë dhe **Homeri**:

"Ata banonin në **Nisyron** dhe **Krapathon** dhe **Kason**".

(Iliadë Këng. II. v. 676)

Fjala **Krapathos** e Homerit është një me fjalën **Karpathos**. Me këtë emër, pak të ndryshuar, gjendet dhe një qytet në Kypro, që quhet **Karpasia**, si edhe ishujt **Karpasiai**.

"Karpasia..... në ishujt **Karpasiai**".

(Straboni, Kap. 682)

Në fjalorin e **gjuhës greke** të Skarllatit Bizantit, (Athinë, 1852 f. 661) përmenden këto:

"**Karpasos** një lloj liri shumë i hollë. **Karpasa** dhe **Karpasia** dhe **Karpasina** pëlhurat e holla që enden prej tij (mbase në ishullin Karpathon").

Kuptimin e mësipërm e tregon edhe një citat i Kalimakut që e përmend Pausania. Kalimaku kishte bërë një kandil për perëndeshën Athina në Akropol tëAthinës: fitili i këtij kandili ishte nga liri i karpathit, që kishte cilësinë të djegë dhe të mos digjet. Në lidhje me këtë Pausania shkruan:

"Kalimaku bëri një kandil të artë (për Athinanë e Akropolit). Si e mbushin kandilin me vaj presin po atë ditë të vitit që vjen... Kandilit i venë fitil prej lirit të Karpasit, i cili është i vetëmi që nukë digjet".

(Attika, 26,7)

Pausania do të njihte lloje të ndryshme liri. Një nga këto ishte ai i Karpathit, i vetmi që digjte po s'digjej. Që ky li ishte prodhimi i Karpathit mbështetet nga fakti se Amorgos, ishull i Sporadeve, kishte industri përlhurash të vyera prej liri. Ky li quhej Amorgis nga emri i ishullit ku prodhoheshin pëlhurat e quajtura **Amorgides**.

## Etimologjia dhe shpjegimi

Në gjuhën shqipe kemi fjalën: **kërp** që greq. quhet: **κάναβις**, dhe prej kësaj **kanavaca**. Është për të vënë re se kjo bimë në sanskritishten thuhet **Karpasa** (Shih Fjalorin M. Konstanidit, Athinë). Pra Karpathos i Cikladeve dhe Karpasia e Qypros me ishujt Karpasiai emrat e tyre ja detyrojnë bimës që jep material për të bërë pëlhura.

Dhe ndër grekët e vjetër kish qytete që mirrnin emra bimësh si p.sh. **Shoinos, Sparte, Marathon, Siqyon, Anthedon** etj. Ata që zunë më pas ishullin Karpathon d.m.th. akejtë, s'e dinin kuptimin e vërtetë të fjalës Karpathos. Për ata ishte një emër thjesht **toponimik**. Po punimi i pëlhurave në fillim prej kanavace karpase vazhdoi edhe pas pushtimit të ishullit prej akejve, duke u zëvendësuar karpasia me lirin, një bimë e përafërtë.

Nga sa u thanë, provohet se dhe ky ishull ka qenë pellasgjike në epokën parahistorike.

8) **Astypale** (**Ἀστυπάλη**)

Edhe ky ishull është një nga Sporadët e jugut. Quhej edhe **Astypalaia**, ose **Astypaleia**, ose **Astypalia**. Po ka edhe trajtën **Astypale**, siç e përmend Skylaks Karyandeu, i cili thotë këto: "Cikladet janë këto... pran'asaj **Astypale**"

(Ikumenis Periplus, Vol. I, Vjenë 1807, f. 42-43).

Në lidhje me emrin "Astypalaia" (**Ἀστυπάλαια**), M. Volonaqis shkruan këto në Encikl. e Madhe Greke" Athinë, 1928, faqe 953-954, vol. V):

"Përveç kësaj ishulli u quajt edhe Pylaia... dhe në fund iu dha emri **Astypalaia**. M. Berardi mendon se ky emër iu dha prej grekërve, se gjoja ishin vendosur atje ku më parë ishte qytet i vjetër (**ἄστυ παλαίον**), q'ishte stasion tregëtar i fenikasve, kur sundonin këta në det. Më për t'u besuar duket që emri është formim paretimologjik i ndonjë fjale fenikase që tregon vend të ulët midis dy kodrash. Dihet se ishulli përbëhet nga dy vende të larta, që lidhen në mes të tyre me një ngushticë të gjërë pothuaj 110 metro. Rrjedhjen fenikase të fjalës e forcon edhe legjenda, se **Astypalaia** dhe **Europe** ishin bijat e **Fenikut**".

Pra edhe etimologjia e këtij emri shumë të vjetër si emër me prejardhje të huajështëgjer më sot e panjohur përgrekët, si shumë emra të kohëve shumë të lashta. Po edhe kësaj fjale etimologjia e drejtë gjendet me anën e gjuhës shqipe, gjuhës më të vjetër se greqishtja dhe është kjo:

Fjala **Astypale** zbërthehet në këto elemente:

**As-ty-pal-e**, kjo e fundit është mbaresa greke. **As** = është d.m.th. është folja japetike pavetore, **as**. **ty** në vend të **ti**; **asty** e shpjeguar keq në vënd të **asti** = është, (**ἐστί**), u ngatërrua prej grekërve me fjalën greke **asty** (**ἄστυ**) d.m.th. qyteti. **Pal** është baras me **pel** (duke u kthyer e-ja në -a) nga folja **pel** (e cila sot në shqipet është **pjell** d.m.th. i lindur. Pra: **astypal** (as-ty-pal) = ky (ose kjo) është lindur. Pas **Pal** nënëkuptohet g (γ) që është dhanore e organit të fjalës ge (**γῆ**) = tokë. Pra shpjegimi i plotë i **astipal** (në vend të astypal) është: **as-ti-pal-** (g) = ky është lindur (prej dheut). Ishujt simbas **theorisë kosmogonike të pellasgëve** ishin dhe ato **pjella të tokës**. Sipas këtyre fjala "**Astypale**" ose **Astypalaia** etj. duhet të shkruhet **Astipale**, se s'ka asnjë lidhje me fjalën **asty**. Edhe kjo fjalë pra është një tjetër gjurmë **pellasgjike** në detin Mesdhe, dhe veçan në detin Egje. Është fjalë **pellasgjike**, dhe jo greke. Të njëjtën etimologji dhe shpjegim ka edhe fjala homerike "Astypylon" (Iliad. K. XXI, v. 209).

9) **Hydra** (**Ὕδρα**)

Është ishulli i Egjeut dhe ndodhet në jugë dhe gjatë anëdetjes lindore të Ermionës. Herodoti shkruan këto për Hydrën:

"Nga ermionasit muarën me të holla (sifnianët) ishullin **Hydreen** (**Ὑδρέην**) që është pranë Peloponesit, dhe ua dorëzuan troizinianëvet".

(Lib. III, Kap. 57).

Pausania thotë këto:

Përpara Buporthmit ndodhet ishulli që quhet Aperopia, prej kësaj s'është shumë larg një tjetër ishull, **Hydrea** (**Ὑδρέα**)".

(L. II, 34,9)

Në fund **Hesyhios Aleksandreus** shkruan këto:
"Hydra, ishull pa rëndësi i dolopëve (dryopëve").
(Historia e kolonizimit të Hydrës" prej Tr. Evangjelidhu, Athinë, 1934, f. 16)

## Etimologjia e fjalës Hydra

Emri **Hydra** s'ka as një lidhje me fjalën greke **hydor** ( **ὕδωρ** = ujë) përveç që kanë të njëjtat fthonge, po jo kuptimin. Po të kishte kuptimin e ujit, si ishull i ndodhur brenda në det, ahere edhe çdo ishull tjetër, "si i ndodhur në det" do të quhej **idra** ose **idrea**, po kjo nuk ngjet. Pastaj ishulli **Hydra** është "malor".... është pa ujë dhe pa dru...
(Shih veprën e sipërme, f. 9).

Siç dihet fjala **hidra** si mbas shqiptimit më të vjetër, thuhej: **Udhra** (= **Οὔδρα** ). Në gjuhën shqipe është fjala **hudhër** dhe me nyje: **hudhra.** Kuptimi pra i **Hydrës** ose **idrea** është ai i hudhrës dhe është fjalë **pellasgjike** d.m.th. **shqipe** dhe jo **greke.** Dihet se emra qytetesh dhe vendesh merren shumë herë nga elementet më karakteristike të vendit, e sidomos nga bimët. Kështu kemi: **Siqyon Kromyon, Marathon** etj. janë marrë nga bimët e këtyre vendeve. (Mbi këto emra bëhet fjalë në f. 107 të kësaj vepre):

**Konkluzion:**

Nga sa thamë del se fjala **Hydra** është fjalë **pellasgjike** d.m.th. **shqipe.**

## 10) Kythnos (Κύθνος) (më parë: Δρυοπίς).

"Banorët e parë të **Kythnos** ishin dryopët. Nga këta ishulli mori edhe emrin"**Dryopis**".
(Encikl. e Madhe Greke Athinë, vol. XV, 1931, f. 334)

"Dryopët ishin një popull i vjetër, që banonte mbi të dy pllajat e Oites dhe në jugë nga Pernasi; po më vonë prej maliezve dhe dorianëve u detyrua të shkojë në Peloponesë. Duket se kishin pushtuar dhe tërë Epirin, dhe një pjesë e këtij vendi quhej **Dryopis**".
(Encikl. e Madhe Greke Athinë, v. IX, 1930, f. 568)

Pra banorët e parë të **Kythnos** s'kanë qenë grekë; fjala **Dryopis** vjen nga fjala **dryon,** së cilës pjesa e parë është **dry,** e cila simbas shqiptimit më të vjetër thuhej **dru.** Po fjala **dru,** siç dihet, është fjalë sanskrite dhe do të thotë në greqishte Ksylon ( **ξύλον** ). Pikërisht këtë kuptim e ka ruajtur të pandryshuar kjo fjalë në gjuhën shqipe. Nga këto nxjerrim konkluzionin se dryotët si parahelenë ishin **pellazgë,** pra edhe në ishullin **Kythnos** banonin dikur të parët e shqiptarëve d.m.th. **pellasgët.**

## 11) Kypros (Κύπρος)

**Kypros** është ishulli i tretë i Mesdheut dhe vjen pas Sikelisë dhe Sardenisë. Kypros është e njohur që nga kohët homerike; Homeri në lidhje me Kypron thotë këto:

"...Kur der në Qipër nami
mbarë dhenë pat marrë, se kejt për shpinë të detit
lëshuen anitë për të ra n'luftë me Trojën.
(Homeri Iljad. K. XI, V. 21-22).

"Duke humbur rrugën arriva në Kypron dhe në Fenikin dhe te egjiptasit dhe ethiopët dhe sidoniasit dhe erembet dhe në Libijë ku ndodhen dele me brirë".

(Odise, Kën. IV, v. 83-85).

"Afërdita buzëqeshur erdhi në Kypro".

(Odis. K. VIII, v. 362).

"Po mua në **Kypro** më dorëzuan te një mik që më takoi, te Dmetrin Jasid, i cili sundonte në Kypro me forcë".

(Odis. K. XVII, v. 442-443)

"Cili demon e solli këtë të keqe, për dëm të gostisë?

Qëndro kështu në mes, larg tryezës sime, që të mos shkosh pas pak në Egjyptin e hidhur dhe në Kypro".

(Ibid. v. 446-448)

Hesiodi shkruan për Kypron këto:

"Së pari u afrua (Afërdita) te Kythera e hirëshme, prej këtej pastaj erdhi në Kypro me ujra rreth e rrotull...... Afërditën edhe hyjtë edhe njerëzit e quajnë **Afrogjene** a perendeshë dhe **Kythere me kurorë të bukur,** mbasi u rrit në shkumb të detit, dhe Kythere mbasi iu afrua Kytherës dhe **Kyprogjene** se lindi në të famëshmen Kypro".

(Hesiod. Theogonia e përkthyer prej Karolit Σίττλ ,në Athinë 1889 f. 93-94 v. 192-193 dhe 195-199).

Dhe Herodoti flet për Kypron duke shkruar këtë:

"I pari nga njerëzit (Amasi, mbret i Egjyptit) pushtoi **Kypron** dhe e detyroi të paguajë taksa".

(Lib. II, Kap. 182)

"Kyprianët u dorëzuan te persët dhe muarën pjesë në fushatën kundër Egjiptit".

(L. III, Kap. 19).

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës: Kypros.

Para se të paraqitim etimologjinë tonë, e konsiderojmë si të rastit që të shënojmë këtu poshtë se ç'thotë mbi këtë pikë Encikl. e Madhe Greke. (vol. XV, Athinë, 1931, f. 406).

"Shumë janë munduar shpesh herë t'i japin emrit "Kypros" shpjegime të ndryshme, po këto duhet të pranohen me shumë rezervë. Mendimi se emri ka rrënjë semitike është më i besueshëm, se sa ai që thotë se rrënja është japetike. Ata që pretendojne se emri ka lidhje me bimën Kypros (Cypros, te Plini, copfer ose gopfer te Evrejtë) që është përhapur nga.... Afrika gjer te India (Lansonia inermis, ose Lansonio alba e Aineut), i kundërshtojnë të tjerët, për arësye se kjo bimë s'mbin në Kypro".

Etimologjia pra e fjalës **kypros** akoma s'është caktuar në mënyrë të pakundërshtuar. Grekët e quajnë grek emrin e Kypros. (Shih vol. e sipërme të Encikl. së Madhe Greke, f. 405). Ne tani do të provojmë se ky emër është **pellasgjik** d.m.th. **shqip,** me anën e etimologjisë dhe shpjegimit që po fillojmë menjëherë:

Në gjuhën shqipe kemi fjalën: **Bakr** (gr. **χαλκός**).

Faza e dytë e fjalës **bakr** është: **pakr** (ftongu **b** kthehet në p.)

Faza e tretë është: **pukr** (ftongu **a** kthehet në **u** (sikundër **mater** bëhet **muter** dhe **marg** bëhet **mulgeo**).

Faza e katërtë është: Kupr, që dolli nga metateza reciproke të ftongjeve **P** dhe **K**.

Faza e pestë: **kupr-os**, kur greku i shtoi mbaresën e tij **os**.

Faza e gjashtë është trajta e sotme: Kypros (**Κύπρος**) ku **υ**-ja shqiptohet tani si **i**, ndërsa më parë shqiptohej si **u**.

Nga këto del se banorët e parë të kypros, shqiptarët e vjetër, d.m.th. pellasgët, e quajtën ishullin me emër kypros (trajta e sotme e fjalës), duke pasur parasysh metalin e bakrit që nxirrte me shumicë ishulli Kypros. Pra puptimi i fjalës kupr, d.m.th. Kypros është: **vend i bakrit**. Që ky ishull kishte miniera të mëdha bakri, e vërteton Straboni që thotë:

"Nga ana e pozitës (gjeografike) është në ketë gjendje Kyprosi; nga ana e pjellorisë s'mbetet prapa nga asnjë ishull tjetër, se edhe verë të mirë ka, edhe vaj edhe grurë të mjaftë për nevojat e banorëve; **miniera bakri** ka me shumicë dhe janë ato të Tamasit" (Kap. 684, 5).

Këtë emër ja dha ishullit banori i saj parahelenik d.m.th. pellasgu, stërgjyshi i shqiptarëve të sotmë, se i kish bërë përshtypje të madhe bakri i shumtë që kishte vendi. Pra bakr është trajta e parë e fjalës **Kypros**. Kjo **bakr** si pësoi gjatë shekujve **katër** ndryshime, arriti në trajtën e sotme: Kupr (sot Kypr): kësaj greku i shtoi mbaresën e tij **os**, e kështu u formua trajta e sotme: **Kypros**. Kjo, d.m.th. etimologjia dhe shpjegimi i fjalës **Kypros**, me anë të gjuhës shqipe provohet si pason:

**Provë 1** — Se ishulli Kypros në kohët parahistorike dhe shumë të lashta banohej prej **pellasgëve**.

**Provë 2** — Në Hartën e Kypros që përfshihet në faqen 408-409 (të Encikl. së Madhe Greke. vol. XV, Athinë 1931) përmendet dhe një hundë me emrin "Pylas" ( **Πύλας** ): po kjo "Pylas" është toponimi e vjetër pellasgjike, se ka për rrënjë fjalën pellasgjike: pul (=**δάσος**) (sot në shqipet thuhet pyll). Është provuar tashmë se kjo fjalë: **pul** është fjalë **pellasgjike** — **shqipe** (shih librin V të kësaj vepre me titullin "**Pylai Thermopylai**".

**Provë 3** — Perendesha **Afërdita** quhej **Kyprogjenes** (lindur në Kypro). Këtë (siç e pamë më sipër) e dëshmon Hesiodi në "Theogoninë e tij (varg. 199). Shih edhe X: hymnin (Homerik) drejtuar Afërditës, var. 1, f. 69, Lipsia 1888). Quhej **Kyprogjenes** (Afërdita) se ish lindur në Kypro. Po perendesha Afërdita, ishte **perendeshë pellasgjike** (siç provohet në Librin X të kësaj vepre me titullin "**Perenditë e pellasgëve**".

**Provë 4** — Perendesha Afërdita quhej **Pelagjia**. (Enckl. e Madhe Greke, Athinë, 1932, f. 869, vol. XIX). Po Pelagjia =Pelasgjia, sikundër rrihet gjatë çështja më poshtë (Libër XI).

**Provë 5** — Ishulli Kypros quhej **Aspelia** (Encikl. e Madhe Greke, Vol. V, f. 848 dhe vol. XV. f. 406) Aspelia = Pelasgjia siç do të provohet më poshtë (Libër XI).

**Prova 6** — Janë **Muret pellasgjike** dhe të tjera mbeturina q'u zbuluan nga gërmimet arqeologjike; për këto flitet gjatë në Encikl. e Madhe Greke 1931, vol. XV. Po përmendim disa prej tyre:

a) "Akropoli rrethohet me mur **pellasgjik** 8 këmbësh" (faqe 438 Krahina e Amohostit).

b) Dhe në atë ndodhen vende arqeologjike me rëndësi.

Së pari..... dhe muri kolosal i ndërtuar me gurë të mëdhenj dhe i quajtur mur ciklopik ose pellazgjik dhe muri parahistorik i tempullit të Afërditës së Pafos (f. 44).

c) "Nga gërmimet që janë bërë gjer më sot,.... u provua ...se Kypros është banuar nga kohët më të largme; u vërtetuan këto periudha arqeologjike:

I. "Paleolitike (prej 10-50 mijë vjetë p.e.r.)
II. "Neolitike ( " 10000-3000 vjete p.e.r.)
III. "Parahistorike (" 1100-3000 vjete p.e.r. (f. 435)

ç) Mbeturina banesash të periudhës paleolitike u zbuluan.... në perëndim të ishullit" (f. 435).

d) "Banesa neolitike u zbuluan... (faq. 435).

**Provë 7 (e përgjithëshme).** Që edhe Kyproja ishte ishull pellasgjik e banuar prej pellasgësh, e dëshmon Herodoti, i cili për ishujt e Mesdheut (në përgjithësi) thotë këto: "Banorët e ishujve (Nesiotai) dhanë shtatëmbëdhjetë anije të armatosura në mënyrë greke... dhe këta (janë) fis pellasgjik (Kap. 95, 20-25).

**Konkluzion i fundit:**

Nga sa thamë për Kypron, provohet sheshit se ishulli ka qenë **pellasgjik** i banuar nga kohët më të lashta parahistorike d.m.th. që nga periudha neolitike (në mos edhe paleolitike) — (siç u duk nga gërmimet e bëra) prej pellasgëve, të parëve të shqiptarëve të sotmë.

## 12. Paros (Πάρος)

Origjina Pelasgjike e saj provohet nga sa u thanë më parë në këtë vepër.

# KAPITULLI I DYTË

Përveç të 12 ishujve që përmendëm më sipër, që provuam se janë pellasgjike me anën e etimologjisë dhe shpjegimit të emrave të tyre, në Mesdhe janë edhe shumë të tjera (përgjithësisht të gjitha) që ishin **pellasgjikë.** Kjo provohet nga elementet pellasgjike që gjejmë nër to. Më poshtë do të flasim shkurt për ato që janë më të rëndësishme.

### 1) **Aigjina** (**Αἴγινα**)

"Ishull i këndshëm në mes të gjirit Saronik... në kohët e lashta kishte dhe emra të tjera (Muller Aeginet 7a), Oinone, **Oinoie, Oinoe, Oinopoias;** në këtë ndodhën tre kolonizime: i pari ishte pellasgjiku ose më mirë paraheleniku..."

(Encikl. e Madhe Greke, Athinë 1927, vol. II, f. 461)

"**Rrënja Ai-gina** s'na jep ndonjë shënjë ndëgjimi që të pranojmë origjinë semitike ose evraike. Më e besueshme është rrjedhja e saj nga gjuha e panjohur e banorëve parahelenikë të këtij vëndi".

(ibid. f. 464 — Artikull shkronjës D.M. Paskalis, historian).

Nga këto q'u thanë më sipër (të kombinuara dhe me dëshminë e Herodotit mbi ishujt e Mesdheut (Lib. VII, Kap. 95, 20-25), del në shesh se ishulli Aigjina pati për banorë të parë **pellasgët** d.m.th. shqiptarët e vjetër.

### 2) **Amorgos** (**'Αμοργός**)

"Një nga ishujt më në jug në pjesën më lindore të grupit të ishujve Cikladikë".

(Encikl. e Madhe Greke, Athinë 1928, f. 321, vol. IV)

Ja se ç'thotë i përmenduri më sipër, Paskalis për këtë ishull:

"gërmimet e bëra..... nxuarën në dritë shumë sende të rëndësishme të një qytetërimi shumë të vjetër cikladik dhe të një arti primitiv prej 4000 vjet e më shumë, si frona të mermerta, enë të mermerta dhe prej balti, bajoneta të bakërta e thika të bakërta, veç **la** prej guri dhe kiehëra të ndryshme, disa nga të cilat ishin të arta".

(ibid. f. 326)

Nga sa u thanë del se edhe në këtë ishull (Amorgos) në kohët e lashta banuan pellasgët; se, përveç dëshmisë së Herodotit "banorët e ishujve... edhe ata ishin. (L. VII, të kombit pellazgjik" VII kap. 95,20-25), po edhe qytetërimi cikladik është pjella e **qytetërimit pelasgjik,** siç provohet në një studim tonë të veçantë.

3 Andros (Ἄνδρος)

"Ishulli më verior i detit të Cikladeve"

(Encikl. e Madhe Greke, Athinë, 1928 vol. IV f. 648).

**"Në kohët shumë të lashta ishulli u banua prej pellasgësh, gjurma të këtyre, sidomos mbeturina kështjellash dhe muresh ndodhen në disa vende të ishullit".**

(ibid. f. 653. artikull. Paskalis)

Nga këto provohet se banorët e parë të ishullit **Andros** ishin pellasgët.

4) Gyaros (Γύαρος) sot Gjyra (Γιοῦρα)

Për këtë ishull është bërë fjalë kur u provua se rrënja e saj **gyar** (shqipto: **guar)** është shqipe dhe do të thotë **gurishte.**

Për këtë ishull (Gyaros) profesori dhe akademiku S.E. Lykudis shkruan edhe këto:

"Emri zyrtar i një ishulli të shkretë të Sporadeve thesalike".

(Encikl. e Madhe Greke, vol. VIII, f. 746, Athinë).

I njëjti profesor në të njëjtën faqe thotë dhe këto:

"Emri i sotëm **Gjyra** i ishullit është një kalim besnik në ditët tona".

Këto që thamë mjaftojnë të provojnë se banorët më të vjetër të ishullit kanë qenë **pellasgë.**

5) Thera (Θήρα)

"Një nga ishujt më jugorë të detit Cikladik".

(Encikl. e Madhe Greke, Athinë, vol. XII, 1930, f. 659. Artikullshkronjësi: G.K. Georgalas).

Origjina pellasgjike e ishullit dëshmohet, bashkë me dëshminë e Herodotit (L. VII, Kap. 95) edhe nga gërmime arkeologjike të bëra këtu; nga këto dolli në shesh se ky ishull u banua prej 4000 e më shumë vjetësh p.e.r; gjithashtu vërtetojnë edhe elementet e qytetërimit që patën banorët e vjetër të ishullit. (Mbi këtë qytetërim shih një studim tonë të veçantë me titullin: **Aigaios,** ose **Kykladikos Politismos.**

6) Imbros (Ἴμβρος)

Edhe në këtë ishull së pari banuan pellasgët, siç vërtetohet veçanërisht nga Straboni, i cili thotë:

"Antikleidi thotë se ata (pellasgjotët) të parët, kanë bërë ndërtime rreth Lemnos dhe **Imvros".**

(Kap. 221)

7) Kasos (Κάσος)

"Ishulli në pjesën jugore të Dodekanezit... Ishulli Ka...... **Heleno, Kamaran,** d.m.th. një shpellë shumë të gjërë të rrethuar prej muresh **pellasgjike".**

(Encikl. e Madhe Greke Athinë vol. XIII, f. 937, 1930 Artikullshkronjës:N/G /Mavris).

**Muret pellasgjike** janë një element që provon se në kohët e vjetra edhe **ky** ishull u banua prej **pellasgësh.**

8) **Kalymnos** (**Κάλυμνος**)

"Ishull i grupit të Dodekanezit"
(ibid. f. 612, artikull. G.K. Georgalas)

"**Emporeios** ka gërmadha dhe mure Çiklopike të kohëve **pellasgjike**".
(ibid. f. 613. Artikull. S.G. Zervos)

Këto janë prova të mjafta që ishulli **Kalymnos** u banua prej pellasgëve në kohën parahistorike.

9) **Qefalenia** (**Κεφαλληνία**)

"Ishull i madh i detit Jonian, më i madhi i Heptanesit" B.D. Theofaneidi, kujdestar i Muzeut Arkeologjik kombëtar (të Greqisë) shkruan dhe këto:

"Nga gërmimet e bëra del se "ishulli është banuar nga fillimi i të tretit mijëvjeçar p.e.r."
(Encikl. e Madhe Greke, Athinë 1930, vol. XIV, f. 304).

"Përfundimet e këtyre gërmimeve në Qefaloni na sigurojnë se është banuar nga fillimi i mijvjeçarit III p.e.r. dhe se që nga viti 1500 p.e.r. mori qytetërimin e Mikenës nga ndonjë popull që, si duket, emigroi në këtë ishull".
(ibid. f. 304)

Mendojmë se këto mjaftojnë të provojnë se edhe ky ishull u banua prej pellasgësh.

10) **Kos** (**Κῶς**)

"Ishull i Sporadeve të jugut ose i Dodekanezit".

Ja ç'shkruan për këtë ishull Tefaneidi që u përmend edhe më lart:

"Në këtë rreth (në Asklepieion) gjëndet edhe ndërtimi më i vjetër që ka mbetur; është Kroi Burinni, që quhet edhe burimi i Ipokratit".
(Encikl. e Madhe Greke Athinë 1931, vol. XV, f. 656).

Më poshtë (f. 658) thotë dhe këto:

"Shumica e emrave të katundeve dhe lokaliteteve të **Kos-ë** së vjetër si Astypalaia etj. tregojnë se ishulli u banua në kohët parahelenike".

Këto tregojnë se edhe ky ishull ka qenë pellasgjik.

**Vërejtje**

Fjala **Burinni** është fjala shqipe **Burimi:** d.m.th. ky ishull së pari u banua prej pelazgëve (parahelenëve). Toponimi **Burinni** (Burimi) si fjalë shqipe është emër toponim q'u vu jo nga shqiptarët parahistorikë d.m.th. nga pellasgët, po nga shqiptarët të cilët në Mesjetë erdhën nga Shqipëria në Greqi dhe sot ndodhen në shumë vise të Greqisë.

11) **Lemnos** (**Λῆμνος**)

Dhe në këtë ishull banuan së pari pellasgët, siç dëshmohet prej Strabonit që thotë (kap. 221): "Antiklejdi thotë se ata (pellasgjiotët) të parë bënë ndërtime rreth Lemnos dhe Imvros".

## 12) Melos (Μῆλος)

''Ishull i Egjeut që i përket grupit të Cikladeve''
(Encikl. e Madhe Greke, Athinë 1931 v. XVII, f. 134).

''Gërmimet që u bënë në Melos dhe në vendin ''Fylakote'' (**Φυλακωτῆ**) që nga viti 1896 deri më 1899 prej shkollës arkeologjike engleze n'Athinë me drejtorët e saj G. Smith dhe D. Hogarth, gjetën në vendin ''Ston Kapnon'' qytet detar parahistorik, që banohej gjatë gjithë epokës së bakrit d.m.th. nga gjysma e parë e të tretit mijëvjeçar gjer në fund të të parit mijëvjeçar p.e.r... Mbeturinat e ndërtimeve të qytetit u përkasin tri epokave të ndara, që nga epoka **cikladike** më e lashtë, gjer në fund të epokës **mecenaike.**
(ibid. f. 137).

''Simbas këtyre, **Melos-i** gjatë kohëve parahistorike ka qenë qendër e rëndësishme e **qytetërimit cikladik** dhe një nga qytetet më të qytetëruara të Greqisë parahistorike në përgjithësi''.
(ibid. f. 137)

**Vërejtje:** Qytetërimi **cikladik** dhe **mecenaik** është qytetërimi i pellasgëve, të cilët janë çfaqur në Greqi që nga mijëvjeçari i gjashtë p.e.r. d.m.th. gjatë periudhës neolitike dhe i përkasin fiseve **parahelenike''.**

(Më shumë për epoken neolitike dhe pellasgët shih artikullin e profesorit të Antropologjisë në Universitetin e Athinës. J.G. Kumari, në Encikl. e Madhe Greke, vol. XVIII, f. 191-192). Jemi të mendimit se me këto q'u thanë më sipër bindet çdo njeri se edhe ishulli, **Melos** është **pellasgjik.**

## 13) Rodos (Ρόδος)

K. Gjerogjanis (arkeolog) ia ç'shkruan (midis të tjerash), për këtë ishull: ''Në kohët e lashta **Rodosi** kishte emra të ndryshme:
**Ofiusa, Asteria...Pelagia''**
(Encikl. e Madhe Greke Athinë 1933, vol. XXI, f. 194)

Fakti pra se ky ishull quhej dhe **Pelagia** (kjo fjalë është një me **Pelasgia** si provohet në librin XI të kësaj vepre) mjafton të provojë se edhe Rodos ka qenë **pellasgjike.**

## 14 Samothrake (Σαμοθράκη)

Simbas Herodotit, banorët e parë të këtij ishulli kanë qenë pellasgë- ''Samothrakën e banuan më parë **pellasgë''.**
(Lib II, kap. 51)

Mjafton kjo dëshmi e veçantë e Herodotit që të bindemi se edhe **ky** ishull është **pellasgjik.**

## 15) Samos (Σάμος)

"Ishull i madh i Egjeut jugor„.
(Encikl. e Madhe Greke, Athinë, 1933, vol. XXI. f. 490).

"Simbas legjendës ishullin Samo e banuan Pellasgët„.
(Ibid. f. 495).

''Dionizi (Ikumenis Periegesis, Vol. II, Vjenë, 1808 faqe 147, var. 534) për Samon thotë këto:

"Dhe Samos e këndëshme, banesa e Herës pellazgjike".
Hera është perendeshë pellasgjike, si do ta provojmë më poshtë.
Të mësipërmet bindin çdo njeri se dhe ky ishull ka qenë **pellasgjik.**

16) **Skiathos** (Σκίαθος)

Banorë të parë të këtij ishulli (një nga ishujt Sporadë) thuhet se kanë qenë **pellasgë.**

(Encikl. e Madhe Greke vol. XIX, f. 928-929).

Këto tregojnë se dhe në këtë ishull banuan si banorë të parë dhe në kohët e vjetra **pellasgët.**

17) **Skyros** (Σκῦρος)

"Ky ishull i detit Egje, një nga Sporadet, në kohët e vjetra quhej dhe **Pelagia**".

(Encikl. e Madhe Greke, vol. XXII, f. 13)

Edhe ky ishull është pellasgjik për ato arësye që thamë edhe për ishullin Rodos.

18) **Hios** (Χίος)

A.N. Pahnos në Encikl. e Madhe Greke (vol XXIV, f 612. Athinë 1934) shkruan midis të tjerash edhe këto:

"Simbas legjendës së vjetër, themeluesi i ishullit ishte **Oinopion,** nip i Minosit, bir i Dionisit, i cili pasi mësoi nga i ati mjeshtërinë e verës, themeloi në Hio një dinasti, e cila futi këtu qytetërimin minoik gjatë të dytit mijëvjeçar p.e.r....

Banorët më të vjetër të Hios ishin pellasgët nga Thesalia, që qëndrojnë midis legjendës dhe historisë. Si provë të origjinës prej Thesalisë merret emri i malit kryesor të ishullit i quajtur Pelinnaion. Ky lidhet me emrin e qytetit pelasgjik në Thesali **Pellini,** që quhej edhe **Pelinnaion;** ka qenë djepi i adhurimit të Zeusit dhe prej këtej, si duket, u suall në Hio adhurimi i Zeusit **Pelinnain**". Nga këto q'u thanë më sipër del e qartë, se ky ishull është **pellasgjik.**

19) **Kreta** (Κρητη).

Studimin tonë mbi Kretën e lamë me qëllim në fund, mbasi të shumta, të rëndësishme dhe të pakundërshtuarshme janë provat se ky ishull i madh i Mesdheut ka qenë **pellasgjik**".

Për Kretën flitet së pari te Homeri, i cili thotë se në Kretë banonin dhe "pellazgët hyjnorë" (Odise. Kën. XXX 177). Ky është një element pellasgjik në Kretë shumë i rëndësishëm.

Tjetër element me rëndësi është dhe ky: Familja Mbretërore e Kretës ishte pellasgjike. Për këtë kemi këto prova:

**Homeri** thotë:

1) Shih Odis. K. XX Vargje 172-177 (Kjo pjesë u vu në faqe **36** të kësaj vepre).

2) Në të njëjtën këngë, (v. 178-181) lexojmë këto:

"Aty është **Knosos,** qytet i madh, ku Minos-i i fortë mbretëronte..... të atit tim, trimit Deukalion.

Deukalioni më lindi mua dhe mbretin Idomene,
3) Në Odis. (K. XI, v. 568) thuhen këto:
"Këtu pashë Minosin, birin e ndritur të Zeusit".
4) Në Iliadë përmenden këto:
"Pris i kretasve ishte Idomeneu, luftëtar i dëgjuar".
(Kën. II. V. 645).
"Kujtoj Dejfob, që ndryshe të shkoi puna:
vramë tre për një! U mburre kot së koti
fatzi! n'ta mbajtë, ti matu sot me mue,
ta marrësh vesh sa vlen pinjolli i Zeusit;
pse Zeusi polli kryeatin tim Minosin,
mbretin e Kretës, dhe ky Deukalionin
trimin që zani i pat marrë dheun, lindi,
dhe Deukalioni m'lindi mue që u bana
kryeprijsi i burrave të Kretës s'madhe.
Dhe tash këtu n'Iljon anitë i solla
për të zezë tande, të t'eti e trojanve".
(K XIII var. 446-454).

Simbas Diodor Sikeliotit, Deukalioni lindi Helenin, ky lindi Dorin dhe ky Teutamin. Ky i fundit erdhi në Kretë dhe u bë mbret i saj. Po për ta pushtuar e për t'u bërë mbret i saj, medoemos do të kish pasonjës të shumtë. Me të vërtetë kishte fuqi të tillë, siç e vërteton Diod. Sikelioti, i cili shkruan këto:

"Teutami, i biri i Dorit, birit të Helenit, birit të Deukalionit duke lundruar me eolej dhe pellasgë në Kretë, u bë mbret i ishullit".
(Vol. I, IV, 60,2)

Teutami u martua me të bijën e Kretheut dhe lindi Asterin (Ἀστέριον). Ky nga martesa me Europën pati tre djem. Minosin, Radamantin dhe Sarpedonin. Prej tyre Radamanti u bë ligjëvënës; Minosi mori fronin mbretëror dhe lindi Lykastin nga martesa e tij me Itonën, bijën e Laktiut; Likasti mbasi u martua me të bijën e Koribantit, Idën, lindi Minosin e dytë; ky me Pasifaen lindi shumë fëmijë, ndër të cilët edhe Deukalionin, atin e Idomeneut, i cili, simbas Homerit, ishte pris i kretasve gjatë luftës trojane.
(Ibid. vol. I, IV, 60,2-5).

Për Minosin e dytë Tuqididi shkruan këto: "Minosi shum'i vjetër, siç dëgjojmë, pregatiti fuqi detare dhe për një kohë të gjatë sundoi në detin e sotëm grek dhe ishujt Ciklade dhe i pari solli banorë në më të shumtat e këtyre, duke i dbuar karastët dhe duke emëruar djemt e tij hegemonë në këto, dhe piratët, siç ish e natyrëshme, duke i dbuar sa mundte nga deti, me qëllim që të ardhurat t'i vinin më lehtë".
(Lib. I, Kap. 4)

**Vërejtje:**

Fjala **Deukalion** shpjegohet në librin XII (Pjesë e tretë) të kësaj vepre, ku provohet se fjala është **pellasgjike-shqipe**.

Fjala **Teutamos** (kuptim i panjohur) është pellasgjike. Është emër katër mbretërish, një mbretëreshe, një mëmë mbretëreshe dhe personalitetesh të tjerë të shquara, si këto:

1) **Teutamos** ose **Tektamos**, i Dorut të Helenit të Deukalionit
(Diod. Sikelioti, v. I, IV, 60,2)

2) **Teutamos:** Ati i Pellasgut, q'ishte at'i Lethit. Ky i fundit ishte at'i Hippothout dhe Pylaiut, të cilët ishin aleatë me trojanët
(Il. B. 840-844)

3) "**Teutamos** ose **Teutamides** ose **Teutamias**, mbret i Larisës pellasgjike në Thesali; këtu erdhi Akrisi, mbasi kish frikë të takoheshe me të nipnë Perseun, simbas një orakulli. Po kur bëheshin lodra gjimnastikore prej Teutamidit për nder të t'et që kish vdekur, erdhi rastësisht Perseu, i cili gjatë ndeshjes së pentatlit vrau, pa dashur, të gjyshin dhe kështu u realizua orakulli"

(Encikl. e Madhe Greke Athinë 1933, vol XXII, f. 911)

4) **Teutamos**, mbret i **Assyrisë.**

(Për këtë do të flasim në kapitullin "mbi Assyrinë" ku do të shënojmë edhe pjesën përkatëse të Diod Sikeliotit — vol I, 22, 2-3)

5) **Teutamos**, i ati i Biantit, njerit nga të shtatë të diturit e Greqisë së vjetër, nga Priena, që ish qytet bregdetar në rreth **pellasgjik**. Këtë e dëshmon Menekrati Elaiti, i cili thotë:

"Menekrati pra Elaiti në veprën e tij "Peri Ktiseon" thotë se i gjithë bregdeti Jonik duke filluar nga Mykali, si edhe ishujt e afërm banoheshin më parë prej pellasgësh"

(Strabon, kap. 621, 3)

6) **Teutamos**, adjutant i Eumenit, oficerit dhe këshilltarit të Aleksandrit të Madh

"Prisat e **Argyraspidëve**" (atyre që kishin mburojë të argjenta), Antigoni dhe Teutani nga nakari kurdisnin plane kundër Eumenit"

(Plutarku, "Jeta e Eumenit")

7) **Teutam** (ides), stërnip i pellasgut, mbretit në Itali.

"Elaniku nga Lesbo thotë se tyrrenët që quheshin më parë **pellasgë**, pasi erdhën dhe banuan në Itali, muarën emrin që kanë sot..... Pellasgut, mbretit të tyre dhe Minippës së Peneiut u lindi **Frastori**, këtij **Amyntori**, këtij **Teutamidi**, dhe këtij **Nanasi**".

(Dionis Alikarnaseu, vol. I. A XXVIII, 3)

8) **Teuta**, mbretëresha e Ilirisë, gruaja e Agronit, të cilin e zëvendësoi pas vdekjes.

(Encikl. e Madhe Greke, vol. XXII, f. 91)

9) **Triteuta**, mëma e Teutës.

"Dimitri, i mburrur se ish kujdestar i fronit të Pinnit dhe se nënën e këtij e mori për grua, pas vdekjes së **Teutës**, edhe me vendasit sillej keq, dhe fqinjëve u bënte të liga".

(Dion Kassi, ek ton pro tu ast, 53)

10) **Teutikus**, delegati i Gjentiusit, Pretorit Roman:

"Duke u grumbulluar në ikje e sipër, më shumë se dyqind ranë në grykën e portës; prandaj u kallën aq tmer të madh, sa që oratorët menjëherë kërkuan të dërgonte gjetiu te Pretori **Teutikum Bellum**, krerët e fisit, që me anën e tyre të kërkonte armëpushim, për të mundur të bisedojnë mbi gjendjen e tanishme"

(T. Livius, Lib. XLIV, XXXI)

**Vërejtje.**

Fjala **Teutamos** është e së njëjtës origjinë me fjalët: **Teuta, Triteuta** dhe **Teutikus**; të gjitha këto janë fjalë **pellasgjike.**

**Deukalioni i pari**, ati i Helenit, ishte kryetar i familjes mbretërore të **Kretës.**

Deukalioni i dytë, ishte at'i Idomeneut dhe bir i **Minosit të dytë.** Pellasgët që shkuan në Kretë bashkë me lolenjtë nënë kryesinë e Teutamit dhe u instaluan aty, u bashkuan me "pellasgët hyjnorë" të Homerit (Odis.

XIX, v. 177) që ishin aty më parë. Eolenjtë ishin pellasgë simbas Herodotit; i cili thotë:

"Eolenjtë dhanë gjashtëdhjetë anije të armatosura si grekët; më parë quheshin pellasgë, siç thonë grekët (helenët).

(Lib. VII, Kap. 95,20-25).

Përveç këtyre elementeve pellasgjike në Kretë, kemi edhe emërat: **Gortys Gortymaia, Gyropetra, Gortys** (biri i Radamanthit), **Gortys** (biri i Tegjeatit), **Girone, Gyrtone, Malia, Malla, Mala, Mallia, Mallion** (gjiri) etj. për të cilat shih në Librin e Tretë të kësaj vepre (Gyrai Petrai). Këto të gjitha janë të tjera elemente pellasgjike, që dëshmojnë se ishulli Kreta ishte ishull **pellasgjik.**

Nga sa u thanë gjer këtu del e qartë, se atje ku ka "Larision pedion" (Fushë Larisaike), atje ka dhe **Larisa;** ku ka **Larisa,** ka edhe pellasgë. Në Kretë kish **pedion Larision** ose **Larisa.** Këtë e vërteton Straboni, i cili thotë: "...Dhe në Kretë qyteti i sotëm i themeluar në **Jerapetna,** nga e cila edhe fusha nënë të quhet **"pedion Larision"** (Kap. 440, 10-15). Tjetër element **pellasgjik** në Kretë kemi dëshmin'e Makrobit në Saturn, I, 15, i cili thotë se kretasit e quanin ditën (**ἡμέραν**) dhia. (shih Fjalorin latinogrek të St Kumanudit, Athinë, 1884, f. 222). **Dhia** që më parë shqiptohej si **dia,** u bë më vonë **dita** ashtu si fjala **"nata",**

Në fillim të studimit tonë mbi **Kretën** thamë se Homeri përmend edhe eteokretas edhe kydonë në Kretë (Od. XIX, v. 176).

Simbas katalogut të *Diod. Sikeliotit* (vol. I, IV, 60-2-5). Radamanthi ishte vëllai i Minosit të parë. Nga fjala **"Radamanthis"** po të heqim mbaresën — is, mbetet rrënja: **Radamanth.** Dihet se ftongu (dhelta) në kohët e Homerit shqiptohen si ftongu D.d.m.th. Radamand. Përveç fjalës **Radamand** gjendet edhe fjala: **Radames,** që gjendet si emër i përveçëm në operan **"Aida".** Shpjegohemi.

Hedivi i Egjiptit, Ismail Pasha, kishte stolisur ndër të tjera qytetin Kairo me theatër madhështor. Inaugurimin deshi ta bëjë me opera që të ketë subjekt egjiptian d.m.th. nga historia e faraonëve të vjetër. Subjekti u hartua prej Mariet Beut, drejtorit francez të Muzeut Arqeologjik të Kairos, në bazë të legjendës së vjetër. Muzika e operas u bë prej kompozitorit Xh. Verdit.

Në këtë opera që ndahet në katër akte dhe u çlaq për herë të parë **në** Theatrin e Kalifit (në Kairo) me 24 dhjetor 1874, protagonistë janë **Radames,** një i ri fisnik egjiptas, i fejuar me të bijën e mbretit Farao, dhe Aida, bija e mbretit të Ethiopisë. Këtë **Aida** e dashuron Radamesi, po fshehtas. Emri pra Radames është pothuaj një me emrin **Radamanth;** të dy kanë të njëjtët ftonge dhe të njejtin kuptim. Këto i sjellin nër ment lexonjësit, veçanërisht lexonjësit shkencëtar, fjalën arabe **Ramadan,** që ka rrjedhur me anën e metatezës reciproke të ftongëve **m** dhe **d.**

**Ra/dam/es** ose **Ra/dam/anth.**

Ra/mad/anth

Metateza e ftongeve është fenomen i moshës së re i njerëzve të paditur (Krah. Ar-van-it = Ar-nav-it = Ar-nav-ut = (shqiptar turqisht).

(Shëmbëlla metateze ftongesh tregohen në tabelën V. të kësaj vepre).

**Konkluzion.**

Nga fjala e vjetër: **Radames** dhe **Radaman thys** që ka lidhje me fjalën e sotme arabe **Ramadan,** mund të nxjerrim konkluzionin se kretasit kishin lidhje me arabët

Më sipër, thamë, se fjala Ramadanth na kujton, veçanërisht lexonjësit shkencëtar fjalën arabe **Ramadan**, që nër arabët musulmanë ka këto kuptime:

1) Muaji i nëntë i agjërimeve
2) Muaji i nxehtë
3) Tërësia e parimeve morale.

**Radamanthys** (vëllai i Minosit) ishte i dëgjuar si njeri i drejtë. Në atdheun e tij u bë ligjëvënës dhe pas vdekjes u emërua gjykatës te Hadi.

Më sipër u tha se fjala arabe **Ramadan** tregon edhe tërësin'e parimeve morale; po parimi moral m'i lartë është **drejtësia.** Kështu pra fjala arabe **Ramadan** ka lidhje me fjalën e vjetër: **Radamanthys.** Kretasit pra, siç duket, kishin lidhje me arabët e Libisë. Të tjera prova **pellasgjike** në Kretë kemi këto: S.N. Marinatos, kujdestar antikitetesh, shkruan në Encikl. e Madhe Greke (vol XIV, Athinë, 1930) dhe këto që pasojnë: "Knosos (Gjeogr. e vjetër), qytet i famshëm shumë i lashtë i Kretës, që mund të quhet më i vjetri qytet i Europës dhe metropoli i qytetërimit europian më të vjetër". (f 612)

"Qyteti me këtë emër është i njohur prej Homerit; emri duke qenë parahelenik... është pa dy him dhe më i vjetri emër i qytetit dhe i përket popullit parahelenik të kretasve minoikë" (f. 612).

"Lavdinë dhe famën ua detyron qyteti jo aq shkrimtarëve të vjetër, që flasin shumë për të, po gërmimeve të dëgjuara të arkeologut engles ser Arthur Evans. Këto gërmime që filluan prej vitit 1900 dhe vazhduan, vërtetuan famën që kishte qyteti nër kohët e vjetra dhe provuan se me të vërtetë ka qenë qytet shumë i vjetër dhe qendër e dinastisë së fuqishme të mbretërve **parahelenikë**, nga të cilët tradita ruajti vetëm emrin e Minosit" (f. 612) (arq. parahistorike). Epoka neolitoike. Në këtë epokë Knoson del se ka qenë qendër e banuar. (f. 612)

"Epoka e bakërt. Me fillimin e epokës protominoike (që vihet aproksimativisht rreth vitit 3315 p.e.r. d.m.th. të parit vjet historik të Egjiptit) s'gjejmë më gjurma me rëndësi në Knoso... Vetëm gjatë epokës së tretë protominoike (2400-2100) gjejmë vepra monumentale për herë të parë në vendin ku pas pak ndërtohet pallati i madh... Në fillim të epokës mesominoike (rreth vitit 2100 p.K.) kemi të parat ndërtesa me rëndësi në Knoso (f. 612) (parahist.) Historia e qytetit simbas gërmimeve, që na paraqitin më tepër fatet e pallatit, mund të përmblidhet në këto pak fjalë;: "Që nga epoka neolitike ka në vendin e Knosos një qendër të banuar, që ja kalon nga ana e gjerësisë çdo qendre tjetër të njohur mbi tokën europiane" (f. 617).

(Mbi **Knoson** shih gjër'e gjatë në faq. 612-619 të volumit të sipërm të Encikl. së Madhe Greke).

N.J. Papadaqis, ish Drejtor i Arkivës Historike të Kretës, shkruan në Encikl. e Madhe Greke (vol. 23, Athinë 1933) dhe këto:

"Faistos (gjeogr. e vjetër). Qyteti i Kretës shumë i vjetër dhe i rëndësishëm, ndërtuar gjatë epokës mesominoike (f. 785 shif dhe f. 785-787).

**G.S. Papantonaqis,** Dr. i së drejtës, shkruan gjërë mbi ishullin Kretë në Encikl. e Madhe Greke (vol. XV, Athinë, 1931, f. 166-190). Nga ky artikull tepër i gjatë shkëputim këto:

"**Parahistoria.** Gjurmat më të vjetra të njeriut në ishull janë nga epoka neolitike, e sidomos nga ajo më e reja (6-8000 vjet p.e.r. gjer më 3500 pothuaj" f. 169).

"Epoka mesominoike është ajo në të cilën zhvillohet mirë qytetërimi minoik dhe arti merr karakterin dhe veçoritë e frymës minoike. Në këtë

epokë (d.m.th. 2100 p.e.r.) ndërtohen përherë të parë pallatet e mëdha minoike të Knosos, të Faistos dhe të Malion" faq. 170).

"Epoka mesominoike karakterizohet si kulmi i parë i qytetërimit kretas, kur disa degë të artit arritën në shkallën më të lartë të përsosurisë (ibid).

"Filistenjtë e Biblës, që provuan të parët të invadojnë Egjiptin, ishin nga origjina **kretas**".

(Ibid. f. 172) (Shih ibid.f. 190-192, artikulltë N.S. Marinatos "vende arkeologjike, gërmime dhe zbulime arkeologjike).

S. Ksanthudidis, ish Drejtor i Muzeut të Heraklion të Kretës shkruan në "Fjalorin Enciklopedik Eleftherudaqi" vol. VIII, f. 182-183) ndër të tjera edhe këto:

"Me anën e këtyre punimeve (të gërmimeve) dolli në shesh qytetërimi i shkëlqyer i Kretës në mijvjeçarin e tretë e të dytë p.e.r. dhe u provua se vatra kryesore e qytetërimit të quajtur i Egjeut ishte ishulli i madh i **Kretës**".

Të gjitha këto janë argumenta me shumë rëndësi dhe elemente që dëshmojnë se Kreta u banua që nga epoka **neolitike** prej **parahelenëve** që ishin vetë **pellasgët**.

Tjetër element i rëndësishëm pellasgjik në Kretë është **fakti** se **veshja** e grave të Kretës së vjetër është një me atë të grave të Malësisë së **Shkodrës**.

(Encikl. vol. XV, f. 171, Athinë, 1931).

Duke mos e quajtur të nevojshme të shtojmë dhe elemente të **tjera** (se ato që thamë janë të mjafta) i kujtojmë lexonjësit ato që shkruan shkrimtari italian P. Ducati (në veprën e tij "L'arte classica" Torino, 1927) mbi **Kretën**, e veçan mbi "**pallatin e Knosos**".

Më lart thamë se element tjetër pellasgjik në Kretë është ky: "**Familja mbretërore e Kretës ishte pellasgjike**". Për provë paraqitëm dëshmitë përkatëse Tani pra, para se t'i japim fund studimit mbi Kretën, e shohim të udhës të shtojmë një tabellë **kronologjike** dhe **gjenalogjike** që tregon mbretërit e Kretës me radhë, që nga **Deukalioni i Parë** gjer te Idomeneu, që ka marrë pjesë në luftën e Trojës si pris i kretasve. Kjo tabellë u hartua në bazë të dëshmive të sipërme. Tabelën XIII e parashtrojmë në faqen që vjen.

**Tabella XIII**

Tabellë kronollogjike dhe gjeneallogjike, që përfshin mbretërit (prijësit) e Kretës me radhë, që nga Deukalioni i Parë, gjer te Idomeneu, prisi i kretasve në luftën trojane, është bërë në bazë të elementeve që na jep Homeri (Odis. K. XIX v. 172-181, K. XI, v. 568, Il. K.B., v. 645, K. XIII, v. 446-454) dhe Diod. Sikelioti (vol. I, IV, 66,2-5).



Nga sa thamë mbi Kretën, dalin këto konkluzione:

1) Se ky ishull i madh i Mesdheut u banua që nga epoka neolitike dhe patjetër që nga e treta mijëvjeçare p.e.r. dhe

2) Banorët e tij më të vjetër dhe parahistorikë kanë qenë parahelenët d m.th. pellasgët, të parët e shqiptarëve të sotmë.

Në këto konkluzione të sigurta na shpien elementet e shumta pelasgjike që gjetmë në këtë ishull, si edhe përfundimet e gërmimeve. Duke i dhënë fund studimit tonë mbi **''Deti Mesdhe — Ishujt''**, thomi se tërë ishujt e Mesdheut ishin pellasgjikë në kohët e vjetra parahistorike. Dhe këtë e bazojmë në këto që pasojnë:

1) **Sp. N. Marinatos**, shkruan këto:

a) **''Qytetërim minoik**. U quajt kështu qytetërimi që u zhvillua në Kretë gjatë epokës shumë shekullore, që ka për qendër si të thuash, mbretërinë **e Minosit** (2800-1400 p.e.r.) dhe si u përhap dalngadal në Mesdhe kontribuoi bashkë me qytetërimin micenaik që lindi nën influencën e tij të mrekulluarshme të qytetërimit grek''. (f. 239).

b) **''Qytetërimi minoik** gjatë zhvillimit të tij... arrin gjer te vendet më të largme të Europës së Mesme'' (f. 240).

c) ''Influenca sporadike të **qytetërimit minoik**, bile shumë të vjetra (që nga 2000 p.e.r.) gjejmë në Malta. Legjenda në lidhje me fenomene të caktuara, na bind se më vonë edhe Qypros me Egjiptin u nënështrohen influencave të dendura të **Kretës...''**

''Gjurmat e tij, këtu të qarta e të shumta, aty të tërthorta, çfaqen që nga **Sikelia** dhe **Italia e Poshtme** gjer te anëdetjet e Azisë së Vogël, gjer në Syri dhe Palestinë, dhe që nga Europa e Mesme gjer në Egjipt dhe akoma më në jugë, gjer në Nubi. (faqe 240).

ç) Gjatë periudhës dymijëvjeçare të jetës së tij, dhe jo vetëm kur ndodhej në kulmin e zhvillimit, **qytetërimi** kretas, frymëzohet fund e krye nga një frymë **përparimi, butësie** dhe gëzimi... Fryma e paqes së përherëshme, q'u quajt me vend **''pax minoica''** prej Evansit, pasqyrohet edhe në art...

**''Qytetërimi minoik**, si një casis **paqësore e shekullit të bakërt**, na paraqit artin e tij, një art që është plot lodra dhe gëzime, një art butësie dhe idilesh. Fryma e përgjithëshme e tij tregon **qytetërim** sensibël, plot me gëzime fisnike të jetës, me një fjalë qytetërim me tendenca humanitare të panjohura në **shoqëritë parahistorike''**. (f. 241).

(Encikl. e Madhe Greke, vol. XVII, Athinë, 1931).

2) **Ad. Adamantiu** (ish profesor i Artit Bizantin në Universitetin e Athinës) dhe **K. Aleksandris** (nënkapiten i Flotës së Luftës) shkruajnë sa më poshtë në vol. II të Encikl. së Madhe Greke, (f. 430).

— **''Kohët minoike**; që nga kohët më të lashta ishujt e detit Egje banohen prej popujsh, për të cilët s'mund të thuhet me saktësi se cilët ishin dhe nga vinin ''.

Kujdestari i antikiteteve të Cikladeve **D. Peppas** (siç u tha edhe më lart thotë se gjatë mijëvjeçarit III dhe II p.e.r. s'dihet ç'kombësi kanë pasur banorët anonimë të Delos dhe t'ishujve ciklade. Ajo që mund të thomi për ta është se s'kanë qenë grekë

(shih më gjërë Encikl. e Madhe Greke, vol. IX, f. 96, Athinë 1929).

— Këto të mësipërme po të lidhen me faktin se banorët e vjetër të Kretës shin pellasgë, pra dhe **qytetërimi minoik** është **qytetërim pellasgjik**, që u përhap në ishujt e Mesdheut, si edhe dëshmia e përgjithëshme e Herodotit

(L. VII Kap. 95, 20-25), të gjitha këto janë prova të plota, se të gjithë ishujt e **Mesdheut** në epokën shumë të lashtë u banuan prej **pellasgëve.**

Duke e mbyllur studimin **''Deti Mesdhe — Ishujt''** paraqitim tabellën XIV, me toponimi dhe emra të tjerë që kemi takuar gjatë këtij studimi:

**Tabella XIV**

Që përfshin emra ishujsh në **detin Mesdhe,** që kanë për rrënjë **gjuhën shqipe,** si dhe emrin e një hunde.

1) **Delos** (ishull)
2) **Renaia,** ose **Renaie,** ose **Reneia,** ose **Rene (Rena)** (ishull)
3) **Syrie** (ishull)
4) **Syros** (ishull)
5) **Nisyros** (ishull)
6) **Skopelos** (ishull)
7) **Karpathos** (ishull)
8) **Astypale** (ishull)
9) **Hydra** (ishull)
10) **Kythnos** (ishull)
11) **Kypros** (ishull)
12) **Paros** (ishull)
13) **Pylas** (hundë në ishullin Kypros)

II

# KAPITULLI I TRETË

## "SYRIA"

1.) **"Syria"** është vend bregdetar i Azisë, që shtrihet nga Tauri gjer te Finiqi dhe ndahet në Syri të sipërme, të poshtme dhe të zgavërt.

Mbi Syrinë Straboni thotë dhe këto:

"....Shtrihet dhe ky paralel nga njera anë nëpërmes Kyrenës dhe vendeve jugore të Kartagjenës nëntëqind stade gjer në Maurusin'e mesme, nga ana tjetër përmes Egjiptit dhe Syrisë **së Zgavërt** dhe **Syrisë** së **Sipërme** dhe Babilonisë, Susiadës Persiane, Karmanisë, Gjedrosisë së sipërme gjer te Indian.

(Kap. 133-134, shih dhe kap. 692, faq. 19)

2) **"Syrako** dhe **Syrakusai"**, qytet bregdetar i Sikelisë.

(Fjalor emrash të përveçëm, Skarl. Bizantit, Athinë 1852f. 170).

3) **"Syrias"** hundë dhe bokeri (hundë e Paflagonisë).

(shih Markianu" Paflagonias Periplus" Vjenë, 1807, V.I. f. 453).

4) **"Syria"** vendi i Mesopotamisë.

(Gjenesis, K. 25)

5) **"Sura"** qytet në Syrin'e zgavërt mbi Eufratin,

(Encikl. e Madhe Greke, vol. XXXII, f. 160).

6) **"Sura"** qytet në Azinë e Vogël, në anëdetjen e Lykisë, në perendim të lumit Myron, me faltore të Apolonit.

(ibid.)

7) **"Sura"** qytet i Iberisë në Azi; përmendet prej Ptolemeut.

(ibid.)

8) **"Sura"** lum i Gallatisë në Azi.

(ibid).

9) **"Sura"** qytet i Paflagonisë.

(ibid.)

10) **"Sura"** kështjellë e Thrakës në Emimontë që e rindërtoi Justiniani.

(ibid.)

11) **"Surikon"** Kështjellë e Dardanisë, e rindërtuar prej Justinianit.

(ibid. f. 162)

12) **"Surion"**, qyteti i Kolkidës mbi lumin Fasid, simbas Ptolemeut. Identiteti pa caktuar.

(ibid. f. 162)

13) **"Sur"** vend me zhur, **shkretëtira.**

(Gjenesis, K. 20, 1-2)

14) **"Sur"** rrugë.

(Gjenesis, kap. 16, 6-8)

15) **"Sur" shkretëtirë,** vend me shur.

"Banoi (Izmaili, biri nga Agar) që nga Eveilat gjer te **Sur**, që është kundrejt Egjiptit gjer sa të arrish te asyrianët".
(Gjenesis, Kap. 25,18)
16) **"Sur" Shkretëtirë.**
"Nxori Moisiu bijt e Izrailit nga Deti i Kuq dhe i shpuri në shkretëtirën **Sur**; dhe shkonte tri dit në shkretëtirë dhe s'gjente ujë për të pirë".
(Ikja Kap. 15, 22-23)

**Vërejtje.**

Ikja e israelitëve prej Egjiptit u bë në vitin 1530 p.e.r.
(Shih Historin'e Përgjithëshme, prej K. Paparigopullit Athinë 1849 f. 33).
Kuptohet se tërë emrat e sipërm, emra **shqip: "Sur"** (shur) kanë qenë shumë kohë përpara largimit të israilitëve. Autori israilit, kur u gjet në shkretëtirë, e gjeti fjalën **Sur** dhe e përmendi.
Të gjitha toponimitë dhe emrat e tjerë që përmendem sipër, janë formuar nga njëjësi i fjalës pellasgjike: **sur.** Po edhe nga shumësi **sur-t** formohen emra (simbas **gurt** etj). Këto emra janë të përveçëm dhe të përbashkët; kështu kemi emrin sipas tipit grek: **Σύρ-τ-ις, Σύρτ-εως καί Σύρτ-ιδος** (gjindore) d.m.th. vend me shur. Këtë shpjegim japin edhe fjaloret.
(Shih fjalorin Sk. Bizantin F. 170).
**Syrtis** si emër i përveçëm tregon dy vende bregdetare të Libisë që janë me shur; këto quhen **"Syrtis e Madhe"** dhe **"Syrtis e Vogël"**, Straboni thotë këto:
"Nga **Syrtet** ajo m'e vogëla ka një perimetër njëmijë e gjashtëqind staae... ajo e madhja, siç thotë Eratoshteni, e ka pesëmijë".
(Kap. 123, 5-15).
Edhe Herodoti vërteton se **Syrtet** ishin toka me zhur; ja ç'shkruan:
"Për Libinë dimë se është tokë e kuqe dhe plot me zhur... se në anëdetjet e Arabisë banojnë **syrianët**.
(L. II, Kap. 12)
Në lidhje me **Syrinë** K. Paparigopulos shkruan këto:
**"Syria"...** përfshinte atë që quhet sot **Suristan...** nga lindja vendi merrte më tepër karakterin e shkretëtirës arabe, me gjithë që shkretëtira syriane s'kish, si duket, në kohë të lashta, gjërësinë që ka sot; **përveç këtyre përfshinte gjer përtej Palmyrës shumë qytete të lulëzuara, të cilat duke u ndërtuar atje ku mund të mblidheshin disa ujra, ngriheshin si ishuj në mes të pellgut të pafund dhe plot me zhur;** po tani të gjitha u zhdukne". Kështu pra Syria e vjetër e banuar prej një populli punëtor, i cili me vaditje dhe punë të pareshtur e shndërroi tokën e saj të thatë dhe plot me zhur në një fushë pjellore, kishte ahere një pamje krejt të ndryshme nga e sotmja".
(Shih Manual i Historisë së Përgjithëshme, Athinë, 1894, f. 46-47).

---

III

# KAPITULLI I KATËRTË

## "ASSYRIA" ( 'Ασσυρία )

Assyria është krahinë midis Medisë, Mesopotamisë dhe Babilonisë (Kurdistan); ngandonjëherë thuhet edhe Syria (simbas Fjalorit të emrave të përveçëm të Sk. Bizantit f. 31). Gjithashtu nga Straboni mësojmë se Assyria quhej dhe Syria. Ja se ç'thotë ky:

"Duket se emri i **Syrëve** shtrihej që nga Babilona gjer te gjiri Issik dhe prej këtej gjer te Deti i Zi në kohët e vjetra... Ata që shkruajnë historinë e pushtetit të Syrëve, kur thonë se medët u pushtuan prej persëve, dhe syrët prej medëve, s'kuptojnë të tjerë Syrë, po vetëm ata që kanë bërë pallatin në Babilonë dhe Nino".

(Straboni, Kap. 736-737).

Simbas këtyre **Assyria** dhe **Syria**, assyru dhe syrët merren ngandonjëherë si e njëjta gjë.

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Assyria

Fjala **Assyria** del nga fjala **Assur; assur** përbëhet nga **-as** dhe **sur; as** është folje e gjuhës japetike, pa mbaresa që tregojnë persona dhe numura; vetëm nga konstrukti i frazës kuptohej personi dhe numuri i kësaj foljeje (Shënim — Mbi foljen -as, shih më lart). **Sur** është fjala (pellasgjike — shqipe): sur (sot shqip shkruhet **shur**), siç u bë fjalë edhe në kapitullin e mëparëshme. Syria", Sur, siç u tha, merret edhe si emër i përveçëm i një individi, edhe si emër kombëtar. Kështu p.sh. **Syros** dhe femërore **Syra** do të thotë ose "unë thuhem **Syros**," ose "kam emrin kombëtar **Syros**". E njëjta gjë ndodh edhe me fjalën e përbërë prej asaj: **Assur.** Kjo me nyjen **i**, kur vihet në fund të fjalës bëhet **Assur-i.** Greku Assur-it i shtoi mbaresën **-os,** dhe u bë **Assur-i-os** (mashk.) dhe **Assyr-i-a** (fem.) Fjala pra **Assyria** është e së njëjtës kombësi me fjalën **Syria** d.m.th. është fjalë **pellasgjike.** Që fjala Assyria (si edhe fjala Syria) është pellasgjike vërtetohet edhe nga elemente të tjera pellasgjike, të cilat i gjejmë në këtë vend. Kështu p.sh. në Assyria ishte një qytet i quajtur "**Larisa**". Këtë qytet e përshkruan Ksenofonti në "Anabazën e Kirit" kështu:

"Grekët, duke ecur pjesën tjetër të ditës, me siguri arritën në lumin Tigër. Këtu ish një qytet i madh, po i shkretë, dhe quhej **Larisa;** në të banonin medë. Muri i tij ishte 20 këmbë i gjërë, dhe 100 i lartër; rrethi i tij ishte dy parasanga; është ndërtuar me plithare prej balte; themeli ishte prej guri 20 këmbë i thellë".

(III, 4,7)

Dihet se ku ka **Larisa,** atje ka pasur dhe **pellasgë.**

Në Assyri gjejmë mbret me emrin Teutamos, që është emër mbretërish dhe personalitetesh të tjera pellasge. Në lidhje me këtë mbret të Assyrisë Teutamos, Diod. Sikelioti shkruan: "thonë se grekërit e Agamemnonit erdhë kundër Trojës, në kohën kur mbretëronte në Azi Teutami që ish i njëzettë që nga Ninyu i Semiramidës; hegjemoninë e Azisë e patën assyrianët më tepër se njëmijë vjet".

(L. II, 22,2)

Emri Teutamos (siç u tha dhe më lart) është fjalë **pellasgjike**.

Në lidhje me mbretin e Assyrisë Teutamon shtojmë këto:

Teutami është pellasg. Duket me të vërtetë e çuditëshme si u gjend mbret pelasg në Assyri. Ksenofonti prej Athine thotë, se në Assyri gjindej qyteti Larisa, të cilën dhe e përshkruan. Dihet se atje ku ka Larisa, ka dhe pellasgë. Del pra se Teutami, mbreti i Assyrisë, ishte mbret i pellasgëve.

**Vërejtje**

Assyria e herëshme korespondonte me Kurdistanin e sotëm, vendi i karduhëve të Ksenofontit, ose të kurdeve. U provua se në Assyri banonin pellasgë. Dhe tani del pyetja: cila nga të dyja: **pellasgët** janë instaluar **në** Assyrin'e karduhëve, apo karduhët **në** Assyrinë e pellasgëve?

Është e mundur të besohet se pellasgët prej atyre që gjëndeshin në Kretë 3000 vjet p.e.r. apo pellasgë nga Italia, nga Greqia, nga Epiri e nga Azia e Vogël, të kenë emigruar dikur në thellësit'e Azisë për të gjetur mënyrë jetese më të mirë? Ishte e mundur të ktheheshin prapë në atdheun e tyre të vjetër japetik prej të cilit ishin larguar para vjetësh që s'mbahen mend? dhe të vinin të vendoseshin, atje ku gjendeshin n'atë kohë? Sigurisht jo. Pastaj dihet se emigrimet e popujve japetikë bëheshin gjithmonë në perëndim të Indisë. E kundërta është e vërtetë, se kurdët ose karduhët aty rreth 2000 vjet p.e.r. pushtuan bashkë me vende të tjera, (shih historinë) edhe **Assyrinë pellasgjike,** duke marrë emrin e vjetër të vendit që pushtuan. Assyrianët e ardhur dënonin pa mëshirë të mundurit në luftë. Përkundrazi silleshin mirë me ata q'u nënështroheshin pa luftë. Këto i vërteton Diod. Sikelioti, i cili shkruan:

"Farno, mbreti i saj (Medise) rrjeshtoi fuqi të madhe, po mbasi e lanë ushtarët edhe humbi një shumicë ushtarësh, edhe ai vetë me gruan dhe të shtatë fëmijët u zu dhe u kryqëzua".

"Prandaj mbreti i tyre (i ermenëve) Barnazi, duke parë se s'kish fuqi të mjaftë për të luftuar, i dolli përpara me shumë dhurata dhe tha se do të bënte çdo porosi e çdo urdhër. Ninoja e përdori me shpirtmadhësi dhe i dha leje të sundojë në Armeni edhe si mik iu zotua të dërgojë ushtri dhe ushqime në kampin e tij".

(L. II, 1,9-10).

Duket se edhe pellazgët e Assyrisë s'mundën t'u kundërshtojnë karduhëve, — assirianëve dhe i u nënështruan me dashje. Kështu fituan besimin e pushtonjësve dhe mundën të ruajnë kombësin'e tyre, si edhe të zgjedhin mbret. Kështu shpjegohet se si ata zgjodhën për mbret të tyre **Teutamin.**

Në veprën "L'Orient et la Grèce", të profesorëve A. Malet dhe J. Issako, (quatrième édition, Librairie Hachette, 79- Bulevard Saint-Germain-Paris) përmenden mbretër të Assyrisë me emrin **Assourbanipal** (shif f. 77, 84, 93, 96 të veprës në fjalë). Në f. 77 ka dhe një fytyrë të një mbreti të Assyrisë që quhej **Assourbanipal** dhe që kish dalë për gjah.

Fjala e përbërë **Assourbanipal** përbëhet nga këto fjalë:

| | |
|---|---|
| Ass (o) ur | = **Assouri** |
| ba | = atë |
| ni | = ne (ve) |
| pal | = lindi |

Kjo fjalë Ass(o)urbanipal u bë në greqishten: Sardanapalos **Σαρ-δα-νά-παλ-(ος)**. d.m.th:

| | | | |
|---|---|---|---|
| **ass(o)ur** | u | bë | **sar;** |
| ba | ,, | ,, | da |
| ni | ,, | ,, | na |
| pal | ,, | ,, | mbeti pal |

Pastaj në këto u shtua mbaresa greke — os dhe u bë: Sardanapalos q'është një me: **Assurbanipal.**

Nga sa u thanë më sipër, shihet se fjala: **ass-(o)ur** që tregon, siç u tha: **jam Syros,** (shur), me kohë humbi kuptimin e foljes (jam) dhe u muar si një fjalë duke u harruar kuptimi i saj fillestar. Kjo provohet nga fakti se në greqishten u bë **sar** (*Σάρ*). Nga këto q'u thanë më sipër, del se mbretërit e **Assyrisë** me emrin **Assurbanipal** kanë qenë pellasgë dhe pra edhe **Assyria** ka qenë dikur vend **pellasgjik** i banuar prej **pellasgëve.**

Nga sa thamë për toponimitë dhe emrat e tjera që gjetmë në studimin tonë mbi Syrinë dhe Assyrinë dhe që kanë për bazë fjalën **sur,** nxjerrim këto konkluzione:

1) Se toponimitë në fjalë janë **pellasgjike**

2) Gjuha shqipe — që i shpjegon — është gjuhë **pellasgjike.** Pra edhe shqiptarët janë trashëgimtarët e **pellasgëve.**

3) Vjetërsia e shqiptarëve arrin përtej mijëvjeçarit të dytë p.e.r. d.m.th. vjetërsia e tyre është **parahistorike-pellasgjike.** Pikërisht ky fakt është, simbas Aristotelit, privilegj **fisnikërie,** ose **origjine,** prej fisi të shquar, fisit të shqiptarëve.

4) Pellasgët banuan edhe në Assyri, ku quheshin **Assyrioi.**

5) Emri kombëtar i shqiptarëve në ato kohë është **pelasgë-Asyrioi.** dhe

6) Mbretëri e tyre ishte mbretëria e **Assyrisë.** Tani që mbaruam studimin tonë mbi **Syrinë** dhe **Assyrinë** — me këtë mbaron **Libri i Tetë** i kësaj vepre — paraqitim në faqen që vjen **Tabellën XV** që përfshin emrat toponimikë dhe të tjerë që janë formuar nga fjala shqipe: **sur** dhe që i përmëndëm gjërë e gjatë.

### Tabellë XV

Përfshin toponimi dhe emra të tjerë të formuar në bazë të fjalës shqipe: **S(h)ur.** = shur.

1) **Syria** (vend bregdetar i Azisë)
2) **Syrako** dhe **Syrakusai** (qytet në Sikeli të Italisë)
3) **Syrias akra** (Hundë dhe bokeri në Paflagoni)
4) **Syria** (vend në Mesopotami)
5) **Sura** (qytet i Syrisë së zgavërt mbi lumin Eufrat)
6) **Sura** (qytet i Azisë së Vogël)
7) **Sura** (Qytet i Iberisë në Azi)

8) Sura(Lumi i Galatisë në Azi)
9) Sura (Qytet i Paflagonisë)
10) Sura (Kështjellë në Emimont të Thrakës)
11) Surikon (Kështjellë e Dardanisë)
12) Syrion (Qytet i Kolkidës)
13) Sur (Shkretëtira, vend me zhur afër Egjiptit)
14) Sur (Rrugë)
15) Syrtis (vend me zhur në bregdet të Afrikës)
16) Assyria (vend i Azisë i quajtur edhe Syri ngandonjëherë)
17) Ass (c) urbanipal (emër që kishin shumë mbretër të Assyrisë në kohët e vjetra).

Mbarim
i Librit të Tetë (Pjesë e Dytë)

# PJESË E DYTË

## *LIBRI IX*

I

''Pellasgë në Atikë''

II

''Pellasgë në Beoti''

III

''Pellasgë në Orkomeno''

IV

''Pellasgë në Thesali''

V

''Pellasgë në Thrakë dhe Samothrakë''

VI

''Pellasgë në Micenë''

VII

''Pellasgë në Tirynth''

VIII

''Pellasgë në Argos''

I

# PELLASGË NË ATIKË

## KAPITULLI I PARË

Që pellasgët — të parët e **shqiptarëve** të sotmë — banuan në **Atikë**, kemi këto dëshmi:

A. **Herodoti** shkruan:

1. "Pellasgët kur u dbuan nga **Atika** prej athinasve me të drejtë, a pa të drejtë"...

(L. VI, Kap. 137).

2) (Shih më lart — dëshmi e katërt — te kjo vepër)

3) "Me athinasit që numëroheshin nër helenë ahere, pellasgët u **bënë** bashkëbanues në vendin e tyre; prandaj nisën të quhen e të konsiderohen helenë".

(L. II, Kap. 51)

a) **Vërejtje:**

Meqenëse Athina ndodhet në Atikë, del se edhe pellasgët që banuan bashkë me athinasit, banuan në Atikë.

4) (Shih më lart — dëshmi e dytë — te kjo vepër)

5) (Shih — dëshmi e shtatë — " " )

b) **Vërejtje:** (Mbi dëshmin'e shtatë)

Mbasi edhe Atika ndodhet në Greqi, del se pellasgët banuan dhe aty, d.m.th. në Atikë.

B) **Straboni** shkruan:

1) (Shif më lart — dëshmi e tetë — te kjo vepër).

2) "Thuhet se nga ata që sunduan në Greqi, pellasgët kanë qenë shumë të vjetër".

(Kap. 327) .

Vërejtja e mëparëshme (e dyta) ka fuqi edhe për ato që dëshmohen prej Strabonit, i cili thotë:

3) "Dhe në Atikë ka **Larisa**"

(Kap. 440, 20-25)

c) **Vërejtje:**

Siç kemi thënë shpesh, atje ku ka Larisa, atje ka dhe **pellasgë.** Pra edhe nga fakti vetëm se në Atikë ka Larisa, del e qartë se Atika u banua prej **pellasgëve.**

Ç) **Pausania** thotë dhe:

"Në Akropol (të Athinës) përveç pjesës që bëri Qimoni, biri i Miltiadit, tjetrën pjesë të murit e thurnë, si thuhet, **pellasgë** që banuan dikur nënë Akropol".

(Attika, I,28,3)

ç) **Vërejtje.**

Edhe nga këto të Pausanias del se Atika u banua prej **pellasgëve.**

Ç) **G.D. Kapsalis** shkruan shumë për Atikën, prej të cilave citojmë këto:

"Banorë më të vjetër të asaj (Atikës) qysh në kohën e epokës **neolitike** qenë pellasgët.

(Enckl. e Madhe Greke, vol. VI, f. 154, Athinë 1928)

**Konkluzion i fundit**

Nga dëshmit'e paraqitura më sipër, tregohet në mënyrë të sigurt, se **Atika** akoma në kohën e epokës parahistorike u banua prej **pellasgëve.**

II

## PELLASGË NË BEOTI

# KAPITULLI I DYTË

Prova historike që dhe në Beoti banuan dikur pellasgë, janë këto:

A) **Herodoti** me dëshmitë e tij (shih më lart, dëshmitë 2 dhe 7, te kjo vepër) na siguron dhe na bind se dhe në Beoti banuan dikur **pellasgë**, mbasi dhe Beotia ishte dhe është pjesë e Greqisë.

B) **Tuqididi** me ato që thotë (shih më lart dëshminë 5, në këtë vepër) vërteton se dhe në Beoti banuan pellasgët, mbasi Greqia ahere s'e kish këtë emër, po quhej me emrin e **pellasgëve.**

C) **Straboni** me ato që shkruan vërteton se në Beoti **ka** pasë pellasgë. (Dëshmi 8 dhe kap. 327 dhe 401-402 te këtij gjeografit të vjetër).

Ç) Të qenët e pellasgëve ne Beoti vërtetohet edhe nga ato që shkruan **në Fjalorin homerik** J. Panazidis, ish profesor i Universitetit të Athinës i cili ja se ç'thotë: ''**Pellasgët**, banorët më të vjetër të Greqisë, të cilët u shtrinë nga banesa e tyre e parë rreth Dodonës së Epirit, (II 681) gjer në Thesali, Beoti, Atikë dhe pjesë të Peloponesit, sidomos në Argolidë dhe Arkadi''.

(Athinë 1885 f. 514).

**Konkluzion i fundit.**

Dëshmit'e paraqitura më sipër, mjaftojnë të na bindin se edhe Beotia u banua prej pellasgëve që në kohët shumë të vjetra.

III

# "PELLASGË NË ORKHOMENO"

## (Minyeios, ose Minyiios, ose Minyes Orkomenos)

# KAPITULLI I TRETË

A) **Homeri** thotë këto:

1) "Ata banonin në Aspledona dhe në **Orkomenon** Minyeion"

(Iliad. II., V. 511)

2) "Pa dhe Klorin e bukur fort, të cilën dikur për bukurin'e saj e mori për grua Neleu, duke dhënë dhurata të panumërta, kjo ishte vajza m'e re e Amfionit Jasidit, i cili dikur sundonte me fuqi në **Orkomenon Minyeion'**

(Odis .I. XI. 281-284)

3) "Ja në Orkomenon, ja në Pylon plot me zhur".

(ibid. v. 459).

B) **Pausania** thotë këto:

1) "**Orkomenos** isht i Minyut dhe në kohën e mbretërisë së këtij edhe qyteti u quajt **Orkomenos** dhe burrat u quajtnë **Orkomenioi**; po u mbeti dhe emri **Mynyas** për t'u dalluar nga Orkomenët e Arkadisë".

(Beotika, vol. III, L. IX, 36,6)

C) **Straboni** thotë lidhur me këtë:

"Poeti përmend me radhë katalogun e **Orkomenëve**, duke i ndarë nga fisi i beotasve, dhe e quan Orkomenon **Minyeion** nga fisi i **Minyasve**".

(Kap. 414).

Ç) J. **Pantazidis** në Fjalorin **homerik** që u përmend më lart shkruan këto: "**Minyeios** (ose **Minyiios**) qytet i Beotisë shum'i vjetër mbi grykën e lumit Kefisu në Kopaidë, kryeqyteti i shtetit të minyasve". (F. 480).

D) Sp. **Llambru** në veprën e tij prej shumë volumesh Historia e Greqisë, vol. I, Athinë 1886, f. 33-34) shkruan këto për Minyeion Orkomenon. "*Nga popujt* pelasgjikë *më të shquar ishin* minyasit, *që i gjejmë të shpërndarë nëpër viset greke... Vatra e tyre kryesore ishte Beotia. Aty në bregun veri-perëndimor të liqenit të Kopaidës... në kohët parahistorike ish në lulëzim Orkomenosi, kryeqyteti shum'i pasur i* minyasve, *që sundonin pothuaj në tërë Beotinë dhe në Tebë vetë. Minyasit merreshin me lundrim dhe bujqësi. Që të jipte prodhime të mira toka pjellore e Beotisë, ishte nevoja të rregullohen ujrat e Kopaidës. Ujra që zbresin nga malet rreth e rrotull e mbushin Beotinë e Veriut dhe mbulojnë toka pjellore gjatë pjesës më të madhe të vitit, ndërsa kur këto ujra derdhen me pakisë, këto toka thahen. Kështu Kopaida herë është liqen i madh, herë grumbull kënetash. Po në kohët e lashta kur Orkomenosi lulëzonte, mbretërit'e minyasve mundën të kufizojnë shtrirjen e Kopaidës me mure të forta dhe të rregullojnë derdhjen e ujrave... Kështu minyasit fituan me mijra dynymë tokë pjellore, e cila me prodhime që jepte i shpërblente për mun-*

*dimet që kërkonte puna. Pra me anë të lundrimit e të bujqësisë minyasit u pasuruan. Orkomenosi u bë qëndër mbretërish të pasur e te fortë, dhe pasuria, q'ish grumbulluar në këtë qytet, krahasohej me thesarët e Tebës së Egjiptit. Në mënyrë shumë karakteristike legjendat e vjetra Minyan, që mbante emrin e popullit minyas dhe ishte i ati i Orkomenit mitik, dhe njerinë q'i dha emrin e tij popullit të Minyasve, e konsideronin si bir të Heysit (Arit) dhe nip të Heysogenisë (Arlindëse). Duke pasur pra të vjetrit të tilla legjenda mbi pasurinë e orkomenëve dhe mbretërve të tyre, ishte e natyrëshme që varrin e vjetër në Orkomeno — që ndodhet edhe sot akoma — vepër e mrekullueshme e artit parahistorik, ta konsideronin si arkë të thesareve të mbretit legjendar Minya. Të tillë kanë qenë popujt* pellasgjikë *që gjetnë në krahinat greke arianët helenë, pasi u ndanë nga italianët... Prandaj në pikëpamjet e grekëve s'gjejmë ndonjë dallim të rreptë midis grekëve dhe pellasgëve, si dy fise krejt të veçantë, po nga ana tjetër ata i konsideronin pellazgët barbarë d.m.th. me gjuhë tjetër, gjithashtu shohim se i konsideronin pellazgët si një fis më të vjetër, d.m.th. që kishin banuar në Greqi përpara helenëve''.*

**Konkluzion i fundit**

Nga sa u tha më sipër, duket qartë se **Orkomenos Minyeios** ishte pellasgjik dhe banorët e vjetër të tij (parahistorikë) qenë pellazgët vetë, të cilët, siç thamë më sipër, kishin bërë vepra arti dhe qytetërimi me shumë rëndësi qysh nga koha neolitike. Kjo gjë u vërtetua prej gërmimeve arkeologjike q'u bënë n'Orkomeno aty përpara pesëdhjetë vjetësh; këto gërmime nxuarën në dritë vepra artistike dhe vepra qytetërimi fort të rëndësishme (varre me qemere, banesa etj) (shih artikull të N. Makaronas, kujdestarit të antikiteteve në Muzeun Arkeologjik„ të Selanikut në Encikl. e Madhe Greke, vol. XIX, f. 133-135, Athinë, 1932).

IV

## PELLASGË NË THESALI

# KAPITULLI I KATËRT

A) **Homeri** nuk përmend qartë se në Thesali banuan pellazgë. Po nga kënga V e Iliadës v. 681-685 nën emrin **"Argos Pellasgjikon"** (v. 681) del e qartë se dhe në Thesali banuan **pellasgë**, të cilët u shtrinë këtu nga banesa e tyre e parë rreth **Dodonës** së Epirit. **Argos Pellasgjikon** ishte një qytet në Thesali që ish nënë pushtetin e Akilit.

(Shih dhe komentet në f. 95 dhe 514 të **Fjalorit homerik** të J. Pantazidit).

B) **Straboni** mbi pellasgët në Thesali shkruan:

1) "Agylla quhej më parë ajo që quhet sot Katrea dhe thuhet se është ndërtuar prej pellasgëve që erdhën nga Thesalia".

(Kap. 220)

2) (Shih më lart dëshminë 8 të kësaj vepre.)

3) "Larisa është fshat në Ossë si dhe **Kremastea** që quhet prej disave Pellasgjia

(Kap. 135).

4) "**Jeronimi**, thotë se rrethi i fushës së Thesalisë dhe Magnetidës ishte 3000 stade dhe se banohej prej pellasgësh; se këta u dbuan në Itali prej lapithëve; sot është ajo që quhet fushë Pellasgjike, në të cilën ndodhen Larisa dhe Gyrtone"

(Kap. 433).

5) "Banorët e Hios (ishullit) thonë se në ishullin e tyre erdhën **pellasgët** nga **Thesalia**"

(Kap. 621).

**Vërejtje**

Ossa është mal i Thesalisë. Fakti se në Ossë ishte **Larisa, Kremaste** e quajtur dhe **Pellasgjia**, provon qartë se Thesalia në kohët e lashta u banua prej pellasgëve, sikundër provohet edhe nga fjala **Gyrtone**, që përmendet në Thesali dhe që është provuar (shih lib. III të kësaj vepre "Gyrai Petrai"), se është fjalë **pellasgjike-shqipe**.

C) **Herodoti** në lidhje me pellasgët në Thesali thotë këto:

1) (Shih më lart dëshmitë 2 dhe 7 të kësaj vepre).

2) "Ç'gjuhë kishin pellasgët, s'mund të thom me saktësi; në është nevoja të thom me hamendje i bazuar në pellasgët që kanë mbetur akoma dhe banojnë në qytetin Krestona mbi tyrsenët.... ahere banonin në tokën që quhet sot Thesaliotis....."

(L. I. Kap. 57).

Ç) **Pausania** thotë këto:

"Akropolin e quajnë **Larisa** nga bija e Pellasgut; nga kjo edhe dy qytete në Thesali, njeri pranë detit dhe tjetri pranë lumit Peneios muar emër".

(Korinthiaka, L. II, 24, vol. I)

Përveç këtyre dëshmive, që provojnë se dhe Thesalia u banua në kohët e vjetra prej pellasgëve, kemi dhe këto:

1) **Thesalia** në kohët e lashta quhej edhe **Pellasgia**

2) se ajo banohej prej **pellasgësh**,

3) se në të përfshihej dhe **"Malia"** (për të cilën është provuar në Librin IV të kësaj vepre **"Maliaon oros"** se është fjalë **pellasgjike-shqipe** dhe se banohej prej pellasgëve) si dhe fjalë të tjera që kanë për bazë fjalën shqipe **Mal**.

4) Se në **Thesali** midis qyteteve të saj ishin dhe qytetet **Larisa Pellasgjiotis** në fushë, **Larisa Kremaste** në mal; —siç kemi thënë shpesh herë, **atje** ku ka Larisa, atje ka dhe pellasgë — si dhe qyteti Larisa m'i madh nga të gjithë, dhe Gyrtone q'është provuar se është fjalë pellasgjike-shqipe.

(shih Lib. III, "Gyrai Petrai").

5) Se "si banorë më të vjetër të **Thesalisë**, mbeturina të qytetërimit primitiv që zbuluan gërmimet, mund të konsiderohen pellasgët... Shumë përpara invadimit të fiseve greke... nga **Thesalia** fiset greke u derdhën më vonë poshtë duke arritur gjer në çipin më të largët të Peloponesit, d.m.th. në **Tenar**. Ky emigrim i arianëve helenë — se kur u bë, s'kemi ndonjë legjendë — duket se u bë probabilisht në gjysmën e dytë ose ende në gjysmën e parë të të dytit mijëvjeçar p.e.r., ndërsa zbritja e helenëve nga veriu në jugë të gadishullit të Emos duhet të jetë bërë ndoshta nga fundi i të tretit mijëvjeçar p.e.r. H.R. Hall-i ("The civilization of Greece in the Bronse Age" 1928, f. 427) supozon se këto gjëra kanë ndodhur në një epokë më të vjetër... Po edhe Hall-i pranon se përpara helenëve banonte në Greqi një fis tjetër që nuk fliste greqisht, pellazgët e Herodotit".

(Artikulli i Arkeologut K. Gjerojani në Encikl. e Madhe Greke, Vol. XII, f. 597-598).

Para se ta mbyllim këtë kapitull "Pellasgët në Thesali" shtojmë dhe këto: se, simbas autorit të ditur italian Pericle Ducati, "Qytetërimi (në Thesali) fillon që nga gjysma e dytë e të tretit mijëvjeçar p.e.r. d.m.th. që nga 2500 p.e.r.

(Shih veprën e tij: "L'arte classica", botim në Torino, 1927, f. 10).

**Konkluzion i fundit.**

Nga sa thamë, u provua se Thesalia u banua prej pellasgëve që nga **epoka parahistorike.**

V

# PELLAZGË NË THRAKË DHE SAMOTHRAKË

# KAPITULLI I PESTË

a

## «PELLAZGË NË THRAKË»

A) **Herodoti** thotë: (Shih pjesën relative, Lib. I, Kap. 57)

B) **Straboni** në kap. 331, 37 thotë:

"Se lumi Strimon fillon që nga agrianët rreth Rodopit".

Meqenëse nga njera anë Rodopi ndodhet në Thrakë dhe nga ana tjetër agrianët janë pellasgë — se mbaresa **-an** është karakteristikë e emrit kombëtar të **fiseve pellasgjike** në Epir (shih për këtë studimin tonë "Etruskët"), provohet se në Thrakë banonin **pellasgë**.

C) A.TH. **Samothraki** shkruan këto mbi **Krestonën** e Thrakës:

"**Kreston**" (gjeogr. e vjetër) qytet shumë i vjetër thrakas ose **pellasgjik** simbas **Herodotit** (I, 57), kryeqytet i Krestonisë, u zhduk shumë shpejt; nuk përmendet nga shkrimtarët që erdhën pas Herodotit.

(Encikl. e Madhe Greke, Vol. XV, 1. 156).

**Konkluzion**

Nga sa u thanë, del e qartë se dhe në Thrakë banuan **pellasgët**, të parët e **shqiptarëve** të sotmë.

b

## "PELLASGË NË SAMOTHRAKË"

A) **Herodoti** duke folur mbi ishullin **Samothrakë** — thotë se në të bëheshin "orgjet e Kabeirëve" (**Καβείρων Ὄργια**) prej banorëve të saj, **të** cilët i muarën këto nga **pellasgët**, që banonin më parë në Samothrakë. "**Në** Samothrakë banonin më parë **pellasgë**"

(shih Lib. II, Kap, 51).

B) **Pausania** (L. VII, 4,3) shkruan këto:

"Nga të ikurit samias një palë erdhën dhe banuan në ishull të Thrakës, i cili nga ky shkak u quajt Samothrakë, në vend të emrit të vjetër **Dardania**..... Faltoren e Herës në Samo disa thonë se e ndërtuan ata që lundronin me anijen Argo dhe se Statyjen e suallën prej Argusit. Vetë samiasit besojnë se perendesha u lind në ishullin e tyre pranë lumit Imbraso".

C) **Straboni** thotë (Kap. 457):

"Poeti e quan Samon edhe Thrakinë, të cilën sot e quajmë Samothrakë".

Meqenëse ishulli Samos quhet "Samos e këndëshme e pellasgëve, banesa e Herës dhe mbasi Hera ishte perendeshë pellasgjike, del se banorët e ishullit pranë Thrakës, d.m.th. e **Samothrakës**, që erdhnë nga ishulli **pellasgjik** Samos dhe u vendosën aty në **Samothrakë**, ishin **pellasgë**. Që **Samothraka** quhej më parë **Samos**, vërtetohet dhe nga vepra "**Krestomatheia tou Strabonos gjeografikon**" Vjenë, 1807, vol. I, f. 705 dhe "**Sylloges ton en epitome tois palai gjeografethenton**".

Ç) Shkrimtari A.TH. **Samothraki**, që u përmend më sipër thotë mbi **Samothrakën** midis të tjerave edhe këto në Encikl. e Madhe Greke, (vol. XXI, f. 489) "Ishulli në kohët e lashta quhej edhe Samos dhe banorët e tij të vjetër ishin **pellasgë**".

**Konkluzion:**

Këto që u thanë më sipër, janë prova që të bindin krejt se në kohët e vjetra Samothraka u banua prej **pellasgëve**.

VI

## PELLASGË NË MICENË

# KAPITULLI I GJASHTË

**Homeri** e përmend Micenën edhe në numurin njëjës dhe në shumës. Kështu p.sh. në Odise thotë:

1) "Tyro dhe Alkmena dhe Micena kurorëbukur"
(K. II., V. 120)

2) Shtatë vjet mbretëroi në Micenën plot ar" d.m.th. Egjisthi.
(K. III, v. 305)

3) "As Pylos së shenjtë, as Argusit, as Micenës"
(K. XXI, v. 108).

Në Iliadë thuhet:

1) "O Zeus i egër shorti i raftë Ajaksit,
Ja mbretit të Micenes së begatun Ja birit të Tydeut".
(K. VII v. 201-203).

2) "Dhe ata që rronin në Micenën kreshnike"
(K. II. v. 700).

3) "pa luftë si miq në Micena ja behën".
(K. IV. v. 442).

Del pyetja: Cilat janë dëshmitë që **Micena** u banua prej pellasgëvet?

Përgjigjemi: Janë këto:

1) Simbas **Herodotit** (L. II, Kap. 56) Greqia e sotme (e shekullit V p.e.r.) quhej më parë **Pellasgjia.**

2) Simbas **Tuqididit** (L. I, Kap. 3) Greqia quhej me emrin e **pellasgëve.**

3) Simbas **Strabonit** (Kap. 221) **pellasgët** ishin fis i vjetër q'u shtri **në tërë Greqinë.**

4) Simbas **Strabonit** (Kap. 221) veçan **Peloponesi** quhej **Pellasgjia,** siç e vërteton këtë Efori.

5) Prapë simbas **Strabonit,** (Kap. 372) "Ata që kishin Argosin kishin edhe Micenën dhe të dyja këto formonin një shtet" dhe "Danau, ati i pesëdhjetë vajzave, erdhi në Argos dhe u instalua në qytetin e Inakut, dhe me ligj urdhëroi të quhen në Greqi Danaj ata që më parë quheshin pellasgjotë" (Eurip. në Arqelau, te Straboni Kap. 221 Krah. dhe Kap. 372). Mbasi pra Greqia e tërë quhej Pellasgjia; mbasi dhe Peloponezi (veçanërisht) quhej Pellasgjia; dhe mbasi Micena ndodhet në Greqi, ekzaktësisht në Peloponez dhe pranë Argosit — banorët e të cilit quheshin **pellasgjotë** (dhe me të vërtetë ishin **pellasgë**) siç provohet më poshtë (Pellasgë në Argos" Kap. VIII) del se dhe Micena që përfshihej në territorin e sundimit të Argosit (shih Eskil. "Lutëset" v. 253-273), banohej në **epokën parahistorike** d.m.th. përpara zbritjes së helenëve në Greqin'e sotme (shekulli XV p.K.), prej **pellasgëve.**

Përveç dëshmive të sipërme, kemi dhe prova të tjera që vërtetojnë se **Micena** u banua prej **pellasgësh** qysh në kohët parahistorike. Dhe ja cilat janë:

1) Në veprën **"L'Orient et la Grèce"** t'autorëve A. Malet dhe J. Isaak (botim IV, Libr. Hachette — Paris dhe në f. 199) është një **vizatim i Micenës** mbi një enë nënë të cilën shënohen këto: "On ne retrouve pas dans ce dessin la régularité classique du type grec. Le visage est encadré de barbe, les cheveux pendent derrière la tete; la coiffure est pareille une calotte carrée cette que portent aujourd'hui les Albanais d'Epire". D.m.th. "Në këtë vizatim s'gjëndet trajta e rregulltë klasike greke. Fytyra është mbuluar prej mjekrës, flokët mvaren prapa kokës; mbulesa e kokës është si kësulë katrore, si ajo që mbajnë sot shqiptarët e Epirit".

Ky fakt d.m.th. trajtat e vjetra që tregohen në enën e Micenës dhe që ngjasin aq shumë me shqiptarët e sotmë të Epirit, është provë e fortë se në Micenë, përpara akejve d.m.th. helenëve, kanë qenë pellasgët. Për grekët historianët në fjalë shkruajnë: "Les Grecs donnaient le nom de Pelasges aux plus anciens habitants de leur pays" (pag. 197). D.m.th. "Grekët, banorët më të vjetër të vendit të tyre i quanin pellasgë" dhe në këtë vend përfshihej dhe **Micena.**

Megjithse ato që janë në pjesën e poshtëme të këtij vizatimi karakterizohen si "Types Grecs archaiques" prapë autorët në fjalë theksojnë se në të s'gjëndet trajta klasike greke e rregullt" (f. 199).

2) Antikitetet q'u gjetën në Micenë me anë të gërmimeve arkeologjike. Mbi këto J. Pantazidis, në Fjalorin homerik f. 433 shkruan këto: "Micena, qytet i Argolidës... i dëgjuar... për **Muret e saj Ciklopike.** Gjer më sot kanë mbetur gërmadha me rëndësi të monumenteve të saj shumë të vjetra pranë fshatit Harvati".

Më poshtë (f. 514). shkruan dhe këto:

"Për zotësin'e tyre (të pellazgëve) në punët e ndërtimeve, dëshmojnë mbeturinat kolosale që ruhen edhe sot akoma, mbeturina të akropoleve të ndërtuara me gurë, që quhen **Mure Ciklopike** në Argos, Turinth, Micenë etj". Mbi këto antikitete që u gjëndën në Micenë Sp. Marinatos shkruan këto në Encikl. e Madhe Greke, (vol. XVII):

"Lavdinë dhe famën ja detyron Micena jo rolit të saj të parëndësishëm gjatë epokës historike, po fuqisë dhe pasurisë përrallore që patën sundimtarë të fuqishëm të qytetit micenaik dhe që duallën në shesh me anë të gërmimeve arkeologjike... Gjatë periudhës Protoeladike (mijëvjeçari i tretë p.e.r.) kodra mbi të cilën ishte qyteti, ka qenë e banuar, dhe nga epoka mesoeladike [1]) kanë mbetur akoma më shumë **gjurma dhe varre**" (f. 828)...... Me gërmimet e Shlimanit në Micenë dollën në dritë për herë të parë shenjat e një **qytetërimi parahelenik të shkëlqyer e të pasur**". (f. 847). Në kapitullin IV të kësaj vepre **(Pelasgë në Thesali)** përmendëm — midis të tjerave — edhe veprën **"L'arte classica"** të autorit Italian **Pericle Ducati.** Ky, duke përshkruar **Micenën** (në këtë rast "Portën e Luanëve"), thotë dhe këto;: **"Si** dhe në të tjerat **monumente parahelenike"** (faqe 58).

Pra antikitetet që duallën në dritë me anën e kazmës së arkeologut edhe në Micenë janë dëshmitarë të qytetërimit të atij populli, i cili jetoi dhe veproi edhe në Micenë, duke lënë si trashëgim të përjetshëm ato vepra arti të çuditëshme q'u zbuluan me anën e gërmimeve. Dhe ky popull, nga sa thamë, u provua se ishin **pellasgët, të parët e shqiptarëve të sotëm.** Ky është konkluzioni ku mund të përfundohet ky studim.

---

**1) Epoka mesoeladike vihet prej arkeologëve kompetentë midis 2000-1700 p.e.r.**

VII

## PELLASGË NË TIRYNTH

# KAPITULLI I SHTATË

**Homeri** thotë këto për Tirynthin:

**''E ata zotëronin Argosin dhe Tirynthin me nuure''**

(Iljad. K. II., v. 559)

**Straboni** nga ana e tij thotë këto:

''Duket se Proitos, e përdori **Tirynthin** si bazë dhe me anën e Ciklopëve e rrethoi me mure''.

(Kap.372)

Lind tani edhe këtu pyetja: ku bazohemi që thomi se edhe Tirynthi banohej prej pellasgëve, d.m.th. se ishte pellasgjik? Bazohemi në tërë ato dëshmi që paraqiten më sipër në kapitullin mbi Micenën. Kjo gjë vërtetohet më së miri edhe nga vargu që paraqitëm këtu sipër nga kënga II e Iliadës dhe që thotë se ata që kishin Argosin, kishin edhe Tirynthin d.m.th. Argos dhe Tirynthi formonin një shtet. Meqenëse Argos, (siç do provojmë më poshtë) ishte **pellasgjik,** edhe, Tirynthi, mbasi ndodhet brenda kufive të qytetit Argos, duhet t'ishte patjetër pellasgjiik, meqë Tirynthi ishte qyteti më i vjetër i Argolidës (shih f. 672, të fjalorit homerik G. Pautazidi) kurse Argosi ishte kryeqytet i Argolidës pranë lumit Inaku, në mes pothuaj të fushës argolike.

(Ibid. f. 95).

Prova të tjera se Tirynthi ka qenë **pellasgjik** përpara shekullit XV p.e.r. d.m.th. përpara zbritjes së akejve (helenëve) në vendin e quajtur më vonë Greqi, janë gërmimet arkeologjike për të cilat Sp. Marinatos midis të tjerave shkruan edhe këto: (Encikl. e Madhe Greke vol. XXIII).

''Është një nga qytetet më të vjetra dhe më te rendësishëm të Greqisë në Argolidë, i famshëm sidomos për muret e tij kolosale dhe gërmadhat e tjera të rrjedhura nga epoka **micenaike. Gërmime dhe topografi.** Tirynthi ndodhet 15 kilometër në jugë të një qyteti tjetër të famshëm, të Micenës'' (faq. 53).

''**Ndërtesa paramicenaike të Akropolit dhe mbeturina të tjera.** Nënë pallatin e madh dhe ndërtesat rrotull fshihet ndërtesa e famshme rrumbullake e Tirynthit, që është vepra më e mrekullueshme e Greqisë **paramicenaike....** Forma dhe përdorimi i kësaj ndërtese të çuditëshme nuk dihen mbasi gjurmimi i tij s'mund të bëhet pa u prishur pallati q'është sipër tij. Sidoqoftë, është ndërtesë parahelladike e mijëvjeçarit të tretë p.e.r. Të tjera ndërtesa të së njëjtës epoke protoeladike u gjetën edhe gjetiu mbi **Akropol''** (f. 60).

''Nënë oborrin 28 është një ndërtesë e përkulur e kohës protoeladike, gjithashtu u gjetën edhe disa varre në formë arke, si edhe guacka që nga epoka protoelladike gjer në atë hysteroeladike'' (ibid. f. 60).

"Brenda vendit 40 u gjet midis të tjerave, një shtëpi e lashtë Mesoeladike në formë veze e vitit 2000 p.e.r. me dimensione: 5,30 × 13 m. një e këtillë shtëpi me të njëjtat dimensione dhe e së njëjtës periudhë u gjet edhe në perëndim të oborrit 19 të Pallatit të Madh.....

Akropoli i poshtëm, ka edhe ky, gjurma **banimi paramicenaik** (f. 61).

"**Qyteti i poshtëm.** Gjurmimet e fundit nxuarnë në shesh se edhe rreth kodrës së **Akropolit** kishte banesa që nga **epoka proteeladike**" (f. 62).

Sa për datat, s'ka mundësi të caktohen me saktësi, mbasi është fjala për banesa dhe mënyra banimi protoeladike dhe mesoeladike. Zhvillimi i tyre filloi gjatë të tretit mijëvjeçar dhe vazhdoi gjer në mes pothuaj të mijëvjeçarit të dytë" (f. 62).

Pra të gjitha ato që u gjetën në Tirynth me anën e gërmimeve (**Mure kolosale**), ndërtesa e famëshme rrumbullake, **varre**, shtëpi etj) dhe që arrinë, simbas arkeologëve, gjer në të tretin e të dytin mijëvjeçar p.e.r. janë vepra të atyre njerëzve që jetuan dhe vepruan në Tirynth pothua 1500 vjet p.e.r. ose para zbritjes dhe vendosjes së akejve (grekëve) në vendin e quajtur prej tyre Greqi. Meqenëse është provuar qartë se përpara grekëve në Greqinë e sotshme banuan **pellasgët**, para v. 1500 p.e.r del se edhe ata që jetuan dhe vepruan ne Tirynth që nga i treti mijëvjeçar p.e.r., ishin **pellasgët**, që i lanë botës vepra qytetërimi, vepra që i zbuloi kazma e arkeologut.

Në lidhje me Tirynthin, italiani Pericle Ducati që u përmend më lart, në veprën e tij "**L'arte classica**" (f. 49) thotë këto: Jeta në Tirynth ka lënë gjurma të vazhdueshme të epokës **neolitike**". Meqenëse kjo epokë simbas llogarive të kompetenteve arkeologë, fillon nga i dhjeti ose i teti mijëvjeçar p.e. dhe arrin gjer te i treti (p.e.r.) del edhe një herë konkluzioni i patundur, se në Tirynth jetuan dhe vepruan **pellasgët** që nga **Epoka neolithike.**

Tjetër provë shum'e fortë — gjuhësore kjo — se Tirynthi ishte pellasgjik është etimologjia dhe shpjegimi i kësaj fjale, q'e bëjmë këtu më poshtë:

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës: Tiryns

Në fjalën **Tiryns**, y-ja (υ) (siç e dimë) shqiptohej si latinishtja **u** në kohët shumë të vjetra. Y-ja, pra, q'është ftongu i katërt i kësaj fjale zë vendin e ftongut të dytë d.m.th. të **i**-së dhe **i**-ja vendin e **y**-së. D.m.th. bëhet metatezë reciproke e ftongeve, për të cilën kemi folur gjërësisht më lart. Kështu trajta e fjalës Tiryns ndrrohet në Tyrins (shqiptoje Turins) = Tyrsis (shqiptoje Tursis) (Latinisht Tursis). Tyrsis do të thotë kullë.

Më sipër thamë se Sp. Marinati, duke përshkruar Tirynthin, shkruan dhe këto: "Nënë pallatin e madh dhe banesat rrotull fshihet ndërtesa e famshme rrumbullake e Tirynthit". Pikërisht pra kjo **ndërtesë e famshme** e Tirynthit, vërteton trajtën: **Tyrins** që rrjedh, siç thamë, nga metateza i ftongëve **y** dhe **i** dhe që do të thotë: kullë. Le të mos harrojmë se banori i **Tyrseut** quhej **Tursan** në dialektin dorian dhe Tursen (jonikisht) dhe **Tyrsanos** dhe **Tyrsenos**. Tursan është trajtë **pellasgjike** dhe tregon kombësinë e atyre që e kishin këtë emër. Sot **Tursan** ose **Turran** s'tregon banorin, po emrin e qytetit ose të fshatit. **Turran** në Shqiperin'e Jugut thuhet kështu, ndërsa në Shqiperin'e Veriut thuhet: "**Tyran. Tyran** quhet kryeqyteti i Shqipërisë, kurse **Turran** quhet një katund pranë Korçës, që ka bile dhe **kullë.** (Mbi këtë themë shih më gjërë "Librin e dhjetë me titull "Etruskët") Kjo etimologji dhe shpjegim i fjalës **Tiryns** vërteton edhe një herë akoma, se **banorët parahistorikë** të Tirynthit ishin të parët e shqiptarëve të sotmë d.m.th. **pellasgët** (shih shpjegimin dhe etimologjinë e kësaj fjale: prej

E. **Kurtius** që thotë: "**Tiryns, ythos**.. Ky emër ka lidhje me: Tyris, Tyrsis, (Turis lat.) që do të thotë kulle, Akropol" (në fjalorin homerik J. Pantazidhi, f. 627—b) Tyrris Turis = (**Πίργος**) qendër e vjetër e mbretërve të qytetit Argos (Fjalor hemerik prej G. **Autenrieth**, përkthyer nga gjermanishtja prej D.J. Olimbiu, Athinë 1900, f. 295).

**Konkluzion i fundit**

Duke përfunduar thomi se nga dëshmit e paraqitura (dëshmi historike, arkeologjike dhe gjuhësore) u provua se **Tirynthi** shumë qindra vjet përpara zbritjes së akejve (helenëve) në Greqinë e sotme d.m.th. 1500 vjte p.e.r. banohej prej **pellasgëve**, pra ishte **pellasgjik**.

VIII

## PELLASGË NË ARGOS

# KAPITULLI I TETË

**Homeri** mbi qytetin **Argos** thotë këto:

1) "E ata zotëronin Argosin dhe Tirynthin me mure"

. . . . . . . . . . . . . . . . . . .

atyre u printe Djomed zemërtrimi".
(Iliad. K. II, v. 690-595)

2) "As Pylos së shenjtë, as Argosit, as Micenës".
(Odis. K. XXI v. 108).

Nga vargjet e sipërme të Iliadës mësojmë se heroi Diomedi ishte pris, përveç i qyteteve të tjerë (që përmenden në v. 560-562), edhe i qytetit Argos, si edhe Tirynthit që ndodhej afër tij. Nga Odisea (K. XXI v. 108) mësojmë se poeti (Homeri) bashkë me Argosin përmend edhe Micenën që ndodhet jo larg Argosit.

**Straboni** shkruan për **Argosin** këto:

1) "Qyteti i argjiasve është ndërtuar më shumë në vënde të sheshme, dhe ka për Akropol të quajturën Larisa" (Kap. 370) Dhe më poshtë (Kap. 371) thotë këto:

"Thuhet se Akropolin e argjiasve e mbushi me banesa Danau, i cili....... vuri ligj në Greqi, që ata që më parë quheshin **pellasgjiotë**, të quhen **Danaj**". Më poshtë shton edhe këto: "Mbasi pasardhësit e Danaut muarën pushtetin në Argos... s'duhet çuditur si, duke qenë far'e fis, e ndanë vendin së pari në dy mbretëri dhe në këtë mënyrë që të dy qytetet kryesore nër to, u ndërtuan pranë njeri tjetrit në një largësi më pak se pesëdhjetë stade, d.m.th. **Argos-i** dhe **Micena**.... Në fillim Argosi kish fuqi me të madhe, po pastaj Micena mori një hov përparimi më të madh, që kur u instaluan pelopidët në të ...... (Kap. 372).

Mbretëria e Argosit pellasgjik, shtrihej prej Peloponesit (duke u përfshirë dhe kjo) gjer te Maqedonia, Thraka, dhe Epiri. Këtë e dëshmon **Eskili**, i cili tekstualisht thotë këto:

(Mbreti i drejtohet korit të danaidëve).

**Mbreti**

"Fol e përgjigju pa drojtje fare;
Un'jam i biri i Palaiktonit
Lindur prej tokës; Pellasgu jam,
mbret'i vendit. Edhe pellasgët
që marrin pemët e kësaj toke
emrin tim muar siç ësht e drejtë.
Në perëndim unë sundoj

mbi gjithë tokën që çan Strimoni
lumi i shenjtë. Kam kufi tokën
e Perrebisë, tokat që janë
më'at anë Pindit, tokën Paioni
Edhe Dodonën me malet saj.
Deti i lagur është kufia
ime e fundit. Ja pra ku shtrihet
pushteti im, kjo tokë mori
emrin "Apia"[1]), prej shumë kohë
nga mjeku Apis".
(Lutëset, varg. 249-261)

Kori i Danaidëve i përgjigjet mbretit kështu:

"Mbret i pellasgëve"......, (ibid. v. 327).

Dhe më poshtë kori thotë:

"Ti, o bir i Palaiktonit,
mbret i fisit pellasgjik
Ti me dhëmshuri dëgjomë" (v. 347-348)
Argjiasit quhen prej Dadaut **"Popull pellasgësh"**
"Strofat e fjalës që mbajti mbreti
— oratorike, bindëse fort —
i pat dëgjuar gjindj'e pellasgëve;
E përfundoftë Zeusi punën!"
(ibid. 623-624)

Kori i Danaidëve e quan Argosin, kështu:

"Tokën pellasgjike
Kurrë mos e prishtë
me zjarr e me flagë" (Ibid. v. 633).

Mbreti i (Argosit) duke iu përgjigjur kasnecit e quan Argosin kështu:

"Ej ti ç'po bën? Ç'mendim të shtyri
të fyesh tokën ku po banojnë burra pellasgë?" (ibid. v. 907-908).
(Krah. dhe vargjet 1024-1026 ibid.)

Pausania (Korinthiaka, Argolis, Vol. I, L. II, 22) duke folur për Argosin, shkruan: "Kundrejt monumentit të grave ndodhet faltore e Demetrës së quajtur **Pellasgjidë** nga themeluesi Pellasgun Triopa dhe jo larg faltores (ndodhet) varri i Pelasut..." "Akropolis (e Argosit) e quajnë **Larisa** nga emri i bijës së **Pellasgut**" (ibid. 24).

Gjithashtu dhe në veprën "Attika" (vol. I, L. I, 14) thotë këto: "Thuhet se Demetrën kur erdhi në Argos, e pranoi **Pellasgu** në shtëpin'e tij".

Euripidi në dramën e tij "Herakliu i çmendur", quan **pellasgë** banorët e Argosit.

"Popullin tonë **pellasgjik** e shkelën që ta kenë armik" (v. 314).

Historiani, T.H. Kandilori duke folur mbi Argosin, shkruan edhe këto:

"Në rrethin e Argosit kanë mbetur shumë shënja që dëshmojnë lulëzimin e tij në kohët e vjetra. Së pari, mbi Akropolin e **Larisës** janë ruajtur **mure pellasgjike**" (shih Encikl. e Madhe Greke, vol. V, f. 391, Athinë 1928).

---

1) Apia quhej Peloponesi në kohët e vjetra.

Dëshmitë që paraqitëm më sipër mjaftojnë të provojnë se Argosi që në kohët parahistorike banohej prej pellasgësh d.m.th. ish **pellasgjik**, siç ishin pellasgjike dhe qytetet e afërme **Micena** dhe **Tiryns**, për të cilët folëm në të dy kapitujt e mëparëshëm.

Duke përmbledhur studimin mbi Argosin, thomi se:

Argosi është pellasgjik, dhe ja argumentat:

1) Në Argos ndodhen gjer më sot mure **pellasgjike**

2) Akropoli i tij quhej **Larisa**.

3) Banorët e tij quheshin **pellasgjiotë** (Strab. 372); sigurisht nga kjo del se dhe Argosi quhej **Pellasgjia**, se fjala Pellasgjiotë (shumës) rrjedh pa dyshim nga fjala: **Pellasgjia**.

4) Mbreti i Argosit quhet **"Mbret pellasgësh"** (Esqil. Lutëset v. 327).

5) Argjiasit quhen **"Popull pellasgësh"** (ibid. v. 624).

6) Argosi quhet **Pellasgjia** (ibid. v. 633).

7) Argosi quhet edhe **Tokë pellasgësh** (ibid. v. 908).

8) Argosi quhet "Qytet pellasgësh" (ibid. v. 1024).

9) Prej Euripidit quhen "Popull pellasgjik" banorët e Argosit (Herakliu i çmendur, v. 314).

10) Greqia më parë quhej **Pellasgjia** (Herod. L. I, Kap. 56).

11) Dhe Peloponesi (ku përfshihet Argosi) quhej, simbas Eforit, **Pellasgjia** (Strab. Kap. 221).

12) Simbas Strabonit (ibid. Kap. 221) pellasgët ishin fis i vjetër që u përhap në tërë Greqinë.

13) Argosi ishte fqi me **Micenën** dhe **Tirynthin** — për të cilët u provua se ishin qendër pellazgësh në kohë shumë të vjetra; ky fakt vetëm, pamvarësisht nga dëshmit'e tjera, vërteton se Argosi ishte qendër **pellasgësh** që formonte një mbretëri bashkë me Micenën dhe Tirynthin.

(Hom. Iliad. K. II. v. 559 — Odise. K. XXI, v. 108).

14) Përpara zbritjes së akejve (helenëve) në vendin e quajtur më vonë Greqi (Hellas), në të gjitha anët e saj, pra dhe në Argos, banonin pellasgët — siç e kemi provuar në këtë vepër; dhe fakti që akejtë ishin **fiset protoelenike**, që e transformuan Greqinë e pelasgëve në Greqi arkaike dhe protoelenike...

"**Kështu populli luftëtar i akejve që e përmend Homeri,... provohet se është ai që erdhi përpara fiseve helenike, të cilët nga fillimi i të dytit mijëvjeçar p.e.r. zunë të zbresin në vendet jugore të gadishullës helenike nëpërmjet Ilirisë, Epirit, Thrakës, Maqedonisë dhe Thesalisë.... Nga përzjerja e këtyre fiseve (të akejve) dhe të banorëve më të vjetër të vendit (të pellasgëve) duallën dy emra..... Akejtë, pasi u instaluan në gadishullin helenik, zunë në qindvjetoret e para të së dytit mijëvjeçar p.e.r. të ndjejnë influencën e qytetërimit të Kretës, mbretërve të së cilës, si duket, u ishin nënështruar**" (shif artikullin e G.D. Kapsali në Encikl. e Madhe Greke vol. VI, Athinë 1928, f. 375-376). Të gjitha këto provojnë se në Argos gjatë periudhës parahistorike banuan pellasgë, d.m.th. se edhe Argosi ishte, para se të vijnë aty **akejtë** (helenët), pellasgjik. Këto që u thanë më sipër janë dhe si **konkluzion i fundit** i studimit tonë mbi **Argosin.**

Para se t'i japim fund këtij libri (IX), e quajmë të udhës që të shtojmë edhe këto:

Se nga shkrimtarë dhe artikullshkronjës, **muret e lashta që u gjetën kudo**, herë quhen **pellasgjike**, herë **ciklopike**. Pra pikërisht ky emër "**ciklopik**" është kovencional, se **Ciklopët** në realitet s'kanë qenë, po ishin krijesa **të Homerit**, Hesiodit (Theogania") dhe të shkrimtarëve të vjetër grekë. Meqenëse ahere njerëzit nuk mundnin të shpjegojnë ndryshe ndërtimin e veprave të tilla kolosale **(muresh, akropolesh** etj.) i shpjegonin si vepra

**që** i kishin bërë njerës të mbinatyrshëm — siç i imagjinonin ciklopët. Po në realitet këto vepra kolosale (mure, akropole etj.) si edhe vepra arti të mrekullueshme varre, pallate etj.) janë vepra të pellasgëve, **mjeshtërve të fortë**, siç i karakterizon dhe i quan profesori i historisë në Universitetin e Athinës Sp. P. Llambru (shih "Historia e Greqisë" vol. I, f. 30, Athinë 1888) pra janë vepra të të parëve të shqiptarëve të sotëm, "të cilat — të përmendim ato që thotë Sp. Marinatos, kujdestar i antikiteteve, (i cili flet mbi **muret** e **Micenës** dhe Tirynthit) — qëndrojnë akoma më këmbë gjatë shekujve të tërë, që të dëshmojnë **madhështinë e kaluar**". (Shih f. 828 të Encikl. Madhe Greke, vol. XVII). Po edhe sikur të supozohet për një çast — gjë që s'ësht e vërtetë — se **ciklopët** ishin me të vërtetë qënie njerëzore dhe këta i bënë veprat në fjalë, prapseprapë; thomi, këto vepra janë dhe konsiderohen si të **pellasgëve**, derisa këto u bënë gjatë periudhës **parahistorike** dhe **parahelenike** (patjetër përpara shekullit XV p.e.r.), gjatë së cilës periudhe **pellasgët** d.m.th. **të parët e shqiptarëve të sotëm** banonin dhe vepronin në të gjitha anët e atij vendi, i cili pas zbritjes së **akejve** (helenëve) u quajt **Greqi**. Pra tërë veprat në fjalë të periudhës **parahistorike** dhe **parahelenike** janë vepra **pellasgjike** d.m.th. të pellasgëve, të të parëve të **shqiptarëve** të sotëm.

Mbarim
i Librit IX (Pjesë e dytë).

# PJESA E DYTË

## *LIBRI I DHJETË*

# E T R U S K Ë T

# KAPITULLI I PARË

### MENDIME DIJETARËSH RRETH ETRUSKËVET. . .

1. **Sp. Vasi**, ish profesor i latinishtes në Universitetin Kombëtar të Athinës shkruan lidhur me këtë në veprën e tij **"Shteti i Romakëvet"**, sa më poshtë:

"Një nga fiset që banonin në kohët e vjetra në Italinë e mesme, (ndër të cilët edhe fisi roman) ishte edhe ai Tyrrenas. Tyrrenët, siç del nga mbishkrime dhe dëshmi të tjera, zotëronin në kohët e vjetra krahinën që kufizohet nga Apeninet, nga Tiberi dhe nga deti Tyrren, shtriheshin mu gjer në Alpet dhe sundonin Kampaninë. Për origjinën e këtij fisi mendimet e të vjetërvet nuk përputhen. Një palë i tregojnë ata të ardhur, kurse një palë të tjerë i tregojnë **autoktonë** (vetëvendas). (Dion. Halikarnasi, E, 36). Mendimi që zotëronte më tepër ishte se ata u vendosën atje të ardhur me flotë prej Lidie (Herod. I,94). Përkundrazi, disa nga më të rinjtë janë të mendjes se ata zbritën në Itali nga Alpet e quajtura Retike (Nib. 33, II). Janë dhe një palë që pranojnë mendimin, që mbizotëronte tek të vjetrit, se tyrrenët erdhën nga Azia, kurse të tjerë thonë të tjera me hamendje. **Por të gjitha këto supozime nuk mbështeten në asnjë argument të sigurt, sepse nga njera anë mendimet që na kanë lënë shkrimtarët e vjetër për origjinën e tyrrenëvet, nuk kanë asnjë vlerë historike ose mund të kenë ndonjë vlerë shumë të vogël; nuk dihet në burojnë këto thënie nga një traditë e pandërprerë dhe besnike, apo janë vetëm hamendje. M'anë tjetër, argumenti i vetëm i sigurt për origjinën e këtij fisi, gjuha, edhe kjo gjë sot për sot nuk mund të vërtetojë. Shkaku i kësaj qëndron në faktin se çështjet që kanë të bëjnë me këtë gjuhë, sadoqë monumentet e saj janë të shuma në mbishkrime dhe shumë burra janë marrë me studimin e saj, s'kanë mundur me asnjë mënyrë gjer më sot të saktësohen. Nga diskutimet e dijetarëvet të lartpërmendur nuk mund të nxjerrë kush se në cilën familje gjuhësore bën pjesë kjo gjuhë, në indo-europianen — indogjermanen, apo në ndonjë tjetër".**

2. **Gj.P. Anagnostopulli**, ish profesor i gjuhësisë në Universitetin kombëtar të Athinës, shkruan për tyrrenët dhe për gjuhën tyrrenase sa më poshtë:

**"Gjuha tyrrenase.**— Quajmë gjuhë **tyrrenase**, ose ndryshe **etruske**, atë gjuhë, që flitej në krahinën homonime të Italisë së lashtë: në Tyrreni ose **Etruri**, që kufizohej nga Jugu dhe Lindja me Lumin Tiber dhe malet

Apenine, dhe nga perëndimi nga deti Tyrrene. Por, siç del nga mbishkrimet dhe nga dëshmi të tjera, gjuha tyrrenase në kohët më të lashta flitej në një krahinë shumë më të madhe, e cila nga veriu shtrihej gjer në Alpet, kurse nga Jugu përfshinte edhe Kampaninë, që ndodhej në Jugë të Latiumit. Por, pas pushtimit të Italisë së Veriut prej galvet dhe pas dbimit të tyrrenëvet nga Kampania prej saunitëvet, gjuha e tyre u kufizua në kufitë e saj të përmendura më lart.

Gjuha tyrrenase na është lënë në tetëmijë pothuaj mbishkrime. Por shumica nga këto janë tepër të shkurtëra dhe përbëhen në pjesën më të madhe nga emra të përveçëm dhe prandaj, — me gjithë që ndërmjet tyre u gjetën edhe disa **bilingue** (të shkruara në gjuhën tyrrenase dhe latine) — nuk i është arritur gjer më sot shpjegimit të duhur të tyre dhe as ndriçimit të dëshiruar të gjuhës tyrrenase. Ato që gjer sot janë shpjeguar, janë kaq të paka dhe të parëndësishme, saqë nuk ka qenë e mundur të përcaktohet me saktësi as raporti i gjuhës në fjalë me gjuhët e tjera dhe grupet gjuhësore të njohura. Dëshmia e Dionis Halikarnasit (1,30), se "fisi i etruskëvet del që s'ka pasur gjuhë të njëjtë me asnjë fis tjetër", nuk na ndihmon natyrisht aspak në këtë çështje. Në kohët e reja janë shprehur shumë hipoteza dhe mendime me hamendje për lidhjet e gjuhës etruske. Prej disave (sidomos prej Corssenit) ajo është cilësuar si gjuhë japetike, dhe veçanërisht e afërt me gjuhën latine, kurse *prej disa* të tjerëve (dhe sidomos prej V. Tomson), që bazohen në dëshmi *historike* të vjetra, sipas të cilavet tyrrenët erdhën e u vendosën në Itali nga Azia e vogël, ajo u është ngjitur gjuhëvet që **fliteshin në Kaukas**". Të tjerë e kanë lidhur gjuhën tyrrenase me atë gjuhë ende të panjohur, në të cilën është shkruar mbishkrimi i njohur i Lemnos, e kështu me radhë. Por asnjeri nga këto mendime nuk mund të quhet i sigurt dhe i padyshimtë. Vetëm një gjë duket e sigurt, se gjuha tyrrenase nuk përfshihet në **bashkëfisërinë**[1]) **gjuhësore japetike** dhe si rrjedhim ajo s'ka lidhje me gjuhët e tjera japetike dhe as me latinishten. Gjuha tyrrenase u shkrojt me alfabetin grek, pasi ky u modifikua dhe u përshtat sipas natyrës dhe nevojave të gjuhës në fjalë. Alfabetin tyrren që u formua me këtë mënyrë, e muarën umbrët dhe oskët, kurse latinët e muarën alfabetin e tyre drejt për drejt nga grekët.

Kuptohet se, meqë nuk është arritur gjer më sot shpjegimi i mbishkrimevet etruske, është i pamundur studimi i gjuhës në të cilën ato janë shkruar. Fjalët fort të paka, të cilavet u është përcaktuar tanimë kuptimi dhe domethënia (dhe sidomos gjashtë numërorët e parë: MAX, CI, HU, HUD, SA, ZAL, ose sipas një radhitjeje tjetër: MAX, LU, ZAL, HUD, C, SA) s'ka dyshim që shumë pak ndihmojnë për studimin me saktësinë e duhur të karakteristikave fonetike, morfologjike dhe të karakteristikavet të tjera të gjuhës në *fjalë*. Për këtë arësye është shumë i vështirë edhe përcaktimi me saktësi i ndikimit të padyshuar të gjuhës tyrrenase mbi latinishten, — ndikim ky që shpjegohet lehtë, po të merret parasysh se tyrrenët, fqinj me latinët, jo vetëm që kanë qenë më parë se romakët në qytetërim, por edhe për një kohë të mjaftë (ndoshta nga shekulli VII gjer në V para e.r) kanë qenë zotër të Latiumit, dhe sipas një dëshmie të prerë të Tit Livit (Ab urbe condita, 9,36,3), akoma edhe nga fundi i shekullit IV para e.r. edukonin rininë romake në shkollat e tyre, (sikurse edukoheshin më vonë fëmijët e romakëvet në shkollat greke), dhe u mësonin romakëvet jo vetëm diturinë, por edhe mjeshtëri të ndryshme. Ajo që quhet e sigurt është se shumë emra të përveçëm romakë janë marrë nga tyrrenët. Vetë emrat e

1) **Kështu kemi përkthyer fjalën "όμοενθια".**

tribuvet të vjetra të Romës: **Ramnes, Tities, Luceres,** janë të një origjine etruske, sipas dëshmisë së Varonit, i cili, në veprën e tij **''Mbi gjuhën latine''** (V. 55), pohon se ''Të gjitha këto fjalë Volni, i cili ka shkruar tragjedi tuske, i quante etruske''. Dhe vetë emri i Romës (Roma) dhe bile edhe vetë emri i përgjithshëm (apelativ) urbs (qytet) janë ndoshta tyrrenase. Nga ndryshimi i madh — dhe sidomos nga bjerrje zanoresh të ndryshme — emrash të përveçëm që etruskët i muarën nga gjuha greke (Axle = Akileu, Elxsntre = Aleksandri, Atlnta, = Atalanta, Menle = Menelau, Adrpa = Atropa etj), merret me mënd se theksi i gjuhës etruske ishte entatik, ose siç thuhet ndryshe, dinamik dhe se vihet në rrokjen e fillimit të fjalëvet. **Nga sa u thanë, bëhet e qartë se edhe gjuha tyrrenase, edhe populli që e fliste atë përbëjnë akoma një nga enigmat e mbëdha të gjuhësisë dhe të ethnologjisë''.**

(Enciklopedia e Madhe Greke, vëll. 23 faqe 529).

3) **N. Andrioti**, redaktori i fjalorit historik të gjuhës greke, lidhur me etruskët thotë këto më poshtë:

''**Etruskët** — Një popull pellasg që u vendos në Italinë qëndrore para themelimit të Romës dhe kontribuoi me të madhe në formimin e shtetit romak. Gjërat që kanë të bëjnë me origjinën e këtij populli, mbulohen nga errësira. Nga disa të dhëna duket se kanë ardhur nga Azia. Etruskët u shtrinë me të shpejtë në gjithë Italinë qëndrore, që u quajt prej tyre **Etruri,** dhe sunduan në të prej shekullit VIII gjer në shekullin V para e.r. Tit Livi përmend 8 (tetë) qytete të rëndësishme, që lidheshin në mes tyre me marrëdhënie konfederate. Roma, gjatë viteve të para të zhvillimit të saj, ka qenë nën sundimin e tyre, dhe besohet se disa nga mbretërit e parë të saj, si Serv Tuli dhe Porsena, kanë qenë truskë. Por gradualisht ata filluan ta humbasin fuqinë e mëparëshme të tyre; më 475 para e.r. flota e tyre u shkatërrua në një betejë detare pranë qytetit Kumë të Kampanisë, kurse më 439 e humbën tërë Kampaninë, duke u dbuar prej sabinëve. Pak më vonë filluan luftrat e tyre të paprera kundër romakëvet, të cilat përfunduan pas 80 vjet me robërimin përfundimtar të etruskëvet, me zhdukjen e shtetit të tyre dhe me shkombëtarizimin e tyre prej romakëvet. (Shiko dhe fjalën: Tyrren dhe Tyrrenë''.

(Enciklopedia e Madhe Greke, Vëll. 11 faqe 687).

4) **Dh. Dhroso,** drejtor i Ministrisë së Jashtëme, shkruan sa vijon:

''**Etruria.**- (Gjeogr.) — Një krahinë e vjetër e Italisë, shtrirja e së cilës, sidomos gjatë periudhavet të para të historisë së saj, ndryshonte me një mënyrë të dukëshme, kështu që sot del i vështirë përcaktimi i saj. Emri është latin dhe i përgjigjet emrit grek Tyrrenia ose Tyrsenia, të cilin e përdorin edhe shkrimtarët latinë (Tyrrhenia, Tyrrhenii)''.

(Enciklopedia e Madhe Greke, vëll. 11 faqe 687).

5) **Apostol Arvanitopulli,** Profesor i arkeologjisë në Universitetin e Athinës, shkruan sa më poshtë:

''**Etruskë.** — Quhen kështu, prej latinëvet dhe pastaj prej europianëvet modernë, si edhe tuskë, tu kanë, ata që prej grekërve të vjetër quhen tyrrenë. Të dy këta emra nuk kanë ndonjë ndryshim rrënjësor në mes tyre. Prej disa vjet mbizotëron në gjuhën shkencore edhe tek europjanët emërtimi grek''. (Shiko: Tyrrenë dhe Tyrrenia).

(Fjalori enciklopedik i Eleftherudhaqit, Vëll. 5 faqe 948).

6) **Nik. Haxhidhaqi**, profesor i analizës mathematike në Universitetin Kombëtar të Athinës, shkruan për këtë çështje, ndër të tjera, edhe sa vijon:

''**Tyrrenia.** — Kështu quhej nga grekët e vjetër krahina e thirrur gjithashtu Etruri, në pjesën perëndimore të Italisë së mesme, që i përgjigjet pothuaj Toskanës së sotme... Kjo krahinë nga romakët quhej Etruria ose

Tuscia.... Tyrrenët ose etruskët, të quajtur edhe tuskë, e quanin veten Razena. Origjina e tyre është e pasaktësuar. Me gjithë këtë ka shumë të ngjarë të kenë qenë kolonë nga Azia e vogël, nga Lidia ose nga Frygia... Qytetërimi i tyre shërbeu si bazë e qytetërimit të parë romak''.

(Fjalor enciklopedik i Eleftherudhaqit, vëll. 12 faq. 386-387).

7) Në ''**Enciklopedinë Britanike**'' (botim i njëmbëdhjetë, viti 1910-1911, vëll. IX,) lidhur me **Etrurinë**, me lashtësinë e saj, si edhe me gjuhën e etruskëvet, thuhen e shkruhen ndër të tjera edhe këto më poshtë, që ne po i rrjeshtojmë këtu të përkthyera:

A) **Etruria.**— Krahinë e vjetër e Italisë, shtrirja e së cilës ndryshonte seriozisht, sidomos në kohët më të largëta, dhe është vështirë të përcaktohet.

Emri është baras me emrin grek **Tyrrenia** ose **Tyrsenia**, të cilin shkrimtarët latinë e përdorin në trajtën **Tyrhenia**, Tyrrhenii; Romakët, bëjnë fjalë gjithashtu për tuskët (tusci), nga të cilët edhe toskanët e sotëm (faq. 354).

B) **Historia.**— Historia me baza e Etrurisë është shumë e ngatërruar, dhe përbëhet kryesisht nga të rrëfyerit e marrëdhënieve që ajo kishte me Karthagjenën, me Greqinë dhe me Romën. Për një periudhë që s'dihet, para shekullit të VI, **etrurianët** përbënin një popull pushtonjës, që e kish shtrirë fuqinë e tij jo vetëm në veri, — siç duket— mbi Mantuan, Felsin dhe Melpumin, ndoshta edhe mbi Hadrian dhe Rasenën. (Etruria Circumpadana), por gjithashtu edhe në Jugë, brënda në Latium e në Kampani. Kronologjia e kësaj shtrirjeje është krejt e panjohur dhe as që mund t'i zbulojmë me saktësi emrat e qytetevet që përbënin dy konfederata që përbëheshin prej dymbëdhjetë qytetevet, të cilat u formuan në krahinat e pushtuara, në analogji me konfederatën e fillimit në Etruri. Në historinë e vjetër të Romës, etruskët lozin një rol të rëndësishëm. Sipas gojëdhënës mytho-historike, ata përbënin elementin e tretë, nga të cilët u formua qyteti i Romës. Gojëdhëna ka qenë objekt mospajtimesh të shumta dhe mbetet akoma një problem i **pazgjidhur.** Por, për të folur drejt dhe nga një pikpamje praktike, nuk ekziston një bazë për teorinë e vjetër (Krah. Prop. IV (V) I,31), sipas së cilës, tribuja e tretë romake, e njohur me emrin Luceres, përfaqësonte një element **etrusk** të popullit duke u mbështetur nga shumë autoritete pikëpamja se tradita rreth mbretërve Tarkuinë të Romës, nuk përfaqëson një dallgë mërgimtarësh, por sundimin e përkohshëm të parisë etruskane, të cilët, ka qenë një kohë, përpara 600 para Krishtit, kur i zgjeruan pushtimet e tyre mbi Latiumin dhe Kampaninë. Kjo teori vërtetohet nga fakti se gjatë sundimit të mbretërvet Tarkuinë, Roma paraqet pamjen zotëronjëse të një rrethi që përfshinte një pjesë të Etrurisë, qytetet e shuma të Latiumit dhe gjithë Kampaninë, kurse pamja jonë për Romën e vjetër demokratike paraqit një shtet të vogël në mes të armiqvet. Për këtë problem, shiko hollësira në fjalën: **Roma,** historia, pjesa: ''Monarkia''

(Faqe 854).—

(Artikullshkronjësi: **Richard Norton**, ish drejtor i shkollës Amerikane të Studimevet klasike, në Romë, profesor i historisë së artit dhe të arkeologjisë në Kolezhin Bryn Mawr të Pansylvanisë (Shtetet e Bashkuara të Amerikës).

— **Lashtësia e Etrurisë.**—

''**Etnologjia**'' ''Origjina e etruskëvet ndoshta mund të mos caktohet me një mënyrë absolute. Por tradita, lidhur me këta, (shih Tacit. Kron.

IV, 55) se kanë ardhur nga Lidia, duket jo e pabesueshme. Herodoti (I,94) dhe Straboni (V, 220) përmendin një zbarkim të lidasvet në veri të Posë që kapërxyen Apeninet dhe hyjtën brenda në Etruri. Kështu, pra, duket e vërtetë se megjithëqë mërgimtarët më tëvjetër, të cilët etruskanët më vonë i njihnin me emrin Rasena, zbritën ndoshta nga Veriu, ata ishin bashkuar me mërgimtarë prej të Lindjes, përpara se të zhvillonin një qytetërim të vetën. Dhe ky fis i dyfishtë është ai, nga i cili rodhën etruskanët, siç e dimë ne nga tradita dhe nga veprat e tyre. Është e pamundur të përcaktojmë kohën e mërgimit nga Veriu të "**rasenasvet**" Vërtetimi i vetëm për këtë është fakti se gjuha e etruskanëvet gjëndet në vende të ndryshme të Italisë së Veriut. Ne kemi ndoshta mundësi të përcaktojmë me afërsi kohën e ardhjes së lydasvet apo të tyrrenëvet. (Thyqid. IV, 109, Herod. I, 57). Dimë se rreth 1000 para e.r. ka ndodhur një dallgë e madhe mërgimi nga Greqia për në Itali. Dhe meqenëse objektet shumë të vjetra greke, që u gjetën nëpër varret, nuk mund të datohen shumë brezash më vonë se kjo datë, ky vit mund të caktohet (me afërsi), si koha kur filloi qytetërimi i vërtetë i etruskëvet. Ka qenë dhe është akoma një gabim i zakonëshëm të bëjë kush fjalë për **etruskanët** sikur këta të kenë qenë të kufizuar vetëm në atë vend të Italisë, që quhet nëpër hartat "**Etruria**". Përkundrazi, është shumë e vërtetë se ata, gjatë hapavet të para të zhvillimit të tyre, dalloheshin nga umbrët në veri-lindje të tyre dhe nga latinët në jugë, jo nga ndonjë pikëpamje fisërie apo të ndonjë karakteri esencial, por vetëm nga që në pikpamje të vendit, vinin nga gjetkë. Për popujt primitivë, detrat e gjerë apo shkretëtirat, bahkë me malet dhe lumenjtë, janë pengesa për t'u kapërxyer. Me gjithë këtë, as njera as tjetra palë nga këto pengesa nuk e veçuan **Etrurinë** nga krahinat fqinje të *Italisë*. Malet Apenine, që e ndanin atë nga Umbria, nuk ishin të pakapërxyeshme; kurse Tiberi, që formonte kufirin ndërmjet saj dhe Latiumit është quajtur nga shkrimtarët modernë, një element veçonjës shumë më i madh nga ç'ishte në të vërtetë. Një lumë i tillë i ngushtë, jo edhe aq i vrullshëm, (në shumë vende edhe jo i thellë), nuk ish e mundur të sillte pengesa për etruskanët e vuajtur, vetëm se për një çast. Kur u ndërtua Roma, lumi natyrisht mund të shërbente si hendek rreth kështjellës, si një mjet mbrojtës. Por kjo gjë ndryshon shumë nga të konsideruarit e tij si një pengesë e përherëshme për përhapjen e një qytetërimi. Puna që alfabetët e përdorur jashtë Etrurisë, edhe në vendet e tjera të Italisë, rrjedhin nga burime etruske, apo nga burime të ngjashme greke, që Roma qeverisej nga mbretër **etruskanë**, që tempulli i Zeusit në Kapitol ishte zbukuruar nga artistë etruskanë (Lib. X, 23, Plin. H.N. XXX 157), që dekoret e tempullit të gjetur prej signor Mazzoleni afër Konsas (Notizie degli scavi, 1896) janë të njëjta me ato që u gjetën në Etruri, këto vërtetojnë se influenca, e cila pati shprehjen më të pastër të saj në Perëndim të Tiberit, patën rrjedhime konkrete mbi një hapësirë më të gjërë nga ajo që zakonisht është pranuar. Këtë mendim kishin gjithashtu edhe historianët grekë, shumica e të cilëve e quanin Romën si një qytet tyrrenas. (Edhe vetë Romën një pjesë e shkrimtarëvet e quajtën qytet tyrrenas. Dion. Halikar. I, 29). (Artikullshkruesi i lartpërmendur, Richard Norton, në Enciklopedinë Britanike, Botim i njëmbëdhjetë, vit. 1910-1911 Vëll. IX, faqe 854-855).

Gjithashtu Robert Seymour Conway, docent i filologjisë, profesor i filologjisë latine në Universitetin e Mançester-it (Shtetet e Bashkuara të Amerikës), shkruan në vëllimin e mësipërm, të Enciklopedisë Britanike, faqe 860, sa më poshtë, (të cilat po i rrjeshtojmë të përkthyera):

"Me fjalën "**Etruskan**" kuptohet gjuha, që flitej prej popullit të quajtur prej romakëvet "etruskë" (dhe përgjithësisht tuskë), nga fqinjët e tyre Umbrë të Iguvium (të cilën shikoje) **Tuscum Numen** (që do të thotë emër **Tusk**) dhe nga grekët tyrsenë (dhe më vonë, në kohën e Strabonit, tyrrenë). *Sipas Dionis Halikarnasit* (I, 30), ata e quanin veten Rasenna (ose Rasena). *Por tani* duket si mjaft e mundëshme që ky emër s'ka qenë tjetër, veçse *emri i një* kryetari familjeje, (që më vonë e takojmë në Pisa dhe gjetkë), që zotëronte kohët e kaluara në një vend tjetër (Shiko më poshtë).

Niebuhr u përpoq të përcaktonte mbi baza të pamundura (Hist. Rom.-, botim 3-të, përkthim inglisht, faqe 41), ndryshimin ndërmjet **tyrrenëvet** dhe **tuskëvet**, me qëllim që ta bënte të pranueshme traditën e përkrahur fuqimisht se tyrrenët janë me origjinë **lidase**, duke e hedhur atë poshtë përsa u përket **tuskanëvet**. Por qysh atëhere asnjeri nuk ndërmori ta mbështeste këtë dallim. (Dittenberger, Hermes, faqe 85, 1906).

**Shënim**: përsa i përket formës në **énoi** (ηνοί) si një formë e greqizuar e një emri vendas, e barabartë me: **Tusci**. Tani ne zotërojmë mjaft dijeni nga morfologjia e emravet **etruskanë** për të njohur: **Tur-s-co** dhe: **Tur-s-eno**, si trungje **etrusko-latine** mjaft paralele. Krahaso: **Venu-c-ius; Venu-senus**, të dyja nga fjala **etruske Venu**. (Schulze, Lat. Eigennamen, faqe 405), dhe **Bas-ena** = **Bas-c-anius** (ibid faqe, 92.) ose Voluscus, Volscus, Volusenus (ku sufikset për formimin në secilën fjalë janë etrusko-latine, pamvarësisht në se rrënja është e njëjtë apo jo). Por analiza e emravet nuk mund të jetë krejt e kënaqëshme gjersa të shpjegohet rrokja e parë e fjalës: **Etrusci** (tek shkrimtarët grekë, ngando njëherë: Etruskoi". (Shiko Strabonin, botim: Meineke)".

8) Në fjalorin "**LAROUSSE**" të shek. XX, në gjashtë vëllime, (Vëllimi i tretë, Paris, libraria Larousse, 12-21, Rruga: Montparnasse dhe 114-B-D, Raspail), përmenden këto:

"**Etruria. (Lat. Etruria, Etrusia** ose **Tuscia)**.

**Gjeogr. e Vjetër.** Krahinë e gadishullit të Italisë, e kufizuar nga perëndimi prej detit Tyrrenas dhe prej Makrës, nga Veriu prej Apeninës dhe nga Lindja prej Tiberit, në jugë kufizohet nga Laticeni. Emrin ua detyronte banorëvet të saj, **etruskëvet** ose **rasenas**-vet, dhe përfshinte qytete të rëndësishëm (Pisën, Firencën, Volatterrën, Populoninë, Peruzian, Veturian, Ceren, Volcën dhe të tjera), shumica e të cilëvet kanë dhënë shkrime arkeologjike shumë të çmuara për qytetërimin **ETRUSK**. Etruria, e cila formoi krahinën e shtatë të Italisë gjatë kohës së Augustit dhe përbënte një pjesë të diocezës së Romës gjatë shekullit VI të erës sonë, është **Toskana** e sotme. (faq. 327).

**Etrusk (trussk) ose rasen, banori i Etrurisë së lashtë, (sinonime: Etrurian, ane).**

**Encikl. Etnografia. Origjina.** Të vjetrit quanin etruri rajonin që përfshinte **Toskanën** dhe një pjesë të Umbrias. Por sundimi **etrusk** u shtri prej andej në veri e në Jugë, sepse për një kohë ai e realizoi pothuaj bashkimin e Italisë. Qytetërimi **etrusk** ka qenë i pasur, përparimtar, i fuqishëm. Por historia e tij paraqit akoma shumë pika misterioze, sidomos për **mosnjohjen e gjuhës**. Dy teori ekzistojnë tani për tani. Sipas njerës, **etruskët** erdhën nga **Evropa qëndrore**; sipas tjetrës, mbërrijtën nga Lidia përmes detit. Por një **mori** shenjash dhe elementësh të rinj vërtetojnë hipotezën e dytë, origjinën e tyre në mos lydase, të pakën lindore. Kjo ka në favor të saj traditën e vetë etruskëvet.

**Historia.**

Sipas dijenivet që kemi sot, mund të pranojmë se etruskët, nga mbarimi i mijëvjeçarit të dytë, të shtyrë prej mësymjes doriane, erdhën nga Mesdheu lindor dhe zunë vend në rajonin pranë detit të Toskanës. Dalngadalë ata i shtynë umbrët për nga brënda, për nga Apeninet, u organizuan — s'dihet se kur — në një konfederatë prej dymbëdhjetë qytetesh dhe para shekullit VII formuan një vatër të fuqishme qytetërimi. Pastaj, për dy shekuj, u bënë pushtonjës. Në Jugë u bënë zotër të Latiumit, duke u vendosur në Kampani gjer tek lumi Silaro...... Kudo ata zhvilluan bujqësinë, vegjtarinë, artet, jetën qytetare. Pasi i dhanë Romës një dinasti (Tarkuinët), më 509, sipas traditës, u dbuan nga një kryengritje latine. Pas shumë peripetirash, **Etruria** u vu nën sundimin romak, kurse gjuha e saj u zhduk shpejt. Por në vendosjen e këtij sundimi kishin kontribuar shumë, duke lënë një trashëgim të çmuar të qytetërimit pothuaj në gjithë Italinë''.

**Gjuhësia.**

Problemi i gjuhës **etruske** nuk është zgjidhur ende me një mënyrë të prerë. Megjithëse zotërojmë një numur të madh mbishkrimesh në këtë gjuhë, si edhe një **fragment të gjatë dorëshkrim**, të gdhëndur në rrypat e përdorur për të mbështjellur trupin e një mumjeje, (dorëshkrimi i **Agram**, botuar prej Krall, — Vjenë, 1892), me gjithë këtë ndruan kush ta rrjeshtojë në ndonjë grup të gjuhëvet të njohura. Përpjekjet e bëra për t nxjerrë gjuhën **etruske** të afërt me gjuhët italike, me grupin semitik apo fenikas, dështuan plotësisht. Është pranuar se gjuha **etruske** nuk është **gjuhë indoevropiane**. Në mund ta lexojë kush me lehtësi **etruskishten**, e cila përdor gërma fenikase, të marra hua ndoshta nga grekët, pak gjëra di për strukturën gramatikore të saj; vetëm disa emra, substantive e numërore janë mundur të saktësohen. Dhe gjersa të mos jetë zbuluar një **mbishkrim** interesant në dy gjuhë (biling), mund të përfundojmë se problemi nuk do të zgjidhet. Megjithë këtë sot përpiqen disa të besojnë se **etruskishtja** mund të futet në **gjuhët e quajtura aziatike**, që fliteshin në Azin'e vogël dhe akoma në vetë Greqinë para ardhjes së grekëvet. Një mbishkrim, jo grek, i gjetur në Lemno, mjerisht shumë i shkurtër, paraqit **disa afërsira gjuhësore me mbishkrimet etruske''**.
(Ibidem, faq. 327-328).

9) **Giacomo Devoto**, profesor i gjuhëvet të vjetra të Italisë në Universitetin e Padovës (Itali), në Enciklopedinë Italiane, Vëll. XIV, trajton shumë gjëra për **''Gjuhën etruske''**. Nga ky trajtim po rrjeshtojmë këtu të përkthyera sa më poshtë:

''**Problemi** i veçantë lidhur me gjuhën **etruske** nuk egzistojnte për të vjetrit. Për ata, historia, origjina, dhe qytetërimi i etruskëvet përbënin një enigmë të vetme''. Duke vazhduar artikullshkruesi i lartpërmendur thotë se:

''Sipas librit të inglezit: **Thomas Dempster**, të hartuar ndërmjet vitevet: 1816—1819, me titullin: **''De Etruria Regali''**, gjuha **etruske** është e pavarur nga greqishtja dhe latinishtja.

Më 1789, abati Luigi Lanzi, që botoi **''Studimin për gjuhën etruske dhe për gjuhët e tjera të lashta të Italisë''**, pohonte qysh në fillim si një nga parimet themelore se dialektet italike (d.m.th. usko-umbrine), i ngjanin gjuhës **etruske**, por nuk rridhnin prej saj''. Më në fund, më 1828, në veprën e C.O. Muller **''Di Etrusker''**, botuar gjatë vitit 1828, thotë se pavarësia e tyre, gjuhësore është arritur plotësisht.

Zbulimi i afërsisë së gjuhëve indoeuropiane që u bë gjatë vitit 1816 me veprën e F. Bopp-it, i dha një shtytje të fuqishme tendencës për të lidhur gjenealogjikisht gjuhën **etruske** me gjuhët e tjera.

Sipas shkollës gjermane, — përfaqësues të së cilës janë **F. Skutche** dhe G. Herbig, — teoria për gjuhën **etruske** dhe për **etruskët** përmblidhet në dy pikëpamjet e mëposhtëme: **Se gjuha etruske nuk është gjuhë indoevropiane; dhe se etruskët kanë ardhur prej Azie.**

Shkolla italiane pranon pikëpamjen e prejardhjes italike të gjuhës **etruske** dhe jo atë të prejardhjes indoevropiane. (Përfaqësues të kësaj shkolle janë E. Lattes; dhe sot B. Nogara).

Duke e vazhduar artikullin e tij për gjuhën **etruske** profesori i lartpërmendur, Giacomo Devoto, thotë se me anë të zbatimit të rregullavet për përcaktimin e **sipërfaqevet ekstreme** (Kupt. të Mesdheut), u bë e mundur të saktësohen pikat kryesore për përcaktimin e kuptimit të gjuhës **etruske.** Dhe pikërisht këtu, në këtë pikë, qëndron rëndësia e teorisë së **A. Trombetti**, i cili gati për 20 vjet (1908-1926) me qëllim që të formulonte idetë e tij lidhur me vendin e gjuhës **etruske**, arriti në përfundimin se në **botën mesdhetare** egzistonin **tri shtresa gjuhësore.** Nga e para, që është edhe më e vjetra, do të kemi dy mbeturi, njerën në Perëndim, në Baskishten, tjetrën në Lindje, në gjuhët e Kaukazit. Nga e dyta kemi gjuhën **etruske**, si edhe gjuhët e Azisë së Vogël (lydase, lykase etj.) Shtresa e tretë gjuhësore është ajo indoevropiane në kuptim të ngushtë që përfshin gjithë zonat e ndërmjetme. Shtresa e parë gjuhësore nuk paraqit ndonjë interes për **etruskishten.** Shtresa e tretë e intereson dhe ka afërsi me të dytën. Kjo afërsi ndërmjet Etrurisë dhe Azisë së Vogël u plotësua edhe me dokumenta të tjera më të vogla të një kontinenti të zhdukur, gjë për të cilën A. Trombetti punoi me sukses. Por lëvdata e vërtetë e këtyre gjurmimeve i përket F. Ribezzos. (faqe 517).

Më tej artikullshkruesi thotë fjalë për fjalë këto që pasojnë:

"Sigurisht identiteti ndërmjet **etruskishtes** dhe **tyrrenishtes** nuk mund të vërtetohet.; dhe ndoshta mund të mos ketë qenë kurrë. Krahasimi ndërmjet **etruskishtes** dhe **lidishtes** nuk të shpie në një sintezë të plotë homogjene. Brënda unitetit mesdhetar duhej të kishte ndarje dialektesh. Dhe për këtë pikë, gërmimet kanë arritur gjer sa të dallojnë, raste, në të cilët etruskishtja lidhet më tepër me karakteristikat e Mesdheut perëndimor, (të Lygurisë) dhe raste në të cilat karakteristikat bashkonjëse janë më fort lindore, si edhe raste në të cilat mbeturitë gjuhësore i përgjigjen një shtrirjeje pothuaj më të madhe se **Etruria** e kohëvet historike që njohim ne. Kështu formimi i shumësit në: R (r) — clan, shum. clenar, u përgjigjet gjuhëvet kaukaziane. Emërorja e njëjësit në S, është Indoevropiane — etrusko-lydase-eteokaukaziane. Mbaresa ndoshta vendase: **eri**, si formë është **etruske.**

(A. Trombetti, St. etj. I, faqe 225 e vazhdim)....

**Nën këto kushte, studimet gjuhësore që janë bërë për përcaktimin e origjinës së etruskëvet, nuk kanë asnjë vlerë, kur ngulin këmbë për të përcaktuar karakterin e mbishkrimit të Lesnnos (le, aviz, etj. avil, le, Sivaj, etj. Zivas), qoftë afërinë e emërores të etruskishtes me gjuhët e tjera të Azisë së Vogël** (K. Pauli, G. Herbig.) Këto kufizohen që të ecinë bashkërisht dhe krahas me teoritë arkeologjike të C. Schuchard, J. Stundwall dhe U. Antonielli me teorinë historike të G. Beloch, i cili e shikon etruskishten si pjesën e një gjuhe paraindoevropiane, që egzistonte edhe pas invadimit evropian".

Mbi këta koncepte të përgjithëshëm mbështetet studimi i brëndëshëm i gjuhës **etruske.** Vetëm në disa raste dhe në ato më pak të rëndësishme

konsiderohet shpjegimi i tepërt, qoftë sepse kuptimi nxirret lehtë nga ndonjë figurë, e shoqëruar me një fjalë **etruske**, qoftë sepse është puna për një mbishkrim dygjuhësh (biling). **Por në rastet më të shuma është nevoja të punojë dikush me ndonjë metodë speciale qoftë të kombinuar, qoftë etimologjike''**. (Faqe 517).

10) Profesori i Universitetit të Romës, M. Pallottino, ka botuar një libër me titull: ''Qytetërimi i etruskëvet''. Ky libër, i gjykuar si shumë i rëndësishëm, u përkthye nga Raymond Block, (anëtar i vjetër i shkollës franceze të Romës, drejtor i studimevet në shkollën praktike të **Studimevet të Larta)**, edhe në gjuhën frënge (: **''La civilisation etrusque''**, Paris, 1949). Këtë përkthim ne e kemi parasysh.

Profesori dijetar, M. Pallottino, — historian, arkeolog dhe linguist, — studjonjës i zellshëm, vë si *qëllim* të veprës së tij ''Zgjidhjen e problemit etrusk'', d.m.th. të gjejë prejardhjen dhe kombësinë e etruskëvet. Dhe duke pasur parasysh përpjekjet e bëra para tij prej studjonjësvet të ndryshëm për zgjidhjen e **''Enigmës etruske''**, autori i librit të mësipërm thotë se këto mund të përmblidhen në tri teoritë e mëposhtëme:

1) Sipas teorisë së parë, **etruskët kanë ardhur nga** Lindja.

2) Sipas teorisë së dytë, të shkollës së Niebuh dhe Muller, **etruskët kanë ardhur** nga Veriu.

3) Sipas teorisë së tretë, që është edhe më e reja, **etruskët** janë një popull **autokton** (vetëvendas) i Italisë, — mendim ky i Dionis Halikarnasit.

(Shiko faq. 55-56 të përkthimit të veprës së sipërme)

Duke i shqyrtuar pastaj dhe duke i shoshitur tri teoritë e mësipërme, autori përfundon në konkluzionin se asnjera prej tyre nuk ja arrin zgjidhjes përfundimtare të problemit në fjalë. (Shiko faqe 74 të veprës në fjalë). Duke e vazhduar veprën në fund të përpjekjevet të tij, bërë mbi baza historike, arkeologjike dhe gjuhësore, si edhe mbi një metodë më shkencore, autori thotë gjithashtu se **''Problemi etrusk mbetet ende i pazgjidhur''**.

Ky konkluzion është i vetëm i drejtë, që mund të arrijë kërkimi shkencor, gjersa nuk niset nga një bazë e sigurt. Për ne, problemi etrusk nuk mund të zgjidhet jashtë problemit të përgjithshëm pellasgjik, si pjesë përbërëse e tij. Ne jemi thellësisht të bindur se **''Enigma etruske''** mund të zgjidhet përfundimisht vetëm, po të jetë se gjurmonjësi shkencor niset dhe mbështetet në **gjuhën shqipe**, në këtë bazë të sigurt për zgjidhjen e tërë problemit pellasgjik. Dhe me këtë bindje të thellë, po vazhdojmë punën tonë, duke u mjaftuar me dëshmitë historike të shkrimtarëvet të vjetër grekë dhe latinë.

# KAPITULLI I DYTE

## ETRUSKËT JANË PELLASGË

1

**Etruskë dhe tuskë një dhe i njëjti fis.**

I. **Vërtetim historik:**

1) Poeti **Alb Tibuli** u shkruan disa miqve, që rrinin në **banjat e Etrurisë**, sa më poshtë:

"Juve ju mban ujët që buron nga burimet etruske,

. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

Por mua Persefona po më lajmëron orën e zezë.

. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

Po treten gjymtyrët e mia tanimë prej pesëmbëdhjetë ditë,
Kurse ju po u thurni lavde ujravet hyjnore tuske".

(Alb. Tibuli, Këngët, libri III, Elegjia, V, varg. 1,5 dhe 28-29).

Sipas poetit të mësipërm, pra, **etruskë** dhe **tuskë** janë një dhe i njëjti fis.

2) Gjithashtu **Valer Maksimi,** në veprën: **"Mbi divnimin"** thotë:

"**Tuskët** ose **etruskët,** sikurse për besimet e tjera të kota, ashtu edhe për mjeshtërinë e dionimit janë shumë të përmendur".

Edhe ky, pra, i identifikon **tuskët** me **etruskët.**

3) Gjithashtu, sipas **Tit Livit, etruskët** dhe **tuskët** janë po ata...

"Etruskët ishin të përvojtur në shenjat qiellore".

(Tit. Livi, Lib. I, XXIV)

"Si mori gabët, Tarkuini e përtëriti besëlidhjen me tuskët"

(Tit. Livi, Lib. I,V)

II) **Vërtetim gjuhësor**

**Analizë e fjalës Etruscus**

**Etruscus** = Etrurius + Tuscus = Tusku që banon në Etruri.

**Etrusci** = Etrurii + Tusci = Tuskët që banonin në Etruri.

Ky është kryesisht kuptimi i parë i kësaj fjale. Dhe është formuar fjala **Etrusci** (Etruskë) nga shkrirja në një e të dy fjalëvet: **Etrurii** dhe **Tusci** = = Etru (rii Tu) **sci.** Ky fenomen i shkurtimit të rrokjes së fundit apo të rrokjevet të fundit të fjalës së përparme (rii) dhe të rrokjes së fillimit të fjalës që pason (Tu), është i zakonshëm për ata që e kanë të folurit të shpejtë, si edhe për njerëzit e pa mësuar. Romakët përveç fjalës Etruscus thoshin dhe: Tuscus. Dhe ndërmjet **etruskut** e **tuskut** nuk egzistonte asnjë **ndryshim fisërie,** siç u vërtetua më lart.

**Etruskë apo tuskë dhe tyrrenë, një dhe i njëjti fis.—**

**Si vërtetim** janë shkrimtarët dhe poetët e mëposhtmë, tek të cilët gjënden dëshmitë:

1) **P. Vergjili.** Ky në librin VII (shtatë) të tij, të Eneidës, thotë se i pari në shesh të luftës kundër Eneut del prijësi i tyrrenëvet Mezentiusi.

"I pari ja filloi luftës nga tyrrenët dhe ushtritë i armatos Mezenti, i egër në fytyrë, përbuzës i perëndivet".

(varg. 647-648).

Duke vazhduar më poshtë, Virgjili i quan tyrrenët etruskë.

".....atëhere ushtëria **etruske**
qëndroi në fushë, e tmerruar nga shënjat e perëndivet".

(lib. VIII, varg. 503-504).

Dhë ndërsa pak më lart **Tyrreninë** e quan me këtë emër (Tyrreni), duke vazhduar më poshtë e quan atë Etruri.

"Dhe lidhëzet tyrrenase ua vë shputavet të këmbëvet;
. . . . . . . . . . . . . . .
E gjithë, pra, Etruria u ngrit më këmbë me tërbim

(Lib. VIII, varg. 458 dhe 494).

Lumi **Tiber** nga Virgjili quhet edhe **Tusk** (Tuscus) edhe **Tyrren** (Tyrrhenus).

"...këndej prej lumit **Tusk** mbyllemi" .

(Lib. VIII, v. 473)

Herkuli, duke i ngarë lopët përmes Italisë, i lau në lumin Tyrren (Tiber).

"Pas këtyre Aventini i bukur, i lindur nga Herkuli i bukur,
Qerren e shquar për fitore dhe kuajt fitimtarë
Përmes barit të njomë po i qet, dhe në mburojë shënjën atërore,
njëqind gjarpinj dhe hydrën rrethuar prej gjarpinjsh, mban.
Nga korija e kodrës s'Aventinit, që priftëresha Rea,
grua e bashkuar me perëndité,
Fshehurazi nën brigjet e lumit e lindi, Tryanthasi,
Si zhduku Geryonin, arriti fitimtar në fushat e Laurentias
dhe lopët liberake në lumin Tyrren i lan".

(Lib. VII, varg. 655-663).

2) Poeti **Ovid**, në: **"Fasti-Dies"**, libr. II, varg. 193-242, përmend sa më poshtë:

Me 13 të muajit shkurt, të vitit 477 (para e.r.), Vejentanët (banorët: = Veji, ozum, mash. shumës-Vejii, qytet i Tyrrenisë) ndërmuarën një fushatë kundër Romës. Familja e **Fabëvet në Romë**, e cila numuronte treqind e gjashtë burra, merr përsipër që ta shtyjë armikun vetë. Ja fillon një beteje e furishme pranë lumit **Kremeram.** Fabët në fillim dilnin fitimtarë, por pastaj ranë në pusi dhe u vranë që të treqind e gjashtë (vetëm njeri shpëtoi, stërgjyshi i Fab. Maksimit, të quajtur **"Nguronjës"** (cunctator), kundërshtarit të Hanibalit). Beteja u zhvillua në 13 shkurt, të vitit 477 para e.r. Kjo ditë kremtohej sidomos për nder të Farnit, hyjnisë bujqësore. Por, meqenëse kërdia e fabëvet kishte ngjarë në këtë ditë, bënin gjatë saj përshpirtje për fabët. Ja ç'thotë lidhur me këto poeti:

"Kjo qe ajo ditë (Idet e Shkurtit = 13 shkurt), në të cilën nga armët vejanë
Tanë treqind e gjashtë Fabë,
. . . . . . . . . . . .

Pasi me hap të shpejtë arritën te Kremeram i rrëmbyer,
. . . . . . .ngrejnë në vend çadrat; si çveshën shpatat
Kundër ushtrisë tyrrenase në luftë të furishme marshojnë,
. . . . . . . . .shpërndajnë armiqtë dhe goditjet të pandershme
nga prapa shpine marrin. Toka **skuq** nga gjaku **Tusk**''.

## TOKA SKUQ NGA GJAKU TUSK

3) **Plutarku, në: ''për virtutin e gravet''**, Valeria dhe Klëlia, përmend sa më poshtë:

''Kur Tarkuini ra nga fuqia, bëri shumë luftra të tjera për ta marrë përsëri pushtetin në dorë; dhe më në fund e ndërmori fushatën me fuqi të shumë prijësi i ***tyrrenëvet* Porsina**''.

Gjithashtu **Plutarku** në ''Jetët paralele të grekëvet dhe romakëvet'', **VIII**, **''Porsina''**, shkruan këto:

''Porsina mbret i **tuskëvet**, luftoi kundër romakëvet përtej lumit Umbrio''.

Kështu, pra, edhe Virgjili edhe Ovidi, edhe Plutarku i identifikojnë **etruskët** ose **tuskët** me **tyrrenët**.

4) **Sipas Dionis Halikarnasit**, romakët gjithashtu i quanin **tyrrenët etruskë** ose **tuskë**. Lidhur me këtë ai shkruan:

''Romakët e thërrasin pa dyshim atë (Kuptohet: fisin e tyrrenëve) me emra të tjera; sepse edhe nga vendi, ku dikur banuan, i quajtur Etruri, i quajnë ata etruskë; edhe nga përvoja për punët lidhur me nderimin e perëndivet, ku shquhen *mbi* të tjerët, tani i quajnë, me një mënyrë më të paqartë, **tuskë**, kurse më parë, duke e përdorur me saktësi emrin, sikurse grekët, i quanin Thyoskous (= **Θυοσκόους**). Ata vetë, përkundrazi, e quanin veten **Rasena** nga emri i njerit prej prijësvet; se në ç'qytete banuan **tyrrenët** dhe çfarë shtete ngritën, sa fuqi kishin të gjithë dhe në bënë vepra të denja për t'u përmendur ç'fat patën, këto do të thuhen gjetkë''.

(Dion. Halikarnasi, vëll. i parë, XXX, 3-5 A.)

Mund të bëhet pyetja:

Përse romakët nuk i quajtën **tyrrenët**, kur erdhë në Etruri, **Etrurios — Tyrrhenos**, (Etrurë—Tyrrenë), por i quajtën Etrurios — Tuscos. (Etrurë — Tuskë)?

### Përgjigja I

Sa për pyetjen pse u quajtën **tyrrenët** prej romakëvet **Etrurii** (Etrurë), shpjegimi është ky: **tyrrenët** erdhën dhe u vendosën në **Etruri**. Prandaj edhe u quajtën (prej romakëvet) **Etrurii** (Etrurë). Sa për pyetjen e dytë, se pse, d.m.th., tyrrenët u quajtën prej **romakëvet tuskë**, dhe jo **tyrrenë**, përgjigja është kjo:

### Përgjigja II

Sepse romakët vinin re se **tyrrenët** e **etrurisë** flisnin gjuhën **Toske**. Dhe romakët kishin dijeni të gjuhës toske, sepse një shumicë e madhe toskësh banonin në Itali. Dhe që **toskët** ose **tuskët** banonin në Itali, vërtetohet nga pasqyra e emravet më poshtë:

1) Tuscamicus, a, um (Tuscus) = Tyrrenas.

2) Tuscanus, a, um (Tuscus) = Tyrrenas

3) Tusce (ndajfolje) (Tuscus) = Tyrrenisht

4) Tuci, orum (Tuscus).

5) Tuscia, aef, — (Tuscus) = Tyrrenia, krahinë e Italisë, Toskana e sotme, emër ky që është formuar nga i derivuari: **Tuscanus**, a, um.

6) Tusculanensis, e (Tusculun), dies Tusculanenses, ditët në Tuskulo.

7) Tusculanus, a, um (Tusculum), Tuskulan, Tysklan. (Tusculani), n, shum, Tuskulanët, Tysklanë. Tysculanum, i, as. Tuskuli "Vend, emri i disa vilave rreth Tuskulit të Ciceronit dhe romakëve të tjerë. Tusculanae disputationes, = "Dialoget tuskulanë, disertacionet tuskulane (Vepër e Ciceronit).

8) Tusculum i, a.— Tuskuli, qytet i Latiumit.

9) "Tusculum, ose Thusculum, i, a. (zvogël. e tus) = Kem, thimjane".

10) Tusculus, a, um, poetik., në vend të: Tusculanus,

11) Tuscus, a, um (e njëjtë me: Etruscus). = Tyrrenas. "Mare Tuscum" = Deti (pellgu) Tyrrenas. Vicus. Tuscus = Një pjesë, ose fshat i Romës. — Tusci, orum, m, shum., Tyrrenë, Tyrsenë, të quajtur, sipas Strabonit (5,2) nga romakët "**Tuskë** dhe **etruskë**".

(**Fjalori Latinisht-greqisht** Stefan A. Kumanudhi, Athinë, 1884, botim i Pestë, Pjesa e dytë, faqe. 496-498).

— 3 —

**Tyrrenët (d.m.th. etruskët ose tuskët) janë pellasgë.**

I) **Vërtetim historik**

1) Helaniku nga Lesboja
2) Sofokliu
3) Thuqidhidhi
4) Plutarku

1) "**Helaniku** nga Lesboja thotë se **Tyrrenët**, të cilët më parë quheshin **pellazgë**, pasi u vendosën në Itali, muarën emrin që kanë sot".

(Dion. Halikarnasi, Libr. i parë, A, XXVIII, 3).

2) **Sofokli** në dramën e tij "**Inaku**" thotë këto:

"O Inak, prind, djalë i Oqeanit,
babës së burimevet, mbret i fuqishëm
i tokavet të Argusit dhe i shkëmbinjvet të Herës
dhe i **tyrsenëvet pellasgë**".

(Dion. Halikarnasi, vëll. i parë, A. XXV)

3) **Thuqidhidhi** përmend lidhur me këtë sa më poshtë:

"Dhe qytete..., të cilat banohen nga fise të përziera barbarësh që flasin dy gjuhë, ka edhe pak kalqidikë, por shumica janë pellazgë, nga tyrsenët që dikur banuan në Lemno dhe në Athinë".

(lib. IV, 109).

4) **Plutarku** (nga Keroneja), në veprën e tij "**mbi virtutin e gravet**", duke bërë fjalë për virtutet e gravet **tyrrenase**, përmend e shkruan këto:

"**Tyrrenëvet** që shtinë në dorë Lemnon dhe Imbron dhe rrëmbyen nga Braurona gratë e athinasvet, u lindën fëmijë, të cilët athinasit i përzunë nga ishujt, meqë ishin **gjysmë barbarë**. Këta, pasi zbritën në Tenaro u treguan shumë të dobishëm për spartanët në luftën e elotëvet dhe prandaj iu dha e drejta e qytetarit dhe e martesës. Por meqë nuk quheshin të denjë për në krye dhe për në kuvend, ngjallën dyshimin se donin të përmbysnin gjëndjen. Pasi i zunë, pra, dhe i mbyllën në burg, po i ruanin fort. Por gratë e të burgosurvet, pasi erdhën afër burgut, u lejuan prej rojevet nga lutjet dhe rixhatë e shuma sa për t'u qafuar e për të folur me burrat e tyre.

Por pasi hynë, po u luteshin që të ndrronin shpejt veshjen dhe rrobat e veta t'na linin atyre, kurse ata të vishnin ato të atyreve dhe të largoheshin të mbuluar. Si u bënë këto, ato qëndruan atje të gatëshme për të përballuar çdo të keqe, kurse burrat u lejuan të kalonin nga rojet e gënjyera, gjoja si gra.

Pas kësaj, kur ata pushtuan taygjetin, ngritën më këmbë dhe pranuan si aleatë elotët, spartanët të trembur keq, dërguan të deleguar dhe ranë në marrëveshje që atyre t'u ktheheshin gratë, por edhe, pasi të merrnin të holla dhe anije, të largoheshin dhe pasi të zinin vend gjetkë e të ngrinin qytete, të quheshin kolonë dhe farefis i laqedhemonasvet. Këto bënin pellasgët''.

Ndërsa, pra, Plutarku në fillim thotë: "tyrrenëvet që shtinë në dorë Lemnon dhe Imbron", e përfundon fjalën duke thënë: "Këto bënin **pellasgët**".

Edhe sipas Plutarkut, pra, **tyrrenët** dhe **pellasgët** janë po ata.

II. **Vërtetim gjuhësor.**

Vërtetimi gjuhësor, se **tyrrenët** janë pellasgë, del nga analiza gjuhësore e vetë fjalës **Tyrren**, d.m.th. të emrit të fisit të **tyrrenëvet**. Por, para se ta fillojmë këtë analizë, le të na lejohet të bëjmë një digresion.

Dihet se nga emra, p.sh. familjesh që kanë një formim të veçantë, është e mundur në kushte normale, të tregohet **vendi i prejardhjes** së atyre që i kanë këto emra, **kombësia** ose që të dyja bashkë. Por në kushte jo normale, një tregim i tillë bëhet i dyshimtë. Kështu, p.sh., po të marrim emrat e familjevet: **Papadhaqis, Haxhidhaqis, Sarandaqis,** etj nxjerrim se ata që i kanë këto emra, janë, në kushte normale, **kretas** dhe **grekë** njëkohësisht. Në rast të kundërt, në kushte jo normale të gjendjes, këto emra do të tregonin vetëm karakterin kretas dhe në përgjithësi **karakterin apo trajtën greke**, por jo **kombësinë** apo vendin e prejardhjes së atyre që i kanë. Në rastin e emravet familjare, p.sh., Stefanoviç, Dimitrief, Petrof, Avramoglu etj. të cilat i kanë disa nga qytetarët grekë, ka mundësi të nxjerrim tri gjëra:

1) Se ata që i kanë këto, janë serbë (Stefanoviç), **bullgarë,** (Dimitrief), rusë (Petrof), ose turq (Avramoglu) të greqizuar.

2) Se ata që i kanë këto janë grekë të **turqizuar,** të **bulgarizuar** e kështu me radhë.

3) Se ata që i kanë këto, janë grekë që e ruajnë të paprekur kombësinë e tyre, por që e kanë ndryshuar emrin e familjes sipas formës së njerës apo tjetrës nga gjuhët e mësipërme.

Duke analizuar nga ana gjuhësore llagapet e mësipërme, gjejmë se mbaresa **viç** është e veçantë për gjuhën serbe, mbaresa **ef** është e veçantë për gjuhën bullgare, mbaresa **of** e veçantë për gjuhën ruse, mbaresa **glu** është e veçantë për gjuhën turke, kurse mbaresa **aqis** (= **ακις**), është e veçantë për gjuhën greke dhe veçanërisht për gjuhën e Kretës. Dhe kuptohet se ne mundemi të përcaktojmë lehtë gjuhën së cilës i përket secila trajtë e emravet familjarë të mësipërm, sepse i njohim pjesërisht apo plotësisht gjuhët në fjalë.

Dhe tani le të kthehemi atje ku qemë.

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Tyrren (= **Τυρρηνός** )

Fjala Tyrren (greq. **Τυρρηνός**) ka edhe trajtat Tyrsen (gr. **Τυρσηνός**) dhe Tyrsan (greq. **Τυρσανός** ). Po të hiqet nga fjala Tyrsen ( **Τυρσανός**

mbaresa greke os, atëhere mbetet trungu **Τυρσάν** (shqip. Tursan). Pjesa (**Τυρσάν** (Tursan është e përbërë nga rrënja **τυρς** tyrs = shqip. tyrs) e fjalës (= **τύρσις**) = (tyrsis), = (turs-is) (kullë) se cilës i është hequr mbaresa **is** dhe i është shtuar sufiksi **pellazgjik αν** (=an), që tregon kombësinë (shiko: Ainian, Athaman, Eurytan Atintan, Akarnam, Hellan etj).

Në Iliadën e Homerit (Kën. II, varg. 748-750) përmenden edhe këto: "Dhe Guneus nga Kyfoja po sillte njëzet e dy anije;
Pas tij vinin Enienët e mënishëm në luftë dhe perrebejtë, të cilët i kishin themeluar shtëpitë rreth Dodonës dimërashpër".

**Shënim:**

Enien (= **Ενιήν**) e Homerit = me Ainian (**Αἰνιάν**).
**Straboni** (në kap. 321), thotë këto:
"Thesprotët dhe kasopejtë dhe amfilokët dhe mollosët dhe **athamanët,** fise epirotase".

**Shënim:**

**Athamanes** (= **'Αθαμᾶνες**) është emërore e numurit shumës Athaman (= **'Αθαμάν**).

Gjithashtu Straboni (në kap. 448) përmend sa më poshtë: "Është edhe një fshat i Eretrikës, Oikalia (**Οἰχαλία**) mbeturinë e qytetit të gjetur nga Herkuli, e ngjashme me Trakininë dhe me atë rreth Trikës e me atë në Arkadi, të cilën të pastajmit e quajtën Andani, dhe me atë në Etoli rreth eurytanëvet" (greqisht: **Εὐρυτᾶνας**).

**Shënim:**

**Eurytanas** është kallëzore shumës e **Eurytan.**

Gjithashtu po ai (Straboni), në Kap. 326, shkruan sa më poshtë:
"Epirotë janë edhe anfilokët dhe ata që ndodhen sipër tyre dhe që shtrihen gjer tek malet ilire, duke banuar në një vend të ashpër, molosët dhe athamanët dhe aithikët ( **Αἴθικες** ) dhe tymfejtë dhe orestët e parazejtë ( **Παρωραῖοι** )dhe **atintanët**".

**Shënim:**

Atintanët (greq. **'Ατιντᾶνες** ) është emerore shumës e **Atintan** greq. **'Ατιντάν**).

Gjithashtu Straboni thotë sa më poshtë (Kap. 325).
"**Akarnanët** banojnë në anën që është më të djathtë të Grekërvet për ata që lundrojnë".

Edhe "**akarnanët** ( **'Ακαρνᾶνες** ) është emërore shumës e fjalësı Akarnan ( **'Ακαρνάν** ).

**Vërejtje.**

Një formim i tillë i emravet të **fisevet** që mbarojnë me **an** është sipas **mënyrës pellasgjike.** Këta emra lakohen (në greqisht) sipas lakimit të tretë. Greku i vjetër, duke u ndodhur para një emri të formuar sipas mënyrës pellasge, d.m.th. që mbaron në **an,** ose do ta lakojë këtë emër sipas lakimit të tretë (p.sh. **'Ατιντάν, τοῦ 'Ατιντᾶνος** = ho Atintan, tu Atintan-os), ose, pasi të shtojë pas **an** mbaresën **os,** do ta lakojë sipas lakimit të dytë

(p.sh. ὁ 'Ατιντάνος τοῦ'Ατιντάνου = ho Atintanos, tu Atintanu etj. Krah. ( Δάρδανος = (= Δάρδαν-ος Δαρδάνου) (Dardan-os, Dardanu). Ne sot, kur takojmë një emër fisi që mbaron në **anos** (avos), gjejmë një fjalë që është formuar sipas mënyrës pellasge dhe që tregon **fisërinë**[1]) e pellazgut. P.sh., në fjalën "**Dardanos**" (**Δάρδανος**), po të heqim mbaresën **os**, gjejmë trajtën pellasge **Dardan**, i cili tregon banorin e qytetit **Dardë** (Dardhë).

Për fjalët: Dardha (greq. vjet. Darda), shqip. Dardha, latin. Darda, si edhe për fjalët Dhardhanos ( **Δάρδανος** ), **Dhardhania** ( **Δαρδανία** ) etj. bëhet fjalë në një studim tonin të veçantë me titull "Dardanet".

**Shënim:**

Enienët e Homerit (Iliad. Këng. II, varg. 749), ishin banorë të Dodonës **dimërashpër**, mbrojtës i së cilës ishte Zeusi pellasgjik, dhe e cila, sipas Hesiodit, bashkë me lisin (orakullin e Zeusit) ishte **Seli e pellasgëvet** (Straboni, kap. 327, 10). Gjithashtu, sipas Eforit, ishte "Ndërtim i pellasgëvet" (Straboni, Kap. 327,10). Athamanët dhe otintanët bënin pjesë në fiset **epirote** (Straboni, kap. 321, dhe 326), të cilat, sipas Theopompit, arrinin në **Katërmbëdhjetë** (14) (Straboni, Kap. 323 dhe 324), dhe të cilat quheshin **pellasgjike** (Straboni, kap. 221). — Sa për **agrianët** që banonin rreth Rodopit (Straboni, kap. 331, 37), mund të thuhet se ishin **thrakas.** Por, në të vërtetë, nga formimi i emrit **fisëror** të tyre, që mbaron me **an**, Agrianët ishin një popull, **pellasg**, dhe jo **thrak**.

Thamë më lart se fjala Tyrren ( **Τυρρηνός** ) ka edhe trajtat **Tyrsen** (**Τυρσηνός**) dhe Tyrsan (**Τυρσανός**) d.m.th. jonisht, Tyrsen (**Τυρσηνός**) shqip. (**Τυρσενός**) Hesiodi, dhe Dorisht, Tyrsan (= **Τυρσανός**, — Pindari). Y (ipsilon) e fjalës **Τυρσηνός** (Tyrsen-os) shqiptohej qysh nga kohët më të vjetra e gjer në shekullin e dytë para e.r. si latinishtja **U**, ose si greqishtja **ου**[2]); nga shekulli i dytë para e.r. dhe gjer në shekullin e **dhjetë** të e.r. shqiptohej si igrek (y), kurse nga shekulli i dhjetë e këtej shqiptohej si **i** (jota).

(Shiko: "Lexime greke, mesjetare dhe të reja, (meseonika qe nea helinika angnozmata), Gj.N. Haxhidhaqi, Vëll. I Athinë, 1905).

Gjithashtu u tha më lart se, po të hiqet mbaresa greke os nga fjalë **Τυρσανός** (Tyrsan-os), mbetet trungu **Τυρσάν** ( Tyrsan ). Pikërisht sufiksi **an** tregon se tyrrenët,— sikurse edhe shumica e fisevet pellasge në Epir, për të cilët u bë fjalë më lart, duke e formuar emrin fisëror të tyre me **an** në fund, ishin një dhe i njëjti fis me pellasgët. Dhe sufiksi **an** është ruajtur në gjuhën shqipe gjer më sot (Krah. Shkodran, Matjan, Dibran etj)

## Shpjegim

Fjala që tregon vendin se ku banon kush, quhet **Τύρσις** (tyrsis). **Τύρσις** i thonë **Pyrgut** dhe në përgjithësi **fortifikatave të qytetit.** Dhe **τύρρις** (tyrris) = forcim muri, shtëpi e rrethuar me mure.

(Fjalori i gjuhës greke, Skarlat Bizantin, Athinë, viti 1852, faq. 1438).

Latinisht: **turris.**

(Fjalori latinisht-greqisht Stefan Kumanudhi, Athinë, viti 1884, faq. 498 pjesë e dytë).

Si rrjedhim: **Τυρσενοί** (Tyrsen-oi) = ata që banojnë në vende të fortifikuara.

---

1) Kombësinë.
2) D.m.th. si shqipja u.

Dionis Halikarnasi (vëll. i parë, A. XXVI, 2) shkruan, lidhur me këtë, sa më poshtë:

"**Tyrseis** (= **Τύρσυς**) edhe tek tyrrenët, sikurse edhe tek grekët quheshin banesat brënda mureve dhe të mbuluara. Dhe pretendojnë se nga ky takt u është vënë atyre emri, sikurse (**Μοσυνοίκοις**) Mosoinoqois në Azi, sepse edhe ata banojnë mbi **pahisore,** prej druri të larta si pyrgje, të cilat i quajnë **Mosyna** (**μόσυνας**)".

Gjithashtu po ky shkrimtar (vëll. parë, A.XXX, 2-3), thotë se tyrrenët e quanin veten "**Rasena**".

"Por ata e quanin veten nga njeri prej prijësëvet të tyre Rasena, po me këtë mënyrë".

Të thuash se u quajtën **Rasena** nga njeri prej prijësvet, është një përgjigje si ato që merrnin Straboni dhe Pausania, kur i pyetnin banorët e qyteteve që vizitonin se kush ishte themelonjësi i qytetit. Ata që pyetëshin, nga emri i qytetit apo i krahinës, sajonin edhe emrin e themelonjësit. P.sh. "Thonë se qytetit (kuptohet: Kymë) i u vu emri nga një **Amazonë**".

(Straboni, kap. 623).

"Nga Sparta, bijës së Eurotës... dhe gruas laqedhemonase" (Kuptohet: e mori emrin Sparta.

(Pausania, Lakonikët Libr. III, 1).

Fjala "**Rasena**" është një cungim i fjalës **Tyrsenos.** (**Τουρσέν**) "Tursen = Tur-a-sen = **Rasenn.** Kështu trajta: "**Turasen**" është më e lehtë për t'u shqiptuar se trajta **Tursen,** sikurse **Psalitirion** (= **ψαλτήριον**) është më e lehtë për t'u shqiptuar se psaltiri (= **ψαλτήρι**), trajta **volita** më e lehtë se **volta,** trajta **patinos** (= **πάτενος**) më e lehtë se **patnos** (**πάτνοξ**) etj.

(Shiko: "**lexime greke mesjetare dhe të reja**", Gj. Haxhidhaqis, Vëll. I, Athinë, 1905 faqe 3).

"Rasen, pra, është me të vërtetë një cungim i fjalës Turasen". Kurse **a**-ja është një tingull i zhvilluar ndërmjet **r** dhe **s.** D.m.th. se kur gjuha brënda në gojë largohet nga vendi ku formohet **r,** për të kaluar në vendin ku do të formohet tingulli pasonjës **S,** ndjen një farë vështirësie në shqiptim, dhe prandaj, duke kaluar përpara me një farë shkujdesimi, formon, ndërmjet **r** dhe **s,** tingullin **a.** Kështu fjala nga trajta Tursen (= **Τουρσέν**) bëhet **Turasenn.** Nga **Turasenn** këputet **rrokja e fillimit "Tu",** — sikurse nga **Tetràpeza** këputet rrokja **te** dhe bëhet **trapeza** = (tryezë), nga: **epiezo** = (**ἐπιέζω**) këputet = e (**ε**) dhe bëhet **piezo** (**πιέζω**), nga **ethelo** = (**ἐθέλω**) këputet **e** = (**ε**) dhe bëhet **thelo** = (**θέλω**).

Thamë më parë se: **τύρσυς** (tyrsis) ka kuptimin e vendit ku banon kush. Por **Tyrsis** thuhet edhe **pyrgu** dhe në përgjithësi vendet e fortifikuara të qytetit. Tyrsan është banori i Tyrsit. **An** është vënë si mbaresë produktive, për të treguar **fisërinë** = (kombësinë), si tek: Mati-matian. Greku, pra, që tha: **Τυρσανός** = (Tyrsanòs), dëgjoi së pari emrin **Tyrsan.**

Në Shqipëri ka fshatra që mbajnë emrin **Turran,** nga të cilët njëri pranë Korçës. Çudia është se në këtë fshat ndodhet akoma një **pyrg** mjaft i lartë. Ky nuk është i vjetër, por patjetër do të jetë pasardhës dhe zëvëndës i shumë të tjerëve të mëparshëm, të ngjashëm me të. Turran, siç thamë, në fillim tregonte banorin e **Tyrsit.** Me kalimin e kohës, kuptimi i origjinës u errësua dhe u muar si emër i përveçëm i katundit.

**Turran** në Shqipërinë e veriut thuhet Tiran, d.m.th. se Y = (ipsillon), që, siç duket shqiptohej si **u,** sot shqiptohet si **i.**

**Tiran** thuhet edhe kryeqyteti i Shqipërisë. Por, gjersa tek shqiptarët e jugut **Tiran** shqiptohet **Turan,** përse të mos e thonë edhe kryeqytetin e

tyre **Turan**? Sepse emrin e kryeqytetit shqiptarët e jugut e muarën drejpërdrejt nga ata të veriut me shqiptim që ka tek ata, sikurse athinasit e vjetër, në vend të thonë: **lohegos** (**λοχηγός**), sipas Strategos, arhegos **ἀρχηγός** (**στρατηγός**), thanë: lohagos (**λοχαγός**), me qenëse këtë fjalë e muarën drejt për drejt nga **spartanët**.

Fjala **Turran** presupozon se në shqipet ekzistonte më parë fjala **turr**. **Turran** tregonte atë që banonte në turr, banorin e pyrgut. Me kalimin e kohës, fjala **Turran** e humbi kuptimin e **banorit** në **pyrg**, duke marrë kuptimin dhe duke treguar **qytet** apo **fshat**.

**Konkluzione**

Nga analiza gjuhësore e fjalës **Tyrrenos** (= **Τυρρηνός**) (Tyrsenos = **Τυρσηνός** dhe Tyrsanos = **Τυρσανός**), gjejmë tri gjëra:

1) **Trungu tyrr** (shqip. **turr**) ose tyrs (sh. turs).

2) Sufiksin **an** (en), që kishte kuptimin, në fillim, të atij që banon në pyrg, d.m.th. vendin se ku banon dikush, pastaj tregonte edhe fisërinë.

3) Mbaresën greke **os**.

Mbaresa **os**, e vendosur pas sufiksit **an** (en), tregon se trajta **Tyrren-os**, (Tyrsen-os, Tyrsan-os) është më e **vonëshme** se trajta **Turran**. Kjo do të thotë, se grekët e muarën fjalën **Tyrran Tyrsan** dhe **Tyrsen**) nga pellasgët. Si rrjedhim, trajta: **Tyrran** (Tyrsan, dhe Tyrsen) është trajtë **pellasge**. Në trajtën **Tyrran** (Tyrsan dhe Tyrsen), **an** (en) është sufiks pellasgjik. Dhe që sufiksi **an** (en) është pellasgjik, kemi këto vërtetime:

1) Emrat e pellazgëvet me **an** në Epir, si: **Athaman, Ainian**, Eurytan etj. për të cilët u fol më lart.

2) Në Itali, emrat pellasgjike që mbarojnë me **an**, ku shqiptarët e lashtë i formonin emrat e tyre **fisërore** pikëpërpikë sikurse pellasgët e Epirit, d.m.th. duke shtuar në fund të fjalës, që tregonte **fisërinë**, sufiksin **an**. P.sh. **Campus**, — **Campan**, = (Kampus = Kampen), Cuma, Cuman = (kuma, kuman), Cossae, **Cossan** = (kose, kosan), Roma, Roman, Hadria, Hadrian, Alba, Alban, etj. Italiani — Latini në këto emra do të shtojë mbaresën e vetë **us** dhe do të thotë: **Campan-us** = (kampanus), Cuman-us = (kumanus) Cossanus = (kosanus), Romanus, Hadrianus, Albanus etj.

Një mënyrë tjetër, sipas së cilës shqiptarët e lashtë në Itali formonin emrat e tyre fisërore, është ky më poshtë.

Po të pyetet shqiptari, banor i Latiumit në Itali, se si quhet qyteti në të cilin lindi, do të thotë se qyteti i lindjes së tij quhet Lat. Po të pyetet pastaj se cili është kryeqyteti i krahinës, ku ai banon, do të thotë **Lat-i**. Kjo **i** në fillim ishte një përemër dëftor dhe si rrjedhim Lat-i ishte e barabartë me shprehjen: "**Kjo që shohim është ose quhet Lat**", ose: Lat është ose quhet kjo që shohim". Dhe le të jetë kjo **periudhë e parë**.

**Periudha e dytë**. Gjatë kësaj, **i**- ja ka marrë kuptim **nyje caktonjëse**. Dhe po të pyetet tani se si quhet banori i **Lat-i**, do të përgjigjet: **Lat-in**. Sufiksi **n** këtu tregon **fisërinë**, ose vendin nga është (nga ka origjinën). Italiani vendas që e gjet fjalën **Latin** të sajuar shqip, shtoi në fund të kësaj sufiksin **us**. Dhe kështu tha: Latin-us, kurse greku, duke shtuar sufiksin e vet **os**, tha: **Λατινος** = (Latin-os).

Krahina në fillim thuhej **Lat**. Italjani duhej të thoshte **Latum** dhe jo **Latium**, dhe greku **Laton** (**Λάτον**) dhe jo Lation (**Λάτιον** ).

Por, përse, pra, u tha **Latium** dhe **Lation?**

Sepse para tyre ishte shqipja: **Lati** (Lat+i).

a) **Konkluzion i parë**

Italjani — Latini emrin **fisëror** të tij nuk e formoi vetë, por e gjeti të paraformuar prej shqiptarit nën trajtën **Latin.** Ai vetëm i shtoi këtij emri të paraformuar prej shqiptarit sufiksin e gjuhës së vetë **us** dhe tha: **Latinus.**

b) **Konkluzion i dytë**

Shqiptari në Italinë e lashtë e formon emrin **fisëror** të latinit nga **Lat-i,** duke shtuar sufiksin e vetë **n,** për të treguar fisërinë, pikërisht sikurse **sufiksi n** shtohet edhe në emrat që mbarojnë me **an** të shqiptarëvet të sotëm. (shkodran, dibran, matian etj). Por ky formim me anë të shtimit të sufiksit **n** në fjalën që tregon vendin se nga rrjedh dikush, është një mënyrë formimi e shqiptarëvet të sotëm, sikurse e pellasgëve në Epirin e lashtë (Krah. Ainian, Athaman, Atintan etj.) E qartë, pra, se shqiptarët në **Italinë e lashtë ishin pellasgë.**

Nga **Lat** u formua emri fisëror Latin — Latinus. Nga **Alp** Alpin — Alpinus. Nga Alb, Albin — Albinus. Kjo trajtë Albinus, për metatezë reciproke të të dy gërmavet të fillimit, u bë: **Labinus.** Pastaj kujtuan se sufiksi që tregonte **fisërinë,** nuk ish **n,** por pjesa **inus,** e cila, duke u këputur nga **Latinus** dhe **Alpinus** formoi emrat fisërore: **Sabinus, Leontinus, Bizantinus, Augustinus, Constantinus** etj. Pastaj pjesa **inus** u shtua edhe në emra të tjerë që nuk tregonin fisëri, p.sh. vicus-vicinus, pereger — peregrinus, justus-justinus etj.

**Tërheqim vemendjen e lexonjësit tonë që merret me gjuhësi se** sufiksi **n** (N) është **thjesht shqip,** edhe i stërlashtë edhe i sotëm, në emrat e mësipërme dhe në të tjerë të lënë mënjanë. P.sh. latinitas, — atis. N-ja e kësaj fjale, që përfshihet në fjalën: **Lat-in-itas,** latinitatis, është **pasuri e gjuhës shqipe.** Sot, veç, gjuha shqipe nuk përdor sufiksin **in,** por në vend të tij, sufiksin **an.** Kështu, banori i Matit nuk quhet **matin,** por matian.

3) Fjalën Dardanos (**Δάρδανος** = Dardan), në të cilën gjejmë mbaresën greke **os,** pellasgjiken **an** dhe trungun **Dard,** që është rrënja e fjalës shqipe **Dardhë.**

Fjala: Dardanos (= **Δάρδανος**), **Dardanoi** (Δάρδανοι) dhe Dardanioi (= Δαρδάνιοι) përmendet shpesh prej **Homerit.**

**Shëmbëlla:**

"Dardanin e lindi së pari Zeusi rembledhës".
(Iliad. Këng. XX, varg. 215).
"Dardani lindi pastaj një bir, mbretin Erikthon".
(Ibidem, varg. 219).
"Dardanit, të cilin i biri i **Kronit** e donte mbi gjithë djemtë".
(Ibidem, 304).
"Dëgjomëni, trojanë, dardanë dhe ndihmës".
(Iliad. Këng. III Varg. 456).
(Krah. dhe vargjet: 348 dhe 368, Këng. VII, dhe 497, Këng. VIII).
"Trojanë dhe lykas dhe dardanë që luftojnë nga afër".
(Iliad. Këng. VIII, Varg. 173)
(Krah. dhe vargjet: 286, Këng XI, dhe varg 425 Këng. XV)
"Dardanëvet u printe djali trim i Ankisit".
(Iliad. Këng. II, Varg. 819).
Virgjili gjithashtu e përmend fjalën Dardanos në Eneidë.

**Shëmbëlla:**

"Atëhere ai Eneu, të cilin Ankisit **Dardan,** jetëdhënësja Venus pranë dallgës së Simoentit frigas ja lindi",

(Lib. I, 617-618).

"O dritë e dardanëvet, O shpresë fort e sigurt e Teukrerëvet".

(Lib. II, 281).

"Vetë ai u jep dananasvet zemër e forcë,
Vetë ai i nxit perënditë kundër armëvet **dardane**".

(Lib. II, 617-618).

"O Dardanë të shumëvojtur, toka ku së pari
lindën stërgjyshrit tuaj, po ajo tokë e pasur
do t'ju presë tani që po kthehi. Kërkojeni nënën e lashtë.
Këtu shtëpia e Eneut do të sundojë mbi gjithë brigjet,
dhe bijt e bijvet e ata që do të lindin prej tyre".

(Lib. III, 94-98).

"Ne kemi ardhur pas teje dhe armëvet të tua, si u dogj **Dardania**",

(Lib. III, 156)

"Këto janë selitë tona të veçanta, këndej ka lindur **Dardani**".

(Lib. III, 167)

Fjala Darda përmendet edhe nga Tit Livi si emër i përveçëm. Më poshtë po shënojmë pjesën përkatëse, të përkthyer.

"Feniqi është qytet i Epirit, atje më parë mbreti bisedoi me Eropin dhe **Dardën** dhe me Filipin, prijës të epirotëvet: pastaj takohen me P. Sempronin. Në bisedë qe i pranishëm edhe Aminandri, mbret i atamanëvet, dhe autoritete të tjera të epirotëvet dhe të akarnanëvet. I pari foli prijësi Filip dhe kërkoi njëkohësisht nga mbreti dhe nga perandori që t'i jepnin fund luftës dhe t'i falnin epirotët. P. Semproni foli kondītat e paqës, që parthinët dhe **Dimali** dhe **Eugeni** të ishin të romakëvet. Atintania, në rast se do të dërgonte në Romë të deleguar dhe do t'ja arrinte, t'i jepej Maqedonisë".

(Historia romake, Lib. XXIX, Kap. X).

Dhe meqenëse fjala **Darda** është fjalë shqipe, që do të thotë **dardhë**, dhe shqiptarët vërtetohet se janë pellasgë, del se "an" në trajtën: **Dardan-os** është sufiks pellasgjik.

4) Trajta e fjalës **Turran** ose **Tursan,** e cila presupozon qënien e fjalës **turr** dhe **turs,** që kishte së pari kuptimin e **pyrgut,** pastaj, me shtimin e sufiksit **an,** kuptimin e qytetit apo të fshatit, siç është fshati **Turran** pranë Korçës.

5) Formimi i njëllojtë i emravet që tregojnë vendin e origjinës nga shqiptarët e sotëm dhe nga fiset pellasgë në Epir.

Po sqarohemi:

Në qoftë, p.sh. se banori i qytetit të sotëm shqiptar Shkodër pyetet se si quhet qyteti i lindjes së tij, do të përgjigjet se quhet Shkodër = Shkodrë.

Po të pyetet se cili është kryeqyteti i qarkut, ku përfshihet qyteti i lindjes së tij, do të përgjigjet se është: **Shkodra,** me nyje. Trajta shqipe **Shkodër** është baras me greqishten **Σκόδρα**, kurse trajta shqipe: **Shkodr-a** është baras me greqishten **ἡ Σκόδρα**. Po të pyetet se si quhet banori i Shkodrës do të përgjigjet se quhet shkodra-n = shkodran. Sufiksi **n** që i shtohet trajtës me nyje: Shkodra, tregon vendin se nga është dikush d.m.th. kombësinë e tij në kuptim të ngushtë.

Po të jetë se këto pyetje i bëhen një banori të Dibrës, do të marrim përgjigjet më poshtë:

1) Dibrë (= Dibër)
2) Dibra
3) Dibran

Po të pyetej banori i lashtë i qytetit **Darda**, do të përgjigjej se quhej **Dard-a-n** = Dardan.

Pastaj është kujtuar se mbaresa produktive nuk është **n**, por a-n dhe kështu u tha: **Mati, matian** etj.

Ta zemë se ndodhemi në kohën, kur Shqipëria ishte nën Romën, dhe se shqiptarët rekrutoheshin, sekretari i zyrës së rekrutimit do ta pyeste rekrutin kështu:

— Ti, ç'je?

Rekruti: "Unë jam shkodran".

Në këtë rast sekretari i zyrës së rekrutimit do ta shkruante emrin e **fisit** të rekrutit me trajtën **Scodranus**, d.m.th. duke i shtuar emrit të paraformuar **Scodran** (= Shkodran), mbaresën e vet **us**. Po ta pyeste po këtë ushtar jo "ç'je ti", por "cili është atdheu yt", do të merrte këtë përgjigje: "Atdheu im është Shkodra".

Në këtë rast, sekretari i zyrës së rekrutimit do ta shkruante emrin e fisit të rekrutit **Scodrensis**, d.m.th. duke shtuar sufiksin **ensis**, pas heqjes së zanores **a** të emërores. Në rast se do të kish: Dibra, do të shkruante **Dibrensis**, dhe po të kish **Darda**, do të shkruante **Dardensis** etj. (Krah. Atheniensis, Juliensis, Agrippinensis, Siciliensis, Hispaniensis, etj.)

Por për ç'arësye emri **fisëror** nga fjala Scodra =(Shkodra) u tha **Scodrensis**, kurse u tha **Dardanus** dhe jo **Dardensis?** Sepse këtë emër e gjetën të formuar më me **mënyrën** shqiptare, d.m.th. me shtimin e sufiksit **an** në fund të fjalës, që tregon vendin nga ku është dikush.

Këto, pra, vërtetojnë se **an** (en) është pa dyshim, një sufiks pellasgjik. Nga kjo del se:

1) **Tyrrenët** (tyrsenët, ose tyrsanët), meqë e formojnë emrin fisëror të tyre me sufiksin **an** (en), janë pellasgë.

Me këtë mënyrë, dëshmia historike e Hellanikut, prej Lesbos se "Pelazgët, kur erdhë në Itali, u quajtën tyrrenë", përputhet plotësisht me vërtetimin gjuhësor.

2) Por tyrrenët, pasi u vendosën në Etruri, u quajtën nga romakët etruskë. Pra edhe këta janë pellasgë. Ky konkluzion do të përforcohet më tej, me etimologjinë dhe shpjegimin e fjalës tusk = (tuscus).

3) Shqiptarët e sotëm formojnë emrat **fisërore** = (kombëtarë) të tyre me **an** [1]) në fund, si "Shkodran, Dibran" etj.

Emrat shqiptarë, pra, **shkodran, dibran** etj. duke qenë të formuar me po atë mënyrë që i formonin emrat e tillë shumë nga të katërmbëdhjetë fiset pellasge në Epir, e bëjnë të qartë se **shqiptarët janë pasardhës të pellasgëvet.**

Dhe tani po vazhdojmë me fjalën Tuscus.

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Tuscus = (Tusk)

Por përpara se të vërtetojmë edhe gjuhësisht se etruskët ose tuskët janë pellasgë, po parashtrojmë këtu etimologjinë dhe shpjegimin që i jep fjalës tuscus, Dionis Alikarnasi.

---

1) Sidomos shqiptarët e Veriut, kurse banorët e Shqipërisë së Jugut e ndryshojnë tingullin n në r.

Dionis Alikarnasi e bën me zgjuarësi, por gabim, etimologjinë e fjalës tuscus, kur thotë:

"Romakët....., tani i quajnë me një mënyrë më të paqartë **tuskë**, kurse më parë, duke e përdorur me saktësi emrin, sikurse grekët, i quanin Thyoscous (= **Θυοσκόους**)".

(Vol. I XXX, 3).

Kjo fjalë, pra, sipas Dionisit, pati këtë zhvillim:

**Trajta e parë** greqisht: **Θυοσκόος**, latinisht: Thuoscous

**Trajta e dytë** latinisht: **Thuscous.**

**Trajta e tretë** latinisht: **Thuscus.**

Kjo etimologji është e zgjuar, por e gabuar.

Sipas Dionis Halikarnasit, pra, që gabon, **Thyoscous** = ai që kujdeset për gjërat e shënjta, prifti.

Dhe tani do ta vërtetojmë ne me anë të rrugës gjuhësore kuptimin e kësaj fjale.

Fjala **tuscus** në gjuhën shqipe thuhet **tosk**, pa nyje, dhe **tosk-a**, me nyje në fund. Fjala **tosk** është një fjalë shqipe me kuptim të paditur. Është fjala, që tregon njerin nga të dy fiset, në të cilët ndahet Shqipëria, d.m.th. fisin **tosk**.

Do të fillojmë, pra, nga trajta e sotme, dhe do të shkojmë përpara drejt së kaluarës, për të gjetur trajtën e vjetër, d.m.th. të parën.

**Periudha e shtatë** (e sotme) : **Tosk**
**Periudha e gjashtë**. . . . . . . : **Tosk-a**
**Periudha e pestë**. . . . . . . . : **Toska+n**
**Periudha e katërtë** . . . . . . : **Tok(s) an**
**Periudha e tretë**. . . . . . . . : **Tokan**
**Periudha e dytë**. . . . . . . . : **Toka**
**Periudha e parë**. . . . . . . . : **Tok**

Dhe anasjelltas, d.m.th., nga fillimi në fund.

**Periudha e parë** . . . . . . . . : **Tok**
**Periudha e dytë** . . . . . . . . : **Toka**
**Periudha e tretë**. . . . . . . . : Tokan
**Periudha e katërtë**. . . . . . . : Ton(s)an
**Periudha e pestë**. . . . . . . . : Toska+n
**Periudha e gjashtë** . . . . . . : Tosk-a
**Periudha e shtatë**. . . . . . . : Tosk

**Shpjegimi**

1) Tok (shqip) = tokë
2) Tok-a = toka
3) Tokan = bir i tokës, d.m.th. djalë që ka **nënë** tokën (sikurse **shkodran**, = bir i Shkodrës, **dibran** = bir i Dibrës etj.) (krah. greqisht: **Ἑλληνόπουλα** (= Helinopulla), djem që kanë nënë Helladhën) = i dhelindur.
4) Tok (s) an = i dhelindur.

**Vërejtje:** Kur në trajtën **tokan** u vu ndërmjet s-ja, kuptimi i kësaj fjale, d.m.th. kuptimi: "i lindur prej dheut, i dhelindur", ishte harruar. Por këtë kuptim e gjejmë ne sot të drejtuar nga shkenca e gjuhësisë.

5) Toska+n = i dhelindur.
6) Tosk-a = i dhelinduri;
7) Tosk = i dhelindur.

Fjala, pra, **Tuscus** (Toscus), dhe shqip **Toska** është një fjalë shqipe, që ka kuptimin: "i lindur prej tokës = i **dhelindur**. Dhe meqenëse fjala tosk përmban **teorinë kosmogonike** [1]) të pellasgëvet, n'anë tjetër këtë teori e përmban edhe fjala pellasg, gjersa që të dyja këto fjalë kanë, përveç të tjeravet, kuptimin: "**i dhelindur**", del se **etruskët** janë **pellasgë**.

**Konkluzione**

Nga sa kemi folur gjer këtu, u vërtetuan këto:
1) Se **etruskët** dhe **tuskët** janë një dhe i njëjti fis.
2) Se **etruskët** ose **tuskët** dhe **tyrrenët** janë një dhe i njëjti fis.
3) Se **tyrrenët** (d.m.th. etruskët ose tuskët) janë **pellasgë**.

4

### Argumentimi i kundërt i Dionis Alikarnasit

Ky mbron mendimin se **tyrrenët nuk janë pellasgë**. Ja se ç'thotë lidhur me këtë fjalë për fjalë:

"Por mua më duket se gabojnë të gjithë ata që binden se fisi tyrrenas dhe pellasg janë një dhe po ai. Dhe me të vërtetë, puna që ata kanë gëzuar dikur bashkërisht emrin e njeri tjetrit, s'është çudi aspak, sepse po këtë gjë e kanë pësuar edhe disa fise të tjera, greke apo barbare, sikurse fisi trojan dhe frygas, që banonin afër njeri tjetrit; (shumë i kanë kujtuar këta të dy si një fis, që ndryshonin vetëm nga emri, jo nga natyra); dhe jo më pak se ata që janë përzier nga bashkimi i emravet në ndonjë vend tjetër e kanë pësuar këtë gjë edhe fiset në Itali. Ishte, d.m.th. një kohë, kur edhe latinët, edhe umbrët, edhe ausonët e shumë të tjerë quheshin nga grekët tyrrenë, me që banimi i gjatë i fisevet e bënte për pasardhësit të pamundur saktësinë; shumë nga shkrimtarët kujtuan se edhe vetë Roma ishte një qytet tyrrenas.

Mua, pra, duke gjykuar nga shumë gjëra të tjera, dhe sidomos nga gjuha e tyre që është ndryshuar dhe që nuk ruan asnjë ngjashmëri, më mbushet mendja se këtyre fiseve u ka ndodhur këmbimi reciprok i emravet, meqë u ka ndodhur edhe ndryshimi i kushtevet të jetesës, por nuk më mbushet mendja që kanë qenë të dy të po asaj gjinie. Dhe me të vërtetë, as krotonianët, as plaqianët", siç thotë Herodoti "nuk kanë gjuhë të njëjtë me asnjë nga ata që banojnë tani rreth e përqark tyre, por vetëm në mes tyre ata kanë gjuhë të njëjtë", duke treguar qartë se karakterin e gjuhës që suallën, kur erdhën në këto vende, ata e ruajnë, megjithëse do të çuditet kush që krotanianët e kishin djalektin të ngjashëm me plaqianët që banonin rreth Helespontit, sepse të dy palët ishin që në krye pellasgë, kurse me tyrrenët që banonin shumë afër, nuk e kishin aspak të ngjashëm. Në qoftë, pra, se si shkak i homofonisë[2]) duhet marrë njejtësia e fisit, e kundërta sigurisht duhet për diafoninë[3]), sepse s'ka se si t'i quash këto të dyja njësoj. Dhe me të vërtetë, do të kish një farë arësye të ndodhte e kundërta nga të dyja, d.m.th. që të mos e ruajnë më karakterin e njëjtë të dialektit ata bashkëfisas që e kanë banimin larg njeri tjetrit, për shkak të marrëdhënievet me

---

1) Teorinë mbi krijimin e botës.
2) Homofonia = të flasësh po atë gjuhë, gjuha e njëjtë etj.
3) Diafonia = të flasësh gjuhë të ndryshme, ndryshimi në gjuhë etj.

fqinjët përkundrazi, të mos kenë asnjë ngjashmëri gjuhe atë që kanë lindur prej të njëjtit fis dhe banojnë në po ato vende, kjo s'ka asnjë arësye".

(Vëll. parë, A, XXVIII, 1-4)

"Duke u mbështetur, pra, në këtë argument, mua më mbushet mendja se pellasgët janë të ndryshëm nga tyrrenët".

(Ibidem, A, XXX, 1).

5

**Rrëzim i argumentimit të kundërt të Dionis Halikarnasit**

Ky argument, me anë të të cilit Dionis Halikarnasi përpiqet të vërtetojë se **tyrrenët nuk ishin pellasgë**, nuk ka vlerë universale. Vërtetime për këtë janë këto më poshtë:

**Vërtetim i parë**

Herodoti, historiani, thotë:

"Fisi i Atikës, i cili ishte pellasg, kur u shndrua në grek, ndryshoi edhe gjuhën".

(Lib. I, 57).

**Vërtetim i dytë**

Po ai Herodoti përmend sa më poshtë:

Athinasit në kohën e pellasgëvet, të cilët kishin atë që quhet tani Greqi, ishin pellasgë. Por kur u bë strateg i tyre Ioni, i biri i Ksuthit, u quajtën nga ky jonë".

(Libr. VIII, 4)

Athinasit d.m.th. ishin jonë me emër, por në realitet ata ishin pellasgë.

**Vërtetim i tretë**

Cakonët, d.m.th. Laqedhemonasit e lashtë, megjithëse ishin grekë dhe jetonin bashkë me grekë, nuk mund të merreshin vesh me grekët veçse me anë dragomani (krah. **Ὑω ὕδωρ, οὔβατα = ὕδατα = νερά** etj).

**Vërtetim i katërt**

Banorët e Shqipërisë së Veriut (Gegët), para se Shqipëria të bëhej e pavarur, nuk mund të merreshin vesh me banorët e Shqipërisë së Jugut (me toskët), veçse me anë dragomani, me gjithëse ndahen njeri prej tjetrit vetëm nga lumi Shkumbin. Këtë e kish vënë re edhe historiani gjerman **Falmerayer**, i cili, në historinë e vet **"Për fillimin dhe lashtësinë e shqiptarëvet"**, ndër të tjera përmend edhe këto:

"Kombi i shqiptarëvet, ose i arbanitëvet apo arnautë **etj** ndahet në dy fise kryesore, në Gegë dhe Toskë, të cilët në esencë flasin ... **të dy** po atë gjuhë, por në pikëpamje dialekti ndryshojnë aq shumë njeri nga tjetri, sa që, pa dragoman, s'është e mundur të merren vesh".

**(Studime shqiptare,** nga **Panajot Dh. Kupitori,** Athinë, 1879 faqe 16).

Meqenë, pra, se gegët dhe toskët nuk mund të merreshin vesh në mes tyre me anë të dialektevet të veta veçse përmes një dragomani, (gjersa Shqipëria nuk ishte bërë ende shtet i pavarur) nga kjo nuk rrjedh se ata janë të ndryshëm në gjini dhe në gjuhë. Sepse është e ditur për të gjithë që gegët dhe toskët janë me gjini dhe gjuhë të njëjtë.

Nga gjithë vërtetimet e mësipërme del e qartë se mendimi i Dionis Halikarnasit nuk ka vlerë universale. Si rrjedhim, tyrrenët dhe pellasgët janë një dhe i njëjti fis. Duke qenë se u vërtetua që **etruskët** dhe **tyrrenët** janë po ata, nga kjo del se etruskët dhe pellasgët janë një dhe i njëjti fis. Dhe meqenëse kërkohet, siç e dimë, **kombësia** e etruskëvet, d.m.th. e toskëvet që banuan në Etruri të Italisë, dhe etruskët — siç u vërtetua më lart — janë një dhe po ai fis me toskët, del me siguri se etruskët janë pellasgë. Si rrjedhim edhe qytetërimi **etrusk** është qytetërim pellasgjik, d.m.th. qytetërim i toskëvet që vepruan në Itali, i stërgjyshërvet të shqiptarëvet të sotëm.

## 6

## Vërtetime të tjera për pellasgësinë e etruskëvet ose tuskëvet ose tyrrenëvet

Që etruskët, ose tuskët ose tyrrenët janë pellasgë, vërtetohet — përveç vërtetimevet që suallëm më lart, — edhe me fjalë etruske ose me të dhëna gramatikore të tjera, që ruhen në gjuhën e sotme shqipe. Fjalët etruske dhe të dhënat gramatikore i nxuarëm nga vepra e profesorit të përmendur më lart të Universitetit të Romës (Itali), zotit M. Pallottino, me titullin "**Qytetërimi etrusk**", (Përkthim frëngjisht nga Raymont Bloch, Paris, Viti 1949, faqe 216 e vazhd.) Këto janë:

1) **Dhea**, kapra, (Hesyhi). Fjala etruske **dhea** (**δέα**), që shpjegohet me fjalën latine kapra = (capra), është fjala e sotme shqipe **dhia**, e cila ka po atë kuptim, që ka edhe fjala etruske **dhea** (**δέα**), d.m.th. kuptimin e fjalës **dhi**. Më saktë: **dhea** = (**δέα**) = dhia (greqisht: **αἴξ**) kurse: **dhea** (gr. **ἡ αἴξ**) = dhi (greq. **αἴξ**). Këtu vetëm tingulli (e) është kthyer në tingullin **i** në gjuhën shqipe. Le të shënojmë se plehu i dhisë në shqip quhet kakërdhi, në gjuhën Sanskrite (japetike) quhet **kakërda**.

2) **Papa** — Kjo fjalë, që shpjegohet nga zoti M. Pallotino me fjalën **gjysh** (?) me pikëpyetje, ndeshet në gjuhën e sotme shqipe në trajtën: **baba** ose **babë**.

Fjala **Papa** gjëndet edhe tek Homeri me kuptimin e babës:
"O babë i dashur, nuk do të ma gatitësh karrocën
e lartë me rrota të bukura, që unë t'i shpie rrobat e bukura
rrobat e përmendura, që më janë të palara?"
(Odiseja, Këng VI, varg. 57-59).

3) **Vinum** (latinisht: vinum, greq. ho oinos (**ὁ οἶνος**), është fjalë e sotme shqipe **venë** dhe **vena** (gegënisht), kurse në dialektin e toskërishtes: **verë** dhe **vera**.

4) **Cupe**, Xupe (frëng, coupe) = kupë. Kjo fjalë, pra, etruske, **cupe** është fjala shqipe **kupë** dhe **kupa**.

5) **putere**, putiza, (greqisht Poter = **ποτήρ**), emri i një ene të vogël. Në shqipet kjo fjalë ekziston si folje, në trajtën: **pi**.

6) **Leu** = luani. Kjo fjalë etruske në gjuhën shqipe ndodhet në trajtën: luan.

7) **Rasna** (Dion. Halikarnasi) **Rasenna**.
Auktori zoti M. Pallottino, këtë fjalë e shpjegon me fjalën **etrusk** dhe **Etruri**, d.m.th. me kuptimin e banorit (etruskut) dhe të vendit (Etrurisë), ku banonte.

**Rasna** në esencë është trajta e shkurtuar e fjalës Tursanos (= **Τυρσανός**) Për këtë u bë fjalë më lart.

8) **Atre**, adre (latinisht: atrium), = një vend i shtëpisë, siç e shpjegon me pikëpyetje (?) këtë fjalë shkrimtari, Z.M. Pallottino. Në gjuhën shqipe kjo fjalë ndeshet me trajtën: **Vatrë** dhe **Vatra**.

**Konkluzion.**

Nga fjalët e rrjeshtuara më lart, të cilat nuk janë marrë nga gjuhë të tjera (p.sh. nga latinishtja), por janë thjesht **shqipe**, forcohet edhe më tepër siguria për fisërinë pellasge të etruskëvet, ose tuskëvet ose tyrrenëvet.

— 7 —

Çështja e **fisërisë (kombësisë) pellasge** të etruskëvet ose **tuskëvet ose tyrrenëvet**, d.m.th. puna që etruskët ose tuskët ose tyrrenët ishin pellasgë, vërtetohet, përveç të tjeravet, edhe **nga toponimitë dhe emrat e tjerë** që ndodhen në Itali e gjetkë, të cilavet u bëhet etimologjia dhe shpjegimi me anë të gjuhës shqipe.

**Shqiptarët në Itali**

Në Turreni kemi takuar një qytet të quajtur: **Gortynaia** = (**Γορτυναίαν**).

Gjithashtu në Itali kemi takuar qytete me emrat **Kyrtonion** dhe **Cortona** = (**Κυρτώνιον**) Kortona.

Gjithashtu në Itali kemi takuar një qytet e një kështjellë me emrin (**Γουράσιον**).

(Shiko për këtë librin e tretë të kësaj vepre).

Këto emra që takojmë në Itali, kanë si rrënjë fjalën shqipe **gur** dhe **gurt**. Ky fakt pikërisht tregon se në Itali kanë banuar dikur njerës që përdornin fjalën **gur**, dhe këta janë pikërisht stërgjyshët e **shqiptarëvet të sotëm**.

Në Itali kemi takuar gjithashtu mbretërinë e "mbretit **Maleo Pellazgut**". Por emri **Maleo** ka si bazë fjalën shqipe **mal, male.**

(Shiko për këtë më gjërë në librin e katërt të kësaj vepre).

Fjalët e përmendura më lart (Gur dhe gurt, mal dhe male) është vërtetuar, me anë të etimologjisë dhe shpjegimit që u është bërë me gjuhën shqipe, se janë fjalë **pellasgjike**. (Shiko librin e tretë dhe të katërt të kësaj vepre).

Këtu do të shtojmë dhe fjalët që pasojnë:

**Vënde dhe qytete pellasge në Itali e gjetkë**

1. **Kampania e Romës (Campana di Roma).**

— Një vend i Italisë së mesme, i cili përfshin, në kuptim më të ngushtë, krahinën rreth Romës, kurse në kuptim më të gjërë, edhe fushën që shtrihet ndërmjet malit **Albanum** dhe detit gjer te Terracinola".

(Fjalori enciklopedik "Eleftheridhaqi", Vëllim i shtatë, Athinë, **faq.** 171).

— Banori i Kampanisë thuhej **Campanus** = (kampanus). Trajta **Campanus** tregon se banorët e Kampanisë nuk ishin italianë. Po të hiqet nga **Campanus** mbaresa **us**, mbetet trupi Campan = (kampan'). Campan është një fjalë e plotë, që tregon banorin e: **campus** = (fushë). Fjala latine **campus** greqisht thuhet **Pedion** (= **πεδίον**), — **shqip fushë**. Kampan, pra, thuhet banori i fushës, d.m.th. **fusharaku**. Fjala Campan = (Kampan) u formua nga rrënja e fjalë **campus** (e cila del, po t'i heqim emërores mbare-

sën latine **us**), dhe nga sufiksi **an**, shtuar rrënjës. Dhe për ne është e ditur se sufiksi **an** tregon vendin, ose qytetin ose fshatin nga është dikush, ose edhe **fisërinë** = (kombësinë). Pastaj ne pamë më lart se ky formim i tillë i emrit **të fisit** përputhet me mënyrën, me të cilën i formojnë sot emrat e kombësisë veçanërisht shqiptarët e Veriut (Shkodr-an) Mati-an, Dibr-an, Shkupi-an etj), dhe njëkohësisht me po atë mënyrë, me të cilën i formonin emrat e tyre fisërore më të shumët e **katërmbëdhjetë fisevet pellasge në Epir** (Ainian, Agrian, Athaman, Eurytan, Hellan, Akarnan etj).

**Përfundim i sigurt:**

Banorët e qytetit latin të Kampanisë nuk ishin italianë. Sepse, po të ishin latinë, banori do të quhej Campester ose edhe Campensis. Por u tha Kampan, sepse banori ishte **pellasg**. Trajta **Kampan** = (fusharak) është rasë emërore, pa **nyjë**. Me nyjën **i**, që vihet në fund të fjalës, (sepse **gjuha shqipe** e vë nyjën në emrat dhe në një kategori mbiemrash në **fund** të fjalës), bëhet **Kampan-i** = fusharaku (greqisht: **ho** Pedinos, latinisht **Campanus**).

Latini e dëgjoi për herën e parë fjalën të formuar në trajtën: Campan. Kësaj i shtoi në fund mbaresën **us** dhe tha: **Campan-us**. Nga trajta **Campan-i** (=Kampani) me theksin në fund dhe me nyjen, dolli emri i vendit, d.m.th. **Campani-a**.

Le të kthehemi me anë të imagjinatës, në periudhën japetike, në Indi, nga ku e kanë origjinën **grekët** dhe **latinët** dhe **shqiptarët**. (Shiko librin e parë të kësaj vepre).

Gjatë kësaj epoke të stërlashtë, të quajturat mbaresa të emravet ishin përemra dëftorë. Kështu, mbaresa greke **os** zinte vendin e një përemri dëftor, prandaj: "**Καμπανός**" = (kampanos) = me: "Ky burrë që shohim është ose quhet Kampan. Dhe, sipas orthografisë do të shkruhej kështu "**Καμπαν· ὅς** = Kampan hòs". Mbaresa e gjuhës latine **us** ish e barabartë me një përemër dëftor, barabar me **hic** = (ky). prandaj: Kampan **Campanus** = me: "**Hic vir, quem videmus, est sive nominatur Campan**". = (ky burrë që shohim, është ose quhet kampan). Dhe, sipas orthografisë do të shkruhej. **campan — us**.

Në gjuhën shqipe merrej si përemër dëftor mbaresa **i**, e cila vihej në fund të fjalës **kampan**, d.m.th. **kampan-i**. Kampan-i ishte barabar me: "Ky që shohim, është ose quhet Kampan". Dhe le të jetë kjo **Periudha e parë**, gjatë së cilës të quajturat mbaresa ishin **përemra dëftorë**.

Le të vimë tani në periudhën e dytë. Pasi kaloi një kohë e gjatë, "os" "**us**" dhe "**i**", d.m.th. këto sufikse që gjatë **periudhës së parë** kishin kuptimin e përemrit dëftor, **e humbën** këtë kuptim dhe muarën kuptimin e **nyjes caktuese**. Gjatë kësaj periudhe, fjala (greqisht): "**Καμπανός**" (= Kampanos), do të shkruhej, sipas orthografisë kështu: "**Καμπαν ὅς**" (Kampan hos). Dhe kjo **ös** = (hos) do të kishte kuptimin e nyjes. Në latinishten, "**us**" e humbi kuptimin dëftor, mori kuptimin e nyjës shquese. Dhe do të shkruhej kështu: "**Campan us**".

Në gjuhën shqipe, **kampani** do të shkruhej **kampan-i**, duke pasur **i-ja** kuptimin e nyjës shquese.

**Vini re**

Në këtë periudhë (të dytën) qëndroi gjuha shqipe. D.m.th. **kaompan** është pa nyjë, kurse **kampani**, me nyjë. Kampani sot në gjuhën shqipe, duke qenë me nyjë, shkruhet si një fjalë.

### Vërejtje

E përsërisim edhe njëherë se për të tri gjuhët, (greqishten, latinishten, shqipen), ato që sot quhen **mbaresa**, në fillim kanë qenë përemra đëftorë, kurse pastaj muarën kuptimin e nyjes **shquese**, gjë që do të thotë se gjuhët që rrjedhin nga **japetishtja**, nyjet i vinin në **fund të fjalëvet.**

### Periudha e tretë

Gjatë kësaj periudhe, trajtat "**Καμπανός**" = (kampanos") dhe **campanus**, d.m.th. "**os**" dhe "**us**" e humbën kuptimin e tyre nyjor, por jo krejtësisht. D.m.th. "**Kampanos**" dhe **Campanus** merreshin sipas kontekstit, herë të **nyjëshme**, herë të **panyjëshme.** Kjo është periudha e Homerit dhe e Virgjilit. Dhe, sipas orthografisë sonë, u shkruan **si një fjalë.**

### Periudha e katërt

Në këtë periudhë, "**os**" dhe "**us**" e humbën krejt kuptimin nyjor, duke përbërë me Campan një fjalë. Kënđej linđi nevoja që nyja të përsëritej. Dhe u përsërit, por tani jo në **fund të fjalës**, por **përpara fjalës**, sepse ishte larguar shumë nga influenca e japetishtes. Dhe gjuha greke tha: **Ὁ Καμπανός** = (Ho Campanos"), latinishtja "Il Campano", ndërsa shqipja vazhdon të qëndrojë akoma në **periudhën e dytë.** Vendi i **Kampanit** në gjuhën shqipe u tha: **Kampani**, pa nyjë, dhe **Kampani-a**, me nyjë.

Kampania, pra, u banua ose banohej nga **pellasgë**, sikurse del nga ndërtimi i emrit të fisit = (kombësisë): **kampan.** Ajo nuk banohej prej italjanësh, sepse, potë qe ndryshe, emri i fisit = (kombësisë) do të ishte **Campester** ose **Campensis.** Nuk përjashtohet sigurisht që atje të banonin edhe italianë, por mbizotëronjës ishte elementi pellasgjik. Dhe đihet nga shkrimtarët e vjetër se **banorët e parë** në **Itali** ishin **pellasgë.** Kjo vërtetohet nga shkrimtarët e vjetër të mëposhtëm, të cilët përmenđin sa vijon:

"Thuhet se **pellasgët** e lashtë, të cilët i kanë pasur të parët latinët, i kanë kushtuar Perënđisë së aravet dhe të bagëtivet Silvan një Korije dhe një đitë."

(Virgili, Aeneid, VIII, varg. 602-603.)

"Thuhet se të parët në Itali kanë banuar pellasgët"

(Aulus Gellins, Noctes atticae, 1,10)

### Përfundim.-

Përmes rrugës gjuhësore u vërtetua se themelonjësit đhe banorët e Kampanisë ishin pellasgë. Kjo u vërtetua edhe historikisht, me anë të shkrimtarëvet latine, të përmendur më lart.

## 2. Kyme (Κύμη) Cumae (latinisht), dhe Cuma (italisht)

Kyme (= kuma) në Opikë, sipas Thuqiđhiđhit (lib. VI, cap. 4), kurse, sipas Strabonit, (cap. 243), në Kampani.

Thuqiđhiđhi, në pjesën e shënuar më lart, e quan këtë qytet "**Kalqidik**", = (**χαλκιδικὴν**); d.m th. qytet të nđërtuar nga kalqideasit e Eubesë.

Kurse Straboni shkruan sa më poshtë: (Kap. 243)

"Qytete pranë đetit..., đhe në vazhđim të këtyreve është **Kyme** =

(Kuma), ndërtim shumë i vjetër i kalqideasvet dhe i kumanëvet; dhe me të vërtetë, ai është më i lashti nga gjithë qytetet e Siqelisë dhe të Italisë".

### Themelonjësit e Kumës nuk ishin latinët, as grekët

Gjithkush do të kujtonte se, meqë Kuma u ndërtua mbi truall të Italisë, themelonjësit dhe qytetarët e saj do të ishin latinë. E me gjithë këtë, nuk ndodh një gjë e tillë, d.m.th. ata nuk janë latinë. **Vërtetim:**

Po të ishte banori i qytetit **Kumë** latin, emri fisëror i banorit të Kumës do të thuhej **Cumensis** dhe jo **Cumanus**. Sepse latinët i formonin emrat e tyre fisërore nga qytete dhe krahina duke shtuar në fund të fjalëvet sufiksin **ensis. Shëmbëlla:** Alba — Fucentia, **Albensis**, Julia — **Juliensis**, Hispania— **Hispanien sis**, Sicilia — **Siciliensis**, Agrippina — **Agrippinensis**, etj. Përkundrazi, formimi në **anus** ishte i një elementi fisëror të huaj. Dhe këtë element mundemi ta gjejmë me rrugën gjuhësore.

### Themelonjësit e Kumës ishin pellasgë — shqiptarë.

Po tëish emri i fshatit ose i qytetit, nga e kish origjinën latini, një emër i lakimit të parë, atëhere ai do ta formonte emrin fisëror të tij, siç u tha, me sufiksin **ensis**. Fjala **Cumae** është emër i lakimit të parë, prandaj latini, po të ish themelonjësi dhe banori i parë i saj, do ta thoshte emrin fisëror **cumensis**. Por u tha: **cumanus**, sepse elementi ishte i një fisërie = (kombësie) të huaj, d.m.th. se banorët e qytetit ishin pellasgë. **Vërtetim.** Po të hiqet nga **"Cumanus"** mbaresa latine **"us"**, atëhere mbetet trupi **Cuman**, që është një *fjalë* e plotë. Është emri **fisëror** i banorit të **Kumës**, i formuar pikërisht me po atë mënyrë me të cilën e formonin emrin e tyre fisëror shumë nga **të katërmbëdhjetë fiset pellasge** në **Epir** (ainian, athaman, atiantan, agrian, akarnan, eurytan, hellan etj.) me të cilën mënyrë i formojnë akoma edhe sot shqiptarët emrat e tyre kombëtare ose fisërore (shkodran, matian, dibran etj.) Formimi, pra, **me po atë mënyrë** i emrit **fisësor kuman** dhe **ainian, athanan, atintan**; etj. dëshmon se themelonjësit e qytetit **Kumë** ishin **pellasgë**.

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Cuma = (Kumë), d.m.th. ç'fisi i përket kjo fjalë dhe cili është kuptimi i saj.

Në kohërat e stërlashta, grumbuj njerëzish, që endeshin andej e këndej për të gjetur mjete jetese, kërkonin vende pjellore për kultivimin, ku ngrinin kasollet e tyre, të cilat më vonë do të transformoheshin ndoshta në katunde dhe qytete. Këto vende të vendosjes së përhershme e merrnin emrin nga elementët që përbëhej vendi, të cilët u binin më tepër në sy atyre grumbujve. Këta elementë ishin: pyje, pemë (druj) të ndryshëm, si lis (**δρῦς**) bredh (**ἐλάτη**) (qyteti : Elateia), pishë (**πίτυς**) (qyteti : **Πιτιοῦσα**); qiparisi (**κυπάρισσος**) (qyteti: **Κυπαρισσία**) (bimë të ndryshme) si maraq (**μάραθα**; qyteti: **Μαραθών** =Marathon), Kulmak (**σπάρτα** =Sparta), (qyteti: Spartë); dhe **moçale** (greq. **ἕλη** **hélos**; qyteti **Helos**), qepë (Kromya) dhe presh (prasa) (qytetet: Kromyòn dhe Prasiai, komune në Atikë) etj. etj. Përkundrazi atyre që zinin vend pranë detit, u bënte përshtypje mbi të gjitha **Kumi** (rëra) e shumë: **ψάμμος** = psammos, ose **ἄμμος** = ammo:s

qytetet: Psammàthé, Psammathus, Ammathus, Ammathie, etj.) Tek ata që e quajtën të parët **Cuma**, vendin, ku ngritën dhe ngulë kasollet e tyre, një përshtypje të madhe u kishte bërë: **rëra e shumë**, sepse, siç thotë Straboni, (Kap. 243):

"Në këtë gji është edhe një pyll tërë kaçube, që shtrihet mbi një sipërfaqe prej shumë stadesh, pa ujë dhe **plot** rërë".

Në gjuhën shqipe egziston fjala **kum**, që do të thotë **rërë**. Fjala greke: **Κύμη** = (kymé = kumé), latinisht **cumae** dhe italisht **cuma**, i sjell ndër mend çdo shqiptari se edhe ai e ka në gjuhën e **vet** këtë fjalë në trajtën **kum**, dhe me nyjen, **kum-i**. Pastaj ai kujtohet se fjala **kum** do të thotë **rërë**. Pas kësaj vë re se edhe emri i qytetit **Cuma** të Italisë lidhet me fjalën **kum** (rërë), siç dëshmohet kjo me anë të citatit të lartpërmendur të Strabonit (Kap. 243). **Cuma** d.m.th. lidhet me një pyll rëror, që do të thotë pyll plot me rërë (mekum). Pastaj ai vë re se edhe **Cuma** në Itali edhe **kuma** e vet kanë po ato tinguj dhe po atë kuptim. Dhe kështu fiton dijeninë e vërtetë se dy fjalë, të cilat kanë po ata tinguj dhe po atë kuptim, janë të një gjinie, të një fisi dhe të një fare, sado larg që të jenë njera nga tjetra në pikëpamje të vendit dhe të kohës — dhe **në** këtë rast **shqiptarët** e sotëm janë shumë larg nga **banorët e Kumës** edhe në pikëpamje të vendit edhe në pikëpamje të kohës.— Si rrjedhim, edhe popujt që i flasin këto **fjalë** janë të një gjinie, fisi dhe fare. Por popujt që i kanë të përbashkëta këto fjalë janë **shqiptarët** e sotëm dhe **themelonjësit** e Kumës në Itali, d.m.th. pellasgët. Si përfundim, shqiptarët e **sotëm** dhe **pellasgët** e **Kumës** në Itali janë të një gjinie, të një fisi dhe fare. Del, pra, se **pellasgët** e **Kumës** në Itali janë stërgjyshët e **shqiptarëvet** të sotëm:

— **Nga e mori emrin "Kuma", sipas vendasvet** —

Sipas Strabonit (Kap. 243): "Disa thonë se është quajtur Kumė nga **dallgët**".

Straboni i merrte përgjigjet nga vendasit; por këta nuk ishte e mundur të dinin me saktësi se si qëndronte puna. Dhe e kishin kollaj të lidhnin fjalën dallgë (greq. **κῦμα** = Kuma), me emrin **Kumë**, për shkak të **identitetit** të tingujvet. Sepse fjala **κῦμα** = (Kyma, greqisht) shqiptohej në kohët e vjetra si **Kuma**. Por këto dy fjalë kanë të përbashkët tingujt, por s'kanë të përbashkët edhe kuptimin e tyre.

Është krejtësisht e pamundur që qyteti **Kumë** ta ketë marrë emrin nga dallgët e detit, sepse qytetet nuk ndërtoheshin në vende që rriheshin nga dallgët e detit, por ndërtoheshin atje ku kishte limane të mirë dhe të sigurt.

**Vërtetim**

A) **Skylaks Karyandeu**, në gjeografinë e tij "**Lundrim rreth Botës**", koleksion i përmbledhur i përshkrimeve gjeografike të vjetra, **Vëllim i parë**, Vjenë, viti 1807, thotë sa më poshtë:

1) "Pas **Laqedemonës** është qyteti **Argos**, dhe në të **Nauplia** qytet dhe liman". (faq. 43).

2) "Pas kësaj është **Hermiona**, qytet dhe **liman**". (faq. 44).

3) "Pas **Hermionës Troizena**, qytet dhe **liman**". (faq. 45).

4) "Pas kësaj është ishulli dhe qyteti **Aigina** = (Egjina) dhe dy **limane**". (faq. 45).

5) "Pas Troizenës qyteti **Epidaur** dhe **liman**" (faq. 45).

6) Nga ana e krahinës së korinthasvet është qyteti **Megara** dhe **liman**. (faq. 45-46).

7) "Gjatë kësaj është **Salamina**, ishull, qytet dhe **liman**". (faqe 46).

8) "Pastaj **Pireu** dhe muret dhe Athina. **Pireu** ka tre **limane**". (faq. 46).
9) **Anaflysta,** mur dhe liman". (faq. 46).
10) "Kepi **Sunion,** dhe mur dhe dy **limane**"...
ka në Atikë dhe **limane** të tjerë të shumë". (faq. 47).
11) **Keos,** kjo me katër qytete, dhe limane" (f. 47).
12) "**Serifos** ishull, qytet dhe **liman**". (faq. 47-48).
13) "Paros, që ka dy **limane,** njerin nga të cilët...." (f. 48).
14) "**Tenos** dhe **liman**". (faq. 48).
15) "**Andros** dhe **liman**". (faq. 48).
16) "**Ios** dhe liman" (faq. 48).
17) "**Amorgos,** Kjo me tri qytete, dhe **liman**". (faq. 48).
18) **Eretria** dhe **liman**" (faq. 48).
19) **Kalqida** dhe **liman**". (faq. 48).
20) "**Hestiaia** dhe **liman**" (faq. 48).
21) "**Peparethos,** kjo me tre qytete, dhe **liman**" (faq. 49).
22) "**Skiathos,** kjo me dy qytete, dhe liman". (faqe 49).
23) "Fisi i magnetëvet pranë detit, dhe qytetet më poshtë...
**Isai liman**". (faq. 55).
24) "**Toronë,** qytet grek dhe liman". (faq. 57).
25) "**Helsos** ishull dhe qytete dhe **limane** dy, nga këta njeri i mbyllur". (faq. 59).
26) "**Ainos,** qytet dhe **liman**". (faq. 60).
27) "Dhe **Lemnos,** ishull dhe liman. (faq. 61).
28) "**Perinthos,** qytet dhe **liman**". (faq. 63).
29) "**Selymbria,** qytet dhe **liman**". (faq. 63).
30) "**Kepoi,** Sindenos dhe **liman**". (faq. 67).
31) "Dhe pas **limanit Sindénos,** fisi Kerketai, dhe qyteti grek Gorikos, dhe liman". (faq. 68).
32) "Dhe **Psoron** dhe **liman**". (faq. 71).
33) "**Armenë,** qytet grek dhe **liman**". (faq. 72).
34) "Dhe **limani Psylla**" (faq. 73)
35) "**Olbia** dhe **liman**". (faq. 75).
36) "**Kalipolis** dhe **liman**". (faq. 75).
37) "**Tenedos** dhe **liman**". (faq. 76).
38) "Pas këtyre është ishulli eoljan **Lesbos,** që ka qytetet sa më poshtë....
**Pyrran** dhe **liman**". (77).
39) "**Mitylenën** që ka dy **limane**". (faq. 77).
40) "Dhe nën këto limani **Pitanë**". (faq. 78-79).
41) "**Kroneion,** liman i **akejvet**". (faq. 79).
42) "Qyteti **Murina** dhe **liman**". (faq. 79).
43) **Kumë** (Eoljane) dhe **liman**". (faq. 79).
44) "Qyteti... **Aigai** dhe **Leukai** dhe **limane**". (faq. 79).
45) "**Fokaia** dhe **liman**". (faq. 79).
46) "**Klazomenai** dhe liman (faq. 79).
47) "**Erythrai** dhe **liman**". (faq. 79).
48) "Gjatë këtyre është ishulli **Hios** dhe **liman**". (faq. 79).
49) "**Agra,** qytet dhe **liman**". (faq. 79).
50) "**Gos,** qytet dhe **liman**". (faq. 79).
51) "**Notion** dhe **liman**". (faq. 79).
52) "**Efesos** dhe **liman**". (faq. 80).
53) "Dhe para Mykalës është ishulli **Samos** që ka një qytet dhe një liman të mbyllur". (faq. 80).

54) "Mbi Mykalē ēshtē qyteti **Prinēs**, qē ka dy **limane**, nga tē cilāt njerin tē mbyllur" (faq. 80).
55) "**Myndos** dhe **liman**". (faq. 81).
56) "**Halikarnasos** dhe **liman** i mbyllur, dhe një **liman** tjetër rreth ishullit dhe një lumē". (faq. 81).
57) "**Kryinda**, ishull dhe qytet dhe **liman**". (faq. 81).
58) "Ishulli **Kos** dhe qytet dhe **liman** i mbyllur". (faq. 81)
59) "Synesos **Euros** dhe liman". (faq. 81).
60) "Dhe në kontinent qyteti i karasvet **Kaunos** dhe **liman** i mbyllur". (faq. 81).
61) "**Theanisos** dhe **liman**". (faq. 82).
62) "Dhe lumi **Ksanthos**, përmes tē cilit lundrohet për në **Patara**, qytet dhe **liman**". (Faq. 82).
63) "Feldos, qytet dhe liman". (faq. 82).
64) "Dhe **limani Siderus**" (faq. 83).
65) "Faselis, qytet dhe **liman**". (faq. 83)
66) "Tjetër qytet **Side**, kolloni e kumanëvet, dhe **liman**". (faqe 84).
67) "Haradrus, qytet dhe **liman**". (faq. 84).
68) "Kelenderis, qytet dhe **liman** tjetër". (faq. 84).
69) "**Alanē** dhe **liman**". (faq. 85).
70) "Kypros.... dhe qytetet e mëposhtëme në të: Salamis, Hellenis, "që ka një liman tē mbyllur tē ftohtē" (faqe 85).
71) "Soloi, dhe kjo ka një liman tē ftohtē". (faq. 86).
72) "**Marion** greke, **Amathus**, janë autoktonē. Kēto tē gjitha kanë limane tē shkretuara". (faq. 86).
73) "Dhe është këtu një qytet grek, sē cilēs ja thonē emrin **Herakleia**, dhe një liman". (Faq. 20).

— B) Gjithashtu Straboni përmend këto:
1) "Pastaj (pas Salaminës) qytet dhe **liman**". (Kap. 682).
2) "Pastaj një liman tjetër, **Leukolla**". (Kap. 682).
3) ". . . . më i shumë në Kition... dhe ka një **liman** tē mbyllur". (Kap. 482).
4) "Pastaj qyteti **Kurion**, që ka një liman, ndërtim i argejvet". (Kap. 683).
5) "Pastaj kepi **Zefyria** që ka vend ankorimi për anijet". (Kap. 683).
6) "Dhe një tjetër **Arsinoe**, që ka **vend ankorimi** të ngjashëm. (Kap. 683).
7) "Pastaj **Pafoia**, ndërtim i Agapenorit dhe që ka një **liman**". (Kap. 683).
8) "Pastaj qyteti **Soloi** që ka liman". (Kap. 683).
9) "Dhe **Lampsakos** është një qytet buzë detit, me **liman** tē mirē dhe me shumë rëndësi". (Kap. 589).
10) "Dhe në këtë hapësirë është **Panormos** dhe një **liman** i madh ndër-mjet malevet **Keramne** dhe pas këtyre **Onhezmos**, **liman** tjetër". (Kap. 324).
11) "Dhe përsëri një tjetër Kasiopē". (Kap. 324).

Për ta forcuar pohimin se fjala Cuma = (baras) **kum** (**rërë**), po sjellim këtu edhe katër shëmbëlla të tjera të qarta, në të cilat **fjala Cuma lidhet** me kuptimin e fjalës kum (rërë). Këto janë:

1) "**Kum**, Qytet i Persisë, rrethohet me kopshte, por pak më tej këtyre mbulohet me shtresa rëre, që nuk lejojnë asnjë punim toke".

(Fjal encikl. Eleftherudhoqi, vëll. 8, f. 102). Këtu kemi një dublim: "**Kum-Rërë**". D.m.th. "**Kum**", emri i këtij qyteti, u vu prej atij theme-lonjësi, të cilit i bëri përshtypje **përbërja rërore** e vendit, ku u ndërtue qyteti.

2) "Kuma", një lumë i Rusisë Jugore. Zhduket në vende tërë **kum**, 80 kilometra larg detit Kaspik". (Ibidem).

Edhe këtu është puna për dublime ( διπλῶν ), sepse lumi "Kuma" zhduket në vende tërë **kum** = (rërore), nga ku ai mori edhe emrin e vet.

3) "**Kum-Kale**" (Paral. gjeogr.) "Një kep tërë **kum** = (rëror) i bregut aziatik të Helespontit". (Encikl. e Madhe greke, vëll. 15 faqe 51).

4) "Kum-Pazar" = (pazar rëror). Emri i panairit tregëtar, i cili, në kohën e sundimit turk, bënej çdo vit pranë **Tyrnovës** dhe në shtratin tërë kum të lumit **Tataresio**, duke filluar më 23 prill dhe duke vazhduar tetë ditë".

(Encikl. e Madhe Greke, vëll. 15, faqe 54).

### 3. Kuma Eolide, e cila quhet edhe Frikonidë

**Kuma Eolide.** Kështu quhet nga poeti Hesiod (Punë dhe Ditë, 638), i cili e kish edhe atdheun e parë të tij. Hesiodi, d.m.th. thotë se baba i tij, "pasi la **Kumën Eolidë**, në një anie të zezë", duke lundruar, vajti e u vendos në **Askrë** të Beotisë, "pasi bëri një rrugë të gjatë nëpër det".

(**"Hesiodi, Punë** dhe **Ditë**, 635-641).

Në kohën e Strabonit, "**Kuma**" ishte qyteti më i madh, më i mirë dhe metropoli i tridhjetë qytetevet eolide. (Kap. 622). Egzistonte një gojëdhënë sipas së cilës Kleuesi, i biri i Dorit, dhe Malaosi, stërnipër të Agamemnonit, pushtonjësit të Trojës, pasi u nisën nga mali i Lokridës **Frikion**, kaluan në Azi dhe atje themeluan **Kumën** në fjalë, e cila u quajt edhe **Frikonidë** nga emri i malit **Frikion.**

(Straboni Kap. 582).

Straboni lindi në vitin 67 para e.r. dhe rrojti gjer në vitin 19 të e.r. Ai shetiste dhe shkruante gjatë shekullit të parë para e.r. Lufta e Trojës u bë në shekullin e trembëdhjetë para e.r. Kleuesi dhe Malaos-i, si pasardhës të Argamemnonit, le ta zemë se e ndërtuan "**Kumën**" njëqind vjet pas luftës Trojane, d.m.th. në shekullin e dymbëdhjetë para e.r. Straboni, pra, pyet dhe informohet nga vendasit. Por kush është ai që do t'u zërë besë informatavet të kumanëvet për gjëra që u bënë para **një mijë e dyqind vjet? Asnjeri.**

Rreth **Kumës** kishte shumë "**larisa**". Këtë e vërteton Straboni (Kap. 620); i cili shkruan sa më poshtë:

"Larisat, pra, janë të shuma". (kupt. në Azi të vogël). Dhe atje ku ka **larisa**, atje ka edhe pellasgë. Dhe që bregdeti jonik ishte pellazgjik, këtë e vërteton gjithashtu Straboni, i cili përmend këto më poshtë:

"Menekrat Elaiti, pra, në veprën "mbi ndërtimet", thotë se gjithë bregdeti i sotëm Jonian, duke filluar që nga Mykalë, si edhe ishujt pranë, banoheshin më parë nga pellasgët". (Kap. 621).

Banorëvet të lashtë të **Kumës** që u vendosën të parët në të, d.m.th. atyre që ngulën dhe ngritën të parët kasollet e tyre atje, një përshtypje të madhe do t'u ketë bërë **kumi** (rëra) e shumtë i bregdetit, sepse banesat e para u ndërtuan pranë detit. Për këtë arësye edhe **vendosja** e parë u quajt **Kumë**, e cila pastaj me kohë u zhvillua në një qytet.

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Kumë.

Kemi thënë më lart se y(ipsiloni) shqiptohej në fillim si u.

**Fjala Kum** e gjuhës shqipe do të thotë rërë. Dhe meqenëse fjalën **Kuma** e kemi takuar gjashtë herë me kuptimin e rërës dhe meqenëse Cuma (Kuma),

për të cilën bëhet fjalë tani, ishte ndërtuar mbi breg të detit, ku kishte rërë me shumicë, nuk është mendimi ynë po të themi se edhe këtu fjala **Cuma** (Kumë) do të thotë kum, rërë.

4. **Kuma në Eube**

E njëjta gjë duhet thënë edhe për **Kumën** e Eubesë, sepse edhe kjo ishte ndërtuar në bregdet, pranë detit.

**Discussio** (diskutim)

Katër kombe e kanë fjalën **kum** me kuptimin e fjalës rërë. Këta kombe janë: **rusët**, **persët**, **turqit** dhe **shqiptarët**.

Turqit përjashtohen, sepse fjalët "**Kum-kalé**" dhe "**Kum pazar**" janë fjalë persiane. Gjithashtu përjashtohen edhe rusët, sepse këta, në kohët e vjetra, nuk kaluan kurrë përtej atij lumi që quhet "**Kuma**". Sa për turqit, vërejmë edhe këto: se këta përjashtohen, meqë nuk përfshihen në **familjen japetike**. Përveç kësaj, emri i turqvet u dëgjua në Europë për herë të parë në shekullin e trembëdhjetë të e.r., kurse qyteti **Cuma** (Kuma) është ndërtuar shumë përpara shekullit të pesëmbëdhjetë para e.r.

Gjithashtu përjashtohen edhe persët, sepse qyteti "**Kum**" ishte ndërtuar shumë përpara se të zbrisnin ata në bregdetin e Azisë së vogël, d.m.th. shumë përpara shekullit të **pestë** para e.r. kur persët zbritën në bregdetin e Azisë së Vogël.

Qyteti **Kumë**, atdheu i Hesiodit, është ndërtuar para zbritjes së akejvet në Greqi, d.m.th. para shekullit të pesëmbëdhjetë para e.r.

Shqiptarët kanë pretendime vetëm për tri qytetet: për atë në **Azi të Vogël**, për atë në **Eube** dhe për atë në **Itali**.

Kuma (Cuma) e Italisë u vërtetua përmes rrugës gjuhësore se është ndërtuar nga pellasgët.

Po "**Kuma**" e Azisë së Vogël?

Kjo ndodhej brënda në një ambient pellasgjik. Në lindje kishte **Larisat** e shuma:

"Të shuma janë **Larisat** (në Azi të Vogël) dhe është nevoja që të pranojmë disa nga ato që janë afër, dhe sidomos atë pranë Kumës (**eolide** ose **frikonide**) do ta pranonte dikush me të drejtë".

(Straboni, Kap. 620). Në Perëndim kjo ka bregdetin Jonik dhe ishujt e Egjeut, të banuar nga pellasgët, siç dëshmon Straboni në Kap. 621. Dhe meqenëse **Kuma** ishte ndërtuar në bregdet, del se edhe kjo ishte ndërtuar prej pellasgëvet dhe banohej prej pellasgësh.

**Kuma** e Eubesë lidhet me **Hellopinë** e Thesprotisë, sepse Eubeja u quajt edhe Hellopi: (Straboni, Kap. 445). Dhe në se Straboni thotë se u quajt **Hellopi** nga **Hellopi**, i biri i Jonit, (Kap. 445), kjo përgjigje, që ai merrte, është një nga përgjigjet e shuma që merrnin zakonisht **Straboni** dhe **Pausania** si edhe historianë të tjerë të lashtë, kur i pyesnin banorët e qytetevet të ndryshëm, që vizitonin, se cili ishte ndërtonjësi ose themelonjësi i qytetit. Dhe ai që pyetej, përgjigjej, duke e emëruar themelonjësin e qytetit nga vetë emri i qytetit, p.sh. "Thonë se qytetit i është vënë emri **Kumë** nga Amazona (Kumë)".

(Strab. Kap. 623).

"Dhe e quajtën qytetin **Taranto** nga një hero Tarant"

(**Straboni, Kap.** 279).

"Dhe Italia u quajt kështu në kohën e një burri sundimtar, me emrin Ital".

(Dionis Alikarnasi, vëll. I.A, XXXV) etj. etj.

Eubej, pra, u quajt Hellopi, jo sepse u ndërtua prej Hellopit, birit të Jonit, por sepse në të (Eube) banonin **hellopët,** të një fisi me banorët e Hellopisë së Thesprotisë. Por hellopët e thesprotisë ishin **pellasgë.** Sepse në Thesproti ndodhej **Dodona,** që mbrohej nga **Zeusi pellasgjik.** (Krah. një pjesë të Hesiodit, që është kështu:

"Është një Hellopi me ara të shuma gruri dhe me livadhe të mira, e pasur me dhën dhe me qe këmoëthyer; dhe në të banojnë burra të shumë, të panumurtë, fise njerëzish të vdekshëm, me tufa të shuma dhe me qe të shumë. Atje, në anen e fundit, është ndërtuar një **Dodonë,** që **Zeusi** deshi të jetë Orakulli i tij".

(20 – (156), sipas shpjegimit të Karol Sitlit, Athinë, Viti 1889, faqe 569).

Përveç këtij vërtetimi, kemi edhe këta të dy, më poshtë.

1. Se, para zbritjes së akejvet në Greqinë e atëhereshme: "pellasgët ja jepnin asaj emrin në pjesën më të madhe nga emri i vet".

(Tuqidhidhi, libr. I cap. 3).

2. Thënien e Herodotit, (libr. VII, Kap. 95, 20-25), sipas të cilit: "Banorët e ishujvet ofronin shtatëmbëdhjetë anije, të armatosura si grekë, por që ishin edhe këta një fisi pellasgjik".

Dhe meqenëse edhe Eubeja është ishull, del se edhe **Kuma** e saj ishte ndërtuar dhe banohej nga „pellasgë. Dhe u quajt **Kumë,** sepse ishte ndërtuar në bregdet, ku kishte shumë **kum** (rërë).

**Kuma (Cuma) në Itali**

Edhe kjo, si u vërtetua më lart, u ndërtua prej **pellasgëvet,** dhe ndodhej në një ambient **pellasgjik,** sepse banorët e parë të Italisë — siç është thënë nga shkrimtarët latinë — ishin **pellasgë.**

**Përfundim.**

U vërtetua se "**Kumat**" (Cuma), janë ndërtime **pellasgësh** dhe se kuptimi i fjalës **kumë** (cuma) është ai i rërës (kumit). Këndej del se **pellasgët dhe shqiptarët janë një racë,** kurse Tuqidhidhi dhe Straboni gabojnë kur thonë se **Kuma** (Cuma) e Italisë ishte ndërtim i kalqideasvet të Eubesë' mbasi **Kuma** (Cuma) e Italisë ishte ndërtuar shumë përpara zbritjes së akejvet dhe latinëvet, d.m.th. përpara shekullit të pesëmbëdhjetë para e.r. Kjo vërtetohet edhe nga gërmimet që janë bërë në këtë qytet (Kumë — Cuma) të Italisë, ku u gjetën **varre me kube, paragreke, të periudhës mykenase.** Lidhur me gërmimet në Kumën në fjalë, Amadeo Maiuri, në librin e tij me titull: **"Itinerarë të muzevet dhe monumente të Italisë, fushat Flegrei",** botim: Librari e shtetit, Romë, A. XII, në faqen 101, ndër të tjera shkruan edhe këto:

"Ndërmjet gjithë monumentevet që u dukën në metropolin e **Kumës,**

dallohet në mënyrë të veçantë varri me kube, i zbuluar nga Pellegrini në fundin e **Artiaces** (gjatë rrugës Likola), dhe që duket se përfaqëson një **mbijetim** të vonë të arkitekturës funerale mykanase në teritorin grek të **Kumës**".

5. **Kosë (Cossae), qytet i Tyrrenisë**

Në fjalorin latinisht- greqisht të Stefan A. Kumanudhit, Athinë, viti 1884, faq. 179, pjesa e parë përmenden këto më poshtë;:

"**Cosa, ae,** ose **Cossae- arum** f., **Kosa, es,** qytet i Tyrrenisë. Cossanus, a, um, **Kosaios** (banor i Kosës)".

Nga formimi i emrit të banorit të qytetit **Cosa,** me mbaresën **anus, Cosanus,** vërtetohet se themelonjësit e këtij qyteti ishin pellasgë. Sepse mbaresa **anus** është e përbërë, siç kemi thënë, nga sufiksi pellasgjik **an** dhe nga sufiksi **us.** Ky është vërtetimi me anë të rrugës gjuhesore se themelonjësit e qytetit Cosa ishin pellasgë.

**Vërtetim historik.—**

Straboni (Kap. 225) përmend sa më poshtë:

"Dhe pas Poplonit Kosa, një qytet pak sipër detit".

Dhe që qyteti **Kosa** ishte një ndërtim pellasgësh, dëshmohet nga vetë Straboni, i cili, duke vazhduar më poshtë, (Kap. 226), thotë sa vijon:

"Sa për bregdetin **Tyrrenas,** (ku gjëndet dhe qyteti **Kosa** që mban **pak** prej detit) këto".

**Tyrrenë = pellasgë.**

6.- **Roma, ndërtim pellasgësh.**

a) **Vërtetim gjuhësor.**

Qytetari i Romës quhet **Romanus.** Trajta **Romanus** dëshmon se qyteti nuk është ndërtim i **italjanëvet — latinëvet.** Sepse po të ishte ndërtim italianëvet — latinëvet, d.m.th. po të ndërtohej prej tyre, atëhere emri i qytetarit nuk do të ishte **Romanus,** por do të ishte **Romensis.** Përse duhej t'ishte kështu u fol më lart; Vërtetimi pra se **Roma** u ndërtua nga elementë të huaj, është shkelja e rregullit, sipas të cilit latinët i formonin emrat fisërore të tyre, që lakohen sipas të parit lakim, me sufiksin **ensis,** pas heqjes së tingullit **a** të emërores.

**Kërkimi i elementit të huaj**

Po të qeqim nga fjala **Romanus** mbaresën **us,** mbetet trupi **Roman,** i cili është një fjalë e plotë që tregon fisërinë (kombësinë) e banorit të Romës dhe është ndërtuar sipas mënyrës me të cilën i krijonin emrat e tyre fisërorë shumica e **katërmbëdhjetë fiseve pellasgjike në Epir** (Ainian, Atintan, Athaman, Hellan, Eurytan etj). Këto tregojnë se **themelonjësit e Romës, ishin pellasgë.**

Vërtetimin e nxjerrë me anë të rrugës gjuhësore se **Roma,** — kryeqyteti

i Italisë, — ishte ndërtim dhe seli **pellasgësh**, në fillim e konfirmojnë edhe tre vërtetime historike, që janë këta:

b) **Vërtetim historik.**

1) Dionis Halikarnasi (vëllim i parë, A, XXVI) përmand për Romën, siç e pamë, sa më poshtë:

"Shumë nga shkrimtarët kujtuan se edhe vetë Roma është një qytet tyrrenas".

**Shënim:** Këtu: "tyrrenas" është baras me "**pellasgjik**". Sepse, sipas Hellanikut nga Lezboja, "Pellasgët, kur erdhë në Itali, u quajtën **tyrrenë**". (Dion. Halikarnasi, Vëll. I, A. XXVIII, 3).

2) Gjithashtu Dionis Halikarnasi (Vëllim I, A. XXX, 5) përmend këto më poshtë:

"Fisi i **pellasgëvet**, pra, që nuk u zhduk dhe që u shpërndanë nëpër kolonitë dhe që prej shumë kohe mbetën kështu të pakët, qëndruan duke jetuar bashkë me **aboriginët** si qytetarë nëpër këto vende, ku me kohë pasardhësit e tyre bashkë me të tjerët ndërtuan qytetin e **Romës**".

3) **Plutarku nga Kerona**, ("Jetët Paralele — Romuli", I, 18), shkruan për Romën sa më poshtë:

"Por pellasgët, pasi u endën nëpër vendet më të shumta të botës dhe sunduan mbi shumicën e njerëzvet, u vendosën për të banuar aty (d.m.th. në Romë) dhe e quajtën qytetin ashtu për shkak të fuqisë (1) së tyre në luftë".

### 7. Alba, qytet i Eneut

Ku, dhe kur, dhe pse fjala Albanus u bë emri kombëtar **i shqiptarëvet dhe cili ishte emri i tyre kombëtar i mëparshëm.-**

Dionis Halikarnasi (Vëllim I, A, XXXXV,) shkruan sa më poshtë:

"Gjatë kësaj kohe trojanët që bashkë me Eneun, ikën nga qyteti **Ilion** që u pushtua, qëndruan në **Lorenton**, bregdet të **aboriginëvet** që ndodhet pranë detit Tyrrenas...., dhe pasi muarën nga **aboriginët** një vend për të banuar dhe gjithë sa kërkonin, ndërtuan mbi një kodrinë pak larg detit një qytet, të cilit ja vunë emrin **Lavinium.** Dhe pak më pas...., pasi u **xhvendosën** nga **Laviniumi** bashkë me vendasit, rrethuan[2] një qytet më të madh, që e quajtën **Alba**".

Banorët e këtij qyteti, të **Albës,** d.m.th. trojanët dhe vendasit — të cilët u shpërngulën nga **Laviniumi,**—u quajtën **albanë.** Dhe që kjo është e vërtetë, del nga pjesa e mëposhtëme e po atij shkrimtari, i cili shkruan këto:

"Gjinia e **albanëvet** (d.m.th. fisëria (kombësia) e banorëvet të këtij qyteti) ishte përzier nga **pellasgë** dhe **arkadë** dhe **epej** që erdhën nga **Helida** dhe më në fund nga trojanë që arritën në Itali pas pushtimit të Ilionit, të cilëvet u printe Eneu, i biri i Ankisit dhe i Afërditës".

(Dionis Halikarnasi, vël. I, B, 11).

**Kushdo do të kujtonte** se qytetarët e Albës, meqenë që qyteti u ndërtua në truall italian, ishin italianë — latinë. Por me gjithë këtë, ndodh e kundërta: banorët e saj ishin të një fisërie (kombësie) të huaj. Po të ishte banori i qytetit **Alba** italian, qytetari i saj nuk do të quhej **albanus,** por do të qu-

---

1) Fuqia në greqishten e vjetër thuhet: Ρώμη. (Sh. i përkth.)
2) Kuptohet: "me mure", .pra: = ndërtuan.

hej **Albensis,** — pikërisht sikurse banori i qytetit Alba — Fucentia që quhet Albensis dhe qytetit ulja-ulensis etj. etj. Sepse emrat fisërore (kombëtare) të latinëvet (siç pamë edhe lart) mbarojnë në Ensis. Në këtë rast fjala Alba është emër që lakohet sipas të parit lakim dhe ka në emroren e njëjësit si mbaresë ftongun **a**. Pra Alba do të formonte emrin fisëror duke marrë në fund mbaresën latine ose sufiksin: ensis, pas heqjes së ftongut **a** të emrores. Në këtë mënyrë banori i Albës do të thuhejAlbensis (pikërisht ashtu si quhet anori i Alba-Fucentia Albensi) dhe jo Albanus.

Banori i qytetit shqiptar të lashtë (dhe të sotëm) Shkodër (Scodra) quhet nga Tit Livi **scodrensis** dhe jo **scodranus;** ai i qytetit **Julia** quhet **juliensis,** i qytetit Agrippina, që ndodhet në Kolonjë të Gjermanisë, quhet agrippinensis, i Sicilisë **siciliensis** etj. etj. Sikur latinit t'i kishte zënë veshi qysh në fillim emrin e qytetit nën trajtën **Alba,** ai do ta quante qytetarin e saj **albensis,** le të ish ky **latin** ose **pellasg.** Por latinit i zuri veshi për herë të parë emrin e formuar sipas mënyrës pellasge-shqiptare: **alban.** Kështu latini shtoi mbaresën **us** dhe tha: **albanus.**

Tani del pyetja: ç'ndodh që qytetari i qytetit Alba-Fucentia të quhet **albensis,** kurse ai i **Albës** në fjalët që quhet **albanus?** Shkaku i këtij përjashtimi, d.m.th. i shkeljes së këtij rregulli, qëndron, siç e pamë, në këtë: se qytetarët e Albës në fjalë nuk ishin italjanë-latinë, por një element i huaj nga një fis tjetër, që i formonte emrat e tij fisërore me një **mënyrë të vetën, jo sipas mënyrës latine.**

Dhe tani ngrihet një pyetje e dytë:

Është e mundur të gjëndet se cili ishte ky element me fisëri (kombësi) dhe gjuhë të huaj në qytetin Alba, si edhe cila ishte **gjuha,** që ky e fliste?

**Përgjigjemi:** Po, këtë **problem,** d.m.th. se cili ishte ky element i huaj dhe cila ishte gjuha e tij, mundemi ta zgjidhim me dy mënyrat e mëposhtëme:

a) **Me rrugën gjuhësore;**

b) **Me rrugën historike;**

a) **Me rrugën gjuhësore**

Po të heqim nga emri **albanus** sufiksin latin, ose, siç e quan gramatika mbaresën **us,** mbetet trungu **alban,** që është fomuar pikërisht me po atë mënyrë, me të cilën i formonin emrat e tyre fisërore **shumica nga të katërmbëdhjetë fiset pellasge në Epir** (Ainian, atintan, akarnan, Eurytan, Hellan etj.) Kjo do të thotë se krahas tre elementeve të tjerë, d.m.th. **arkadëvet,** epejvet nga Elida, dhe **trojanëvet** të ardhur nga Troja bashkë me Enean, elementi mbizotëronjës ishin **pellasgët.** Ky është vërtetimi me anë të rrugës gjuhësore. Ky vërtetim konfirmohet edhe:

b) **me rrugën historike.**

Sipas Dionis Hakikarnasit (Vëll. I, B, 11), siç u tha më lart, banorët e Albës ishin **trojanë,** dhe **arkadas** prej Arkadie, dhe **epej** prej **Elide** dhe **pellasgë.** Dhe ndërsa elementët që përbëjnë banorët e qytetit në fjalë janë katër, emri **fisëror** u formua sipas mënyrës **pellasge,** sepse elementi pellasg

ishte mbizotëronjës ndërmjet tri të tjerëvet, d.m.th. ndërmjet arkadëvet, epejvet dhe trojanëvet.

Pellasgët dhe epejtë dhe arkadët dhe trojanët, kur u bënë qytetarë të **Albës**, u quajtën **albanë**. Por në mënyrë shpërdoronjëse, sepse ata nuk ishin **albanë**. Dhe gjuha e tyre u quajt gjuhë **albane**.

**Vini Re.**

**Latinët, duke ardhur në marrëdhënie me fqinjët e tyre të rinj, me qytetarët albanë, e shikonin se këta (albanët) nuk ishin latinë, nga i njëjti fis dhe me të njëjtën gjuhë. Ata dëgjonin, p.sh., se gurit nuk i thonin ''lapidem'' por i thonin ''gur''. Malit nuk i thonin ''montem'', por i thonin ''mal''. Pyllit nuk i thonin ''silva'' por ''pul''. Rërës nuk i thonin ''arenam'' ose ''sabulum'', por i thonin ''sur'' dhe ''kum'' dhe ''ranë'' dhe ''rarë'', etj. etj. Dhe kështu u formua mendimi se fjalët: ''gur'', ''mal'', ''pul'', ''sur'', ''kum'', ''ranë'' dhe ''rarë'', etj. etj., janë fjalë të gjuhës albane, që flitej nga banorët e qytetit Alba. Me kalimin e kohës mësonin se këto fjalë nuk ishin vetëm fjalë që përdoreshin nga banorët e Albës, por edhe nga popullsi të tjera, nga ilirët dhe pellasgët e Epirit, d.m.th. nga kaonët, nga mollosët, nga kasopejtë dhe nga thesprotët. Kështu fjala albanus përmblodhi në kuptimin e saj jo vetëm banorët e qytetit Alba, por edhe gjithë ata që i përdornin këto fjalë. Për herë të parë në Itali dhe pikërisht në qytetin Alba, të ndërtuar nga Eneu, ndodh që emri albanus të përfshijë të gjithë shqiptarët dhe të jetë emri i tyre kombëtar. Në këtë qytet, pra, stërgjyshi i shqiptarit të sotëm, Pelasgu, e humbi emrin e parë të tij fisëror (kombëtar), d.m.th. emrin pellasg, duke e ndrruar atë me fjalën latine Albanus (dhe greqisht: Albanos ('Αλβανός).**

**Albania = Arberia**
**Alban-i**
**Alban-òs**
**Alban-us**

Pastaj u formua edhe emri i vendit, në të cilin banonin **albanët**, dhe i cili u quajt **Albania**. Trajta **Albania** në gjuhën shqipe u ndryshua në **Arbëria**. Dhe emri i banorit të saj nga **Alban** u kthye në **Arbër**. Trajta **Albania**, për **metatezë reciproke** të të dy tingujvet fillestarë, u ndryshua në **Labania**.

(**Krahaso:** Albania — Labania—Laberia).

Në këtë mënyrë edhe:

**Av.** . . . . . . . . . . . . . = **Va**
**(Avlona** = **Valona)**
**Am.** . . . . . . . . . . . . . = **Ma**
**(Amnari** = **Manari)**
**ar.** . . . . . . . . . . . . . = **ra**
**(Tharsos** = **Thrasos)** etj. **Kështu edhe:**
**Al.** . . . . . . . . . . . . . = **La.-**
**(Albania** = **Labania).**

Trajta **Labania**, u shqiptarizua (u ndryshua) tek shqiptarët e veriut në **Labënia**, kurse tek shqiptarët e jugut në **Labëria**. Banori thuhet **labër**, trajtë kjo që është edhe njëjës edhe shumës. Por, për dallim, merret në njëjës trajta **lap**.

| Numur njëjës | | | Numur shumës |
|---|---|---|---|
| Emërore: | Ho Lapis | (Ὁ Λάπις) | Hoi lapidhes (Οἱ Λάπιδες) |
| Gjindore: | tu Lapi | (τοῦ Λάπι) | ton Lapidhon (τῶν Λάπιδων |
| Kallëzore: | ton Lapi | (τόν Λάπι) | tus lapidhes (τούς Λάπιδες) |

Numuri shumës (kall. tus Lapidhes) u rregullua sipas formës: Sarafidhes, musafiridhes, kasapidhes, mbakalidhes etj.

Ka autorë, të cilët duke bërë etymologjinë gabim, ngatërrojnë lapët (greqisht: **Λάπιδες**) me japodët (greq. **Ἰάποδες**) dhe me japygët (greq. **Ἰάπυγες**) duke u gabuar nga ngjashmëria e jashtëme e te dy fjalëvet të mesipërme, d.m.th. nga identiteti i tingujvet: I—A—P—D—E—S (gre. **I-A-Π-Δ-E-Σ**.). Keshtu Pukevili (= fren. Pouqueville) konsulli francez pranë oborrit të Ali Pashës, në Janinë, shkruan:

"Gogët ose gegët, lezgistanët ose toksidët, **lapygët** ose **lapys**, shumiksët (schumiks) ose shamisët (chamis) do t'i bëjnë të njohin kombësitë skythe etj." Ky ngatërron "japodët" me **lapët** e sotmë. (Shiko: **"Studime Shqiptare"**, prej Panajot Kupitori Athinë, Viti 1879, faq. 11).

Emri Albanus (Alban) që, siç thamë, zuri vendin e emrit pellasg, u pranua edhe nga vetë shqiptarët, një palë nga të cilët e quanin vendin Arbëri dhe banorët arbër, kurse një palë të tjerë e quajnë vendin Labëria dhe banorët labër. Tani pse ndodhi që, nga shkaku i disa pellasgëve relativisht të pakë (d.m.th. i atyre të Albës së Italisë), ta lënë emrin e tyre fisëror, d.m.th. emrin pellasg edhe gjithë epirotët dhe ilirët dhe të quhen me emrin Alban, kjo ka nevojë për një studim e punë të veçantë.

8) a) Hadria, ae = Adria, gjiri Adriatik
b) Hadria, ae = Adria; qytet, tani Adria.
c) Hadrianus, i = Adrian (emër i përveçëm)
ç) Hadria, ae, a um = Adriatik.

Në fjalorin greko-latin të Stef. A. Kumanudhit (Athinë 1884 faq. 348).

9) **Alba — Longa.**

Aty nga fundi i shekullit të trembëdhjetë para e.r. Askani, i biri i Eneut, ndërtoi një qytet të ri, të cilin e quajti **Alba-Longa**. Ja se ç'shkruan lidhur me këtë Dionis Halikarnasi:

"Në vitin e tridhjetë pas ndërtimit të Laviniumit, Askani, i biri i Eneut, ndërton një qytet të ri, sipas orakullit bërë Eneut, dhe i sjell këtu ata nga latinët e Laviniumit dhe nga latinët e tjerë që dëshironin më mirë të banonin në qytetin e ri, që ja vuri emrin **Alba**. Alba, greqisht, do të thotë **Leuke** (=bardhë) dhe për sqarim, meqë është pranë një qytet tjetër me të njëjtin emër, përcaktohet me një mbiemërim në formë predikati, dhe emri është kështu si i përbërë nga dy pjesët: **Alba-longa**, që do të thotë: E **bardha e gjatë**. Por tani ajo është e shkretë, se u shkatërrua në kohën e mbretit të romakëvet Tyl Hostilit, kur deshi të ngrejë krye kundrejt kolonisë për pushtet; popullin, që përbëhej nga qytetarët e saj, e pranoi Roma, e cila shkatërroi metropolin. Por këto u bënë në kohët e duhura".

(Vëllim i Parë, A, LXVI, 1-3).

Banorët e Alba-Longës ishin banorët e Laviniumit dhe banorë të **Albës** së ndërtuar prej Eneut, d.m.th. **pellasgë, arkadas, elej,** dhe **trojanë,**

pastaj edhe nga elementi vendas. **Banorët, pra, e Alba-Longës u quajtën albanë.**

Gjithkush do të kujtonte se, meqenëqë **Alba-Longa** u ndërtua në tokë italiane, ajo do t'ishte ndërtuar nga element latin. Por kjo s'është e vërtetë, sepse, siç e dimë në rast se themelonjësit e **Alba-Longës** do të ishin **latinë**, ato do të quheshin, **albenses** dhe jo **albani** (**'Αλβανοί**). Nga emri **albanus** ne mësojmë se elementi mbizotëronjës i **Alba-Longës** ishte elementi **pellasg.**

**Vërtetim:**

Po të heqim nga fjala **Albanus** sufiksin latin **us**, mbetet trupi Alban që është (siç e dimë tanimë), vetë emri **fisëror i pellasgut**, banorit të qytetit. Banorët e **Alba-Longës** u quajtën **albanë** (**'Αλβανοί**) duke abuzuar, sepse, me të vërtetë, ata ishin të huaj nga fisëria (kombësia) me **latinët.**

Më lart, në paragrafin 7, ku u bë fjalë për **Albën** e ndërtuar nga Eneu, thamë se për ç'arësye fjala **alban** mbizotëroi dhe u bë emri kombëtar (fisëror) i **shqiptarëvet** në vend të emrit të përgjithëshëm të shqiptarëvet gjer atëhere, d.m.th. të emrit **pellasg.** [1])

Në Alba-Longa ne takojmë një familje **shqiptare** me emrin: Geganii (= Geganë). Këtë e dëshmojnë Dionis Halikarnasi dhe Tit Livi, të cilët shkruajnë sa më poshtë:

"Dhe pjesa tjetër e popullit tuaj bashkë me plebejtë tanë, të kontribuojnë, të ndarë në tribu dhe fratura, dhe të marrin pjesë në mbledhjet e të zënë pozita drejtonjëse në pushtet, dhe të futen në radhën e patricëvet këto familje: julët, servilët, koratët, kuintilët, kletët, geganët, metilët".

(Dionis Halikarnasi, Vëll. Parë, A. XXVIII, 7).

"Roma ndërkaq u rrit nga gërmadhat e Albës. Prijësit e **albanëvet** julët, servilët, kuintët, geganët, kletët, me qëllim që të rritej edhe një, pjesë e shtetit, i zgjodhi senatorë".

(Tit. Livi, I, III).—

Nga shkrimtarët e sipërm duket qartë se paria e qytetarëvet të Alba-Longës u klasifikua nga mbreti Tul Hostili (672—642, para e.r.) në rangun e patricëvet. Familja e **geganëvet** është, ndoshta, po ajo që në kohën e mbretit Numa Pompilit (715-673 para Krishtit) i jep Romës virgjireshën e parë Vestale, të quajtur **Gegania.** Kjo familje e geganëvet ishte e një rangu të lartë. **Vërtetim:** Kur mbreti i Romës Tul Hostili (672-642, para e.r.) i solli banorët e Alba-Longës me përdhunë në Romë, duke u dhënë atyre të drejta politike të barabarta me ato të romakëvet dhe duke e inkorporuar parinë në rangun e patricëvet, ndërmjet këtyre qytetarëvet ishte edhe familja e **geganëvet.** Këto vërtetohen, përveç nga sa thamë më lart, edhe nga sa parashtrojmë më poshtë.

---

1) **Shënim:** Emri i **pellasgëvet të Epirit** kishte dalë jashtë përdorimit pë-para se të zëvendë-sohej emri **pellasg** me emrin **alban** në qytetin **Alba** të ndërtuar nga **Eneu.** Dhe duke dalë jashtë përdorimit emri **pellasg** në Epir, u zëvendësua nga emri **epirot.** Dhe këtë e mësojmë nga **Straboni** dhe nga **Tit Livi**, të cilët përmendim sa më poshtë:

"Dhe shumë fiset epirote i kanë quajtur pellasgjike".

(Straboni. Kap. 221).

"**Feniqi është qytet i Epirit. Atje u vendos më parë mbreti bashkë me Europën. Dardën, dhe Filipin. prijës të epirotëvet**".

(T. Livi. Lib. XXIX. Kap. X)

Kjo do të thotë se **pellasgët** e **Epirit** e kishin humbur emrin **pellasg** dhe në vend që të quheshin **pellasgë**, u quajtën **epirotë.**

Plutarku ("Jeta e Numajt", 7,67), duke përmendur emrat e virgjireshavet vestale që u konsakruan në Romë, shkruan sa më poshtë:

"Thonë, pra, se së pari u konsakruan nga Numaj **Gegania** dhe **Berenia**, së dyti Kanullia dhe Tarpeia".

Kurse Dionis Halikarnasi përmend edhe konsuj me emrin **Gegan**. Ja se ç'thotë lidhur me këtë:

"Kur e muarën në dorë pushtetin suprem Tit **Gegan** Makerini dhe Popl Menuki, Romën e plakosi një uri e madhe, e cila e pati fillin nga kryengritja".

(Vëllim i tretë Z, I, 1-4).—

"Dhe ata që qenë konsuj vitin që pasoi: Lar Ermini dhe Tit Vergini; dhe ata që e muarën pushtetin prej këtyre: Mark Gegani..."

(Vëllimi i katërtë, IA, LI,1).-

Përpara se t'i japim fund këtij kapitulli të dytë shënojmë edhe këto:

1) Emrat e krahinavet, qytetevet etj. të cilat u përmendën në këtë kapitull, vërtetojnë edhe një herë se ka qenë një kohë,kur **pellasgët** ishin zotër në Itali me emrat e lartpërmendur (etruskë, tuskë, tyrrenë, albanë, geganë etj).

2) Më lart u fol për fjalën shqipe: **geganë, gegan, gegani**. Geganët, të cilët nga grekrit e vjetër quhen **gigantë (γίγαντες)**, janë paraardhësit e banorëvet të sotëm të Ilirisë, të **gegëvet**.

Për **gigantët** bëhet fjalë në një studim tonin të veçantë. Ku vërtetohet "Se **gigantët (οἱ γίγαντες)** dhe **geganët** janë një dhe i njëjti popull dhe se këta, d.m.th. **gigantët** nuk ishin personifikim fenomenesh metereologjike, (siç kujtojnë shumë), pàr ishin njerëz sikurse edhe ne.

— 8 —

## Mbretër të pellasgëvet në Itali

Nga studimi i gjertanishëm, bërë në këtë libër ("Etruskët"), del se në Itali mbretëruan këta mbretër të pellasgëvet:

1) **Mezenti,** mbret (prijës) i tyrrenëvet (etruskëvet). Këtë e vërteton poeti P. Vergjili, pjesët përkatëse prej të cilit i përmendëm më lart.

2) **Porsina,** "Sundimtar i **tyrrenëvet**" dhe "mbret i **tuskëvet**". Ky fakt është vërtetuar nga pjesët e **Plutarkut** që u shënuan më lart, ("Për virtutin e gravet", si edhe "për jetët paralele të grekëvet dhe romakëvet" VIII, Porsina).

Faktin që **Porsina** është mbret i **tyrrenëvet** e vërteton edhe Dionis Halikarnasi, (Vëll. dytë, E. XXXVI), i cili thotë sa më poshtë:

"...Arros, bir i Porsinës, mbretit të tyrrenëvet".

3) **Maleos, bir i Pellasgut.** Këtë emër e përmendëm edhe më lart. Dhe që ky **Maleo** i **Pellasgut** themeloi me të vërtetë një mbretëri në Etruri të Italisë, kjo vërtetohet nga Straboni, i cili (në kap. 225-226) përmend sa më poshtë:

"Dhe ndërmjet është një vend, që quhet **Regisuilla;** dhe thuhet se ky u bë mbretëria e Maleos së Pellasgut, për të cilën thonë se, pasi sundoi në këto vende bashkë me **pellasgët,** u largua së këtejmi për në Athinë".

(Lidhur me këtë çështje shiko edhe: **Enciklopedia e Madhe Greke,** Vëll. 16, faq. 578).

4) **Tarkuini, mbret i Romës.** — Më lart përmendëm edhe emrin **Gegani** Gegania). Me këtë emër përmendet gruaja e mbretit të mësipërm të Romës,-

i cili u vra me të pabesë dhe për të cilën çështje Dionis Halikarnasi (vëll· Alterum D. VII, 4-5), përmend sa më poshtë:

"Disa nga shkrimtarët romakë, që ishin të ndërgjegjshëm për këto absurditete, u përpoqën t'i zgjidhnin ato me të tjera absurditete, duke paraqitur si nënë të djemvet jo Tanaklydën, por një farë Geganie, për të cilën s'kemi gjetur asnjë tregim historie".

Ky Tarkuin, pra, pikërisht, që u vra me të pabesë, i quajtur edhe **Tarkuin i moçëm** (Tarquinius Priscus) mbret i Romës, ishte prej origjine **etruske.** Për këtë parashtojmë sa më poshtë:

"**Tarkuini i Moçëm** (Tarquinius Priscus). Mbreti i pestë i Romës, (616-578 p.e.r.) i cili ishte nga **Tarkuinia etruske** ..... Me emrin e Tarkuinit është lidhur futja në Romë e zakonevet të etruskëvet, dhe disa nga studjonjësit e mëpastajmë i shikojnë mitet rreth tij si një mbulesë nën të cilën fshihet nënështrimi i Romës prej Tarkuinisë".

(Encikl. e Madhe Greke, Vëll. 22, f. 810).

# KAPITULLI I TRETË

## VEPRIMTARIA E ETRUSKËVET (TYRRENËVET)

— 1 —

### ETRUSKËT (TYRRENËT) NË GREQI

Emri "**Tyrren** ndëgjohet për herë të parë tek Hesiodi dhe tek "**hymni** i Homerit" për perëndinë Dionis, që mban titullin: "**Dionisi ose Kusarët**". Dionisi (**Διόνυσος**), "**që i ngjiste një burri të ri**", po rrinte pranë bregut të detit. Andej kalojnë, "**mbi një anije me ndënjëse të bukura**", burra tyrrenas kusarë. Kur panë Dionisin,e zunë me qëllim që ta shisnin apo ta lëshonin pas një çmimi të madh që do të merrnin për lirimin e tij, sepse e pandyen si bir mbreti. Por ata u dënuan, duke u **shndrruar** në delfina. Kjo skenë është e gdhendur në monumentin e Lysikratit, që ndodhet në ekstremitetin e poshtëm të pllajës lindore të shkëmbit të Akropolit të Athinës dhe që sot quhet: "**Feneri i Diogjenit**".

Tyrrenët, pra, për të parën herë duken si piratë (kusarë). Dhe nga Hesiodi përmenden si "**shumë të dëgjuar**", Atriu, dhe Latini dhe Telegoni, bij të Odyseut dhe të Kirkës:

"Mbretëronin mbi gjithë tyrrenët shumë të dëgjuar".
(Theogonia, varg. 1016).

— 2 —

### ETRUSKËT (TYRRENËT) NË SIQELI TË ITALISË

Këta përmenden edhe nga Pindari se luftonin kundër sipakuzanëvet në aleancë me karthagjenasit. Pindari, në një nga odet e tij të fitores për nder të tiranit të Syrakuzës Jeron, i cili fitoi në vrapimin me karroca në 470 para e.r. në **ndeshjet Pytike** që zhvilloheshin në Delf për nder të Apollonit, i lutet Zeusit që britmat luftëdashëse të **tyrrenëvet** dhe të **fenikasvet** të mos tronditin qetësinë e mbretit.

"Të lutem, o **bir i Kronit**, bëj që atë ta lerë të qetë në shtëpi britma e fenikasvet dhe e tyrsanëvet".
(Pindari Carmina, — Pythia, I, 72-74 (135-145)).

— 3 —

### ETRUSKËT (TYRRENËT) NË ITALI

Shumë shkrimtarë, grekë dhe latinë, flasin për **etruskët** (tyrrenët) **Straboni** madje përcakton edhe kufitë e **sundimit** të tyre. Gjeografi duke bërë fjalë për **sundimin e tyre**, thotë se galatët që pushtuan Romën, u dër-

muan prej tyrrenëve, të cilët i sulmuan në kohën kur po kalonin përmes krahinës së sabinëvet duke u kthyer për në shtëpi, dhe u muarën të gjithë plaçkën që kishin rrëmbyer nga romakët. Përveç këtyre ata shpëtuan edhe banorët e Romës që kërkuan strehë prej tyre, si edhe zjarrin e pavdekshëm (të pashuar) dhe priftëreshat e Vestas. Mandej Straboni thotë se "Stolitë për triumfet, për konsujt dhe për arkontët u suallën në Romë nga tyrrenët, edhe vandakët, edhe sëpatat, edhe boriet, edhe flijimet, edhe artin e të parafolurit, edhe muzikën që romakët përdorin publikisht".

(Straboni, Kap. 220).

— 4 —

## ETRUSKËT (TYRRENËT) NË EGJYPT

**Victor Berard**, drejtor i studimevet në shkollën e **Studimeve të larta**, në veprën e tij: **"Itaka dhe Greqia e akejvet"**, (vëllim I, Paris, 1935, botim i dytë, faq. 28-29), shkruan fjalë për fjalë sa më poshtë:

"Kur njëherë u zhduk kjo sipëri, në buzë të Nilit ngjau mësymja e parë e **popujvet të detit:** ajo duket se shpërtheu nga invazioni i parë i fiseve të Kapadokisë, i hittitëvet", i ngjashëm me invazionin e turqvet, të cilët në shekullin XVI të erës sonë, zbritën nga Azia e vogël përmes Syrisë dhe Palestinës, ose me invazionin e grekëvet të Aleksandrit apo me atë të persëvet të Kambysit, të cilët, nëntëmbëdhjetë dhe njëzet e dy shekuj më parë, ndoqën të njëjtën rrugë.

Dinastia XIX ngreh përsëri lart fuqinë e perandorisë së Egjyptit: Seti I (rreth 1319-1300), i dbon nga Delta **Popujt e detit**, i masakron ose i inkorporon në gardën e tij mbretërore.

Biri i tij Ramses II, në kohën e mbretërimit të tij të gjatë prej gjashtëdhjetë e pesë vjet (1300-1234), hyn në luftë me hittitët dhe me vasalët ose aleatët e tyre, **dardanë**, mysë, trojanë, lykasë, fise të Pedasit dhe të Girgashit etj. Ai e shpuri luftën në Eufrat, ndoshta çliroi edhe Taurusin dhe i shtriu ndërhyrjet e tij ushtarake ose diplomatike në **Kapadoki**, në Frygji, gjer në bregdetin aziatik të Arkipellagut.

**Popujt e detit** u ridukën në buzët e Nilit gjatë kohës së pasardhësit të këtij **Mineftah** (1234-1224); ata bënë aleancë me nomadët e Libisë. Vetë Faraoni u vu në krye të këtij koalicioni. Dokumentat faraonike përmendin tani, për herë të parë emrin e Aqaiusha (akejvet) pranë emrit të Loukou, Danaouna, Turses, Shardanes, Sbagalases, etj., partënerë, vasalë ose aleatë të hittitëvet. Një mësymje e re dhe një fitore e re ndodhi gjatë mbretërimit të faraonit Ramses III (1200-1170). Egjypti shpëtoi, por këto popullsi të Veriut, nën emrin **Pulasati-Filistinë**, shkëputën një pjesë të mbretërisë nga ana e Sirisë, të cilën nga emri i tyre, e quajnë gjer më sot **Palestinë**".

Nga sa u tha më lart, nxjerrim këto:

1) Se **popujt e detit** e bëjnë mësymjen e parë të tyre në Egjypt (në derdhjen e Nilit) gjatë kohës së Faraonit **Seti** I (1319-1300); por ky i dbon **popujt e detit** nga delta, duke i dërmuar krejt ose duke i inkorporuar në gardën e tij mbretërore.

2) Se biri i tij **Ramses** II (1000-1234) bën luftë kundër **hittitëvet** dhe kundër vasalëvet apo aleatëvet të tij dardanë mysë, trojanë dhe lykë, duke arritur gjer në Eufrat dhe ndoshta gjer në Kapadoki, gjer në **Tauro** dhe gjer në Frygji.

3) Se në kohën e pasardhësit të tij Minefat I (234-1224) **popujt e detit** invadojnë përsëri Egjyptin. Dokumentat e Faraonëvet përmendin tani për herë të parë emrin e **akejvet** krahas emrit të **loukou, danauna, turses** (tyrrenët) etj. Mësymje e re e invadonjësvet dhe fitore e re e Faraonit Ramses III. Këta popuj të Veriut nën emrin: **Pulasati-Filistinë**, (Poulasati Philistinë), u bënë zotër të bregdetit të Sirisë, e cila, nga emri i tyre, quhet ende **Palestinë.**

**Vërejtje:**

1) Dardanë (Dardanii), fis ilir (Straboni, Kap. 313, 315, 316, 318, 329 frang. 4, 389).

Për dardanët bëhet fjalë në një studim tonin të veçantë.

2) **Tourses** = turrenë (tursanë).

Për këta bëhet fjalë më lart.

3) **Poulasati** — **Philistins** (Pulasati-Filistinë):

Këtyre dy fjalëve u bëhet shpjegimi dhe etimologjia në librin dymbëdhjetë të kësaj vepre.

—5—

## SULM PIRATESK NË EGJYPT

Gjithashtu edhe Homeri bën fjalë për një sulm piratesk kundër Egjyptit nga gjoja shokët e Odyseut. Ai shkruan:

"Dëshira më shtynte të lundroj për në Egjypt
Pasi të gatitja mirë anijet dhe shokët e hyjnishëm.
Gatita nëntë anije e burrat iu mblodhë me të shpejtë.
Për gjashtë ditë pastaj shokët e mij fort besnikë
po bënin gosti, kurse unë siguroja berra të shumë
për t'ua bërë fli perëndivet dhe për të gatitur gostinë.
Ditën e shtatë, pasi hipëm në anije, po largoheshin nga Kreta e paanë
duke lundruar lehtë e në drejtim të dallgës
me erën e mirë dhe të fortë të veriut. Asnjë nga anijet
s'më pësoi gjë, por po lundronim shëndosh'e mirë
duke i ngarë ato era dhe kapedanët e tyre.
Dhe ditën e pestë arritëm në Egjyptin që rrjedh bukur.
Unë i qëndrova anijet që i nget kush nga të dy anët
mbi lumin Egjypt, duke i urdhëruar sigurisht shokët fort besnikë
që të rrinin pranë tyre dhe t'i ruanin
dhe të dërgonin vrojtonjës për vëzhgime.
Por ata, të shtyrë nga mospërfillja dhe mëria e vet,
u lëshuan menjëherë e po shkretonin arat fort të bukura
të burravet egjyptas, po rrëmbenin gratë dhe fëmijët e tyre kërthinjë,
Kurse ata vetë po i vrisnin. Por britma arriti shpejt në qytet,
Dhe ata, me ta dëgjuar britmën, erdhën me të zbardhëllyer
dhe tërë fusha u mbush me këmbësorë e me kuaj
e me shkëlqimin e armëvet. Dhe Zeusi që kënaqet me rrufetë,
u dha shokëvet të mij arratinë e keqe dhe askush s'guxoi
t'i qëndronte përballë kundërshtarit, se nga cdo anë plakosi mjerimi.
Atëhere ata shumë nga ne i vranë me armët e mprehta,

Kurse të tjerët i hoqën të gjallë nga nevoja që t'i përdornin për punë.
Por mua më shtiu në mend Zeusi vetë mendimin
më poshtë — se më duhej të vdisja e t'i bindesha fatit
aty në Egjypt, ku më kish pritur sigurisht mjerimi.
Menjëherë nxora nga koka përkrenoren të punuar bukur,
dhe mburojën nga supet dhe flaka nga duart heshtën.
Pastaj shkova përpara kuajvet të mbretit
dhe i rashë më gjunjë; ai më fali e më shpëtoi
dhe, pasi më vuri në karrocë, po më shpinte në shtëpi me lot në sy.
Ishin me të vërtetë fort të shumë ata që po vinin kundër meje me heshta,
duke dashur të më vrasin — se ishin zemëruar keq, —
por ai i prapsoi, duke pasur frikë mërinë e Zeusit
që mbron mikpritjen dhe që i dënon keq veprat e këqia".
(Odisea, Raps. XIV, varg. 246-284).

—6—

## HISTORI E PËRMBLEDHUR E TYRRENËVET NGA DIODOR SIQELJOTI

Na mbetet të flasim për tyrrenët. Këta, në kohët e lashta, të dalluar për trimëri, pushtuan njëvend të madh dhe ndërtuan qytete të rëndësishme dhe të shumta. Gjithashtu, pasi u forcuan në flotë dhe sunduan për shumë kohë në det, bënë që deti pranë Italisë të quhet nga emri i tyre Tyrren; m'anë tjetër ata, duke përpunuar çështjet që kanë të bëjnë me forcat këmbësore, shpikën edhe borien, e cila përdoret shumë nëpër luftrat dhe e cila u quajt, sipas tyre, tyrrenë; krijuan gradën e strategut hegjemon dhe i nderuan prijësit me vantakmbajtësin, me kolltuk prej fildishi dhe me togë të qëndisur në të kuq. Nëpër shtëpitë gjetën tremet që t'i përdornin për zhurmën e turmës së shërbëtorëvet. Shumicën e këtyre, romakët, duke i imituar dhe përmirësuar ,i muarën dhe i futën në shtetin e vet. Ata ushtruan edhe më shumë letrat dhe shkencën mbi natyrën dhe teologjinë, dhe përsa i përket studimit të rrufevet, ata e kanë zhvilluar atë më shumë se gjithë njerëzit e tjerë; prandaj edhe gjer në kohët e sotme sundonjësit e gjithë botës pothuaj i admirojnë këta burra dhe i marrin si shpjegonjës të shenjavet hyjnore nëpër rrufetë. Duke zotëruar e punuar një tokë që bën çdo gjë, ata kanë një begati prodhimesh jo vetëm për ushqim të mjaftueshëm, por edhe për dëfrim e kënaqësi të pakursyer. Dhe me të vërtetë, ata shtrojnë dy herë në ditë sofra madhështore, si edhe gjërat e tjera që kanë të bëjnë me ëndjen e tepëruar, duke bërë dysheqe me lule dhe gota të argjënta të ndryshme e me shumicë, dhe duke gatitur një numur jo të vogël skllevërish shtëpiakë si shërbyes; dhe nga këta një pjesë janë të dalluar për hijeshmëri, kurse një pjesë tjetër janë të stolisur me rroba shumë më lluksoze se sa e meritojnë skllevërit; dhe banesa të ndryshme të veçanta kanë jo vetëm shërbenjësit, por edhe shumica e të lirëvet. Në përgjithësi, fuqinë për të cilën i kanë pasur zili që nga kohët e lashta, e kanë humbur dhe, duke bërë një jetë me të pira e plogështi, që s'u ka hie burravet, e kanë humbur jo pa arësye lavdinë luftarake të të parëvet. Dhe i ka shtyrë ata për një jetë të tillë plot rahati jo pak edhe pjelloria e tokës; sepse banojnë në një tokë që prodhon nga të gjitha dhe që është krejt e mirë, kështu që marrin prej saj me shumicë çdo lloj prodhimesh. Në tërësi, pra, Tyrrenia, duke

qenë me tokë krejt të mirë, shtrihet në fusha të gjëra dhe përmbyllet nga vende të larta malore të punuëshme. Dhe ka shira mesatare jo vetëm në dimër, por edhe në verë".

(Diodor Siqeljoti, Vëll. V, 40).

7

## CITATE HISTORIKE PËR TYRRENËT NGA DIONIS HALIKARNASI

"Inotri me pjesën më të madhe të ushtërisë arrin në gjirin tjetër që shtrihet nga vendet e perëndimit pranë Italisë. Ky quhej atëhere **Auson** nga **ausonët** që banonin pranë tij dhe pasi u bënë tyrrenët zotër të detit, mori emrin që ka sot".

(Vëll. parë, A, 4)

"Ata, pra, që kishin krahun e djathtë të romakëvet, kryesinë e të cilit e kishte konsulli tjetër nga të dy, Mali, e shtynë pjesën e tyre kundërshtare dhe pasi zbriten nga kuajt po luftonin më këmbë. Përkundrazi, ata që ishin rrjeshtuar në krahun e majtë, po rrethoheshin nga krahu i djathtë i armiqvet, sepse falanga e tyrrenëvet ishte më e hapur në këtë vend dhe shumë më e madhe se tjetra. Ushtëria romake, po çahej, pra, këtu dhe po merrte goditje të shuma. Në krye të këtij krahu ishte Kuint Fabi, përfaqësues dhe zëvendës komandant, i cili kishte qenë dy herë konsull; ky, me gjithë plagët e ndryshme që merrte, po duronte për një kohë të gjatë; pastaj, pasi u godit me shpatë në gjoks e maja i hyri thellë mu në zemër, u përplas pa pikë gjaku përdhe..... Përkundrazi, kundërshtarët (Kupt. tyrrenët) duke menduar se prijësi i romakëvet ishte vrarë, muarën zemër dhe pasi u erdhën në ndihmë të tjerët po sulmonin romakët që s'kishin prijës. Dhe fabët u detyruan përsëri t'i vinin në ndihmë krahut të djathtë, pasi lanë të majtin. Tyrrenët, kur i panë t'u vinin në një grupim të fuqishëm, e pushuan ndjekjen e tyre më tej dhe, pasi i dëndësuan togjet e ushtarëvet, po luftonin të rrjeshtuar, duke dhumbur shumë nga të vetët, dhe duke vrarë shumë nga romakët".

(Vëllim i tretë, XI, 1-3 dhe 5-6).

## PËRFUNDIM

Profesori i Universitetit të Romës, z. M. Pallottino, në parathënien e përkthimit frëngjisht të veprës së tij me titull "Qytetërimi etrusk", ndër të tjera shkruan fjalë për fjalë edhe këto:

"Përse, pra, interesimi i dijetarëvet dhe i profanëvet përqëndrohet me kaq forcë, me kaq zell, që përtërihet pandërprerë, në problemet, që kanë të bëjnë me prejardhjen dhe gjuhën e **etruskëvet të lashtë**, sikur këtu të gjëndet **mysteri** më magjepsës, vetë sfinksi i historisë së lashtë? Për këtë ka një shpjegim. **Misteri i etruskëvet**, që të flasim drejt, nuk është vetëm një kuriozitet shkencor. Ai nuk është gjithashtu një tentativë shpjegimi të një realiteti të largët të botës sonë dhe të frymës sonë, por është **mister i lindjes së qytetërimit shumë të lashtë**, i cili u përhap mbi truallin e gadishullit të Italisë dhe mbi të cilin bazohen vetë themelet e historisë së Romës". (faqe 5-6)

Ne, të mbështetur në thëniet e shkrimtarëvet grekë dhe latinë, guxojmë të themi se "**Misteri i etruskëvet**", është zgjidhur, me anë të gjuhës shqipe

Fundi i Librit të dhjetë.. (Pjesë e dytë).

# PJESË E DYTË

## *LIBRI I NJËMBËDHJETË*

## "PERËNDITË E PELLASGËVET"

## KAPITULLI I PARË

Sipas Herodotit, grekët i muarën perënditë nga **pellasgët**. Ky shkruan lidhur me këtë sa më poshtë:

"Nga **pellasgët** i muarën pastaj (kuptohet perënditë) grekët. Dhe se nga lindi secila perëndi, në ekzistonin të gjithë përherë dhe se ç'fytyrë kishin, nuk dihej gjer më parë dhe gjer pardje, siç i thonë fjalës. Dhe me të vërtetë, Hesiodi dhe Homeri më duket se kanë qenë më të mbëdhenj se unë nga mosha katërqind vjet, jo më tepër. Por këta janë që u krijuan grekëvet theogoninë dhe që u dhanë perëndivet emrat e tyre, që u caktuan nderime e mjeshtëri dhe që treguan edhe fytyrat e tyre".

(Herodoti, Libr. II, Kap. 53, 5-10).

Por, duke i marrë perënditë nga pellasgët grekët i stolisën ato me epitete zbukuronjëse, përcaktuan fytyrat e tyre, mjeshtëritë, venain e prejardhjen etj. Ne, pra, pasardhësit e **pellasgëvet**, për ta njohur **teorinë kozmogonike të pellasgëvet** dhe pastaj për të shqyrtuar në bazë të kësaj, çështjet që kanë të bëjnë me **perënditë**, do të mbështetemi medoemos në shkrimtarët e vjetër grekë.

### TEORIA KOZMOGONIKE E PELLASGËVET

Teoria kozmogonike e Pelazgëvet është kjo:

"Dhé mëmë e të gjithavet, Demetër pasuridhënëse".

(Diod. Siqeljoti, Vëll. I, Libr. I, 12,4).

"**Dhé mëmë**" është vetëm një ndajshtim i fjalës "**Demetër**". Në të vërtetë, fjala "Demetër" (Δημήτηρ), (siç do të vërtetojmë më poshtë, kur të bëjmë etimologjinë e saj) është sintezë e dy fjalëve më vete, të fjalës de (δη) dhe të fjalës meter (μήτηρ). "De" është fjalë pellasgjike, që do të thotë **tokë** dhe që është fjala e sotme shqipe **dhé**. Në bazë të këtyre "**Demetër**", është baraz me (de meter) = **dhé mëmë**. Dhe kuptohet, se, gjersa grekërit nuk e dinin kuptimin e fjalës **de** (δα), sinteza e "**Demetër**" nuk është greke, por **pellasgjike**. Kjo ka kuptimin, (siç thotë edhe Herodoti), që grekët e muarën emrin "Demetër" nga pellasgët. Kjo **de**, në gjuhën e sotme shqipe, d.m.th. në gjuhën pellasgjike, në fillim ishte gjinie femërore, pa nyje; kurse me nyjën në fund të saj thuhej. de-a = dheu.

Fjala **dea** është korrelative; se pranë mëmës duhet të jetë edhe **ati** d.m.th. bashkëkrijonjësi. Me këtë mënyrë nga një dhe e njëjta fjalë u for

mua edhe trajta mashkullore: ''de-u'' me kuptimin ''dheu'' në trajtë mashkullore, d.m.th. me kuptimin e ''dheut'' si at.

Sikurse ''de-a'' (d.m.th. dheu) është **nënë** e të gjithave, ashtu edhe ''de-u'' është **at** i të gjithëve. ''**Deu**'' është si të thuhej në greqisht ''**ho geos**'' (**ὁ Γέος**) ose ''**ho geus**'' (**ὁ Γεύς**), duke u zëvendësuar **d** me g (γ). Fjala Geus (**Γεύς**), gjëndet në greqishten me trajtën: ''Gyes'' (**Γύης**), etimologjia e së cilës bëhet në një studim tonin të veçantë.

Grekët i muarën ''**dea**'', dhe ''**deu**'' nga pellasgët, dhe i ndryshuan ''**dea**'' në thea (**θεά**), kurse ''deu'' në **theos** (**θεός**), me anë të kthimit të tingullit **d** në tingullin th (**θ**) (sipas: det = thetis (**θέτις**) etj.) Por tek grekët ''**dea**'' dhe ''**deu**'', d.m.th. ''**thea**'' dhe ''**theos**'', e kishin humbur kuptimin e **dheut** dhe merreshin për hyjni (perëndeshë, perëndi).

Fjala ''**Deus**'' me trajtën greke ''**Δεύς**'' gjëndet tek Aristofani.

Nikarhu:

''Të kujt jane këto ngarkesa?''

Tebani:

''Këto janë të miat, nga Teba, qoftë dëshmitar Deusi.

Nikarhu:

''Unë e tregoj se janë armike''.

(Akarneis, Varg. 910-912).

Gjithashtu edhe Latinët i muarën hyjnitë ''dea'' dhe ''deu'' nga pellasgët, duke i shtuar **de** (de-u) mbaresën e tyre **us** dhe thanë: **De-us.** Por ''**Dea**'' dhe ''Deus'' nuk kishin më kuptimin e ''dheut'', por kuptimin e perëndeshës dhe të perënaisë. Pra, nga Deus dolli **Zeus.** Dhe kështu pranë ''**mëmës**'' lindi edhe ''Zeusi, atë i burravet dhe i perendivet'', d.m.th. u lidh me ''**dheun, nënë të të gjithave**'', (siç e pohon këtë citati i shënuar më lart i Diodor Siqeljotit (Vëll. I, libr. I,12,4-), dhe siç e dëshmon edhe Pausania, i cili thotë:

''Zeusi ka qenë, Zeusi është, Zeusi do të jetë; o i Madhi Zeus. Dhe jep fruta (prodhime), prandaj quajeni **Dhe nënë**''.

(Vëll. III, Foqiket, Libr. X,12,10)

Në bazë të këtyreve, kuptimi themelor i **teorisë kozmogonike të pellasgëvet** është ai i **Dheut si nënë e të gjithavet** '', d.m.th.''**i krijonjëses së të gjithavet**''. Por cilat janë gjithë këto, krijonjëse e të cilavet është Dheu?

Këto numurohen në citatin e mëposhtëm të **Melanipës** së Euripidit, që përmend **Diodor Siqeljoti** dhe që është si vijon:

''Qielli dhe toka ishin një.
Pas u ndanë në mes tyre,
lindin gjithçka dhe sjellin në dritë
drurët, shpendët shtazët dhe çka ushqen deti,
dhe gjininë e vdekëtarëvet''.

(Vëll. I, Libr. I, 7,7-8).

''**Dheu**'', pra, që krijon gjithçka, shndrrohet me kalimin e kohës në një ''**Fuqi krijonjëse**'', d.m.th. ''**hyjnizohet**''. Në këtë kuptim, pra, **Dheu** është jo vetëm ''krijonjës'', por edhe ''**Nënë që ushqen**'', që i mban në jetë ato që krijon. Është **Burimi** i **Jetës,** dhe i **lumturisë** në jetë. Është ''dhe jetëdhënëse'' i Homerit. Është një ''**fuqi hyjnore**'', në natyrë, e hyjnizuar nga vdekëtarët, mirënjohës ndaj saj, siç duket kjo edhe nga pjesa e mëposhtëme në vargje, kushtuar ''Dheut mëmë të të gjithavet'', dhe që përmban parimet themelore dhe të mrekullueshme të qytetërimit njerëzor të pellasgëvet. Kjo poemë përbëhet nga ''Hymne'' që janë gojëdhëna, të cilat akejtë i trashëguan nga pellasgët, vendin e të cilëvet e pushtuan dhe me

të cilët u përzien e formuan pastaj popullin grek. Këta "Hymne" përmbajnë elementet qytetëronjëse të pellasgëvet, të cilat paraqiten në mënyrën më artistike nga rapsodët akej, duke dhënë një pasqyrë të ndritur e të qartë të qytetërimit, që pellasgët ua kaluan akejvet. Këtë pjesë në vargje po e rrjeshtojmë menjëherë dhe është si vijon:

## "DHEUT, NËNËS SË TË GJITHAVET"

Do t'i këndoj dheut, nënës së të gjithavet, së pathemeltundurës,
e fort të nderuarës që ushqen mbi tokë gjithë ç'janë.
Sa enden mbi tokën hyjnore e në det sa janë,
dhe sa fluturojnë, prej teje këto të gjitha me bollëk ushqehen.
Dhe nga ty, o Zonjë, gratë seç gëlojnë,
E na lindinë fëmijë boll edhe të lumurë
E në dorë ti e ke që njerëzve vdekatarë
Jetën t'ua falësh edhe t'ua marrëshë.
Dhe i lumtur ësht'ai që ti do ta nderosh
me gjithë zemër: çdo gjë ai e ka me bollëk.
Toka jetëdhënëse është plot për të dhe tushat
me kafshë, dhe shtëpia mbushet me gjithë të mirat.
Dhe nëpër qytete me gra të bukura ata mbretërojnë
Me drejtësi e lumturia i ndjek nga pas,
Dhe fëmijët krenohen me gëzimin e ri,
Dhe vajzat që lozin me shpirt të gëzuar ndër vallet
Me lule, hidhen nëpër lëndinë mbi lulet e freskëta,
po t'i nderosh ti, o perëdeshë e respektuar, hyjni zemërbujare.
Qofsh e gëzuar, o nënë perëndish, o bashkëshorte e qiellit plot yje,
Dhe me zemërmirësi për këtë këngë jetën e uashur dhurona,
Pa dhe unë përsëri një këngë tjetër do të të këndoj".
(Hymni i Homerit, XXX, "**Dheut, nënës së të gjithave**"
në Laipsig, shtëpia botonjëse B.G. Tembner, viti 1888 f. 78-79).

Nga **dheu** pra kanë ardhur të gjitha gjërat dhe më në fund edhe gjinia njerëzore.

E denjë për t'u admiruar është këtu edhe suksesioni në lindjen e botës organike nga trajtat më të papërsosura në ato më të përsosura, ide kjo që përbën edhe sot teorinë shkencore për zhvillimin e botës organike. Që të flasim në mënyrë më të përgjithëshme, natyra u dha qënievet jetën, lëvizjen, formën (llojin) dhe rendin. Dhe mbi këtë bazë vihen themelet e studimit shkencor të qënievet. Drurët (pemët) janë objekti i studimit të botanikës. Shpendët shtazët dhe gjithçka ushqen deti (d.m.th. çdo gjë që lind dhe jeton në det e në ujë), janë objekti i Zologjisë. Kurse gjinia e vdekëtarëvet përbën objektin e **anthropologjisë**. Por idenë e "**dhëmshmërisë**" së gjinisë njerëzore pellasgët e shprehin edhe në formë mithologjike, duke thënë se "Pellasgu", "Pelagoni", "Pelegoni", "Plaku" etj. kuptimi themelor i të cilëvet është ai i të dhelindurit, ishin fëmijë të **Demetrës**, d.m.th. të Dheut nënë. Dhe sikurse lind Dheu, ashtu lind edhe ati (ho Géos, ho Deus), Zeusi. **Shëmbëlla:**

1) Idomeneu i drejtohet Deifobit:
"O Deifob, me të vërtetë dukemi se jemi diçka të zotë,

. . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

Që ta shohë se ç'filiz i Zeusit jam unë që kam ardhur këtu;
i Zeusit që të parin lindi rojë të Kretës Minosin,

Minosi pastaj lindi djalin më trim Deukalionin,
Kurse Deukalioni më lindi mua, mbret mbi shumë burra,
në Kretën e gjerë. . . . . . . . . . . . . . . . . . ",
(Homeri, Iliada, Raps. XIII, varg. 446, 449-453).

2) "Bibla e Lindjes së Jezu Krishtit, birit të Davidit të birit të Abrahamit.

Abrahami lindi Isakun; Isaku lindi Jakobin; Jakobi lindi Judën dhe vëllezërit e tij"".

(Ungjilli, sipas Matheut, Kap. A. 1)

**Fëmijë të babës: Dhe-u — janë:**

1) Deukalionët (shiko librin Dymbëdhjetë)
2) Deukalides (shiko librin dymbëdhjetë)
3) Polydeukët ( " " " )

Edhe ata që lindën nga dheu nënë (Demetra), edhe ata që lindën nga dheu babë (De-u), janë **autoktonë** d.m.th. të lindur nga vetë **dheu** ku banonin, d.m.th. të **dhelindur.**

**Demetra** dhe **Deu** (Dheu), si lindës dhe krijonjës të gjithësisë, u quajtën, siç u tha, se zotëronin një fuqi mbinjerëzore dhe hyjnore, prandaj edhe u hyjnëzuan, duke u harruar kuptimi **i të dhelindurit.**

Këtë teori kozmogonike të pellasgëvet e muarën grekët (akejtë) dhe latinët shumë përpara Homerit. Kjo vërtetohet nga fakti se emri i Perëndisë më të madhe të grekëvet dhe të latinëvet ishte emër pellasgjik, siç do të vërtetohet më poshtë. Nga Homeri dhe nga Hesiodi e këndej kjo teori ka si bazë thënien se **"nënë e të gjithavet është Dheu"**, por në vend të **De-ut** pellasgjik babë është tani **Qielli.**

1) "Le ta dijë tani këtë dheu dhe qielli i gjerë lart".

2) Gëzohu, o nënë perëndish, bashkëshorte e qiellit plot yje".

(Hymni i Homerit, "Dheut, nënë të të gjithavet", XXX, varg. 17 në Laipcig, në shtëpinë botonjëse B.G. Teubner, viti 1888, faq. 78-79).

3) Dheu lindi së pari.......

. . . . . . . . . . . . .

duke rënë me qiellin, lindi Oqeanin dallgëthellë,
dhe Koion dhe Kreion dhe Hyperionin dhe Japetonin".

. . . . . . . . . . . . . . . . . . .

(Hesiodi, "Omnia", Theogonia, sipas shpjegimit të Karo Sitlit, Athinë, 1889, varg. 126-135, f. 81-84).

4) **"Qielli** dhe **nëna Dhe** u rrënqethën tani" (Me lindjen e perëndeshës Athina).

(Pindari Carmina—Pjesë të zgjedhura, XI, nga llojet e panjohura, olympionikët, Z. Diagorës prej Rodit, Boksier, varg. 70, faq. 30, në Leipcig, me shpenzimet dhe shtypin e B.G. Teubnerit, viti 1862).

5) Shiko edhe pjesën e Melanipit të Euripidit tek Diodor Siqelioti, vëll. I, Libr. I,7,7-8, të cilën e vumë më lart).

Këto janë parimet e përgjithshme të **teorisë kozmogonike të pellasgëvet.** Dhe tani, në kapitullin që pason menjëherë, po kalojnë në shpjegimin dhe etimologjinë e emravet të **perëndivet** dhe të **perëndeshavet** të pellasgëvet, duke shpjeguar secilin prej tyre dhe duke ja bërë etimologjinë veç e veç.

# KAPITULLI I DYTË

## EMRA PERËNDISH TE PELLASGËVET, TË CILËVET U BEHET SHPJEGIMI DHE ETIMOLOGJIA NE BAZË TË GJUHËS SHQIPE

### 1) DEMETER (Δημήτηρ)

Emri Demeter, siç u tha, është i përbërë nga dy fjalë më vehte, nga **dé** dhe **metër.** Fjala **dé** shqiptohej si **dé** në kohrat më të vjetra, kurse më vonë u shqiptua si **dhe, (Dhémétër).** Në greqishtet, sipas dialektevet, në vend të **Déméter,** thuhej edhe **Damater** (dorisht), **Domatar** (eolisht) **De** është siç u tha, fjala pellasge **de,** (tani shqip dhé = tokë, dhé). Si rrjedhim: **Demeter = Dhemeter = Dhe nënë.** Ky është shpjegimi dhe etimologjia e vetme e vërtetë e fjalës **Demetër.**

Etimologji dhe shpjegime të fjalës **Demeter** janë bërë që nga kohërat më të vjetra e gjer në ditët tona. Por asnjera nga ato nuk ka qenë e mundur të jetë etimologjia e vërtetë e kësaj fjale. Kështu:

1) Platoni, tek "Kratyli", thotë këto, (duke kërkuar të gjejë kuptimin e parë të fjalës Demetër): "**Demetra** u quajt kështu për shkak të dhënies së ushqimit, meqë jep si nënë". D.m.th. se filozofi Platon kujton se komponenti i parë i fjalës **Demeter,** d.m.th. "**de**-ja, ka kuptimin "me dhënë". Kjo etimologji dhe ky shpjegim i Platonit nuk ka asnjë rëndësi, sepse është krejt i gabuar. Por ne e përmendim vetëm, sepse mësojmë që etimologjia dhe shpjegimi i kësaj fjale kërkohesh që në kohët më të lashta.

2) Sipas Diodor Siqeljotit, priftërinjtë e Egjyptit e quanin **Demetrën** se kishte cilësi nëne që ushqen: Shkrimtari në fjalë thotë lidhur me këtë:

"Dheun, duke e kujtuar si një enë të gjëravet që mbijnë e kanë quajtur nënë, dhe grekët e quajnë me një mënyrë të përafërt Demetër, duke u **xhvendosur** pakëzë fjala: se në kohën e vjetër quhej "Dheu nënë" ashtu si **dëshmon** edhe Orfeu i cili thotë:"

"Dheu nënë e të gjithavet, Demetër pasuridhënëse".

(Vëll. I, Libr. 12,4-5).

3. G. Miliadhi, mbikqyrës i antikitetevet, shkruan lidhur me fjalën **Demeter** sa më poshtë:

"Një nga perëndeshat e mëdha të Olimpit. Emri **Demeter,** (dorisht Damater), sipas një etimologjie të lashtë, formohet nga "**dhe-nëne**" dhe kjo etimologji konsiderohet e drejtë. Një formim tjetër i emrit është nga fjala kretase: **deai (δηαί) (κριθαί** = helb) — métér (nëna e prodhimevet të dheut). Trajta eolike Domater **(Δωμάτηρ),** është menduar se tregon "nënën e dhomës, të shtëpisë".

(Encikl. e Madhe Greke, Athinë, Vëllimi i nëndë, v. 1929 faq. 111)

4. Ish profesori i Universitetit të Athinës, Jani Pantazidhi, në "Fjalorin homerik" të tij, Athinë, viti 1885, botim i gjashtë, faq. 158, shkruan edhe keto: "Demeter, gjindore **Demeteros** dhe Demetros, kallzore Demetera

dhe Demetre (ndoshta = dhé nënë)". Ajo që thotë J. Pantazidhi dhe të tjerë, se **Demeter** ndoshta = dhe nënë, tregon se asnjeri nga shkencëtarët gjer më sot nuk e njeh kuptimin dhe etimologjinë e vërtetë të komponentit të parë të fjalës **Demeter** (sot shqiptohet Dhimitër), d.m.th. të **"de"**.

Mendojmë se këto janë mjaft.

**Demetra,** pra, ishte perëndeshë pellasgjike. Këtë e vërtetojnë vetë shkrimtarët e vjetër. Kështu Pausania përmend këto:

"Përballë varrit të gravet është një faltore e **Demetrës** së quajtur **pellasgjike** prej ndërtonjësit Pellasg, birit të Triopës, dhe jo larg faltores, varri i Pellasgut".

(Vell. Parë, Libr. II, 22-1-2)

**Demetra** e hyjnizuar ishte në mënyrë më të veçantë perendeshë e bujqësisë, që u mësoi njerëzvet për të parën herë kultivimin e tokës, mbjelljen e grynjavet, korrjen, shirjen, bluarjen dhe gatimin e bukës. Demetra bashkë me Triptolemin mbolli për të parën herë grurë në fushën e Eleusinës, të quajtur **Rarion** dhe prandaj edhe Demetra u quajt nga kjo **Raria.** (Shiko **fjalorin e emravet të përveçëm** të gjuhës greke prej Skarlat Bizantit, Athinë, viti 1852, faq. 157). Pausania shkruan lidhur me perëndeshën Demetër sa më poshtë:

"Eleusinasit kanë një faltore të Triptolemit; kanë të Artemidës Propylease dhe të atit Posidon, dhe një pus të quajtur Kalikoron, ku gratë eleusinase i ngritën për të parën herë kor perëndeshës (kupt. Demetër). Thonë se për herë të parë u mbuall dhe për herë të parë dha prodhime fusha **Rarion**".

(Vëll. Parë, Libr. I, Atiket, 38, 6-7).

Perëndesha **Demetër** u mësoi arkontëvet të Eleusinës mysteret me të njëjtin emër, të quajtura, sipas hymit që është ruajtur "për **Demetrën**", **"orgi të nderuara"**. Lidhur me këto hymni përmend vetëm se ndërmjet njerëzvet ishin të lumtur ata që mësonin të fshehtat e tyre, sepse vetëm ata siguronin lumturinë pas vdekjes në **Ferrin e errët.** Hymni në fjalë ka për qëllim të theksojë lashtësinë e adhurimit të Demetrës në Eleusinë. (Shiko Enciklop. e Madhe Greke, Athinë, Vëll. i nëntë, viti 1929 f. 111)

Për **Mystetet e Eleusinës** do të bëhet një studim i veçantë nga ne.

## 2. ZEUSI. (Ζεύς).

Emri "Zeus", ka ardhur, siç u tha, nga Deus ( Δεύς ) d. m. th. nga pellasgjikja **De** në trajtë dhe kuptim mashkullor (DE-U). Kështu trajta **Zeus** është e mëvonëshme. Por kuptimi i parë dhe bazë i saj është **ai i Dheut** si babë, si **lindës.** Trajta **Zeus** është trajtë greke, jo pellasgjike. Si rrjedhim trajta Zeus për grekërit nuk kishte kuptimin e **Dheut** si babë, por **perendinë supreme të tyre.** Kjo do të thotë se kuptimi i **Dheut** si babë nuk është i grekëvet, por i atij populli që kishte fjalën **De** në trajtë mashkullore, d.m.th. **De-u.** Kjo është e pellasgëvet. Në bazë të këtyre, kuptimi i parë i fjalës ishte **"Deu pater"** = Dhé është baba im, sipas **Demeter** = Dheu është nëna ime. Por **"Dheu është baba im"** do të thotë ndryshe **"unë jam pjellë e dheut babë"**, d.m.th. **"jam i dhelindur"**. Kjo është periudha e parë, gjatë së cilës **Dheu** i përmban të dy cilësitë e të lindurit, edhe atë femëroren edhe atë mashkulloren, d.m.th. gjatë së cilës dheu konsiderohet edhe si nënë edhe si babë. Gjatë kësaj periudhe fjalët **mater** dhe **pater** vihen veç, jo bashkë me fjalën **de** (de-u).

Në periudhën e dytë, kur **Dheu** u hyjnizua, "**Deu pater**", sikurse edhe **De pater** u hyjnizuan dhe tregonin tanimë perëndinë supreme, d.m.th. muarën kuptimin e Zeusit të grekëvet. Gjatë kësaj periudhe (periudhë e dytë) pellasgët, sipas Hesykut prej Aleksandrisë, e quanin perëndinë "**Dipatyron**" (**Δυπάτυρον**) "**Perendia quhej nga pellasgët Dipatyros**".

(Decharme; Mythologjia, përkthim greqisht, botim i parë, Athinë).

Këtu vimë nga kuptimi: "**i lindur prej dheut**" në kuptimin: "**i lindur prej perëndisë**", d.m.th. në kuptimin: "**baba im është perëndia**", që do të thotë "**Unë jam i lindur prej perëndisë**". Pasi u harrua, pra, kuptimi i **Dheut** dhe i **babës** në: **Depater,** fjala e parë bazë, d.m.th. fjala Deus, ose **Deu,** u përdor vetëm me kuptimin e perëndisë supreme. Një kuptim të tillë ka fjala **Zeus** e grekëvet, fjala **Jupiter** e latinëvet etj. Në përgjithësi dhe më vonë fjala Deus, d.m.th. **Deu,** kishte dhe ka kuptimin e **Perëndisë.** Grekët i shtuan këtij **Zeusi** epitete zbukuronjëse të ndryshme, si "**që banon në eter**", "**që mbledh** retë", "që vetëtin", etj. Kjo perëndi, **Dis** dhe **Zeus,** u shkrinë, pra, dhe formuan një perëndi. Dhe kështu, Zeusi u bë ai "që **mbledh** retë", "që **vetëtin**" "që banon në eter" etj. kurse Disi, d.m.th. **Deu** i pellasgëvet u bë "at i të **vdekshmëvet dhe i të pavdekshmëvet**".

Fjalën **Zeus** dhe trajtat e ndryshme të saj, gjuhëtarët i nxjerrin në përgjithësi nga fjala indiane **Dyaus**". Kështu, Jan Pantazidhi, ish profesor i universitetit të Athinës, në **fjalorin homerik** të tij, Athinë, Viti 1885, botim stereotipik, faq. 276, shkruan:

"Zeus, thirr. (në greq.) Zeu, kurse rasat e zhdrejta formohen më njerën anë nga trajta e papërdorur **Dis.** gjind. **Dios** dhan. **Dii,** kallz. **Dia,** dhe më anë tjetër gjithashtu nga trajta e papërdorur: Zen, gj. **Zenos,** Dhan. **Zeni,** Kall. **Zena**... Përveç këtyre ai quhet edhe pellasgjik dhe **Dodonas,** si perëndi e fisit të **pellasgëvet.** Rrënja e fjalës është **DIF,** nga e cila formohen në njerën anë rasat e drejta **Zeus** dhe **Zeu,** në anë tjetër rasat e zhdrejta **Dios** etj. me zgjatje të rrënjës, siç e shohim edhe në sanskritishten: në njerën anë **div** edhe në anë tjetër **djav, djau,** që në greqisht do të thotë **djeu,** Zeu dhe në emërore **Zeus.** Por, përveç sa me sipër, në sanskritishten ka edhe një rrënjë të tretë: **dja,** kall. **dja-m,** gjë që nuk është tjetër, veçse kall. e Homerit **Zen.** Emëroren Zes, analoge me kallzoren në fjalë, e përmend Herodiani nga Ferekydi; prej kësaj emëroreje formohen edhe rasat e tjera të zhdrejta Zenos etj. Emri latin, në emërore jupiter (umbrisht ju-pater) është i përbërë, si të thonim: **Zeus-pater,** kurse rasat e tjera: **Jovis,** etj. (lat. e vjetër Diovis) formohen nga rrënja Djov = sanskrit. Djar).

Georg Autenrieth, në "**Fjalorin e Homerit**", përkthim nga gjermanishtja prej Dhimitër J. Olimpit, Athinë, botim i dytë, viti 1900, faq. 138, shkruan lidhur me fjalën **Zeus** edhe këto:

"Zeus (Diaus, lat. dius, divus, Dies, Dis), **DIF-os,** DIF-othen, DIF-i DIF-a dhe Zen).

Ne qëndrojmë në prejardhjen e fjalës **Zeus** nga De = dhe, që është pellasgjike, duke u mbështetur në **teorinë kozmogonike të pellasgëvet,** të cilën e parashtruam më lart, në fillim të këtij libri.

Trajta latine Jupiter (dhe jo juppiter), vjen nga **Deu pater** = De-j-u pater = Deju pater = Jupiter, d.m.th. kur **Deu** dhe **pater** u bashkuan në **një** fjalë (**Deupater**), për t'iu shmangur hiatusit, u fut ndërmjet gjysmëzanorja **j** (jod) dhe u tha: **De-jupiter** dhe **Dejupiter** (duke u kthyer **a** në **i**). Pastaj u hoq **de** dhe u bë **Jupiter.**

**Që të flasim shkurt:**

Zhvillimi i fjalës **Zeus** është si vijon:
Tek akejtë: Deus = (Δεύς).
Tek latinët: Deu pater = Dejupiter = Jupiter.
Tek pellasgët: Deu, Dheu (shkrimi i sotëm shqip), Zeus.
Nga rasa gjindore dhe dhanore e fjalës **Zeus** në gjuhën shqipe (d.m.th.
Emërore Zeu
Gjindore Zeut
Dhanore Zeut
Kallëzore Zeun dhe Zen), d.m.th. nga trajta Zeut, erdhi trajta **Zot.** Dhe egziston emër i përveçëm me trajtën **Zotos** (**Ζῶτος**), që e përmend Pausania, i cili shkruan lidhur me këtë sa më poshtë:

"Pranë Aristidit qëndroi Menalku prej Elide, që u deklarua publikisht në lodrat Olimpike fitonjës në pentathël, dhe Filonidi i Zotos, me origjinë nga Keranezi i kretasvet dhe lajmëtar i Aleksandrit të Filipit.
(Vëllimi i dytë, libr. VI, 16,5)

Duke i dhënë fund shpjegimit dhe etimologjisë së fjalës **Zeus,** e cila u vërtetua se është fjalë **pellasge,** d.m.th. shqipe, meqë etimologjia dhe shpjegimi i saj bëhet drejt vetëm me anë të gjuhës **shqipe,** po shtojmë edhe këto: se emrin e perëndisë **"Dipatyros"** që përmend Hesyku prej Aleksandrisë e ka ruajtur gjer më sot gjuha shqipe, e cila thotë: **Perëndi.** Se ky emër pellasgjik **"Dipatyros"** (siç do të vërtetojmë në një **studim të veçantë**), është baza, nga e cila kanë rrjedhur emrat e **perëndisë supreme** të popujvet japetikë (anglo-saksonëvet, gjermanëvet, **skandinaveve** lituanëvet etj). Kështu p.sh.

1) Gjermanët e vjetër: Ziu, Got (Sot Gott).
2) Skandinavët: Tyr, Tyvar, Fjorgynn.
3) Lituanët: Perkunas, Devas;
4) Anglosaksonët: Tig, God.
5) Gotët: Gup.
6) Islandezët: Guo, Goo, etj. Këto shpjegohen dhe u bëhet etimologjia vetëm me anë të fjalës pellasge **"Dipatyros".** Kështu, p.sh. **"Ziu"** (1) vjen nga **Deu pater** (nëpërmjet të **Deu pater**), si më poshtë: **Deu pater** u bë **Dheu pater;** kjo u bë Zeu Pater; kjo Ziu pater, dhe pastaj **Zif pater.**

Got = Dog = DEG = DE- Gynn -Dekunas, etj.

**Për të** gjitha këto dhe **për** të tjera si këto do të flasim në një **studim të veçantë.**

## 3. POSEIDON (Ποσειδῶν).

Poseidon. Latinisht **Neptunus.**
Fjala Poseidon takohet me këto trajta:
1) **Poseidaon,** tek Homeri (Kën. I, varg. 400)
2) **Poseidaen,** tek Hesiodi ("Punë dhe Ditë", varg. 667 dhe "Teogonia", varg. 15).
3) **Potidan** (faq. 52) dhe
4) **Poseidaon** (faq. 173), tek Pindari ("Pindari Carmina").

---

1) Emrin Ziu, Got etj. që shënuam më lart, i kemi marrë nga "Enciklopedia britanike", vëll. 12 botim i vitevet 1910-1911, faq. 169, si edhe nga: "Webster Revised Unabridgeu Dictionary".

5) **Potidas**, tek Aristofani ("Akarnës", varg. 797-798)
6) **Poseidan**, tek Eskyli, ("Shtatë mbi Tebën", varg. 301-310).
7) **Potedan**, mbi një tabellë korinthiane, figura e Poseidonit (Fjalori i greqishtes së vjetër Rangavi, Athinë).
8) **Poseidan** ("Anthologia lyrica". Alcaeus, Laipsig, Viti 1813, faq. 181).
9) **Poseideon**, (Herodoti, Libr. VII, Kap. 47-50).

## Mendime të dijetarëvet për fillimin dhe kuptimin e fjalës Poseidon

1) Prof. i arkeologjisë në Universitetin e Athinës Apostol Arvanitopulos, e quan Poseidonin kështu: "perëndi i lumenjvet dhe i burimevet; dhembajtës, meqë mban dheun mbi ujrat".

(Fjalor enciklopedik i **"Eleftherudhaqit"**, Athinë, vëllim i dhjetë, faq. 838).

2) Sipas L. Preller "Griechische Mythologie, 1854, dhe L. Preller "Demeter und Persephone", 1831, dhe L. Doderlein (botonjës dhe shpjegonjës i Iliadës me shënime latinisht Viti 1863-1866) Homerisches glossarium, 1850-1858, fjala **Poseidan** "e ka etimologjinë ndoshta nga po ajo rrënjë, që e ka edhe fjala "potos" (pijë), "potamos" (lumë) dhe "potizo" (ujis), si të thuash perëndia që ujit".

3) Sipas Ahrens, **"Mbi dialektet e gjuhës greke"**, vëllim i II, 1839-1843, "Griechische Formenlehre d'Homer, und Altisch Dialects, viti 1852, fjala **"Poseidon"** nxirret nga **"Potis"**, d.m.th. nga **"Posis"** që do të thotë "lumë" dhe nga **Dan** ose **Das** = Zeus. Si rrjedhim, trajta **Potidan** ose **Potidas** është më e vjetra dhe do të thotë: **"Perendi e ujravet"**. (Shiko: **"Fjalori Homerik"**, i Jani Pantazidhit, Athinë, botimi i gjashtë, Stereotipik, Viti 1885, faq. 548).

4. G.D. Kapiali, president i Këshillit arësimor të arësimit të mesëm, shkruan në **"Enciklopedinë e Madhe Greke"**, vëllimi i njëzetë, Athinë, Viti 1932, faq. 590, edhe këto: "Emri i tij (Poseidon, Poteidan), që konsiderohet me kuptim të njëjtë me fjalën sanskrite **Idaspati**, e cila do të thotë: "Zot i ujravet", tregon vetinë dhe pushtetin e parë të kësaj perëndie. Fjala **Poseidon** në fillim ishte mbiemër i perëndisë që grumbullon retë, nga të cilat derdhen mbi tokë ujrat e qiellit, e cila kishte po atë kuptim që kish edhe fjala **Ombrios** (lagës, shiprurës), që ish mbiemër i Zeusit".

## Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Poseidon dhe i trajtave të ndryshme të saj, sipas nesh.

Në gjuhën sanskrite janë fjalët:

Patim = 1) dominus, 2) conjux, 3) maritus, 4) dux, 5) **Πόσις** dhe **Πόπις**, latin. **Potis**.

(Shiko: Francisko Bopp, "Glossarium Comparativum — linguae Sanscritaen Berolini, Libraria Dummleriana, Viti 1867, faq. 227).

Gjithashtu për fjalën **pati** (me kuptim të burrit), në fjalorin sanskritisht-frëngjisht prej N. Stchoupak, L. Nitti dhe L. Renou, Paris, 1932, Libraria e Amerikës dhe e Orientit, Adrien Maison Neuve, 5 Rue de Tournon (VI-e), përmenden këto:

"Pati- (në kuptimin e burrit, gjind, Patyuh, vend. Patyau, instr. patye, dhan. patye, me kuptimin e **"Ve"** **rregulloj**. rendit) burri, pronari,

zoti, sovran; tva'nt, martesë; matt-a f. e martuar (grua); **vatnia** e martuar (grua)''.

Në gjuhën shqipe ekziston fjala **pat**, e cila do të thotë me **pasë**, me zotërue. Aoristi i foljes **kam** formohet nga tema **pat**.

**Aoristi i parë i dëftores veprore**

A) Veta e parë, numuri njëjës pat-a
B) Veta e dytë, numuri njëjës pat-e
C) Veta e tretë, numuri njëjës pat-i

**E kryera veprore. në dëftore**

A) Veta e parë, numuri njëjës, kam pat
B) Veta e dytë, numuri njëjës, ke pat
C) Veta e tretë, numuri njëjës, ka pat

Krahas trajtës **pat** egziston edhe trajta pas, për formimin e dëftores veprore të së kryerës. Këto të dy tema, pat dhe pas, në gjuhën greke ekzistojnë nën formën **pot** dhe **pos.** A-ja e **pat** dhe **pas** korespondon me **o**-në greke.

Sipas mësonjësit tim të paharruar, Gjergj N. Haxhidhaqi, ''në gjuhën greke, çdo **a, e o** greke i korespondon vetëm një zanore, a-ja, sepse indianët rrënjët i shkruanin më të shumën e rastevet me anë të **a**-së.'' (Shiko: ''Leximе akademike, vëll. B, Athinë, viti 1904).

Nga trajta **pot** ose **pot-i** formohen trajtat: Potidan, Potidas, **Potidas, Potedás,** nga të cilat:

1) Potidan (**ἐχέτης οὗτος γῆς**) = Zot ky i dheut.
2) Potidas (**ἐχέτης οὗτος γῆς**) = Zot ky i dheut.
3) Potidas (**ἐχέτης οὗτος γῆς**) = Zot ky i tokës
4) Potedas (**ἐχέτης οὗτος γῆς**) = Zot ky i tokës.

Fjalë për fjalë:

Por = Zot, (ai që ka, që zotëron)
i = ky (latinisht: Is)
das, (që është rasa gjindore të numurit njëjës të fjalës **pellasge,**— në trajtë doriane — Daa, gjind. Das = Dhe, dhe e cila Daa =Da (Dheut).

Nga trajta **Pos-i** formohen trajtat: Poseideon, dhe Poseidaon. **Poseideon** është e përbërë nga **Posei** dhe **deon;** prej kësaj (deon), po të hiqet mbaresa greke on (**ων**), dhe po të shtohet tingulli fundor **S**, formohet trajta: ''Poseides (**Ποσειδές**). Kjo **des** është rasa gjindore e numurit njëjës dhe në trajtë jonase, të fjalës **shqipe** (pellasgjike): **Dea** = Dhe. Si rrjedhim fjala e tërë: Poseides ka kuptimin: **''Zot ky i dheut''**. Gjithashtu nga **Posei** dhe **daon** është formuar trajta: **''Poseidaon''**. Po të heqim nga ''Poseidaon'' mbaresën on po të shtojmë s-në fundore, kemi trajtën: **''Poseidas''**, = zot i dheut. Kjo ''das'' (**δᾶς**), (trajtë doriane), është rasë gjindore, e numurit njëjës të fjalës pellasgjike: **daa** (da) = **dhe.** Nga tema **pos** egziston tek Homeri fjala **Posis** gj. **Posios** (= **πόσις, πόσιος**), e cila ka kuptimin: **bashkëshort, burrë, zot.**

''Për betë qoftë dëshmitar Zeusi, që gjimon fort, bashkëshorti (posis) i Herës''.

(Homeri, Iliada, Kèn. VII Varg. 411)

Femërorja e **posis** është **potnia**, dhe potna (**πότνια, ποτνα**).

"Atij iu përgjigj pastaj zonja (Potnia) Herë, symyshqerrë".

(Homeri, Odisea, Kën. I. Varg, 551)

"Zonja (Potna) perëndeshë, mos u nxeh për këtë me mua; edhe unë e di".

(Homeri, Odisea, Kën. V varg. 215).

Fjala shqipe **pat**, ruan tingullin e vjetër **a** kurse në greqishten (posis, potnia) dhe në Latinishten (poteus, possum), a-ja u kthye në **σ**. Prandaj, në vend të **Patnia**, u tha: **Potnia.**

Pat, siç u tha, do të thotë me **pasë**, me zotërue (pasuri). Por ai që ka shumë është edhe sundonjës (arkont), edhe zot edhe i fortë dhe çdo gjë që është e shquar.

Në gjuhën shqipe sot toka quhet dhe. Në kohët e vjetra, siç e dimë, dh-ja shqiptohej si **d** dhe **n** (eta) si **e** e gjatë. Fjala **De** ( **γῆ** ), dhe ishte, (siç e pamë), edhe e gjinisë mashkullore, edhe e gjinisë femërore. Dhe **Dea** = Dheja, është trajta femërore e emrit **De** = dhe, kurse **Deu** është trajta mashkullore e emrit De = Dhe. Por sot fjala **Dhe** nuk thuhet **De** por **Dhe.** Kur u kthye tingulli **d** në **dh**, nuk dihet. Por tingulli **e** i fjalës **De, (Dhe)** mbetet i pandryshuar gjer më sot.

Përsëri dhe përsëri detyrohemi të shkruajmë se gjuha latine çdo tingull **d**, që mori nga gjuha japetike, e ruajti gjer më sot me të njëjtin shqiptim, kurse gjuha greke çdo tingull **d** e ktheu në **dh**, por nuk dihet në ç'kohë. Ndërsa gjuha **shqipe** disa fjalëve ua ruan tingullin **d**, disave ua ka kthyer në **dh**, s'dihet se kur. Po kjo ngjau edhe me fjalën **Dhe.** Shembull: **Demeter** dhe ( **Δημή-τησ** ) ku **D** u bë **Dh.** Dhe ndërsa duhej të thuhej **Dhemeter** (duke u shkrojtur e-ja e gjatë me n), sot shqiptohet në vend të **e** e gjatë, i (jota). Fjala që tregon dheun ka dy trajta, tek jonët trajtën **De** (Demeter), tek dorianët trajtën **Da (Damatar).**

Gjuha e sotme shqipe ka vetëm trajtën jone **De,** por jo edhe trajtën doriane **Da.**

**Dheu** pa nyje thuhet **dhe,** (shkrim i sotshëm i Shqipes) kurse me nyjë thuhet **Dhe-a.** A-ja në fund është nyje, e cila në gjuhën shqipe, siç e dimë tanimë, vihet në emrat, në fund të fjalës).

**Lakim emrash femërore, që kanë nyjën a**

1) **Re-a**

Emërore numuri njëjës: Rea
Gjindore numuri njëjës: Res (ë)
Dhanore numuri njëjës: Res (ë)
Kallëzore numuri njëjës: Ren.

2) **Ve-a**

Emërore numuri njëjës: Ve-a
Gjindore numuri njëjës Ves (ë)
Dhanore numuri njëjës Ves (ë)
Kallëzore numuri njëjës Ven.

3) **Fe-a**

Emërore numuri njëjës fe-a
Gjindore numuri njëjës fes (ë)
Dhanore numuri njëjës fes(ë)
Kallëzore numuri njëjës fen. etj.

**Sipas këtyre lakohet edhe Dhe-a.** Kështu:

Emërore: đhea (shkrim i sotëm shqip: đhe a)
Gjindore dhes (ë)
Dhanore: dhes (ë)
Kallëzore: den

**Lakim i trajtës doriane Dhaa**

Emërore dhaa (shkrimi i sotëm shqip **đhaa**)
Gjindore dhas (ë)
Dhanore dhas (ë)
Kallëzore dhan.

Më lart u tha se në gjuhën shqipe, përveç trajtës pat, ekziston edhe trajta e barabartë në kuptim: **pas.** Kështu e kryera perifrastike është: **kam pat** dhe **kam pas.** Gjithashtu e përsëritim se pesë zanoret e gjuhës japetike: **a,e,i,o,u,** përdoreshin edhe si përemra dëftorë, dhe pastaj si nyje. Këtu më poshtë po rrjeshtojmë fjalë sanskrite, që kanë si komponent të dytë fjalën **pati.** Këto janë sa më poshtë:

1) Nrpati = Re (faq. 224)
2) Mahipati = Re (faq. 228)
3) Vanaspati = Signore đella foresta (faq. 230)
4) Sacipati = consorte di saci (faq. 232).

(Shiko: **"Elemente të gramatikës sanskrite",** A.M. Pizzagalli, profesor i ngarkuar me sanskritishten dhe me qytetërimin inđian në Universitetin mbretëror të **Milanos, Milano,** Viti 1931)

5) **Idaspati** Emri i tij (Poseidon, Poseidan) që konsiderohet me kuptim të njëjtë me fjalën sanskrite **iđaspati,** e cila do të thotë zot i ujravet, tregon **vetinë đhe pushtetin** e parë të kësaj parënđie".

(G.DH. Kansali, në **Enciklopedinë e Madhe Greke,** Athinë, vëllimi i njëzetë, viti 1932 faqe 590).

Tingulli fundor **i** në fjalën **pati** është nyjë, gjinia mashkullore. Kështu: **Nrpati** = jo Re(mbret), por **il re** (mbreti). **Mahipati** jo Re, por il re; Vanaspati jo Signore (zot) đella foresta (i pyllit), por il Signore (zoti) đella foresta (i pyllit) etj.

Do të përkthejmë frazën: **"Zoti i dheut"** në gjuhën e vjetër greke (në gjuhën e akeivet) kështu:

Zoti i tokës = **Pos i das.** Fjalë për fjalë:
Pos = Zot (zotëronjës, ai që ka)
i = ky (krah. is)
đas = đheut

Në fjalorin homerik të **Georg Autenrieth,** (përkthim nga gjermanishtja prej Dhimitër J. Olimpit, Athinë, viti 1900, botim i dytë, faq. 264), thuhet se: **"Posi-das = zot i tokës** (gjë që është shpjegim i đrejtë), por nuk thuhet se cilës gjuhë i përket **das,** đ.m.th. komponenti i đytë i fjalës **Posi-das.**

Në shqipen e vjetër përkthimi është kështu:

**Pat i Dhes.** Fjalë për fjalë:
Pos = Pat = zot (zotëronjës, që ka)
i = ky
đas = dhes (= i đheut), đ.m.th. "Zoti i đheut".

Poseidaion (Ποσιδαίων)

Përkthimi fjalë për fjalë i kësaj fjale është kështu:
Pos = zot (zotëronjës, që ka)
i = ky
dai (on) (δαί(ων) = i dheut, d.m.th. zot i dheut.
Po të heqim mbaresën greke on (ων), mbetet
**Posidai**, ku, po të shtojmë tingullin **s**, bëhet fjala **Posidais** zot ky i dheut

Poseidaon (Ποσιδάων)

Po t'i heqim kësaj fjale mbaresën greke on (ων) dhe po të shtojmë **s** (sigma) fundore, formohet fjala Poseidas (Ποσειδᾶς) = Zoti i dheut. Fjalë për fjalë:
Pos = zot, (zotëronjës, që ka)
i = ky (Krah. is)
das = i dheut.
Në fjalët: 1) Nrpati, 2) Mahipati, 3) Vanaspati, 4) Sucipati, dhe 5) Idaspati, është përpara gjëja që zotërohet, pastaj vjen zotëronjësi, kurse në fjalët **Poseideon, Poseidaon, Potidan, Poseidas,** është përpara zotëronjësi, pastaj vjen ajo që zotërohet. Të mbështetur, pra, në këtë, që në fjalët: 1) Nrpati, 2) Mahipati, 3) Vanaspati, 4) Sacipati dhe 5) Idaspati, është përpara ajo që zotërohet dhe vjen pastaj ai që zotëron, mundemi që fjalët: 1) Poseideon, 2) Poseidaon, 3) Potidan, 4) Poseidas t'i vendosim në të kundërtën, dhe atëhere do të kemi:

1) Despat-i = Despot-i
2) Daspos-i
3) Daspot-i
4) Daspos-i

Dhe kështu gjendemi përpara fjalës Despotes (Δεσπότης) Fjala Despotes (shqiptim i sotëm: dhespotis = dhespot) nuk gjëndet tek Homeri dhe Hesiodi. Kjo fjalë ka kuptimin: **"Zot i dheut"**. Është po ajo me fjalën e vjetër greke **Despotes.** Për fjalën **Despotes,** profesori i paharruar i gjuhësisë, në Universitetin Kombëtar të Athinës dhe mësonjësi im, Gjergj N. Haxhidhaqi, thotë këto më poshtë:

"Pa shqyrtimin historik... asnjë njeri nuk mund ta merrte me mend dhe aq më pak ta vërtetonte .....se fjala **Despotes** është e përbërë nga **des,** në vend të **dem-s** (δόμος = domos) = (dhomë, shtëpi) dhe pot-is = **zot shtëpie.**

(Shiko, lexime, **mbi parimet e përgjithëshme të gjuhësisë krahasuese** prej Whitney dhe Jolly, Athinë, viti 1898, faq. 97). Sipas fjalorit të gjuhës greke, prej Skarlat Bizantit (Athinë viti 1952, f. 573) spjegimi i fjalës despotes është si vijon:

"Despotes... ai që zotëron, zot skllavi, rrjedhimisht ai që ka pushtetin (sundonjës), absolut (në përgjithësi zot), zot i shtëpisë, pronar".

Artikullshkruesi i **Enciklopedisë së Madhe Greke** (vëllim i Nëntë, Athinë, 1929, faq. 70) shkruan edhe këto lidhur me këtë fjalë:

"Despoti zoti i shtëpisë, nikoqiri, ai që urdhëron, popullorçe, efendi (afendi), sundimtar absolut (i pakufizuar), sundimtar, mbret, tiran; Episkop (dhespot)".

Kuptimi i parē i fjalēs Despotes (đhes-pot-i), e cila ēshtē njē fjalē pe llasgjike d.m.th. shqipe, ēshtē ky:

**I đheut zot** (zotēronjēs) ky. Fjalē pēr fjalē.:

Dhes = i dheut:

pot = zot (zotēronjēs, qē ka)

i = ky, d.m.th. "zoti i đheut". Dhe qē kjo etimologji ēshtē shumē e vērtetē, si dēshmitar kemi vetē Homerin, i cili e quan Poseidonin "**γαιήοχον**" (geehon), d.m.th. qē mban, qē zotēron đheun:

"Por Poseidoni qē mban e qē tund đheun"

(Homeri, Iljada, Kēn. XII, Varg. 43).

(Kr. edhe vargjet 83 đhe 125 tē sē njējtēs kēngē)

(Gjithashtu shiko vargun 34 tē Kēngēs XX tē Iljadēs)

Gjithashtu edhe Pindari e quan **Poseidonin (Potidanin)** "Geahon", (**Γεάοχον**), d.m.th. qē mban, qē ka, qē zotēron đheun.

(Shiko: Pindari, carmina", olimpionikēt, 13 varg. 79-82 faq. 56, Laipcig, Viti 1862).

Tek Homeri, siç thamē mē lart, fjala "Despotes" nuk pērmenđet; me gjithē kētē, pērmendet fjala "despoina" (**δέσποινα**).

"Dhe atij i gatiti shtratin đhe krevatin e shoqja, zonja".

(Homeri, Odisea, Kēn. III, varg. 403. Shiko edhe Vargun 374 tē kēn. XV tē Odisesē).

Nē "**Fjalorin homerik**" tē ish profesorit tē Universitetit Kombētar tē Athinēs, Jani Pantazidhi, Athinē, botim i gjashtē stereotipik, Viti 1885, faq. 154, pēr fjalēn "**Despoina**", pērmenden edhe kēto mē poshtē:

"Despoina, zonja, lidhur me Helenēn, Aretēn dhe Penelopēn, e shoqja, grua zonjē, zonja, bashkēshortja, gruaja".

Mė anē tjetēr, J. Stamataku, profesor i filologjisē, shkruan sa mē poshtē:

"Despoina, femērore e đespotēs, zonja e shtēpisē, bashkēshortja e zotit tē shtēpisē".

(Shiko: Enciklopeđia e Mađhe Greke, Athinē, vēllim i **nēntē**, Viti 1929, faq. 69).

**Etimologjia dhe shpjegimi i fjalēs "Despoina", sipas nesh, d.m.th si ja bēn asaj etimologjinē dhe shpjegimin gjuha shqipe.**

Elementet e fjalēs **Despoina** janē kēto:

**Des — potnia**

**Des** ēshtē rasa gjindore e fjalēs **Dea** = đheu (gj. **des** = i, e đheut), e cila, siç thamē, ēshtē fjalē pellasgjike. d.m.th. shqipe: kurse **Potnia** ēshtē trajta femērore e fjalēs **potneus** (ποτνεύς). Fjala **Potneus** đo tē thotē **zotēronjēs**, zot (kuptohet i dheut). **Despotnia**, (siç pamē) quhet bashkēshortja e zotit tē shtēpisē.

1) **Periudha e parē:** Despotnia

2) **Periudha e dytē:** Desponja (rēnie e tingullit t)

3) **Periudha e tretē:** Despoina

4) **Periudha e katēt:** Despoina (shkrim historik, đhe Despina shkrim siç shqiptohet)

**Nē** rastin e tretē tē sipērm (Despoina), ku tingulli **i** rađhitet para tingullit **n**, d.m.th. ku bēhet **metatezē e pērbashkēt dy tingujsh**, gjēndemi pērpara fenomenit tē **Epentezēs**.

Mēsonjēsi im i paharruar, Gjergj Haxhidhaqi, shkruan lidhur me kētē:

"Epentezë quajmë fenomenin, sipas të cilit gjysmëzanorja i (jo zanorjà e plotë i) duket se kapërxen nga vendi i vet në rrokjen që ndodhet menjëherë para saj, ku bashkohet me zanoren që ndodhet në të".

(Shiko, **Lexime akademike**, vëll. B, Athinë, Viti 1904 faq. 491).

Profesori im i ndyer fjalën **despotes** e nxirrte si të përbërë nga dems (δεμσ), dhe **potis** (πότις) (zot shtëpie), kurse fjalën **despoina** si të për bere **deims** δε'ι'μσ dhe **poina** (ποινα) = (zonjë shtëpie), duke shkruar sa më poshtë: "**Despoina** në vend te **despotnia**, lidhur me despotes, (këtë e shpjegoi mësonjësi im i paharruar Joh. Schmich më drejt: nga de(m) s = poimnja, kurse Poimnja, e gjeti tek Baktr. e vjet. paeman, Lit. Penas =qumësht, Anglo saksone e vjetër **foemne** = virgjireshë dhe e martuar, Skandin e vjet. feima = virgjireshë; pra, diftongu ishte në fjalë i vjetër dhe s'është bërë asnjë **epentezë**".

(Shiko faq. 499 të veprës së mësipërme).

Joh Schmidh do t'i japë fjalës **Poina** (ποινα) kuptimin e "**gruas së martuar**", për ta bërë "zonjë të shtëpisë" (deims)

Profesori im Gjergj N. Haxhidhaqi, thoshte shhesh, se: "**Ata që nuk kanë hyrë në të fshehtat e gjuhësisë, tillimet dhe rrënjët e fjalëvet i kërkojnë në greqishten e vjetër**".

Pikërisht në këtë gabim ranë edhe Gjergj N. Haxhidhaqi edhe mësonjësi i tij Joh. Schmidh, duke deformuar me shumë mënyra edhe "**domon** (dems)" edhe "**despotnia**". Dëshmitarë kundër etimologjisë së bërë prej tyre janë **Homeri** dhe **Pindari**, të cilët e quajnë, siç pamë, Poseidonin "**gaieohon**" (Homeri) dhe "**geahon**" (Pindari), d.m.th. "Zot (që ka, që mban) të dheut" (dhe jo të shtëpisë). Përveç këtyre, Dex (shqip) = dheu ka kuptimin e vendit (Greqi, Itali, Epir etj). Kështu në "Pindari Carmina Pytionikë, H. Laipcig, viti 1862, faq. 109-110, përmenden këto më poshtë

> "Dua që së bashku me Hiret bresunjura
> të lavdëroj dhe ta shpall botërisht burrë të lumur
> mundësin me shigjetë bakri, Telesekratin,
> kreuarinë e Kyranës që nget kuajt: këtë e rrë-
> mbeu dikur nga gjiret e Paliut që buçasin prej
> erëravet, i biri flakëdendur i Latosë, dhe e
> solli virgjireshën gjahtare në fron të artë, ku e
> vuri atë **zonjë të dheut**, të pasur shumë në dhen
> e prodhime, që të banojë në pjesën e tretë që lërohet
> mirë dhe lulëzon të gjithësisë".

D.m.th., flokëdenduri (Apolloni), e bëri **Kyranën zonjë të dheut**. Sepse "**χθών**" (kthon) këtu ka kuptimin e dheut, e krahinës (dhe jo të shtëpise).

Këtu gjindorja: "**χθονός**" (kthonos) i korespondon pikërisht komponentit të parë të fjalës "despoina", d.m.th. "des", dhe komponentit të parë të fjalës "**gaiaohos**", d.m.th. "gaia" (dheu).

Kuptimi i tretë i fjalës "Dea" = Dheu, është: **arë, vreshtë, livadh, kopësht**, etj. Kështu fjala **pellasgjike** (shqipe) **Dea** (Dheu), = arë, e cila përbën komponentin e parë të fjalës **Despotes**, gjëndet me këtë kuptim të **arës** (dhe jo të shtëpisë) tek **Herodoti**. Po shënojmë këtu tregimin e shkurtër, por shumë të bukur të Herodotit, që është :

"Gjatë dy brezash ruajti (kuptohet Mileti) shumë nga kryengritjet, gjersa më në fund e rregulluan atë parasit; sepse këta nga gjithë grekët

i kishin zgjedhur banorët e Miletit si rregullonjës. Dhe parasit i rregulluan ata kështu: Me të arritur burrat më të mirë prej tyre në Milet, duke parë se ata ishin me shtëpi të dëmtuar keq, u thanë se dëshironin të shetisnin vendin e tyre. Duke i bërë këto dhe ndërsa po shetitnin gjithë Miletin, kur shikonin **ndonjë arë të punuar mirë** në krahinën që kish ngritur krye, **e regjistronin emrin e të zotit** (e dhespotit) të arës. Pasi e shetitën gjithë vendin dhe gjetën se këta ishin të pakë, zbritën sa më shpejt në qytet dhe në mbledhjen që bënë propozuan që ta qeverisnin qytetin ata, arat e të cilëvet i gjetën të punuara mirë. Sepse mendonin, thanë, që ata do të kujdeseshin edhe për punët e përbashkëta ashtu si edhe për të vetat; përkundrazi banorët e tjerë të Miletit, (që më parë ngritën krye), caktuan që t'u bindeshin këtyre''.

(Libr. V, Kap. 28-29).

Këtu, komponenti i parë i fjalës ''Despotes'', d.m.th. ''**des**'' = dheu, ka këtë kuptim: **arë, tokë** dhe jo shtëpi as dhomë. Gabimi lidhur me etimologjinë dhe shpjegimin e fjalës ''**despotes**'' dhe ''**despina**'', në të cilin ranë sa profesori im i paharruar Gjergj Haxhidhaqi, sa edhe mësonjësi i tij **Joh. Schmidh**, vjen nga fakti që të dy këta nuk e dinin gjuhën **shqipe**.

Nga fjala **Patidan** = zot ky i dheut, kemi të prejardhura dy fjalë: ''Potidania'' (**Πατιδανία**) dhe ''**Potidaia**'' (**Ποτίδαια**). ''**Potidania**'' ndodhej në Etoli (shiko **Tuqidhidhi**, libr. III, kap. 96) kurse ''**Potidaia**'' në gadishullin Kalkidik (shiko, po aty, libr. I, kap. 57-60). ''**Potidania**'' dhe ''**Potidaia**'' kanë kuptimin: **pronë, zotërim dheu, çiflik**. Për të dyja këto u bë fjalë në librin e gjashtë të kësaj vepre.

**Emrat e perëndivet**, ndër të cilët edhe ''**Despotes**'' dhe ''**Despoina**'', janë fjalë **pellasgjike**, me trajtë greke. Dhe atje ku ka fjalë **pellasgjike**, atje gjënden edhe **pellazgë** që banojnë.

### Poseidoni zot i detit

Irida vjen tek Poseidoni dhe, sipas porosisë së Zeusit, i thotë:

''Lajmse tek ti m'dërgoi o hy krifkaltër,
Zeusi i stuhishëm, të urdhënon kryezoti,
të heqësh dorë nga luftat dhe betejat,
të kthehesh fill ke zotat ka ke deti,
në qe se urdhnit tij nuk do t'i bindesh,
por e hjedhë poshtë, me te pisk e ke punën,
pse ai vrik me u kap me ty këtu do t'vijë.
Të këshillon që grushtit tij t'i shmangesh,
pse për fuqi ta del, dhe asht ma i vjetër.
Ruju se mburresh, atij s'mund t'ja dalësh
por ta çon tizgë ma zi se tjerve zota''.
(Hom. Iliada, Kën. XV. Var. 209-219)

Kur Poseidoni dëgjoi ato që iu thanë, iu përgjegj Iridës si më poshtë:

''E dij që n'zotat asht ma fuqiploti,
por ësht ' fjalmath. Dhe rreket me pahiri
të na shtijë frikën, se njësoj nuk jemi.
E pra të tre, si Zeusi unë e Pluti,
Sunduesi i ferrit, jemi bijt e Kronit
që bashkë me te në dritë na qiti Rea.
Të gjitha vendet në tri pjesë i ndamë,

dhe gjithëcili për t'sundue short qiti.
Mue shorti m'ra të banoj n'gji të detit;
Plutit i ra t'sundojë mbretninë e vdekjes;
hapsira e qjellit përmbi re i ra Zeusit,
e kurse Toka, Olympi i math, të treve.
Pra unë do të rroj si m'pëlqen mue, jo Zeusit,
ndonse pushtetin e ka mbi gjithë zotat,
le t'rrojë i qetë n'mbretninë që i ra për hise,
për grusht të tij nuk ndjej, s'trembem si i ligu.
T'qërtojë mbas qejfit bijt e vet e bijat:
Kta me pahirë, nga e keqja, do t'i binden".
(Hom. Iliada Kënga XV v. 221-238).

**Poseidoni,** siç dëshmon titulli i tij **''Gaiaohos''**, është perendia zot i dheut, dhe si i tillë, u muar nga **pellasgët''**. Por, për çudi, shohim tek **Homeri** se ai gjatë ndarjes së trashëgimisë atërore mori si pjesë detin (''Me të vërtetë unë mora me short për ta banuar ngahera detin e kaltër...''
(Homeri, Iljada, Kën. XV varg. 190-191), Zeusi Qiellin dhe Ferri ''errësirën e zezë'' (ibid. varg. 191-192), ndërsa **Dheu** mbeti i përbashkët. (ibid. v. 193).

Këtu lind dyshimi i mëposhtëm: se si Poseidoni, me gjithë që ishte **'gaeiohos''**, d.m.th. zot i dheut, ''Iljada, Kën. IX, varg. 183, Odisea Kën. I, varg. 683), prapë se prapë tek Homeri paraqitet si zot i detit (Iljada, Rapsod. XV, varg 190-191). Po shpjegohemi:

Si në ditët e Homerit, ashtu edhe gjer më sot, Poseidoni u bë zot i detit për shkak keqkuptimi të **epitetevet zbukuronjës* ''Posideon''** (**Ποσιδέων**) dhe **''Potidan''** (Ποτιδᾶν)

Komponenti i parë d.m.th. i **''Potidan''**, d.m.th. pjesa **''pot''**, u konsiderua se ishte fjala ''poton'' (**ποτόν**) = pije. Gjithashtu komponenti i parë i epitetit ''Posideon'', d.m.th. japetikja **''pos-i''**, u muar si fjala **''Posis''** (**πόσις**), që ka kuptimin e të pirit, (''Si u ngopën së ngrëni e **së piri''**, (Iljada, Kën. I, varg. 469. Krah edhe varg. 210 të Kën. XIX të Iljadës, si edhe varg. 191 të Kën. I të Odisesë). Këtej, pra, Poseidoni është marrë për perëndi e **pijës, e lumit,** e **detravet, e ujravet.** Ky keqkuptim dhe kjo etimologji e gabuar vazhdon që nga **Homeri** dhe gjer më sot. (Shiko sa u thanë më përpara në ''Fjalorin homerik'', prej Jani Pantazidhi, Athinë, botim i gjashtë stereotipik, viti 1885, faq. 548).

Priftërinjtë e Egjyptit i thoshin Herodotit:
''Këtë perëndi (kuptohet: Poseidonin) mësuan (kupt. Grekët) nga libiasit''.

(Herodoti, Libr. II, Kap. 50,25-30)

Duke i dhënë fund studimit tonë për perëndinë **Poseidon,** themi se etimologjia dhe shpjegimi i fjalës **Poseidon** që ne bëmë, vërteton se **''Poseidoni''** ishte një perëndi e **pellasgëvet** dhe se, si rrjedhim, mendimi i priftërinjvet të Egjyptit, si edhe mendimi i Homerit dhe i **bashkëkohësvet** të tij, ishte i gabuar.

#### 4. Afërdita (Ἠριγένεια, greqisht).

Perëndesha **Afërditë** tek Homeri mban këta **tituj** ose epitete zbukuronjës:

1) **Afërdita bijë e Zeusit.** (Iljada, Kën. III, varg. 374).
2) **Afërdita e buzëqeshur** (Ibidem, varg. 424).
3) **Afërditën e florinjtë** (Ibidem, Kën. V. varg. 427).

4) Kypris (Κύπρις) (Dhe ai — kuptohet Diomedi — u lëshua mbi Qiprasen me bakrin e ashpër". Iljada, Kën. V. varg. 330, në lidhje me vargjet 375 dhe 376 të po asaj kënge).

(Për fjalën "Kypris" shiko edhe vargjet: 422, 458, 760 dhe 883 të së njëjtës këngë).

5) **Vajzë** (Kure = **Κούρη**). ("Dhe thonë se ti i vajzës së Zeusit Afërditë", — Iljada, kën. XX varg. 105).

6) **Kurorëbukur** (**Εὐστέφανος**) ("Por ai që i binte kitharës e ndali këngën e bukur për dashurinë e Aresit dhe Afërditës kurorëbukur" — Odisea, Kën. VIII, varg. 266-267).

7) E lindur në Qipro (**Κυπριγενής**). ("Do të këndoj Kythereian lindur në Qipro..." — Hymni homerik, X, "Afërditës", varg. 1, faq. 69, Botim i Laipsigut, viti 1888).

Perëndesha **Afërditë** ishte bijë e Zeusit dhe e Dionës, sipas Homerit (Shiko vargjet: 374 të Kën. III, 348 dhe 370-371 të Kën. V të Iliadës). Ishte perëndesha e Dashurisë (Erosit). Ajo zotëron miqësinë dhe dashurinë, me anë të të cilavet zbut perëndit dhe njerëzit.

"M'jep dashurinë — i thotë Hera Afërditës — dhe lakminë me të cilat zotat e Olimbit ti i pushton dhe njerëzit".

(Hom. Iliada Kën. XIV. — var. 240-241).

Sipas Hesiodit, Afërdita lindi nga **shkumba** (greq. = **ἀφρός**) e detit, që u formua nga **allatet** e Qiellit, babës së Kronit, të cilat ky ja preu dhe ja hodhi në det. (Shiko **Hesiodi, Omnia, "Theogonia"**, Athinë, Viti 1889, faq. 93, varg 194-196, sipas shpjegimit të Karl Sitll). Sipas Hesiodit, Afërditën: "... e shoqëroi dhe i shkoi pas Erosi (dashuria) i bukur. Kësaj që prej fillimit i ka takuar të ketë ndër njerëzit dhe të pavdekshmit nder, bashkëfjalime dashurie, buzëqeshje, gënjeshtra, kënaqësi të ëmbël dhe miqësi e butësi".

(Ibidem, varg. 201-205)

Platoni i pranon sa shkruan Hesiodi duke shkruar tek Kratyli:

"Nuk meriton t'i kundërshtosh Hesiodit, por dyshojmë në se u quajt Afërditë nga shkumba".

Karl Sitll, në "Theogonia e Hesiodit", varg. 196-197 "dhe e quajnë perëndi të lindur nga shkumba..." thotë:

"Që të kesh mendim të kundërt me poetin për të, kjo është e mundur por ka të ngjarë jo më pak prejardhja nga një gjuhë aziatike".

Hesiodi kujton se fjala është e përbërë nga **afros** (**ἀφρός** = shkumbë) dhe dyomai (**δύομαι** = zhytem). Si rrjedhim: Afërditë = në të vërtetë: ajo që zhytet, kurse sipas asaj që thotë poeti, ajo që del nga ujrat në sipërfaqe. Po të pranohet si komponent i dytë i kësaj fjale folja **dyomai**, atëherë ajo do të shkruhej me doemos Afrodytë (**Ἀφροδύτη**) dhe do të shqiptohej (lidhur me **υ** ) **Afroduta**, sepse e dimë që në kohën e Hesiodit **υ** shqiptohej si **u**, dhe jo si shqiptohej tani, si **i**. (Por Hesiodi shqiptonte dhe shkruante Afrodit (**Ἀφροδίτη**).

### Vërejtje

Afërdita që del nga ujrat në sipërfaqe është krijim i fantazisë së poetit. Në fjalën **Afroditë** (**Ἀφροδίτη**) ka shumë tinguj të njëjtë me ata që janë në fjalën **Afrodyta** (**Ἀφροδύ(ου)τα**). Dhe kështu ka mundësi që, duke shpjeguar keq fjalën Afrodytë, të shkruajë Afroditë, d.m.th. i në vend të **ʋ**.

Në gjuhën shqipe është fjala: **afr.** Nga ana tjetër, në greqishten e vjetër është fjala **afar,** (**ἄφαρ**), e cila është ndajfolje kohe, që do të thotë: menjëherë, në çast.

Odiseu dhe Ajaksi, sipas urdhërit të Agamemnonit, marrin Briseidën dhe largohen:

"Larg shokve t'vet në shmang fill doli Akili
tu'u shkrehë në vaj; mbi breg të detit t'thimët
u ul, tue kqyrë kah pellgu i pambarim".
(Hom. Iliada, Kën. I, var. 434-436).
"(Krah. dhe varg. 593 të **Kën. XXIII të Iliadës**).

Më anë tjetër, ka vende ku **afar** mund të shpjegohet si ndajfolje vendi, **baras** me: afër, pranë.

Ajaksi i Telamonit i thotë Hektorit:

"...Mos vall prap të rren mendja
se galetë tona do i robisësh dot?
Besa me i mbrojtun duer edhe na kemi".
(Hom. Iliada, Kën. XIII, v. 999-991).

Por kemi edhe ne këtu afër forca, që t'ju shtyjmë".

Këtu, pra, "**afar**" është ndajfolje vendi që do të thotë **afër, pranë.**

Në këtë rast "**afar**" nuk do të thotë: në çast, **menjëherë** dhe pa shumë mendim, pa diskutim, pa dyshim, me siguri etj", (siç shpjegohet zakonisht), por afar këtu është ose më mirë ze vendin e **predikatit.**

"Eisi kai hemin heires **afar** = Eisi Kai hemin dynameis **plesiai** = (Na janë edhe neve (duar) forca të **afërta** = kemi edhe ne forca këtu afër).

Tek Homeri, kjo "**afar**" korespondon me fjalët e sotme greke "**Konta, sima, engys**" që do të thotë **afër pranë.** Fjala "**Konta**" tregon edhe kohë, p.sh. **ora** është afër zbardhëllimit", edhe vend, p.sh. "rri këtu afër nesh".

"**Afar**" gjëndet edhe tek poetët pas Homerit. Më në fund ajo u zhduk duke u zëvendësuar me fjalën "**euthys**" dhe kjo me "**Konta**".

Kjo "**afar**" është edhe në gjuhën **shqipe** me trajtat: "**afrë** dhe **afër.** (Kjo **e** që shkruhet edhe ndryshe ë, shqiptohet si **e** frënge, që quhet e mbyllur).

Gjuhëtarët (Gjergj N. Haxhidhaqi), **r** e **afar** (afër ose afr), e quajnë **r** zanore, dhe e shkruajnë **r.** Kështu shkrimi gjuhësor është **afr.** Bashkëtingëllore të tilla, që quhen zanore, ka edhe në gjuhën greke të vjetër, si, **θν. κλ. τμ.** Këto kanë vetinë që të zhvillojnë zanore ndërmjet ose në fund të tyre. P.sh. **θάν** dhe **θνα** (than dhe thna) etj.

Në gjuhën shqipe ka të tilla **bashkëtingëllore zanore** Kal (l) dhe Kla-ss = fut, kllas, E tillë është edhe **afar** (afr = dhe afër). Dhe tani le të vimë në temë.

**Shqipja** ' **afr**" ka kuptim edhe vendi, p.sh. afr malit, edhe kohe, si **afr mesnatës, afr mesditës** ose **afr natës, afr ditës** etj.

Dita në gjuhën shqipe, (shiko edhe librin e parë të kësaj vepre), quhet ditë. Kjo fjalë, po të zbërthehet në elementët që e përbëjnë, është,: di-t-a. Rrokja e parë e fjalës është dia sanskrite, që do të thotë: dritë e shkëlqyer Krahaso: **dies aither** të Eskilit, **dia theaons** dioi Pelazgoi, në Kretë, **eu-di-a** hemera etj, latinisht di-es.

Sipas **Makrobit** në **Saturn**, Kretasit e quanin **ditën dia** ( **δία** ) (Shiko Fjalorin latin, Stefan Kumanudhi, Athinë, viti 1884, faq. 222, në fjalën **dies**).

Është thënë tanimë se në kohët e Homerit dhe shumë pas kësaj **δ** shqiptohej si **d.** Kështu që kjo "**dia**" e kretasvet shqiptohej: **dia.** Dhe në shqipen e lashtë patjetër që do të thuhej **di-a,** ku **di** = ditë, dhe di-a = **dita.** Sot thuhet **di-t-a,** ashtu si skia **(σκιά) heskios** (ἥσκιος), për analogji me **helios** ( **ἥλιος** ), d.m.th. duke nurruar dhe **gjini,** edhe nakim, edhe mbaresë edhe theks.

Në gjuhën sanskrite nata thuhet **nakta,** kurse në shqip thuhet **nat-a.** Sipas "nata", pra, thanë dhe **dita** në vend të **dia.**

Më lart thamë se kretasit e quanin **ditën dia.** Më anë tjetër nuk dimë se ç'gjuhë flisnin kretasit. Por nga Homeri (Odisea Kën. XIX varg. 175-177) dimë se në Kretë banonin gjatë kohës së luftës trojanë akej, eteokretë, kydonë, doriej dhe dioi ( **δῖοι** ); pellasgë. Nga këta, doriejtë dhe akejtë do të thonin "**hemera** ( **ἡμέρα** ), hamera ( **ἀμέρα** ), dhe hemar ( **ἦμαρ** ). Kurse eteokretasit dhe kydonet as gjuhën pellasge nuk flisnin as nuk benin pjesë në familjen japetike, për arësyet që thamë më lart. Kështu, pra, fjala: Dia (dita) u mbetet **pellasgëvet** d.m.th. se ajo është fjalë pellasgjike. Dhe shumë përpara pellasgëvet të Kretës pellasgët që banonin në vende të tjera, e kishin formuar fjalën **dita** (në vend të trajtës më të vjetër dia). Pra, nga fjala shqipe **afër** dhe **dita** u formua fjala e përbërë **Afërdita** (Afrodite dhe Afrodita), emri i perëndeshës **Afërditë.** Dhe Afërdita është barabar me "Herigeneia" (e lindur në mëngjes) të Homerit. Sipas Max Muller, **Afërdita** në fillim ishte personifikimi i agimit. (Shiko, **Enciklopedia** e **Madhe Greke,** vëllimi gjashtë, faq. 354, viti 1928, Athinë).

Trajtat e mësipërme, që u dhanë prej nesh, të Afërditës (si perëndeshë pellasgjike), vërtetohen edhe nga artikull-shkruesi në vëllimin e mësipërm (të gjashtë) të **Enciklopedisë së Madhe Greke** G.D. Kapsali, i cili lidhur me këtë shkruan edhe sa më poshtë:

"Përveç trajtës dominonjëse të emrit të perëndeshës **Afroditë** silleshin edhe trajtat e mëposhtëme të tij: Afroideitë, Afrodita, Afroditë, Afordita, Afordité dhe trajta zvogëluese **Afro.** Në kohën e vjetër gratë betoheshin me Afërditën: "për Afërditën", (Aristof. Lis. 208. Mbl. egr. 108)".

(Ibidem, faq. 355).

Fjalë për fjalë: Afër-dita, do të thotë: = afër, pranë, dita, d.m.th. afër = afër, pranë, ditë = **dita.**

Dhe duket se Afërdita i përgjigjet yllit të mëngjesit për të cilin Homeri thotë sa më poshtë:

"E kur në qiell u duk ylli i Karvanit,
që i lajmon botës se asht tue zbardhun drita,
e fill mbas tij mbi fytyrë të detit endet
Agimi i veshun me te, ngjyrë safrani".

(Hom. Iliada Kën. XXIII, v. 278-281).

"Dia" (më drejt, atëhere: di-a) thamë më **lart** se **ësht** fjalë sanskrite. Nga kjo fjalë **di** (se a-ja është nyja) gjuha **shqipe** ka dy folje: **U-di** dhe **u gdhi** = u bë ditë.

Pra fjala, **Afërditë** është fjalë dhe perëndi pellasgjike pa asnjë dyshim.

Pak më lart u tha se **Afërdita** duket se i përgjigjet Yllit **Eosforos** (mëngjesprurës). Por sikurse në greqisht "**Eosforos**" e Faesforos fosforos", humbën dhe u zëvendësuan me "**Augerinos**" (Ylli i agimit), ashtu edhe në **shqipen Afërdita** u zhduk duke u zëvendësuar me "**Ylli i mëngjesit**".

Fjala **Afërditë** (Afroditë), pra, shpjegohet me fjalën **fosforos** (dritë prurës), cili sjell dritë mbi tokë, ose ai që vjen duke lajmëruar dritën e **Agimit** që lind në mëngjes (erigeneia). **Është sipas Homerit:**

"...një yll ishte lart shumë i naritur, i cili vjen duke lajmëruar dritën e Agimit që lind në mëngjes".

(Odisea, Kën. XIII. Vargj. 93-94).

Është **Eosfori** i Hesiodit, të cilin e lindi Agimi (Eos), që lind **në mëngjes (Erigeneia)**

"Astreut i lindi Eosi (Agimi) erërat e luqishme
....Perëndeshë e bashkuar në dashuri me perëndi,
dhe këta i lindte Erigeneia pas yllit Eosfor.
(Varg. 378-381).

Hesiodi nuk e krijoi vetë fjalën **Afroditë, (Afërditë)** por e gjeti të gatëshme, të marrë nga ata prej të cilëve u muarën edhe emrat e perëndivet të tjera. Por Hesiodi u kujdes që t'i bënte etimologjinë dhe ta shpjegonte këtë fjalë. Dhe për këtë ishin të mjaftë elementët **ndihmës**. Dhe së pari, komponenti i parë **Afro** ishte mjaft larg nga **afar,** kurse ngjante, ose më mirë identifikohej me **afron** (shkumbën) e detit. Kurse komponenti i dytë **ditë,** apo më mirë: **dita,** ishte krejt e pakuptueshme për poetin (Hesiodin). Por ishte e njohur për të dhe në **përdorim** të shumë folja **dyesthai** (**δύεσθαι**) = (me u zhytë), dhe **anadyeshtai** (ἀναδύεσθαι) = (me dalë nga ujrat në sipërfaqe) dhe **nehesthai** (νήχεσθαι) = (me notue). Të notuarit ishte një gjë e përoashkët për burrat dhe për gratë. Nereidet e Homerit janë detare

"...gjitha hyjneshat, bijat e Nereos,
që kanë banesën në plaskojt e detit:
. . . . . . . . . . . . . .
. . . . . . . . . . . . . .
dhe zonjat tjera bija të Nereos,
që kanë banesën në plaskojt e detit".
(Hom. Iliada, Kën. XVIII var. 47...60)

Llërëbukura Ino Leukothea, bijë e Kadmit, kur pa Odiseun që po vuante nga dallgët, dolli nga deti: "...dolli prej detit".
(Odisea, Kën. V, varg. 337).

Dhe pasi i dha Odiseut velon me të cilën do të shpëtonte:
"Ajo u fut përsëri në detin e dallgëzuar".
(Po aty, varg. 352).

Hesiodi do të kish parë shpesh virgjiresha të notojnë dhe pas notit të dalin nga deti i shkumbëzuar. Dhe kështu u formua në imagjinatën e tij **Afërdita, (Afroditë)** që del nga ujrat në sipërfaqe, nga deti.

"Perëndeshë e bukur e respektuar... Dhe atë e quajnë perënditë dhe njerëzit **Afërditë** të lindur prej shkumbës".

(Theogonia, varg. 194-196).

Duke përfunduar studimin për perëndeshën Afërditë, themi dhe e përsëritim akoma edhe një herë, se edhe kjo perëndeshë është një **perëndeshë pellasgjike,** sepse edhe kjo fjalë është fjalë pellasgjike, d.m.th. shqipe. Nuk e quajmë pa vend të shënojmë këtu edhe këto më poshtë, të cilat përmenden për këtë perëndeshë prej artikullshkruesit G.D. Kapsali, që thotë:

"Nga gjenealogjia e Afërditës, sipas Homerit, u shtynë disa (shiko Tumpel në Fauly — Wiesova — Real-encyklopaedie, fj. Aphrodite) të

mbështesin mendimin se grekët e njohën Afërditën përpara se të vinin në marrëdhënie me popujt e Lindjes, d.m.th. se ajo ishte hyjni pellasgjike, që kishte atdhe Thesalinë, nga ku u përhap pastaj adhurimi i saj në Beoti, në Atikë, në Azi të vogël dhe në Qipro".

(Shiko: Enciklopedia e Madhe Greke, Vëllim i gjashtë, faq. 352, viti 1928, Athinë).

**Konkluzioni përfundimtar**

Edhe fjala Afërditë edhe perëndesha që e mbante këtë emër është **pellasgjike,** d.m.th. **shqipe.**

## 5. Apolloni (Ἀπόλλων)

Perëndia Apollon tek Homeri mban këta tituj:

1) Largvërvitës (Ἑκηβόλος = Hekebolos)

"...në dorë tue mbajtë kunorat
e Apolit larg-shgjetues.
(Hom. Iliada, Kën. I, var. 17-18)

"për hatër t'larg — shgjetuësit birit të Zeusit"
(Hom. Iliada, var. 27).

2) I ndritur (φοῖβος) = (Foibos)

"Kështu u lut (nen. Kryzi): e ndieka
Feb [1]) Apoli".
(Hom. Iliada, Kën. I, var. 55).

3) Largvërvitës (= Ἑκατηβελέτης) = (Hekatebeletes)

"... e Tydidi pak u drodh për mbrapa,
me i ikë mënisë së Febit larg shgjetuësit".
(Hom. Iliada Kën. V, var. 527-529).

"O Akil ti zemërgjani, loçka e Zeusit,
ti që m'urdhnon t'zbuloj mëninë e Apolit
ma t'eprit larg-shgjetues,.."
(Hom. Iliada Kën. I, var. 95-97).

4) **Shigjet argjëntë** (Ἀργυρότοξος) = (Argjirotoksos).

"Feb harkargjenti i ushqeu e i rriti në mal t'Peresë".
(Hom. Iliada, Kën. II, var. 923-924).

5) Dritëlindur (Λυκηγενής) = (Liqigjenis).

"...folja shgjetuesit Feb lindur prej dritës.
(Hom. Iliada. Kën. IV, var. 120).

6) Shigjet përmëndur (Κλυτότοξος ) = (Klytotoksos)

"Kështu të gotitë Apolloni shigjetëpërmendur".
(Penelopa Eurynomës, Odisea, Kën. XVII, varg. 494).

7) Mbret (Ἄναξ) = (Anaks)

"Dhe atij (kup. Hektorit) iu drejtua përsëri mbreti Apolloni largvepronjës".
(Iliada. Hom. Ken. 15 var. 253).

---

[1]) Feb (Foibos) = I ndritur.

8) Largvepronjës (Ἑκάεργος) (Hekaergos) = (që vepron së largu).
"Larg-vepronjësi Apollon tha duke bërtitur me të madhe".
(Iliad. Hom. Kën. V var. 439). (Krah edhe var. 253 kën. XV t'Iliad.)

9) Lëshonjës (vërvitës, hedhës) = (Ἀφήτωρ) = (afetor).
"Dhe as aq sa nuk le të hyjnë mbrenda, pragu i gurtë në Delfin plot gurë të lëshonjësit Apollon të ndritur".
(Iliada, Kënga, I, varg. 404-405).

10) Gjaksori Ares krah t'u mbajë Trojanve,
logun e luftës me terr e mbështolli,
tue rendë gjithkah. Kështu përmbushi urdhrat
e Apollit harkpraruemit për t'u kallë
trimni Trojanëve mbasi e kishte pa
tue u nisë Athinën mbrojtësen e Akejve
(Iliad. kërg V varg 608-614)

11) Populingritës (Λαοσσόος) (Laosoos) = që ngreh, që vë në lëvizje popuit).
"Dhe menjëherë Apolloni populingritës e ngriti Enian".
(Iliada Kënga XX; v, 79)

Para se të vimë në etimologjinë dhe shpjegimin të fjalës **Apollon** sipas nesh, le të shohim pak disa nga mendimet e çfaqura prej burrash të ditur për etimologjinë dhe shpjegimin e saj.

**G.D. Kapsali** (Këshilltar arësimor), thotë sa më poshtë: "Hyini pangreke.....Trajta më e vjetër e emrit të perëndisë është trajta Apellon (Ἀπέλλων), nga ku ka ardhur edhe emri i muajit delfik Apellaios (Ἀπελλαίου), trajta thesalike, e rrjedhur prej kësaj, **Aplun** (Ἄπλουν) nga thirrorja Apellon = (Ἀπέλλον), për asimilim të **E** atone me **O** fundore si edhe trajta Aplon (Ἀπλῶν). I afërt me trajtën thesalike është trajta tyrrenase Aplu ose Apulu. Nga trajta **Apellon** (Ἀπέλλων), me të cilën është e afërt trajta oske **Apellun**, kanë ardhur me siguri edhe emrat e vjetër grekë: Apellas (Ἀπελλᾶς), Apelles (Ἀπελλῆς), **Apellis** (Ἀπελλίς), Apellion (Ἀπελλίων), Apellihos (Ἀπέλλιχος) (më të folmen e Qipros ekzistonte edhe trajta e dhanores: Apeilloni (Ἀπείλωνι), dhe kështu me radhë (E. Boisaok, Dictin, etym. m. Apollon). Të shumë dhe të ndryshëm janë edhe mendimet e shprehura lidhur me etimologjinë e fjalës që prej Platonit (tek Kratyli) gjer më sot). Por zotërojnë ato që e nxjerrin nga apollyein (ἀπολλύειν) dhe nga **apellein** (ἀπέλλειν) = apeirgein (ἀπε'ἴ'ργειν)".
(Shiko: Enciklopedia e Madhe Greke, vëll. i pestë, Athinë, faq. 178, Viti 1928).

Profesori **Giulio Cianelli**, në Universitetin Katolik të Milanos, "**Mitologjia klasike**", shkruan sa më poshtë:

"Apollon..... Kuptimi (i emrit' **Ἀπόλλων**, dorisht **Ἀπέλλων**) është i pasigurt; të vjetrit preferonin ta nxirrnin nga folja **apollymi** (**ἀπόλλυμι**), me alluzion në aspektin e tij si një perëndi ndëshkimtare dhe shpagimtare; nga të rinitë, disa kanë sugjeruar ta lidhin përkundrazi (për trajtën Apellon = (**Ἀπέλλων**) me folien apello (**ἀπέλλω** . . . ) (**ἀπείργω**) me aluzion në fuqinë që t'i bëjë të kthejnë rrugë e t'i mbajë larg të këqiat dhe fatkeqësitë. Por në qoftë se është i pasigurt kuptimi i emrit të tij, janë përkundrazi shumë të qarta epitetet, me anë të të cilavet **Apolloni** është përshëndetur si **perëndi e dritës**: ai është "i lindur nga drita" (**λυκηγενής**), ndrituri (**λύκιος**), i pastri (**Φοῖβος**), "perëndia që mban shpatë prej airi dhe shigjetë prej argjëndi".

(Shiko, "**Enciklopedia italiana**", Treccani, vëll. II, faq. 671).

Sipas L. Doderlein ("Homerisches glossarium", 1850-1858), trajta **Apellon** (Ἀπέλλων), vjen nga eolikja: ello = eillo (ἔλλω-εἴλλω), dhe ka kuptimin e **perëndisë** që të mbron, që largon e shtyn të keqen".

(Shiko: "**Fjalori homerik**", Jan Pantazidhi, botim i gjashtë stereotip, Athinë, viti 1885, faq. 86).

Tani po vimë në etimologjinë dhe shpjegimin tonë të fjalëvet: **Apellon** dhe **Apollon** ( Ἀπέλλων καί Ἀπόλλων).

Le të marrim fjalën Pelagon (**Πελάγων**), (së cilës i bëhet etimologjia dhe shpjegimi në librin e fundit të kësaj vepre). Fjala, pra, **Pelagon** përbëhet nga: **Pel-a-g** dhe do të thotë "lindur jam prej dheut".

Por në vend të themi: "**lindur jam prej dheut**", mund të themi "**jam lindur prej dheut**", kur na del trajta "A-pel-g (**α**) (**ἀπέλγων** ). Greku i merr të **trija** fjalët (a-pel-g = (**ἀ-πελ-γ**), si një fjalë. Dhe pasi shton mbaresën **On** (**ων**), formon fjalën Apelgon (**Ἀπέλγων**). Kjo fjalë e ka braktisur **g** dhe kështu u tha: "**Apellon**". "**Apellon**" do të thotë kryesisht: në bazë të formës "**jam lindur**"; por në esencë do të thotë: "**jam lindur prej dheut**", d.m.th. "**i dhelindur**".

**Folja** e vjetër **Shqipe pell** (sot pjell), që do të thotë: (unë, ti, ai) **lind** (dhe për të cilën po bëjmë fjalë gjatë në librin e fundit të kësaj vepre), kjo folje, themi, është njëkohësisht edhe pjesore pësore e kryer, ose më mirë, ka kuptimin e së kryerës pësore. Në vend të trajtës **pell**, merret trajta **poll**, nga aoristi **polla**. Pra, në vend të: a-pel-ga (**ἀ-πελ-γᾶ**), u tha: a-pol-ga (**ἀ-πολ-γᾶ**) = a-pol-gon (**ἀ-πόλ-γων**), Dhe, me rënien e tingullit g (**γ**) " hë **Apollon** (**Ἀπόλλων**). Dhe si thamë, formalisht: "Apoll-on (**ἀ-πόλλ-ων**) = "jam lindur", por esencialisht do të thotë "jam lindur prej dheut" = (baras) " jam dhelindur". **Dhe është kjo Perëndi, d.m.th. Apolloni, ajo që grekët e muarën, bashkë me perënditë e tjerë, nga pellasgët, sipas dëshmisë së Herodotit, të cilin e shënuam në krye të këtij libri.**

Duke përfunduar studimin tonë edhe për Apollonin, themi se nuk mbetet asnjë dyshim që edhe kjo perëndi është perëndi e pellasgëvet, d.m.th. - stërgjyshërvet të shqiptarëvet të sotëm, gjersa, përveç të dhënavet të tjera u vërtetua se edhe fjala **Apollon** është fjalë **shqipe**, etimologjia dhe shpjegimi i së cilës bëhet drejt vetëm me anë të gjuhës shqipe.

### 6. Dionizi (Διόνυσος = (Dionisos)

Kjo perëndi e fuqisë krijonjëse, që gjallëron natyrën, takohet nën trajta emrash të ndryshëm. Kështu:

1) Në hymnin XXVI të Homerit: "**Për Dionizin**" (botim i Laipcigut, viti 1888, faq. 76), quhet "**Dionysos**" (**Διόνυσος**). "Dhe ti kështu gëzohu, o Dioniz rrush-shumi, dhe bëj që ne të arrijmë përsëri të gëzuar stinët"

(Varg. 11-12)

2) Përkundrazi, në Hymnin VII të Homerit: "**Dionysi**" ose "Cubat" quhet: "Dionysos" = (Διώνυσος).

"Rreth Dionysit, birit të lavdishëm të Semeles"

(Po aty, faq. 66, varg. 1)

Por në këtë hymn ai thirret edhe me trajtën Dionusus = (**Διόνυσος**).

"Unë jam Dionisi që gjëmon fort, që e lindi nëna Semeli, bija e Kadmit që u bashkua me dashuri me Zeusin

(varg. 56-57).

3) **Homeri** në Odisenë (Kën. XXIV, varg. 74), thotë për këtë perëndi: "...dhe dhuratë të Dionysit", kurse në Iliadë (Kënga XIV, varg 325), thotë: "... dhe as Semelës që Dionyzin lindi"

(Hom. Oliada Kën. XIV, var. 393).

4) Me këtë trajtë (Dionyson = **Διώνυσον**) e përmend atë edhe Hesiodi në: **"Theogonia"**, duke thënë këto: (vargjet: 940-941).

"Semeli e Kadmit i lindi (Kupt. i Zeusit), e bashkuar me dashuri, birin e lavdishëm, Dionysin gëzim-shumë".

5) **Dionizi** sillet edhe nën trajtat e mëposhtëme:

a) Dionyssos (**Διώνυσος**) (Beot.)
b) Deunysos (**Δεύνυσος** (Jon.)
c) Zonnysos (**Ζόννυσος**) (Eol).

(Shiko Enciklopedia e Madhe Greke, Vëllimi i nëntë, faq. 410, Athinë, 1929).

Dionizi është **perëndia** që përhapi vreshtën dhe gatitjen e verës nga rrushtë:

**Kultivimi** i vreshtavet lidhet shumë me **bujqësinë.**

Që këndej marrëdhëniet e ngushta të kësaj **Perëndie** me **Demetrën. Pindari** shkruan lidhur me këtë:

"Me ç'gjë të mirat e mëparëshme të vendit
e ke kënaqur fort shpirtin tënd, o Tebë e lumtur?
A mos vallë kur qite në dritë Dionisin flokëkaçurela,
Që rri pranë **Demetrës** bakërzurmonjëse, apo mos
Kur pranove perëndinė më të fuqishme që ra si
shi floriri, në mes të natës, kur, duke qëndruar
në dyert e Amfitrionit, ja zbrazi së shoqes dashurinë me
farërat herkuliane".

(Shiko: **"Pindari Carmina"**, Botim i Laipcigut, Viti 1862 faq. 191, varg. 1-10 Isthmia, VI (VII).

Jan Pantazidhi në **fjalorin homerik** të tij- Botim i gjashtë stereotip, Athinë, viti 1885, faq. 167, thotë se "sipas gjermanit VOSS, Dionysos = = Perëndi e Nysës".

Georg Autenrieth, në "Fjalorin homerik" të tij, (përkthim nga gjermanishtja prej Dhimitër J. Olimpit, Athinë, viti 1900 faq. 86), thotë se: "Dionysos (**Δυώνυσος**) .....nga DëFO -nyktios (= DeFo-**νύκτιος**.....

Dios snysos = (**Διός συυσός υἱός**) = bir.

Sipas shpjegonjësve të tjerë:

**"Dionizi.... i fshehur prej frike në det...., perëndi e luginës imagjinare Nyse (ose të malit Nyseiu) e cila vendosej në Beoti, në Thrakë, në Thesali në Nakso dhe mandej në Kari, në Lidi, në Kapadoki në Arabi, në Indi, dhe në përgjithësi në çdo vend ku adhurohej Dionysi — sipas mithografëvet dhe shpjegimdhënësvet të vjetër (të cilët krijuan luginën imagjinare nga një shpjegim i gabuar etimologjik i fjalës Dionysos), ose, sipas shpjegimit më të ri që zotëron më tepër, bir i Zeusit (Διός κοῦρος) (nysa = =nymfe. bijë) (νύσα = νύμφη, κόρη) i ndjekur nga Lykurgu (λῦκος = φῶς εἴργνυμι) biri i Dryantit (δρυμός = δάσος) pyll = është dielli, të cilin e burgos me retë e veta dimri i rëndë".**

(Shiko faq. 410, vëllimin Nëntë, të Enciklopedisë së Madhe Greke).

Emri Dionysos (Διόνυσος) është i përbërë nga **Dio** (gjindorja e Zeus: Dio (s) dhe nga nysos (= **Διο, νυσός** Po të heqim nga **nysos** mbaresën os, mbetet trupi i nys (= **νυσ**). Por **υ** në kohët e Homerit, siç e dimë tanimë, shqiptohej si u; si rrjedhim: **nys** = **nus**.

Në gjuhën shqipe ekziston fjala **nuse,** e cila do të thotë **nuse** (greq. nymfë).

Në gjuhën sanskrite **nusja** thuhet **snusa**, gjermanisht **shnur**, sllavisht **snucna.**

Fjala shqipe- pra, **nuse**, është sanskrite. Dhe që komponenti i dytë i fjalës **Dionysos** është fjala shqipe **nuse**, del edhe nga kjo: **Me të lindur, Dionizin ja dorëzoi Merkuri nusevet të Nusës (sipas një varianti të mëvonëshëm, nymfës Nuse)... Sipas Gerekydit, Dionizin e ushqyen nuset e Dodonës''.**

(Shiko: faq. 408, vëllim i nëntë, të Enciklopedisë së Madhe Greke).

Nga monumentet artistike që kanë shpëtuar (lidhur me Dionizin), është edhe **''Skena e lindjes së tij mbi një pasqyrë etruske**, që ndodhet në Muzeumin e Napolit, dorëzimi i tij nymfës **Nuse** me një enë prej mermeri të muzeumit të Napolit''.

(Po aty, faq. 411).

Fjala shqipe, pra, **nuse,** fjala greke nyos (**νυός**) dhe fjala latine **nurus,** janë tri trajta të fjalës sanskrite **snusa,** por të ndryshuara. Fjala greke nyos (**νυός**) e ka humbur para Homerit tingullin **Σ** (σ), sepse më parë ishte nysos (**νυσος**) d.m.th. nys-os (**νυσ - ος**). Nyos = nuse gjëndet tek Homeri. Kështu gruaja e mbretit Menelaut (Helena), quhet:

''...në dhe të largtë mes popujsh t'huej shetite
dhe u more gruen perri luftarve trima''.
(Hom. Iliada, Kën. III, varg. 62-63).

Por kjo fjalë u zhduk qysh në kohët e Homerit dhe u zëvendësua me fjalën **nymfe** (**νύμφη**). Kështu **Irida** i drejtohet Helenës kështu:

''Ngreu, ec këtu e shih, moj vashë e bukur..''
(Në origjinal nymfa)
(Hom. Iliada, Kën. III, var. 170).

Gjithashtu u zhduk edhe latinishtja: **nurus** = nus-us (S = R, rotacizëm).

Kështu, pra, greqishtja, nyos dhe latinishtja: **nurus,** të ndryshuara, u zhdukën.

Përkundrazi, shqipja ruhet gjer më sot e pandryshuar (nuse).

Të dy pjesëve prej të cilavet përbëhet kjo fjalë, na i bëmë etimologjinë dhe shpjegimin, kurse e tërë fjala e përbërë mbetet e vështirë për t'u shpjeguar (biri i Zeusit i rritur nga nuset = nymfat).

Këtë perëndi, d.m.th. Dionizin, akejtë e muarën nga banorët e mëparëshëm të atyre vendeve, në të cilat ata zbritën. Dhe një zot e di se cila do të ishte vetia dhe esenca e parë e tij. Do të përmendim vendet, nga ku ai kish shkuar dhe ku kish banuar.

Nuk janë të paka qytetet që pretendonin se Dionizi kishte lindur në to. Dhe ky fakt tregon jo aq se ku kish lindur kjo perëndi, që sipas traditës ka lindur nga Zeusi dhe Semela, dhe që me anë të udhëtimevet të saj plot peripecira përhapi kultivimin e **vreshtës** — Dionizi, themi, — i cili e futi lumin Eufrat nën zgjedhë me anë të një litari të trashë, **''të thurur me degëza hardhie dhe urthi njëkohësisht''** sipas dëshmisë së **Pausanisë,** (X, 29,4)

në kohën e të cilit ndodhej ky litar, i cili u dha të dashurve të tij dhuratën e ëmbël të verës frut të përhapjes prej tij të adhurimit dhe të kultivimit të vreshtës, i cili me atë vrullin e tij të papëmbajtur e shtriu sundimin në gjithë botën e vjetër, i shoqëruar nga satyrë, silenë nymfa, **bakhë** dhe akrobatë, ky fakt, e përsëritim, tregon jo aq se ku lindi kjo perëndi, **se sa sidomos stacionet ku kish banuar në mënyrë të qëndrueshme apo të çastit ai popull, me gjuhën e të cilit shpjegohen emrat e këtyre stacioneve, (qyteteve, ishujve etj).**

1) Sipas poetit të **''Hymnit homerik''** me nr. XXVI, për **Dionizin''**, nymfat pasi e muarën foshnjen prej Zeusit, e rritën në luginat e **Nysës**, dhe pikërisht në një shpellë. Por ky hymn nuk e thotë dhe nuk e përcakton vendin ku ndodhej kjo Nysë. Po rrjeshtojmë fjalë për fjalë vargjet përkatëse të hymnit në fjalë:

''Po filloj t'i këndoj Dionizit, flokëurthit e gjëmimshumit,
Birit të ndritur e të lavdishëm të Zeusit e të Semelës,
Të cilin e ushqenin nymfat flokëbukura, pasi e muarën në gji
prej babës mbret, dhe e rritnin me kujdes
në luginat e Nysës. Dhe, me dëshirën e t'et, ai u rrit
në një shpellë me erë të mirë e u fut në numurin
e të pavdekëshmëvet. Por pasi e rritën atë lavdëshumë hyjneshat,
ai sillej nëpër pyjet, në vendet ku banonte,
i mbuluar me urth e me dafinë nga prapa e shoqëronin nymfa,
kurse vetë ishte në krye; dhe pylli gjëmonte nga një britmë e fortë e madhe''.
(Varg. I-10, faq. 76, Botim i Leipcigut, viti 1888)

2) Poeti ''i hymnit homerik'' Nr. XXXVI, (Fragmenta Hymni in Bacchum), po aty, faqe 81, varg. 1-9, thotë këto:

''Një palë thonë, o pjellë hyjnore, o Eirfiot, se ty të lindi Semela
me Zeusin, që e kënaqin rrufetë, në Drakan, një palë
të tjerë në Ikar që e rreh fort era, një palë në Nakso,
dhe një palë të tjerë në lumin Alfio me dallgë të thella.
Të tjerë thonë, o mbret, duke gabuar, se ti linde
në Tebë: por ty të lindi ati i njerëzvet dhe i perëndivet
larg njerëzvet, duke iu fshehur Herës.
Dhe është një farë Nyse, mal shumë i lartë e pyll plot me lule,
Lark Fenikës, ngjitur burimevet të Egjyptit''.

D.m.th. (thotë poeti i lart-përmendur) gabojnë (gënjejnë) ata që thonë se **Dionizi** lindi në këtë apo në atë vend. **Dionizi** lindi (thotë poeti i fragmentit të më sipërm), në **malin Nysë**, larg Fenikës, pranë burimevet të (lumit) **Nil.**

Nga fragmenti i mësipërm nxjerrim edhe këto: se Perëndia **Dioniz:**
a) Sipas disave lindi në Drakan (qytet dhe kep i ishullit **Ikari**).
b Sipas disave, në ishullin Nakso;
c) Sipas disave, pranë lumit **Alfio.**
ç Sipas disave, në Ikar (lokalitet i Atikës), dhe
d Sipas disave, në Tebë.

3) Sipas Herodotit, (Libr. II, Kap. 146):
''Grekët thonë se Dionysin, menjëherë sa lindi, e qepi Zeusi në kofshë dhe e solli në **Nysë**, që ndodhet mbi Egjypt në Etiopi''.

Përveç emravet të mësipërme, emrin **''Nysë''** e kemi edhe në këto raste, që ndeshen në vende të ndryshme:

1) **''Nysa** është një katund i **Helikonit''**, thotë Straboni në kap. 405.

2) "**Nysa** është ndërtuar pranë Mesogidës, e shtrirë në pjesën më të madhe mbi malin, dhe është si **dy qytete**" (— në **Kazi.** Straboni, kap. 649).

3) "Tek Sofokliu është një që i thur lavde Nysës si mal kushtuar Dionizit". (Straboni, kap. 687).

4) Në fund fushën **Nysë**, ku u sul mbreti Polydegmon, me kuajt hyjnorë, biri i përmendur i **Kronit**, dhe pasi e rrëmbeu në dhomë e solli duke qarë mbi karroca të florinjta".

(Varg. 17-19, faqe, 49 "**Hymni homerik**", V, për Demetrën). Ky hymn përmend atë çka lidhet me rrëmbimin e **Persefonës** prej Plutonit.

5) Mali "**Nyseion**", nga ku Dionizi u dbua bashkë me pasonjësit e tij prej Likurgut, birit të Driantit"

(shiko, Homeri, Iliada, Kën. VI varg. 130-133).

6) Sipas Dioniz Periegetit, pranë Rodos ishte një ishull me emrin **Nusia.** Ky ishull (**thotë**), bën pjesë në Sporadet dhe në fillim do të quhej **Dionysia.** Por fjala **ka** pësuar ndryshim (Dio-nysia). Ja se ç'shkruan, (në komente): "Nër Sporadet është pranë Rodit edhe **Nusia,** e cila thonë se ka pësuar ndryshime, dhe me të vërtetë, ajo është si të thuash një farë **Dionysia**, meqenëse atje solli nga Naksoja Dionizi Ariadnën, të cilën e ndiqte i ati Minos".

(Shiko, Dionizi, "Periegesa = (**shëtitja e botës**", vëllim i dytë, Vjenë viti 1808, faq. 146).

Por meqenëse ishulli i Sporadevet **Nusia** ruante shqiptimin e vjetër të y në **u**, (sikurse **Kyme** që shqiptohet **Kumë, Styra** që shqiptohet **Stura** etj) shkrimtari u detyrua, në vend të **y,** të shkruante **u.** Nuk është deformuar, pra, fjala (siç thotë Dionizi Periegeti), **Dionysia** në **Nusia,** por emri i këtij ishulli do të ishte qysh në fillim **Nusia.**

Përveç sa më sipër, kemi edhe këto emra me fjalën **Nysa.**

1) "Nysa", (Gjeogr. e vjet.) Qytet i Azisë së vogël, në Kari.

2) "Nysa" (gjeogr. e vjetër). Qytet i Azisë së vogël, në Lyki.

3) "Nysa ose Nyssa" (gjeogr. e vjetër), qytet i Azisë së vogël në Morymenë, krahinë e Kapadokisë".

4) "Nysa" (gjeogr. e vjetër) qytet i Indisë brënda Gangut — që ndodhet në rrëzë të malit Nysen, se sipas mithologjisë, Nymfat rritën atje Dionysin".

5) **Nyseide** (gjeogr. e vjetër). Quheshin kështu (ose Nesiade, Nysaiai, Nysiai) nymfat e malit Nysa, të vendosura prej Homerit në Thrakë dhe prej të tjerësh në vende të ndryshme të adhurimit të Dionizit, të cilat ushqyen e rritën Dionizin".

6) "**Nysos**" (Myth.) Rritës i Dionizit, që u përpoq të përvehtësojë sundimin e tij mbi Tebë, kur Dionizi, duke u larguar për në Indi, e kishte lënë atë si zëvendës të vet".

7) "**Nyssa**" (gjeogr. e vjetër)
   a) "Qytet i Azisë së vogël"
   b) "Qytet i Indisë"
   c) "Qytet i Etiopisë".

(Shiko Enciklopedinë e Madhe Greke, vëllim 18, faq. 600).

Pra vendet, që shënuam më lart, përbëjnë ato stacione, nëpër të cilat kaloi edhe ku banoi gjatë shekujve, (në mënyrë të qëndrueshme ose të çastit), ai popull, me anën e gjuhës së të cilit u bëhet shpjegimi dhe etimologjia emravet të mësipërmë, (të cilët tregojnë qytete, krahina dhe sende të tjera), të cilët kanë lidhje me studimin që po bëjmë për Dionysin. Dhe ky popull janë **pellasgët,** d.m.th. stërgjyshërit e **shqiptarëve** të sotëm, gjersa vetëm gjuha e tyre është ajo që i shpjegon drejt emrat e mësipërm.

Në faq. 320 permendëm edhe trajtën: "Deunysos (**Δεύνυσος**), emër me të cilin është gjithashtu i njohur perëndia Dionys. Trajta e parë, pra, është Deynysos. Trajtë e dytë është **Zeunysos**; trajtë e tretë është Zonysos (**Ζῶνυσος**) Dhe trajtë e **katërt** është **Dionysos**.

Trajta e parë (**Δεύνυσος**), na shpie me siguri drejt etimologjisë dhe hpjegimit të fjalës.

Emri **Deynysos** është i përbërë nga **Dey**+**Nysos**. **Dey** është rasë gjindore e fjalës De, e cila është **shqipe** dhe do të thotë: **Dhe.**

Komponenti i dytë është: **Nysos**; po të hiqet prej këtij mbaresa **os**, mbetet trupi :**nys** (i cili shqiptohej, siç dihet, gjer në shekullin e dytë para e.r. si **u**. Kështu: Nys = Nus).

Le të shohim tani kuptimin e fjalës **Nysos** (**Νῦσος**).

Në gjuhën parahomerike do të thoshte: **nuse** e djalit ose e vllait, ose e ndonjë të afërmi tjetër. Me kohë, tingulli **s** — jo **s fundore**, por ajo që vihet rë mes të fjalës u zhduk. Dhe kështu fjala u bë: **nyos** (**νυός**), e cila përdoet nga Homeri (Kën. III e Iliadës, varg. 49).

Përsëri nga fjala **nysos**, po të heqim mbaresën **os**, mbetet trupi **nys**, që shqiptohej, siç thamë, në kohën e Homerit, si **nus**. Me këtë fjalë, pra, korespondon fjala **shqipe Nuse**.

Fjala **nysos** (**νυσός**) ka edhe trajtën **nysa** (**νύσα**) (ose edhe: **nyse** (**νύσης**) shqip. **nuse**). Por kjo fjalë donte të thonte edhe **"bijë** ose **(bir)** Kuptimi, pra, i gjithë fjalës "Dionysos" është ky: "Bir i dheut,ose bijë e dheut", = fëmijë e dheut = i dhelindur = **ampel-os.** (vreshtë) Dhe **në** librin e 12 të kësaj vepre ne vërtetojmë se Ampelos është baraz me: "Unë jam lindur", kuptohet prej dheut.

### Konkluzioni përfundimtar

Përhapja e **Vitikulturës** iu atribua një personi të vetëm, perëndisë **Dioniz**, (sikurse edhe përhapja e bujqësisë iu atribua një personi të vetëm' perëndeshës Demetër). Sipas mitologjisë, Dionizi, pasi përhapi kulturën e hardhisë, u hyjnizua. Dhe kudo ku kultivohej hardhia, krahina ose vendi etj. quhej **Nysa**. Dhe dheu i punuar, që prodhon rrushtë, u quajt. **Am-pel-os** (**Ἄμ-πελ-ος**) = am-pel-ga (**ἄμ-πελ-γα**). d.m.th. (baras) = **"Unë jam lindur"**, kuptohet, prej dheut.

Hardhia në fillim u përhap, u mbuall dhe u kultivua që prej Indie e gjer në fund të botës, nga **pellasgët.** Dhe është e tepër t'i numërojmë këtu të mirat e hardhisë, (të cilat përbëjnë elemente qytetërimi), sepse përndryshe, do t'i ishim larguar qëllimit të kësaj vepre. Vetëm theksojmë, duke i dhënë fund edhe studimit tonë mbi Dionysin, këtë më poshtë: se përhapja e mbjelljes dhe e kultivimit të hardhisë, dhe e përdorimit të verës, e vjeljes dhe ruajtjes së tij, të cilat u detyrohen pellazgëvet, që i përhapën dhe i bënë të njohura këto me anë të perëndisë së tyre **Dioniz,** sikurse e përshkruan këtë **Diodor Siqelioti,** (Vëll. I,I,13,5), është një nder shumë i madh për paraardhësit e **shqiptarëvet** të sotëm, për **pellazgët**, themi, perëndia e të cilëvet, d.m.th. **Dionizi,** u vërtetua se është një perëndi **pellasgjike** dhe bir i Zeusit **pellasgjik.** Në këtë përfundim të sigurt na shpunë vërtetimet që suallëm më lart, ndërmjet të cilëvet rolin dhe vendin e parë e ka vërtetimi i arritur mbi **pellasgësinë** e perëndisë Dioniz, me anë të rrugës së etimologjisë dhe të shpjegimit.

## 7. Hera — Herë (Ηϱα — Ἥϱη)

Kjo perëndeshë tek Homeri, Hesiodi dhe tek hymnet homerike gjëndet nën trajtën Herë (Ἥϱη), kurse tek Pindari nën trajtën Hera (Ἥϱα).

Hera ishte bijë e Kronit dhe e Resë dhe grua e Zeusit.
"Dhe e përnderueshmja bija e Zeusit t'egër, hyjnesha Herë..."
(Hom. Iliada, Kënga V, var. 858-859).

"Po i këndoj Herës fronartë, që e lindi Rea
mbretëreshë e të pavdekshmëvet, që ka bukuri të rrallë
motër dhe grua e Zeusit që gjëmon fort".
(**Hymni homerik** për Herën ,XII, varg. 1-3, faq. 69, Laipcig viti 1888).
Nga vargu i mësipërmë (3) i **Hymnit homerik për Herën** del se kjo ishte edhe **motër e Zeusit**.

(Për marrëdhëniet e Herës me Zeusin, shiko: Iliada, Kën, I, 519, 545, 548, 408, IV 24, V, 893, XXI 513, etj.

Të shumë janë epitetet zbukuronjës të saj:
1) **E nderuar** (Iliada, V, varg. 721).
2) **prej Argoje** (Iliada, IV, varg. 8, V varg. 908)
3) **Symyshqerrë** (**βοῶπις**) (Iliad. I, 551, 568, IV, 50, XIV 159, 222,263, XV, 34 etj).
4) **Zonjë** (**Πότνια**).
5) **Flokëbukur** (Iliada, X, 5)
6) **Llërëbardhë** (Iliadë, I, 55, 195, 208, 395, C-711, 755, 767, 784, VIII 350, 381, XIV 277 etj).
7) **Bashkëshorte e lavdishme** (Iliada, XVIII 184)
8) **Fronartë** (Iliada I, 611) etj. etj.

Perëndeshë Hera sipas Homerit, ka nën mbrojtje tri qytete: Argosin, Spartën dhe Mycenën.
(Iliad. Kën. IV v. 51-52).

### Etimologjia dhe shpjegimi i emrit Hera

Të shuma janë etimologjitë dhe shpjegimet që janë ndërmarrë gjer më sot rreth fjalës **Hera**. Kështu:

**Jan Pantazidhi**, në fjalorin homerik të tij, Athinë, viti 1885, botim i gjashtë Stereotip, faq. 290, shkruan edhe këto:

"Mendohet se ka afëri me sanskriten **Svar** = Qiell, dhe pasqyron pamjen femërore të **Qiellit**, erën, atmosferën; sipas të tjerësh, ka afëri me latinishten **hera** dhe do të thotë: "zonjë", sipas Doderlein, lidhet me fjalën **aer** (ἀήϱ), si perëndeshë e ajrit".

Po ai thotë se perëndesha **Hera** ishte perëndeshë pellasgjike (ibid. 290).

Platoni, në "**Kratylin**", duke kërkuar fillin e kësaj fjale, thotë:

"**Hera** është një që meriton të dashurohet, sikurse thuhet, dhe atë e dashuroi Zeusi. Dhe ndoshta ai që e vuri emrin, si ndonjë meteorolog, ajrin e quajti Hera duke e vënë fillimin në fund (duke e vënë fillimin **a** në fundin **e** dhe fundin **e** në fillimin **a**). Dhe shpesh mund të dëgjosh emërin e **Herës** (duke shqiptuar d.m.th. shpesh, emrin e Herës, ne dëgjojmë aer").

Etimologjia e Platonit nga folja **erao** (**ἐϱάω** = dashuroj), është **e** gabuar. Ajo mbështetet vetëm në ngjashmërinë e tingujvet.

Filozofit Platon, megjithëse s'ishte gjuhëtar, prapseprapë ja ndjente zemra prej filozofit se **Hera** do të ishte personifikim elementësh meteorologjikë. Dhe ai ja qëlloi shpjegimit të fjalës **Hera**, por dështoi në etimologjinë e saj.

Gjithashtu edhe ata që kanë thënë apo që thonë se **Hera** paraqit erën, ja kanë qëlluar shpjegimit, por kanë dështuar në etimologjinë e kësaj fjale.

G. Bart, Doktor i filologjisë, duke bërë fjalë për perëndeshën **Hera**, thotë sa më poshtë në **fjalorin enciklopedik të Eleftherudhaqit** (Athinë):

"Etimologjia e emrit nuk është vërtetuar në mënyrë bindëse. Por pa dyshim që **Hera** është perëndi greke". (Pse? pyesim ne). "Dhe adhurimi i saj nuk u importua prej Lindjes, siç besohet zakonisht" (Pse? — pyesim ne). "Ndoshta në fillim ka qenë personifikim i prodhimtarisë së bollshme". (Pse?—pyesim ne), i pranverës" (**ἔαρ**) (Në këtë shpjegim të tërheq identiteti i tingujvet: a-e-r, sepse e(n) e fjalës **"Ηρα** shqiptohej si **e** e gjatë), ose i — **erës**, siç e kujtonin stoikët. Por një gjë të sigurt për të nuk dimë".

(Shiko, vëllimi i gjashtë, faq. 384).

**Hera**, si grua dhe motër e **Zeusit pellasgjik**, ishte perëndeshë pellasgjike. Kështu **Apollonies** në **Argonautikët**" (8) e quan:

"Nuk ka kujdes për **Herën pellasgjike**"

Gjithashtu, **Dionys Periegeti (Shetitja e Botës**", Vëllimi i dytë, Vjenë, 1808, faq. 147, varg. 534) thotë: "Dhe Samoja e këndëshme- seli e Herës **pellasgjike**".

Në kohën e **Pausanisë** (shekulli i dytë e.r.), në Arkadi ruhej një gojdhanë, sipas së cilës **Hera** lidhej me **pellasgët**.

"Thonë se në Stymfalin e vjetër banoi Temeni i Pelazgut dhe se **Hera** është ushqyer prej këtij Temeni, i cili ndërtoi tri faltore për perëndeshën dhe i vuri asaj tre emra".

(Pausania, Arkadikët, vëll. i dytë, Libr. VIII, 22-23).

Fjala "**"Ηρα**" në gjuhën e vjetër greke shqiptohej atëhere si **Era** ("**Ερα**). Shqip era sot i thonë ajrit.

Greqishtja **"Ηρα** dhe shqipja **Era** kanë lidhje të jashtëme, gjersa të dyja janë të formuara po prej **atyre tingujve**, por nuk dihet në kanë këto dy fjalë (greqishtja **"Ηρα** dhe shqipja Era) edhe lidhje të brëndëshme.

Duke përfunduar studimin për perëndeshën **Hera**, themi se u vërtetua që kjo është një **perëndeshë pellazgjike**, aq me anë të etimologjisë dhe të shpjegimit të emrit të saj — të cilat arrihen përmes gjuhës shqipe, pasardhëse të gjuhës pellasge, — sa edhe me anë të dëshmivet historike që u suallën.

## 8) Rea (Ῥέα).

**Rea**, sipas Homerit, ishte grua e Kronit dhe nënë e Zeusit, e Poseidonit dhe e Ferrit (Hadesit).

Poseidoni, duke iu përgjigjur Irisit i thotë:

"E pra të tre, si Zeusi unë e Pluti,
Sunduesi i ferrit, jemi bijt e Kronit,
që bashkë me ta në dritë na qiti Rea".

(Hom. Iliada Kën. XV, var. 224 — 226).

Sipas **Hesiodit**, **Rea** është bijë e **Qiellit** dhe e **Dheut**, si rrjedhim, motër dhe grua e Kronit dhe nënë e Zeusit, e Poseidonit, e Ferrit, e Hestiës (Vestës) e Demetrës dhe e Herës.

"Reia, si u vu nën zgjedhën e Kronit, lindi fëmijë të ndritur **Istiën**, Demetrën dhe Herën... Ferrin dhe Dhetundësin Zeusin...".

(Theogonia, varg. 453-457).

Trajta e parë e kësaj fjale është **Rea** (dorisht dhe eolisht), kurse jonisht: **Réé**. Hiatusi në: Ea hiqet me futjen në mes të **E** dhe **A** të **J**. Dhe kështu u tha dhe u shkrua: **Reja** ose **Reia**. Por me kalimin e kohës, shqiptimi u ndryshua sepse shkruhet: **Reia**, por shqiptohet **Ria**. Edhe në gjuhën e re greke, hiatusi eliminohet me mënyrë të njëjtë. Kështu, p.sh. **aeras** thuhet **ajeras**.

## Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Rea

Platoni, duke bërë etimologjinë e fjalës tek "**Kratyli**", thotë se "Rea e mori emrin nga folja "**ρέω**" = (rrjedh), sepse të gjithë prej saj kanë rrjedhur". Këtë etimologji dhe shpjegim e mbështet edhe shpjegonjësi i **Hymnevet të Homerit Herman**, i cili thotë:

"Fluonia, quod ex ea omnia effluxerint", (d.m.th. Rrjedhime, sepse prej saj kanë rrjedhur të gjitha".

Jan Pantazidhi, në fjalorin Homerik të tij- të përmendur më parë, e quan me të drejtë etimologjinë nga fjala **era=dhe**, për metatezë të gërmavet. Kështu mendojnë edhe të tjerë bashkë me të.

Sipas Mih. Stefanidhit, profesor i shkencavet fizike në Universitetin Kombëtar të Athinës, "Perëndesha **Rea** është personifikimi i **rrjedhjes së papushuar të sendevet**".

Sipas **Karl Stitll**, (botonjësit të Hesiodit) "**Rea është perëndesha e rrymavet**".

Por të gjithë të lartpërmëndurit (që nga Platoni e këndej) gabojnë apo bëjnë një etimologji të shtrëmbër, duke u tërhequr nga ngjashmëria ose identiteti i tingujvet të fjalës "**ρέειν**" (reein) me ato të fjalës **Rea**, dhe e kërkojnë etimologjinë në fjalë greke, ose vetëm në gjuhën **greke**. Edhe ata që e nxjerrin etimologjinë nga: **Era = dhe**, gabojnë, sepse, si është e mundur Era-Rea-Dhe, të ketë kuptimin e Dheut, gjersa "Dheu ("i bashkuar me Qiellin" — Hesiodi, Theogonia, Varg. 126-133) e lindi Rean me Qiellin?"

Në gjuhën shqipe ekziston fjala **rea**, që do të thotë: **reja**. Dhe sikurse në greqishten e vjetër thuhej **Rea** por edhe **Re-i-a**, pikërisht kështu hiqet hiatusi ndërmjet tingujvet **E** dhe **A** edhe në gjuhën shqipe, duke u vënë d.m.th. ndërmjet tyre **J**- ja (Re-j-a). **Reja** e thonë sidomos shqiptarët e veriut, kurse ata të jugut e thonë **rea**.

Kështu, në rast se është e vërtetë që të pakën disa nga **Perënditë** janë **personifikime** të fenomenevet dhe fuqivet të natyrës, **Rea** i ka të gjitha të dhënat që të përfaqësojë **renë**, sepse ajo është pjellë e Qiellit dhe e Dheut. Filozofi Ksenofan Kolofonasi thoshte se "**lindësi i revet është Oqeani**", (**Μέγας Πόντος γεννάτωρ νεφέων**), por Hesiodi e ka imagjinuar më mirë dhe në mënyrë më konkrete, duke thënë se **Rea** është bijë e qiellit (nga ku rënia e shiut) dhe e Dheut (nga i cili reja formohet me anë të avullimit të ujit).

**Kroni**, pra dhe **Rea**, d.m.th. ujra, nga të cilat **retë** lindin **Zeusin**, "që banon në ether", vetëtimat, gjëmimet dhe rrufetë. Si rrjedhim, perëndesha **Rea** është **perëndeshë**, së cilës etimologjia dhe shpjegimi i bëhet me anë të **gjuhës shqipe**.

Para se t'i japim fund edhe studimit për **perëndeshën Rea**, po shënojmë dy konkluzionet që dalin prej këtij studimi:

1) Se fjala greke (**Ρέα, Ρεία**) **Rea** (Reia) dhe fjala shqipe **Rea (Reja)** kanë lidhje të jashtëme, sepse janë formuar po prej atyre tingujvet, por nuk dihet në kanë edhe marrëdhënie të brëndëshme.

2) Për këtë perëndeshë nuk kemi dëshmi, në bazë të të cilavet ta dinim se është perëndi **pellasgjike.** Por meqenëse **Rea** ishte nënë e **Zeusit pellasgjik,** mund të themi se kjo i përket **Panteonit pellasgjik.**

## 9. Athena (Ἀθηνᾶ).

**Athene (Ἀθήνη)** dhe **Athenaie (Ἀθηναίη)** tek Homeri dhe Hesiodi, **Athana (Ἀθάνα)** dhe Athanaia (**Ἀθαναία**) tek Pindari.

**Athenaja** (tek Homeri) mban tituj të ndryshëm: "mbrojtëse e qytetit **(πολιοῦχος)** ndihmëse në pretim (**ληῖτις**), plaçkëprurëse (**ἀγέλεια**) **popull-ngritës (λαασσόυς)**, Pallas Athenaie, Pallas Athene. (I, 200, IV, 78) "Kure (**Κούρη**), etj. **Aresi** (marsi) p.sh., i plagosur prej Diomedit, sipas porosisë së Athenasë, shkon në Olimp dhe i thotë Zeusit këto:

" . . . . . . . . .Ti linde një bijë të çmendur,
kobzezë, që mendon gjithëmonë vepra të **këqia**".
(Iliada, Kën. V, varg. 875-876).

### Homeri nuk përmend nënë të Athenasë

Sipas Hesiodit, Zeusi e lindi Athenanë nga koka e tij, kurse bijtë dhe bijat e tjera ai i ka lindur me **gra** të vdekëshme dhe me perëndesha të pavdekëshme.

"Ai e lindi Athenën sykaltër nga koka".
(Theogonia, varg. 924).
Sipas poetit **"të Hymnit Homerik XXVIII" për Athenanë",**
" Zeusi i mençur e lindi Palladën Athenë nga koka"
(Varg. 1-5 — faq. 77, Laipcig, Vit. 1888).
"Kronidi[1]) e lindi Athenën e lavdishme nga koka".
Hera u thotë perëndivet:
"Athenën Palladë,..... sykaltër....shumë të mençur...
Tritogenë, të cilën e lindi vetë Zeusi i mençur".
**(Hymni për Apollonin"**, XXVIII, varg. 1-4, faq. 7, po aty).
Hera Zeusit:
"O i mjerë... Si e linde vetëm Athenën sykaltër;
Nuk mund ta lindja unë?" — (Iljada, Homeri)

Që të tre këta poetë — që janë edhe më të vjetrit — nuk e njohin mitin sipas të cilit **Hefesti** ja çau kokën Zeusit, nga dolli pastaj perëndesha Athena.

### Etymologjia dhe shpjegimi i emrit Athena

Jan Pantazidhi, në fjalorin e tij homerik, thotë se "Doderlein e nxjerr emrin e perëndeshës nga emri i qytetit (Kuptohet: të Athinës)"
(shiko faq.18 të fjalorit të mësipërm)

---

1) I biri i Kronit, Zeusi.

Sipas artikullshkruesit Stef. Dh. Vasilopulit, i cili, merret me perendeshën Athena, (në Enciklopedinë e Madhe Greke, vëll. 2-të, faqe 23):

"Etimologjia e fjalës mbetet akoma e dyshimtë".

"Sipas Marx Muller, fjala greke **Athena** është një trajtë disi e ndryshuar e sanskritishtes: **ahana** = (përvëlonjëse). Sipas Schwartz (der Ursprung de Mythologie, f. 83) dhe disa gjuhëtarëve të tjerë, ajo është perëndesha e **vetëtimës**, duke u formuar emri i saj nga rrënja **vadh**; sipas të tjerësh, fjala rrjedh nga rrënja **aith** (**αἴθ**), nga e cila edhe fjala **aither** (**αἰθήρ** = ether), dhe sipas të tjerësh, më në fund nga rrënja **ath** (**ἀθ**) nga e cila edhe fjala **anthos** (**ἄνθος** = lule ose. **ἀθήρ**) . Të tjerë e marrin trajtën **Athenaie** jo si emër, por si mbiemër, dhe e shpjegon frazën e Homerit: "**Pallas Athenaie**" (**Παλλάς Ἀθηναίη** ) si "Pallas Athenase".

(Shiko, po aty, faq. 23)

Një nga bashkëpunëtorët e "**Fjalorit enciklopedik të Eleftherudhaqit**". (Athinë, vëllimi i parë, faq. 311), ja bën etimologjinë, ose më mirë e identifikon fjalën **Athena** me fjalën e Hesiodit: **aitana** (**αἰτάνα**), e cila do të thotë: **tigan**. Veç kësaj ai thotë se fjala **attana** egziston në gjuhën **tyrrenase**, të ndriçuar (?) dhe shpjeguar (?) kohët e fundit (?) Si rrjedhim ai nxjerr se **Perëndesha Athena** ishte mbrojtëse e Qeramikës. Dhe shton fjalë për fjalë këto:

"**Tetrapolis** i Atikës quhej "**Hyttenia**" (**Ὑττηνία**). Shpjegimin e këtij emri të panjohur e të pashpjegueshëm e jep fjala tyrrenase **hud**, që do të thotë **katër**".

Këtë thotë artikullshkruesi, Z.G. Mart, Dr. i filologjisë.

Lidhur me sa më sipër vërejmë këto më poshtë:

Tyrrenët, meqë bëjnë pjesë në degën indoevropjane, nuk ish e mundur që ta thonin numurin **katër hud**, por do ta thonin me ndonjë tjetër fjalë, e cila të kishte një farë ngjashmërie me fjalët greke: **Tessara, tessera, tettara, tetora, Pettara, Pisyra** (**τέσσαρα, τέσσερα, τάτταρα, τέτορα, πέτερα, πίσυρα**. ose me fjalën latine: **quatuor**, apo me shqipen **katr**, ose me sanskriten **Katur**.

**Etimologjia** dhe **shpjegimi** i fjalës **Athena** (Athene, Athiaa dhe Athenaia).

Le të marrim foljen: fa-mi (**φᾶμί**) dhe fe-mi (**φημί**).

Numuri shumës i kohës së tashme të kësaj folje është kështu:

"**fa-men, fa-te, fa-nti** (**φᾶμέν, φα-τέ, φα-ντί**).

Kurse numuri shumës i së kryerës së thjeshtë është kështu:

(E)-fa-men, fa-te, fa-n (**Ε-φα-μεν, φά-τε, φά-ν**)

Në greqishten e vjetër (sidomos në dialektin e dorishtes dhe të eolishtes) **θ** (Th) me **φ** = (f) këmbeheshin, si p.sh. **Θλάω Φλάω, θλίβω φλίβω**, (shtyp, thërmoj), **θήρ—φήρ, θύω—φύω** etj. Ky fenomen ndodh ndonjë herë edhe në gjuhën e re greke, p.sh. **θήβα** (= Thiva) **Φήβα** (Fiva) = **Θηκάρι—Φηκάρι, Φκάρι** Thikari, Fekari, Fkarin) etj. Fenomene të tilla vërehen gjithashtu edhe në shqipen. Kështu, p.sh., emri i marrë drejt për drejtë nga gjuha latine: femina, nga shqiptarët e Veriut thuhet **femn**, d.m.th. tingulli f ruhet i padëmtuar, kurse nga shqiptarët e jugut thuhet: Thembr, d.m.th. F kthehet në Th. Gjithashtu ndajfolja "thellë" nga shqiptarët e Veriut thuhet **thell**, kurse nga ata të jugut thuhet fell. "Thela" nga shqiptarët e veriut thuhet **thel**, kurse nga ata të jugut thuhet **fel**.

Folja "fa-mi", pra dhe "fe-mi" (**φαμί** dhe **φημί**), shqip thuhet kështu:

**The-m, Tha-m** dhe **Tho-m**

Aoristi i dytë (pa shtesë) në të tri vetat e numurit shumës:

| **Greqisht** | **Shqip** |
|---|---|
| fa-men (**φά-μεν**) | tha-m |
| fa-te (**φά-τε**) | tha-t |
| fa-n (**φά-ν**) | tha-n |

Nuk ka, pra, asnjë dyshim se, kjo folje greke dhe shqipe buron nga një dhe i njëjti burim. Dhe nga "**famen**" u formua "fama, afama", kurse nga "fate" u formua "fatis".

Le të shohim se ç'ndodh në gjuhën shqipe.

Nga veta e tretë shumës e së kryerës së thjeshtë, e trajtës veprore, e mënyrës dëftore: than, me nyjën përpara E, që dikur ishte përemër dëftor), del mbiemri; Ethan, që do të thotë e **thëna**, ajo që është thënë. Ethan (shkr. greq. **'Εθάν**) u muar si një fjalë (ethan). Akeasi shtoi në fund nyjën **a** dhe **u** tha: e **thana** = e **thëna**, fjala. Me kalimin e kohës, E-ja e fillimit u asimilua nga A-ja, pasonjëse dhe u tha: Athana (**'Αθάνα**). (Krah. Ekademos-Akademos, G. Haxhidhaqi, "mbi asimilimin e zanorevet", kap. 26, faq. 564-579 dhe 123, "Lexime akademike", vëll. i Pestë, Athinë, viti 1904).

D.m.th. se zanorja e rrokjes që pason influencon në mënyrë asimilonjëse mbi rrokjen e mëparëshme dhe e asimilon atë e bën të ngjashme me vetveten. Më në fund kjo **Athana** (**'Αθάνα**), në vend që të ruajë kuptimin e saj të parë, që mori qysh në fillim me përkthim, u përsonifikua dhe u bë perendesha Athena (**'Αθηνᾶ**), e lindur nga koka e Zeusit (Atrutone = **'Ατρυτώνη**). Mbas kohe u takua me një fjalë **homonime**, por me kuptim krejt të ndryshëm, d.m.th. me fjalën: Athana (**'Αθάνα-'Αθῆναι**) (emri i qytetit), dhe kujtuan se qyteti e mori emrin nga emri i perëndeshës (Athena), e cila u muar si mbrojtëse dhe pronare e tij.

Nga **than** , pra me shtimin e nyjes **E**, u bë mbiemri Ethan dhe prej kësaj, me shtimin e nyjes **a** në fund, u bë **Ethan-a**, që do të thotë: e **thëna**, d.m.th. është kjo barabar me: e **thëna**, me atë që është thënë, me fjalën, pastaj me atë që është **shkruar** nga **fati**, me **fatin**.

Ky mbiemër, i marrë si një fjalë, u bë më në fund, siç e pamë, **athana**, dhe kjo na zbulon neve edhe kuptimin, shpjegimin dhe etimologjinë e vërtetë të emrit të perëndeshës **Athena**. Le të vazhdojmë.

## Athenaja e diturisë

Sipas Homerit, ajo dallohet ndër perënditë nga dituria.
Athenaja Odiseut:

"...Mbasi ti je më i mirë nga gjithë vdekëtarët
nga mençuria dhe fjala, kurse unë lavdërohem ndër
gjithë perënditë për nga mendimi dhe dhelpëritë".
(Odisea, Kën. XIII varg. 297-299).

Miti për lindjen e Athenasë sipas Hesiodit, ndihmon shumë për të gjetur etimologjinë e kësaj fjale (Varg. 886-900). Zeusi kishte grua të parë **Metin** (**Μῆτιν**) (e cila nuk është perëndeshë e vërtetë, por një **hie** e **abstraktuar**, bashkëshorte e Zeusit **metieta** (**μητιέτα**), e cila i kalon për dituri edhe perënditë, edhe njerëzit. Dhe kur ishte puna që të lindte perë-

ndeshën **Athena**, Zeusi e përpiu **Metin**, sepse prej saj do të lindnin fëmijë më të lartër se i ati, dhe së pari do të lindte Athenaja:

"E cila ka mëri dhe urtësi të barabartë me të jatin"
(Theogonia, varg. 896)

Pastaj i biri do të bëhej mbret i **perëndivet** dhe i **njerëzvet**. Zeusi, pra, e përpiu **Metin**, me qëllim që të mësonte prej saj edhe të mirat edhe të këqiat " Më në fund, kur erdh e u mbush koha,

"Ai e lindi vetë nga koka Athenën sykaltër"
(Theogonia, 924).

Athenaja, pra, sipas Hesiodit, (varg. 896) ka urtësi.

Sipas Theagen Reginit, i cili jetoi e veproi në shekullin e gjashtë para e.r. dhe është i pari që shkroi për Homerin Athenaja ishte vetë urtësia.

Platoni e shpjegon emrin e perëndeshës Athena, sikur ka kuptimin: **"Urtësi perëndie"**.

Demokriti prej Abdere thoshte:

"Athenaja është urti, nga e cila lindin tri të mira: të arësyetosh mirë, të flasësh bukur dhe të bësh ato që duhen".

Stoikët thonin:

"Athenaja duket që ka urtësi dhe mënçuri".

Kurse Aristoteli thotë këto:

"Athenasë i atribuojmë shkencën dhe artin".

Dhe, meqenëse edhe shkenca edhe arti i komunikojnë gjërat e veta m, anë të fjalës, që këndej kjo (d.m.th. fjala, = **Λόγος**), personifikohet s përfaqësonjëse e tyre. Dhe shqipja: **E Thana** (Kryesisht: e thëna) = Fjala (**ὁ λόγος**).

Akeu (Greku) e mori, siç thamë, këtë fjalë, nga ata që e kishin më parë, nën trajtën **E thana**, duke e pandehur atë si një fjalë të bashkuar, d.m.th. si **Ethana**. Pas kësaj, zanorja **E** e fillimit u asimilua me dy **a**-të që vinë pas saj, (duke kontribuar sidomos **a**-ja e theksuar), dhe u tha: athana = e thëna, fjala, pikërisht sikurse **E** e fillimit në fjalën **ergati ἐργάτης** u asimilua me a-në e theksuar që pason.

Pra, trajta, **athana** është trajta e saktë e perëndeshës **Athanë**, e **Athenasë** (**Ἀθηνᾶς**). Por **athana** (gjë që është baras me **ethana** = e thëna, fjala) u konsiderua gjithashtu nga Akeu (Greku) si një fjalë, e thjeshtë dhe pa **nyjë**. Prandaj Akeu u detyrua të vinte nyjën, por në fund të fjalës (sepse është e vërtetuar që edhe në gjuhën greke **nyjat** në kohët më të lashta viheshin në fund të fjalës) dhe tha: Athanaa (Në këtë trajtë gjëndet tek Alqeu). Trajta: **Athanaa**, me kalimin e kohës, mori dy drejtime: atë të shërimit të hiatusit me anë të vendosjes së gjysmëzanores **j** ndërmjet të dy **a**-vet, dhe atë **të** kontraktimit të të dy **a**-vet në një **a** të gjatë. Kështu duallë dy trajta: **Athanaja** (**Ἀθαναΐα**) dhe Athana (**Ἀθηνᾶ**) = Athena, (**Ἀθηνᾶ**). Me kalimin e kohës, trajta: Athanaja (**Ἀθηναΐα**) shkruhej dhe vazhdon të shkruhet (shkrim historik) **Athanaia** (**Ἀθηναΐα**) ose **Athenaia** (**Ἀθηναία**), por shqiptohet si **Athanaa** (**Ἀθηνέα**), d.m.th. sipas greqishtes së re. Me kohë, përsëri u harrua se a-ja (alfa) e fundit në: **A thanaa** apo **Athanaja**, ishte nyjë, d.m.th. u kujtua se fjala ishte e thjeshtë. Prandaj u detyruan të vinin nyjen përsëri, por tani përpara fjalës, sepse mënyra e vjetër ishte

zhdukur tanimë. Dhe thanë: ha **Athanaia** (ἁ Ἀθαναία), ha **Athana** (ἁ Ἀθάνα) he Athenaia (ἡ Ἀθηναΐα), he Athena (ἡ Ἀθηνᾶ ).

Ky, pra, është zhvillimi dhe etimologjia e shpjegimi i emrit të perëndeshës **Athena**.

### Konkluzion

Perendesha **Athene** është pra **fjala** (arësyeja) e mishëruar e Atit. Këtë shpjegim dhe këtë etimologji që ne i bëmë këtij emri **pellasgjik** me anë të gjuhës shqipe, e mbështetin siç thamë më lart, Homeri, Hesiodi, Theageni, Platoni, Demokriti dhe Aristoteli. Dhe kështu vërtetohet se perëndesha **Athena** ishte perëndeshë **pellasgjike**.

### 10. Atrytone (Ἀτρυτώνη) (Tritogeneia = Τριτογένεια dhe: Tritogenes = Τριτογενής)

Tek Homeri, tek Hesiodi dhe tek Hymni homerik XXVIII "për Athenanë", perëndesha Athena ka edhe mbiemrin: **Tritogeneia** ose **Tritogenes**. Kështu Zeusi i thotë Athenasë:

"Zemër, Tritogeneia, tëmijë e dashur........"
(Homeri, Iliada, Kën. VIII, varg. 39, Kën. XXII varg. 183)
"Të parën bijën sykaltër **Tritogeneian**"
(Hesiodi, Theogonia, v. 895).
"Pallad' Athënajën . . . . . . . . . . .
. . . . . . . . . . . . . . . . . . . .
**Tritogenë**. . . . . . . . . . . . . . .
(Shiko më sipër varg. 1-4, të **Hymnit homerik**.

### Etimologjia dhe shpjegimi

Sipas Jan Pantazidhit:

"Tritogeneia, Tritogenes, mbiemër i Athenasë..., dhe u quajt kështu sipas disave nga **Tritoni**, një lumë pranë **Alalkomenas**..., si e lindur mbi brigjet e tij; sipas të tjerëve nga liqeni **Tritonidë**, që ndodhet në Libi,.., kurse, sipas **L. Preller**, si e lindur nga ujrat e **dallgëshumit**, d.m.th. e Oqeanit (këndej edhe tritonët). Përkundrazi, G. Duntzer kujton se Athenaja u quajt kështu, sepse lindi e **tretë**, d.m.th. pas **Artemit** dhe Apollonit, ose për arësye të tjera dhe përfaqësonte **eterin**. Dhe sipas gramatikanëvet të vjetër më të shumë, u quajt kështu, si e lindur nga koka, e cila në dialekte, quhej Trito (**τριτώ**). Por miti sipas të cilit Athinaja lindi prej kokës së Zeusit mezi gjëndet në Hymnin 28 (29), 4"
(Fjalori homerik, faq. 636, Athinë, viti 1885).

**Sipas G. Kapsalit:**

"**Tritogeneia**.....Mbiemër shumë i vjetër i Athenasë, si bijë e Poseidonit dhe e liqenit Tritonidë. . . . . . . . ose si e lindur pranë bregut të liqenit Tritonidë. Është, pra, bija e ujravet..., ose Eosi „ (Agimi) që del çoo mëngjes nga ujrat e detit, ose ajo që lind në retë e stuhishme mbi ujrat, perëndesha e vetëtimës".
(Enciklopedia e Madhe Greke, vëllimi 23, Athinë, viti 1933 faqe. 342).

Sipas Pindarit, **Hefesti** çau me sëpatë kokën e Zeusit, nga e cila dolli perëndesha Athana:

"Kur Athenaj dolli nga maja e kokës së t'et
me marifetet që i punoi Hefesti me sëpatën prej tunxhi,
Nxori një britmë shumë të madhe
që u tmerua Qielli e Dheu mëmë".
**(Pindari carmina,** Olympioniket, VI. varg, 65-70- f.29-30 Laipsig).

**Etimologjia dhe shpjegimi që i bëjmë ne kësaj fjale**

Në gjuhën shqipe egziston fjala **tru**, që do të thotë "**tru**" dhe pastaj, si kuptim i dytë, "**kokë**". Në numur shumës është **trut**. Nga kjo "trut", pra, dhe nga folja **genasthai** (= **γενᾶσθαι** = me lindë) është e përbërë fjala **Trutegeneia (Τρουτογένεια)**. Akeu (greku), duke e marrë këtë fjalë, të huaj për të, nga ata që e kishin më parë, e zëvendësoi "**trut**" me një fjalë me kuptim të njëjtë të gjuhës së vet. Dhe kjo fjalë është fjala **Trito (τριτώ)** = kokë. Dhe **urtësia** në përgjithësi e **dituria** dalin me anë të fjalës nga koka. Prandaj edhe Athenaja u quajt **Tritogeneia,** d.m.th. **Dituri** që buron nga **truri.** = ( e trulindur).

**Konkluzioni përfundimtar:**

Nga sa u thanë, vërtetohet se edhe fjala e mësipërme, (epitet zbukuronjës i perëndeshës), është fjalë **pellasgjike,** d.m.th. **shqipe,** së cilës iu bë shpjegimi dhe etimologjia me anë të gjuhës shqipe.

11. **Hermes dhe Hermeias** (= **Ἑρμῆς** dhe **Ἑρμείας**)

Hermesi (Merkuri) (sipas hymnit homerik XVIII për Hermesin), lindi nga Zeusi dhe nga Maja, bijë e Atlantit.

"Këndoj Hermesit nga Kyllena, Argeifontit,
që kujdeset për Kyllenien dhe për Arkadinë me dhën shumë,
ëngjëllin fort të dobishëm të të pavdekshmëvet që e lindi Maja,
bija e Atlantit, e bashkuar në dashuri me Zeusin".
(Varg. 1-4, faq. 71, Laipcig, Viti 1888).

Ai është lajmtari perëndivet, ai që jep të mirat e bollëkut dhe të tregëtisë etj. (Shiko, Iljada, Kën. XV, varg. 214, Odisea, Kend. VIII, varg. 335, Kën. XIV varg. 434 etj).

Etimologjia e gjertanishme që është ndërmarrë për emrin Hermes nga gjuhëtarët, mbetet e dyshimtë. Sipas disave prej tyre identifikohet me një farë hyjnie indiane: **Saramejas** etj.
(Shiko, "Fjalor homerik" i J. Pantazidhit, faq. 250)

Në gjuhën shqipe nuk ekziston ndonjë fjalë që të lidhet me fjalën **Hermes**.

Për Hermesin, Herodoti thotë sa më poshtë:

"Të parët nga të gjithë grekët, athenasit, dhe pas këtyre të tjerët, kanë mësuar të bëjnë që statujet e Hermesit t'i kenë organet përpjetë, duke e marrë këtë jo nga egjyptasit, **por nga pellasgët.** Dhe me të vërtetë, athe-

nasit, të cilët edhe ata ishin grekë, patën si bashkëbanorë në vend pellazgët, prandaj edhe filluan të merren për grekë... Të parët, pra, Athenasit i bënë statujet e Hermesit t'i kenë organet përpjetë duke e mësuar nga **pellasgët.** Dhe **pellasgët** thanë për këtë një fjalë të shenjtë".

(Lib. II, Kap. 51)

Nga sa më sipër, nxjerrim përfundimin se edhe Hermesi ishte perëndi pellasgjike.

## 12. Thetis (Θέτις) (Tethis — Tethis) (Τηθίς = Τέθις)

Perëndesha Thetis ishte bijë e Nereut dhe e Doridës, bijës së Oqeanit. Hesiodi ("Theogonia, varg. 240-244) thotë këto:

"Nga Nereu dhe nga Dorida ligjëmirë
bijës së Oqeanit, lumë të mbaruar,
linđën në detin e pavjelshëm fëmijë fort të dashur perëndish,
Protoja dhe Eukranta, Saoja dhe Amfitrita
Eudora dhe Thetis, Galenë dhe Glanka".

Perëndesha **Thetis** priti Donizin, kur hyri në det i tmeruar, i ndjekur prej Lykurgut, birit të **Dryantit**".

"Tmerrue Dionizi u kredh ndër val'të detit,
në gji të vet Tetida e priti t'mjerin
friksue e rrqethë nga brimat e luftarit".

(Hom. Iliada, Kënga VI, var. 164-166).

Perëndesha Thetis, kur dëgjon vajtimet dhe psherëtimat e birit të vet, Akilit, del nga deti e shoqëruar nga të mirat **Nereidat** dhe vjen të shohë të birin dhe të marrë vesh se ç'e keqe i ngjau.

'Gjamë t'madhe bani Akili, trimi i trimave,
dhe e ndjeka e ama e tij e përnderueshme,
që ndenji pranë t'jatit plak n'plaskojt e detit
me gjamë ia priti e rrotull saj u mblodhën
gjithë hyjneshat, bijat e Nereos,
që kanë banesën në plaskojt e detit:

(Hom. Iliada, Kën. XVIII, var. 43-48).

Edhe sipas Homerit, edhe sipas Hesiodit, **Thetis** është perëndeshë e detit, është **"në fund të detit"**.

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Thetis

Fjala **"Thetis"** po të merret si fjalë greke, nuk ka asnjë lidhje me detin. Me detin kanë lidhje motrat e saj: **Kymodokë (Κυμοδόκη)**, Kymothoe **(Κυμοθόη)**. **Nesaie (Νησαίη)**, Halie **('Αλίη)** Aktaie **(Ακταίη)** jo Thetis. (Me gjithë këtë, Thetis, ka lidhje shumë të madhe me detin).

Po të hiqet nga **Thetis** mbaresa **is,** mbetet trupi: **"thet" (θέτ).**

Këtë **thet** gramatika e quan rrënjë, ndërsa ajo ka qenë **fjalë më vete.** Le të marrim fjalën:

De-pater (faza e parë)
De-patur (faza e dytë)
De-tur (faza e tretë)
Detr (faza e katërtë)
Det (faza e pestë)

Fjala **De-pater**, duke u zhvilluar përmes shekujve, arriti në trajtën **det**, e cila (det) është fjalë **shqipe**. Dhe dihet se, sipas fragmentit të ruajtur të Melanipës së Euripidit, që e përmend Diodor Siqeljoti dhe që ne e kemi cituar gjatë rrugës së kësaj vepre, dihet, pra, se edhe deti është **pjellë e dheut**. Fjala **det**, pra, në gjuhën greke u bë **thet** (duke u kthyer tingulli d i fjalës shqipe në tingullin **th** (ϑ) dhe duke u shtuar mbaresa greke **is**, d.m.th. **Det** u bë Thetis).

**Thetis**, pra, etimologjia e së cilës bëhet me anë të gjuhës **shqipe**, është vetë **deti**, i **personifikuar** dhe **hyjnizuar** (sikurse dhe Tethys (**Τηϑύς**), Teth = Thet: (**Τηϑ** = **Θετ**). Nga kjo, d.m.th. nga që fjalës i bëhet etimologjia dhe shpjegimi me anë të gjuhës shqipe, **Thetis** (**Θέτις**) është **perëndeshë pellasgjike**.

### 13. Tethys (Τηϑύς) (Τηϑ=Τεϑ=Θετ).

Perëndesha **Hera** i thotë Afërditës (perëndeshës):

Do të vete të shoh atin e perëndivet, Oqeanin, dhe nënën Tethyn
(Homeri, Iliada, Kën XIV, varg. 200-201).

Oqeani dhe **Tethys** ishin fëmijë të **dheut** dhe të qiellit, si rrjedhim, edhe vëllezër në mes tyre. Këtë e dëshmon Hesiodi në "Theogoninë" e tij, kur thotë:

"Dhe.......
i rënë me Qiellin, lindi Oqeani vorbullthellë
. . . . . . . .dhe Tethynë e dashur".
(Varg. 126, 133 dhe 136)
Tethys dhe Oqeani lindën trimijë Oqeanide dhe trimijë **lumenj**.
"Tethysi i lindi Oqeanit lumenjtë plot dallgë,
. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .
Se Oqeanidet pulpëbukura janë trimijë,
. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .
dhe po aq të tjerë lumenjtë që rrjedhin me zhurmë.
bij të Oqeanit, që i lindi zonja Tethys".
(Theogonia, varg. 337, 364, 367-368),

**Tethys**, pra, është perëndeshë e detit, është vetë deti i personifikuar dhe hyjnizuar (sikurse edhe perëndesha Thetis, siç e pamë më parë).

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Tethys (Τηϑύς)

Sipas fjalorit homerik të J. Pantazidhit, fjala Tethys "duket se del nga fjala **Tethe** ( =τήϑη), që do të thotë **nanë** (dhe është formuar për metatezë nga: "**The-tys**" (**Θητύς**), faq. 623).

Por fjala **tethe** (τήϑη) nuk ekziston as tek Homeri, as tek Hesiodi.

Sipas G. Kapsalit, **Tethys** "është personifikimi dhe hyjnizimi femër, sikurse **Oqeani** është personifikimi mashkull, i elementit të ujshëm, të marrë në veprimtarinë e tij jetëdhënëse, është, pra, **nëna** ushqenjësja".

(Enciklopedia e Madhe Greke, vëllimi 22, Athinë, viti 1933, faq. 952).

Por që Oqeani dhe Tethys kanë kuptimin e **elementit të ujshëm**, kjo nxirret nga që **"kështu e do kuptimi"**, dhe jo pas një etimologjie.

Pra: po të hiqet mbaresa **ys** nga fjala **Tethys**, mbetet trupi **Teth (τηθ)**. Eta (η), e dimë se në kohën e Homerit dhe të Hesiodit shqiptohej si **e** e gjatë (**ε**). Theta (**Θ**) m'anë tjetër nuk shqiptohej si sot. Theta (**Θ**), e greqishtes së re është një tingull **ndërdhëmbor** dhe i **vazhduar.** Ndër të vjetrit (Homeri, Hesiodi etj.) ishte një ftong i mbyllur me nxjerrje të frymës, d.m.th. **t-h**, ashtu si shkruhet në fjalët latine të marra nga greqishtja (**Κιθάρα** = Kithara. **'Αθῆναι** = Athenae etj). S rrjedhim, trupi (**ΤΗΘ**) gjatë kohës së Homerit dhe të Hesiodit, shqiptohej (dhe, po të ekzistonte shkrimi, do të shkruhej) si **TETH.** Dhe Th u shndrua në **Θ** (në thëta), — kurse në gjuhën italiane, pasardhësen imediatë të latinishtes, **Th** shqiptohej jo si **Θ** (Th), por si T e thjeshtë, sikurse edhe shkruhet, p.sh. **Atene.** Kështu edhe në frëngjishten, sikurse në përgjithësi edhe në të gjitha gjuhët e rrjedhura nga latinishtja. Kështu: **TETH** shqiptohet sot në gjuhët në fjalë si TET.

Më lart u tha se fjala shqipe **det** do të thotë **det** dhe se është baras me greken **θέτ** (thet), (duke u kthyer **d** në **θ**. **Për metatezë pastaj të përbashkët të tingujvet, Thet (ΘΕΤ)** u bë **Teth (ΤΕΘ** ), d.m.th. T zuri vendin e **Th (Θ)** dhe Th (**Θ**) zuri vendin e **T**.

### Konkluzion

Nga etimologjia dhe shpjegimi i fjalës **Tethys (Τηθύς)** (i kësaj perëndeshe të detit), bërë me anë të gjuhës **shqipe**, u vërtetua se edhe kjo fjalë është fjalë **pellasgjike.**

## 14. Persefoni (Περσεφόνη)

**Persefone** — Fersefone — Persefoneia — Fersefoneia — Persefoneie (**Περσεφόνη, Φερσεφὀνη, Περσεφάνεια, Φερσεφόνεια, Περσεφονείη**) Fersefoneie — Persefassa — Fersefassa — Fersefatta dhe Ferrefata. **Φερσεφονείη - Περσεφασσα - Φερσέφασσα - Φερσσέφατα καί Φερέφαττα**).

Të gjitha trajtat e mësipërme gjënden tek shkrimtarët e vjetër.

Ky emër gjëndet për të parën herë tek Homeri me trajtën Persefoneia (**Περσεφόνεια**). Është bijë e Zeusit (Odisea, Këng. XI, varg. 217) dhe e Demetrës (Iliada, Këng. XIV, varg. 326 "Hymni homerik për Demetrën", V, faq. 49-64 dhe XIII f. 70). Është e shoqja e Zeusit të nëndheshëm (të Hadesit ="**Αδου**).

(Shih Homeri, Iliada, Kën. IX varg. 457).

Sipas Hesiodit (Theogonia, varg. 912-914) dhe sipas **"hymnit homerik V, për Demetrën"**, Persefoni u rrëmbye nga Ajdoneu dhe u çua tek Hadesi (Ferri), në kohën kur po loste me mikeshat e saj, duke mbledhur lule në fushën **Nysion.** Rrëmbimin në fjalë të **Persefonës** prej Ajdoneut dhe transferimin e saj në Ferr,ku u bë grua e perëndisë së Ferrit (të Plutonit), e përshkruan me hollësi **hymni i mësipërm (V) homerik për Demetrën".** Të bijë e kësaj Persefone Hermesi, sipas urdhërit të Zeusit, e hoqi nga Ferri dhe e solli përsëri lart me urdhër që ajo të qëndronte pranë nënës së vet një të tretën e vitit (varg. 399).

Shprehjet: **''Pjesën e tretë në vit''** (varg. 399, të **hymnit homerik** të mësipërm), dhe **''pjesën e tretë** nën errësirën mjergullore (Po aty, varg. 446), dhe **''kohën tjetër në botën** e sipërme'' (varg. 400 dhe 447) përbënin me të vërtetë një **enigmë.**

Demetra i thotë Persefonës:

''........nën dhe do të jetosh
një të tretën e orëvet në vit
kurse dy të tretat pranë meje dhe të pavdekëshmëvet të tjerë,
dhe kur toka të lulëzojë me lulet e ndryshme pranverore,
që kanë erë të mirë, atëhere nga errësira mjergullore
ngjitur përsëri lart, **mrekulli e madhe** për perënditë dhe **njerëzit e vdekshëm''.**

(Varg. 398-403)

Dhe zgjidhja e enigmës ishte e drejtë, por kuptimi i fjalës ishte i panjohur.

## Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Persefone.

Persefone ishte simbol i farës, që qëndron për katër muaj nën dhe, kurse pastaj vjen lart në botën e sipërme. Por ç'tregonte, ose cili ishte kuptimi i parë dhe kryesor i fjalës **Persefonë,** asnjeri s'e dinte. Kështu:

Platoni tek **Kratyli** thotë se shumë e kishin frikë këtë emër. Njerëzit, d.m.th., meqenëse pranë trajtës **Persefone** = **(Περσεφόνη)** ishte edhe trajta: **Ferrefatta (Φερρέφαττα)**, duke i kryqëzuar me mend këto të dy trajta, d.m.th. duke marrë si komponent të parë **Ferre** dhe si komponent të dytë fone **(Φέρρεφόνη)**, formonin trajtën **Ferrefone (Φερρεφόνη)** = =me: **''ajo që sjell vrasjen dhe vdekjen''** (nga ferre = sjell, fone = vrasje). Kështu, ja bëjnë gabim dhe pa ja qëlluar etimologjinë kësaj fjale p.sh. Jan Pantazidhi, në flajorin homerik të tij, faq. 525, ku thotë:

''Sipas Eustathit në k. 491 (Persefoneia — **Περσεφόνεια**), etimologjia e kësaj bëhet nga: **fero (φέρω** = sjell) dhe **fonos (φόνος** = vrasje); si rrjedhim, më sakt, **fersefone** (= **φερσεφόνη**), d.m.th. vdekjeprurëse''.

**Georg Autenrieth** (Fjalori homerik, përkthim nga gjermanishtja prej Dhimitër J. Olimpit, Athinë, botim i dytë viti 1900, faq. 255) thotë:

''Perse-foneia = Ferse-fone = ajo që sjell vdekjen''.

Por **Persefona** nuk ka asnjë lidhje me vrasjet (fonos).

Demetra, si perendeshë e bujqësisë, jepte **farërat** (sporet) për mbjellje. Në **gjuhën** shqipe fjala greke **sporos** thuhet **far.** Trajta më e vjetër e Fersefonës (për sa ka të bëjë me rrokjen **fer)** do të ishte: **Farsefonë (Φαρσεφόνη).** Rrokja e parë **far (φάρ)** është fjala **shqipe** që tregon, siç thamë, farën.

Del pyetja: Si **far-sefone,** ose më mirë, si **Far** u bë **Fer?** Shumë thjesht: **A-ja atone** e rrokjes far u asimilua nga E-ja e rrokjes që pason **SE** (sikurse **E-ja** e fillimit e fjalës **EPANO (ἐπάνω)** u asimilua nga **A**-ja e rrokjes **PA,** dhe u tha: APANO, sikurse **ERGATES** u tha ARGATES DHE IHNARIA u tha AHNARIA etj.). Kurse pjesa që mbetet e kësaj fjale, d.m.th. pjesa: Sefone, Sefassa ose Sefatta, do të ishte me siguri e po asaj gjuhe me **Far,** por ajo është vështirë për t'u shpjeguar, ose më mirë, e pashpjeguеshme.

Duke i dhënë fund studimit për perëndeshën **Persefone,** me anë të të cilit u vërtetua se edhe kjo është **Perëndeshë pellasgjike,** themi se tre janë

elementët që na bindin se etimologjia e bërë më lart dhe shpjegimi i kësaj fjale (Persefonë), është i saktë. Këta elementë janë:

1) Shpjegimi gjuhësor, d.m.th. shkaku, që a-ja e fillimit e **far** u asimilua nga E-ja e **se**, është me vend.

2) Kuptimi i vërtetë i fjalës, sepse me të vërtetë, në gjuhën shqipe, **far** thuhet fara (=σπόρος), kurse fjala **Persefone** e tërë merrej me kuptimin në vend të farës.

3) Nuk është vetëm fjala Fersefone (Persefone), që shpjegohet me anë të gjuhës shqipe (kur mund të kujtonte kush se është një koincidencë e thjeshtë), por janë edhe shumë të tjera, që shpjegohen dhe gjejnë etimologjinë e tyre vetëm me anë të **gjuhës shqipe.**

## 15. Diona (Διώνη).

**Diona** është nënë e Afërditës prej Zeusit, nga Homeri përmendet vetëm njëherë (Iliada, Kën. V, vrg. 370). Afërdita, e plagosur në betejë prej Diomedit, shkon në Olimp tek e ëma Diona, i bie asaj në gjunjë dhe duke qarë i rrëfen të keqen që e gjeti.

(Iliada, Kën. V, varg. 370-371).

**Diona,** sipas **Hesiodit** (Theogonia, varg. 17 dhe 353) ishte bijë e Oqeanit dhe e Tethysë.

**Diona** adhurohej kryesisht në **Dodonë** dhe konsiderohej si shoqja e Zeusit të Dodonës. Në pyetjet që parashtronin ata që kërkonin këshilla nga Orakulli i Dodonës, përmendet, bashkë me emrin e Zeusit, edhe emri i Dionës. Kështu, sipas Kost. Karapanos, (gërmime në Epir), përmenden këto:

"Gllafkoni Deusit Naios dhe Dionës
"Pyet Lisaniasi Deusin Naion dhe Dionën
"Fëmijën që ka në bark Nila, e ka të zënë me të"?

Sipas komentatorit të Iliadës së Homerit, Diona ishte **"nuse Dodonase"** dhe kishte marrë përsipër rritjen e Dionysit, që ish foshnjë.

### Etimologjia

**"Di"** e fjalës **"Dios"** (Διός) dhe **"di"** që gjëndet në emrin: **Afërditë** është **një** dhe po **ajo.** Diona, pra, që adhurohej bashkë me Zeusin **pellasgjik të Dodonës,** duke qenë bashkëshorte e tij, është edhe ajo perëndeshë **pellasgjike.**

### Konkluzion përfundimtar dhe i sigurt.

"Perëndite", emrat e të cilëve e patën etimologjinë dhe shpjegimin me anë të gjuhës shqipe, ishin **"perëndi"** të atij populli parahistorik, i cili banonte dikur nëpër vendet, **toponimitë** e të cilëvet u shpjeguan dhe e patën gjithashtu etimologjinë me anë të po asaj gjuhe. Etimologjia, pra, dhe shpjegimi i emravet të **perëndivet** me anë të gjuhës shqipe, konfirmon vërtetësinë e të thënavet prej Herodotit (libr. II, kap. 52-53) **"Nga pellasgët i muarën pastaj Grekët"** (kuptohet: emrat e perëndivet). Këtë gojëdhanë të bukur na e ruajti neve baba i historisë, i cili, me gjithë këtë, duke qenë nën in-

fluencën e priftërinjvet të Egjyptit, thotë gjithashtu se grekët disa **prej perëndivet** i muarën nga **egjyptasit**, disa nga **pellasgët**. Por meqenëse sot është vërtetuar prej shkencës së gjuhësisë, se emrat e **perëndivet** të grekërvet, si japetike, nuk janë marrë nga egjyptasit, qëshmia në fjalë e Herodotit, d.m.th. fakti që "**Nga pellasgët i muarën pastaj grekët**" (kuptohet: emrat e perëndivet të tyre), mbetet **tradita e paprekur dhe shumë e çmuar**, e konfirmuar plotësisht edhe nga konkluzionet e nxjerra në këtë studim, që ka si titull "Perënditë e pellasgëvet", dhe që përfshihet në këtë libër të njëmbëdhjetë të veprës sonë. Duke i dhënë fund tanimë edhe këtij libri, po shënojmë tabellën XVI që përmban emrat e perëndivet, që u shpjeguan dhe e patën etimologjinë, siç thamë, me anë të gjuhës shqipe.

## Tabella XVI

**Emra teponimikë** (perëndish dhe perendeshash) të pellasgëvet, **që kanë si rrënjë fjalë shqipe.**

1) Demeter (**Δημήτηρ**)
2) Zeus (**Ζεύς**)
3) Poseidon (**Ποσειδῶν**)
4) Afërditë (Afroditë) (**Ἀφροδίτη**)
5) Apollon (**Ἀπόλλων**)
6) Dionys (**Διόνυσος**)
7) Hera (**Ἥρα**)
8) Rea (**Ῥέα**)
9) Athena (**Ἀθηνᾶ**)
10) Atrytonë (**Ἀτρυτωνη**)
11) Thetis (**Θέτις**)
12) Tethys (**Τηθύς**)
13) Persefonë (**Περσοφόνη**)
14) Dionë (**Διώνη**)

Fund
i Librit të njëmbëdhjetë (pjesë e dytë)

# PJESË E TRETË

## *LIBRI I DYMBËDHJETË*

# "STËRGJYSHËT E SHQIPTARËVE D.M.TH. PELLASGËT"

# PJESË E TRETË

## *LIBRI I DYMBËDHJETË*

## EMRA TË NDRYSHËM NË GREQINË E VJETËR DHE GJETKË (PELAZGOS, PELAGON, ASPELGOS, ASPELGIA, DEUKALION, POLYDENKES ETJ. ETJ.), TË CILËVET U BËHET ETIMOLOGJIA DHE SHPJEGIMI ME ANË TË GJUHES SHQIPE. VENDE KU TAKOHEN KËTO.

### "Stërgjyshërit e shqiptarëvet, d.m.th. pellasgët"

Duke ecur mbi gjurmët e **shqiptarëvet** të vjetër, d.m.th. të pellasgëvet, kaluam vende të ndryshme, qytete dhe ishuj e detra, duke shpjeguar dhe duke bërë etimologjinë e toponimivet të ndryshme e të tjera, me anë të **gjuhës shqipe.** (Shiko: "Gyrai Petrai", "Maleiaon oros", "Pylai-Thermopylai", "Athenai", "Potidania", "Potidaia", "Epeiros", "Jonion Pelagos" etj. etj):

Në rrugën e këtij studimi ne takuam emra burrash dhe grash, perëndish dhe perëndeshash. Më në fund u futëm në vendet më të fshehta të zemrës dhe të mendjes së pellasgëvet — në botën e perëndivet të tyre. Dhe pamë se kjo botë e **perëndivet të pellasgëvet,** si kuptim esencial ka dhe shpreh: **"i dhelindur".** Kuptimin e Dheut, si nënë e të gjithavet, nga e cila lindin, ushqehen dhe mbahen të gjitha. Kjo fuqi jetëdhënëse e **Dheut Nënë** na solli në atë etapë e cila mban emrin **"Pellasg".** Dhe me të vërtetë, kjo etapë është qendra, ku përfundojnë gjithë rrugët e veçanta që ne kaluam gjer tani. Me fjalë të tjera, emri "Pellasg", etimologjia dhe shpjegimi i të cilit bëhet drejt vetëm me anë **të gjuhës shqipe,** shpjegon dhe përmban kuptimin themelor të fjalës **"i dhelindur",** lidhur me pellasgët. Por përpara se të kalojmë në etimologjinë dhe shpjegimin e kësaj fjale e quajmë të nevojshme të shtojmë dhe të themi më parë edhe këto:

Kjo vepër mban titullin **"Shqiptarët dhe problemi pellasgjik".** Por kuptimi themelor i saj ka qenë në fillim të gjejë **paraardhësit e shqiptarëvet.** Dhe duke kërkuar gjurmët e tyre, gjetëm dhe vumë re se këto gjurmë janë **gjurmë pellasgjike.** Me këtë mënyrë, problemit të parë, — **Shqiptar** — iu shtua problemi i dytë — **Pellasg.** Dhe me këtë mënyrë u gjetëm të shtrënguar që të zgjidhim patjetër përmes problemit të parë edhe problemin e dytë d.m.th. problemin pellasgjik, që konsiston në sa më poshtë:

1) Në kanë qenë pellasgët një popull i vërtetë, apo në kanë qenë një krijim i fantazisë së logografëvet të vjetër.

2) Duke qenë se pellasgët kanë qënë një popull i vërtetë (sipas mendimit zotëronjës), në cilën bashkëfisëri (familje) **gjuhësore bëjnë pjesë.**

Më poshtë po parashtrojmë shkurtimisht mendimet e ndryshme që janë çfaqur për problemin **pellasgjik** nga burrat e ditur (historjanë, arkeologë, gjuhëtarë etj). në kohë të **ndryshme.**

# KAPITULLI I PARË

## MENDIMET QË JANË ÇFAQUR RRETH PELLASGËVET PREJ DIJETARËVE TË NDRYSHËM (HISTORIANË, ARKEOLOGË, GJUHËTARË ETJ) QË NGA KOHËT E VJETRA DHE GJER MË SOT.

1) **Herodoti** shkruan:

"Se ç'gjuhë flisnin pellasgët, nuk mundem ta them me saktësi". Dhe duke vazhduar më poshtë, thotë:

"Po të jetë nevoja të flasim duke konkluduar në bazë të këtyreve, pellasgët flisnin një gjuhë barbare" .

(Libr. I, Kap. 57).

2) **Thuqidhidhi** përmend sa më poshtë:

"Më duket se këtë emër sa që e kishte ende e gjitha (kupt. Hellada), por përpara Helenit të Deukalionit ky emërim as që ekzistonte, ndërsa fiset e tjerë dhe ai **pellasgjik** për shumë kohë e merrnin emrin nga vetvehtja, sipas fisit".

(Libr. I, Kap. 3)

3) **Straboni** (Kap. 221), thotë se emri i pellasgëvet mbizotëronte nëpër gjithë Greqinë.

4) Gjithashtu **Hekateu nga Mileti**, sipas Strabonit (Kap. 321), permend lidhur me këtë sa më poshtë:

"Hekateu, pra, nga Mileti, thotë për Peloponezin se para grekëvet banuan atje barbarët. Dhe në kohët e vjetra gati e gjithë Greqia qe vend banimi barbarësh, sepse, duke pasur parasysh sa thamë, Pelopi e solli popullin në vendin e quajtur prej tij Peloponez nga Frygia, kurse Danau nga Egjypti, ndërsa dryopët dhe kaukonët dhe **pellasgët** dhe lelegët e të tjerë të tillë i ndanë vendet brënda dhe jashtë Ishmit".

5) **Kostandin Paparigopulli**, ish profesor i Historisë në Universitetin Kombëtar të Athinës, shkruan për pellasgët ndër të tjera edhe këto:

"Sot ne nuk kemi asnjë fakt dëshmonjës, por as edhe në kohën e Herodotit apo të Thukididit nuk kishte ndonjë fakt të tillë, në bazë të të cilit të formojmë një mendim të mjaftueshëm për pellasgët parahelen".

(**"Historia e Kombit grek"**, vëll. I, Athinë, Viti 1901, faqe 59).

6) **Spiridon P Llambro**, gjithashtu ish profesor i Historisë në Universitetin Kombëtar të Athinës, duke bërë fjalë për pellasgët, thotë edhe këto:

"Është për të ardhur keq që ne kemi mundësi të shënojmë vetëm shumë pak informata për një popull fort të rëndësishëm, (kupton pellasgët), të cilin e gjejmë të shpërndarë që në kohët më të vjetra jo vetëm në gjithë Greqinë, por edhe në Azi të vogël e në Itali".

("Historia e Greqisë", Vëllimi I, Athinë, viti 1886, faq. 29)

7) **Victor Berard**, në veprën e tij **"Ithaka dhe Greqia e akejvet"** Paris, 1935, shkruan për pellasgët, në faqen 18, këto:

"Mendimi i qëndrueshëm, i cili pothuaj për dyzet vjet me radhë ka drejtuar studimet e mia mbi antikitetin, ka qenë që të rivendos dhe të vërtetoj afërsinë historike ndërmjet **idevet, artevet, letravet** të qytetërimevet të vjetra të lindjes dhe të koncepcionevet ose të vepravet të Greqisë **pellasgjike** dhe **akease**".

Me termin "**Pellasg**", unë kuptoj banorët e Greqisë përpara zbritjes së akejvet; sot më duket e pamundur të përcaktoj racën, gjuhën, dhe origjinën e këtyre indigenëve, pasardhësit arkadas të të cilëvet flisnin, **në** kohët klasike dhe nga fundi i kohës së akeasvet, një dialekt grek; më duket përkundrazi e sigurt, se pellasgët kishin jetuar nën influencën e lindjes dhe veçanërisht të fenikasvet, shumë shekuj përpara zbritjes së akeasvet"([1]).

8) **Albert Malet** dhe **Jules Isac**, për pellasgët përmendin këto më poshtë:

"Grekët ua jepnin emrin **pellasg** banorëvet më të vjetër të vendit **të** tyre. Nuk dihet se cilët kanë qenë pellasgët".

("Orienti dhe Greqia", botim i katërt, Paris, faq. 197)

9) **Sokrat Kugjea**, profesor i historisë së lashtë në Universitetin Kombëtar të Athinës dhe Akademik, thotë sa më poshtë:

"Grekët, duke zbritur nga Veriu dhe duke u vendosur pas shumë dallgëzimesh dhe xhvendosjes të njëpasnjëshme popujsh të ndryshëm në pikat më jugore të Gadishullit të Ballkanit, gjetën këtu një popull, i cili me siguri kishte një **qytetërim** më të lartë se të tyrin. Këta banorë parahelenë grekët i quajtën **pellasgë.** Por theoria se pellasgët, një popull që banonte në Thesalinë e Jugut, kanë qenë banorët e parë të Greqisë, e trilluar nga logografët e vjetër dhe që ka sunduar për shumë shekuj gjer në kohët e fundit, sot nuk është e besueshme".

(Shiko, "Universiteti popullor", i gazetës "Vradhini„ "**fillimet e para të qytetërimit grek**", Athinë, Gusht-shtator-tetor, 1934, faq. 37-38).

10) **Panajot D. Kupitori**, duke bërë fjalë për pellasgët, thotë edhe këto: "Kështu, pra, gjuha shqipe, sipas mendimit tim, është një gjuhë e stërlashtë pellasgjike".

("**Studime shqiptare**", Athinë, viti 1879, faqe 42).

11) **Louis Benloew**, dekan i fakultetit të letravet në Dizhon, ndërmjet të tjerave shkruan edhe këto: "Pellasgët do të mund të ishin: "hoi pelas gegonotes" (greq.) = ata që janë pranë (pelas), d.m.th. fqinjët".

(Shiko: "Greqia para grekëvet", studime gjuhësore dhe ethnografike. pellasgët, lelegët, semitët dhe jonët", Paris, viti 1877, faq. 30).

"Hahni shikon në rrokjen e parë të "**Pelazgos**" fjalën greke "Pellos" (**πελλός**), Pelios (**πελιός**) Peleios (**πέλειος**), i zi; në rrokjen e dytë ai shen fjalën pellasgjike argos (**ἀργός**) — (**shqip:** area), e cila s'është gjë tjetër veçse fjala greke agros (**ἀγρός** = arë), fjala latine **ager,** fjala gotike akra, që grekët, të pakën në këtë emër të veçantë e kanë transformuar në: aigos (**αιγός**)".

(Ibidem, f. 31)

"Fjala pellasg, pra, s'mund të ishte tjetër veçse përkthimi i një **emri** të përgjithshëm (apelativ) shqip, që u kthye në një **emër të përveçëm.** Emri **Pelishtim,** të cilën e përdorin çifutët e Lindjes për të treguar **shqiptarët,**

---

1) **Shënim i autorit.**

Më parë pamë se pellasgët, para zbritjes së akeasvet në Greqinë e atëhershme, ishin zotër të Egjeut, të Cikladevet dhe të Sporadevet, të Kretës dhe të të gjithë Mesdheut, të Peloponezit dhe të Greqisë Kontinentale, si edhe të vendeve të tjera, kurse fenikasit, banonin vetëm nëpër vendet pranë detit për të peshkuar goca, nga të cilat nxirrnin bojën e kuqe. Në bazë të këtyre themi se pellasgët nuk ish e mundur të kishin jetuar nën influencën e fenikasvet, por, përkundrazi, këta të fundit nën influencën e pellasgëvet.

nuk do të ishte gjithaqë tjetër gjë veçse po ajo fjalë (Pelazg) e deformuar, ose në daç më mirë, e transformuar në bazë kombinimesh historike shumë a pak të gabuara".

(Ibidem, faq. 33)

12) **Apostol Arbanitopulli**, profesor i Arkeologjisë në Universitetin Kombëtar të Athinës, shkruan për pellasgët edhe këto:

"Pellasgët kanë përbërë, qëkurse u zhvillua arkeologia parahistorike një problem ethnologjik, me të cilin shkencëtarët modernë merren me shumë zell, por edhe pa rënë aspak në ujdi".

(Fjalori enciklopedik i Eleftherudhiqit, Athinë, Vëllim i dhjetë, faq. 561).

13) K. **Romeo**, inspektor i antikiteteve, në një artikull rreth **Akropolit të Athinës**, të titulluar: "**Historia dhe monumente**", shkruan ndër të tjera, edhe këto:

"Krahas me mbretërit dhe me bashkëluftëtarët e tyre me origjinë greke, ishin edhe banorët e vjetër të vendit, **prohelenët (οἱ προέλληνε)**, në qoftë se na lejohet ky karakterizim i shkurtër, të cilët nuk u xhdukën nga akejtë pushtonjës, por u asimiluan me kalimin e kohës, jo me ndonjë propagandë artificiale, por me një mënyrë më të sigurt, me anë të imponimit moral të më të fuqishmit. Kur u krye ky asimilim, nuk është e mundur ta dimë dhe as që e dinin këtë shumë më mirë se ne të vjetrit e kohës historike. Këta vetëm ruajtën kujtimin e sigurt, se në kohën e vjetër kishte kudo banorë me një gjuhë tjetër, të cilët i quanin karas, lelegë, tyrsenë dhe **pellasgë**.....

....Sot, p.sh. e pranojmë plotësisht se në Atikë dhe në Athinë ka qenë **para grekëvet dhe pas tyre** një popull **alloglos** = (me gjuhë tjetër, jo greke), të cilit i detyrohemi, përveç të tjeravet, për emërtimet: **Lykabettos, Hymettos, Ilisos, Kifisos**, Por që ky popull mbante emrin e pellasgëvet, të cilët ndërtuan edhe murin e parë të Akropolit, kjo do të mbetet e panjohur... Ekziston një **enë** atike e vitit 450 para e.r. ku paraqitet Athenaja, e cila drejton një gjigant se ku ta vendosë shkëmbin që ai mban, me qëllim që të ndërtohet muri i vatrës së saj të dashur".

("**Enciklopedia e Madhe Greke — Pyrsos**", Vëllimi i Tretë, faq. 194-195).

14) **G.I. Anagnostopuli**, ish profesor i gjuhësisë në Universitetin Kombëtar të Athinës, duke bërë fjalë për gjuhën pellasge, shkruan fjalë për fjalë sa më poshtë:

"**Gjuha pellasgjike.** Gjuhët e pellasgëvet, karëvet, lelegëvet, eteokretëvet, etj. d.m.th. të popujvet që banonin në vendet dhe ishujt tanë para vendosjes në to të grekëvet, janë për ne krejtësisht të panjohura. Mbeturina mbishkrimesh të këtyre gjuhëve janë ruajtur në disa vende të Greqisë, si p.sh., në Kretë, në Lemno, (ku më 1884 u gjet mbishkrimi i njohur, i shkruar në një gjuhë të panjohur, të afërt ndoshta me atë të tyrrenëvet ose etruskëvet), dhe gjetkë. Por këto mbishkrime as nuk janë lexuar, as nuk janë shpjeguar gjer tani dhe si rrjedhim gjuhët, në të cilat u shkrojtën, mbetën të pazbulueshme për gjurmimin gjuhësor. Që këndej kuptohet lehtë se është shumë e vështirë — në mos e pamundur — të dallojmë me një farë saktësie elementët e ndryshëm (leksikologjikë dhe të tjerë), që padyshim gjuha greke do të ketë marrë nga gjuhët e banorëvet të lartpërmendur parahelenë të vendit tonë, të cilët u shkrinë në pjesën më të madhe me stërgjyshët tanë shumë të vjetër, si edhe se për gjuhën e pellasgëvet — për të cilën Herodoti I, 56, thotë: "se ç'gjuhë flisnin pellasgët, këtë nuk mundem ta them me saktësi, por në rast se duhet të flasim duke konkluduar..., pellasgët flisnin një gjuhë barbare", — asgjë të sigurt dhe pozitive nuk dimë, ose nuk mund të dimë, gjersa të pakën mbishkrimet e

lartpërmendur mbeten për gjuhëtarët dhe gjurmonjësit e vjetërsisë një **enigmë e pazgjidhur''**.

(Enciklopedia e Madhe Greke,'' — Pyrsos, Vëllimi i nëntëmbëdhjetë, faq. 873).

15) **J. Pentazidhi**, ish profesor i Universitetit Kombëtar të Athinës, shkruan për pellasgët (ndër të tjera) edhe këto: ''Pellasgët..., banorë shumë të vjetër të Greqisë, të cilët u shtrinë nga vendbanimi i tyre i parë rreth Dodonës së Epirit, (B, 681) në Thesali në Beoti, në Atikë dhe në një pjesë të Peloponezit, sidomos në Argolidë dhe në Arkadi. Ishte një popull paqësor dhe që merrej me bujqësi, i cili me gjithë që kishte në dorë ato kështjella të fuqishme shkëmbore, nuk mundi t'u bënte ballë për një kohë të gjatë sulmevet të njëmbasnjëshme të fiseve të tjera luftarake, prandaj ajo pjesë e këtij populli që u nënështrua u shkri bashkë me ta, kurse pjesa tjetër u largua për në kolonira.

Të ndryshëm nga këta konsiderohen **pellasgët tyrrenas**, të cilëvet u përshtatet më mirë etimologjia nga folja Pelazo = plazo (πελάζω = πλάζω) = (endem). . . . Por ka edhe etimologji të tjera jo më pak të dyshimta dhe të pavend, (sikurse ajo nga: paloi dhe gegaa (= πάλαι dhe γέγαα), si të thuash: palaigeneis (παλεγενεῖς) = (të lindur në kohë të vjetra), ajo nga: pelos (πελός = i zi, bojë hiri) dhe argos (ἄργος = fushë)''.

(Fjalor homerik, Athinë, Viti 1886, faq. 514).

16) **Gjerasim D. Kapsali**, këshilltar i arësimit, thotë sa më poshtë:

''**Konkluzionet e gërmimevet në Akropol dhe tradita.** Kazma,...... udhëheqës i ndritur në gjurmimin e kohëvet parahistorike, hodhi dritë mbi historinë e lagjevet të para të Akropolit duke zbuluar se edhe mbi këtë shkëmb të shenjtë jetoi dhe veproi një popull, qytetërimi i të cilit ishte i njëjtë dhe kaloi në të njëjtat faza me qytetërimin e atij populli, që u bë zot i Akropolit, i Tirynthit dhe i Akropolit të Mykenës, që ishin qytete më të dalluara të Greqisë akaike....''.

''Sot e pranojnë pothuajse të gjithë që **vendet më të vjetra të banuara edhe në Atikë ishin ato të pellasgëvet, të degës më të madhe në numur ndër fiset parahelene, e cila kishte njohuri elementare qytetërimi... Fisi parahelen barbarofon ... autokton i pellasgëvet të Herodotit sot pranohet se ka paraekzistuar me të vërtetë dhe jo si një trillim i fantazisë. Skepticizmi superkritik, armik i traditës, u përkul dhe tradita e athenasvet për pellasgët Kranaj... për fisin e pellasgëvet Aigialeas dhe të danaasvet si pasardhës të pellasgëvet... besohen sot si dëshmitarë plot besim të ekzistencës së tyre. I papërcaktuar mbetet vetëm vendi dhe koha e prejardhjes së tyre**''.

(**Enciklopedia e Madhe Greke** — Pyrsos, Vëllimi i dytë, faq. 44).

''Pellasgët (Ark.) Quhen kështu nga shkrimtarët e vjetër grekë banorët më të vjetër të vendit të tyre, d.m.th. fiset parahelene, të cilat gjënden të shpërndara jo vetëm në Greqinë kontinentale dhe nëpër ishujt, por edhe nëpër brigjet e Azisë së Vogël, si edhe nëpër brigjet e Ilirisë, të Italis dhe vendeve të tjera, gati në të gjithë bregdetin e pellgut të Mesdheut, **duke formuar kështu një popullsi parahistorike të panumurt**. Origjina e këtij populli, djepi i tij i parë, gjuha e tij, dhe në përgjithësi qytetërimi i tij, kanë preokupuar dhe preokupojnë **dijetarët specialistë të arkeologjisë parahistorike** dhe të degëve të tjera të afërta të shkencës, por këta duke pasur parasysh edhe informatat e shkrimtarëvet të vjetër mbi **pellasgët, s'kanë arritur gjer më sot në pajtim midis tyre**''.

''Informatat e shkrimtarëvet të vjetër për **pellasgët** përmblidhen pothuaj në këto: ''Tek Homeri **pellasgët** janë fqinj të trojanëvet... por në Kën. II (varg. 233) të Iliadës poeti e quan Zeusin që adhurohej në Dodonë të

Epirit, **Zeus pellasgjik**, gjë që dëshmon se edhe atje banonin dikur pellasgë, dhe në Kën. II (varg. 681) gjithë Thesalinë ose një pjesë të saj e quan "Argos Pelazgjik". . . . Gjithashtu Homeri pranoi se në Kretë banonin pellasgë (Odis. XIX, 177), të cilët nuk kishin të njëjtën gjuhë me fiset e tjera që banonin atje (eteokretasit, hydonët, doriejtë). Tek Homeri pra, pellasgët, gjënden të shpërndarë edhe në Greqinë kontinentale, edhe në Azi të Vogël e në ishujt grekë. Sipas Herodotit, burimi kryesor për ata që merren me problemin ethnologjik të pellasgëvet..., pellasgë ishin jonët dhe eolët, degë e të cilëvet ishin akejtë dhe helenët, doriejtë....

Sipas Thuqidhidhit (IV 100), pelazgët që banonin ende gjatë luftës së Peloponezit në bregdetin e Halqidikës, përbeç gjuhës greke, flisnin edhe gjuhën e tyre dhe sipas tij, edhe eunytanët që kishin një gjuhë fare të panjohur, duket se flisnin gjuhën pellasge. Sipas të njëjtit shkrimtari, Greqia, para se të marrë këtë emër, kishte emra të ndryshëm nëpër viset e ndryshme, nga fiset që banonin në to, ndër të cilët më i fuqishmi ishte ai i pellasgëvet (A, 3). Por edhe Straboni (Kap. 221), i quan pellasgët një fis të vjetër, që mbizotëronte në gjithë Greqinë..... Të gjitha informatat përputhen në këtë, që grekët kanë ardhur nga pellasgët; por ajo që i dallonte ata, sipas dëshmisë së shkrimtarëvet, të cilët konsiderohen edhe burimet më kryesore, Herodoti dhe Thuqidhidhi), ishte gjuha. Kjo ishte aq e afërt me greqishten sa edhe gjuha e fisevet thrakofrygase, fise ariane, ose edhe më e afërt. Kjo duket më e besueshme, pasi pranojnë se nga popullsia pellasge u shkëput ajo greke...

...Nga të rinjtë më të shumët janë në një mendje me informatat e të vjetërvet, duke pranuar se **pellasgët** i përkasin **homofilisë ariane**... se ishin degë e homofilisë sllave... Nga të tjerë, se ishin paraardhës (stërgjyshër) të shqiptarëvet të sotëm (Jochan, Georg von Hanh)... dhe etimologjia e fjalës u bë enigmë... Nga të gjitha sa u thanë më lart del se **pellasgët kanë** ekzistuar pa dyshim, por se asgjë nuk është kaq e pasigurt dhe e errët, sa historia e tyre...

Kështu, pellasgët autoktonë, stërgjyshër të grekëvet, nuk janë një popull përrallor, por një popull, përrallat (mitet) dhe perënditë e të cilit nuk dallohen nga ato të grekëvet, një popull që bashkë me grekët formoi një komb me anë të bashkëjetesës paqësore, të shkrirjes, të ndrrimit vetëm të emrit, siç dëshmon tradita për Danaun se pellasgjotët e Argolidës u quajtën prej tij danaj".

(Enciklopedia e Madhe Greke—Pyrsos, vëllimi i nëntëmbëdhjetë, faq. 873-874).

17) **Andrè Lefèvre,** në veprën e tij: "Origjinat helenike" (Paris viti 1893) shkruan për pellasgët, ndër të tjera, këto:

"Përballë disa sulmeve..... pjesa më e fuqishme e pellasgëvet.... shkoi drejt Dodonës... pastaj... e lanë vendin. Një profeci e orakullit nga ana tjetër u rekonamdonte të shtinin në dorë Italinë... Kështu, para se të helenizohej dhe gjatë mjaft shekujve, bota greke, duke u përfshirë këtu Italia e Jugut, Daunia, Enotria, ka qenë pellasgjike. S'ka fakt më të vëtetë. Tani, nga vinin këta pellasgë kaq të shumë në numur dhe vendosur në mënyrë të qëndrueshme ndërmjet Ballkanit dhe Kretës, ndërmjet Kalabrisë dhe Kapadekisë? Kishin takuar atje autoktonë? Çfarë besime, çfarë gjuhe, çfarë arte kishin sjellë me vehte? (Faqe 5).

"Për M. D'Arbois, pellasgët janë khamitë, kushitë, filistinë në Palestinë, pelestë në Kretë... Disa fjalë që na vinë nga **pellasgët** s'kanë asgjë të huaj për ne. Mbaresat në **o pe** kanë mbetur familjare për helenët dhe duken se u referohen atyre në **ops**, ku përzihen kuptimet e fjalës vox (zë) dhe **oculus**

(sy, fytyrë). Shumë qytete pellasgjike mbarojnë në: **one** (Dodo-onë, Meth-onë, Krest-onë...), një sufiks shumë i zakonshëm në greqishten dhe latinishten... Argos është shikuar si një metatezë e: **Agros**, ager (fushë, arë). Më në fund fjala **Pelazg** ka qenë vënë në lidhje me fjalën **Pelas** (πέλας), ndajfolje që do të thotë afër, në afërsi me **pelos** (πέλος) = (i zi).... gjithashtu me Pelargos (πελαργός = lejlek). Sidoqoftë, rrokja: "pel" është e pasur në derivate me kuptime të ndryshme; kanë përmendur gjithashtu: "**Palaikthon**" (παλαίχθων), pustonjës i vjetër, (palaios = παλαιός) (i vjetër), dhe shumë forma të tjera analoge".

(Ibidem, faq. 7 dhe 8).

18) **D. Olimpi**, në **fjalorin homerik** (përkthim nga gjermanishtja), Athinë, Viti 1900, faq. 250, përmend këto:

"Fjala **pellasg** konsiderohet fjalë aziatike".

19) **K.A. Amandi**, profesor, i historisë bizantine në Universitetin Kombëtar të Athinës, Akademik, shkruan për banorët më të lashtë të Greqisë edhe këto:

"Banorët më të vjetër të Greqisë i quanin pastaj grekët edhe **pellasgë**, por pa një kuptim të qartë ethnologjik. Emri **Pelazg-os** është grek, nga Pelagskoi (=πελαγσκοί); krahaso: mig-sko = misgo (μίγ-σκω = μίσγω). Trupi **Pelag** është edhe në fjalën: **Pelagones** të Maqedhonisë ("glotta, 1,16) dhe do të thotë ndoshta: "fusharakë", dhe në mënyrë më të veçantë u është atribuar banorëvet fusharakë të Thesalisë, që banonin në Pelazgjotin (Πελασγιῶτες).

20) **N.P. Eleftheriadhi**, këshilltar juridik special orientalist, në veprën e tij: "Greqia pellasgjike — Parahelenët", Athinë, Viti 1931, shkruan ndër të tjera edhe këto:

"Kështu, pra, sipas dëshmivet të prera të të vjetërvet, po ata popuj **pellasgjikë**, që banuan në vendet kryesisht greke, banuan shumë herët dhe shumë para luftës trojane edhe në të gjithë Italinë, si edhe në Siqeli, ku flitej dhe e njëjta **gjuhë pellasgjike**, shumë përpara dukjes së **grekëvet**, edhe në vendet e tanishme greke, si edhe në Azi të Vogël, sikurse edhe **në** Itali e në Siqeli, dhe shtoj, edhe në gadishullin Iberik e në Afrikën e Veriut, si edhe në Francën meridionale dhe në shumë vende të tjera". (Faqe 123).

"Dhe popujt **pellasgjikë** që banonin në gadishullin **Iberik**, në **Francë**, **në Itali** dhe në **krahinat greke** e në sa e sa vende të tjera ishin që prej fillimit kaq të shumë në numur, sa që s'është nevoja të imagjinojmë, siç bëjnë Dionysi dhe të tjerët, vetëm një popull pellasgjik, i cili banoi në fillim në Peloponez dhe u çvendos pastaj vazhdimisht në vendet e ndryshme, duke bërë kështu paprerë një jetë fort endacake, gjersa edhe ndërtimi i qytetevet të parë edhe qytetërimi i gjithë vendevet të lartpërmendura u detyrohet pellasgëvet, të cilat banuan me mijëvjeçare të tjera nëpër vendet që kishin pushtuar" (faq. 124).

"Me këtë mënyrë, pra, **pellasgët**, përbënin një botë të tërë **pellasgjike** dhe bota greke, e formuar dhe e zhvilluar në kohë shumë të mëvonëshme, përbën në të vërtetë një shkëputje dhe specializim (specificatio), një veçanti dhe fazë të asaj bote origjinale të madhe dhe të ndritur". (faqe 132)

"Kështu edhe greqishtja u formua në pjesën më të madhe dhe gati e tëra nga gjuha **pellasge** shumë e pasur..." (faq. 133).

21). **Dr. Eqrem Çabej**, (gjuhëtar shqiptar), në veprën e tij me titull: "**Elemente të gjuhësisë dhe të literaturës shqipe**" Tiranë, viti 1936, shkruan "**në hyrje**" të kësaj vepre të tij, (f. 3) fjalë për fjalë, edhe këto:

"Nuk do të mundim të kënaqim ata që edhe sot kanë besim të patundur në një origjinë **pellasge** të gjuhës sonë. Përkundrazi, është koha që, së paku në shkollë, të mos mbushen trut'e nxënësve me hipoteza të mjergullta të mesit të shekullit të kaluar".

22) **Në enciklopedinë britanike**, botim i njëmbëdhjetë, viti 1910-1911, vëllim XXI; faq. 65, bëhet fjalë gjërësisht për **pellasgët**. Artikullshkronjësi i studimit të mësipërm "për pellasgët", thotë, (ndër të tjera) se "Emri "**Pelazgë**", që përmendin shkrimtarët grekë, tregon një popull **parahistorik**, gjurmët e të cilit besohet se ekzistonin në krahinat greke... Qyteti i tyre (kupt. të pellasgëvet) quhet **Larissa**, ka qenë i pasur, kurse ata (kupt. pellasgët) janë shqiptarët me famë".

23) Sipas **G. Sergi**, "Origjina dhe përhapja e trungut mesdhetar", Romë, viti 1896 (përkthim anglisht, viti 1901), me të cilin janë të një mendjeje shumë nga anthropologët, si **pellasgë** përshkruhet (quhet) një degë e racës mesdhetare ose Evropo-afrikane" (ibidem, faq, 65). "Më në fund, karakteri i ndërtimit të murit të vjetër të Akropolit të Athinës (i cili është vepër e pellasgëvet) është i njëjtë me atë të të gjitha veprave të ndërtuara prej tyre që nga Azia e Vogël dhe gjer në Spanjë. (Shiko po aty faq. 65).

24) **Anastas Polizoidhi** në veprën "**Historia e përgjithëshme nga kohët më të vjetra gjer në kohët tona**", vëllim i parë, Athinë, Viti 1889, faq. 358, shkruan për pellasgët, (ndër të tjera) edhe këto;

"Pellasgë. Që nga kohët më të vjetra banojnë kudo në gadishullin grek prej natyre të ndarë në shumë vise fise të shumta dhe me emra të shumë, si lapithë, perrebej, magnetë, athamanë, dolopë, selli (selloi), thesprotë, flegyas, dryopë, dhe të tjerë. Të gjitha këto fise më vonë u përfshinë, siç duket, në një emërtim të përbashkët, në atë të pellasgëvet, siç thotë Herodoti (VII, 44) "Duke e pasur pellasgët atë që sot quhet Helladë", dhe Straboni (VI, 327): "Pellasgët quhen si më të vjetrit nga ata që kanë sunduar nëpër Greqi". — Sa për etimologjinë e emrit të tyre ka mendime të ndryshme; sipas Strabonit (V, 221) pellasgët u quajtën nga atikasit **Pelasgë** (Πελαργοί) për shkak gabimi; përkundrazi, sipas interpretimeve më të reja, fjala nxirret nga **plazein** (πλάζειν = me u endë) dhe pelagos πέλαγος) (pellg, det), për arsye se këta shpesh kanë ndërmarrë emigrimet e tyre përmes detit, ose (siç thotë Eustathi në Dion. Perieg.) nga Pelas ges (πέλαγής = dheu i afërt) sepse erdhën nga Azia kufitare, ose më në fund (siç e pranon arkeologu gjerman Myller, — Orchon, faq. 125) nga **Pelein** (πέλειν) dhe argos (ἄργος), sepse ata banonin zakonisht në vende fushore dhe pjellore. **Pellasgët**, duke formuar vetë një popullsi të fuqishme, vetëm në pikëpamje të kohës dhe të zhvillimit qenë para grekëvet, nga të cilët nuk ndryshonin esencialist. Dhe në kohët e vjetra përveç Greqisë banonin edhe në shumë ishuj të detit Egje, edhe në një pjesë të madhe të Azisë së Vogël dhe të Italisë".

Duke vazhduar më poshtë, shkruan edhe këto:

"Qytetërimi i pellasgëvet. Pellasve, e si banorë të parë të Greqisë, u detyrohet sigurisht edhe qytetërimi i parë i saj".

(Ibidem, faq. 358).

**Grekët**. Grekët, siç mendon historiani angles Thirruali, ishin një degë e racës pellasge, që përmbante gjakun më të mirë dhe më të pastër të saj dhe që ish destinuar të zhvillojë fuqitë më bujare që kishte në natyrën e vet dhe ta shpjerë jetën e fisit në shkallën më të lartë që kish mundësi të arrinte. (Faq. 362).

"Dhe në kohët më të vjetra të quajtura zakonisht **pellasgjike** për t'i dalluar nga kohët greke ose heroike që erdhën më vonë..." (faq. 363).

25) Në enciklopedinë frënge: **"Larousse en six volumes"**, Paris, viti 1932, lexojmë për **pellasgët** këto më poshtë:

"Pelasges (Pe-loj). (Gjeogr. e vjet.) Një tërësi popujsh invadonjësish të Egeut (rreth 3000 para e.r.), të cilët u lutën në Cikladet, në qendër të Greqisë dhe në **Peloponez,** dhe një flotë e re e të cilëvet sulmoi Greqinë e Veriut rreth 2900 para erës sonë. Këta pushtonjës, që nuk ishin arianë, u përzien me banorët e Greqisë primitive dhe formuan një **Helladë pellasgjike,** e cila u zhduk me arritjen e helenëvet (grekërvet). Ato që quhen veçanërisht pellasgë, karasit, lelegët, dryopët, të tillë janë popujt kryesorë që helenët takuan vazhdimisht gjatë marshimit të tyre drejt veriut (rreth 2000) dhe që historianët e vjetër i guponin në emrin e përgjithshëm të **pellasgëvet.** Thonë se kishin ndërtuar qytete (Larisa, Argos, etj.); do të ishte më saktë të flisnin për fshatra të panumurta, shumë nga të cilat u bënë qyteza të rëndësishme, ose akoma edhe qytete (Akropoli i Tirynthit- e Argos-it, e Mykenës). Pasi përdorën bakrin dhe argjëndin, pellasgët përdorën gjithashtu edhe bronxin: poçet e zbukuruara me dorë, u zëvëndësuan nga një qeramikë me vernik të zi ose gri të errët, në fillim monokrome, pastaj të zbukuruar me vija të bardha. Të tilla janë tiparet karakteristike të **qytetërimit të pellasgëvet,** të cilët, nën emrin e **Helladikës,** së lashtë, zënë gati mijëvjeçarin e tretë".

# KAPITULLI I DYTË

Sikurse del, pra, nga mendimet e parashtruara në kapitullin e mësipërm, **problemi pellasgjik ekziston.** Sipas këtyre mendimeve, pellasgët nga disa konsiderohen si një krijim i imagjinatës së logografëvet të vjetër, nga disa të tjerë, si një popull i historisë, që ka ekzistuar dhe vepruar para grekëvet; nga disa si popull i racës ariane, dhe nga të tjerë si i racës semitike.

Ne, duke ja filluar kësaj vepre para shtatëdhjetë vjetëve pothuaj, kemi punuar në kohëra dhe rrethana të ndryshme, me një mënyrë — le të na lejohet të themi — "Sui generis", duke pasur për studimin tonë një sasi të madhe materiali, ndërmjet të cilit ka një vlerë shumë të madhe dhe luan rol shumë të madh gjuha shqipe, me besimin e sigurinë tonë të plotë se **pellasgët** janë stërgjyshërit e **shqiptarëvet** të sotshëm. Në këtë përfundim të sigurt na shpie ky studim e kjo punë e jonë.

— I —

**Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës: Pelazg (πελασγός) me anë të gjuhës shqipe**

Përpara se ta zbërthejmë fjalën **Pelazg** në elementët që e përbëjnë, dhe, në bazë të këtyre të nxjerrim kuptimin e kësaj fjale (Pelazg), është nevoja të vihen më parë, si parapregatitje, disa gjëra gramatikore.

Që të bëhet e kuptueshme etimologjia e fjalës Pelazg, duhet të kemi parasysh foljen pavetore japetike: **as** ose **a**, për të cilën kemi bërë fjalë në fillim të kësaj vepre.

Përveç kësaj, duhet të dimë se folja e vjetër shqipe, d.m.th. **pellasgjike, pel,** sot në gjuhën shqipe thuhet **pjell.** Mesore apo pësore është: **pillem** (nga pjellem).

Folja **shqipe** pjell (nga pel) është nga ato folje që në të tri vetat e njëjësit të mënyrës dëftore të kohës së tashme të trajtës veprore, nuk kanë mbaresa vetore. Kështu:

pjell = unë pjell
pjell = ti pjell
pjell = ai pjell

Folje të till janë, p.sh.

1) Vjel
2) Vjell
3) Sjell
4) Vjedh
5) Tjer
6) Përcjell
7) Ndjek

8) Ndjell
9) Djek
10) Mbjell
11) Mjel
12) Pjek
13) Rjedh etj. etj.

Gjysmëzanorja j në foljet e mësipërme është shtesë e mëvonëshme. Si rrjedhim, po të duam të gjejmë trajtën më të vjetër, duhet të heqim gjysmëzanoren e ndërfutur j. Kështu, pra:

**Vjel** bëhet : vel
**Pjek** bëhet : pek
**Mjel** bëhet : mel
**Pjell** bëhet : pel, etj. etj.

Dhe që trajtat pa gjysmëzanoren **j** janë më të vjetra, d.m.th. trajtat **e** para, kemi për vërtetim foljen **pjek** dhe mjel. **Pjek** vjen nga indishtja: **Pakam** (dhe jo pjakam). ''**Pak**'' në **shqipet** u bë në fillim ''**Pek**'' dhe pastaj ''**pjek**''. Në greqishten u bë: pep (πεπ), nga ku: pep-on (πέπ-ων) pop-anon (πόπ-ανον), pep-to (πέπ-τω etj. ), kurse në latinishtet u bë: **coquo Shqipja** ''pek'', pra, sikurse duket fare sheshit, është më e vjetër se greqishtja dhe latinishtja.

''**Mel**'', vjen nga indishtja (sanskritja) **Marg**, që në greqishtet u bë: a-melgo, në latinisht: mulg-co, dhe në shqip: ''**Mel**'' (dhe më vonë mjel), Le të themi se e-ja e rrënjës në të gjitha këto folje, kthehet në aorist në **o**. Kështu kemi:

E tashme: pjell; e kryer e thjeshtë (aoristi): Polla,
E tashme: sjell; '' '' '' '' : solla;
E tashme: mjel; '' '' '' '' : mola;
E tashme: pjek; '' '' '' '' : poqa-etj.

Gjithashtu le të themi se **i**-ja e mbaresës **ni** të vetes së dytë të numurit shumës, të dëftores së tashme, të trajtës veprore, asimilon **e**-në e rrënjës. Si rrjedhim, thuhet:

Sill-ni, në vënd të: sjell-ni (më e vjetër: sell-ni) Vil-ni, në vend të: Vjel-ni. Piq-ni, në vend të Pjek-ni etj.

Këto trajta influencuan edhe mbi dëftoren e pakryer të trajtës veprore. Kështu u tha:

Sill-nja, në vend të: sjell-nja (më e vjetër: sellnja).
Vil-nja, '' '' '' vjel-nja (më e vjetër: Vel-nja) etj. etj.

Po këto trajta influencuan edhe mbi dëftoren e tashme të trajtës mesore dhe pësore, si edhe mbi të pakryerën. Në bazë të këtyre, u tha: Sill-em, në vend të: sjell-em (më e vjetër: sell-em )pill-em, në vend të: Pjell-em (më e vjetër: pell-em) etj.

Këtu theksojmë se trajtat mesore dhe pësore të së tashmes dhe të së pakryerës, në dukje janë dhe quhen monolektike, por në të vërtetë ato janë të përbëra nga tema foljore dhe nga em = (e-m) est (nga e—S, e cila e-s), et = (e-t), emi = (e-mi) dhe ena = (e-na), eni (e-ni), en = (e-n), të cilat rrjedhin nga japetikja: ''As-mi'' etj.

Në bazë të këtyre kemi:

pill-em (= pill-e-m, më e vjetër: pell-e-m).
pill-e-sh (= pill-e-s. **S** u bë **sh**, si frën-**ch** më e vjetër: pell-e-s)
pill-et (=pill-e-t; më e vjetër: pell-e-t).
pill-emi (=pill-e-mi; më e vjetër: pell-e-mi dhe pell-ena = pell-e-na)
pill-eni (= pill-e-ni; më e vjetër: pell-e-ni)
pill-en (=pill-e-n; më e vjetër; pell-e-n).

**''Pill-e-m''** d.m.th. **''Pell-e-m''**, do të thotë në mënyrën më të saktë: **''lindur jam unë''**. ''**Lindur**'' është tema foljore: pell(=pel); ''**jam**'' është ''**E**''-ja, dhe ''**unë**'' është ''**M**''-ja. **Në bazë të këtyre, kemi një trajtë foljore të përbërë nga tri fjalë më vehte.** Një gjë e tillë ndodh edhe me fjalën: ''**Pelazg**'' (πελασγός), siç do shohim më poshtë. Por kuptimi i: **Em** = (e-m), es = (e-s), et (e-t) etj, u errësua, se do të thotë: **jam unë, je ti, është ai** etj. dhe u muarën si mbaresa të thjeshta vetore, pa ndonjë kuptim tjetër. Dhe kështu sot: ''**pellem**'' është barabar me ''**pillem**'', lind, në vend të kuptimit fjalë për fjalë të tij: ''**lindur jam unë**''.

Këtu theksojmë se trajta: **ena** = (e-na) është një trajtë e vjetër që rrjedh nga ''**japetikja**'' **as-na,** me anë të ndryshimit të **a** në **e** dhe rënies së = **s** = = (es-na = e-na)

Kuptimin e shqipes pjell = (pel) ka edhe folja greke **pelein** dhe **pelesthai** = (**πέλειν** dhe **πέλεσθαι**). Për vërtetim të kësaj po parashtrojmë këtu menjëherë pjesët e mëposhtme, të marra nga poetët e vjetër. Këto pjesë anë:

1) **Jemi (=keni lindur = Pelomestha) të vdekshëm.**

''O Nikia, nuk e ka lindur vetem për ne, siç e pandehnim
Erosin (Dashurinë), fëmijë i cilësdo perëndie të ketë qenë ky;
Dhe të mirat nuk jemi ne të parët që na duken të mira,
ne që jemi = (kemi lindur = **pelomestha**) të vdekshëm dhe nuk e shohim të nesërmen.

(''Theokriti, Idili XIII ''Hylas'', varg. 1-5, faq. 190.- Gothne et Erfodriae, viti 1880, Laipcig).

2) ''**Është lindur** '' (**lind, pillet** = ''**peletai**'').

Nga reja vjen (=**lind,** = ''**peletai**'') furia e borës dhe e breshërit,
dhe nga vetëtima e shndritëshme lind bubullima,
kurse nga burra të mbëdhenj shteti shkatërrohet''.

(Antologia lyrica, VIII, Solon — Elegia, — 7(17) 1-3, faq. 36, viti 1813, Laipcig).

3) ''**Peletai**'' (lind, vjen, lejohet etj.)

''Do t'ua këshilloj të gjithë njerëzvet që,
gjersa dikush është në lulen e bukur të rinisë dhe mendon mirë,
të gëzojë pasurinë e vet; sepse njerëzve të vdekshëm
**nuk u vjen** (peletai) nga perënditë që të bëhen dy herë të rinj,
as që t'i shpëtojnë vdekjes, por kjo e keqe i gjen në pleqëri
dhe u bie në majë të kokës''.

(Antologia lyrica, XVI, ''Theognis'', Elegia, varg. 1007-1012, faqe 105, viti 1813, Laipsig).

4) 'Peletai'' = (lind, është)

"Fati i zi i zhduku edhe këta burra luftëtarë,
ndërsa po mbronin atdheun e pasur me tufa shumë;
dhe lavdia e atyre që vriten është (peletai) e gjallë,
(Antologia Lyrica", XXII, "Aeschylus", Elegia, 2, faqe 123, Viti 1813, Laipcig).

5) ''Peletai'' (lind, pillet)

".....sepse lind nga dheu..."
(Antologia lyrica'', V, Alcaeus'', 51, faq. 186, viti 1813 Laipsig).

6) ''Peletai'' (= është, bëhet)

"Thonë se Aristodhami tha dikur në Spartë një fjalë jo të pavlerë:
"Pasuria e bën burrin burrë dhe asnjë i varfër nuk është (bëhet) trim, dhe i ndershëm"
(Anthologia lyrica, V, "Alcacus", 59 (50), faq. 187viti 1813, Laipcig).

7) ''Peletai'' = (lind, është).

"I bukuri lind (është vetëm) sa për ta parë,
Kurse i miri është njëkohësisht edhe i bukur".
(Antologia lyrica, VI, "Sappho", 32 (41), faq. 195, viti 1813, Laipcig).

8) ''Peletai'' = (lind, është).

"Ti ,o Dikë, degët e anethit me duart e buta i kthyer
për t'i vënë kurorë në flokët e dashura; se kanë mbirë
= ( kanë lindur) shumë lule të bukura dhe hiret më tepër
i takojnë perëndeshës së lumur, kurse nga të pakurorëzuarit largohen".
(Antologia lyrica, VI, "Sappho", 77 (44), faq. 200, viti 1813, Laipcig).

9) ''Peletai'' = (lind, është)

"Dhe asnjë vdekëtar nuk lind i lumur,
por të gjithë, sa shikon dielli, janë të mjerë";
(Antologia lyrica", VIII, "Solon", 13 (7) faq. 40, viti 1813, Laipcig).

10) ' Pelontai'' = (pillen, lindin, formohen, janë).

"Dhe paqa e madhërishme u lind njerëzvet
pasurinë dhe gjallërinë e këngëvet të ëmbëla si mjalti,
dhe mbi altarët e zbukuruar me mjeshtëri po digjen për perënditë
në flakën e kuqe kofshët e qevet dhe të dhënvet leshgjata,
dhe të rinjtë kujdesen për gjimnastikën, për xamaret dhe për komedinë,
ndërsa në dorëzat e hekurta të mburojavet
po formohen **(pelontai)** pëlhurat e merimangavet bojë tjegulle".

(Antologia lyrica, XXII, "Bacchylides", Peanët = (këngët e fitores), 8/12) faq. 274, viti 1813, Laipcig).

11) ' **Pelesthai" = (me qenë, me u bërë).**

"Sikur perëndia të mos kishte bërë mjaltin e verdhë,
do të thoshja se fiqtë janë = (bëhen = **pelontai)** shumë më të **ëmbël")**
("Antologia lyrica, XIII, "Xenophanes" 25, Elegia, faq. 54, Viti 1813 Laipcig).

12) **"Peletai"** = (është, bëhet).

"I tillë është = (peletai) dënimi i Zeusit,
dhe nuk zemërohet ai kundër secilit, si ndonjë burrë vdekëtar".
(Antologia lyrica", VIII, "Solon", Elegia, faq. 38, varg. 25-26 Viti 1813, Laipcig).

13) "Pellontai = (bëhen).

"O nënë hyjnore e Diellit me emër shumë,
për shkakun tënd sigurisht njerëzit e kanë quajtur
floririn me fuqi të madhe mbi gjithë të tjerët;
dhe me të vërtetë, anijet
që maten në det dhe kuajt në qerret
për nderin tënd, o mbretëreshë, bëhen të admirueshëm në garat e shpejta".

("Pindari Carmina", "Isthmionike", D, (E) varg. 1-6 faqe 184, Viti 1862, Laipcig).

14) "Pelontai" = (bëhen).

"Prej shtëpie ka ardhur në shtëpi nga muret e Stymfalit,
duke lënë nënën Arkadisë së pasur me dhën shumë;
dhe në natën e dimrit është mirë, **(pelontai)** të hidhen
dy spiranca nga anija e shpejtë. Perëndia le ta bëjë
fatin e gjithkujt të lumur".
**(Pindari carmine, "Olympionike", VI,** varg. 99-102, faq. 26, Viti 1862, Laipcig).

15) **"Epelonto (lindën, u pollën).—**

"As edhe ata që dikur lindën **(epelonto)**
dhe u bënë bij gjysmë perëndi nga perëndi mbretër
nuk arritën të kalonin gjer në pleqëri
një jetë pa mundime, pa prishje dhe pa rreziqe".
(Antologia lyrica. "Simonides", Vajet, 18 (51) faq. 234, Viti 1813, Laipcig).

16) **"Pelei"** (është)

"Për njerëzit është = (pelei) e lehtë kryerja e së keqes,
O Kyrne, kurse kryerja e së mirës është punë e vështirë"
(Antologia lyrica", XVI, "Theognis", Elegia, varg. 1027—1028, faq 106, viti 1813, Laipcig).

17) **"Pelei (vjen, lind).**

"Perënditë, o Kyrne, u japin njerëzvet si gjënë më të mirë diturinë;
dhe me anë të diturisë njeriu është zot i gjithësisë.
O, është i lumtur ai që e ka atë në mendje; dhe në të vërtetë,
ajo është shumë më e mirë se kryelartësia shkatërronjëse
dhe se arroganca e tmershme; dhe është e keqe për njerë-
zit arroganca... nga këto asgjë s'është më e keqe, sepse
prej këtyre, o Kyrne, lind (vjen = **pelei**) çdo ligësi".
(Antologia lyrica, ibid. varg. 1171-1176, faq. 112-113)

18) **"Pelontai"** = (lindin, burojnë, vinë)

O Zeus, atë, me të vërtetë thonë se ti na kalon të tjerëvet nga mençuria
dhe njerëzvet, edhe perëndivet , dhe të gjitha prej tyre vijnë".
(Homeri, Iliada, Kën. XIII. varg. 631-632).-

19) **"Peletai = (lind, bëhet, arrihet)**

"Asnjë punë nuk bëhet (**peletai**) me lot të ftohtë"
(Iliada, Kën. XXIV varg. 524).

20) "Peletai

"Një ishull, në ta zë veshi, quhet Syrie,
përmbi Ortygijën, ku kthen dielli,
jo aq fort e banuar nga njerëz, por pjellore,
me kullota të mira e me dele plot, me vreshta e me grurë shumë.
Dhe uria kurrë nuk e zë popullin, dhe as ndonjë e keqe tjetër
e urryer nuk vjen (**peletai**) mbi njerëzit e mjerë".
(Odisea, Kën. XV, varg. 403-408).

Ne ngulëm këmbë ndoshta më tepër se sa duhet në foljen **pelein (πέλειν)** të të vjetërvet (**shqip pel**). Por këtë e bëmë, sepse kjo folje është bazë për shpjegimin dhe etimologjinë e fjalës **"Pelazg"**, e cila shpreh **teorinë kozmogonike** të **pellasgëvet**.

Elementi i tretë në fjalën "Pelazg" është **g**, e cila është dhanorja e vepronjësit e fjalës ga (ge) **γα(γῆ)** dheu, dhe e cila këtu mund të ishte edhe **da**, d.m.th. pellasgjike **de**. Kurse **ος** në trajtën greke "Pelazgos" (= **Πελασγός**), është mbaresa **"os"**.

Në bazë të këtyre, në fjalën "**Pelazgos**" kemi elementet parahelene **Pel-as-g**, dhe elementin grek "**os**".

Duhet thënë se në vend të sintezës: **Pel-as-g**, mund të kemi edhe sintezën: **as-pel-g** (sikurse në fjalën **Aspelgos** = **'Ασπελγός** etj). Dhe që dhanorja e vepronjësit vihet këtu në fund (gjë që s'është e zakonshme), këtë e vërteton edhe sinteza greke me të njëjtin kuptim (ndoshta përkthim i pelazgikes së vjetër: "Pelasg") "**Pelahthon**" (= **Πελάχθων**"), d.m.th. **Pel-a-hth-on** (= **Πελ-α-χθ-ων**), e cila, e analizuar, është barabar me: "**lindur** është prej dheut".

Gjithashtu duhet thënë se, meqenëqë në vënd të "**as**" është edhe trajta "a", e foljes japetike **as-mi**, mundet, në vend të: **Pel-as-g**, të kemi edhe **pel-a-g**.

Greku, duke marrë trajtën: **Pelasg** (=**Πελασγᾶ**), dhe Pelag (=**Πελαγᾶ**), dhe duke shtuar mbaresat e veta, i jep asaj format e mëposhtëme: **Pelasgos, Pelagon, Pelasge, Pelazgis** etj. etj.

Dhe tani po kalojmë në etimologjinë dhe shpjegimin e fjalës **Pelazg** (greqisht: Pelasgos (=**Πελασγός**).

Siç u tha; fjala **Pelasgos**, po të hiqet mbaresa greke "**os**", përbëhet nga "**tri fjalë më vehte**", të cilat përmbahen në: "**Pelasg**". Këto të tri fjalë, d.m.th. **Pel-as-g**, formojnë një fjali të mbaruar, (duke u nënkuptuar kryefjala nga konteksti), e cila e ka të shprehur foljen: as = jam, predikatin "**pel**" (d.m.th. i lindur) dhe dhanoren ga (**γα**), d.m.th. dhanoren e vepronjësit (agjentit). Kjo fjali fjalë për fjalë është: Pel-as-gai = (**Πελ-ας-γᾶ**). (Gai në sintezën e fjalisë, bëhet g.)

Në këtë fjali, "**pel**" është në të vërtetë pjesore e së kryerës pësore. Ka, pra, kuptim pësor. Dhe duke qenë se folja "as" është **pavehtore**, kryefjala (e nënkuptuar) mund të jetë në çdo vetë dhe numur. Në bazë të këtyre, fjalia: **Pel-as-gai** = (**Πελ-ας-γᾶ**) është barabar me:

(unë) lindur jam prej dheut
(ti) lindur je prej dheut
(ai, ajo) lindur është prej dheut
(ne) lindur jemi prej dheut
(ju) lindur jeni prej dheut
(ata, ato) lindur janë prej dheut.

Dhe meqenëse fjala **Pelasg** është sintezë e fjalisë; "**Pel-as-gai**" në një fjalë, kuptimi i saj është i plotë, i njëjtë me atë të fjalisë. D.m.th.:

a) **pelasg** = lindur jam (je, është) prej dheut
b) **Pelasgë** = lindur jemi (jeni, janë) prej dheut.

Që etimologjia dhe shpjegimi i mësipërm është i drejtë, vërtetohet nga fakti se në greqishtet, fjala **Pelasg** përkthehet me fjalën: "gegenes = (**γηγενής**)", që do të thotë "i dhelindur", ose me fjalën: "autokthon" (**αὐτόχθων** ), që do të thotë: "**autokton**" (vetëvendas). Kjo duket nga citati i mëposhtëm i Eskilit, i cili është si vijon:

(Mbreti i Argosit Korit të danaidevet).
"Për këto përgjigjmu dhe folmë me guxim;
Se unë jam Pelasgu, kryepari i kësaj toke,
filizë e Palehthonit(1) të dhelindur.
Dhe duke qenë unë mbret, me të drejtë
fisi i pellasgëvet e gëzon këtë tokë.
(Eskyli, "Hiketides," varg. 249-253).

1) Palethon është në vend të Pelahthoni për këto shih më posht.

Po atë kuptim që ka fjala "Pelasg", kanë, siç u tha, edhe gjithë trajtat e ndryshuara të tij, për të cilat bëhet fjalë më poshtë: Le të shënojmë se emri "Pelasg", është emër i përveçëm njeriu dhe vendi. Nga fjala "Pelasg" formohen edhe mbiemra, si: "**Pelasgiotis**" (**Πελασγιῶτις**) etj. Fjalën "Pelazg" (greq. Pelasgos) dhe trajtat e formuara prej tij, emra dhe mbiemra, i gjejmë të përmendura shpesh që nga Homeri e këndej. Më poshtë po shënojmë disa citate apo shënime citatesh.

Këto citate janë:

1) Pelasgu kreu i fisit të pellasgëvet në Arkadi, që mban emrin. "paraheënor = (proselanaios = **προσελαναῖος**) dhe "i hyjnishëm = (dios = dios").

(Shiko: Pausania, Arkadiket, vëllim i dytë, libr. VIII, 1,4-6, dhe: "Pindari carmina" 182, faq. 240, Laipcig, viti 1862).

Ky **Pelasg** ishte i barabartë me perëndıtë, d.m.th. hyjnor.

Lidhur me këtë Pausania shkruan në vendin e mësiperm edhe këto:

"Pelasgun hyjnor e lindi dheu i zi mbi malet e larta
me qëllim që të jetë gjinia e vdekëtarëvet".

"**Pelasgu**", pra, "**është pjellë e dheut**". Me këtë mënyrë në emrin "Pelasg" përmbahet, siç u tha, **teoria kozmogonike e pellasgëvet**", stërgjyshërve d.m.th. të **shqiptarëvet** të sotëm, të cilët janë një popull shumë i vjetër dhe parahistorik, që ka si paraardhës "**Pellasgët hyjnorë**", sipas Homerit dhe shkrimtarësh të tjerë (Homeri, Iliada, Kën. X varg. 429, Odisea, Kën. XIX varg. 177, Pausania, si më lart, etj.)

2) "**Pelazgu**, kreu përrallor i fisit të **pellasgëvet** të Thesalisë. Edhe ky ishte "**autokton**", babë i Aimontit dhe gjysh i Thesalit".

(**Enciklopedia e Madhe greke**, Vëllimi i nëntëmbëdhjetë faq. 874).

3) "**Pelazgu**, i biri i Zeusit dhe i Niobës"

(Ibidem, faq. 874)

4) "**Pelazgu**, i biri i Arestorit dhe nip i Iasit (ose Ekbasit), i cili shkoi nga Argosi në Arkadi dhe themeloi atje Parrasinë"

(Ibidem, faq. 874).

5) "Pelazgu, i biri i **Poseidonit** dhe i nymfës Larisë dhe vllai i Akeut dhe i Ftiut".

(Ibidem, faq. 874).

6) "Pelazgu, i bir i Foroneut".

(Ibidem, faq. 874).

7) "Pelazgu, i biri i Palekthonit = (Palaikthonit), mbretit të Argosit".

(Ibidem, faq. 874).

8) "Pelazgu, i biri i lumit **Inak**".

(Ibidem, faq. 874).

9) "Pelazgu, i biri i Asopit dhe i Metopës nga Fliunta".

(Ibidem, faq. 874).

10) "Pelazgu, i biri i Triopës (ose Agenorit) dhe i **Seidës**, vlla i Jasit, i Agenozit dhe i Ksanthit dhe babë i Larisës, nga i cili e kishte marrë emrin edhe akropoli i Argosit. Ky priti në shtëpi të tij **Demetrën të** endur dhe ndërtoi për nder të saj një faltore, **faltoren e Demetrës pellazgjike**, pranë të cilit tregonin edhe varrin e tij".

(Pausania, Vëll. I, libr. II, "Korinthiakët (Argolisa)" 22, 1).

— **Vërejtje**

1) Takuam dhe permendëm "**Pelazgë**" **të dhelindur** dhe jo të **dhelindur.** Këta emra individësh, që tregojnë dashurinë, nderin dhe respektin e thellë

ndaj personavet të shënuar (me anë të emrit Pelazg), flasin për origjinën fort të lashtë të familjes së secilit që mbante këtë emër ("Pelazg") dhe se kjo familje përbëhej nga **burra të shquar për vepra që meritojnë t'u kesh zili.**

2) Lidhur me emrin "Pelazg" të shënuar në numurin 5, G.D. Kapsali shton edhe këto:

"Nga të cilët (kuptohet: Akeut dhe Ftiut) muarrë emrat e tyre krahinat e Thesalisë: **Ftiotis, Akaia dhe Pelazgjotis, sepse ata qenë që futën qytetërimin në banorët barbarë të këtyre krahinave".**

(Enciklopedia e Madhe Greke, vëll. 19, faq. 874).

Është e tepërt të theksojmë se ky **qytetërim është qytetërimi i pellasgëvet,** d.m.th. qytetërimi i stërgjyshërvet të **shqiptarëvet** të sotëm.

11) "**pelazgia**" Peloponezi.

"Dhe Efori thotë se Peloponezi u quajt **Pelazgi**"

(Straboni, kap. 221)

12) **Pelazgia,** Skotusa, një fshat i Thesalisë.

"Suida, duke u dhuruar thesaljotëvet përralla, thotë se faltorja është sjellë së andejmi, nga Pelazgia rreth Skotusës (dhe Skotusa është e Thesalisë Pelazgiote)".

(Straboni, kapit. 329).

13) "Pelazgia, Arkadia, ku lindi **Pelazgu** autokton".

(Enciklopedia e Madhe Greke, vëll. 19, faq. 873)

14) **Pelasgjik,** muret (Kështjella) e Athinës.

"Kleomeni, pasi arriti në qytet bashkë me ata aga athinasit që dëshironin të ishin të lirë, po rrethonte tiranët të mbyllur në kështjellën **"Pelasgjikon".**

(Herodoti, Libr. II, Kap. 56)

(Këtë kështjellë Pausania Libr. I, 28-3-4 — e quan: pellasgjike = Pelasgjikon).

— **Vërejtje**

Pelargos (**Πελαργός** = lejleku), shpendi.

Fjala **Pelargos** është një trajtë tjetër e fjalës **Pelasgos. Pelargos** përbëhet nga: **Pel-ar-g** dhe nga mbaresa greke: **os. Pelarg** = Pelasg. **Ar** = **as** (Rotacizmë). Në bazë të këtyre: "Pelargos) = lindur jam prej dheut.

15) **Pelargë,** e Potnieut.

(Pausania, Libr. IX, 25,7-9 Beotiket).

16) **Pelazgis** (d.m.th. pellasgjike) — (Perëndesha Hera).

"Dhe Samoja e dashur, **Seli e Herës pellasgjike".**

(Dionisi, **Periegeza e botës,** koleksion i pjesëvet të gjeogr. të përshkruara shkurt, Vjenë, V. II, v. 1808, faq. 147, varg. 534).

17) **Pelazgis** (d.m.th. pellasgjike), Demetra në Argos,.

(Pausania, Libr. II, 22, 1-2, Korinthiakët Argolida).

18) **Pelazgis** (d.m.th. pellasgjike), — vendi rrëzë **Idës** në Azi të vogël. **Për** këtë **Herodoti** (Lib. VII, K. 42) shkruan sa më poshtë:

"Prej këtij (kupt. qytetit të Karenës) po udhëtonte përmes fushës së Tebës, duke kaluar pranë qytetit Atramyteion dhe pranë Antandrës **Pelazgjike,** duke pasur më të majtë Idën, po marshonte për në tokën e Ilionit".

19) **Pelasgjotis** (d.m.th. pellasgjike), **Thesalia.** Për këtë Straboni (Kap. 430) përmend këto:

"Duke qenë e tillë (kupt. Thesalia), ishte ndarë në katër pjesë; dhe njera quheshe..., tjetra Pelasgiotis".

II

**Emra të përbërë nga po ato elementë gjuhësorë që përbëhet edhe emri Pelasg.** Këta janë:

1) **Aspelia ('Ασπελία).**
(As -pel-ia, vjen nga: As-pel-g-ia).
Emri Aspelia është emri i vjetër, siç u tha më lart, i ishullit të Qipros.
"Ishulli i Qipros, përveç emravet të tjerë, quhej edhe Aspelia"
(shiko Enciklopedia e Madhe Greke, vëllimi 15, faqe 406).

Fjala Aspelia, po të zbërthehet në pjesët që e përbëjnë, është: **as-pel-ia;** kjo në bazë të kuptimit, është e barabartë me **pel-as-g-ia** (d.m.th. si të ishte: Pelasia).

Fjala **Aspelia** në fillim ishte **Aspelgia**, duke presupozuar emrin **Aspelgos ('Ασπελγός)**, që është një sintezë, d.m.th. një trajtë tjetër e fjalës Pelazgos. Në fjalën **Aspelia**, tingulli **g**, i cili shënon plotësimin e vepronjësit (agjentit), ka rënë. Kështu, pra, trajta e drejtë ishte: **Aspelgia** (As-pel-g-ia). Dhe sikurse fjala **"Pelazgia"** lidhet me fjalën **Pelazgos**, po ashtu pikërisht fjala **Aspelgia** lidhet me fjalën **Aspelgos**. Dhe Aspelgos është baras me: **As-pel-g-os = jam lindur prej dheut.**

Ai që thotë: **Pelazg = lindur jam prej dheut,** mund të thotë shumë mirë edhe: **As-pel-g-os** d.m.th. = jam lindur prej dheut.

Për emrin **Aspelia, Enciklopedia e Madhe Greke** (Vëll. 5 faq. 848) thotë këto:

"Emër i vjetër i ishullit të Qipros, të cilin e përmend Plini. Këtë emër e mori ndoshta nga fenikasit. **Aspelia** quhej nga fenikasit edhe **Ispalis** e vjetër dhe Sefela në Palestinën e filistejvet".

Por emri **Aspelia** nuk është fenikas. Fenikasit e ndërtuan **Ispalin** e lashtë, duke i dhënë emrin e lashtë të Qipros, d.m.th. emrin **Aspelia,** të cilin e shndrruan në Ispalis. Kështu, nuk e mori Qiproja emrin **Aspelia** (duke ndryshuar Ispalis në Aspelia), por ndodhi e kundërta d.m.th. Ispalis e lashtë u quajt kështu, pasi e ndryshoi emrin e Qipros, d.m.th. emrin Aspelia, në **Ispalis.**

Në **Spanjë** kishte një qytet dhe koloni, themeluar prej romakëvet, me emrin Ispalis. Këtë e dëshmon Straboni, duke shkruar sa më poshtë:

"Pas kësaj dhe pas asaj të gaditanëvet, ishte e shquar Ispalis, koloni edhe kjo e romakëvet"
(Kap. 141).

Sipas këtyre:

**Pelazg** = i **dhelindur**
**Aspelg** = i **dhelindur**
**Pelazgi** = e dhelindur
**Aspelgi** = e dhelindur

Dhe meqenëse fjalët: **Pelazg, Aspelg, Pelazgi, Aspelgi,** janë fjalë pellasgjike, pellasgë ishin edhe ata që zotëronin ishullin e Qipros para 4.000 (katër) mijë vjetësh para e.r. (Shiko më tepër për këtë në vendin përkatës — Libri i tetë, "Deti i mesdheut", Ishuj", të kësaj vepre).

2. **Pelagon** (**Πελάγων**)

Kjo fjalë, e cila përmendet së pari nga Homeri dhe vazhdon gjer në shekullin V para e.r., sjell në kujtesën tonë fjalën **shqipe Plak**, meqenëse i **dhelindur** dhe **plak** kanë afëri nga kuptimi për shkak të **kohës së shumë.**

Le të shohim tani në është këta të **sjellur ndër mend** i qëlluar d.m.th. në janë elementët, që përbëjnë fjalën **plak**, të njëjtë me elementët e fjalës **Pelagon.**

Së pari, duke hequr sufiksin **on** (**ων**), mbetet trupi **Pelag**. E-ja e rrokjes së parë të kësaj fjale u eliminua për shkak të theksimit të fortë të **a**-së, kështu që u formua: **plag. g**-ja fundore është baras me fundoren **k** të fjalës **plak.**

Në gjuhën shqipe, kur një fjalë mbaron me **g**, shpesh **g**-ja kthehet në **k**, si p.sh.- shteg, shtek, pelg, pelk (pelg e thonë shqiptarët e veriut, pelk ata të jugut). Kështu edhe **plag** u bë **plak**. Këta të sjellur ndër mend, pra, është i qëlluar dhe i arësyetueshëm, sepse mbështetet në identitetin e tingujvet. Dhe fjala **plak** është fjalë e shqiptarëvet të sotëm, kurse fjala Pelagon është fjalë e pellasgëvet parahomerikë. Në këto fjalë s'kemi vetëm identitet tingujsh, por edhe kuptimi.

Straboni (Kap. 329) thotë sa më poshtë:

''Thonë se, sipas gjuhës së molotëvet dhe thesprotëvet, plakat quhen **peliai** dhe pleqtë **pelioi**''.

Nga Straboni, pra, mësojmë këto tri gjëra:

a) Se ndërmjet gërmavet **p** dhe **l** të fjalës **shqipe plak** ka qenë tingulli **e** (**pel**) d.m.th. p +e +l = **pel.** Dhe në këtë ajo puqet me fjalën **Pelagon.**

b): **pel** = (geron) plak. Me këtë ne i afrohemi disi asaj që kërkojmë: në ka fjala **pelagon** kuptimin e fjalës shqipe **plak.**

c) Kombësinë (fisërinë) e atyre që e quanin plakun **pel**, se këta d.m.th. ishin **thesprotë** dhe **molotë.**

Po ato që mësojmë nga Straboni, i mësojmë edhe nga **Hesiki** prej Aleksandrisë, i cili thotë këto:

''Se koasit dhe epirotët i quanin pleqtë dhe plakat **peleius**''.

(Shiko: ''**Studime shqiptare**'', prej **Panajot Kupitorit,** Athinë, viti 1879, faq. 53, paragr. 117).

D.m.th. se ne mësojmë nga Hesiki:

a) që të dy gërmat e fillimit të fjalës **plak** kanë në mes tyre tingullin **e,** Kështu plotësohet rrokja e parë e fjalës **plak.** Dhe kështu i afrohemi fjalës: Pelagon.

b) që kuptimi i ''**pel**'' është kuptimi i **plakut.** Dhe kështu i afrohemi asaj që kërkojmë, d.m.th. se fjala **Pelagon** do të thotë **plak**. Dhe:

c) Kombësinë (fisërinë) e fjalës plak; d.m.th. se ajo ishte epirote, që do të thotë se flitej nga **kaonët**, nga **thesprotët,** nga **kasopejtë**, nga **molotët,** nga **enianët** (ainianët), nga **perrebejtë,** nga athananët nga etikët (aithikët), nga tymfeasit, nga orestët, nga parorejtë, nga atintanët, nga agrianët, etj. të cilët ishin **fise epirote** (Straboni, Kap. 221) d.m.th. **fise pellasgjike.**

Gjithashtu Hesiki prej Aleksandrie thotë: ''Nga **pelazgët** plaku quhej **pelagon''.**

(Shiko: Mitologjia Deharm, përkthim greqisht, botim i parë, Athinë).

Nga ky mësojmë, pra, atë që kërkonim d.m.th. se fjala homerike **Pelagon** donte të thoshte **plak.** Si rrjedhim, **shqipja plak** (pelag) është baras si nga tingujt dhe nga kuptimi, me homeriken: ''Pelagon''. Dhe atje, ku, ndërmjet dy fjalëvet ekziston identitet tingujsh dhe kuptimi, sado larg që mund të jenë nga pikëpamja e trajtës dhe e kohës këto fjalë (dhe fjala **plak** është larg fjalës **Pelagon** gati trimijë vjetsh), atje ekziston ndërmjet këtyre fjalëve

edhe afërı gjaku dhe **gjuhe**, d.m.th. njësi race dhe fisi. Në këtë rast të një **race** dhe të një **fisi** janë edhe ata popuj që i flasin këto gjuhë. Por popujt që i flisnin këto, (siç u vërtetua), ishin **shqiptarët** e sotëm dhe **pellasgët** e lashtë.

Po t'i heqim fjalës **Pelagon**, mbaresën **on**, mbetet trupi: pelag. Por ky trup, (siç është thënë tanimë), është i përbërë nga tri fjalë më vete, nga Pel-A-G. "Pelag" (Pel-a-g) është një trajtë tjetër e fjalës **Pel-as-g**, në të cilën trajtë folja japetike është me trajtën **a**[1]). Prandaj "**Pelag**" është e njëjtë nga kuptimi me **Pelasg** = (Pelazg), d.m.th. **lindur jam prej dheut.** Në bazë të këtyre, fjala **Pelagon** (**Πελάγων**) korespondon me fjalën greke: gegenes = (**γηγενής**). Por po ajo fjalë për pellasgët donte të thonte **plak.** Del pyetja: Si bëhet që po ajo fjalë (Pelagon) të ketë dy kuptime të ndryshme? — Përgjigjemi:

Pelasgët e parë, që krijuan fjalën **Pelagon**, e cila donte të thoshte: **i lindur jam prej dheut,** ishin plotësisht të vetëdijshëm, për kuptimin e secilës fjalë më vehte, nga të cilat përbëhej fjala **Pelagon.** D.m.th. ata e dinin se "pel" do të thoshte, "i lindur" se tingulli **a** do të thoshte **jam,** dhe se tingulli **g,** (i cili tregon plotësorin e vepronjësit) do të thotë: **prej dheut.** Por me kalimin e shumë shekujve, kuptimi i të tri fjalëvet u harrua dhe fjala donte të thoshte jo **i lindur prej dheut,** por njeri **ditëgjatë,** d.m.th. **i vjetër.** Por, meqenëse njeri ditëgjatë dhe i vjetër (si në kohët e lashta edhe tani) konsiderohet **plaku,** fjala **pelagon** mori kuptimin e fjalës **plak.** Dhe puna që plaku quhej nga pellasgët "pelagon", ka **rëndësi shumë të madhe,** sepse me këtë mënyrë **vërtetohet drejt për së drejti** se **pellasgët,** duke e quajtur plakun **Pelagon,** janë stërgjyshërit e shqiptarëvet, të cilët e quajnë **plak.**

Le të themi, për kuriozitet, se **Hesiki prej Alesandrie,** i cili na jep informatën, se "plaku quhej **pelagon** nga pellasgët", ka jetuar në shekullin e pestë të e.r. Që atëhere, d.m.th. gati që prej 1500 (njëmijë e pesëqind) vjetësh e gjer më sot, fjala **Pelagon** (shqip plak), ruan kuptimin e plakut. Mbetet vetëm e paditur se nga cili shkrimtar grek i vjetër e ka marrë Hesiki prej Aleksandrie informatën se "plaku nga pellasgët quhej **Pelagon**", se në këtë rast ne do të dinim edhe kohën e kalimit të kuptimit të kësaj fjale (pelagon).

Emri **Pelagon,** sikurse emri **Pelasgos** përmendet shpesh që prej Homerit e këndej si emër njeriu dhe vendi, në gjini mashkullore dhe femërore. Shëmbëlla.

1) **Pelagon,** (shok i Nestorit nga Pyli).
"Kur ai e gjeti Nestorin, gojtar të mprehtë të pylasvet".
. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .
Rreth Pelagonit të madh Alastorit dhe Kromit".
(Homeri, Iliada, Kën. IV varg. 293 dhe 295).

2) **Pelagon** (Lykios, shok i Sarpentonit, prijësit të Lykasvet).
". . . . . . . "(Kopjo: Iliada Kën. V varg. 692-695).

3) **Pelagon** (Një nga të fejuarit e Ipodamisë, bijës së Inomaut (Oinomaut), mbretit të Pisës).
"Fati i Trikolonit e gjeti pastaj në vrap e sipër Aristomakun dhe Priantin, mandej edhe **Pelagontin,** Eolin (Aiolin) dhe Kronin".
(**Pausania,** Eliakët, B,21,3 dhe 6-11, Libr. VI, Vëll. i dytë).

4) **Pelagon,** (nga Fokida).

---

**1) Kjo a është në përdorim sot tek shqiptarët e veriut. p.sh. Kush a? (kush është?)**

"Nga ata thuhet edhe kjo fjalë, se kur Kadmi u nis nga Delfi për në krahinën e fokeasvet, ja drejtoi rrugën një lopë dhe se kjo lopë ishte për t'u blerë nga barinjtë e **Pelagontit**".

(Pausania, Beotiket, 12,1-2, libr. IX, vëll. III).

5) **Pelagon,** bir i Asopit dhe i Metopës, bijës së Ladonit.

(Enciklopedia e Madhe Greke, Athihë, viti 1932, faq. 871).

6) **Pelagon,** peshkatar.

"Peshkatarit **Pelagon** i ati i vuri përsipër (mbi varr) një rrjetë dhe një lopatë, si përmendore të jetës së mjeruar".

(Antologia lyrica, Sappho, Epigramet, 106-139 faq. 204., Laipcig, viti 1813)

7) **Pelagon** , nga Efesi.

"Dhe Syfakun e djalin e tij, **Pelagon,** si edhe djemtë e vëllezërvet të Syrfakut, pasi i nxuarën jashtë faltores, i vranë me gurë".

(Ariani, "Anabaza e Aleksandrit", "Libr. I,17, 10-12).

8) **Pelagon,** Athenasi.

"....Euboeasit, duke pasur frikë se mos i braktisnin grekët, po merreshin vesh fshehurazi me Themistoklinë, duke dërguar **Pelagonin** me pare shumë, të cilat, pasi i mori (d.m.th. Themistokliu), ua dha, siç ka rrëfyer Herodoti, atyre rreth Eurybiadit".

(Plutarku, "Themistokliu". VI, Laipcig, Viti 1837, faq. 190 vëll. II).

9) "**Pelagon** — Emër kombësie i banorit të Pelagonisë, krahinë e Maqedhonisë".

(**Fjalori i gjuhës greke,** nga Skarlat Bizanti, — Emra të përveçëm — Athinë, Viti 1852, faq. 142).

Lidhur me këtë krahaso edhe këto:

"**Pelagonë,** banorë të Maqedonisë, të afërt me pellasgët, të cilët e kanë marrë emrin, sipas traditës, nga heroi **Pelagon,** bir i Aksiojt. Këta në fillim banonin viset mbi lumin Aksio, por më vonë, nga sulmet e peonëvet = (Paionëve), u detyruan të tërhiqen për nga perëndimi dhe të vendosen në luginën e Erigonit, pasi dbuan Orestët, që banonin atje. Prej tyre vendi u quajt Pelagoni".

(**Enciklopedia e Madhe Greke,** Athinë, viti 1932, Vëllimi 19, faq. 870).

Sipas Strabonit, (Kap. 331, Frag. 39).

"Paionët quheshin **Pelagonë**".

10) **Pelagonia** (krahina e mësipërme e Maqedhonisë). Për këtë Straboni përmend sa më poshtë:

"Përveç këtyre, edhe lynkestët dhe **Pelagonia** e Deuriopës e triqytetëshme, dhe Eordej(1) dhe Elimeia dhe Eratyra.... dhe sidomos ato rreth Lynkos e quanin Maqedhoninë e sipërme **Pelagoni** dhe Orestiadë dhe Elimeian, kurse ata më vonë edhe Eleutherë".

(Kap. 326, 10-30).

11) **Pelagia** (Mit.) "Emërim i Afërditës, i Isidës dhe i Hënës".

(Enciklopedia e Madhe Greke, Athinë, Viti 1932, faq. 869, vëll 19).

### III

### Ndryshime të fjalës "Pelagon", d.m.th. fjala "Pelagon" me forma dhe kuptime të tjera

Fjala "**Pelagon**" paraqitet me trajta dhe kuptime të ndryshme. Kështu kemi këto raste:

1) Eordejtë janë banorët e Devollit të sotëm. Eordë ('Εορδαῖος) quhej lumi i sotëm i Devollit, krahinë e Korçës.

1) **plakie** (**Πλακίη**). Qytet në Helespont, përmendur prej Herodotit (Vëll. I, libr. I, kap. 57). Ky qytet, sipas Herodotit, ishte pellasgjik.

''**Plakie**'' vjen nga ''Pelagie (**Πελαγίη**), (sikurse **plaku** nga **Pelagon**). Nga **Pelagon** = (pel-a-g-on), d.m.th. nga trupi **Pelag**, formohet: Pelagie = (Pel-a-g-ie), ose edhe **Pelagia** (sikurse nga **Pelasgos** dhe **Aspelgos**, d.m.th. nga trupi **Pelasg** dhe **Aspelg**, formohet: Pelasgie dhe Aspelgie, ose edhe: **Pelasgia** edhe Aspelgia).

2) **Plakos**, një mal në Mysi të Azisë së Vogël, rrëzë të cilit ndodhej qyteti i Tebës, atdheu i Andronakës, bashkëshortes së Hektorit.

''O Hektor, mjera unë, që të dy paskemi lindur kështu
me fat të keq, si në pallatet e Priamit në Trojë,
kurse unë në Tebë, nën **Plakën** plot drurë''.
(Homeri, Iliada, Kën. XXII, varg. 477-479 .

Mali **Plakos** do të thotë mal i **dhelindur**. Dhe me të vërtetë, edhe malet ishin **të dhelindur, pjellë e dheut**. (Shiko librin **njëmbëdhjetë**).

Fjala **plakos** është e gjinisë femërore, (në gjuhën greke) sikurse del nga mbiemri që e përcakton: ''hyleessa'' (=**ὑλήεσσα**). Kjo do të thotë se **Plakos** ishte një mal i pyllëzuar, d.m.th. **plot me drurë**... Si rrjedhim, fjala **Plakos** është fjala **pellasgjike** dhe do të thotë në përgjithësi **i dhelindur** pastaj **plak**.

3) **Pelekan**, shpendi.

Në fjalën pelekan kemi trupin **pelek**, i cili është baras me: pel-e-k = pel-e-g = pel-a-g = **lindur jem prej dheut**. D.m.th. tingulli **e** (i dyti) korespondon me foljen pavetore: **a**, kurse tingulli **k** është **g**, që tregon plotësorin e vepronjësit. Kështu: **Pelekan** = **Pelegan**, dhe kjo Pelegan u kthye në **Pelegon** etj. **Pelekan** sikurse **Pelargos** përfaqësojnë, që të flasim në mënyrë më të përgjithshme, shpendët, të cilët gjithashtu janë **pjellë e dheut mëmë** (shiko librin njëmbëdhjetë).

4) **Pelagos**, deti (pellgu).

Fjala **Pelagos** është **pellasgjike**, me kuptimin që ka edhe fjala **Pelasgos** (Pelazg), d.m.th. **i lindur prej dheut**. Në këtë fjalë kemi trupin: **pelag**, i cili, siç është thënë shpesh, është baras me **pelasg**. ''**Pelagos**'', pra, do të thotë: ''**lindur jam prej dheut**'', siç tha edhe Hesiodi: ''Ajo (dheu) lindi edhe detin e pa fund''.
(Shiko: Hesiodi, ''Omnia''.)

Fjala pellasgjike **Pelagos** ruhet edhe sot në gjuhën shqipe me trajtën: **pelg** ose **pelk**.

5) **Pelegon** (**Πηλεγών**) = **Pelagon**, baba i Asteropeut të Peonit = (Paionit). Dëshmi:

''...N'kaq me mëni mizore
biri i Peleut vringëlloi heshtë hiegjatën.
E u hodh mbi Asteropë Pelagonidin
për t'i ba kobin...''
(Hom. Iliada Kën. XXI, var. 167-170).

**Pelegon** (**Πηλεγών**) u bë me kthimin e **ε** në **η** (e **epsilonit** në **eta**) — Pelag (**Πέλαγ**) = Pelag (**Πήλαγ**), dhe do të thotë i **dhelindur**.

6) **Peligones** (**Πελιγόνες**) —

''Ata (kupt. maqedhonasit) quajnë **peligonë** njerëzit me grada, sikurse tek lakonët dhe masaljotët quajnë pleqtë''.
(Straboni, Kap. 329).

Këtu, përveç ndryshimit, kemi edhe kuptimin e ngjashëm me atë të plakut.

7) ''**Peliganë** (**Πελιγᾶνες**) quheshin njerëzit e shquar, kurse nga syrasit quheshin deputetët''.

(''Studime shqiptare'', nga Panajot Kupitori, Athinë, viti 1879, faq. 53, parg. 117).

8) **Pelignas** (**Πελίγνας**) kuzhinjer i Olimpiadës dhe i Aleksandrit të Madh''.

(**Fjalori i gjuhës greke, i emravet të përveçëm** , Skarlat Bizantit, Athinë, 1852, faq. 143).

9) **Pelignoi** (Pel-i-g-noi), (**Πελίγνοι**) një fis i Italisë.

(Straboni, Kap. 219, — Krahaso dhe kap. 231, 238, 241 dhe 242).

10) ''**Pelagones** (**Πηλαγόνες**) (Ark.) Banorët e Pelagonisë në Maqedhoni. . . . . . . ishin **prej fisi pellasgjik....** Qysh atëhere vendi i tyre u quajt **Pelagoni**''.

(''**Enciklopedia e Madhe Greke**'' Vëllimi i njëzetë, faq. 159).

Në bazë të sa më sipër, trajta e parë **Pelagon** dhe trajtat e ndryshuara të saj kanë, përveç kuptimit të parë **i dhelindur**, edhe kuptime të tjera të afërta, d.m.th. kuptimin **plak** (tek lakonët dhe masaljotët), kuptimin e njeriut **me grada** (tek maqedhonasit) dhe kuptimin e **deputetit** (**tek** Syrasit).

## IV

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalëvet Deukalion dhe Polydeukes

Meqenëse këto emra, në fillim pelazgjike, **Deukalion** dhe **Polydeukes**, kanë po atë kuptim me fjalën **Pelazg** në konstrukt vepror, e quajmë të nevojshme që t'ua bëjmë etimologjinë dhe shpjegimin edhe këtyre. Sepse nga etimologjia dhe shpjegimi i tyre do të bëhet e qartë se edhe këta emra, d.m.th. **Deukalion** dhe **Polydeukes**, përmbajnë **teorinë kozmogonike të pellasgëvet** lidhur me gjininë e njerësvet.

U tha se **teoria kozmogonike e pellasgëvet** përmbahet në fjalën: ''Demeter'', e cila është baras me: ''Dheu është (për mua) **nënë**''. Në vend të kësaj, mund të thuhet siç u tha: ''**lindur jam prej dheut**'' d.m.th. ''**jam i dhelindur**'', që është barabar me: ''**Pelazg**''. Në konstrukt vepror, kjo mund të thuhet **shqip**, d.m.th. pelazgjisht, ''**Dheu** (më) **ka lind**'' . Nga kjo fjali (sikurse në rastin e Pelasgos) u formua emri nën trajtë greke, Deukalion, që do të thotë, në bazë të sa më sipër, **i dhelindur**, d.m.th. është identik nga kuptimi me fjalën: **Pelazg**.

Fjala e parë **Deu** është fjala pellasgjike, **deu** = (dheu). Fjala e dytë **ka** është veta e tretë njëjës e dëftores së tashme të foljes **kam**. Kurse **lind** është pjesorja pësore e së kryerës, e foljes lind që do të thotë **pjell**. Ka d.m.th., po atë kuptim që ka edhe folja veprore: pel = (pjell). E qartë, pra, se ''**Deukalion**'' është konstrukti vepror i ''**Pelazg**''. Që këndej rrjedh edhe kuptimi i njëjtë i këtyre dy fjalëve. Por meqenëse veprorja: **pel** = (pjell) dhe ''**lind**'' kanë kuptim të njëjtë dhe të barabartë, mund të zëvendësojnë njera tjetrën. Pel = (pjell), në të kryerën e thjeshtë (aorist) veprore është sot: pol-a (tema: pol). ''**Pol**'' merrej edhe me kuptimin e pjesores së kryer pësore. Me këtë mënyrë u formua në greqishten: Polydeukes (**Πολυδεύκης**) ose Polydeukas (**Πολυδεύκας**) (d.m.th. Pol-deu-ka-s = Pjellur (lindur) dheu (më) ka = i dhelindur). **Polydeukes** është në vend të **Polydeukas.** Por meqenëse ''**pol**'' ishte me kuptim të panjohur për grekët, u zëvendësua

për keqkuptim etimologjik, me greqishten **poly** = (πολύ = shumë) dhe kështu u tha: **Polydeukas** në vend të **Poldeukas**.

Emrat: **Deukalion** dhe **Polydeukes**, sikurse edhe emrat e tjerë pelazgjikë, gjënden në shkrimtarët e vjetër grekë kryesisht si emra burrash (andronime). Kështu, me emrin **Deukalion** përmenden:

1) **Deukalion**, bir i Minosit, mbret i Kretës, babë i Idomeneut. (Shiko: libri i tetë).

2) **Deukalion**, një nga trojanët, i vrarë prej Akilit. (Homeri, Iliada, Kën. XX varg. 478-483).

3) **Deukalion**, Kryetar i familjes mbretërore të Kretës. (Shiko libri i tetë).

4) "**Deukalion**. . . . . . bir i Prometheut dhe i Klymenës ose i Pandorës, mbret i Thesalisë... Pasi shpëtoi brënda në një kasë nga përmbytja e Thesalisë, që ndodhi në kohë të tij, prodhoi pastaj **gjininë njerëzore**, duke kthyer në njerëz gurët që ai hidhte. D.m.th. se ai i qytetëroi njerëzit me anë të fesë".

Fjalor i gjuhës greke, prej Skarlat Bizantit, Emra të përveçëm, Athinë, Viti 1852, faq. 47).

5) "**Duekalion**. . . . ishull i vogël i gjirit të Pagaseut, pranë **kepit** të quajtur **Pyrra**". (Ibidem, faq. 47).

6) **Deukalides**, mbiemër i Idomeneut, birit të Deukalionit. (Shiko: Iliadë, Kën. XII varg. 116-117, XIII varg. 307 dhe XVII varg. 608).

(Për emrin **Deukalion** shiko, në një anë Dionys Halikarnasin, vëll. I, XVII, 3, e m'anë tjetër **Enciklopedinë e Madhe Greke**, vëllim i nëntë, faq. 71).

Me emrin **Polydeukes** gjejmë edhe këto:

1) "**Polydeukes**, njeri nga të dy dioskurët, bir i Zeusit dhe i **Ledës**. (Shiko: Fjalor i gjuhës greke, prej **Skarlat Bizantit**, **emra të përveçëm**, Athinë, viti 1852, faq. 149).

2) "**Polydeukes**", Juljus, — gramatikan, grek prej Naukrati (Ibidem, faq. 149).

3) "**Polydeukes**", një skllav i **Herodit** të Atikës". (Ibidem)

4) "**Polydeukes**", vlla i Helenës, gruas së Menelaut, mbretit të Spartës". (Shiko Iliada, Kën. III varg. 228-229 dhe 236-242; Odisea, Kën. XI, varg. 298-304).

—V—

**Fjalë Pellazgjike, që kanë humbur g, e cila tregon plotësin e vepronjësit.**

Fjalë të tilla janë këto:

1) **Apellon dhe Apollon.** (Shiko librin e njëmbëdhjetë)

2) **Pallas** (**Παλλάς**), Atheneja (Shiko librin e njëmbëdhjetë).

3) **Pallas** (**Πάλλας**), bir i Lukaonit, nip i Pelazgut. (Pausania, Arkadiket, vëll. II, libr. VIII, 2 dhe 3, 1-2).

Fjala **Pallas** baras me: Pell — as — g. Mungon plotësi i vepronjësit g. Nga kuptimi, është e barabartë me fjalën **Pelasg.** D.m.th. **E**-ja u kthye në **A. Pallasi** ishte nipi i Pelazgut. Dhe ky korelacion edhe nga pikëpamja e **kuptimit** tregon afërsi me fjalën Pelasg. D.m.th. **pallas** do të thotë **lindur**

**(pjellur) jam** (kupt. prej dheut). Lakimi i këtij emri në greqisht u rregullua sipas emrave Aias gj. Aiantos (**Αἴας, Αἴαντος**). Polydamas gj. Polydamant-os, etj. d.m.th. për analogji.

4) "**Pallas (Πάλλας)**, bir i Eurybisë dhe i Kriut. Eurybia ishte bijë e detit dhe e Dheut, d.m.th. **e dhelindur** ose si të thonim ndryshe Pelazge.

"Deti. . . . . . . . . .
(bashkuar me dhenë). . . .
Eurybinë . . . . . . . .
Kurse Eurybia lindi në dashuri me Krion
Astreun e madh dhe **Pallantin'** .
(Hesiodi, "Omnia" — Theogonia" varg. 233, 238, 239, 375-376).

Eurybia, pra, kishte si nënë dheun. Ishte, pra, e **dhelindur**. Edhe **Pallasi**, si i lindur nga një nënë e **dhelindur**, ishte gjithashtu i **dhelindur**, duke marrë si trashëgim edhe ai emrin **Pelazg**.

Lykaoni, duke qenë lindur nga një babë i **dhelindur**, është ose quhet edhe ai **i dhelindur**. Për këtë arësye edhe **Pallas-i** quhet si i dhe lindur, d.m.th. si **Pelazg**. Duhet shënuar se këta të gjithë ishin arkadas, d.m.th. nga Arkadia, e cila quhej **Pelazgia** (shih edhe më lart). Nuk mbetet, pra, asnjë dyshim se edhe fjalës **Pallas** iu bë mirë etimologjia dhe shpjegimi.

5) "Pallas njeri nga gjigantët, të cilin e vrau Athenaja në luftën e gjigantëvet = (gigantomahia) dhe të cilit i ropi lëkurën dhe e bëri mburojë të saj. Prandaj perëndesha në fjalë u quajt për trimërinë e saj **Pallas**".
Enciklopedia e Madhe Greke, Vëll. 19, faq. 478).

6) **Pallas (Πάλλας)** bir i mbretit të dytë të Athinës pas Kekropit, dhe vllai i Egeut, i Nisit dhe i Lykut".
(Ibidem).

7) "**Pallas (Πάλλας)**, i ati i Selenës = (Hënës) sipas hymnit të Homerit për Hermesin, bir i Magademit dhe i Eosë (**Ἠοῦς**), e cila quhej prej tij edhe Pallantidë".
(Ibidem).

8) "**Pallas (Παλλάς)**, bijë e Tritonit dhe shoqe e Athenasë".
(Ibidem).

9) "**Pallas (Παλλάς)**, mbiemër i perendeshës Athena".
(Ibidem).

10) "**Apelles (Ἀπελλῆς)**, nga Kuma e Azisë së Vogël, gjysh i Homerit".
(**Enciklopedia e Madhe Greke,** Vëllim V, faq. 91)

11) "**Apelles,** një nga piktorët më të shquar të shekullit të katërt para **e.r.** më vonë i konsideruar si piktori më i madh i vjetërsisë".
(Ibidem, faq. 91)

12) "Apelles, mjek grek, i përmendur nga Plini (XXXVI, 35); jetoi para vitit 30 para e.r.
(Ibidem, faq. 92)

13) "**Apelles,** poet tragjik nga Askalona, që ka jetuar në kohën e Tiberit".
(Ibidem faq. 92)

14) "**Apelles,** filozof epikurian nga ishulli i Kios, i njohur dhe nxënës i Arkesilaut".
(Ibidem, faq. 92)

15) "**Apelles,** ai që gjeti Botanikën".
(Ibidem, faq. 92)

16) **Apelles**, strateg i syrakuzanëvet".
(Ibidem, faq. 92)
17) "Apelles, shok i Demetrit, kujdestar i Filipit, birit të Antigonit".
(Ibidem, faq. 92)
18) "**Apelles**, strateg i Antiokut të Famshëm (**'Επιφανοῦς**).
(Ibidem, faq. 92)
19) "**Apollos** (**'Απολλώς**). . . . njeri nga burrat më të shquar të epokës apostolike".
(Ibidem faqe 92).
20) "**Apellas** (trajtë doriane e **Apelles**). Bir i Kalikleut dhe nip i Theokozmit nga Megara, bashkëkohësit dhe bashkëpunëtorit të Fidiasit".
(Ibidem, faq. 91).
21) "**Apellikon** (**'Απελλικῶν**) ose **Apellikon** (**'Απελλίκων** ).
Një bibliofil (mik librash) i shek. I p.e.r. nga Teja"
(Ibidem, faq. 92).
22) "**Apellaios** (**'Απελλαῖος**) dhe Apelleios (**'Απελλή'ι'ος**).
Një nga muajt e kalendarit maqedhonas, që i përgjigjet muajit Dhjetor të romakëvet"
(Ibidem, faq. 91).

## VI

## Fjalë pellasgjike, të cilat kanë humbur përveç g, që tregon vepronjësin, edhe foljen as = (jam)

Këto fjalë kanë si trajtë të parë trajtën **Pelagon**, që siç dimë, kishte në fillim kuptimin: **i lindur prej dheut**, pastaj **plak**. Por **plaku** quhej nga Thesprotët dhe mollosët edhe **Pelios**. **Pelios** është trajtë e shkurtuar e **Pelagon**, e përbërë nga mbaresa greke **os**, dhe nga trupi: **peli**. Në **peli** ka dy fjalë: **pel** dhe **i**. Pjesa e parë **pel** do të thotë plak, kurse i-ja është nyjë. Në realitet, **pel** është pjesorja pësore e së kryerës e foljes **pellem** = pillem). Dhe është, siç u tha, njëra pjesë e fjalës së plotë pel-a-g-on = lindur jam prej dheut = i dhelindur = plak.

Këto fjalë janë:

1) "**Pelias** (**Πελίας**), bir i Poseidonit dhe i Tirosë".
(Shiko: **Fjalori i gjuhës greke**, prej Skarlat Bizantit, Emra të përveçëm, Athinë, viti 1852, faq. 143).
2) "**Pelia**" (**Πελία**), bijë e Pylantit nga Megara, grua e Pandionit. (**Heune**-i e korigjon në Pylia).
(Ibidem, faq. 143)
3) "**Peleus**" (**Πηλεύς**) = (Pelagon = i dhelindur = plak), i ati i Akilit dhe bashkëshort i Thetidës.
(Homeri, Iliada, Kën XVII varg 324-332. Krahaso edhe varg. 21 dhe 33-34 të Kën. XVI të Iliadës).
4) **Pelion** (**Πήλιον**), mal, ("**Pelion = i dhelindur**,) sepse edhe malet ishin **të dhelindura**. —
(Shiko, Hesiodi "Omnia" — Theogonia, varg. 126-130).
Homeri përmend lidhur me këtë sa më poshtë:
"Pelion-i bletëtundur, ku qielli mund të shkelej".
(Odisea, Kën. XI varg. 316 — shiko dhe Iliada, Kën. II varg. 744 dhe 757, Kën. XVI, varg. 144).

**Vërejtje.**

Fjala "**Πήλιον**" në kohët e vjetra shqiptohej "**Pelion**"
(shiko Straboni, kap. 45 dhe 436).

Po të heqim mbaresën (greke) **on,** mbetet trupi peli. **Pel** ka kuptimin e tij të parë: **i lindur,** duke u nënkuptuar **a-g,** d.m.th. **lindur jam prej dheut.** Por mund të ketë edhe kuptimin: **plak,** si të thonim sot: **''mali plak''** (siç thuhet sot Olimpi). Por nga të dy këta kuptime i pari, d.m.th. **i dhelindur,** **është** më i mundëshmi. Kjo fjalë, **''Pelion''** (**Πήλιον**), me kohë mori kuptimin **e pyllit,** sepse edhe pyjet janë pjellë e dheut (shiko: **Melanipën** e Euripidit, Diodorisiculi, vëll. I, libri I, 7,7-8). Dhe sikurse **mater** në gjermanisht u bë muter, dhe sanskritishtja marg =(mjel) në latinisht u bë mul-geo kështu edhe **pel** u kthye në pul (pyl), që sot do të thotë **pyll**, kurse në kohët e lashta do të thoshte: **lindur jam prej dheut = i dhelindur.** Sepse dhe **pylli** pjellë e dheut **është.**

Pse dhe **si pel** dhe **pul** muarën formë **mbiemrash.**

**Shpjegohemi.** Kur dy spektatorë shikojnë një dhe të njëjtin mal, njerit do ti bëjnë përshtypje tiparet e **pyllit,** kurse tjetrit tiparet e **malit.** Dhe njeri e quan malin **pyll,** kurse tjetri **mal.** Dhe në vend të thuhet: ''Pel-mal (greqisht: Pel-oros) dhe Pul-mal (greqisht: Pul-oros), u tha: Mali **Pelion** (greq. Pelion oros) (në Thesali) dhe mali **Pylaion** (greq. Pylaion oros) (në ishullin e Lesbos).

**Vërejtje**

Ka dy **pyje** që mbajnë emrin **Pyll,** këto më poshtë:

1) Mali **Pelion** i Thesalisë, dhe

2) mali **Pylaion** i Lesbos.

Gjithashtu ka dy fshatra me emrin **Pelion.**

1) **Pelion** (shqip. pilur'), një fshat përballë Himarës, në veri, mbi një mal, dhe

2) **Pelion** (shqip: Pilur), një fshat që ndodhet pranë lumit Eordé (Devolli i sotëm), ku u bë lufta e Aleksandrit të Madh kundër vendasve, që kishin mbret **Kleton.** (Shiko: **Ariani,** ''Anabaza e Aleksandrit'', I, 5,1-12) **Ky** fshat ndodhet në veri-lindje të qytetit të Korçës, nga i cili është larg gati 12 kilometra.

**Vërejtje**

Straboni (Kap. 323) përmend fjalën: pylon (**Πυλών**). Kjo fjalë do të thotë **pyll.** Por Straboni (i cili e shpjegon këtë fjalë me fjalën vend), nuk e dinte se **Pylon** do të thotë pyll, sepse kjo fjalë ishte për të e panjohur, kjo fjalë (Pylon) është fjalë **shqipe.**

Në faqet e kësaj vepre përmenden Kepet: **''Pylas''** dhe **''Pyleion'',** **në** ishullin e Qipros. Këto fjalë, pra, janë fjalë pellasgjike, d.m.th. shqipe. **që** duan të thonë **pyll.** (Sot **pylli** thuhet shqip pyll dhe në Gjirokastër pill).

Në librin e dytë të kësaj vepre përmendëm edhe fjalën: ''Peli (**Πῆλι**) Kjo fjalë, pra, e shkruar kështu **keq** greqisht dhe me kuptim të panjohur për grekët, është fjalë **shqipe,** që do të thotë **pyll.** Me këtë **orthografi** të drejtë, d.m.th. pyll, shkruhet kjo fjalë në hartën gjeografike austriake: **''Verkékarte** der Balkanhalbinsal'', të J. Kettler.

## VII

## Vërtetime se etimologjia dhe shpjegimi i fjalës ''Pelazg'' është e drejtë.

**Vërtetim i parë.**

Shpjegimi i fjalës **Pelazg** pajtohet me teorinë kozmogonike të pellasgëvet, sipas së cilës:

"Dheu mëmë e të gjithavet. . . . . . ."
(Diodor Siqeljoti, vëll. I, Libr. I, 12,4)

**Vërtetim i dytë**

Shpjegimi pajtohet me ato që thot Pindari:
"Dheu nxori njeriun..."
(Shiko më lart).

Njeriu i **nxjerrë nga dheu** është i **lindur prej dheut**: Por edhe shpjegimi që ne i japim fjalës **Pelasg** i tillë është, d.m.th. **Pelasg = lindur** (jam, je, është) **prej dheut**".

**Vërtetim i tretë**

Poeti Asios thotë:
"Pelasgun hyjnor e lindi toka e zezë
në malet e larta, që të jetë gjinia njerëzore"
(shiko më lart).

**Pelasg** konsiderohet, pra, si **kreu** i gjinisë njerëzore, lindur prej **dheut**.

Gjithashtu pajtohet me Pausaninë, i cili thotë: "Arkadasit thonë se **Pelazgu** lindi i pari mbi këtë dhe".
(Shih më lart).

**Vërtetim i katërt**

Fjala **Pelagon**, e cila ka përbërje dhe kuptim të njëjtë me atë të fjalës elazg.

**Vërtetim i pestë**

Fjala "palaihthon" (**Παλαίχθων**), e cila gjëndet tek Eskili, i cili thotë (mbreti i Argosit danaidevet).
"Unë jam Pelazgu, filizë
e Palekthonit (Palaihthonit) të dhelindur, kryetarit të kësaj toke".
(Shiko: **Hiketides**", varg 249-253).

Eskili, duke dashur të thotë se i ati i **Pelazgut**, mbreti i Argosit, kishte lindur në kohëra që s'mbaheshin mend (gjë që ishte shenjë e një familjeje bujare, aristokratike dhe mbretërore), tha se quhej "Palaihthon" (**Παλαίχθων**), d.m.th. palai-hthon (**Πάλαι-χθών**) = **prej kohe lindur nga dheu. Palaihthon** u tha për keqkuptim etimologjik, në vend të "**Pelahthon**" (**Πελάχθων**) = Pel-a-hthon (**Πελ—α—χθών**). Kjo tregon se kuptimi i fjalës **Pelazg** dhe **Pelagon** ishte harruar tanimë dhe kështu, në vend të: pela (pel-a), Eskili, duke e bërë keq etimologjinë për shkak të mosdijes, tha **Palai** (**Πάλαι**), fjalë kjo që është ndajfolje dhe do të thotë: **para shumë kohe.** Si rrjedhim, **palaihthon** duhet të korigjohet dhe të bëhet "**pelahthon**", që është baras (pelahthon) me: **Pelagon**, veçse po të duam ta mbajmë **palaihthon** në vend të **pelahthon** duke respektuar keqkuptimin e Eskilit nga mosnjohja e gjuhës **pellasge.**

**Palaihthon** shoqërohet nga mbiemri i **dhelindur.**
"Unë jam..........
e **Palaihthonit** të **dhelindur**..."
(Eskili, Hiketides, varg. 250)

Kjo do të thotë se fjala **Palaihthon** është një përkthim besnik i fjalës **Pelagon**, por edhe një keqkuptim etimologjik i saj, dhe se në kohën e Eskilit

e njihnin teorinë **kozmogonike** të **pellasgëvet,** që njerëzit lindnin prej dheut. Por: **i dhelindur = Pelazg** dhe **Pelagon.**

**Vërtetim i gjashtë**

Fjalët **Deukalion** dhe **Polydeukes**

**Deukalion** (siç u tha dhe u vërtetua më lart), ka kuptim të njëjtë me **Pelazg** dhe **Pelagon**, në konstrukt vepror.

Po kjo gjë duhet thënë edhe për fjalën **Polydeukes.**

Ne i muarëm sa më sipër si vërtetime të veçanta për etimologjinë dhe shpjegimin e fjalës **Pelazg,** sepse në fjalët e mësipërme kuptimi: **i dhelindur** është i dukshëm. Por edhe fjalët e tjera, etimologjinë dhe shpjegimin e të cilavet e bëmë më lart, si edhe të tjera, të cilavet do t'ua bëjmë etimologjinë dhe shpjegimin më poshtë, janë vërtetime të pamohueshme për etimologjinë dhe shpjegimin e drejtë të fjalës **Pelazg. (Πελασγός)**, sepse të gjitha këto fjalë si kuptim të parë kanë atë të **dhelindurit.**

# KAPITULLI I TRETË

**"Pelazgët në piramidat e Egjyptit me emrat: Filistej (Φιλισταῖοι), Pulasti, dhe në Kretë me emrat: Pelestinë (Πελεστῖνοι), (Pelestes) etj.**

(Fjalë të tjera pellasgjike që kanë humbur tingullin **g**, i cili tregon vepronjësin).

Profesori M.J. Panajotopuli, shkruan në **Enciklopedinë e Madhe Greke** (Vëllim 24 faq. 1, viti 1934, Athinë) sa më poshtë:

''**Filistej**, një popull me origjinë ariane, që përmendet edhe në Dhjatën e Vjetër edhe në monumentet egjyptiane, ku mban emrin: Purasata ose Purasti, ose, sipas një leximi tjetër, Pulasata ose Pulasti. Këta, të ardhur nga Kreta, (Kaftori i Dhjatës së vjetër, ose **Kitiu** apo **Kito** i monumentevet të Egjyptit) duket se kishin gjetur strehë në Azi të vogël, që këndej të ndrydhur, u futën bashkë me fise të tjera, në krahinën e leteasvet dhe s'andejmi hynë, duke marshuar përpara, në Siri e u derdhën për në **Palestinë**, përmes bregdetit të së cilës arritën gjer në Egjypt, pothuaj në atë kohë, kur një flotë e fuqishme e këtyre **invadorëve**, e cila kish lundruar për në këtë vend dhe kish hyrë në të përmes Nilit, po e shkretonte. Faraoni Ramses III (rreth vitit 1198-1167 para e.r.) e shpëtoi atëhere shtetin e vet nga një rrezik i dukshëm, duke e sprapsur armikun në tokë e në det me anë betejash, që i bëri të pavdekëshme me mbishkrime dhe piktura mbi muret e tempullit që ngriti për kujtim të kësaj ngjarje në Me-ndinet Haleu. Të dbuar që këndej, filistejtë u vendosën në fushën **Sefela** të Palestinës pranë Mesdheut, ku formuan një Konfederatë të fuqishme prej pesë qytetesh, (Pentapolin) prej metropolevet **Akër, Azot, Gath, Gazë** dhe **Askalonë,** duke u sjellë për një kohë të gjatë shumë telashe Esraelitëvet, gjersa Davidi i përkuli ata përfundimisht. Por edhe pas kësaj përkuljeje ata vazhduan të jetonin, duke u përmendur shpesh herë në **Dhjatën** e **Vjetër. Nga filistejtë, emrin e të cilëvet e mori në fillim vendi i tyre dhe i cili emër ishte më familjar për grekët, të afërt me ta, u quajt pastaj prej tyre Palestinë e gjithë toka e Hanaanit. Filistejtë zhvilluan një qytetërim të rëndësishëm, për të cilin ne kemi mjaft shënja edhe në Dhjatën e Vjetër, por kemi vërtetime të pamohueshme në gjërat e gjetura nga gërmimet e bëra në këtë vend gjatë kohëvet të reja, (sidomos lloje të qeramikës). Ky qytetërim ishte vetë ai i Egjeut dhe i Kretës. Gjuha e tyre mbetet e panjohur, përveç disa fjalëve, ndër të cilat edhe Seranim, me këtë fjalë, e cila është e afërt me fjalën tyrranos, (Koiranos) ata, tregonin hegemonët e vet.**

Feja e tyre u semetizua, sikurse edhe gjuha e tyre, por me gjithë këtë ruajti disa elemente që tregojnë prejardhjen e tyre egjease. Perënditë kryesore të filistejvet ishin **Dagoni,** adhurimi i të cilit në Gazë ishte një përzjerje përfytyrimesh hanaanase dhe përfytyrimesh analoge nga adhurimi i ndonjë perëndie kretase të ngjashme, ndoshta asaj të quajtur **Zeus Kretogen** = (Zeusi i lindur në Kretë) — Baal-zebuli dhe Astarta''.

(Krah. P.J. Braciotu, ''Filistejtë dhe qytetërimi egjeokretas në Palestinë — 1926).

I

## Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Filistaios (Φιλισταῖος)

Po t'i heqim fjalës **Filistaios** pjesën greke: **aios**, mbetet trungu Filist. **Filist** është barabar me një frazë të tërë, me këtë:

**Fil-is-tin**
**Fil** = **pil** = **pel**

E quajmë me vend të përmendim këtu, sidomos për ata që nuk janë mësuar me çështjet e gjuhësisë, se tingulli **P** (p) ndrrohet shpesh në buzoret **b** dhe **f** kështu, p.sh. **Niopé** dhe **Niobé**, **Prytanis** dhe **Brytanis etj.**
(Shiko: **Enciklopedinë e Madhe Greke**, vëll. 19, faq. 315, Athinë, — **ku** ka një studim të profesorit të paharruar të Universitetit Kombëtar **të** Athinës, G.P. Anagnostopulit, për tingullin P = (.**Π**).
**Is-tin** = as-tas. Në gjuhën greke **as-tas** është: **esté** hymeis (jeni **ju**). Në gjuhën latine është: estis (jeni ju). Kurse në gjuhën shqipe është: Istin = es — tin = es-nit = e-ni = jeni = (jeni ju).
Këtu mungon **g**, që tregon vepronjësin. Dhe shpjegimi është ky:
**Lindur (pjellur) jeni ju prej dheut''** = **autoktonë** = **të dhelindur.**

Tingulli **F** i fjalës **Felistaios** korespondon me tingullin **P** dhe tingulli **I** me tingullin **E**. Kështu, pra, fjala: **Filistin** = **Pel-es-tin.** Që këndej edhe trajta greke: **Pelestin-os** (**Πελεστῖνος**). Pelestinët përmenden se banonin në Umbria të Italisë. Lidhur me ta lexojmë në **Enciklopedinë e Madhe Greke** këto:

''**Pelestinët.** (ark.) Tek Plini popull i lashtë i Umbrias''
(Vëll. 19, faq. 878).

Andre Lefèvre, në veprën e tij ''**Origjinat greke**'' (faq. 7, Paris, 1893), përmend me emrin Pelestes **pellasgët** e Kretës, por pa shënuar (mjerisht), autorin e veprës ku gjëndet kjo fjalë (Pelestes). Ja ç'thotë fjalë për fjalë:

''Për N. D'Arbois pellasgët janë khamitë, kushitë, filistinë në Palestinë, Pelestë në Kretë''.

II

## Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Pulasti

Fjala **Pulasti** është barabar me: **pul-as-ti. Pul** është po ajo me **pel,** kurse **as** dhe **ti** janë elementet e njohur japetike, d.m.th. folja **as** dhe përemri **ti** në vend të **tas**. D.m.th. **pul-as-ti** në vend të: **pul-as-tas pel-as-tas** = = **Lindur jeni ju** (kuptohet: prej dheut) = **të dhelindur ose autoktonë.** Edhe këtu ka rënë **g**, që shënon vepronjësin.

Pulastët, filistejtë, palestinët dhe pelignët, (Straboni, Kap. 202) si edhe palestët në Kretë, janë të gjithë **pellasgë.**

Për t'u shënuar është këtu edhe mendimi i Louis Benloef (dekan i fakultetit të letravet, Dizhon, Francë). Në veprën e tij ''Greqia para grekëvet. Studime gjuhësore dhe etnografike — pellasgë, lelegë, semitë, dhe jonë'', Paris, 1877, faq. 33, ky shkruan edhe këto: ''Fjala **Pelishtim** të cilën çifutët e Lindjes e përdorin për të shënuar **shqiptarët,** nuk do të ishte veçse fjala (Pelazg) e deformuar, ose, në daç më mirë, e transformuar si rrjedhim kombinimesh historike shumë a pak të gabuara''.

III

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës: Belestinon (Βελεστῖνον)

Fjala **Belestinon** është një trajtë tjetër e fjalës **Pelestinos**. Trupi **Belestin** = = (Bel-es-tin), është baras me **Pelestin**, d.m.th. **lindur** (pjellur) **jeni ju** (kuptohet: prej dheut) = **të dhelindur**.

Këtu tingulli **p** shprehet me tingullin **b** për arësyet që thamë më lartë.

Fjala **Belestinon** është fjalë **pellasgjike** dhe jo sllave, siç thotë M. Karamani në një artikull, të botuar në **Enciklopedinë e Madhe Greke**, (Vëllim i gjashtë, faq. 918).

IV

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës Astypale (Ἀστυπάλη)

Për këtë fjalë (e cila ndeshet sot nën trajtën **Astypalaia**, emër me të cilin quhet një nga ishujt Sporade të jugut) është folur në librin e nëntë të kësaj vepre. **''Deti mesdhe — Ishuj''**, ku u bë etimologjia dhe shpjegimi i kësaj fjale dhe ku u vërtetua se edhe kjo fjalë është fjalë **pellasgjike**, d.m.th. **shqipe**.

V

### Etimologjia dhe shpjegimi i fjalës i Ampelos (Ἄμπελος) = (Hardhia)

Fjala **ampelos** është fjalë **pellasgjike**. Po t'i heqim fjalës **ampelos** mbaresën **os**, mbetet trupi **ampel**, i cili është baras me: **a-m-pel-g**, dhe kjo nga kuptimi është baras me: **Jam unë** (hardhia) **lindur prej dheut**.

**Am** është baras me sanskritishten: asmi = jam (as) unë (**mi**).

Që fjala **ampelos** është fjalë **pellasgjike**, konfirmohet më tej nga dëshmitë e mëposhtëme:

1) Hardhia u përhap për herë të parë nga **pellasgët** me anë të Dionisit, (ashtu si të lashtat me anë të perëndeshës Demetër). Për këtë na siguron **Diodor Siqeljoti** (vëll. I,I, 15, 6-9). Për Perëndinë **Dionis** dhe për hardhinë (ampelos) shiko në librin e njëmbëdhjetë të kësj vepre, ku, ndër të tjera, vërtetohet se edhe perendia Dionis ishte perëndi e pellasgëvet, që mësoi dhe përhapi vitikulturën.

2) Se hardhia (si bimë) lindi prej dheut, siç dëshmohet nga Pausania, i cili thotë:

''Dheu nxjerr (jep) prodhime, prandaj e quani: Dhe mëmë''.
(Shiko: Foqikët, vëll. III, Libr. X, 12, 10-11)

Nuk e quajmë të tepërt të përmendim (para se t'i japim fund këtij kapitulli) sa thotë për **pellasgët** e Egjyptit, (ku këta përmenden edhe me emrat: **dardanë** dhe **tyrrenë**), Viktor Berardi, në veprën e tij: **''Itaka dhe Greqia e akejvet''**, (Paris, viti 1935, faq. 28-29, botim i dytë), i cilí shkruan këto: ''Në një kohë kur u zhduk kjo supremaci, në derdhje të Nilit ngjau invadimi i parë e **''Popujvet të detit''**. Duket se ajo shpërtheu nga një **zbritje** e parë e fisevet të Kapadokisë — të hititëvet — analoge me zbritjen qoftë të turqvet, të cilët në shekullin e 16 të erës sonë, zbritën nga Azia e tyre e vogël përmes Sirisë dhe Palestinës, qoftë të grekëvet të Aleksandrit apo të persëvet të Kambysit, të cilët, nëntëmbëdhjetë dhe njëzet e dy shekuj përpara turqvet, kanë ndjekur të njëjtën rrugë.

Dinastia e XIX zbulon fuqinë e Egjyptit. Seti i I-rë (rreth 1319-1300) dbon nga Delta **''Popujt e detit''**, i vret ose i fut në gardën e tij mbretërore. I biri i tij Ramses II, gjatë qendrimit të tij në fron që zgjati gjashtëdhjetë e pesë vjetë (1300-1234), hyn në luftë me hititët dhe me vasalët ose të konfederuarit e tyre, dardanët [1]), musianët, trojanët, lykianët, fiset e Pegasos dhe Girgasha etj. Drejton ushtërinë e tij në Eufrat.

**''Popujt e detit''**, u dukën përsëri në Nil në kohën e pasardhësit të tij Mineftan (1234-1224). Ata bënë aleancë me nomadët e Libisë. Farsoni u vu gjithashtu në krye të këtij koalicioni. Dokumentat faraonike përvendin për herë të parë në këtë kohë emrin e Aquaiusha (të akejvet), krahas emrit të: Loukou, Danaouna, Tourses [2]) = (tyrrenët), sardanët, salagasët etj. partënerë, vasalë ose të nënështruar të hititëvet. Zbritje e re e ivandorëvet dhe fitore e re e Faraonit gjatë mbretërimit të Ramses III (1200-1170). Egjypti shpëtoi, por këto fise të Veriut, nën emrin e **Pulasati — Filistinëve** shkëputën një pjesë mbi bregun Sirian, të cilën e quajnë akoma, nga emri i tyre, Palestinë''.

Të gjithë emrat, të cilëvet u bëmë etimologjinë dhe shpjegimin në këtë libër, tregojnë dhe bindin se janë trajta të ndryshme, pak o shumë të ndryshuara, të emrit **Pelazg**, dhe në disa raste, një sintezë e ndryshme e tij. Këta emra janë kryesisht, siç e pamë, emra të përveçëm burrash dhe perëndish, por, përveç kësaj, edhe emra krahinash dhe qytetesh, pemësh e shpendësh etj. Dhe këto tregojnë se në fjalën **Pelazg** përmbahet teoria **kozmogonike e pellasgëvet**, bazë e së cilës është: **''Dheu nënë e të gjithavet''**, Kemi të drejtë, pra, të themi se etimologjia dhe shpjegimi i fjalës **Pelazg** është bërë drejt, se gjuha shqipe, meqenëqë e shpjegon **teorinë kozmogonike të pellasgëve**, është vazhdim i gjuhës **pellasgjike**, dhe se **shqiptarët**, të cilët flasin këtë gjuhë të stërlashtë, janë pasardhës të pellasgëve parahënorë. Në këtë konkluzion, pra, na shpuri ne kërkimi i stërgjyshërvet të shqiptarëvet të sotëm, duke kaluar mbi gjurmët e tyre. Por me zgjidhjen e këtij problemi të parë, zgjidhet edhe problemi i dytë, d.m.th. problemi pellasgjik, që u shtua në përmbajtjen e kësaj vepre gjatë studimit që bëmë për zgjidhjen e problemit të parë. Dhe me të vërtetë, gjersa **gjuha shqipe**, nga njera anë, është (siç u vërtetua tanimë) gjuhë japetike dhe **shqiptarët** që e flasin atë janë një nga popujt japetikë, dhe gjersa **gjuha shqipe**, nga ana tjetër (siç u vërtetua gjithashtu) është vazhdimi i gjuhës **pellasge** dhe **shqiptarët** pasardhës **të pellasgëvet**, del se edhe gjuha **pellasgjike** është dhe bën pjesë në **bashkëfisërinë** (homoethninë) **japetike;** si rrjedhim, edhe shqiptarët që e flasin atë, janë gjithashtu një popull jo semitik, por japetik.

Si rrjedhim, nga të gjitha sa u thanë, del konkluzioni i padiskutueshëm se **shqiptarët janë një popull i stërlashtë**, dhe në kuptim relativ, **janë populli më i vjetër i Gadishullit Ballkanik, një popull paragrek, dhe konkretisht, pasardhës i pellasgëvet.**

Dhe tani para se ta mbyllim këtë kapitull, po shënojmë në faqen që pason tabellën XVII, që tregon fjalët (emrat) pellasgjike, të takuara në këtë libër, të cilat kanë rrënjë shqipe.

---

1) Për dardanët (të cilët kishin qenë pelazgë) bëhet fjalë në një studim tonë të veçantë.
2) Për tirrenët shih librin e dhjetë.

## Tabella XVII

### Fjalë (emra) pellasgjike, që kanë rrënjë shqipe

1) Pelasg — Πελασγός.
2) Pleasgia — Πελασγία.
3) Pelasgikon — Πελαργικόν.
4) Pelasge — Πγλαργή.
5) Pelasgis — Πελασγίς.
6) Pelasgiotis — Πελασγιῶτις.
7) Aspelia — Α΄σπελία.
8) Ispalis — Ἴσπαλις.
9) Pelagon — Πελάγων.
10) Pelagon — Πελαγών.
11) Pelagonë — Πελαγόνες.
12) Pelagonia — Πελαγονία.
13) Pelagia — Πελαγία.
14) Plakie — Πλακίη.
15) Plak — Πλάκος
16) Pelekan — Πελεκάν.
17) Pelg — Πέλαγος.
18) Pelegon — Πηλεγών.
19) Peligonë — Πελιγόνες.
20) Peliganë — Πελιγᾶνες.
21) Pelignas — Πελίγνας.
22) Pelignë — Πελίγνοι.
23) Pelagonë — Πηλαγόνες.
24) Deukalion — Δευκαλίων.
25) Deukalides — Δευκαλίδης.
26) Polydeukës — Πολυδεύκης.
27) Apellon (Apollon) Ἀπέλλων (Ἀπόλλων).
28) Pallas — Παλλάς.
29) Pallas — Πάλλας.
30) Apeles — Ἀπελῆς.
31) Apollos — Ἀπολλώς.
32) Apellas — Ἀπελλᾶς.
33) Apellikon — Ἀπελλικῶν (Ἀπελλίκων)
34) Epellaios (Apelleios) Ἐπελλαῖος (Απελλήιος).
35) Pelias — Πελίας.
36) Pelia — Πελία.
37) Peleus — Πηλεύς
38) Pelion — Πήλιον.
39) Pylaion — Πύλαιον
40) Filisten — Φιλισταῖος
41) Pelestinë — Πελεστῖνοι.
42) Filistinë — Philistins.
43) Pelestë — Pelestes.
44) Palasti — Pulasti
45) Pelishtin — Pelishtin.
46) Belestinon — Βελεστῖνον.
47) Astypale — Ἀστυπάλη.
48) Ampelos — Ἄμπελος.

Tabella XVIII

që përmban vendet ku jetuan dhe vepruan pellasgët, si edhe mbretëritë e themeluara prej tyre, sikurse dalin nga përmbajtja e kësaj vepre.

| Nr. | Vënde | Mbretëri | Fjalë pellasgjike |
|---|---|---|---|
| 1) | Arkadia (Greqi) | | Bra (= Βρα) =vlla |
| 2) | Kretë (Greqi) | | Dia ( = Δία) = di(t) a = =dita |
| 3) | Paro (Greqi) | | Gyrajë, Petre, Gyresin, Petrësin, Gyrai Petrai, Akea Gyraion |
| 4) | Mysia (Azi e Vogël) | | Hyrtios |
| 5) | Mysia (Azi e Vogël) | | Gyrtiades |
| 6) | Spartë (Greqi) | | Gyrtias |
| 7) | Teno (Greqi) | | Gyras |
| 8) | Arkadia (Greqi) | | Oligyrtis |
| 9) | Spartë (Greqi) | | Gyridas |
| 10) | Etolia (Aitolia) (Greqi) | | Gyron |
| 11) | Dodonë (Epir) | | Gyras Argeios |
| 12) | Gyaro (Greqi) | | Tyaro |
| 13) | Thesali (Greqi) | | Gyrton |
| 14) | Thesali (Greqi) | | Gyrtonë |
| 15) | Kretë (Greqi) | | Gyropetra |
| 16) | Kretë (Greqi) | | Gortys |
| 17) | Kretë (Greqi) | | Gortynaia |
| 18) | Thesali (Greqi) | | Gyrtonë |
| 19 | Kretë (Greqi) | | Gortys |
| 20) | Kretë (Greqi) | | Gortys |
| 21) | Arkadi (Greqi) | | Gortys |
| 22) | Arkadi (Greqi) | | Gortys |
| 23) | Arkadi (Greqi) | | Gortynios |
| 24) | Maqedhoni | | Gortynia |
| 25) | Tyrrenia (Itali) | | Gortynaia |
| 26) | Etruri (Itali) | | Cortona |
| 27) | Itali | | Gurasion |
| 28) | Indi | | Guraioi (Indiane) |
| 29) | Avganistan | | Gyraioi |
| 30) | Indi | | Gyraios (lumë) |
| 31) | Itali | | Kyrtonion |
| 32) | Lokridë (Greqi) | | Kyrtonë |
| 33) | Frygi (Azi e Vogël) | | Hyrtakides — Asio |
| 34) | Frygji (Azi e Vogël) | | Assio, bir i Hyrtakut |

| Nr. | Vënde | Mbretëri | Fjalë pellasgjike |
|---|---|---|---|
| 35) | Lakoni (Greqi) | | Maleiaon,<br>Maleia Maleion<br>Maleas |
| 36) | Arkadi (Greqi) | | Malea |
| 37) | Arkadi Greqi) | | Maloitas |
| 38) | Arkadi (Greqi) | | Malus |
| 39) | Epidauro (Greqi) | | Maleates |
| 40) | Lakoni (Greqi) | | Maleates |
| 41) | Thesali (Greqi) | | Maliano |
| 42) | Siqeli (Itali) | | Malis |
| 43) | Etoli (Greqi) | | Males |
| 44) | Thesali (Greqi) | | Malaos |
| 45) | Tenedo (Greqi) | | Mallus |
| 46) | Lezbo (Greqi) | | Malea |
| 47) | Lezbo (Greqi) | | Malia |
| 48) | Lezbo (Greqi) | | Maloeis |
| 49) | Kretë (Greqi) | | Malla |
| 50) | Kretë (Greqi) | | Malles |
| 51) | Kretë (Greqi) | | Mallia |
| 52) | Lakoni (Greqi) | | Maleagoni |
| 53) | Kretë (Greqi) | | Mallion |
| 54) | Thesali (Greqi) | | Malloia |
| 55) | Epidauro (Greqi) | | Malos |
| 56) | Karpath (Greqi) | | Mallos ose Malios |
| 57) | Thesali (Greqi) | | Malieis |
| 58) | Arkadi (Greqi) | | Maleatis |
| 59) | Regisuilla (Itali) | Italia | Maleos |
| 60) | Eolidë (Azi e Vogël) | | Malenë |
| 61) | Kolkidë (Azi) | | Malë |
| 62) | Kiliki (Azi e Vogël) | | Mallos |
| 63) | Indi | | Malloi |
| 64) | Thesali (Greqi) | | Pylai — Thermopylai |
| 65) | Meseni (Greqi) | | Pylos |
| 66) | Eleia (Greqi) | | Pylos |
| 67) | Trifyli (Greqi) | | Pylos |
| 68) | Pelopones (Greqi) | | Pylia |
| 69) | Pelopones (Greqi) | | Pylios |
| 70) | Lezbo (Greqi) | | Pylaion |
| 71) | Azi e Vogël | | Pylaios |
| 72) | Iliri — Maqedhoni | | Pylon |
| 73) | Qipro | | Pyleion |
| 74) | Qipro | | Pylas |
| 75) | Thesali (Greqi) | | Pylleon |
| 76) | Beoti (Greqi) | | Pylos |
| 77) | Beoti (Greqi) | | Pyleos |

| Nr. | Vënde | Mbretëri | Fjalë pellasgjike |
|---|---|---|---|
| 78) | Asia | | Pylai:<br>1) Kilikase<br>2) Babylonase<br>3) Kaspike ose Kau-kaziane<br>4) Persike, Perside ose Suside<br>5) Albane ose Albanike |
| 79) | Pylo (Greqi) | | Pylaon |
| 80) | Astypalaia (Greqi) | | Pylaia |
| 81) | Megara (Greqi) | | Pylas, Pylos ose Pylon |
| 82) | Megara (Greqi) | | Pylia |
| 83) | Etoli (Greqi) | | Pylenë |
| 84) | Atikë (Greqi) | | Athana ose Athanai |
| 85) | Etoli (Greqi) | | Potidania |
| 86) | Maqedhoni | | Potidaia |
| 87) | Epir | 1) **Thesprotia** (Guneu hegemon Feidon mbret)<br>2) **Molosia** (Ajdoneu mbret Admeti mbret) | Epir dhe Apir |
| 88) | Epir-Iliri | | Pellgu Jon |
| 89) | Deti Mesdhe (Greqi) | | Deli (ishull) |
| 90) | Deti Mesdhe (Greqi) | | Renaia (ishull) |
| 91) | Deti Mesdhe (Greqi) | | Syrie (ishull) |
| 92) | Deti Mesdhe (Greqi) | | Syros (ishull) |
| 93) | Deti Mesdhe (Greqi) | | Nisyros (ishull) |
| 94) | Deti Mesdhe (Greqi) | | Skopelos (ishull) |
| 95) | Deti Mesdhe (Greqi) | | Karpath (ishull) |
| 96) | Deti Mesdhe (Greqi) | | Astypale (ishull) |
| 97) | Deti Mesdhe (Greqi) | | Hydra (ishull) |
| 98) | Deti Mesdhe (Greqi) | | Kythno (ishull) |
| 99) | Deti Mesdhe (Greqi) | | Qipro (ishull) |
| 100) | Deti Mesdhe (Greqi) | | Paro (ishull) |
| 101) | Deti Mesdhe (Greqi) | Rrete: Familje mbretërore e saj ishte Pellazge | Deukalion |
| 102) | Azi e Vogël | Azi e vogël | Teutamos |
| 103) | Thesali (Greqi) | Larisa (pellasgjike) | Teutamos — Larisa |
| 104) | Itali | Itali | Teutam (ides) |
| 105) | Ilyri | Iliri | Teuta |
| 106) | Syri | | Syri (Siria) |
| 107) | Itali | | Syrako dhe Syrakuzë |
| 108) | Paflagoni | | Kepi Syrias |
| 109) | Syri | | Sura |
| 110) | Azi e vogël | | Sura |

| Nr. | Vende | Mbretëri | Fjalë pellasgjike |
|---|---|---|---|
| 111) | Iberi (Azi e vogël) | | Sura |
| 112) | Galati (Azi e vogël) | | Sura |
| 113) | Patlagoni | | Sura |
| 114) | Aimimontos (Thrakë) | | Sura |
| 115) | Dardani | | Surikon |
| 116) | Kolkidë | | Surion |
| 117) | Afrikë | | Sur |
| 118) | Afrikë | | Sur |
| 119) | Afrikë | | Syrteis dhe Syrtis |
| 120) | Azi | Asyri | Assourbanipal (Sardanapali) |
| 121) | Azi | Asyri | Teutamos — Larisa |
| 122) | Peloponez (Greqi) | | Tiryns=Tyrins (= lexo: Turins) |
| 123) | | | Demeter |
| 124) | | | Zeus |
| 125) | | | Poseidon |
| 126) | | | Afërditë (Afroditë) |
| 127) | | | Apollon (Apellon) |
| 128) | 1) Beotia (Greqi)<br>2) Thesalia (Greqi)<br>3) Eubea (Greqi)<br>4) Naksos (Greqi)<br>5) Alfeios lumë (Greqi)<br>6) Tebë (Greqi)<br>7) Nusia (ishull i Mesdheut)<br>8) Thrakë<br>9) Ikaros (Attikë — Greqi)<br>10) Dodonë — Epir<br>11) Lykia (Azi e vogël)<br>12) Drakoni (Ikari)<br>13) Harí<br>14) Lydi<br>15) Kapadoki<br>16) Arabi<br>17) Azi (lumi Eufrat)<br>18) Indi<br>19) Indi (Lumi Gang)<br>20) Lumi Nil (Egjypt)<br>21) Etiopi | | 1) Dionysos (Dionysos, Deunysos) Dionysos, Deunysos, Zonysos,<br>2) Nysa (Luginë, Beotia)<br>3) Nyseion (mal i Beotisë)<br>4) Nysja (mal pranë burimevet të Nilit)<br>5) Nysa (pranë Elikonit)<br>6) Nysa (në Harí)<br>7) Nysa (qytet i Azisë së vogël në Harí)<br>8) Nysa (qytet i Azisë së Vogël, në Lyki)<br>9) Nysa (qytet i Azisë së Vogël në Morimenë të Kapadokisë)<br>10) Nysa (qytet i Gangut, të Indisë)<br>11) Nyseides (Nesiades, Nesaiai, Nysiai), nymfat e malit Nysa (në Thrakë ose edhe kudo ku adhurohej Dionisi)<br>12) Nysos — mëndeshë e Dionisit.<br>13)Nysa (qytet i Azisë së Vogël, i Indisë,i Etiopisë. |
| 129) | Samos dhe Stymfalos | | Hera — Here |
| 130) | | | Rea |

| Nr. | Vënde | Mbretëri | Fjalë Pellasgjike |
|---|---|---|---|
| 131) | | | Atena (Atene, Atenee, Atana, Atanea) |
| 132) | | | Atritone (Tritogenia dhe Tritogenes |
| 133) | | | Thetis (Tethys, Tethis) |
| 134) | | | Tethys (Teth-Teth-Thet) |
| 135) | | | Persefoni |
| 136) | Arkadi, Argos, Flius, Korinth (Greqi) | Argos | Pelasg |
| 137) | Peloponezi, Skotusa, (Thesalia) Arkadia (Greqi) | | Pelasgia |
| 138) | Athene (Atikë—Greqi) | | Pelargjikon |
| 139) | Beoti (Greqi) | | Pelargji |
| 140) | Samos (ishull—Greqi) | | Pelasgis (Perendesha Hera) |
| 141) | Argos (Greqi) | | Pelasgjis (Perendesha Demetra) |
| 142) | Idë (Azi e Vogël) | | Pelasgjis |
| 143) | Thesali (Greqi) | | Pelasgiotis |
| 144) | Qipro | | Aspelia |
| 145) | Spanjë | | Ispalis (qytet dhe koloni) |
| 146) | 1) Pylos (Greqi)<br>2) Fokidë (Greqi)<br>3) Athenë (Greqi)<br>4) Lyki (Azi e vogël)<br>5) Efesos (Azi e Vogël) | | Pelagon |
| 147) | Pelagoni (Maqedhoni) | | Pelagonë |
| 148) | Pelagoni (Maqedhoni) | | Pelagon |
| 149) | Maqedhoni | | Pelagoni |
| 150) | | | Pelagia (emër i Afërditës) |
| 151) | Helespont (Thrakë) | | Plakie (qytet) |
| 152) | Mysi (Azi e Vogël) | | Plakos |
| 153) | | | Pelekan |
| 154) | | | Pellg (Pelagos) |
| 155) | Thrakë | | Pelegon |
| 156) | Maqedhoni | | Peligonë |
| 157) | Syros (ishull), Greqi | | Peliganë |
| 158) | Maqedhoni | | Pelignas |
| 159) | Itali | | Pelignë |
| 160) | Maqedhoni | | Pelagonë |
| 161) | Troje (Azi e Vogël) | | Deukalion |
| 162) | Thesali (Greqi) | Thesali | Deukalion |
| 163) | Pegase (Thesali—Greqi) | | Deukalion (gji) |
| 164) | Kretë | | Deukalion (mbiemër i Idomenit) |
| 165) | | | Polydeukes (bir i Zeusit) |
| 166) | Naukratos | | Polydeukes |

| Nr. | Vënde | Mbretëri | Fjalë pellazgjike |
|---|---|---|---|
| 167) | Atike (Greqi) | | Polydeukes |
| 168) | Spartë (Greqi) | | Polydeukes |
| 169) | | | Pallas (perëndesha Atenë) |
| 170) | | | Pallas (nip i Pelasgut) |
| 171) | | | Pallas (bir i Eurybisë dhe e Kriut) |
| 172) | | | Pallas (një nga gjigantët) |
| 173) | Athinë | Athinë | Pallas (bir dhe mbret i dytë i athinasvet) |
| 174) | | | Pallas (i ati i Selenës, Hënës) |
| 175) | | | Pallas (bijë e Tritonit) |
| 176) | | | Pallas (mbiemër i Perendeshës Athenë) |
| 177) | Kumë (Azi e Vogël) | | Apelles (gjysh i Homerit) |
| 178) | | | Apelles (piktor i shquar i shekullit IV para Krishtit) |
| 179) | | | Apelles (mjek grek) |
| 180) | Askalon (Fenike) | | Apelles (poet tragjik) |
| 181) | Kios (ishull) Greqi | | Apelles (filozof) |
| 182) | | | Apelles (shpikës i botanikës) |
| 183) | Lyparaku (Itali) | | Apelles (strateg) |
| 184) | Maqedhoni | | Apelles |
| 185) | | | Apelles |
| 186) | | | Apollos |
| 187) | | | Apellas |
| 188) | | | Apellikon ose Apellikon |
| 189) | | | Apellaios dhe Apelleios |
| 190) | | | Pelias |
| 191) | Megara (Atikë-Greqi) | | Pelia |
| 192) | | | Peleus |
| 193) | | | Pelion (mal) |
| 194) | Palestinë | | Filistej |
| 195) | Umbria (Itali) | | Pelestinë |
| 196) | Palestinë | | Philistins |
| 197) | Kretë | | Pelestë (Pelestes) |
| 198) | Liban | | Pelishtim |
| 199) | | | Pulasti |
| 200) | Thesali (Greqi) | | Belestinon |
| 201) | Greqi | | Astypale |
| 202) | | | Ampelos |
| 203) | Itali | Mezentius, mbret i Tireonëve | |
| 204) | Itali | Porsina, hegemon i etruskëve | |
| 205) | Itali | Tarkini, mbret i Romës | |

| Nr. | Vënde | Mbretëri | Fjalë pellasgjike |
|---|---|---|---|
| 206) | Itali | | Etrusk, Tusk (Toscus dhe Tuscus) |
| 207) | Itali | | Tyrrenos, Tyrsanos |
| 208) | Epir | | Darda |
| 209) | Azi e Vogël | | Dardanos — Dardanoi Dardanios — Dardanioi dhe Dardania |
| 210) | Itali | | Dea = Dhia (shqip). |
| 211) | Itali | | papa = baba (shqip) |
| 212) | Itali | | cupe = kupë dhe Kupa (shqip) |
| 213) | Itali | | leu = luan (shqip) |
| 214) | Itali | | atre = vatrë (shqip) |
| 215) | Itali | | Campania dhe campanus |
| 216) | Azi e Vogël, Greqi, Itali, | | Kumë, Cuma ose Cumae |
| 217) | Itali | | Cosa dhe Cossae dhe Cossanus |
| 218) | Itali | | Romanus |
| 219) | Itali | | Alba |
| 220) | Itali | | Alba Longa |
| 221) | Itali | | Hadrianus |

## EPILOGU

Kemi punuar vite të tërë me radhë. Duke u mbështetur në vërtetimet dhe dëshmitë historike, që përfshihen në këtë vepër, ne vërtetuam nga njera anë se shqiptarët bëjnë pjesë në bashkëfisërinë (homoethninë) japetike, dhe nga ana tjetër se këta janë pasardhës të vërtetë të pellasgëvet, të cilët, sipas dëshmisë së Strabonit (Kap. 621, 3,15-25). **''Ishin një fis i madh''.** Dhe ky **''fis i madh''**, **pellasgët**, stërgjyshët e **shqiptarëvet** të sotëm, pasi u nisën që në kohërat parahistorike nga India, u përhapën kudo, në **Azinë e Madhe**, në **Azinë e Vogël**, në **Thrakë**, **në Maqedhoni**, në **Epir**, në **Iliri**, në gjithë **Greqinë**, në **Ishujt e Detit të Mesdheut**, në **Itali**, në **Egjypt**, në bregdetin e **Libysë** (Afrikës), në **Etiopi** dhe në **Spanjë**, siç duket qartë nga përmbajtja e kësaj vepre (shiko veçanërisht tabellën përmbledhëse XVIII të të gjithë veprës, faqe 362-368) duke formuar mbretërinë e tyre të madhe, të cilën me të drejtë gjurmonjësit e rinj e quajnë **''Perandori pellasgjike''**, dhe për të cilën artikullshkruesi i **Fjalorit Enciklopedik të Eleftherudhaqit** (vëllimi i dhjetë, faq. 559-560) shkruan këto:

**''Perandori Pellasgjike''**. „Një term i krijuar nga gjurmonjësit e rinj që prej 1926, **kur** Forrer, ja dolli të lexonte mbishkrimet e njohura, por të pakuptueshme të Helteasvet në Bogaz Kioi të Azisë së Vogël, dhe gjetkë. Në këto mbishkrime gjënden emra grekë, si p.sh., Andrea, Atneu, Eteokli etj. të cilat tregojnë se veçanërisht mbretërit patriakalë të Peloponezit kishin bërë në Azi të Vogël qysh prej 1500 para erës së re pushtime të rëndësishme për shkak të të cilavet u bë më vonë lufta e madhe e Trojës nën Agamemnonin. Disa nga të rinjtë formuan mendimin duke u bazuar-edhe në ''aluzione''. Kurse Gjerasim D. Kapsali shkruan: **''Perandori Pelazgjike''** (Gjeogr. e vjetër). U quajt kështu nga gjurmonjësit e rinj, qysh me leximin e mbishkrimevet të **heteasve**, të gjetura në Bogaz-Kioi, përsa i takon gadishullit grek: pjesa që përfshinte Greqinë jugore dhe veriore (Maqedhoninë) dhe Thrakën, si edhe pjesa që i përket Azisë: pjesa që përfshinte Azinë e Vogël dhe ishujt e saj, për arësye se nga këto mbishkrime u vërtetuan informatat e shkrimtarëvet të vjetër grekë, të mbështetura në pjesën më të madhe në gojëdhëna më të vjetra të kohëvet kur banonin këtu aty nga mezi i mijëvjeçarit II para Krishtit, fiset paragreke, pellasgët, me të cilët filluan të shkrihen fiset greke''.

(Enciklopedia e Madhe Greke, vëllimi i nëntëmbëdhjetë, faq. 873).

Pra stërgjyshërit e shqiptarëvet të sotëm, d.m.th. pellasgët, kanë qenë ata që kanë banuar që nga kohët më të largëta parahistorike në vendet më të shumta të botës që njihej atëhere, duke zhvilluar një qytetërim shumë të rëndësishëm dhe duke ndërtuar vepra të ndryshme arti dhe qytetërimi, siç janë, sipas artikullshkruesit të **''Fjalorit të Historisë dhe të Gjeografisë''**, prej S.P. Vutira, (vëllimi i pestë. viti 1888, faq, 287, Konstantinopojë), **muret pelazgjike** të quajtura zakonisht **ciklopike**, të cilat gjënden në çdo vend të Evropës dhe të Azisë, të banuar nga **pellasgët** e lashtë''.

Pellasgët janë ai popull, që zhvilloi qysh nga mijëvjeçari i pestë para erës së re një qytetërim shumë të vyer, djepi i të cilit kanë qenë krahina greke me qendër fort të rëndësishme **Kretën**, **Qipron**, **Cikladet**, **Thesalinë**

etj. siç thotë, ndër të tjera, në një artikull lidhur me këtë, arkeologu K.Jerojani. (**Enciklopedia e Madhe Greke**, vëllimi i dhjetë, faq. 455). Dhe, siç shkruan artikullshkruesi i mësipërmë po aty, duke vazhduar më poshtë: "Popullit qe krijoi këtë qytetërim, i jepet konvencionalisht nga arkeologjia dhe historia emri **Paragrekë** (Prohelenë)".

Theksuam më lart ato që duhet të ketë kush mendon të shkruajë historinë e Kombit Shqiptar. Këtë e theksojmë dhe e përsëritim akoma edhe një herë sepse — siç thotë historiani i shquar latin Taçit (K. Korneli) — "Historia ka këtë ligj: "**të mos thotë asgjë të rreme, të mos heshtë për asgjë të vërtetë**".

"Le të punojmë me besim", thoshte një nga mendjet më të ndritura të shekullit të kaluar, Viktor Hugoi. Me një besim pikërisht të tillë kemi punuar për vite të tërë me radhë, të mbështetur në studimet tona gjuhësore dhe historike shkencore, frut i të cilavet është kjo vepër.

Të pushtuar e të ushqyer nga mendime të tilla, dhe të bindur se kryejmë një detyrë të shenjtë kundrejt atdheut tonë, stërgjyshërit e të cilit (pellasgët) "për mijëvjeçarë të tërë banuan më parë dhe mbushën me lavdi krahinat greke, dhe të cilëvet (pellazgëvet) u detyrohet tërë qytetërimi i mëvonshëm grek dhe romak", siç shkruan në artikullin e tij tepër të rëndësishëm shkrimtari i ditur N.P. Eleftheriadhi (shiko: "Universiteti popullor i Vradhinisë", **libri i katërt**, Gusht - Tetor, 1933 faq. 151-162), kundrejt vetë shkencës, e cila, siç dihet, është kozmopolite, - dhe kundrejt **Historisë**, — e cila, sipas oratorit më të madh të latinëvet, Ciceronit (Mark Tul) "**është dëshmitari i epokavet**", "**është pisha e së vërtetës**", "**është lajmëtari lashtësisë**", të pushtuar, themi, gjithmonë dhe të ushqyer nga mendime të tilla, kemi për të sjellë në dritë edhe këtej e tutje studime dhe punime tona të tjera të vogla dhe të mëdha, të cilat kanë lidhje të drejtpërdrejtë ose të tërthortë me këtë vepër tonën "Shqiptarët dhe problemi pellasgjik".

**Fund**

